MINISTRIA E ARSIMIT DHE E KULTURËS
INSTITUTI I MONUMENTEVE TË KULTURËS

APOLLON BAÇE; ALEKSANDËR MEKSI; EMIN RIZA; GJERAK KARAISKAJ; PIRRO THOMO

# HISTORIA ARKITEKTURES SHQIPTARE

( Nga fillimet deri në v. 1912 )

(M A K E T)



TIRANË 1980

ËSHTË E PAMUNDUR QË NJË POPULL PA KULTURË TË KAPËRCEJË VËSHTIRËSI AQ TË MËDHA SI ATO QË KA KAPËRCYER GJATË SHEKUJVE POPULLI YNË, VËSHTIRËSI QË RREZIKONIN SHFAROSJEN E TIJ. POPULLI YNË EDHE NË TË KALUARËN KA PASUR KULTURËN E TIJ, ME TË CILËN KA KONTRIBUAR EDHE NË THESARIN E KULTURËS BOTËRORE.

ENVER HOXHA

# HYRJE

*Populli ynë, me një histori të lashtë mijëvjeçare, krahas manifestimeve të vazhdueshme të vitalitetit të tij në fusha të ndryshme të veprimtarisë jetësore është shquar edhe për veprën e madhe e të larme ndërtimore, e cila ka ndjekur pa ndalim historinë e tij. Si një nga shfaqjet më konkrete të nivelit të zhvillimit ekonomik dhe shoqëror të epokave dhe fazave të ndryshme të ecurisë së etnosit tonë, kjo veprimtari ndërtimore përmban vlerën e padyshimtë të dokumentit historik në shkallën më të lartë të vërtetësisë së tij.*

*Rrebeshet dhe luftërat nëpër të cilat kaloi vendi ynë, në anën tjetër pakujdesia e regjimeve antipopullore, kanë bërë që vetëm një pjesë e trashëgimisë arkitektonike të së kaluarës të ruhet sot e kësaj dite. Kjo trashëgimi sa e larme për nga gjinitë, po aq e gjërë për nga kohështrirja, duke filluar që prej prehistorisë e duke vazhduar deri në ditët tona, përbën një pasuri të rëndësishme për historinë e popullit tonë.*

*Gjurmët, rrënojat dhe ndërtimet deri diku të plota të së kaluarës, kanë tërhequr dhe para çlirimit vëmendjen kryesisht të studjuesve të huaj. Autorë të ndryshëm drejtpërdrejt e më të shumtën tërthorazi, në punimet e tyre kanë trajtuar dhe aspekte të arkitekturës shqiptare. Megjithë vlerën e tyre për kohën dhe rrethanat në të cilat u shkruan këto konsiderata, sot ato duhen vlerësuar me sy kritik, sepse një pjesë e mirë e tyre përshkohen nga metodologjia e gabuar shkencore, e në mjaft raste dhe nga mungesa e kompetencës. Vetëkuptohet se ky kontribut nuk krijonte një kuadër të zhvillimit dhe të karakterit të arkitekturës shqiptare në kohë.*

*Fill pas çlirimit të vendit me kujdesin e drejtpërdrejtë të Partisë, çështja e studimit të arkitekturës shqiptare u vu në rrugën e zgjidhjes. Një rrol të rëndësishëm në këtë drejtim luajti ngritja në vend e kuadrit, i cili i armatosur me ideologjinë marksiste-leniniste filloi me themel lëvrimin e një disipline të re të shkencave albanologjike me metoda specifike kërkimore. Këtu nuk bëhej fjalë thjesht për zgjerimin e bazës studimore të trashëguar, por për një kthesë rrënjësore në orientimin e studimeve mbi trashëgiminë arkitektonike. Udhërrëfyes në këto studime u bënë mësimet e Partisë dhe të Shokut Enver Hoxha në vlerësimin e pasurisë së kulturës kombëtare. Në këtë mënyrë studimet synuan të kapin të gjitha fushat ku është shfaqur veprimtaria ndërtuese e popullit tonë. Ato u prirën drejt një vlerësimi të gjithanshëm të veprave arkitekturore, duke i trajtuar ato jo vetëm në planin thjesht ndërtimor, por në tërësinë e kushteve ekonomiko-shoqërorë, pasqyrimi i të cilave janë vetë ato.*

*Duke e ndjerë prapambetjen e madhe në studimin e arkitekturës shqiptare, për shkak të moslëvrimit të kësaj fushe në të kaluarën, duke qenë shumë vlera të kësaj trashëgimie të pagjurmuara, dhe shpesh në gjendje shumë të keqe, puna studimore e arkitekturës shqiptare filloi si një veprimtari komplekse. Kështu studimi i mirëfilltë u shkri me punën gjurmuese, seleksionuese dhe vlerësuese për vënien në mbrojtje të trashëgimisë arkitektonike dhe njëkohësisht me veprimtarinë restauruese, që e diktonte gjëndja e monumenteve. Ky fakt përbën një karakteristikë të dalluar të veprimtarisë studimore në lëmin e arkitekturës shqiptare.*

*Puna e gjërë gjurmuese dhe seleksionuese krijoi një mbështetje të shëndoshë për një seri artikujsh me karakter përshkrimor dhe tipologjik, të cilët u bënë baza, për të kaluar më vonë në studime më të hollësishme dhe më përgjithësuese, Kështu brënda një periudhe relativisht të shkurtër, veçanërisht në këto dhjetë vjetët e fundit kur u arrit të krijohej një bërthamë kuadrosh me përvojë, janë vënë në mbrojtje shtetërore 1960 monumente (pa përfshirë këtu qendrat si Butrinti, Apollonia dhe qytetet-muze) dhe janë shkruar rreth 200 artikuj që trajtojnë probleme të ndryshme të arkitekturës shqiptare. Karakteristikë e këtyre studimeve është se ato rrahin të japin materialin e gjërë faktik mbi një kriter të shëndoshë metodologjik dhe metodik, duke krijuar kështu kushtet e domosdosh-*

*me për të kaluar në një përgjithësim të gjërë të zhvillimit të fenomeneve arkitektonike.*

*Teksti i historisë së arkitekturës që po paraqesim është pikërisht përpjekja e parë për të dhënë në bazë të metodologjisë marksiste-leniniste një paraqitje sistematike të pasurisë dhe ecurisë së arkitekturës në vendin tonë, që prej prehistorisë e deri në vitin 1912. Ndarja në kapituj e tekstit është kryer duke u nisur nga dy kritere kryesorë: Nga formacioni ekonomiko-shoqëror dhe ndryshimet shoqërore-politike, nga kriteri i luftës së popullit tonë për liri e pavarësi. Të dyja këto fenomene kanë përcaktuar dhe kushtet ekonomiko-shoqërore dhe politike të jetës në vendin tonë në funksjon të të cilëve u zhvillua dhe arkitektura.*

*Duke u mbështetur në këto kritere teksti u nda në 6-të kapituj: Kapitulli i parë trajton arkitekturën që prej fillimeve të saja e deri në shek. e VI p.e.s. periudhë kjo e rendit të bashkësisë primitive dhe fillimit të lindjes së skllavopronarisë. Në këtë kapitull trajtohen ndërtimet prehistorike: banesat, kodërvarret, dhe fortifikimet, si pikënisje e një tradite ndërtimore që vazhdon në shekuj.*

*Kapitulli i II përfshin arkitekturën gjatë shek. V p.e.s. — II p.e.s. që përkon me perjudhën e lindjes dhe fuqizimit të qyteteve dhe shteteve skllavopronare Ilirë dhe Epirotë. Në të shqyrtohet arkitektura e fortifikimeve të para në lidhje të ngushtë me fortifikimet pararendëse, urbanistika dhe banesa, ndërtimet shoqërore (tempuj, stadjume, theatro, ndërtime sepulkrale) dhe së fundi ndërtimet inxhinjerike.*

*Kapitulli i III trajton arkitekturën gjatë shek. I p.e.s. — VI e.s. gjatë periudhës së sundimit romak dhe bizantin të hershëm. Arkitektura e kësaj perjudhe, fortifikimet, ndërtimet shoqërore dhe ndërtimet inxhinjerike, shihen në vazhdimësi dhe në lidhje të ngushtë me traditën e pasur të arkitekturës së periudhës së mëparëshme, por njëkohësisht dhe si reflekse të fenomeneve të reja shoqërore, shtimit të kryengritjeve dhe futjes së fesë së re kristjanizmit, si ideologji e pushtetit qëndror të pushtuesit, e cila pasqyrohet me lindjen e ndërtimeve paleokristiane.*

*Kapitulli i IV përfshin arkitekturën gjatë shekujve VII-XV që përkon me periudhën e lindjes së formacjoneve feodale dhe shtetit shqiptar.*

*Kapitulli i V përfshin arkitekturën që prej shek. XV deri në shek. XVIII. Ai trajton veças urbanistikën e qytetit gjatë mesjetës së vonë, fortifikimet e kësaj periudhe, arktekturën islamikë, postbizantine dhe ndërtimet inxhinjerike. Kapitulli VI, dhe i fundit ka për objekt trajtimin e banesës popullore, në qytet dhe në fshat.*

*Caqet territoriale të materialit të trajtuar në tekst përputhen me kufijt shtetërorë të Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë dhe vetëm për plotësimin e kuadrit janë sjellë të dhëna nga krahina të tjera.*

*Territori i vendit tonë gjendet në anën perëndimore të gadishullit ballkanik, gjatë brigjeve lindore të detit Adriatik dhe Jon, në një zonë mjaft të volitshme për lundrimin detar dhe ngritjen e skelave. Ai ndodhet në pozitën më të përshtatëshme të gadishullit ballkanik për ndërlidhjen e perëndimit me lindjen. Prej gadishullit Italik atë e ndan një largësi fare e vogël dhe luginat e tërthorta të lumejve kryesorë: Shkumbinit, Vjosës, Osumit, Drinit lejojnë depertimin brenda gadishullit. Si pasojë që në kohët e vjetra trualli ynë përshkohej prej rrugësh ndërkombëtare që e vunë në kontakt të vazhduar me arritjet e kulturës së përparuar bashkëkohëse dhe ngjarjet politike. Sipas vendosjes territori ynë ndodhet në zonën e klimave të mesme, nën ndikimin zbutës të detit që ndihet thellë nëpërmjet luginave të tërthorta të lumenjve. Kjo veçanti ndikoj në krijimin e një arkitekture specifike me tipare mesdhetare, Në këtë territor populli ynë eci në rrugën e gjatë të historisë, në një lëvizje të pandërprerë drejt përparimit, në luftë të vazhduar me pushtuesit duke e «çarë rrugën e historisë me shpatë në dorë». Populli shqiptar e krijoi historinë dhe kulturën me mundin, punën dhe luftën e tija, duke dhënë një kontribut me vlerë në historinë përparimtare të njerëzimit dhe në thesarin e kulturës botërore.*

* * *

*Veprimtaria studimore e viteve të pasçlirimit në fushën e arkitekturës prehistorike, antike dhe mesjetare nuk ka nisur nga zbrazësia. Kjo veprimtari e ka zanafillën që në shekujt e kaluar, por e ushtruar prej studjuesish të huaj ajo nuk pati një qëllim të mirëfilltë dhe pikësynime të caktuara qartë. Me përjashtime shumë të pakta në ato studime arkitektura shihet programatikisht si rezatim i qytetërimeve helene, romake, bizantine dhe turke, për aqë sa përkon me këto qytetërime. Në rastet e tjera ajo trajtohet në mënyrë anësore, shpesh vetëm si indikacion. Por nga ana tjetër duke pasur parasysh se mjaft prej monumenteve të arkitekturës u zhdukën ose u dëmtuan si pasojë e lënies së tyre në mëshirën e fatit nga regjimet e kaluara dhe luftërat, këto studime kanë një vlerë të mirë dokumentare.*

*Mjaft të pakëta ndër to janë studimet që i për-*

*kasin arkitekturës së periudhës prehistorike, ku përveç përshkrimeve të shkurtëra të arkeologëve austriakë Prashniker e Shober mbi arkitekturën e fortifikimeve të kësaj kohe, nuk trashëgohet ndonjë e dhënë tjetër. Më ndryshe, për periudhën antike mund të bëhet fjalë për një farë trashëgimie në historinë e arkitekturës. Që në shekullin e XV para se Shqipëria të mbulohej nga errësira e pushtimit Otoman, Qirjako i Ankonës dhe humanisti shqiptar Marin Barleti përshkruajnë shkurtimisht një sërë monumentesh. Pas katër shekujsh udhëtarë e studjues të huaj si Hezej, Domje, Lik, Hjuz, Han etj. fillojnë sërishmi, brenda kuadrit të gjeografisë historike gjurmimet e qëndrave dhe monumenteve antike. Por mungesa e kualifikimit në fushën e arkitekturës dhe kufizimi që e karakterizonte historinë e arkitekturës së kësaj kohe bëri që këto shkrime, përjashtuar në një farë mase ato të Hezejt e Domjesë, të kenë më tepër karakter informativ. Gjurmimet ecën përpara, veçanërisht në drejtim të materialit dokumentar kur krahas amatorëve me arkitekturën antike të vendit tonë filluan të meren dhe arkeologë profesjonistë si Paç, Prashniker, Rej etj., në ekspeditat e të cilëve mernin pjesë dhe arkitektë. Sondazhet, gërmimet e mirëfillta dhe pregatitja profesjonale e autorëve solli padyshim studime më të thelluara se ato paraardhëse. Por, nga ana tjetër, në mjaft raste metodologjija dhe metodika e shtrembër pasqyrohet drejtpërsëdrejti në konkluzionet e gabuara dhe shpesh në vetë materialin dokumentar. Vetëm Paçi, i cili ndonse ka material të bazuar në vrojtimin sipërfaqësor, arriti në përfundime më të drejta në sajë të njohjes më të mirë të bazës ekonomike shoqërore mbi të cilën u ngrit arkitektura ilire. Kështu muret mbrojtëse të qyteteve ilire ai i sheh si vepra të mjeshtrave vendas, ndërsa Prashniker dhe Shober, bartës të teorisë së importimit, i shohin ato si vepra të mjeshtërve grekë, duke u njohur ilirëve vetëm fortifikimet me gurë të pa latuar. Nga ana tjetër orientimi që i caktoj vetes misioni francez duke u marrë vetëm me Apoloninë dhe Durrësin, megjithëse sjell një kontribut për studimin e arkitekturës së këtyre qyteteve, dëshmon për interesin e njëanëshëm ndaj qendrave klasike. Rol negativ në drejtim të këtyre studimeve kanë luajtur bindjet dhe synimet politike të paramenduara rastin më të skajmë të të cilave e paraqet Ugolini, i cili, ndonse zotëronte një material mjaft të pasur dokumentar, e deformon me vetëdije arkitekturën për të përligjur pushtimin fashist të Shqipërisë dhe idenë e «Romanita» — së.*

*Fillimet e historisë së arkitekturës së mesjetës i gjejmë në veprat e Barletit, i cili përshkruan një varg fortifikimesh, që lidhen me qëndresën heroike të popullit tonë nën udhëheqjen e Skënderbeut. Në shek. XVII udhëtari turk Evlia Çelebi na lë një sërë përshkrimesh arkitektonike, të cilat të zhveshura nga zmadhimet që dhe i kërkoheshin, dallohen për kapjen e thelbësores dhe vrojtimin e qartë. Ato pak shkrime që trashëgohen prej studjuesve të huaj, prej shekullit të kaluar e deri para çlirimit, kanë kryesisht karakter informativ. Ndër to disi më të plota janë studimet për kishat bizantine nga Evangjelidhis dhe Versaqis si dhe për kishat e veriut dhe fortifikimet mesjetare nga Ipen dhe Nopça.*

*Siç shihet, ndonse shkëndia e parë për studimin e arkitekturës antike dhe mesjetare në vendin tonë i përket një shqiptari, Marin Barletit, errësira e pushtimit otoman dhe injoranca e regjimeve të kaluara bëri që edhe ajo pak veprimtari studimore të mos u përkasë shqiptarëve, por të huajve, të pa interesuar për fatet dhe kulturën e popullit, madje shpesh të interesuar për të kundërtën, përligjien e pushtimit të tij.*

*Një burim të çmuar për studimet e mëtejshme të profilizuara në drejtim të historisë së arkitetturës kanë dhënë gërmimet arkeologjike. Materiali i nxjerë në dritë prej arkeologëve tanë shërben jo vetëm për zgjidhjen e mjaft problemeve të historisë por dhe për të dokumentuar e studjuar arkitekturën në vendin tonë. Krahas këtyre materialeve ekspeditat e shumta informative dhe veçanërisht punimet e restaurimit sollën domosdoshmërinë e studimit të mirëfilltë të arkitekturës dhe njohjen e saj më të plotë.*

*Një nga problemet e para që i doli historisë së arkitekturës sonë ishte studimi i ndërtimeve prehistorike, i asaj baze, mbi të cilën u mbështet dhe u ngrit më vonë arkitektura e mirëfilltë e periudhës qytetare ilire. Një vend me rëndësi në këtë arkitekturë zënë fortifikimet e qendrave paraqytetare. Krahas kësaj gërmimet në Gajtan, Xibër, Rosujë, Tren, Qeparo, etj. kanë krijuar bazën e nevojshme për studimin e thelluar të arkitekturës së këtyre qendrave. Rezultatet më të konsiderueshme dhe për arkitekturën e periudhës antike janë arritur në studimin e fortifikimeve e kuptueshme kjo për nga roli që ato kanë luajtur në historinë tonë, përhapja e gjerë dhe ruajtja relativisht e mirë.*

*Në këtë drejtim jo vetëm që u rrit numri i qendrave të njohura, por në sajë të punimeve të pastrimit, të gërmimeve dhe botimeve përkatëse tashmë njihet mirë arkitektura e fortifikimeve të shumicës së tyre. Për më tepër nuk mungojnë dhe sprovat e para për një vështrim të përgjithshëm brenda kuadrit të urbanizmit ilir.*

*Problem po aq i rëndësishëm për historinë e arkitekturës është studimi i banesës dhe ndërtimeve shoqërore. Duhet vënë në dukje se banesa prehistorike dhe numri më i madh i banesave antike njihet vetëm si rezultat i gërmimeve të pas çlirimit. Po kështu materiali i pasur i mbledhur për ndërtimet shoqërore të periudhës antike e ka gjetur pjesërisht rrugën e botimit. Në këtë drejtim nuk mungojnë dhe artikujt e mirfilltë që trajtojnë arkitekturën, si ai për monumentin e Agonotetëve ku korrigjohet dhe rikonstruksioni i gabuar i Rejit, madje për disa kategori si varret monumentale janë botuar dhe artikujt përgjithësues. Krahas kësaj janë gjurmuar dhe botuar një pjesë e mirë e ndërtimeve inxhinjerike të periudhës antike: rrugët, urat dhe ujësjellsat.*

*Gjurmimi dhe studimi i qendrave të periudhës së vonë antike ka sjellë njohjen e mirë të sistemit fortifikues të kësaj kohe, kishave paleokristiane dhe rritjen e konsiderueshme të numurit të monumenteve të njohur. Nga ana tjetër gërmimi në një sërë qendrash të mirëfillta të kësaj periudhe si dhe në qëndra antike që vazhdojnë deri në antikitetin e vonë, ka sjellë një njohje më të thellë të kësaj arkitekture, duke dhënë mundësi lhe për artikuj përgjithësues.*

*Arkitektura e mesjetës së hershme ka qënë para çlirimit një njollë e bardhë. Studimet e një sërë qendrash me zanafillën ose me vazhdimësi në këtë periudhë, si Shurdhahu, Pogradeci, Peterela, Stelushi etj. krijuan mundësinë e njohjes së sistemeve mbrojtëse dhe në një farë mase njohjen e arkitekturës së tyre të brendshme, të banesave dhe ndërtimeve të kultit. Këto studime kanë rëndësi të veçantë pasi kjo është dhe periudha më e zbetë për nga burimet e shkruara dhe njëkohësisht një hallkë e domosdoshme për ndjekjen e proçesit dialektik të zhvillimit të jetës dhe arkitekturës në vendin tonë. Punimet masive të pastrimit dhe restaurimit në një sërë qytetesh të fortifikuara të mesjetës së mesme dhanë po ashtu mundësinë për vlerësimin arkitektonik dhe studimin e tyre. Madje duhet vënë në dukje se në këtë drejtim është shënuar një kthesë e plotë në krahasim me paraçlirimin. Njohja e mirë e arkitekturës së një serë qendrash si Berati, Kanina, Petrela, Durrësi, Kardhiqi, Bashtova etj. dhanë mundësinë që për to të kryhen një varg studimesh të profilizuara në arkitekturën e fortifikimeve në të cilat trajtohen vetë fortifikimet, elementët përbërës, tradita dhe evolucioni. Krahas kësaj gërmimet në Berat, Kaninë, Pogradec dhe në qendra të tjera kanë krijuar mundësi edhe për njohjen e bazës ekonomiko-shoqërore të këtyre qendrave. Gërmimet dhe studimet e mësipërme bënë të njohur gjithashtu banesën e në një farë mase edhe urbanistikën e kësaj kohe. Studimi i qendrave kryesore dhe kështjellave, nxjerin në pah huazimet reciproke, si dhe vazhdimësinë e traditës. Për arkitekturën e kultit janë kryer studime në një numur të madh kishash bizantine. Njëkohësisht janë evidentuar një numur i madh kishash postbizantine duke arritur tek një studim i parë përgjithësues.*

*Studimet më të plota për periudhën e vonë mesjetare atë të pushtimit Osman dhe Pashallëkeve të pa varur, i përkasin fortfikimeve. Në këtë fushë janë kryer një sërë studimesh për fortifikimet e mirëfillta të kësaj periudhe: kalatë e Peqinit, Prezës, Vlorës, Libohovës, Tepelenës etj. Të dhëna për to jepen edhe nga studimet e qendrave si. Berati, Petrela, Kanina, Elbasani etj.*

*Në sajë të materialit të grumbulluar dhe studimeve për arkitekturën prehistorike, antike dhe mesjetare në vendin tonë sot është krijuar një pamje e përgjithshme e kësaj arkitekture, ndonse ende jo krejtësisht e plotë dhe e njëtrajtshme.*

*Fillimet e arkitekturës në vendin tonë i shënojnë banesat prehistorike. Banesat e neolitit të vonë në Maliq e Kamnik, banesa eneolitike në Cakran dhe ato lakustër në Maliq, ndonëse të ndryshme nga njëra tjetra paraqesin vazhdimësi në zgjidhjen planimetrike dhe tipa mjaft të avancuar për kohën kur u ndërtuan. Ky koezion arkitektonik vihet re më qartë në periudhën pasuese, atë të bronxit, e shprehur në arkitekturën e kodërvarreve të cilat kanë tipare të përbashkëta në tërë teritorin e vendit tonë. Unitet arkitektonik paraqesin dhe qendrat e fortifikuara, si në zgjedhjen e tereneve, ashtu dhe në zgjidhjen planimetrike. Duke ndryshuar funksionin nga strehime të një faze paraurbane në qendra protourbane dhe më tej në qendra të vërteta urbane, fortifikimet pësojnë evolucion në zgjidhjen dhe format arkitektonike si dhe teknikën e ndërtimit. Këto ndërtime përbëjnë njëkohësisht dhe prologun e fortifikimeve antike. Si pasojë e kësaj pasurie zgjidhjesh një sërë elementesh të sistemit fortifikues të periudhës antike duhet të shihen si ndryshime cliësore, pasoja të evolucionit të brendëshëm të fortifikimit. Në këtë drejtim larmia e madhe e fortifikimeve prehistorike krijoi një arsenal të pasur për qytetet e ndërtuar rishtas. Në fortifikimet e periudhës qytetare ilire vihet re njohja e përsosur kushteve të terrenit, shfrytëzimi i plotë i tij si dhe zgjidhja e formave racionale, pa rënë në manierizëm siç vërehet tek disa fortifikime helenistike.*

*Ndërtimet me karakter shoqëror që janë zbuluar në Apolloni, Dyrrah dhe në qytete të tjerë Ilire*

*janë dëshmi e zhvillimit ekonomiko-shoqëror përgjatë antikitetit. Pa dyshim që arkitektura e kësaj kohe u zhvillua në lidhje të ngushtë me arkitekturën bashkëkohëse helenistike, e cila shprehjen më të qartë e gjente në qytetet koloni. Por së pari vetë këto qendra iu nënshtruan një fluksi të fuqishëm, në rradhë të parë njerzor, duke u ilirizuar së tepërmi. Nga ana tjetër arkitektura dhe veçanërisht urbanistika në këto qëndra u zhvillua në mënyrë krijuese duke dhënë kontributin e saj në thesarin e arkitekturës bashkëkohëse. Një sërë qytetesh si Apolonia, Antigonea etj. kanë një vendosje të rregullt në kuartalle, sipas sistemit të quajtur hipodamik, zgjidhja urbanistike në to nuk paraqitet stereotipe, kështu p.sh. zona e ndërtimeve shoqërore në një sërë qytetesh zë mezin e tij, ndërsa në të tjerët pjesën më të lartë, kurse në Amantia ndërtimet shoqërore, midis tyre dhe stadiumi, gjenden jashtë mureve rrethues. Po kështu vetë banesat paraqesin tipa të ndryshëm me oborr peristil, të mbyllur pa oborr dhe ndoshta me çardak.*

*Qyteti i periudhës së pushtimit romak me pak përjashtime, dhe ata të vonë (Scampini, Doberi), nuk paraqet ndërtime «ex novo» por vazhdime të qytetit të periudhës qytetare ilire. Tradita e fortë në urbanistikë dhe arkitekturë, si dhe ndjekja nga Roma e linjave të arkitekturës helenistike nuk solli ndonjë ndryshim thelbësor në këto fusha. Zhvillimi i mëtejshëm i arkitekturës në këtë periudhë mbështetet kryesisht në përparimet teknike. Një hov të veçantë marrin ndërtimet inxhinierike. Rrugët ndonëse në ndjekje të traseve ilire zgjerohen dhe përsosen më tej, nga ana tjetër ndërtohen ura të fuqishme dhe ngrihet një rrjet më i gjerë ujësjellësish.*

*Përsa i përket ndërtimeve shoqërore së pari shihet ripërshtatja e ndërtimeve të trashëguara ose shfrytëzimi i skemave të njohura. Nga ana tjetër përmasat dhe monumentaliteti i ndërtimeve të tilla si amfiteatri i Dyrrahut dëshmojnë për zhvillimin ekonomiko-kultural të këtij qyteti si dhe aftësitë krijuese të asaj plejade të madhe mjeshtrash vendas që morën pjesë në ndërtimin e tij.*

*Arkitektura e banesave të kësaj kohe ve në dukje dhe diferencimin klasor ekzistues. Krahas banesave të Butrintit banesat e zbuluara në Apoloni e Dyrrah e pasqyrojnë mjaft mirë këtë realitet. Banesa e shtresave të pasura, e cila i përmbahet kryesisht tipit me peristil të trashëguar nga e kaluara, ka një dekor mjaft të pasur arkitektonik me mozaike dhe një numur të madh ambientesh banimi.*

*Në kishat paleokristiane, krahas unitetit me monumentet e kësaj kohe vërejmë një nivel të mirë arkitektural si dhe një shtrirje në tërë teritorin e vendit tonë, sidomos në shekullin V-VI, që dëshmon për një nivel të lartë kultural dhe ekonomiko-shoqëror të Ilirisë gjatë antikitetit të vonë. Ndërmjet tyre një vend të veçantë zënë baptisteri i Butrintit, një ndër monumentet më të mëdha të kësaj gjinie në botën mesdhetare, bazilika e madhe trenefëshe me pilastra dhe transept, po në Butrint dhe Kisha e Linit. Përdorimi i rëndomtë i mozaikut dhe trajtimi i pasur arkitekturor dëshmon monumentalitetin e kësaj gjinie dhe zhvillimin e madh ndërtimor.*

*Në periudhën e mesjetës së hershme vazhduan të përdoren ndërtimet ekzistuese (bazilika e Butrintit dhe Ballshit) ku vërehen dhe rimëkëmbje. Dëshmi e ndërtimeve të këtyre shekujve është kapela e veshur me mozaike në amfiteatrin e Durrësit (shek. X).*

*Studimi i monumenteve të kultit në mesjetën e mesme tregon se në krahasim me monumentet e vendeve fqinje të së njëjtës periudhë, vendi ynë nuk mbeti mbrapa vendeve të tjera, madje impulset krijuese që vinin nga qendra e perandorisë mundën të krijojnë monumente që dallojnë për elemente të veçantë nga forma provinciale. Krahas tyre nuk kanë munguar dhe zgjidhjet individuale si Kisha në Mesopotam dhe Labovë të Kryqit. Krahas tipareve të përbashkëta me provincat e tjera të bizantit dhe elementeve të shkollës së Kostandinopojës gjejmë dhe forma specifike arkitekturale që tregon se tek ne nuk ka pasur një kopjim të modeleve të gatshëm, formave dhe elementeve të arkitekturës bizantine, por një pjesëmarrje aktive të ndërtuesve në krijimin e veprës.*

*Krahas prirjes drejt arkitekturës bizantine një varg krahinash të vendit tonë u njohën ose u orientuan drejt perëndimit latin. Kështu duke filluar nga krahinat rreth Durrësit e deri tek ato pranë Shkodrës, monumentet e tregojnë qartë lidhjen me arkitekturën romaniko-gotike në mënyrë të drejtpërsëdrejë ose të ndërmjetëshme. Një kufi i prerë ndërmjet dy ndikimeve nuk mund të vendoset. Në monumente, të cilat nga ana tipologjike i përkasin arkitekturës bizantine gjejmë elemente perëndimore, por nuk mungojnë dhe rastet e anasjelltë, ku në monumente që zgjidhen sipas skemave perëndimore takohen elemente lindore. Kjo ndërthurje e elementeve dëshmon se ndërtuesit tanë nuk ishin të lidhur në mënyrë të pa zgjidhëshme me kanunet e një tradite, por për përdorimin e lirshëm të principeve dhe formave arkitekturale të përgjithshme për periudhën e dhënë.*

*Fortifikimet mesjetare në vendin tonë lidhen me disa periudha kryesore ndërtimi, atë bizantine, të fuqizimit të shtetit arbëresh dhe principateve feuda-*

le, me epopenë e lavdishme të Skënderbeut dhe së fundi me atë të fuqizimit të pashallëkëve të pavarur shqiptarë. Krahas qyteteve të fortifikuar si Berati, Lezha, Shkodra, ku jeta vazhdon pa ndërprerje duke e përcjellë traditën e fortifikimit dhe njëkohësisht me të dhe sistemin urbanistik nga antikiteti në mesjetë, një hallkë me rëndësi paraqet arkitektura e kështjellave.

Me pushtimin osman të vendit, hyn edhe ideollogjia e tyre, e cila gjen në arkitekturë shprehjen me ndërtimin e xhamive dhe një sërë objektesh të tjera si teqe, tyrbe, medrese, hamame etj. Këto ndërtime janë kryer nga të njëjtët mjeshtra dhe në të njëjtën kohë me arkitekturën popullore dhe atë pasbizantine dhe s'janë të pakta lidhjet që vërehen me to. Xhamitë që ruhen në vendin tonë datohen që prej shekullit XV-të. Ato dallohen për lidhjen me arkitekturën bizantine si për vëllimin qendror me kupol, kur kanë të tillë, ashtu dhe për teknikën e ndërtimit. Më vonë xhamitë fillojnë të ndërtohen gati kudo dhe mjaft prej tyre paraqesin vlera jo të vogla, sidomos ato të disa qendrave si Berati, Shkodra, Elbasani, Tirana. Krahas këtyre ndërtimeve gjatë shekullit të XVI-XIX, në vendin tonë u ngritën dhe një varg faltoresh të krishtere, ndërtimi i të cilave ishte ndërprerë në shekullin e parë pas pushtimit. Fillimet e kësaj arkitekture i takojnë gjysmës së dytë të shek. XVI me ndërtimet e vogla të thjeshta. Kjo veprimtari ndërtimore arrin pikën më të lartë në mes të shekullit XVIII në bazilikat e Voskopojës. Ndonëse në këtë periudhë janë trashëguar mjaft principe figurative e konstruktive të periudhës para pushtimit Osman, vetë ndryshimet që vërehen në ndërtimin e të dy periudhave, rruga e veçantë që ndoqi zhvillimi i tipareve arkitekturale si dhe shprehjet specifike arkitekturore e konstruktive na dëshmojnë se nuk kemi të bëjmë me një riprodhim formal të prototipeve të vjetër, por me një përpunim krijues të tyre, në përshtatje me kushtet e reja. Duke marë në konsideratë shtrirjen krahinore dhe kohore të kësaj arkitekture vërehet se në zona dhe në periudha të caktuara duket preferenca për tipe të caktuara, që të çon në mendimin për ekzistencën e atelieve ose grupeve të ndërtuesve që kanë vepruar në vendin tonë.

Në periudhën e pashallëkeve të pavarur shqiptarë, veçanërisht në atë të Ali Pashë Tepelenës, fortifikimet marin një hov të veçantë. Në këto fortifikime, të ndërtuara nga mjeshtra e arkitektë shqiptarë, shihet njohja mjaft e mirë e artit të fortifikimit dhe teknikës së ndërtimit. Me gjithë zgjidhjet e veçanta në përshtatjen me terrenin në to shihen një sërë tiparesh të përbashkëta. Po kështu ndërtimet inxhinjerike si ura, ujësjellësa etj., të cilat ruhen në shembuj jo të paktë, janë dëshmi e gjallë për zhvillimin ekonomiko-shoqëror të vendit tonë dhe flasin për një traditë dhe mjeshtri në ndërtimin e tyre.

* *
*

Në trashëgiminë arkitektonike të popullit tonë, një vend të posaçëm zë dhe arkitektura popullore, e cila shfaqet më me forcë në banesat qytetarë dhe fshatare. Arkitektura popullore dallohet si një krijimtari vërtetësisht e masave e cila për karakterin e saj pasqyron në mënyrë të drejtëpërdrejtë gjeninë krijuese të popullit. Ajo duke rrahur të plotësojë kushtet më të domosdoshme jetësore të mbarë shoqërisë, është një veprimtari ndërtimore masive. Në këtë vepër si ideues dhe zbatues është mjeshtri popullor, i cili i dalë nga gjiri i popullit, me një përvojë shekullore, ka zgjidhur të gjitha problemet e krijimit dhe zbatimit të veprës arkitektonike. Këto rrethana e bëjnë arkitekturën popullore pasqyruesen më besnike dhe të drejtpërdrejtë të kushteve ekonomiko-shoqërore të zhvillimit të saj historik, sepse mënyra e të banuarit është kushtëzuar nga mënyra e të jetuarit d.m.th. nga vëndi që ze çdo klasë në tërësinë e marëdhënieve në prodhim. Prej këtej lindin një sërë tiparesh të kësaj krijimtarie të veçantë popullore, ndër të cilat shquajnë karakteri dinamik, pra larmia e tipeve dhe e varianteve, prirja e theksuar tipizuese, racionalizimi i spikatur etj. Studimi i kësaj gjinie të rëndësishme të arkitekturës shqiptare, u bë i domosdoshëm jo vetëm si rezultat i natyrshëm i njohjes së mbarë trashëgimisë në lëmin e arkitekturës, por edhe për arsye të gjykimeve aprioristike dhe ndonjëherë tendencioze të disa autorëve të huaj, të cilët pohonin se gjoja gjithçka që populli ynë kishte krijuar në të kaluarën, me përjashtim të ndërtimeve primitive, ishin imitime të modeleve të huaja. Shtrirja dhe thellimi i mëtejshëm i studimeve, provuan se arkitektura popullore shqiptare shquan për vlera të padyshimta dhe origjinale në drejtimet e saja themelore, se vendi ynë ka qenë një nga më aktivët ndërmjet atyre ballkanikë.

Ashtu si edhe në fushat e tjera, madje në mënyrë më të ndjeshme, studimet e së kaluarës mbi arkitekturën tonë popullore ishin tepër të rralla dhe natyrisht jo sistematike. Burimet shkrimore prekin mjaft rrallë dhe në mënyrë anësore këtë krijimtari. Të dhënat e pakta mezi jepnin mundësi të krijohej një ide e përgjithëshme mbi karakterin e qendrave të banuara dhe aqë më pak të banesës përpara shek. të XVII. Pikërisht në mesin e këtij

*shekulli Evlija Çelebiu jep të dhëna me interes mbi karakterin urbanistiko-arkitektural të qytetit shqiptar të kohës si dhe banesës. Duhet të kalojnë thuajse dy shekuj të tjerë për të rifilluar interesimi për banesën shqiptare, përsëri nga albanologët dhe studjuesit e huaj. Ndër ta duhet të përmendim së pari Hanin, të dhënat e të cilit dallohen për saktësi dhe në përgjithësi nga një vlerësim thuajse prej specialisti të fushës. Interes të veçantë paraqesin të dhënat e A. Buesë, Pukëvilit etj. Fillimi i shek. XX shënon rritjen e interesimit për banesën shqiptare, veçanërisht të banesës fshatare të zonave malore të Shqipërisë së Veriut. Kjo lidhet me punimet e F. Nopçës dhe A. Haberlandit. F. Nopça u ndal më gjatë dhe më thellë se të gjithë paraardhësit e tij mbi banesën fshatare të Shqipërisë së Veriut, duke u ndalur veçanërisht mbi tipin e kullës si banesë fshatare. Studimet e tij për një kohë gëzonin një vlerësim të mirë, për faktin se ato në përgjithësi tregonin për kompetencën e autorit në lëmin e kulturës popullore. Por studimet e fundit të autorëve tanë, që përfshijnë gjurmimin sistematik të Shqipërisë së Veriut, dhanë një kuadër tjetër dhe interpretime të reja të bazuara mbi një material më të gjerë faktik. Në punimet e Nopçes, veçanërisht në ato për kullën si banesë, shihet tashmë qartë rruga e gabuar metodologjike në kërkimin e gjenezës së këtij tipi, duke bërë hipoteza të pabazuara mbi prejardhjen e saj në vendin tonë, nga dukuri të dorës së dytë, apo thjesht formale. Kapja kryesisht vetëm pas disa tipave dhe lënia pas dore e shfaqjeve të tjera të banesës fshatare të Shqipërisë së Veriut, është një dobësi tjetër me rëndësi e veprës së këtij autori, e cila përshkohet nga mbisundimi i teorisë së importimit.*

*Studiuesi tjetër A. Haberland dha një kontribut më modest, duke qëndruar gjithashtu besnik i teorisë së importimit, pra mohimit të kushtëzimit të fenomeneve arkitektonike nga ato ekonomiko-shoqërore. Të dy këta autorë nuk arritën të kapin rëndësinë e zhvillimit të brendshëm të banesës shqiptare, pra krijimin e tipave dhe varianteve të rinj dhe të lidhin këtë dukuri me shkaqet e vërtetë shtytës. Më vonë M. Urban boton punimin e tij mbi vendbanimet e Shqipërisë së Jugut. Autori i këtij punimi prek gjerësisht në veprën e tij dhe banesën, duke prurë të dhëna me interes, por pa mundur të japë një kuadër të plotë, e aq më pak një shpjegim të drejtë të karakterit të kësaj banese. M. Urbani e stërmadhon pa bazë ndikimin e faktorit gjeografik, duke mos mundur kështu të shpjegojë drejt faktorët përcaktues në morfologjinë e banesës. Gjithashtu ai thekson tepër karakterin mbrojtës të saj. Në përpjekjen për të përcaktuar prejardhjen e banesës së vonë të kësaj zone, duket qartë mungesa e kualifikimit për fushën si dhe fakti i njohur i studimeve të pakta të asaj kohe, të cilat padyshim kanë ndikuar në këto gjykime të pabazuara. Përfundimisht, lidhur me studimet e autorëve të huaj mbi banesën shqiptare, mund të thuhet se ato jo vetëm nuk arritën të japin një tabllo të plotë e të saktë të arkitekturës sonë popullore, por në mjaft raste kanë dhënë një paraqitje të gabuar të saj. Shumë qartë shihet kjo në përpjekjen e ndonjë autori të huaj bashkëkohës, për të shikuar mbarë banesën ballkanike duke u bazuar për Shqipërinë mbi botimet e autorëve të mësipërm. Këto materiale si dhe paragjykimet, lidhur me aftësitë krijuese të popullit tonë, kanë kushtëzuar pasqyrimin e shtrembëruar të realitetit të banesës shqiptare.*

*Fillimet e një pune sistematike, mbi baza të shëndosha metodologjike dhe me nivelin e duhur shkencor, i përkasin viteve të pasçlirimit. Partia, duke vlerësuar mbarë trashëgiminë arkitektonike të së kaluarës, i kushtoi një rëndësi të veçantë arkitekturës popullore si krijimtari autentike e masave, si pjesë e rëndësishme e kulturës popullore. Njohja dhe vlerësimi i kësaj trashëgimije u lidh së pari me punën intensive për gjurmimin e qyteteve tanë, lidhur me vënien në mbrojtje shtetërore të ndërtimeve me vlerë të arkitekturës shqiptare. Kjo veprimtari e shënuar, e kryer me sukses nga kuadrot tona të reja duhet konsideruar me të drejtë një nga sukseset e para shumë të rëndësishme për ruajtjen dhe studimin e vlerave në këtë fushë. Rreth viteve 1962-63 fillojnë publikimet e para, lidhur me studimin e banesës qytetare në bazë qyteti. Këto publikime marrin një hov të ri pas viteve 70. Kështu në artikuj të veçantë u trajtua përgjithësisht morfologjia dhe karakteri i banesës, në qytetet e Beratit, të Krujës, të Gjirokastrës, të Tiranës, të Korçës, të Shkodrës dhe të Elbasanit.*

*Këto studime, që lidhen kryesisht me banesën e shekujve të XVIII-XIX, bënë të mundur krijimin e një kuadri deri diku të plotë të tipologjisë së banesës qytetare shqiptare, gjenezës së saj dhe evolucionit në kohë. Kështu në trashëgiminë tonë arkitektonike në lëmin e banesës qytetare u dalluan dy grupe që kanë për kufi kohor vitet rreth mesit të shekullit të kaluar. Grupi i parë i përket atij realiteti ekonomiko-shoqëror, ku mbisundonte ekonomia feudale me copëzimin dhe izolimin e njësive të ndryshme teritoriale, e cila kushtëzoi dhe një tipologji të larme. Brenda tipeve kryesore, banesës Tiranase, banesës me hajat, banesës me çardak*

*dhe asaj gjirokastrite, takohet një shumllojshmëri variantesh, të cilët duke ruajtur karakteristikat themelor etë tipit, luhatin në numrin e ambienteve, në trajtimin kompozicional dhe në atë arkitektonik. Këta variante shprehin qartë rrugën e zhvillimit të tipit, që vjen si pasojë e rritjes së kërkesave jetësore ndaj banesës, si dhe difencimit klasor të shtresave qytetare. Ky diferencim ka bërë që këta variante të bashkëjetojnë me njeri tjetrin. Krahas ndryshueshmërisë në planin tipologjik, vërehet një njësim i theksuar në trajtimin e përbërësave të veçantë kompozicionalë. Kjo tipologji e larme, që njohu një zhvillim shumë shekullor, karakterizohet në përgjithësi nga lidhje të ngushta me banesën fshatare, veçanërisht në variantet e thjeshta të saj, zgjidhet racionale kompozicionale, tipizimin si dhe lidhjen e mirë me truallin. Ajo iu përgjigj mjaft mirë nevojave të shoqërisë së kohës me realizime që shpesh arrijnë në vlera të shënuara arkitektonike. Gjatë periudhës së dytë të shekullit kaluar, si pasojë e rritjes së karakterit qytetar të ekonomisë, shfaqet një prirje e theksuar njësuese në tipologjinë e banesës, e cila u shpreh më qartë me ndërtimin e një tipi të ri banese, krahas rikonstruksionit të një numëri të madh banesash të tipeve të vjetër. Konceptet e reja në kompozionin dhe trajtimin arkitektonik të banesës u pasqyruan gjerësisht në katër tipat tradicionalë, me intensitete të ndryshme në tipa të ndryshme, kështu ato u ndienë më fort në Berat dhe pak në Gjirokastër. Tipi i ri i banesës me një zhvillim të shpejtë morfologjik zuri së pari vend në Korçë, ndërsa më vonë përhapet dhe në qytetet e tjera. Banesa korçare, banesë tipike e shtresave të ndryshme të borgjezisë, ka një koncept racional për kohën, të pangarkuar me dekoracion, me një përpunim të baraskujdesshëm të brendisë me pamjen e jashtme. Kjo banesë ka afërsi të dallueshme me banesën ballkanikë të kohës.*

*Fillimet e punës për gjurmimin e ndërtimeve fshatare i përkasin sektorit të etnografisë. Në arkivin e këtij sektori ruhet një dokumentacion i pasur fotografik e grafik mbi banesën fshatare të krahinave të ndryshme të vendit, Krahas grumbullimit të materialit në terren, dalin dhe publikimet e para, në të cilat arkitektura fshatare ose preket në mënyrë anësore ose bëhet objekti kryesor i studimit. Por në studimet e para për vetë kushtet objektive ndihet ende karakteri fragmentuar, ato nuk i kaluan kufijtë e një fshati, ose e shumta të një krahine. Për vetë vlerat e mëdha të ndërtimeve fshatare, si dhe ritmet e larta të transformimit të jetës në fshatin tonë socialist, u bë i domosdoshëm intensifikimi i punës kërkimore në këtë drejtim. Vendimi i Këshillit të Ministrave mbi «Gjurmimin dhe vënien në mbrojtje shtetërore të ndërtimeve fshatare» krijoi kushtet për intensifikimin e kësaj ndërmarrjeje shumë të rëndësishme shkencore. Studimet mbi arkitekturën e banesës fshatare kanë synuar të sqarojnë problemin e parë, por mjaft të rëndësishëm atë të tipologjisë së kësaj arkitekture. Kjo nënkupton parashtrimin e materialit për krahina të ndryshme të vendit dhe nxjerrjen e karakteristikave kryesore të tipit mbizotërues, i cili është bërë i përgjithshëm dhe është përhapur në shtresat e gjëra të fshatarësisë. Tipi mbizotërues i një krahine nuk shihet si një dukuri statike e dhënë njëherë e përgjithmonë, por si një proces i vazhdueshëm zhvillimi, transformimi të përhershëm të tipareve arkitektonike e konstruktive, deri sa arrihet shpeshherë në të tilla ndryshime, sa që kemi të bëjmë me konceptime arkitektonike të reja, ose në raste të tjera, në zëvëndësimin e tipeve të vjetra me të rinj. Kjo dinamikë zhvillimi pasqyron në radhë të parë ndryshimin e kushteve shoqërore dhe ekonomike. Në këto studime nuk ka munguar aspekti krahasues ndërmjet arkitekturës fshatare të krahinave të ndryshme, për të nxjerrë anët e përbashkëta dhe ndryshimet ndërmjet tyre, bazën e përbashkët të varianteve të përdorura dhe rrezen e përhapjes së tipeve të ndryshme. Këto studime kanë vënë në dukje shumëllojshmërinë e tipave dhe varianteve të arkitekturës fshatare, një larmi të madhe zgjidhjesh arkitektonike e konstruktive. Kjo larmi është më e dukshme në Shqipërinë e Veriut, ku veçimi i krahinave ishte më i madh. gjë që theksoi dallimet lokale jo vetëm në banesa por edhe në aspekte të tjera të kulturës materiale dhe shpirtërore. Me tipare më të unifikuara paraqitet banesa fshatare në Shqipërinë e Jugut. Por duke qenë i thjeshtë programi i kërkesave të familjeve fshatare dhe nevojat për ambjente thuajse të njëjta, gjithashtu kushtet ekonomiko-shoqërore dhe gjeografiko-klimaterike të ngjashme, shpeshherë takohen konceptime arkitektonike të përafërta, në mos të njëjta. Një kontribut jo të paktë në këtë drejtim kanë dhënë dhe mjeshtrat, të cilët duke lëvizur nga një krahinë në tjetrën, kanë përhapur elementë arkitektonikë e konstruktivë, metoda ndërtimi dhe deri diku principe kompozicionale.*

*Në kundërshtim të dukshëm me studimet e paraçlirimit, të cilat dhe në konceptimet arkitektonike të zhvilluara mundoheshin të gjenin ndikimin e jashtëm, studimet tona, pa mohuar ndikimet reciproke ndërmjet vendeve fqinjë, kanë theksuar zhvillimin e brendshëm të arkitekturës popullore, evolucionin e kësaj arkitekture nga format e thjeshta në ato më të zhvilluarat. Dhe me që kjo rrugë është e natyrshme, me që ndërtimet janë në unitet me kushtet e*

*jetesës së popullsisë, me terrenin, materialin, me shijen estetike të kohës, atëherë padyshim që kemi të bëjmë me një arkitekturë origjinale. Studimet e pasçlirimit kanë ndihmuar në krijimin e një tablloje më të plotë të arkitekturës popullore shqiptare, e cila nga vlerat që përmban, ka zënë vendin që meriton në arkitekturën popullore ballkanike.*

* *
*

*Studimet e deritanishme të autorëve tanë në fushën e arkitekturës shqiptare, që kanë prekur thuajse të gjitha shfaqjet e saja në gjini dhe në kohë, na kanë dhënë një pasqyrë të mirë të zhvillimit të karakteristikave të saj. Këto studime, me materialin e shumtë, mbi të cilin mbështeten, kanë hedhur bazat e shëndosha për të kaluar në një thellim të mëtejshëm. Karakteristikë e këtyre studimeve që përbëjnë fazën e parë e do të thoshim dhe më të rëndësishmen, është se ato rrahin të japin materialin e gjërë faktik mbi një bazë të shëndoshë metodike dhe metodologjike. Karakteri përgjithësisht klasifikues i këtyre punimeve rrjedh nga vetë karakteri i hulumtimeve, i cili pati për synim njohjen e realizimeve arkitektonike të së kaluarës në të gjitha format e saj. Ky material i gjërë i mbledhur dhe pjesërisht i botuar, është themeli dokumentar i domosdoshëm për të siguruar në të ardhmen zgjerimin dhe thellimin e studimeve, për të kaluar nga e përgjithshmja në të veçantën e sërisht te e përgjithshmja, mbi një bazë më të gjërë, drejt thellimit e saktësimit përherë e më të madh, për zbulimin e së vërtetës shkencore.*

*Historia e arkitekturës shqiptare është në raport të ngushtë me shkencat e tjera albanologjike, prej të cilave ndihmohet, njëkohësisht me përfundimet e saj, kontribuon për sqarimin e shumë problemeve të tyre. Lidhjen më të ngushtë historia e arkitekturës, e gjen me historinë, ajo ndihmohet nga kjo e fundit në karakterizimin e përgjithshëm të kuadrit historik në të cilin janë zhvilluar shfaqjet e ndryshme arkitektonike. Nga ana e saj historia e arkitekturës, me konkluzionet e saj, është një mbështetje e sigurtë për historinë lidhur me saktësimin e shumë çështjeve, si shkallën e diferencimit klasor në epoka të ndryshme, karakterin e vendbanimeve fshatare apo qytetare, lidhjet ndërmjet krahinave dhe ato të popullit tonë me etnoset e tjerë, si dhe shumë probleme të tjera.*

*Rezultatet studimore të deritanishme në lëmin e arkitekturës popullore në Shqipëri, janë të tilla, që kanë krijuar një kuadër të përgjithshëm të zhvillimit në kohë dhe të karakterit të saj, thuajse në të gjitha gjinitë. Këto rezultate objektivisht kanë krijuar kushtet për arritjen e një sinteze të kësaj veprimtarie ndërtimore të etnosit tonë. Vlerësimi shumë i madh i Partisë për trashëgiminë pozitive të së kaluarës dhe veçanërisht i kulturës popullore, krijuan kushtet për këto arritje të mëdha, në një periudhë relativisht të shkurtër kohe, duke u bërë kështu dhe studimi i arkitekturës shqiptare një disiplinë më vete, brenda kuadrit të shkencave albanologjike, në një radhë me disa prej tyre përsa i përket arritjeve.*

*Kongresi i VII i Partisë shtroi detyra të qarta lidhur me thellimin e studimeve dhe në fushën e arkitekturës. Në këtë Kongres Shoku Enver Hoxha theksoi: «Prapambetja që vihet re në realizimin e frymës e të fizionomisë kombëtare në disa lloje të artit, e sidomos në arkitekturë, kërkon të ndërmerren studime dhe të bëhet një punë më e madhe kërkimore».*

*Historia e arkitekturës shqiptare deri në vitin 1912, do ti shërbejë rretheve shkencore, studentëve të fakultetit të arkitekturës të Universitetit të Tiranës, arkitektëve dhe urbanistëve si dhe masës së gjërë të të interesuarve për problemet e arkitekturës sonë. Njëkohësisht ky punim do të shërbejë si një bazë e mirë për mbështetjen e arkitekturës sonë të re mbi tabanin kombëtar, për realizimin e frymës dhe fizionomisë kombëtare. Historia e arkitekturës në Shqipëri deri në vitin 1912 do të krijojë mundësinë për një propagandim më të gjërë të arkitekturës sonë, si brenda ashtu dhe jashtë vendit dhe njëherazi do të shërbejë si një bazë e mirë për arritje të reja më të thella dhe më të frytshme.*

KAPITULLI I

# ARKITERTURA NGA FILLIMET DERI NË SHEK. VI p.e.s.

Banorët e lashtë të truallit tonë nuk ishin ngulur në vendbanime të përhershme, por lëviznin nga një vend në tjetrin në grupe të vogla për të siguruar ushqimin. Këto grupe për të siguruar jetesën dhe për të përballuar fuqitë e natyrës përdornin disa vegla pune. Në këtë periudhë të gjatë të zhvillimit të ngadalshëm të shoqërisë njerzore, njerzit strehoheshin në natyrë, mënyrë jetese që favorizohej së tepërmi edhe nga klima e butë. Megjithatë qysh në paleolitin e hershëm lindën banesat e para kolektive ku mund të strehoheshin 30-40 vetë. Në paleolitin e mesëm klima pësoi ndryshime të mëdha, sipërfaqe të gjëra akullnajash mbuluan pjesën më të madhe të Evropës që kapën edhe majat e maleve të Shqipërisë. Të ftohtit ndikoi dhe mbi mënyrën e jetesës së njeriut, i cili filloi të preferonte për banim shpellat. Nga pikpamja e zhvillimit të shoqërisë njerzore paleoliti i mesëm lidhet me një nga zbulimet e mëdha të njerzimit, ndezjen e zjarrit, që i dha për herë të parë njeriut mundësinë të sundojë mbi një fuqi të natyrës. Në paleolitin e vonë lind gjithashtu formacjoni më i vjetër ekonomiko-shoqëror, rendi i bashkësisë primitive.

Gjurmët më të hershme të jetës njerzore të zbuluara deri sot në vendin tonë i përkasin paleolitit të mesëm (rreth 100.000-30.000 vjet më parë). Këto janë gjetur në fshatin Xarrë të Sarandës dhe përfaqsohen nga vegla primitive stralli të punuara trashë. Dëshmi të jetës në Paleolitin e vonë janë zbuluar po në fshatin Xarrë, në shpellën e Shën-Marinës (në Bogas të Konispolit) dhe në rrëzën e Malit të Dajtit.

Neoliti (6000-2000 vjet para e. sonë) është periudha e lulzimit të rendit të bashkësisë primitive. Në këtë kohë vihet re një zhvillim i dukshëm i forcave prodhuese që pruri ndryshime të mëdha në jetën ekonomike e shoqërore. Dolën vegla të reja pune të panjohura më parë, si çekanë prej guri, sopata, dalta, vegla pune prej kocke etj. të cilat e zgjeruan veprimtarinë ekonomike të njeriut. Krahas gjuetisë dhe mbledhjes së produkteve të gatshme në natyrë, lindi blegtoria dhe bujqësia primitive. Në Neolit jeta u bë intensive, këtë e dëshmojnë stacionet e shumta të zbuluara në vendin tonë, që fillojnë qysh nga neoliti i hershëm (Kolsh i rrethit të Kukësit) ku janë fiksuar dhe gjurmët e para të arkitekturës. Dy stacjone të rëndësishme të neolitit të mesëm janë Cakrani (rrethi i Fierit) dhe Dunaveci (rrethi i Korçës). Gjatë neolitit shpellat vazhduan të përdoren për strehim; por njëkohësisht njerzit ndërtonin banesat e tyre me mure të thurura me degët e pemëve dhe të lyera në pjesën e brendëshme me baltë. Pranë lumenjve dhe liqejve shpesh banesat ndërtoheshin mbi platforma dërrasash të mbërthyera mbi hunj të nguluar vertikalisht në tokë (vendbanimet palafite). Një vendbanim i tillë është zbuluar në Dunavec të Korçës. (neoliti i mesëm) dhe në Maliq (rrethi i Korçës) (neoliti i vonë). Në ndonjë rast vendbanimet neolitike kanë qenë të fortifikuara si në Kamnik (rrethi i Kolonjës) dhe në Maliq. Një element tjetër që të tërheq vëmëndjen në ndërtimet neolitike të vendit tonë janë edhe furrat që përdoreshin për pekjen e qeramikës. Të tilla janë zbuluar në stacjonin prehistorik të Cakranit. Kamnikut dhe Maliqit.

Në mbarim të periudhës neolitike (fundi mijvjeçarit III p. e. r.) në Gadishullin Ballkanik si dhe në treva të tjera të Euroazisë, u dyndën fise të shumta indoeuropiane. Prej fiseve të ardhura u formua gjatë periudhës së bronxit, nëpërmjet një rruge të ndërlikuar asimilimi bashkësia e madhe etnike e Ilirëve. Shumë vendbanime të vjetra u pushtuan prej të ardhurve dhe u asimiluan, ndërsa disa të tjera u shkatërruan. Procesi i asimilimit dhe i transmetimit të traditës ndërtimore tek popullsija e porsaardhur, bëri që disa lloj ndërtimesh si ato të palafiteve të përdoren edhe nga ilirët deri në shek. V p. e. s. Kra-

# BANESA QYTETARE GJATË GJYSMËS SË DYTË TË SHEK. XIX

Gjysma e dytë e shek. XIX, deri aty rreth çerekut të parë të shek. XX, kur ndërtimi i banesave qytetare fillon të pushojë së qëni krijimtari popullore, shkëputet qartazi nga tipologjia dhe përgjithësisht karakteri i banesës së periudhave paraardhëse. Në mbarë qytetet e vendit tonë fillojnë të shfaqen koncepte të reja në banesë, si refleks i atij procesi të rëndësishëm historik që lidhej me lindjen dhe fuqizimin e borgjezisë kombëtare, e cila kërkonte të materializonte dhe në banesë mënyrën e saj të jetesës. Kushtet e reja ekonomiko-shoqërore të krijuara, natyrisht që zhvilloheshin duke mohuar marëdhëniet e vjetra. Ky proces pati për shkaqe të kuptueshme, intensitete të ndryshme në qendra të ndryshme dhe si pasojë dhe në banesë ai u reflektua jo kudo barazisht. Kështu periudha kohore në shqyrtim dallohet nga dy shfaqje karakteristike në historikun e banesës qytetare dhe pikërisht në një proces të vrullshëm rindërtimesh në tipat tradicionale të banesës, krahas atij të lindjes së një tipi të ri banese. Procesi i parë me të dytin qëndrojnë në raporte të ndryshme në kohë, kështu në fillim ndjehet një shtrirje mjaft e gjërë territoriale e procesit të parë, për ti lënë vendin gradualisht shtrirjes së tipit të ri të banesës.

Procesi i lindjes së tipit të ri gjeti shtrirje në qendrat pa ndonjë traditë të shquar ndërtimore, në lëmin e banesës, ku zhvillimi i borgjezisë ndoqi rrugën e zakonshme të rritjes dhe fuqizimit të shtresave zejtaro-tregëtare. Përkundrazi procesi i rindërtimit të tipave të vjetër gjeti fushë të gjerë në ato qendra ku tipat tradicionalë të banesës kishin arritur realizime të rëndësishme, që për vetë vlerën e tyre mund të braktiseshin për tu zëvëndësuar me banesa të tjera. Përmasat e tyre dhe mundësitë për ndryshime, që shpesh i lejonin lehtë skemat kompozicionale, krijuan kushte të përshtatshme për realizimet e reja në organizimin e banesave të mëparshme. Por dhe në qendrat, ku banesat e shtresave të varfëra dhe të mesme zejtare, për vetë natyrën dhe mundësitë ekonomike të tyre, kishin realizime modeste, fryma e re ndërtimore gjeti truall të përshtatshëm për tjetërsimin e banesës, madje dhe në kompozimin e saj.

Veçantitë, në natyrat ekonomike të qendrave të ndryshme qytetare, pra dhe në shtresëzimin shoqëror të popullsisë qytetare, kushtëzuan shtrirjen e pabarabartë të procesit të rindërtimit në qendrat e ndryshme të vendit. Kështu ky proces u ndje shumë i fuqishëm në Berat, veçanërisht në banesat e shtresave të mesme të zejtarëve dhe tregëtarëve në tre lagjet karakteristike të këtij qyteti, ndërsa më pak në banesat e mëdha me çardak. Gjithashtu në Shkodër kjo rrymë rindërtimesh u ndje shumë qartë. Arsyeja e kësaj dukurie duhet kërkuar në mundësitë e mëdha që afronte tipi i banesës me çardak që mbi sundonte në këtë qytet. Këto mundësi u çfrytëzuan plotësisht nga shtresat zejtare dhe veçanërisht ato tregëtare, duke qenë shumica e këtyre të fundit në lidhje me prona tokash, duke materializuar kështu prirjen e theksuar drejt borgjezimit të tyre. Më pak u ndje ky proces në Elbasan dhe Gjirokastër. Në Elbasan banesa tradicionale me hajat, plotësonte akoma mirë kërkesat e shtresave të gjëra të zejtarëve dhe për vetë karakterin e saj ofronte mundësi të pakta pë futjen e të rejave në strukturën e saj. Ndërsa Gjirokastra kishte arsye të ndjetne shkarazi këto të reja, për vetë natyrën ekonomike të kësaj qendre, si dhe për realizimet e rëndësishme të banesës tipike të qytetit, e cila ende i përgjigjet mirë kërkesave jetësore. Akoma më pak, për arsye të kuptueshme u ndje procesi i rindërtimeve në banesën tiranase.

Procesi i rindërtimeve ashtu sikundër nuk qe i të njëjtit intensitet në qendra të ndryshme, po ashtu nuk u shtri barazisht në tipat tradicionalë të banesës qytetare shqiptare. Tipat më arkaikë, ata që në kompozimin e tyre kishin sipërfaqe të mëdha me funksione jo gjithaq të përcaktuara dhe me një çfrytëzim sezonal, ofronin natyrisht mundësi më të mëdha për ritrajtim në dobi të një skeme më racionale dhe të përpunuar me elementë arkitektonikë të kohës. Pikërisht për këto aryse në tipologjinë e banesës qytetare, deri rreth mesit të shek. XIX, procesi i rindërtimeve u ndje më qartazi në tipin me çardak dhe pastaj sipas radhës në banesën gjirokastrite, atë me hajat dhe së fundi të banesës tiranase.

Përhapja relativisht e gjerë e këtyre të rejave që bartnin koncepte funksionale si dhe mjete dhe elemente të veçantë arkitektoniko-konstruktive, duhet shikuar si një proces i rëndësishëm konvergjent, i cili binte sheshit ndesh me tipologjinë e mëparshme, relativisht të larme e të shumtë në numër. Këtu jemi përpara një pasqyrimi të drejtpërdrejtë të përpjekjeve të borgjezisë për formimin e tregut të brendshëm kombëtar dhe më tej të fuqizimit marëdhënjeve ekonomike me vendet e tjera ballkanike.

Në këto kushte tipat e vjetër të banesës dhanë maksmumin e forcës adaptuese, për t'iu përshtatur

kushteve të reja dhe duhet pohuar se në shumë raste kjo u arrit mjaft mirë, duke u shkrirë e vjetra me të renë në mënyrë thuajse organike. Përvoja e mjeshtrave shqiptarë dhe këtu gjeti fushë, për të rënë në sy shija dhe përgatitja e shëndoshë teknike në një ndërmarrje mjaft të vështirë.

Le të kalojmë tashti në një shqyrtim më të imtë të këtij procesi rindërtimesh duke ndjekur tipologjinë tradicionale, me përjashtim të qytetit të Beratit, i cili do të trajtohet veças për vetë përmasat dhe karakterin e këtij fenomeni në këtë qendër.

Natyra arktitektonike e qytetit të Beratit aty rreth mesit të shek. XIX dhe veçanërisht e tre lagjeve më karakteristike të tij: Mangalem, Goricë dhe Kala ka qenë e ndryshme nga ajo e sotmja. I njëjti kompozim urbanistik dhe thuajse të njëjtat volume ishin të kompozuara ndryshe, në katin e banuar, me një trajtim të jashtëm arkitektonik ku binte në sy karakteri i mbyllur dhe i ashpër i banesës, muret e gurit të pasuvatuara, dritaret e vogla, strehët e hapura, pra në përgjithësi përpunimi i pakët në planin arkitektonik. Rritja dhe fuqizimi i shtresave zejtaro-tregtare, që përgjithësisht banonin në këto lagje, nuk përputhej më me këto banesa, që në shumë drejtime koha i kishte dënuar. Pikërisht në këtë moment problematik për banorët e këtyre lagjeve, vjen tërmeti i vitit 1851, i cili e bën më të lehtë vendimin për rindërtimin e katit të banuar.

Ruajtja e katit përdhe, zhvillimi planimetrik i të cilit ishte ndikuar dhe nga trualli mjaft i pakët, dhe i aksidentuar, ishte i lidhur nga ana konstruktive dhe me formulimin kompozicional të katit të banuar.

Për t'iu shmangur deri diku kushtëzimit të kompozimit të katit të banuar nga ai përdhe, i cili përndryshe nuk do të lejonte veçse pak ndryshime, një përhapje shumë të gjerë mori teknika me skelet druri, e njohur dhe më parë, por me një përhapje të kufizuar. Kjo teknikë mundësonte një liri të madhe kompozimi në katin e banuar. Shembujt e shumtë që ruen sot, veçanërisht në lagjen Mangalem, tregojnë përpjekjet për të futur dhe në planimetrinë e katit të banuar (fig. 63) koncepte të reja kompozicionale. Mënyra e re e ndërtimit krijonte dhe mundësinë për rritjen sadopak të sipërfaqes së banuar, apo për korigjimin e thyerjeve të planimetrisë së katit përdhe, në dobi të formave të rregullta gjeometrike. Së fundi kjo teknikë lejonte ndërtimin e hapësirave të mëdha dhe të shpeshta të dritareve, një karakteristikë me rëndësi e konceptit të ri. Ritrajtimi i katit të banuar me teknikën e re pruri një pamje krejt të ndryshme të këtyre ansambleve kompakte. Kështu pamja e jashtme ishte barazisht e përpunuar me brendësinë e banesës. Suvatimi i saj, përdorimi i gjërë i kornizave prej druri të dritareve, zvogëlimi dhe mbyllja e strehëve etj. kishin gjallëruar mjaft pamjen e jashtme (fig. 64), duke zëvendësuar karakterin e ashpër monumental me karakterin e theksuar piktoresk. Gjuha e njëjtë arktitektonike bëri që këta ansamble të kompaktësohen dhe më tepër, duke punuar si njësi të mëdha kompozicionale. Të soditur së largu në ta nuk bie në sy larmia e kompozimit, që shfaqet me tërë dinamizmin dhe shumëllojshmërinë kur kalon nëpër rrugët piktoreske e mjaft të pasura me efekte arkitektonike.

Nga tipat e banesës tradicionale shqiptare, ajo me çardak shquan ndër të tjerat për ndryshimet e rëndësishme që pësoi gjatë gjysmë së dytë të shek. XIX, lidhur me ritrajtime që prekën kryesisht çardakun, shtëpinë e zjarrit si dhe përgjithësisht katin përdhe. Këto ritrajtime ndeshen në masë në banesën shkodrane me çardak, si dhe në banesat e këtij tipi në Berat dhe Elbasan.

Çardaku me sipërfaqen e tij të madhe, thuajse të gatshme për sajimin në të të ambienteve të reja, me kohë kishte shërbyer si një rezervë për shtimin e kthinave të banimit, duke zvogëluar kështu gradualisht sipërfaqen e tij dhe funksionet fillestare. Mbyllja e tij në periudhën në shqyrtim, i përgjigjet mirë prirjes për theksimin e karakterit qytetar të banesës. Çardaku u mbyll me teknikën tashmë të njohur të skeletit të drurit duke lënë dritare tepër të mëdha (fig. 65) në çdo hapësirë ndërmjet shtyllave të drurit. Qoshqet (fig. 66) gjithashtu u mbyllën, duke ruajtur ngritjen nga çardaku. Çardaku i mbyllur, dhe përgjithësisht me sipërfaqe të zvogëluar paiset me tavan, duke marrë kështu pamjen e një salloni të madh ndërlidhës me ndriçim të bollshëm. Dhe oda e zjarrit tepër primitive pëson shumë ndryshime, asaj i shtohen apo zgjerohen dritaret, vendi i zjarrit paiset me oxhak, ndërtohet tavani etj. Me mbylljen e çardakut zakonisht mbyllet dhe hajati, ndërsa më rrallë ambientet e krahëve, në katin përdhe ritrajtohen duke u kthyer në të banueshëm. Mbyllja e çardakut, i dha shkas një përpunimi të ri arkitektoniko-dekorativ të pamjes kryesore, madje në disa raste dhe atyre anësore, me mjetet arkitektonike të kohës.

Ambientet e vetëm që u ruajtën për një kohë shumë të gjatë, madje shumë prej tyre deri më sot, qenë ata të banimit. Kjo shpjegohet për vetë trajtimin e tyre të përparuar. Banesa me çardak me ndryshimet që pësoi, mori tiparet e banesës së mbyllur masive, duke ruajtur megjithatë në trajtimin e saj të

ri shenja të qarta që tregojnë për gjendjen e saj fillestare.

Banesa gjirokastrite fluksin e koncepteve dhe formave të reja e ndjen në mënyrë të pabarabartë në të dy përbërësit e saj themelorë, kompozimin planimetriko-volumor dhe trajtimin arkitektonik të elementeve të veçantë. Në planin e kompozimit, banesa gjirokastrite ruajti thuajse të pacënuar skemën e saj, e cila kishte arritur, kohë më parë, në realizime mjaft të goditura që ende ruanin vitalitetin e tyre. Por prapseprap edhe në kompozim, apo më saktë në funksionin e disa ambienteve, ndjehet prirja për t'i rritur përherë dhe më tepër banesës karakterin qytetar. Në radhë të parë këtu duhet përmendur dukuria e njohur e mbylljes së çardakut. Gjatë çerekut të fundit të shek. XIX duket qartë prirja për t'u hequr ambienteve të katit përdhe funksionet e tyre tradicionale, duke kthyer një pjesë të tyre në ambiente banimi. Përkundrazi, në trajtimin e përgjithshëm arkitektonik të brendësisë dhe më tepër të pamjes së jashtme dallojmë ndryshime të rëndësishme. Në dallim nga shembujt me tipare të theksuara mbrojtëse, që patën realizimet më të shënuara gjatë periudhës 1800-1830, banesa gjirokastrite gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, fillon të humbasë këto tipare dhe të trajtohet me më shumë përkujdesje në pamjen e jashtme. Një sërë elementash arkitektonikë pësojnë një zhvillim të qartë, duke u trajtuar me forma të reja. Pamja e jashtme (fig. 67) pëson një përpunim të mëtejshëm drejt arritjes së ekuilibrit me atë të brendësisë, e cila tradicionalisht ishte mjaft e përpunuar. Dritaret relativisht të mëdha, mbuluar me arkitra dhe kornizuar me façatura druri, strehët e mbyllura, përdorimi në disa raste i erkerëve, suvatimi i pamjes së jashtme, karakterizojnë tashti banesën gjirokastrite.

Ndryshimet më të pakta, lidhur me fluksin e këtyre koncepteve të reja i ndjejnë dy tipat më pak të zhvilluar të banesës qytetare, banesa me hajat dhe ajo tiranase. E para e përhapur gjërësisht në qendrat e Shqipërisë së Mesme dhe veçanërisht në Elbasan, për vetë kompozimin dhe trajtimin e saj të thjeshtë, nuk ofronte mundësi të mëdha për ritrajtime. Megjithatë dhe kjo banesë, veçanërisht në ambientin e shtëpisë së zjarrit pësoi ku më pak e ku më shumë ritrajtime. Banesa tiranase gjithashtu iu nënështrua këtyre ndryshimeve, por qoftë për arsye të karakterit të tipit të kësaj banese dhe më tepër të karakterit të kësaj qendre, relativisht pak të zhvilluar, këto ndryshime, ashtu si dhe në banesën me hajat shfaqen relativisht vonë, aty nga fundi i shek. XIX dhe madje nga fillimi i shek. XX.

Proçesi i ndryshimeve që pësuan tipat tradicionalë të banesës qytetare shqiptare qe një dukuri me një shtrirje mjaft të gjërë në vendin tonë. Ky proces, me përmirësimet e dukshme që i pruri banesave të ndërtuara sipas principeve të mëparshme, i riaftësoi mjaft ato, për t'iu përgjigjur pak a shumë kërkesave të reja jetësore të familjes qytetare, që përherë e më tepër po theksonte karakterin e saj borgjez.

Por krahas këtij procesi, shfaqet dhe një dukuri tjetër, ajo e lindjes së një tipi të ri banese, e cila ndryshonte thelbësisht nga tipat tradicionalë, si përsa i përket kompozimit, ashtu dhe trajtimi arkitektonik në përgjithësi. Lindja e këtij tipi të ri banese ishte mohimi dialektik i tipave tradicionalë, pra një hop një zhvillim i mëtejshëm në rrugën plot realizime të banesës shqiptare. Qyteti, ku kjo dukuri u zhvillua në rrugë mjaft të natyrshme dhe të shpejtë për vetë rrethanat ekonomiko-shoqërore, qe Korça. Kjo qendër gjatë shek. XVII qe një qytet i vogël. Shkatërrimi i Voskopojës, qendër e rëndësishme zejtaro-tregëtare, rreth fundit të shek. XVIII i dha një impuls të kuptueshëm rritjes dhe fuqizimit të Korçës, si një qendër e mirëfilltë zejtaro-tregëtare, e cila rreth mesit të shek. XIX kishte arritur një zhvillim të madh. Kryeqendër e një zone të gjërë përreth, të populluar mirë, lidhur me rrugë karvanshe me Shqipërinë e Mesme, Maqedoninë, dhe Epirin, Korça gëzonte kushtet e përshtatshme për një rritje të vrullshme të elementit zejtar dhe tregëtar, i cili përbënte bazën e popullsisë, duke përcaktuar kështu qartë karakterin e kësaj qende.

Për këto arsye bëhet i kuptueshëm synimi i këtyre shtresave të popullsisë për një banesë që ti përgjigjej mënyrës së jetesës borgjeze, së cilës tipat tradicionalë të banesës nuk ia plotësonin dot kërkesat. Në këto kushte lindi tipi i ti i banesës qytetare shqiptare, si banesë e mirëfilltë e borgjezisë. Për vetë zhvillimin e madh ekonomik të qytetit, që

binte si pasojë një diferencim të shpejtë klasor, banesa e re korçare, brenda një kohe të shkurtër shfaqet me një larmi të madhe formash.

Në këtë morfologji të pasur mund të dallohen dy variante, ai i banesës njëkatshe dhe ai i banesës dykatshe. Brenda këtyre varianteve zhvillohet një numë nënvariantesh, me dallime sasiore ndërmjet tyre. Renditje e nënvarianteve të ndryshëm të banesës korçare nuk duhet konsideruar e karakterit kronologjik, si një zhvillim hap pas hapi nga e thjeshta në të ndërlikuarën. Një karakteristikë e përhapur e banesës korçare, duhet mbajtur dhe ndërtimi i bodrumit, si në banesën njëkatshe, ashtu dhe në atë dykatshe. Ai zhvillohet, përgjithësisht me të njëjtën shtrirje planimetrike me katet e tjerë, duke qenë zakonisht me lartësi rreth 1-1,5 m mbi nivelin e truallit.

Varianti i banesës njëkatëshe korçare, realizohet me tre nënvariante, që duke pasur të njëjtin koncept kompozicional, ndryshojnë për nga numri i ambienteve. Nënvarianti i parë i banesës korçare është një ndërtim i thjeshtë (banesa në Rr. S. Meka Nr. 13) katërkëndësh (fig. 68) kënddrejt në palimetri. Dy ambiente në bodrum, si dhe një i tretë ndërlidhës në mes tyre, nëpërmjet të cilit shkallë druri të çojnë sipër. Po kjo skemë përsëritet dhe në kat. Shkallë të jashtme guri, të çojnë veças në kat, duke pasur kështu banesa dy hyrje. Banesa të këtij lloji sot ndeshen shumë rrallë.

Nënvarianti i dytë, ka të shtuar në njërin krah të katit dhe një ambient të tretë, duke marrë planimetria një zhvillim të thyer. Shembulli tipik i kësaj zgjidhjeje është banesa (fig. 69) në Rr. J. Vreto Nr. 22. Kjo banesë është mjaft e përhapur në Korçë, për numrin optimal të ambienteve dhe skemën e thjeshtë dhe kompakte.

Nënvarianti më i vazhvilluar i banesës korçare me një kat, është ai që kompozohet duke vendosur në të dy anët e një salloni, simetrikisht nga dy ambiente. Te kjo banesë fillon një përpunim më i dalluar i pamjes kryesore ku shquan veçanërisht theksimi i qendrës, me shkallët shpesh dyfishe dhe portikun që mbahet nga shtylla druri, apo kollona guri. Shembulli i goditur i këtij nënvarianti është banesa (fig. 70) në Rr. A. Z. Çajupi Nr. 17.

Varianti tjetër i banesës korçare është dykatsh. Thuajse në të katër nënvariantet e kësaj banese, ndërtohet erkeri (fig. 71), si një element karakteristik i banesës korçare me kat. Ai gjithmonë zë pjesën qendrore të banesës, duke dalë në formë konsoli, apo duke u mbështetur mbi dy ose katër shtylla, ose kollona. Ky element, në funksionin e qoshkut, njihet në të gjitha tipat e banesës qytetare me kat, por me këtë formulim arkitektonik, ai është një shfaqje relativisht e vonë në banesën qytetare. Atë, të tillë, gjithashtu e ndeshin mjaft të përhapur dhe në disa tipe të banesës fshatare si pjesë e volumit të odave të miqve. Përdorimi i gjërë i erkerit në Korçë, natyrisht nuk është diktuar nga nevoja për rritjen e sipërfaqes së banuar si në Berat. Ai është kryesisht një element funksional një qoshk i mbyllur me funksione qëndrimi gjatë stinëve të ngrohta, prandaj në këtë shikim ai funksionalisht duke mbajtur si një trashigim nga banesat tradicionale. Krahas kësaj dhe vlera arkitektonike e këtij volumi ngre mjaft peshë në përdorimin e gjërë që ai gjeti.

Nënvarianti më i thjeshtë dhe më i përhapur i banesës korçare me dy kate, kompozohet duke pasur në të dy katet, respektivisht, nga dy ambiente, anash një salloni ndërlidhës. Këtij ambienti, në katin e sipërm, i shtohet dhe volumi i erkerit. Shëmbull i kësaj banese (fig. 72) është ajo në Rr. S. Luarasi Nr. 24. Në zhvillimin e mëtejshëm arrijmë në një zgjidhje tjetër, duke shtuar respektivisht për çdo kat nga një ambient, të cilët bëjnë që banesa të ketë një kompozim asimetrik, siç tregohet (fig. 73) në banesën e Rr. N. Nexhipi Nr. 32. Një nënvariant më i zhvilluar është ai që ka të vendosur anash sallonit qendror nga dy ambiente, duke rimarë kështu kompozimi zgjidhje simetrike. Banesa në Rr. Dodona Nr. 13 (fig. 74), ndërtuar më 1871 është një zgjidhje tipike e këtij lloji. Të këtij nënvarianti duhen konsideruar dhe disa zgjidhje që kanë nga tre ambiente, simetrike karshi sallonit. Kafazi i shkallëve ndërtohet në disa raste jashtë konturit të planimetrisë së sallonit, apo dhe në njërin krah, ndërmjet dy ambienteve. Në raste të rralla, shembujt e zhvilluar kanë nga dy hyrje trajtuar me të njëjtën gjuhë arkitektonike, por duke u shkëputur nga lloji dhe trajtimi i materialit. Banesa (fig. 75) në Rr. E. Dvorani Nr. 1, ndërtuar më 1873 është një nga shembujt e rrallë të kësaj zgjidhjeje.

Banesa korçare përbën një tip më vete në kuadrin e banesës qytetare shqiptare, e cila në zgjidhjet e saj më të zhvilluara paraqet shkallën më të lartë që arriti banesa e borgjezisë qytetare, deri nga fillimi i shekullit XX.

Të gjitha format e kësaj banese dallohen për skemën e qartë dhe të thjeshtë kompozicionale, në qendër salloni dhe anash ambientet e banimit. Shkallët vendosen, pothuaj gjithmonë, në fund të sallonit, përbri hyrjes kryesore dhe rrallë anash tij. Salloni ka përmasa të vogla në variantin e parë, ndërsa në të dytin ai zmadhohet. Salloni i katit të sipërm zgjerohet dhe prej erkerit, i cili nga ana hapësinore është pjesë e tij. Zgjidhjet simetrike janë ato që mbisundojnë, ndërsa nënvariantet asimetrike janë më të rralla. Pamja e jashtme e banesës korçare, veçanërisht ajo kryesorja, që shkëputet qartazi nga të tjerat, shquan për një përpunim të kujdesshëm. Ajo theksohet në qendër me volumin e erkerit (fig. 76), i cili zakonisht mbahet nga kollona guri. Ky volum, i jep një karakter më dinamik kompozimit. Simetria e rreptë e kësaj pamje proporcionet e goditura, punimi me gurë i podrumit, në pjesën mbi tokë, si dhe përdorimi i gjërë i formave neoklasike në kollonat, kornizat, pilastrat, etj., i japin banesës një karakter të theksuar monumental. Një përdorim të gjërë ka gjetur në këtë banesë, në dallim nga të gjithë tipet e tjerë, hekuri i rrahuar (fig. 77), si për rrethimin e mureve të oborrit, portës së jashtme, ashtu dhe në parmakët dyert e dritaret, në formën e kafazit mbrojtës.

Në dallim nga tipat tradicionalë, pamja e jashtme e banesës korçare është më e përpunuar se brendësia, ku përgjithësisht mungojnë punimet në dru, dhe dekoracionet e aplikuar të llojeve të tjera. Për një far kohe, me një formulim të thjeshtë, vazhdojnë të ndërtohen musandrat, kamaret dhe dollapët e murit, ndërsa që në krye banesa nuk e ka katin përdhe të pabanuar, si në tipat tradicionalë të banesës me kat. Kati i bodrumit shërben pjesërisht apo plotësisht për banim, si dhe për vendosjen e depozitave të ushqimit, lëndëve djegëse, ambienteve të gatimit etj. Banesa korçare është një banesë ekonomike, e cila i përgjigjej shumë mirë kërkesave të borgjezisë së re në rritje, për të cilën ishin jo racionale skemat e vjetra dhe jo utilitare ornamentika e pasur e banesave të zhvilluara të tipave tradicionalë.

Banesa korçare, pati një zhvillim të shpejtë në kohë, por mungesa e datimeve nuk lejon që të ndiqet me siguri kronologjia e morfologjisë së saj. Të dhëna të tërthorta tregojnë se tipi i ri duhet të jetë njohur që në gjysmën e parë të shek. XIX. Banesat e zhvilluara të datuara rreth çerekut të tretë të këtij shekulli, gjithashtu të shtyjnë të mendosh kështu.

Procesi i lindjes dhe i zhvillimit të kësaj banese është një shembull shumë tregues i rëndësisë përcaktuese të faktorëve ekonomiko-shoqëror, ndaj kategorisë arkitektonike të banesës. Kushtet e reja të mënyrës së prodhimit, të raporteve shoqërore dhe si pasojë të mënyrës të jetuarit prunë dhe nevojën për një banesë të re, e cila ndryshonte thellësisht nga tipologjia e mëparshme. Në kristalizimin e tipit të ri, padyshim kanë ndikuar përveç traditës vendose dhe faktorë të tjerë që lidhen me raportet ekonomike të kësaj qendre me ato të vendeve të tjera ballkanike. Gjatë kësaj periudhe ngritje për mbarë borgjezinë ballkanike, ndihet një afërsi e dalluar e banesës qytetare në mbarë gadishullin. Ky realitet natyrisht nuk kishte si të mos përfshinte dhe vendin tonë, e veçanërisht ato qendra që ishin më të predispozuara për të pranuar zgjidhje të reja. Pikërisht këto rrethana shpjegojnë afërsitë e dallueshme të Maqedonisë, Serbisë, Bullgarisë etj. Thyerja e ekonomisë së mbyllur feudale nga ana e borgjezisë ballkanike, binte si rezultat të drejtpërdrejtë dukuritë e mësipërme.

Siç u parashtrua më sipër në Korçë tipi i ri, u bë mbisundues gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, ndërsa në qendrat e tjera, gjatë kësaj kohe pati një përhapje të gjërë procesi i rindërtimit të tipave të vjetër. Por, ku më pak e ku më shumë dhe në qendrat e tjera, gjatë kësaj periudhe banesa e re fillon të ndërtohet. Sa më afër i afrohemi fundit të shek. XIX aq më intensiv bëhet procesi i përhapjes së tipit të ri, për tu bërë gjatë dekadave të para të shek. XX një dukuri e zakonshme, pë faktin se tipat tradicionalë prej kohësh nuk ndërtoheshin më. Bane-

sën e mbyllur, të tipit të ri e ndeshim në dhjetëvjeçarët e fundit të shek. XIX në Berat, Elbasan, Vlorë, Tiranë etj. Me interes të veçantë janë gjithashtu dhe pak shembuj të ndërtuar në Berat, njëri prej të cilëve (fig. 78) me datim relativisht të hershëm, në vitin 1854. Me rëndësi është dhe përhapja, po në këtë qytet e trajtimit të pamjes kryesore, sipas formulimit karakteristik të banesës së re, gjatë rindërtimeve të banesave të vjetra. Pas Korçës, në Berat ndeshet më qartë ndikimi i koncepteve të reja, për arsyet e shpjeguara më lartë.

Fillimi i shek. XX, deri aty rreth viteve 30 të tij shënon një përhapje të bujshme të kësaj banese në mbarë qendrat qytetare të vendit. Banesa e re, duke marrë nuanca lokale, veçanërisht në repertorin e dekoracionit të jashtëm, ku mbisundojnë modelimet mbi suva, bëhet tipi i vetëm mbisundues, thuajse në mbarë qendrat qytetare të vendit. Kjo banesë, mbyll kështu atë rrugë të gjatë shumëshekullore, kërkimesh dhe realizimesh në krijimtarinë e banesës shqiptare, në të cilën autor është mjeshtri i talentuar popullor.

Fig. 63.

**BANESË RR. A. BEQARI NR. 37**
**«BERAT»**







BANESË RR. J. VRETO Nr. 22 «KORÇË» Fig. 69.









BANESE RR. S. MEHE Nr. 13 FIG.68











BANESE RR. A. ÇAJUPI Nr. 17 "KORÇE"





KATI PERDHE

KATI I PARE



Fig. 70.





Fig. 71.

BANESE RR. S. LUARASI Nr. 24 « KORÇE »



BANESE RR. N. NEXHIPI Nr. 32 « KORÇE »





KATI PERDHE



KATI PERDHE



KATI I PARE









KATI I PARE

FIG. 72

Fig. 75.

BANESE RR. E. DVORANI Nr. 1
" KORÇE "







KATI PERDHE



KATI I PARE



KATI I DYTE



# VENDBANIMET DHE BANESAT FSHATARE
## (Shek. XV-XX)

Deri nga fillimi i shekullit XX fshatarësia përbënte pjesën dërmuese të popullsisë në vendin tonë, rreth 9/10 e saj. Si rrjedhim dhe arkitektura e krijuar nga kjo masë e madhe e popullsisë zë një vend me rëndësi në krijimtarinë e përgjithshme të popullit tonë.

Arkitektura fshatare shqiptare që ka mundur të arrijë deri në ditët tona është mjaft e pasur dhe e larme. Në të përfshihen të gjitha ndërtimet e ngritura nga populli për plotësimin e nevojave të tij, si banesa e ndërtime ndihmëse të ekonomisë shtëpiake, ndërtime për zeje të ndryshme, mullij, çezma, etj. Të gjitha këto të marra së bashku hedhin dritë mbi jetesën e fshatarësisë së një krahine të caktuar në një periudhë të caktuar historike. Por ajo që i jep tonin një vendbanimi fshatar, që në një masë të konsiderueshme shpreh më qartë karakterin e një vendbanimi si atë arkitektonik, ashtu edhe atë ekonomik e shoqëror është banesa.

Ndonëse karakteri utilitar në arkitekturën fshatare zë një vend me rëndësi edhe pse mundësitë e kufizuara të një familjeje të zakonshme fshatare e zvogëlonin sferën e kërkesave, pra rrjedhimisht shtronin përpara ndërtuesve një program ndërtimor relativisht të varfër, shpesh herë takojmë realizime të goditura nga ana arkitektonike. Kjo është arritur sepse mjeshtrat tanë të ndërtimit kanë ditur të materializojnë drejt kërkesat e popullsisë së krahinave të ndryshme, t'i modifikojnë ose t'i ndryshojnë realizimet e tyre sipas ndryshimit të kushteve historike, duke na dhënë një zinxhir të pandërprerë zhvillimi, ku çdo hallkë është e lidhur ngushtë me hallbat e tjera, t'i përdorim me nikoqirllëk dhe me logjikë materialet e vendit, duke u kujdesuar njëkohësisht që këtë material ta përpunojnë nga ana dekorative, aty ku e lejon funksioni kryesor. Mjeshtrat tanë kanë mundur gjithashtu, gjithnjë në përputhje me karakterin dinamik të arkitekturës popullore, të krijojnë tipizime në elementët kryesorë kompozicionalë e konstruktivë, por duke variuar në trajtimet arkitektonike, duke na dhënë një larmi dhe shumëllojshmëri zgjidhjesh, brenda një tipi të caktuar.

Duke ndjekur tipologjinë e banesave fshatare vemë re ngjashmëri ndërmjet disa krahinave, ose tipe banesash me lidhje gjenetike në mes tyre. Kjo dëshmon për kushte të ngjashme ose të njëjta dhe për marrëdhënie të ngushta ndërmjet këtyre krahinave. Duke marrë për bazë tiparet arkitektonike të përbashkëta, krahinat e ndryshme të vendit mund të bashkohen në grupe pak a shumë të mëdha. Brenda kësaj tipologjie të njëjtë në këto grupime krahinash vërehen dallime që shfaqen:

— në shkallën e perfeksionimit të tipit, që lidhet në radhë të parë me fazat e ndryshme të evolucionit;

— në shkallën e ndërlikimit kompozicional dhe të përpunimit arkitektonik, që lidhen me dallimet klasore të popullsisë;

— në trajtimet e ndryshme arkitektonike, që lidhet me specifikat e krahinës, të terrenit, të materialeve të ndërtimit, me mjeshtrat etj.

Nga ana tjetër faktorë të tjerë historikë, si mungesa e një uniteti politik, karakteri i mbyllur dhe i ndryshëm i ekonomisë në të kaluarën, sollën si pasojë veçimin ku më shumë e ku më pak të theksuar të krahinave ose të grupeve nga njëri tjetri. Këto rrethana gjetën pasqyrimin e vet në larminë tipologjike, shpesh me dallime të forta krahinore si në trajtimin arkitektonik, ashtu dhe në rrugën e zhvillimit të tipeve.

Kështu p.sh. disa krahina karakterizohen nga forma të thjeshta e të qëndrueshme banesash, të ruajtura për periudha të gjata historike. Përkundrazi disa të tjera shquhen për një zhvillim të vrullshëm tipologjik, i cili duket si në përpunimin e vazhdueshëm të tipeve të vjetër, deri sa shpesh arrihet në konceptime artiktektonike të reja, ashtu dhe në futjen në një kohë më të vonë të tipeve të rinj, me zgjidhje arkitektonike më racionale për kohën e vet. Ky fenomen i fundit gjeti një terren më të favorshëm sidomos në Shqipërinë e Jugut, ku uniteti ekonomik e kulturor u krijua më herët dhe e cila, nga ana e saj, ndikoi në unifikimin e mëtejshëm të traditave dhe në zbutjen e dallimeve lokale.

Mungesa e datimeve në banesat fshatare e vështirëson përcaktimin e një caku të saktë për fillimet e formimit të tipeve që janë arritur deri në ditët tona. Banesat që kanë mundur të ruhen nga e kaluara, me përjashtime mjaft të pakta, nuk shtyhen më tej se shekulli XIX. Por kjo nuk do të thotë që të vendosim si kufi të mundshëm kohor këtë kohë. Prania e varianteve të thjeshtë krahas atyre të përpunuar, gjurmët e mbetura në fshatrat rrënojë, le-

jojnë që shpesh të shtyhemi përtej këtij kufiri. Gjithashtu karakteri dinamik i arkitekturës popullore, i cili nuk është kudo njëlloj i pranishëm në krahinat e ndryshme të vendit, si dhe zhvillimi jo i barabartë i këtyre krahinave, nuk na lejon të vendosim një prerje të njëjtë kohore në ndryshimet tipologjike për të gjithë vendin.

Pra duke patur parasysh një karakter të tillë të zhvillimit tipologjik e kronologjik të arkitekturës fshatare në vendin tonë, bëhet e nevojshme shqyrtimi i kësaj arkitekture sipas krahinave, për të nxjerrë më në fund tiparet e përbashkëta dhe ndryshimet ndërmjet zonve të ndryshme të vendit tonë.

## SHQIPËRIA VERIPERËNDIMORE

Një grup krahinash në veriperëndim të vendit tonë, të përbërë nga Malësia e Shkodrës, Dukagjini, Fusha e Mbishkodrës, Zadrima, Malësia e Lezhës dhe e Milotit, Mirdita perëndimore, krijojnë një njësi më vete përsa i përket tipologjisë së banesave. Në pjesën më të madhe të krahinave terreni është malor i theksuar, që rrethon nga veriu e lindja fushat e Mbishkodrës dhe Zadrimën. Ekonomia kryesore e banorëve ka qenë blegtoria, ndërsa në zonat e ulta bregdetare kryesisht bujqësia.

Ndonëse karakteri i ekonomisë dhe i terrenit në krahina të ndryshme të kësaj zone që i ndryshëm, janë adoptuar tipe të ngjashëm, në mos të njëjtë banesash. Shkaku kryesor për këtë duhet kërkuar në përbërjen e popullsisë.

Zonat e ulta bregdetare, dikur të lulëzuara, me vendosjen e pushimit osman u braktisën dhe u kthyen në moçalishte. Banorët e krahinave malore përreth i përdorën këto si kullota dimrore. Gradualisht këta banorë filluan të vendoseshin në këto zona, duke ushtruar edhe bujqësinë. Ata sollën me vete dhe mënyrën e të ndërtuarit. Kujtimi i preardhjes së banorëve të fushave ruhet deri në ditët tona. Përveç kësaj deri vonë njihej fenomeni i ekzistencës së dy vendbanimeve të të njëjtit grup popullsie. Kështu Dedajt e Shkrelit kishin vendbanimin e vjetër në fshatin Dedaj dhe një tjetër, në fillim provizor, në Velipojë.

Format më të thjeshta të banesave ishin ato përdhese me një ambient të vetëm shtëpinë e zjarrit. (Fig. 1). Zakonisht kësaj banese i jepeshin përmasa të zgjatura, për të mundur që në të ardhmen banesa të ndahej në dy pjesë; në pjesën e dytë strehoheshin bagëtitë. Zhvillimi i banesës bëhej duke shtuar një ambient të dytë dhe ndonjëherë një të tretë në drejtimin horizontal, ku hyrja për në ambientet është e drejtpërdrejtë nga jashtë, ndonëse ndonjëherë kanë lidhje të brendshme ndërmjet tyre. (Fig. 2.)

Një përdorim të gjerë patën në këtë zonë banesat dykatëshe, tek të cilat, skema kompozicionale është e thjeshtë. Ato zakonisht kanë nga një ambient në çdo kat. (Fig. 3). Kati përdhe përdorej për strehimin e bagëtisë, ndërsa në katin e dytë zhvillohej jeta e familjes. Lidhja ndërmjet kateve mund të jetë me shkallë të jashtme ose të brendshme.

Shtimi i ambienteve nuk shkonte më larg se skema dykthinëshe në kat. (Fig. 4). Ajo formohej nga bashkëngjitja e dy skemave njëkthinëshe të ndara që në krye, ose me perspektivë ndarje për dy familje. Në shumë banesa të tilla të bie në sy skema simetrike e ambienteve karshi murit ndarës tërthor, si dhe hyrjet e veçanta për çdo ambient. Përpara hyrjeve të katit mund të kenë një verandë të ngushtë prej druri, ose thjesht një shesh pushimi në përfundim të shkallëve. Sikundër në banesat njëkthinëshe, edhe këtu kati përdhe i lihej bagëtive dhe kati i sipërm përdorej për banim.

Një skemë kompozicionale mjaft e përdorshme ishte dhe ajo kur ngjitur me banesën dykatëshe, njëkthinëshe në kat, ndërtohej një ambient përdhes, «jerevia». (Fig. 5). Në këtë ambient vendosej shtëpia e zjarrit ose e bukës, ndërsa ambientet e banesës dykatëshe përdoreshin, i poshtmi për bagtinë dhe i sipërmi për fjetje dhe si odë miqsh.

Megjithëse nuk pati atë përgjithësim të banesave të mësipërme takohen shpesh në këtë zonë dhe banesa me skemën e njohur «me gjysëm kat». (Fig. 6). Ato ndërtoheshin tërthor me rrënjën e terrenit me një ose dy ambiente në katin e banueshëm. Në rastin e parë ambienti i sipërm ka përmasa më të mëdha nga kati i poshtëm, i cili është pjesërisht i futur në tokë. Pjesa përdhese e ambientit të sipërm është e shtruar me dhe të ngjeshur dhe aty vendosej vatra. Në rastin e dytë njëri ambient i banesës ngrihet drejtpërdrejt mbi truall, ndërsa ambienti tjetër ka një ambient gjysëm të futur në tokë, që shërben për mbajtjen e bagëtive.

Banesat e zonës në shqyrtim janë të varfëra me ambiente ndihmëse. Diçka më të pasur e kanë oborrin banesat e zonave të ulta fushore. Ato rrethoheshin me gardh degësh dhe, ndonjëherë, me mure guri. Vendbanimet në zonat e ulta janë ngritur mbi kodrina të ulta, ndërsa në ato malore, në luginat e lumejve, përrejve ose mbi pllaja të larta. Në këto të fundit banesat zakonisht janë të shpërndara, larg njëra tjetrës, pranë ndonjë ngastre toke buke, që me zor shkëputej nga terreni i ashpër malor.

Materiali më i zakontë i ndërtimit ishte guri. Si teknikë ndërtimi përdorej muratura e lidhur me llaç gëlqere, por nuk kanë munguar dhe banesa të varfra, në zona të thella, të ndërtuara me muraturë të thatë. Gjejmë mbulesa çatish të gjithllojshme, me rasa guri, tjegulla, furde dhe mbulesa me kashtë.

Përgjithësisht banesat e kësaj zone kanë një trajtim mjaft të varfër arkitektonik, si në brendësi, ashtu dhe në pamjet e jashtme. Të vetmet elemente që shquhen janë dyert e ambienteve, zakonisht në formë harku dhe të punuara me kujdes. Hapësirat e ndriçimit, dritaret, i kanë të pakta dhe të vogla. Banesat janë paisur me frengji dhe, sidomos në ato dykatëshe ndjehet preokupimi për t'i dhënë asaj një karakter fortifikues.

Format e banesave që shqyrtuam janë të lashta, të cilat për arsye të zhvillimit të pakët ekonomik e shoqëror të krahinave ku u përhapën, ruajtën mjaft tipare fillestare. Këto forma i gjejmë edhe në vendbanimet e braktisura, si p.sh. në Dedaj të Shkrelit e gjetkë, dhe në rrënojat e banesave në kalatë mesjetare të Drishtit, Shurdhahut etj.

Vendbanimi i braktisur i Dedajve ngrihej në shpatin e malit mbi fshatin e sotëm me të njëjtin emër. Shpati ishte i përpunuar në taraca, të mbajtura me mure guri të thatë, me gjerësi 3-10 m. në varësi të terrenit. (Fig. 7). Nëpër taraca ngriheshin banesat me disa ambiente ndihmëse dhe, vende-vende, lëmejtë të shtruar me gurë. Përpunimi i terrenit me taraca dhe lëmejtë e shumtë dëshmojnë se banorët e këtyre krahinave, krahas blegtorisë kanë ushtruar dhe bujqësinë. Nga rrënojat e banesave mund të gjykohet se ato kanë qenë përdhese prej guri, me një ose dy ambiente. Nga mungesa e qeramikës në shumë rrënoja, mendohet se banesat kanë qenë mbuluar me kashtë thekri, që ishte kultura bujqësore kryesore që mbillej në këto anë.

Gjithashtu disa rrënoja banesash në kalanë mesjetare të Drishtit, japin të kuptojmë se skema kompozicionale me gjysëm kat, si dhe ndërtimi i disa elementeve karakteristikë të banesave, si p.sh. oxhakët, janë mjaft të hershëm. (Fig. 8). Ato i gjejmë të përsëritura në fshatrat rrënojë dhe më vonë, në vendbanimet e sotme.

Krahas këtyre ndërtimeve modeste nga trajtimi arkitektonik, në këtë zonë janë ndërtuar banesa që, ndonëse nuk kanë numur më të madh ambientesh nga banesat më të zhvilluara që analizuam, dallohen nga to nga përpunimi mjaft më i pasur arkitektonik. Këto ndërtime janë më të vonëshme dhe të përhapura në zona të kufizuara, si në Theth të Dukagjinit e Vermosh të Kelmendit.

Këto banesa në shembujt më të thjeshtë janë dykatëshe, me nga një ambient në çdo kat, por arrijnë deri në tre kate dhe me disa ambiente në kat. Ato kanë të përbashkët trajtimin arkitektonik të ngjashëm. Karakteristike për këtë trajtim janë çatitë mjaft të pjerrëta, të mbuluara me funde dërrase, të cilat duke mos mbajtur dëborë, lehtësojnë mjaft punën e konstruktorit. Nga ana tjetër ambienti nën çati me volum të madh, bëhet i përdorshëm si depo në variantet e thjeshtë dhe duke u kthyer në dhoma banimi në variantet e përbërë. Përpara, në pamjet kryesore, dalin ballkone prej druri të mbuluara nga zgjatimi i strehëve të çatisë. Pasuria dhe përpunimi i elementëve arkitektonikë, futja e elementeve të drurit krahas muraturës së gurtë, e gjallërojnë shumë pamjen e banesës, ndërsa çatisë e pjerrëta harmonizohen me ambientin e thepisur shkëmbor dhe duken sikur përsëritin konturet e majave të maleve, që përbëjnë sfondin natyral të banesave (Fig. 9).

## SHQIPËRIA VERILINDORE

Në këtë zonë hyjnë krahinat e Malësisë së Gjakovës, Hasit, Lumës dhe një pjesë e krahinave të Pukës. Brenda kësaj zone Hasi dhe Malësia e Gjakovës përbënin një unitet më të dallueshëm përsa i përket tipareve arkitektonike të banesave. Ndonëse në format e tyre më të arritura, banesat e këtyre zonave dalloheshin nga njëra tjetra nga trajtimi, karakteri, materialet dhe teknika e ndërtimit, ato kanë lidhje të forta gjenetike, të cilat kanë ndikuar në rrugën e zhvillimit të tyre. Disi më e veçuar nga këto zona është Luma, e cila me karakterin e saj të banesës, përbën një hallkë ndërlidhëse të kësaj zone, me zonën tjetër më në jug. Po kështu edhe krahinat e Pukës shërbejnë si lidhje ndërmjet këtij grupi krahinash dhe atij më në perëndim.

**Banesa e Hasit.** Krahina e Hasit shtrihet mbi rrafshnaltën ndërmjet Drinit të Bashkuar dhe Drinit të Bardhë, përroit të Skatinës, që e ndan nga krahinat e Malësisë së Gjakovës dhe kufirit shtetëror të RPS të Shqipërisë. Megjithëse terreni nuk është i theksuar malor, bujqësia nuk arriti të bëhej këtu ekonomi dominuese. Mungesa e burimeve të ujit, gjë që i dha epitetin «i thatë» (Hasi i Thatë), e bënte bujqësinë joproduktive. Një ekonomi me rëndësi qe dhe blegtoria. Si ekonomi ndihmëse qe prodhimi dhe përpunimi i lëndës së drurit. Hasi dallohej për pyjet e shumtë që e mbulonin. Kjo pasuri me lëndë druri la gjurmë dhe në arkitekturën e banesave, ku druri mbeti për një kohë të gjatë një ndër materialet kryesorë të ndërtimit.

Në marrëdhëniet ekonomike karakteristikë për Hasin ka qenë prona e vogël individuale. Ndërsa në

## Banesa NE MALESINE E SHKODRES



FIG. 1



FIG. 2



0 1 2 3m



0 2 4 m.

## Banesa NE MALESINE E Lezhës














BANËSE NE FSHATIN DEDAJ TE SHKRELIT - Shkodër







RRENOJA NGA FSHATI DEDAJ TE SHKRELIT

Shkodër





RRENOJA BANESASH NGA QYTETI MESJETAR I DRISHTIT SHKODËR

marrëdhëniet shoqërore ishte karakteristikë ekzistenca e familjeve të mëdha patriarkale, numri i zakonshëm i pjesëtarëve të të cilave ishte 20 dhe arrinte në 30 e më tepër. Të dy këta faktorë ndikuan në karakterin e banesës, të lagjes dhe rrjedhimisht të fshatit. Banesat ndërtoheshin pranë tokës së bukës, por gjithnjë për ndërtim shfrytëzoheshin kodrinat për të mos cënuar tokën e punueshme. Gjithashtu ekzistenca e familjeve të mëdha i dha banesës karakterin e një grupimi ndërtimesh të vogla, të veçanta dhe me destinacione të ndryshme në një oborr të rrethuar. Disa grupe të tillë formonin një lagje me familje, që kishin lidhje fisnore ndërmjet tyre. Fshatrat përbëheshin nga disa lagje. Zakonisht ato ishin të larguara nga njëra-tjetra dhe shpesh qëllonte që të ishin më pranë dy lagje të fshatrave të ndryshme, se sa dy të të njëjtit fshat.

Ndërtimet që formonin grupimin ndaheshin në ndërtime ekonomike, si «kosheri» i drithit, «çaraniku» i bulmetit, «pojata» për bagëti, dhe ndërtime për banim, si shtëpia e zjarrit, «qylerët» për fjetje dhe shtëpia e miqve. Grupimet e ndërtimeve të familjes në Has kanë njohur një evolucion në trajtimin kompozicional, i cili është kushtëzuar nga fazat e zhvillimit të vetë banesës dhe nga gjendja ekonomike e familjes. Në fazat e para si bërthamë fillestare e grupimit dhe si qendër e kompozimit ishte shtëpia e zjarrit, (Fig. 10), ndërsa ndërtimet e tjera që e rrethonin atë ishin të thjeshta, përdhese, prej druri dhe ndërtoheshin herpashere, në varësi të rritjes së nevojave të familjes. Në fazat e mëvonëshme shtëpia e zjarrit nuk gjen zhvillim të mëtejshëm dhe, duke mbetur një ndërtim primitiv, humbet rolin që kishte në kompozim. Këtë rol, ndonëse jo si bërthamë fillestare banimit, por si theksim arkitektonik në kompozim, fillon ta lozë shtëpia e miqve, e cila arrin në konceptime arkitektonike më të larta. (Fig. 11).

E kushtëzuar nga mënyra e jetesës, ku kemi ndërtime të veçanta për çdo funksion, banesa në Has asnjëherë nuk e ndërlikon zgjidhjen planimetrike. Ndryshimet në të vijnë kryesisht nga përpunimi i elementëve arkitektonikë dhe konstruktivë.

Në Has kanë qenë të zakonshme ndërtimet përdhese dhe me një kat. Ndërtesat përdhese ndërtoheshin përgjithësisht me lëndë druri. Ato përmbajnë vetëm një ambient banimi, përmasat e të cilit varen nga destinacioni. Shtëpitë e zjarrit të vjetra kanë përmasa të mëdha, dyshemetë të shtruar me dhe të ngjeshur dhe vatrën të vendosur në mes të ambientit. Përpara shtrihet një hajat i hapur, me shtylla druri në ballë që mbajnë çatinë e lartë. (fig. 12).

Ndërtimjet e tjera të familjes si qylerët dhe shtëpia e miqve, ndonëse janë më të reja në kohë, e kanë ruajtur mënyrën e vjetër të ndërtimit. Ato nuk shkojnë më tej nga skema njëkthinëshe me «hajatin» përpara. Nga kjo anë ndërtimet përdhese nuk ndryshtojnë nga njëra-tjetra edhe kur kanë destinacione të ndryshme. Ajo që i dallon ato është pajisja dhe mobilimi i brendshëm, për të plotësuar funksionin që ato marrin. Në këto ndërtime shohim që hajati i hapur i dikurshëm është mbyllur, për t'u kthyer në një parahyrje ose korridor përpara mjedisit të banimit. (Fig. 13).

Ndërtesat dykatëshe përbëjnë një grup më vete të banesës së Hasit, por jo pa lidhje gjenetike me ndërtimet përdhese. Format më elementare të banesës me kat shfaqen që atëherë, kur qoftë dhe një pjesë e banesës përmban një ambient poshtë gjysmë të futur në dhe. Ambienti i ri që përfitohet zakonisht ndërtohej me gurë dhe përdorej për mbajtjen e bagëtive.

Banesat e para me kat qëndrojnë më afër ndërtimeve përdhese jo vetëm nga dispozicioni planimetrik, por edhe nga përmasat dhe trajtimi i ambienteve. Mbi muraturën e gurtë të katit përdhe ngrihet kati i dytë i ndërtuar tërësisht prej druri, ose ndonjëherë përmban vetëm murin e mbrapshëm prej guri. Ambienti i vetëm i banimit paraprihet nga «hajati» që në fazat e para është ende i hapur (Fig. 14).

Pas kësaj banesat me kat fillojnë të përgjithësohen në krahinën e Hasit. Ato quhen nga vendasit «shtëpi çardakë» ose thjesht «çardakë». Rregullisht kati përdhes ndërtohej me gurë, por nuk mungojnë rastet kur ai është ndërtuar prej druri. Sikundër në banesat përdhese, edhe në çardakët ose banesat me kat «hajati» i hapur fillon e mbyllet, duke e kthyer «hajatin» në një ambient më të përdorshëm, që tashmë quhet nga vendasit «divanhane». Përmasat e divanhanes vijnë duke u rritur dhe, shpesh, ajo ka sipërfaqe të njëjtë, madje ndonjëherë më të madhe, nga ambienti i banimit.

Një shembull mjaft përfaqësues i kësaj faze evolucioni të banesës në Has, ruhet ende në fshatin Golaj (Fig. 15). Mbi katin përdhes të ndërtuar me gurë, ku mungojnë dritaret, ngrihet i lehtë kati i sipërm i gjithi prej druri. Shkallët e jashtme të çojnë në divanhanen e gjerë, faqja e përparme e të cilës del rreth 25 cm tej rrafshit të katit përdhes, duke e zmadhuar në këtë mënyrë sipërfaqen e divanhanes. Dritaret e shumta që janë hapur në këtë faqe, duket se e ruajnë deri në një farë mase, karakterin gjysmë të hapur të divanhanes.

Një banesë tjetër në fshatin Kostur paraqit një fazë më të avancuar. Në divanhane shtohet një volum i ri, «dyshekllëku», i cili duke filluar rreth 60

cm nga dyshemeja shtrihet në dy anë të divanhanes dhe del jashtë mureve të saj, duke u mbajtur me pajanta druri (Fig. 16).

Mbasi banesa është pajisur me të gjithë elementët e saj përbërës arkitektonik dhe ka fituar një skemë tashmë të qëndrueshme planimetrike e funksionale, vazhdon përpunimi i anës konstruktive dhe elementet e ndryshëm arkitektonikë marrin formë në përshtatje me materialin e ri të ndërtimit. Gradualisht kalohet në ndërtimin edhe të katit të sipërm me gurë. Mbetet prej druri vetëm pjesa e sipërme e mureve të divanhanes, për të krijuar aty dysheklllëkun.

Banesa në fshatin Kostur është një nga shembujt më tipikë të banesës së përpunuar të Hasit dhe ka gjetur një përhapje të gjerë në këtë krahinë (Fig. 17). Në katin përdhe kanë qenë strehuar bagëtitë. Ky është një ambient i errët dhe i mbyllur që ndriçohet e ajroset nga disa frengji. Në katin e sipërm kalohet me shkallë të jashtme prej druri, që të nxjerrin në divanhanen e gjerë. Divanhanja lidhet me dhomën e miqve, ose «sobën e burrave» dhe me një korridor të ngushtë që të çon në nyjen sanitare. Dhoma e miqve ka një dispozicion karakteristik. Në mes është dera, ndërsa përballë saj, në faqen e jashtme, ndërtohet oxhaku. Ndërmjet derës dhe oxhakut kufizohet një rrugicë e ngushtë kalimi, anash së cilës krijohen dy sheshe të ngritura rreth 8-10 cm të shtruara me dhe të ngjeshur dhe mbi to, qilimet e postiqet për ndenje. Zakonisht «sobat e burrave» kanë qenë të pajisura me tavan dërrase. Pajisja dhe mobilimi kanë qenë të pakta. Ndjenja e komoditetit varej nga sasia dhe cilësia e qilimave dhe sixhadeve që shtroheshin, punimin e të cilave Hasi e ka pasur traditë.

Divanhanja përpara dhomës së miqve ka fituar mjaft sipërfaqe dhe është bërë një ambient me rëndësi në banesë. Muret e saj, duke filluar nga një farë lartësie nga dyshemeja dalin paksa jashtë mureve perimetralë dhe përmbajnë një varg dritaresh në të tri faqet. Ato në rast nevoje mbyllen me kapakë dërrase. Në ndërprerjen horizontale të mureve prej guri formohet një platformë e shtruar me dërrasë dhe ka në pjesën e përparme një sërë kolonash për mbajtjen e konstruksionit të çatisë. Përpunimi dekorativ i pjesëve prej druri, dritaret e shumta që i japin mjaft dritë këtij ambienti, e kanë kthyer divanhanen në një vend komod ndenjeje dhe pune.

Materialet e ndërtimit të përdorura gjerësisht në Has janë guri dhe druri. Cilësia e gurit nuk është e mirë. Muratura ka të punuara qoshet, ndërsa pjesa tjetër ndërtohej me gurë të çrregullt të lidhur me baltë dhe të përforcuar çdo 80-100 cm me breza druri. Druri nxirrej me shumicë në vend. Nga drurët më i përdorshmi ka qenë lisi, por përdorej edhe pisha për ndërtimin e çative dhe dyshemeve. Teknika më e përdorur e ndërtimit të muraturës prej druri ka qenë me skelet trarësh dhe e mbushur me dërrasa. Në disa banesa të vjetra gjejmë të përdorur dhe teknikën me kllaposje. Një kujdes i veçantë i kushtohej përpunimit dekorativ të elementeve prej druri, bishtave që mbanin daljen e muraturës, strehës së gjerë dyfishe që shkonte 80-100 cm, dritareve etj. (Fig. 18).

Përdorimi i gjerë i lëndës së drurit dhe përpunimi dekorativ i saj, i japin banesës së Hasit një karakter të ngrohtë dhe piktoresk. Ky karakter theksohet nga kontrasti i materialeve të përdorura, gurë e dru, dhe nga evidentimi me anë të daljeve i pjesëve të lehta mbi ato masivet, si muratura e katit të sipërm ose ajo e dysheklllëkeve, të kurorëzuara hijshëm nga streha mjaft e dalë e çatisë.

Këtu banesa e Hasit arrin në formën e saj më të përkryer, ndonëse në disa raste takohen dhe banesa trekatshe, (Fig. 19) por që nuk patën përhapje të gjerë. Mbasi arriti kulmin e saj në këto forma, banesa e Hasit pëson më vonë ndryshime të pjesshme që lidhen me pamjen e jashtme dhe pikërisht me përpunimin e pjesës së sipërme të ndërtesës të ndërtuar me lëndë druri. Kjo pjesë zvogëlohet vazhdimisht, sa arrin të zëvendësohet tërësisht me gurë. Në një banesë në fshatin Helshan muri i ballit të divanhanes është ndërtuar me pllaka të holla guri të skalitura, duke e ruajtur vargun me dritare të vogla në ballë (Fig. 20). duke eliminuar të gjitha pjesët prej druri, banesa fiton në këtë mënyrë tipare fortifikuese. Por këto tipare në Has nuk shtyhen më tej dhe nuk u përgjithësuan në ndërtim.

Megjithëse transformimet e herëpashershme nuk sollën ndonjë të re të rëndësishme në ndërtimin planimetrik, ato mbartën në vetvete një sërë përpunimesh të vazhdueshme të zgjidhjeve arkitektonike e konstruktive.

Dispozicioni planimetrik dhe pajisja e dhomës së miqve mbeten si konstante të qëndrueshme në të gjitha fazat e evolucionit të banesës së Hasit. Atë e gjejmë në banesat e thjeshta përdhese, në fazat e para të banesës me kat dhe ruhet e pandryshuar në fazat më të avancuara të saj. Qëndrueshmëria e planimetrisë dhe vazhdueshmëria e procesit të përpunimit arkitektoniko-konstruktiv të formave dhe elementeve, dëshmojnë për zhvillimin e brendshëm të banesës së Hasit dhe për lidhjen e ngushtë ndërmjet fazave të ndryshme të evolucionit të banesës.

**Banesat në Malësinë e Gjakovës.** Malësia e Gjakovës formohet nga krahinat e Krasniqes, Gashit, Bytyçit dhe Nikaj-Mërturit. Si e tregon dhe vetë emri, është një rajon malor. Në kufi të luginave të lumenjve të Valbonës dhe Tropojës ngrihet madhështor muri i Alpeve të veriut. Kjo masë malesh madhështore, ndërpritet nga shtratet e lumenjve dhe përrenjve që e përshkojnë nga veriu në jug dhe që formojnë gryka të thella, ndërsa aty-këtu lartësohen maja mbi 2000 m, të zbardhura nga dëbora e përjetshme, si ajo e Shkëlzenit, e Hekurave, e Kollatës, etj.

Luginat e lumenjve kanë pak tokë të punueshme, kështu që bujqësia nuk kishte arritur të bëhej ekonomi dominuese. Përkundrazi në male ka kullota shumë të pasura, gjë që i dha hov blegtorisë, e cila në të kaluarën qe ekonomia mbizotëruese. Shumica e fshatrave nuk e kalojnë lartësinë e 600 m, por ka dhe nga ato që ngrihen deri në 800 m. Ato janë vendosur pranë tokave të punueshme dhe pothuajse çdo fshat kishte kullotat e veta në bjeshkë. Banesat ndërtoheshin sa më afër tokës së bukës. Ato grupoheshin dhe formonin lagje me familje zakonisht të afërta ndërmjet tyre, që i dhanë dhe emrin lagjes. Nuk përjashtohen rastet kur mjaft familje, qoftë për arsye të tokës ose të kullotës, qoftë për arsye të mbrojtjes jetonin të veçuara, larg fshatit.

Malet janë në përgjithësi të zhveshura, por nuk mungojnë pyjet me lëndë të mirë ndërtimi. Guri që nxirrej me lehtësi ishte materiali kryesor në ndërtim, ndërsa nga drurët më i përdorshmi ishte lisi dhe aty-këtu, gështenja e pisha.

Malësia e Gjakovës është një nga krahinat e Shqipërisë së Veriut, ku pati një përhapje shumë të gjerë banesa e fortifikuar e cila u përgjithësua si mënyrë ndërtimi dhe në masat e gjëra të fshatarësisë. Banesat janë dykatshe, por më të shpeshta ato trekatëshe prej guri. Ato dallohen nga volumi i tyre prizmatik prej guri, me karakter të mbyllur dhe me tipare të theksuara mbrojtëse. Këto banesa disa herë rrethoheshin me mure, por më shpesh me gardhe dërrase ose degësh. Oborri i tyre në përgjithësi ishte i varfër në ambiente ndimëse. Aty ngriheshin kosheret e drithit dhe më rrallë mund të kishte ndonjë ndërtim që shërbente si kuzhinë ose ndonjë stallë bagëtish. Kjo varfëri në anekse e theksonte më tepër karakterin e mbyllur të banesës, brenda së cilës ruheshin të gjitha rezervat ushqimore dhe bagëtitë e familjes. Në këtë volum të mbyllur zgjidhej i tërë programi i kërkesave dhe i nevojave të familjes (Fig. 21).

Kërkesa e parë ishte strehimi i sigurtë i bagëtisë. Për këtë qëllim kati përdhes që i lihej bagëtisë, ose siç quhet nga vendasit «ahri», është një ambient i mbyllur, i ndriçuar vetëm nga disa frengji, me një portë me mbulesë harku, të siguruar mirë. Ndonjëherë ky ambient kishte ndarje të ulëta prej gardhi për bagëtitë e imëta dhe për kafshët e trasha. Në katin e dytë zhvillohej jeta e gjallë e familjes dhe përmbante disa ambiente. Ambienti kryesor ishte «oda e zjarrit» ose «soba e grave», ku gatuhej dhe flinin fëmijët. Dyshemenë e ka të shtruar me dhe të ngeshur mbi një shtresë dërrasash dhe pajisej me vatër. Krahas saj ishin «qylerët», ose dhomat e fjetjes për çiftet, zakonisht me përmasa të vogla. Çdo banesë kishte deri në dy qylerë, të cilat mund të ndaheshin gjatë kohës kur shtoheshin nevojat e familjes. Dyert e këtyre ambienteve dalin në korridorine katit, ku janë vendosur shkallët e thjeshta prej druri për në katin e tretë.

Kati i sipërm ishte destinuar kryesisht për pritjen e miqve dhe këtij i kushtohej kujdesi më i madh. Ai përbëhet nga «oda e miqve» ose «soba e burrave», nga një ambient i gjerë përpara ose «divanhanja» dhe nga një korridor i ngushtë që të çon në nyjen sanitare. Kjo skemë planimetrike është e njëjtë për të gjitha banesat e Malësisë së Gjakovës.

Ndryshe nga ambientet e tjera, oda e miqve ishte pajisur dhe rregulluar më mirë, ku dukej kujdesi për t'i dhënë komoditet sa më të madh. Muret i ka të lyera me gëlqere dhe shpesh është e pajisur me tavan dërrase. Dera e dhomës vendoset gjithnjë në mes të murit ndarës me divanhanen dhe karshi saj, në murin perimetral, ndërtohet oxhaku. Ndërmjet tyre kalon një rrugicë e ngushtë, anës të cilës lartësohen 8-10 cm dy sheshe për ndenje, të shtruara me baltë të ngjeshur dhe, mbi to, postiqet dhe qilimat. Oda e miqve ndriçohej nga dy dritare të vendosura zakonisht në një faqe, që ishin dritaret më të mëdha të banesës.

Ambient tjetër mjaft komod për ndjenje dhe punë është dhe divanhanja mjaft e gjerë, që paraprin çdën e miqve. Hapësira e shkallëve që vijnë nga kati i dytë mbyllet me qepen dërrase. Divanhanja zakonisht është pa tavan. Elementi më karakteristik i saj është «dysheklleku». Ai mund të ndërtohej gjatë gjithë faqes së divanhanes, ose në një qoshe të saj, duke krijuar një kënd të rehatshëm ndenjeje. Dyshemenë e ka të ngritur dhe të shtruar me dërrasa. Muret janë ndërtuar me pllaka të holla guri, shpesh të dala pak jashtë ndërtesës dhe përmbajnë një varg dritaresh të vogla. Në divanhane gjendet gjithashtu «oxhaku i kafesë» që shërbente për pjekjen e kafesë. Në një qoshe vendosej «avdeshanja», një nike thelluar në mur, si një lloj lavamani që shërbente për larje dhe për të derdhur ujrat jashtë.

Në mure liheshin frengji të shumta, kurse në disa raste ndërtoheshin «baxhat e ujit», si dollapë guri të nxjerra jashtë, që përdoreshin për mbrojtjen e banesës. Për këtë qëllim ato pajisesin me frengji dhe vrima për të derdhur ujë të nxehtë mbi sulmuesit ose grabitësit e banesës.

Në shumë banesa shkallët për në katin e dytë ndërtoheshin jashtë. Por ka dhe banesa, ku shkalla e sigurisë ishte më e madhe ku lidhja ndërmjet kateve bëhej vetëm me shkallë të brendshme (Fig. 22). Në disa raste, sikur të mos mjaftonin këto tipare mbrojtëse, ngjitur me banesën ndërtoheshin disa kullëza të vogla. Në një banesë të tillë në fshatin Papaj shohim se si kompozim dhe trajtim arkitektonik të përgjithshëm nuk ndryshon nga banesat e tjera. Si veçanti është kullëza ose «karollhanja» që i bashkëngjitet banesës nga ana e prapme dhe që ngrihet mbi çatinë e banesës. Ambienti i poshtëm i kullëzës përdorej si nyje sanitare, ndërsa i sipërmi ka shërbyer si pikë vrojtimi dhe mbrojtjeje dhe ishte pajisur me frengji dhe «baxha uji» (Fig. 23).

Banesat e Malësisë së Gjakovës paraqiten me një strukturë mjaft të qëndrueshme si në zgjidhen planimetrike, ashtu dhe në formulimin e përgjithshëm konstruktiv. Ajo që të bie në sy në këto banesa është karakteri i theksuar mbrojtës. Banesat ndërtohen tërësisht me gurë, me mure të trasha dhe me hapësira ndriçimi të pakta. Banesa pajiset me frengji dhe baxhat e ujit. Muratura ndërtohej me gurë të lidhur me llaç gëlqere. Dallohen për përpunim të kujdesshëm qoshet e mueve, strehët prej guri të çatisë, shpatullat dhe harqet e dyerve dhe dritareve, si dhe muratura e hollë e dysheklléqeve.

Por nga ana tjetër të bien në sy dhe një varg tiparesh të ngjashme me banesat e Hasit. Këto janë skema planimetrike e katit të sipërm, dispozicioni i dhomës së miqve, prania e të njëjtave elementë karakteristikë, etj. Dhe në të vërtetë kjo ngjashmëri shtyhet akoma m ëtepër në banesat më të vjetra të Malësisë së Gjakovës, të cilat ruehn në kujtesën e vendosve të moshuar, nga të cilat ruhen ende disa ekzemplarë. Përpara se të përgjithësoheshin banesat e fortifikuara prej guri, edhe në Malësinë Gjakovës ndërtoheshin «shtëpi çardakë» me katin e sipërm të ndërtuar prej druri. Nga banesat e vjetra që kanë mbetur ende, ka banesa dykatëshe si ajo në qytetin e Bajram Currit, ku dysheklléku është i tëri prej druri, shtrihet gjatë gjithë ballit të ndërtesës dhe kap një pjesë të faqes anësore (Fig. 24). Takoheshin dhe banesa trekatëshe me një trajtim të tillë të katit të sipërm (Fig. 25).

Sikundër në Has, ku në disa raste takohet zëvendësimi i pjesëve të drunjta të banesës me ndërtim prej guri, edhe në Malësinë e Gjakovës ndeshet ky proces. Por ndërsa në Has hy proces mbeti në hapat e para, në Malësinë e Gjakovës, përkundrazi qe më i vrullshëm dhe më i përgjithshëm. Në banesat e para të ndërtuara krejtësisht me gurë trajtimi arkitektonik i katit të sipërm në formë, përmasa dhe përpunim, përsërit atë të banesave me dysheklléк druri. Një ndërtesë e tillë në fshatin Babinë është trekatshe me ndarjen e zakonshme funksionale të kateve dhe me ndarje të njëjtë planimetrike (Fig. 26). Shkallët i ka të brendshme duke filluar nga kati përdhe, ku hyhet nga një portë me mbulesë harku prej guri. Hapësirat e ndriçimit janë të vogla. Ato janë reduktuar në frengji në katin përdhes, shtohen pak në katin e dytë dhe akoma më tepër në katin e tretë, me dritaret e dysheklékut. E gjithë pjesa e sipërme e muraturës së divanhanes, ashtu si ajo prej druri, është më e hollë nga pjesa tjetër, del paksa jashtë mureve të katit dhe përmban dritare të vogla të mbuluara me harqe guri dhe frengji.

Në banesat e mëvonshme dysheklléku e humbet gradualisht hapësirën e madhe që zinte. Ai shtyhet në një anë të divanhanes dhe krijon aty një kënd të mirë ndjenjeje. Kjo rrudhje e dysheklékut bën që banesa të humbasë mjaft në karakterin e ngrohtë e në efektet piktoreske që i jepte ndërtimi me dru dhe të fitojë tipare të reja, si rreptësinë e linjave, ftohësinë dhe solemnitetin e masës së mbyllur prej guri.

Me ndryshimet e pësuara këto banesa shkëputen mjaft nga ato paraardhëset, ndonëse në mjaft elementë ruhet ende ngjashmëria në mes tyre. Këto janë zgjidhja planimetrike dhe pajisja e katit të sipërm, prania e elementeve karakteristikë, koncepti për krijimin e ambienteve të veçanta me destinacione të ndryshme. Por tashmë këto ambiente si oda e zjarrit dhe qylerët për fjetje nuk janë më të shpërndara në oborrin e banesës, por të përfshira në një volum të vetëm, duke e rritur atë më një kat dhe duke marrë një trajtim arkitektonik krejt të ndryshëm. Shtytëse kryesore për këto ndryshime kanë qenë kërkesat e banorëve të këtyre krahinave për një banesë të mbrojtur dhe të sigurtë. Ndonëse një familje e zakonshme fshatare shpenzonte shumë për ndërtimin e një banese të tillë, ajo ishte e detyruar nga realiteti historik i kohës. Mungesa e një uniteti politik, pasiguria dhe anarkia që mbizotëronte në vend, kërcënimi i vazhdueshëm nga shtresat e pasura të fshatarësisë dhe nga pushtuesit e huaj, përhapja e hakmarrjes, e detyruan familjen fshatare të mirrte masa vetëmbroj-

tëse. Një banesë e tillë e fortifikuese ishte për fshatarin, simbol i lirisë personale.

**Banesat në Lumë.** Ndryshe nga dy krahinat e mësipërme, Hasit dhe Malësisë së Gjakovës, ku u përgjithësuan dhe u bënë mbizotërues tipe të caktuara banesash, ndryshimet ndërmjet të cilave paraqesin në vetvete faza të ndryshme të evolucionit drejt fazave më të përkryera, në Lumë janë ndërtuar dy tipe të ndryshme banesash.

Tipi i parë i cili pati një përhapje të gjerë, kryesisht në fshatrat ndërmjet Kukësit dhe Bicajt, është mjaft karakteristik për këtë zonë. Banesat e këtij tipi janë dykatëshe. Ato kanë në ballë hajatin e hapur dhe mbi të një çardak të gjerë, të cilat janë të mbyllur në të dy anët e ngushta, nga zgjatimi i mureve anësore të banesës. Në skemën e tyre më të përgjithshme këto banesa kanë nga dy ambiente në çdo kat, secila me hyrje të veçantë nga tremet e hapura (Fig. 27). Ambientet e katit përdhes në shtëpitë e vjetra qenë përdorur si ambiente ndihmëse dhe për bagëti. Lidhja ndërmjet kateve bëhej me shkallë të thjeshta druri të vendosura në hajat, hapësira e të cilave në çardak mbulohet me qepen dërrase. Në katin e sipërm janë të vendosura dhoma e zjarrit dhe dhoma e miqve. Sipërfaqja e gjerë e çardakut e mbrojtur mirë nga tri anë, përdorej si vend pune dhe ndjenjeje. Ai është pa tavan dhe i shtruar me dysheme dërrase. Në pjesën e përparme kolona druri, të kurorëzuara me jastekë të gdhendur dhe të shoqëruar me parmakë mbajnë çatinë e gjerë.

Me kalimin e kohës banesat nuk i humbasin karakteristikat e tyre themelore në zgjidhjen kompozicionale dhe në formulimin arkitektonik. Tremat e hapura e humbasin sipërfaqen e tyre të madhe dhe kthehen në korridore ndërlidhëse të ambienteve të banimit, që vazhdojnë ta kenë daljen në to (Fig. 28). Ky tip banese, me ambiente të vendosura varg njëri pas tjetrit dhe me hyrje të veçanta lejon dhe kompozime me shtrirje gjatësore. Kështu takohen dhe banesa që, ndryshe nga rregulli i përgjithshëm, kanë nga tre ambiente në çdo kat.

Zonat ku u përhap ky tip janë zona të ulëta, me fshatra buzë lumenjve ose në luginat e tyre, në të cilat krahas blegtorisë, ekonomisë tradicionale të lumjanëve, ishte e zhvilluar dhe bujqësia. Por sa më tepër afrohesh në fshatrat malore vëren një tip banuese me karakter më të mbyllur dhe me tipare mbrojtëse.

Banesat e këtij tipi janë dy dhe trekatëshe (Fig. 29). Ato janë të ndërtuara tërësisht me gurë dhe kanë dritare mjaft të pakta dhe të vogla. Zakonisht ato kanë nga një ambient në çdo kat por ka dhe raste kur në to ndahet një korridor i ngushtë ku janë vendosur shkallët. Përgjithësisht shkallët janë të siguruara brenda ndërtesës. Kur banesat ndërtohen në terrene të pjerrët, atëherë sipërfaqja e katit përdhe është më e vogël se e dy kateve të tjerë. Në këto raste banesa mund të ketë dy hyrje, një në katin përdhes dhe tjetrën në katin e dytë, drejtpërdrejt nga trualli më i ngritur përpara hyrjes. Tiparet fortifikuese të këtyre banesave ia shtojnë frengjitë e shumta që hapen në mure. Përsipër hyrjeve të banesës, të siguruara mirë, gjithnjë në formë harku, lihet një frengji e gjatë për të qëlluar dhe për të derdhur ujë të përvëluar pra për të mbrojtur sa më mirë këtë pikë të dobët të ndërtesës.

Banesat e fortifikuara të Lumës janë të zhveshura nga çdo lloj përpunimi dhe elementësh arkitektonikë. Megjithatë takohen aty këtu banesa, të cilat kanë në katin e sipërm disa dalje të vogla prej guri, të pajisura me frengji. Këto, siç do ta shohim më poshtë, janë karakteristike për banesat e fortifikuara të Matit. Gjithashtu nuk mungojnë në këtë krahinë banesa të cilat kanë marrë skemën planimetrike të katit të sipërm të banesave të Malësisë së Gjakovës, me ndajen e tyre karakteristike në odë miqsh e divanhane.

Të dy tipet e mësipërm të banesave të Lumës zakonisht janë përgjithësuar në zona të caktuara. Por nuk përjashtohen rastet kur në të njëjtin fshat gjejmë të ndërtuara banesa të të dy tipeve. Këtë bashkëjetesë e ndeshim ndonjëherë dhe në banesën e të njëjtës familje. Një rast i tillë ndërtimi ruhet ende në Bicaj (Fig. 30).

Banesat e fortifikuara të Lumës janë të zhvepjerrët dhe përbëhet prej dy pjesësh të bashkëngjitura, një banesë me kompozim të zgjatur dhe kullës. Pjesa e parë është dykatëshe me treme të hapura e të ngushta në çdo kat përpara ambienteve të të banesës. Kati përdhes përmban ambientet ndihmëse, kryesisht për bagëti. Ato janë të errëta, pa ndriçim, me hyrje më vete, ndërsa njëra nga to është gjysmë i futur në tokë. Mbi to ngrihet kati i dytë, i cili përfshin ambientet e banimit, dhomën e bukës, ose shtëpinë e zjarrit, dhe një ambient tjetër që dikur ka shërbyer si odë miqsh. Shtëpisë së zjarrit, duke përfituar nga terreni i pjerrët, i është rritur sipërfaqja në krahasim me ambientin poshtë saj, duke shtrirë një pjesë të saj mbi truall Një ndërtim i tillë të kujton kompozimet me gjysmëkat, aq të përdorura në vendin tonë në terrenet e thyera. Në pjesën mbi truall ishte e vendosur vatra, në mes të ambientit. Ambienti tjetër ka përma-

sa më të vogla, hyrje më vete nga çardaku i hapur, ndërsa nga mbrapa ka nyje sanitare të veçantë.

Në këtë banesë tremet e hapura janë të ngushta dhe shërbejnë për ndërlidhjen e ambienteve. Në to dalin dyert, të gjitha me mbulesa prej harku guri dhe dritaret e ambienteve.

Ngjitur me këtë banesë, ka mundësi në një kohë të dytë, është ndërtuar kulla për të plotësuar më mirë nevojat e mbrojtjes së familjes. Kulla është trekatëshe, me nga një ambient në çdo kat. Në katin përdhe, që është në një nivel më të ulët se pjesa tjetër e banesës, strehonin bagëtitë. Ai ka hyrje të veçantë nga jashtë. Kati i dytë përdorej për fjetje, ndërsa në katin e tretë kaloi oda e miqve. Përveç lidhjes së brendshme me shkallë portative prej druri, çdo kat ka dhe hyrje të veçantë, në katin e dytë nga hajati, ndërsa në të tretin nga çardaku.

Teknika e ndërtimit e kullës është më e lartë. Muratura me gurë e llaç gëlqere është e punuar më me kujdes, me qoshe të latuara, ndërsa harqet e hyrjeve janë më të përpunuara.

Përveç banesave të tipizuara, si kudo edhe në Lumë, janë ndërtuar dhe zgjidhje të veçanta, të papërsëritshme në llojin e vet. E vlen të sillet si shembull një banesë në Kolsh afër Kukësit (Fig. 31), për të treguar se mjeshtrit popullorë me materiale rrethanore, me intuitë e ndjenjë të hollë artitike, kanë nxjerrë nga duart e tyre realizime të larta arkitektonike, ndonëse nuk ka qenë qëllimi kryesor ky.

Që me vendosjen dhe orientimin e banesës duket ndjenja e së bukurës. Ajo është e ngritur mbi një breg të lartë, nga i cili zotërohet një pamje e gjerë e luginës së Drinit dhe e kurorës së maleve që e rrethojnë. Banesa është e ndërtuar me material të gjendshëm në vend, skelet druri e lyer me baltë dhe më pas e zbardhur me gëlqere. Në katin përdhe, ka dy ambiente, të cilat përdoren njëri si shtëpi zjarri dhe i dyti për bagëti. Çatia është ndërtuar me pjerrësi mjaft të madhe për të patur mundësi që të shfrytëzohet për ambiente hapësire nën të. Përpara, në ballë të ndërtesës, është ndërtuar një ballkon, i mbuluar nga zgjatja e çatisë, i cili është ambienti më i këndshëm për ndjenje, i freskët dhe i orientuar pikërisht nga peizazhi më tërheqës. Ndonëse me një përpunim mjaft modest, logjika në shfrytëzimin e materialeve, të hapësirave për të krijuar ambientet e nevojshme, proporcioni dhe modelimi i pjesëve të ndryshme, çatisë, katit të sipërm, ballkonit, etj., duke i shtuar këtyre orientimin dhe harmonizimin me ambientin rrethues, e kanë bërë këtë banesë të vogël të jetë një nga zgjidhjet e përkryera të arkitekturës sonë popullore.

## MASIVI MALOR I SHQIPËRISË QENDRORE

Një sërë krahinash kryesisht malore të Dibrës, Matit, Malësisë së Krujës, të Tiranës, Çermenikës e Martaneshit, krijojnë një grup mjaft kompakt, me tipare të ngjashme në fushën e arkitekturës popullore.

Fshatrat e këtyre krahinave janë të vendosura në shpatet e maleve ose në luginat e lumenjve dhe ndërmjet vargmaleve. Kështu p.sh. fshatrat e Malësisë së Tiranës shtrihen në shpatin lindor të malit të Dajtit. Këto së bashku me fshatrat e Malësisë së Krujës kanë zënë vend në luginën ndërmjet vargmaleve Krujë-Dajt nga njëra anë dhe malit të Skënderbeut e malit me Gropa në anën tjetër. Në një luginë paralele, ndërmjet Malit të Skënderbeut dhe maleve të Dejës dhe të Allamanit, që përshkohet nga lumi Mat, janë përhapur fshatrat e Matit. Në drejtim të tërthortë me të, ndërmjet malit të Allamanit dhe kaptinës së Martaneshit, rreshtohen fshatrat e Grykave të Mëdha nga Bulqiza në Shupenzë.

Malet e larta që përshkojnë këtë zonë nuk e kanë penguar zhvillimin e marrëdhënieve të banorëve. Luginat e lumenjve dhe qafat e maleve kanë krijuar mundësinë e lidhjes të vazhdueshme të këtyre krahinave. Fshatrat e Malësisë së Krujës ndahen nga ato të Malësisë së Tiranës nga rrjedhja e sipërme e lumit të Tërkuzës. Gryka e Tujanit dhe Qafa e Priskës shërbenin për lidhje ndërmjet Malësisë së Tiranës dhe fshatrave në shpatin perëndimor të Dajtit dhe më tej me Tiranën. Lugina e sipërme e lumit Mat lidhej me Krujën nëpërmjet Qafës së Shtamës dhe me Tiranën nëpërmjet Qafës së Xibrit, ndërsa Qafa e Buallit siguronte lidhjen me Grykat e Mëdha.

Pikërisht përmes këtyre shtigjeve natyrale kalonin rrugët e komunikacionit ndërmjet krahinave. Nga ana tjetër, qendrat administrative dhe tregtaro-zejtare, si Tirana, Dibra, Peshkopia, Kruja, Burreli, Klosi kanë qenë pika kontaktesh dhe marrëdhënies të vazhdueshme për banorët e këtyre krahinave. Në këto zona ruhen deri më sot një numër i madh urash guri dhe gjurmë kalldrëmesh të rrugëve të karvaneve. Një e tillë që vinte në Dibra, kalonte nga qafa e Buallit, vazhdonte në afërsi të fshatit Gur i Bardhë, ku gjenden me shumicë fragmente kalldrëmesh dhe pastaj nëpërmjet Grykës së Xibrit dhe Shkallës së Tujanit dilte në Tiranë.

Marrëdhëniet ekonomike të krahinave të kësaj kone kanë qenë të ngjashme. Këtu ka mbizotëruar prona e vogël individuale; degët kryesore të ekonomisë kanë qenë bujqësia dhe blegtoria. Në disa

fshatra të Tiranës dhe Krujës ishte zhvilluar dhe kultura e ullirit. Në përgjithësi fshatrat e këtyre krahinave janë të vjetra.

Këto kushte kanë ndikuar së tepërmi në zhvillimin e banesave në këto krahina dhe shpjegojnë unitetin e theksuar që vihet re jo vetëm në fushën e ndërtimeve popullore, por edhe në elementë të tjerë të kulturës materiale dhe shpirtërore. Kontaktet dhe marrëdhëniet ndërmjet popullsisë mbartën në vetvete ndikime reciproke në fushën e ndërtimit, ndërsa konditat e ngjashme ekonomike e shoqërore, gjeografike e klimaterike i bënë të pranueshme këto ndikime. Popullsia e këtyre krahinave gjatë dhjetëra e dhjetëra vjetësh e ka zhvilluar në mënyrë të pandërprerë arkitekturën dhe ka formuar tipe banesash me një koncept të tillë arkitektonik, që i dallon nga ato të krahinave të tjera brenda dhe jashtë kufijve të vendit.

Kështu, p.sh. gjatë shekullit XIX në këto krahina u përgjithësua një tip banese, të cilën në mënyrë konvencionale mund ta quajmë banesë «me qoshk». Në disa krahina, p.sh. në fshatrat e Tiranës ky tip banese bashkëjetoi me tipin më të lashtë të banesës në këtë krahinë. Në të tjera si Mat, Dibër, Krujë etj. ai u bë mbizotërues, duke zëvendësuar plotësisht tipin e vjetër. Ndërsa në disa krahina, si në Mat, ky tip pësoi përpunime të mëtejshme, që duke ruajtur skemën kompozicionale dhe funksionale të ambienteve, arriti në trajtime arkitektonike të reja.

Karakteristikat kryesore të këtij tipi banese janë:

a) në zgjidhjen planimetrike — mbizotërimi i skemës njëkthinëshe në kat;

b) në zgjidhjen kompozicionale — vendosja një mbi një e ambienteve, pra zhvillimi në lartësi i banesës, deri në tre kate;

c) në ndarjen funksionale sipas kateve — në katin përdhe strehohet bagëtia, ndërsa në katet e sipërme zhvillohet jeta familjare.

d) në formulimin arkitektonik këto banesa karakterizohen nga volumi përgjithësisht i mbyllur dhe theksimi vertikal. Në këtë volum prizmatik me faqe të rrafshta që formohet nga katet e poshtme spikat kati i sipërm i gjallëruar nga qoshqet e dala, ballkonet e hapura, ose galeritë e mbyllura që shoqërojnë qoshqet, ose qarkojnë gjithë katin dhe i kurorëzuar nga strehët zakonisht mjaft të dala të çatisë.

Ndonëse në elementët e mësipërm vërehet një unitet i pamohueshëm, banesat e ndryshme si në krahina të ndryshme, ashtu dhe brenda të njëjtës krahinë shquhen për një larmi zgjidhjesh të trajtave arkitektonike, duke krijuar në këtë rast individualitetin për çdo krahinë. Përveç këtij aspekti takohet dhe ndërtimi i banesave tipike për një krahinë në krahinat fqinjë. Kështu gjejmë banesa karakteristike për Matin në Dibër, Çermenikë, banesa të Çermenikës në Dibër, Malësinë e Tiranës etj. dhe anasjelltas.

**Banesat në krahinat e Dibrës.** Megjithëse në krahinat e Dibrës ndeshen forma të shumëllojta banesash, ato që paraqitin më tepër interes, duke qenë më tipike dhe më të përhapura, janë banesat që i kemi quajtur në mënyrë konvencionale «banesa me qoshk». Ato mund të jenë dykatëshe ose trekatëshe. Ndërtimi më i shpeshtë dhe më i zakonshëm për këto krahina është ai trekatëshi, që ruhet me shumicë deri në ditët tona.

Banesat trekatëshe janë ndërtime të veçuara, në volumin e të cilave përfshihet maksimumi i mundshëm i ambienteve të nevojshëm të familjes. Në oborrin e tyre ngrihen vetëm ndërtime ekonomike ndihmëse, si kasolle bari, koshere misri, etj.

Një ide të qartë mbi këto ndërtime mund të na e japë një banesë në Sopot (fig. 32). Ajo spikat në grumbullimin e banesave përreth me siluetën e saj vertikale. Ngrihet në një terren të rrafshët, mbi një bazament që kap më tepër se gjysmën e lartësisë së katit përdhes të ndërtuar me gurë dhe të përforcuar me breza druri. Mbi këtë bazament ngrihen dy katet e tjera të ndërtuara me qerpiç dhe të ndërprera në intervale të caktuar nga breza horizontalë druri. Lart, në katin e sipërm, shkëputet nga trupi i ndërtesës një ballkon druri i mbajtur me pajanda, një pjesë e mirë e të cilit është e mbyllur dhe zë vënd në një qoshe të banesës. Më në fund ky volum kurorëzohet nga çatia katërujshe, e mbuluar me tjegulla në formë lugu, e cila zgjat strehët e saj rreth 1 m tej rrafshit të mureve. Në këtë mënyrë ajo mbron muraturën prej balte nga agjentët atmosferikë dhe, nga ana tjetër, ky funksion primar konstruktiv ka gjetur një shprehje të goditur estetike.

Në pamjen nga oborri janë vendosur shkallë të jashtme prej druri, duke krijuar hyrje të veçanta për çdo kat. Një gjë e tillë i shkëput ambientet nga njëri-tjetri dhe i dallon destinacionet e ndryshme që ato kanë. Kati përdhe, që përdorej për bagëti, është një ambient i errët, i ndriçuar shumë pak nga disa dritare të ngushta horizontale në formë frengjije. Kati i dytë kryente funksionet e shtëpisë së zjarrit, ku gatuhej, hahej dhe flihej. Ai ka lartësi të vogël, i ndriçuar pak nga katër dritare të vogale, dysheme balte të ngjeshur mbi shtresën e trarëve dhe një vatër të madhe në një faqe të murit. Orenditë janë fikse. Ato përbëhen nga dollapë të

hapura në muret e odës dhe nga nike ose kamare.

Dhoma e miqve zinte katin e sipërm të banesës. Shkallët e jashtme e çonin mikun drejtpërdrejt në lokalin e rezervuar për të, pa kaluar në ambientin e familjes. Në krye të shkallëve gjendet një dollap i vogël prej dërrase, ku gratë linin ushqimin e përgatitur dhe merrnin enët e palara. Sipas zakonit gratë nuk duhet të hynin në dhomën e miqve, ndërsa në sofër shërbenin burrat e shtëpisë. Edhe dhoma e miqve është e pajisur në mënyrë të varfër. Ajo është pa tavan, dyshemenë e ka me dhe të ngjeshur, në mure janë lënë disa kamare dhe dollapë. Ndër to shquhet nga përpunimi dekorativ dollapi i kafes dhe nikët e tjera, të vendosura anash oxhakut, ku mbaheshin takëmet e kafes dhe kandilat për ndriçim. Mungesa e mobiljeve stabël i jep mundësi fshatarit që këtë ambient ta përdorë sipas nevojës për pritje, meqenëse rihej ndenjur në qilimo e postiqe, për ngrënie rreth sofrës që shtrohej dhe ngrihej me lehtësi dhe për fjetje duke shtruar për tokë shtresat e fjetjes.

Dallim në këtë dhomë bën qoshku i përfituar në një kënd nga ndërprerja e mureve të trasha perimetralë, i mbyllur me mure të hollë që dalin rreth 1 m jashtë mureve të ndërtesës. Në këtë mënyrë qoshku e rrit mjaft sipërfaqen e dhomës dhe bëhet elementi më paraqitës i saj. Përpunimit të tij i është kushtuar kujdesi më i madh. Shtresa e dyshemesë prej dërrase ngrihet në formë podiumi rreth 20 cm dhe është i pajisur me tavan dërrase. Muret i ka të veshura me dërrasa ku kalojnë sergjenet dhe janë hapur dritaret e punuara bukur e të pajisura me kafazë, të cilat janë të vetmet dritare nga merr dritë dhoma. Në këtë mënyrë qoshku është një vend i këndshëm ndenjeje, nga ku mund të shijohet pamja e gjerë që hapet nga dritaret dhe të ndiqet lëvizja në rrugën e fshatit, mbi të cilin del qoshku (Fig. 33).

Skemën e lidhjes së kateve me shkallë të jashtme dhe me hyrje të veçanta për çdo kat nuk e gjejmë të zbatuar gjithmonë. Në disa banesa katet lidhen ndërmjet tyre me shkallë të brendshme. Në këto raste banesat fillojnë e marrin një trajtë gjithnjë e më të mbyllur dhe njëkohësisht më të lidhur, gjë që mënjanon atë shkëputje aq të dallueshme të ambienteve të vihet re në banesën e mësipërme. megjithatë në banesa më të zakonshme shkallët janë të jashtme deri në katin e dytë.

Shpeshherë mundësitë që japin pjesët e dala të banesës, qoshqet ose ballkonet, si në trajtimin e hapësirës së brendshme të katit të sipërm, ashtu dhe të volumit të jashtëm janë shfrytëzuar me zgjuarsi nga mjeshtrit duke na dhënë ndërtime ku spikatin lëvizja e volumeve dhe format plastike. Një realizim i tillë ruhet ende në fshatin Ternovë (Fig. 34), një fshat malor i ndërtuar në një shpat të pjerrët mbi Zallin e Okshtunit, banorët e të cilit janë përmendur si mjeshtra ndërtimi mjaft të zotë.

Banesa ngrihet mbi një terren të pjerrët, i cili nga ana e hyrjeve është përpunuar në formën e tarracave të rrafshta. Kështu duke kaluar nga tarraca në tarracë gradualisht banesa fiton në lartësi dhe një theksim vertikal që arrin pikën më të lartë në pamjen ballore për shkak të rrënies së theksuar të terrenit. Hyrjet për në çdo kat janë të veçanta nëpërmjet tarracave. Edhe kjo banesë ka ndërtimin e zakonshëm planimetrik, një ambient në çdo kat, si dhe ndarjen e zakonshme funksionale, kati përdhes për bagëti, kati i dytë si shtëpi zjarri dhe i treti për odë miqsh.

Në ambientet e katit të tretë të bie menjëherë në sy zmadhimi i ndjeshëm i sipërfaqes nga përfshirja e dy qosheve në të, karshi njëri-tjetrit. Në mënyrë të veçantë dallohet njëri nga ata, me përmasa mjaft të mëdha dhe me dalje në dy faqe të ndërtesës. Qoshku i madh në sajë të daljes së tij të madhe ka kapur dhe një pjesë të pamjes ballore, duke dalë përpara në krahasim me planin e saj me faqen e tij të ngushtë. Në pjesën tjetër të ballit është ndërtuar një ballkon i hapur, i mbrojtur nga zgjatja e çatisë dhe strehët e saj mjaft të dala, që lidh të dy qoshqet. Në këtë mënyrë në pamjet e jashtme është vendosur një raport i drejtë ndërmjet volumeve të mbyllura dhe të hapura, planeve të plota dhe atyre të zbrazura. Ky raport në pamjet anësore është në favor të pjesve të mbyllura, ndërsa në pamjen ballore. në drejim të pjerrësisë së terrenit, ku lartësia është më e madhe, ndryshon në favor të pjesë vetë hapura. E gjithë kjo lëvizje është realizuar me anë të volumeve të nxjerra konsol në katin e sipërm. Pjesët e nxjerra mbështjellin konstruksionin kryesor mbajtës të zhveshur, në këtë rast muret perimetralë, por njëkohësisht ndihmojnë punën e konstruksionit. Në muraturën e qoshqeve mbështetet një pjesë e çatisë, ndërsa shtyllat e holla të ballkonit mbajnë strehën e dalë të çatisë.

Përveç skemës njëkthinëshe në kat, e cila është mbizotëruese për banesat trekatëshe, gjejmë të aplikuar dhe skemën dykthinëshe në kat, e cila është si rezultat i bashkimit të dy bërthamave njëkthinëshe, të ndërtuara njëherësh, ose në faza të ndryshme. Banesa të tilla janë ndërtuar nga dy familje të veçanta, ose nga një familje, por me perspektivë ndarje (Fig. 35). Në këto raste vërehet një simetri e përpiktë e ambienteve të dy bërthamave karshi murit ndarës.

Ndryshe nga kjo zgjidhje është vepruar në disa raste kur kati i sipërm përmbledh dy ambiente, të cilat dallohen jo vetëm nga destinacioni, por dhe nga trajtimi krejt i ndryshëm i tyre. Në një banesë në fshatin Strikçan (Fig. 36) kati përdhes ruante funksionin e tij për bagëti. Në katin e dytë, i cili ka lartësi shumë të vogël ishin vendosur dhoma për fjetje, ndërsa në katin e tretë «shtëpia e zjarrit» dhe dhoma e miqve. Dhoma e miqve me përmasa të mëdha, ka formë katërkëndëshi të zgjatur, në ballë të të cilit, në anën më të lartë të banesës del jashtë një qoshk i madh. Edhe dhoma e zjarrit përbri saj ka përmasa mjaft të mëdha. Ajo është e shtruar me dhe të ngjeshur dhe në mes të ambientit dikur ishte vatra. Pra siç duket, kjo banesë që në fillim është konceptuar me një ndërtim të tillë kompozicional dhe, lidhur me këtë, është bërë trajtimi krejt i ndryshëm i ambienteve.

«Banesat me qoshk» me formulime arkitektonike të shumëllojshme patën një përhapje të gjerë në të gjitha krahinat e këtij grupi. Ato takohen shpesh dhe në Malësinë e Krujës, si dhe brenda në qytet. Banesat më të zakonshme për këtë krahinë janë dykatëshe. Ato mund të jenë të thjeshta e të veçuara, njëkthinëshe në kat, por shpesh kanë një skemë kompozicionale diçka më të përbërë. Mjaft të përhapura janë banesat dyshe, ose të vëllazërisë, të cilat formohen sikundër dhe banesat trekatëshe, nga bashkëngjitja e dy bërthamave njëkthinëshe (Fig. 37).

Këtë mënyrë ndërtimi e ilustron mjaft mirë një banesë në fshatin Cudhi (Fig. 38). Kati përdhes përbëhet prej dy ambienteve të ndara nga njëri-tjetri me një mur të plotë dhe secili me hyrje më vete nga jashtë. Të dy përdoreshin për bagëti. Në çdo ambient janë vendosur shkallë druri që të çojnë në ambientet e katit të sipërm. Edhe këto janë të ndarë me mur por lidhen me njëri-tjetrin me një portë të hapur në murin ndarës. Secili nga këto dy ambiente përmban të njëjtët elementë të vendosur në mënyrë simetrike karshi murit ndarës. Oxhaku me kamare anash në faqen e ngushtë, dy dritare të vogla që shohin në fasadë, nyjet sanitare të veçanta mbrapa ndërtesës dhe në ballë dalin dy qoshqe të ndara nga brenda, ndërsa në pamjen e jashtme ato krijojnë një volum të vazhduar. Karakteristikë e veçantë për këtë banesë është një «kullëzë» e ndërtuar mbrapa, ngjitur me banesën, që ngrihet mbi çati. Kulleza të tilla, tani mjaft, të rralla; kanë shërbyer për mbrojtjen e banesës.

Banesa të tilla mund të jenë ndërtuar njëherësh prej fillimit, të cilat janë shpesh simetrike, si shembulli i dhënë, ose mund të ndërtohen me faza. Ndërtimi me faza është një mënyrë e shtimit të ambienteve të banesës. Banesat me nga dy ambiente në kat kryesisht janë të destinuara për dy familje të veçanta. Por kur ndërtohen njëherësh ndodh që në fillim të përdoret nga një familje, duke patur një ambient të katit shtëpi zjarri dhe të dytin dhomë miqsh. Me kohë, me ndarjen e familjes, ndahet dhe banesa për dy familje të veçanta. Një mënyrë ndërtimi e tillë u përgjigjet të dy rasteve. Prania e dy hyrjeve më vete, ndarja e ambienteve me mure të trasha, simetria e plotë, tregojnë për një paramendim për ndarje. Nga ana tjetër kur kjo banesë përdoret nga një familje, porta dhe shkallët e veçanta bëjnë të mundur që miku të hyjë në ambientin e rezervuar për të, pa kaluar në ambientet që përdor familja.

Ndërtimet dykatëshe me qoshk gjetën përdorim të gjerë dhe në Krujë. Ato rrallë ndërtohen të veçuara dhe më shpesh së bashku me shtëpinë e zjarrit, gjithnjë përdhese. Shtëpia e zjarrit mund të jetë e ndërtuar në një krah të volumit dykatësh dhe lidhet me katin përdhes (Fig. 39), ose mbrapa tij, për arsye të terrenit të pjerrët del në një nivel me katin e sipërm (Fig. 40).

Prania e ndërtimeve të tilla në Krujë, mjaft të ngjashme me ato të fshatrave përreth nga destinacioni i ambienteve, nga mënyra e ndërtimit, nga pajisjet dhe përpunimi arkitektonik i brendshëm e i jashtëm, dëshmon për një lidhje të sigurtë të tyre me banesat fshatare, si dhe për një mënyrë jetese mjaft të afërt të banorëve të qytetit dhe të fshatit. Por të ndërtuara në një ambient ku tiparet qytetare erdhën gjithnjë duke u theksuar, këto banesa pësojnë disa transformime, të cilat lidhen me ndryshimin e destinacionit të ambienteve dhe me përpunimin e brendësisë dhe pamjeve të jashtme, pa prekur megjithatë skemën bazë të banesës. Kështu nga kati përdhes largohen bagëtitë dhe ky përdoret për banim dhe depo. Shkallët veçohen nga ambientet e banimit, duke u ndarë me perde dërrase ose çatmaje. Shpeshherë këto perde në katin e sipërm trajtohen si musandra me një përpunim të pasur dekorativ. Njëkohësisht dritaret janë të shumta si numër, dhe më të mëdha. Karakteristikë për banesat e këtij tipi në Krujë është përpunimi më i kujdesshëm i pamjes ballore dhe përdorimi i dritareve të vogla në qoshk, sipër dritareve të mëdha të tij (Fig. 41).

**Banesat në Çermenikë.** Çermenika është një krahinë malore që shtrihet në rrafshnaltat në krahun e djathtë të rrjedhjes së mesme të lumit Shkumbin. Fqinjët e saj janë Malësia e Tiranës, Martaneshi, Golloborda, etj. Ashtu si dhe krahinat e tje-

Fig. 10

1· SHTEPIA E ZJARRIT

2· ODA E MIQVE

3· "QYLERE"

4· KOSHERI I MISRIT

5· ÇARANIKU

6· BANESE E RE




GRUPIM NDERTIMESH TE FAMILJES NE FSHATIN VRANISHT



Fig. 11




*GRUPIM NDERTIMESH TE FAMILJES NE FSHATIN KOSTUR*

1. KULLA E MIQVE
2. SHTËPIA E ZJARRIT
3. «QYLERË»
4. KOSHERI I MISRIT
5. «PAJOTA»








Fig: 12

BANESË PËRDHESE NË KRAHINËN E Hasit



Fig: 13







Fig: 14












**BANESË NË FSHATIN KRUMË Has**

Fig. 15








Fig. 16













**BANESË NË FSHATIN KOSTUR Has**

Fig. 17






BANESE NE FSHATIN VRANISHT
Has









BANESE NE FSHATIN KOSTUR
Has

Fig. 18

DETAJE KONSTRUKTIVE NGA BANESAT E HASIT

Kukës















Fig. 19






Fig: 20

BANESË NË FSHATIN HELSHAN Has












Fig: 22





BANESE NE FSHATIN BUNJAN

*Malësia e Gjakovës*









0 2 4m.

Fig: 23

*BANESE NE FSHATIN PAPAJ*

*Malësia e Gjakovës*
















BANESE NE QYTETIN e Bajram Currit








**BANESË NË FSHATIN BABINË**
**Malësia e Gjakovës**



Fig. 24



Fig: 25

**BANESË NË QYTETIN E B. CURRIT**

Fig. 26

**BANESË NË FSHATIN BABINË**

Malësia e Gjakovës









## BANESË NË CARDAK NË KRAHINËN E Lumës Kukës





Fig: 27








Fig: 28

Fig. 30


BANESE NE FSHATIN BICAJ
Lumë
1- Kulla
2- Shtepia e zjarrit
3- Ambient për fjetje
0 2 4m



**BANESË NË FHATIN SOPOT**




Fig: 32












FIG. 33



BANESE NË FSHATIN TERNOVË
DIBËR



Fig. 34

BANESË NË FSHATIN DUSHAJ
DIBËR

Fig. 35



BANESË NË FSHATIN STRIKÇAN
DIBËR

Fig. 36.

BANESË NË FSHATIN STRIKÇAN
DIBËR







BANESE NE FSHATIN SHPERDHET
Krujë





FIG. 37









FIG. 38

BANESE NE FSHATIN CUDHI
Krujë





FIG. 39






BANESA NE QYTETIN E
Krujës



FIG. 41








BANESA NE KRAHINEN E ÇERMENIKES





FIG. 44






FIG. 43



FIG. 42










Fig 45












BANESË NË FSHATIN KOSTENJË

Fig. 47

BANESË NË KRAHINËN E ÇERMENIKËS



Fig. 48

Banesë NE MARTANESH












Fig. 48

BANESA ME TELIZË NË MARTANESH DHE MALËSINË E TIRANËS





Fig. 49

Fig. 50









BANESE NE FSHATIN Kokërdhok

Dibër

Fig. 52











Fig. 53








Banesë NE MALESINE E TIRANES




1 Shtëpia e zjarrit
2 Oda e miqve
3 "Të rame„ (dhoma fjetje)

Fig. 54




1. Shtepia e zjarrit
2. Konaku i migve
3. Çardak
4. Ambiente banimi

0 2 4 m.

Fig. 55

BANESË NË FSHATIN BRAR
TIRANË










Fig. 57

**BANESË NË MALËSINË E TIRANËS**













Fig. 59

BANESË E FORTIFIKUAR NË FSHATIN MACUKULL – MAT













ra të kësaj zone, Çermenika është një vend blegtoral e bujqësor. Fshatrat shtrihen në lartësi 500–800 m me shtëpi të grumbulluara në lagje, bërthamën fillestare të të cilave e përbënte një familje.

Krahina e Çermenikës shquhet për një unitet të tipave dhe të trajtimit arkitektonik të banesave. Aty kanë zënë vend gjerësisht banesat të quajtura nga vendasit «banesa me telize». Telizi është në fakt një element arkitektonik, një galeri e mbyllur me dërrasa, që e qarkon katin e sipërm të banesës zakonisht në tre faqe të saj. Ky element për një kohë të gjatë u bë tipari dallues i jashtëm i banesave të Çermenikës. Por në elemente të tjerë të qenësishëm të banesës, si në dispozicionin planimetrik, skemën kompozicionale dhe ndarjen funksionale, ka të njëjtat karakteristika si të banesave në krahinat kufitare me të. Pra edhe në Çermenikë janë tipike banesat dy dhe trekatëshe, me nga një ambient në çdo kat, me vendosjen njëri mbi tjetrin të ambienteve, me funksione të ndara qartë të ambienteve: në katin përdhes strehoheshin bagëtitë, ndërsa në katet e sipërme ambientet e banimit e të pritjes. Edhe ndërlikimi i skemës kompozicionale, në krahasim me njësitë bazë, ndjek të njëjtën rrugë. Pra këtu kemi të bëjmë me të njëjtin koncept banese, duke ruajtur specifikën e vet dalluese kryesisht në formulimin arkitektonik të jashtëm.

Banesat më të thjeshta nga zë fill zhvillimi i mëtejshëm i banesave në Çermenikë janë dykatëshe, me nga një ambient në çdo kat (Fig. 42). Ndër to ambienti i poshtëm shërbente për bagëti, ndërsa i sipërmi përmblidhte në vetvete disa funksione, për gatim, për fjetje dhe për pritje. Shpeshherë ambienteve u jepej një formë e zgjatur në plan, pajisej me dy oxhakë në të dy faqet e ngushta. për të patur mundësinë që në të ardhmen ambienti i katit të sipërm të ndahej në dy pjesë. Karakteristikë e ambientit të sipërm është qoshku, ose siç quhet nga vendasit «qepeni», zakonisht në pjesën qendrore, i cili formohet nga ndërprerja e mureve perimetrale, duke krijuar një hapësirë shtesë në ambient dhe përdoret për ndenjën e miqve krahas vendeve anash oxhakut. Për këtë qëllim trajtimit të tij i është kushtuar kujdes, ashtu si dhe te qoshqet e banesave të krahinave të tjera. Por në ndryshim nga to, në Çermenikë ky qoshk ose «qepen» përfshihet nga galeria e mbyllur ose «telizi», e cila vesh nga jashtë dy ose më tepër faqe të katit të sipërm. Hapësira tjetër e kësaj galerie shfrytëzohet si nyje sanitare dhe si depo.

Rruga e shtimit të mëtejshëm të ambienteve për banesën dykatëshe është ajo tashmë e njohur, d.m.th. bashkëngjitja e bërthamave njëkthinëshe, shpeshherë krejt simetrike me njëra-tjetrën (Fig. 43). Por ka raste, atëherë kur shtimi i ambienteve bëhet normal në vijat rrushkulluese të terrenit, që dy ambientet e katit kanë trajtime të ndryshme në përputhje me funksionet që ato marrin, si shtëpi zjarri, ose odë miqsh (Fig. 44). Për këtë rast trajtimin e zakonshëm të banesës së Çermenikës e ruan vetëm oda e miqve. Një volum të ndryshëm dhe njëkohësisht një hap më tej në zhvillimin e banesës marrin ato trekatëshe. Këto banesa realizojnë një program më të gjerë dhe çlirojnë ambientet e banesave dykatëshe nga funksionet e shumta që ato kishin.

Një banesë në fshatin Kostenjë është një nga realizimet më të arritura të banesave trekatëshe (Fig. 45). Ajo ngrihet në një terren të pjerrët, i cili është përpunuar në formë tarracash. Kati përdhe me hyrje të veçantë është një ambient i errët, që përdorej për mbajtjen e bagëtive. Kati i dytë mori funksionet e shtëpisë së zjarrit. Edhe ky është një ambient i pajisur në mënyrë mjaft të varfër dhe i ndriçuar dobët nga disa dritare të vogla. Shtëpitë e zjarrit kanë qenë pa tavan, me dysheme dheu të ngjeshur. Vatra ishte në formën e një nikeje të thelluar në mur, e mbuluar përsipër nga një hinkë e gjerë, e bërë me thurje degësh dhe e lyer me baltë.

Shkallët prej druri jashtë mureve të ndërtesës përfundojnë në galerinë e mbyllur dhe nëpërmjet «qepenit» hyhet në ambientin e katit të tretë që shërben për pritjen e miqve. Ndonse edhe ky ambient nuk ka tavan trajtimit të elementëve përbërës, si oxhakut, nikeve e kamareve, dollapeve, i është kushtuar kujdes më i madh. Në mënyrë të veçantë të bie në sy qepeni në mesin e faqes së gjerë me dysheme të ngritur, dritaret e hapura në perden prej dërrase dhe i shtruar, i cili dallohet menjëherë si një element mjaft paraqitës i dhomës së miqve. Telizi ose galeria e mbyllur e qarkon katin nga tre anët.

Në pamjen e jashtme banesa shquhet për siluetin e saj të zhdërvjelltë dhe dinamik. E ndërtuar në terren të pjerrët që e thekson më tepër vertikalitetin e saj sidomos në pamjen ballore, ajo i shkallëzon volumet e saj në breza horizontalë, duke e thyer përshtypjen e këtij vertikaliteti, ndërsa materialet e ndryshme të përdorura, në fakturë me ngjyrë, si dhe shkallëzimi i volumeve i bën më të lexueshme këto volume dhe më të kapshme funksionet që ato kanë. Kështu blloku masiv prej guri në dy katet e poshtme, kurorëzohet nga të

tre anët me telizin prej dërrase me dalje të madhe dhe i mbështetur lehtë në pajanta druri, i cili nga ana e vet kurorëzohet nga çatia që i shtrin strehët e veta akoma më larg perdes prej dërrase të galerisë. Ndonëse telizi në pjesën më të madhe vesh muraturën prej guri të katit të sipërm, ai ndikon në krijimin e një ndjenje lehtësie të vetë banesës.

Ashtu si dhe në banesat dykatëshe, edhe për banesat trekatëshe nuk janë të panjohura bashkëngjitja e dy bërthamave njëkthinëshe, për të na dhënë skema dykthinëshe në kat me shtrirje në gjatësi (Fig. 46), gjithashtu dhe shtimi i ambienteve të banesës normal me rënien e terrenit (Fig. 47).

Banesat me «telize» patën një përhapje të gjerë jo vetëm në Çermenikë. Ato i gjejmë gjerësisht dhe në krahinat kufitare, sidomos në Martanesh, në Malësinë e Tiranë, si dhe në disa fshatra të Dibrës në kufi me Çermenikën ku ato ruajnë të njëjtat karakteristika ndërtimore (Fig. 48, 49, 50).

**Banesat në Malësinë dhe në fshatrat malore të Tiranës.** Fshatrat malore të Tiranës dallohen për një arkitekturë speficike të banesave. Nga njëra anë këtu u ruajtën mjaft tipare të lashta, të përbashkëta për gjithë rrethin e Tiranës dhe që nuk gjenden në krahina të tjera. Nga ana tjetër edhe për këtë zonë nuk mbeten të huaja koncepte të reja në ndërtim. Një karakter i tillë i banesës shpjegohet me faktin që tipi i lashtë i banesës tiranase, me tiparin kryesor të saj, shtëpinë e zjarrit mjaft të zhvilluar, nuk u braktis, por vazhdoi për një kohë të gjatë të bashkëjetojë me forma të tjera banesash. Këto forma të reja takohen ose të bashkëngjitura me shtëpinë e zjarrit, ose të ndërtuara më vete në një oborr me të, për të plotësuar disa nevoja të familjes, ose si banesa të familjeve të veçanta. Pikërisht në futjen e këtyre të rejave në ndërtim shfaqet lidhja e fortë me krahinat kufitare. Ato na kujtojnë banesat «me qoshk» ose banesat «me telize», të ndërtuara në mënyrë të njëjtë, ose me formulim specifik për këtë krahinë.

Banesat më të thjeshta nga zuri fill zhvillimi i mëtejshëm i tyre ishin njëkthinëshe, që përmbante vetëm shtëpinë e zjarrit. Ajo zakonisht ka sipërfaqe mjaft të madhe, me vatrën në mes dhe me «mafilin» karakteristik, një lloj ballkoni i brendshëm rreth 1,5 m i gjerë, i cili përdorej për fjetje, duke rritur në këtë mënyrë sipërfaqen e banueshme të banesës (Fig. 51).

Me kalimin e kohës anash shtëpisë së zjarrit shtohen ambiente të tjerë, të cilët duke përfituar nga lartësia mjaft e madhe e shtëpisë së zjarrit, ngrihen në dy kate. Varianti më i thjeshtë i kësaj faze është atëherë kur shtëpisë së zjarrit i shtohet një bërthamë dykatëshe, që përmban ambientin e bagëtive dhe dhomën e miqve. Një banesë në fshatin Priskë na e ilustron më së miri këtë fazë (Fig. 52).

Bërthama fillestare e kësaj banese ka qenë shtëpia e zjarrit përdhese me përmasa të mëdha në plan dhe në lartësi. Ajo lidhej me një ambient të vogël që quhet «qur», i cili ka shërbyer për bagëti dhe depo. Në një kohë më të vonë ngjitur me shtëpinë e zjarrit është ndërtuar një ndërtim i ri dykatësh me nga një ambient në çdo kat. Kati përdhe është krejt i mbyllur, pa dritare dhe ka një hyrje nga jashtë. Kati i sipërm, oda e miqve, lidhet me shtëpinë e zjarrit nga brenda, e cila përdorej vetëm nga njerëzit e shtëpisë. Për miqtë ishte ndërtuar një shkallë tjetër e jashtme, e cila përfundon në një ballkon të nxjerrë përpara. Pjesa qendrore e këtij ballkoni është e mbyllur me një perde dërrase dhe kjo hapësirë përfshihet në atë të dhomës për të krijuar këtu qoshkun e saj. Hyrja për në dhomë bëhet nëpërmjet qoshkut, gjë që ia humbet deri diku qëllimin e mirëfilltë për ndenje. Por trajtimi i kësaj hapësire me dysheme të ngritur, e pajisur me dritare në ballë, të cilat janë të vetmet nga merr dritë dhoma, si dhe dërrasat e përpunuara të perdes, e dallojnë menjëherë këtë si vend paraqitës i odës së miqve.

Trajtimi i jashtëm i kësaj banese është i thjeshtë. Shtëpia e zjarrit është një volum i mbyllur. Pamja e banesës gjallërohet në ballin e saj, në sajë të ballkonit të hapur me një sërë shtyllash druri për mbështetjen e çatisë dhe qoshkut që përfshihet në të. Ballkoni i hapur që rrethon një pjesë të katit të sipërm dhe qoshku në të, bëhet tipar dallues në formulimin e jashtëm për banesat e kësaj zone. Megjithatë shpeshherë në Malësinë e Tiranës takohen banesa që përmbajnë në katin e sipërm telizin e mbyllur në vend të ballkonit të hapur.

Ndërlikmi i skemës kompozicionale mund të shkojë më tej. Atëherë përveç odës së miqve, anash shtëpisë së zjarrit ndërtohen dhe ambiente për fjetje. Në banesën e Priskës këto ambiente gjenden të shtuara në një fazë të tretë, por pa përkujdesje për t'u shkrirë në një të tërë të vetme. Ato kanë mbetur si shtojca të banesës të mbuluara nga zgjatja e flegrës së çatisë. Përkundrazi ka banesa me një skemë të tillë, pavarësisht nëse ambientet janë ndërtuar në një kohë apo me faza, të cilat shquhen për kompaktësi në kompozim. Një banesë në Malësinë e Tiranës (Fig. 53) duket e një faze mjaft të zhvilluar. Në qendër të kompozimit është

shtëpia e zjarrit me lartësi të madhe, sa dy katet e pjesëve që e rrethojnë. Në dy krahët anësore, në katet e sipërme të tyre, janë ndërtuar katër dhoma për fjetje, nga dy për çdo krah. Pjesën ballore e zë oda e miqve, edhe kjo me përmasa mjaft të mëdha. Kësaj i shtohet dhe hapësira e qoshkut ose e «sergjenit» siç quhet nga vendasit. Të gjitha këto ambiente lidhen nga brenda me shtëpinë e zjarrit. Në këtë banesë «sergjeni» shoqërohet nga jashtë nga një galeri e mbyllur.

Siç shihet në këto banesa shtëpia e zjarrit asnjëherë nuk e humbi rëndësinë e saj si qendër e kompozimit, ku ambientet e tjerë duhet të lidhen me të dhe t'i nënshtrohen asaj. Një kompozim i tillë pasqyron dhe mënyrën e të jetuarit të familjeve në këto zona, të cila deri vonë ruajtën tiparet e familjeve numerike e patriarkale, mënyrë e cila kërkonte një ambient të madh qendror.

Ekzistenca e familjeve të mëdha pasqyrohet dhe në një mënyrë tjetër ndërtimi, në grupimin e disa ndërtimeve me një oborr të rrethuar ose jo. Disa shembuj të tillë kanë mbetur ende në këmbë në disa fshatra. Një rast tipik për këtë lloj grupimesh ruhet në fshatin Brar (Fig. 54).

Brenda një oborri të rrethuar me mure guri ngrihen disa ndërtesa, të cilat sigurisht i përkasin fazave të ndryshme. Ndërtimi fillestar i këtij grupimi ishte shtëpia e zjarrit me përmasa mjaft të mëdha në plan dhe hapësirë. Trajtimi i saj është i zakonshëm për këto lloj ambientesh. Dyshemenë e ka të shtruar me dhe të ngjeshur, pa tavan, me vatrën larg murit. Në një faqe të këtij ambienti ruhen gjurmët e «mafilit» të dikurshëm.

Shtëpia e zjarrit këtu mbeti ndërtim më vete. për plotësimin e nevojave të familjeve u ndërtuan ambiente të tjera të veçanta, si «konaku i miqve» dhe dhomat e fjetjes. Konaku i miqve është dykatësh, me dy ambiente në kat, secila me hyrje më vete që dalin në një çardak në ballin e ndërtesës. Çardaku është i mbyllur në dy anët e jashtme të tij në formën e anteve.

Ambientet e tjera shtrihen në gjatësi në formën e vargut njëri pas tjetrit. Këto i lidh një galeri e hapur në formë ballkoni. Në një krah të këtij blloku është një ambient me një faqe krejt të hapur, me dy radhë kolonash të larguara rreth 1 m njëra nga tjetra. Radha e parë formohet prej kolonash të trasha, të mbështetura në muret e gurit të katit përdhe, dhe mbajnë konstruksionin kryesor të çatisë. Ndërsa radha e dytë përbëhet prej kolonash të holla pranë njëra-tjetrës, të mbështetura në një konstruksion që del konsol mbi katin përdhe. Ky ambient është i pajisur me të gjithë elementët e nevojshëm të një dhome, me derë, kamare e dollapë në mure e me oxhak (Fig. 55). Një pajisje dhe ndërtim i tillë të lë të kuptosh se ai është parapërgatitur për t'u kthyer në ambient banimi, duke u mbyllur pjesa e hapur. Radha e parë e kolonave do të shërbente si skelet i perdes mbyllëse, ndërsa hapësira ndërmjet dy radhëve të kolonave do të formonte ballkonin përqark ambienteve, karakteristik për banesat e kësaj krahine. Ndërkohë ky ambient gjysmë i hapur përdorej si çardak.

Në çdo grupim të ndërtimeve për familjet e mëdha është i pranishëm «konaku i miqve», por ndryshe nga konaku i grupimit të mësipërm, ai ka marrë një trajtim specifik, i cili shpejt u përgjithësua. Tashmë ato janë ndërtime dykatëshe, me nga një ambient në çdo kat dhe me qoshk të dalë në katin e sipërm (Fig. 56). Qoshku mund të jetë i veçuar ose i shoqëruar me ballkon të hapur, ose i përfshirë në një galeri të mbyllur.

Ndërtime të tilla mund të jenë përdorur dhe si banesa për çiftet e rinj, brenda grupimit. Por vjen një kohë kur edhe në këtë krahinë fillojnë e shpërbëhen familjet numerike dhe krijohen familje të vogla më vete. Banesat më të preferuara për këto familje ishin ato me skemë tashmë të njohura; d.m.th. dy ose trekatëshe, me nga një ambient në çdo kat dhe me trajtim arkitektonik të njëjtë me ato të krahinave fqinjë (Fig. 57). I njëjtë është dhe ndërlikimi i skemës kompozicionale për të plotësuar nevojat në rritje të familjes, i cili konsiston në radhë të parë në bashkëngjitjen e bërthamave njëkthinëshe.

I njëjti koncept kompozicional takohet dhe në fshatrat e poshtme të Tiranës. Shtëpia e zjarrit mbetet gjithnjë në qendër të kompozimit, duke u rrethuar kohë pas kohe me ambiente të tjerë. Por në ndryshim me banesat e fshatrave malore, në trajtimin arkitektonik mbeten karakteristikë ekzistenca e tremeve të hapura, hajateve dhe çardakëve

**Banesat në Mat.** Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX në krahinën e Matit filloi të përgjithësohet ndërtimi i banesave të fortifikuara. Ky proces qe kaq i vrullshëm, sa që nga fundi i shek. XIX dhe fillimi i shek. XX këto banesa zëvendësuan plotësisht banesat e vjetra, duke u përhapur dhe në shtresat e gjëra të fshatarësisë dhe duke u bërë ndërtime mbizotëruese në këtë krahinë.

Banesat në Mat arritën në fazën më të lartë të banesës së fortifikuar fshatare në Shqipërinë e Veriut. Ato janë dykatëshe, më të zakonshme trekatëshe dhe ndonjëherë shkojnë deri në katër kate. Zakonisht ndërtohen në vende të mbrojtura ose në pika dominuese. Në fillim ato ndërtoheshin të ve-

çuara nga njëra tjetra dhe fshatrat kishin karakter mjaft të shpërndarë. Gradualisht, me kalimin e kohës filluan të ndërtohen banesa të tjera pranë të një familjeje ose fisi, kështu u krijuan disa lagje dhe fshatrat morën një pamje tjetër, me grupe banesash ose lagje.

Oborri i banesës ishte mjaft i varfër me ambiente ndihmëse. Duke iu bindur karakterit fortifikues të tyre, të gjitha ambientet për plotësimin e nevojave të familjes përmblidheshin në volumin e mbyllur të banesës.

Sikundër banesat trekatëshe të krahinave fqinjë, edhe banesat e fortifikuara të Matit ruajnë po atë ndërtim planimetrik, skemë kompozicionale dhe ndarje funksionale të ambienteve. Një ndërtim i tillë është kaq i përgjithshëm, saqë rrallë ndonjëherë bën përjashtim (Fig. 59). Në katin përdhes gjithnjë strehoheshin bagëtitë. Ai është një ambient krejt i errët. Në të janë vendosur shkallët prej druri për në ambientin e katit të dytë. Ky ambient përdorej si shtëpi zjarri. Është shumë pak i ndriçuar dhe i pajisur në mënyrë të varfër. Këtu gatuhej, hahej, flinin pleqtë dhe fëmijët. Në rastet më të mira në këtë ambient të vetëm veçohet me një perde të hollë hapësira e shkallëve për në katin e tretë.

Në katin e tretë gjithnjë vendosej oda e miqve. Shkallët dalin drejtpërdrejt në ambient dhe hapësira e tyre mbyllet me qepen. Trajtimi i odës së miqve bëhet më i pasur dhe shtohen elementet. Ato kanë gjithnjë oxhakun, që konsiderohej vendi kryesor pranë të cilit rrihej. Anash tij, tek vendi i zotit të shtëpisë ndërtohej në mur dollapi i kafes, ku i zoti i shtëpisë mbante takëmet e kafes, që sipas zakonit, e përgatiste vetë. Dhoma e miqve kishte nyje sanitare të veçantë që dilte konsol, jashtë mureve perimetrikë dhe pranë portës së saj avdeshanën, ose nikën për larjen e duarve. Muret ishin të zhveshura, në to viheshin ganxha për varjen e rrobave dhe pushkëve. Por elementët më karakteristikë për dhomën e miqve të banesave të fortifikuara të Matit ishin «çikmatë». Ato krijoheshin në faqet e odës ose në qoshe të saj nga ndërprerja e mureve perimetrale, ndërsa nga. jashtë mbylleshin me mure të hollë me pllaka guri të skalitura, që dilnin tej rrafshit të mureve dhe mbështeteshin mbi konsola guri. Në ballë janë të hapura dy dritare të vogla, ndërsa në pika të ndryshme, anash dhe poshtë frëngjitë. Kati i sipërm ka disa «çikma», të vendosura, ose të shtrira në të gjitha faqet e ndërtesës. Nga brenda ato janë të shtruara me dysheme të ngritur rreth 40 cm nga ajo e dhomës. Në këtë mënyrë ato shërbenin mësëmiri si qoshqe, por njëkohësisht pajisja me frëngi dhe vendosja në pika të tilla për të kontrolluar të gjitha anët e banesës, tregojnë dhe për rolin e tyre aktiv në mbrojtjen e banesës.

Gjithnjë në përputhje me karakterin e tyre mbrojtës, trajtimi arkitektonik i jashtëm i këtyre banesave ndryshon me ato të krahinave fqinjë. Ato kanë një hyrje të vetme në katin përdhes, të siguruar mirë dhe shkallët të brendshme. Krejt banesa është e ndërtuar me gurë të lidhur me llaç gëlqereje, ku mungon çdo element i drunjtë. Shquhen për një përpunim mjeshtror të gurit portat në formë harku, muratura e «çikmave» (Fig. 60) dhe qoshet e murit, të cilat shpesh përmbajnë ornamente të gdhendura. Korniza nën çati formohet nga një radhë gurësh të profiluar. Në këto drejtime pamja e jashtme e banesës konstraston me trajtimin e brendshëm të varfër të ambienteve.

Banesa të tilla arritën të futen ku më shumë e ku më pak edhe në krahinat përreth. Ato gjenden më me shumicë në pjesën lindore të Mirditës (në bajrakët e Selitës e të Kthellës) (Fig. 61), në Lurë, Muhur, Dardhë e Reç të Dibrës dhe më pak në krahinat e tjera të Dibrës, në Çermenikë, Malësinë e Tiranës e të Krujës (Fig. 62).

**Formimi i banesave të fortifikuara.** Interes të veçantë paraqit dhe rruga e formimit të këtyre lloj banesash në këtë krahinë. Burimet historike dhe disa mbeturina të pakta hedhin dritë mbi ndërtimin e kullave në vendin tonë, i cili është mjaft i hershëm. Në përgjithësi këto qenë kulla feudalësh. Fshatarësia banonte në banesa të thjeshta, të cilat ndonjëherë merrnin trajta të mbyllura dhe tipare mbrojtëse, por në shumicën e rasteve u mungonte ky karakter.

Disa ekzemplarë mjaft interesantë që deri vonë ruheshin në Mat, dëshmojnë për përhapjen e dikurshme të një tipi tjetër banese, me një koncept të ndryshëm arkitektonik. Gjithashtu ndër të moshuarit ruhej kujtimi i trashëguar brez pas brezi i pamjeve të fshatrave me banesat të shtrira e të grupuara sa që «macja duke kaluar çati më çati dilte në anën tjetër të fshatit». Sigurisht që pohime të tilla janë të tepëruara, por të paktën kanë një bazë të vërtetë përsa i përket karakterit të shtrirë të banesave. Dhe në të vërtetë shembujt e banesave të vjetra në fshatrat Derjan, Lis, Benjë, etj. e plotësojnë deri-diku tablonë e banesave të hershme të Matit.

Banesat e vjetra kanë qenë përgjithësisht dykatëshe. Në katin e sipërm ka disa ambiente, ndër të cila më kryesorja ishte shtëpia e zjarrit, oda e miqve dhe dhoma e fjetjes. Në një banesë në fshatin

Derjan shtëpia e zjarrit ka përmasa të mëdha, ndërsa oda e miqve ruan formulimin arkitektonik tashmë të njohur me qoshk të shoqëruar me një qoshk të shoqëruar, me një galeri të mbyllur (Fig. 63). Ndërsa një tjetër në fshatin Benjë (Fig. 64) ruan, ndonëse me disa transformime, tre ambiente të fazës fillestare të katit të dytë mbi ahuret e bagëtive, shtëpinë e zjarrit me përmasa të mëdha, dhomën e miqve në një qoshk të madh dhe të ndarë nga ambienti i dhomës me një parmak të ulët e të punuar dhe një ambient të tretë, i cili ka pësuar më tepër transformime dhe mund të ketë qenë përdorur si dhomë gjumi. Përpara shtëpisë së zjarrit është ndërtuar një shtesë e re e cila mban datën 1825. Kjo jep të kuptojmë se banesa të tilla i përkasin shek. XVIII.

Një zhvillim më të madh kishte një banesë tjetër po në fshatin Benjë (Fig. 65). Kati i poshtëm përbëhej prej hajatësh dhe ambientesh të mbyllura për bagëti. Numri i ambienteve në katin e sipërm në krahasim me dy të parët është më i madh, por me trajtim të njëjtë të tyre. Ajo që e dallonte këtë banesë qe një bërthamë trekatëshe e ngritur në një kënd të konturit katror të saj. Ambientet e poshtme të kësaj bërthame kishin lidhje me ambitet e tjera të banesës, ndërsa kati i tretë delte mbi çati dhe përdorej si dhomë miqsh. Formulimi i këtij ambienti të kujton banesat «me qoshk». Një pjesë e mirë e tij kishte mur dërrase që dilnin mbi rrafshin e kateve të poshtëm. Nga brenda këtu krijohej një platformë e gjerë për ndënje.

Banesa me kompozime të tilla të shtrira dhe me shumë amiente dëshmojnë për një jetesë kolektive të familjeve numerike me tipare patriarkale. Me kalimin e kohës fillojnë e përgjithësohen banesa të veçanta dykatëshe, e më vonë trekatëshe, me nga një ambient në çdo kat, të cilat mbetën të qëndrueshme për një kohë të gjatë dhe me përhapje të gjerë në të gjitha krahinat e këtij grupi. Banesa të tilla, ndonëse më të pakta se në krahinat e tjera, ruhen ende në Mat dhe mbahen nga vendasit si më të vjetra. Këto banesa dëshmojnë se tashmë kemi të bëjmë me familje të veçanta të krijuara nga shpërbërja familjare numerike. Nga ana tjetër procesi i shpërbërjes së familjeve të mëdha përputhet në kohë me dekompozimin e mëtejshëm të pushtetit qendror otoman, me partikularitetin feudal, e cila i hapi shteg anarkisë dhe gjëndjes së pasigurisë në vend. Lidhur me këto ndryshuan dhe mjaft norma të institucionit të hakmarrjes. E drejta e marrjes së gjakut kufizohej vetëm në rreth të ngushtë pjesëtarësh më të afërt të familjes. Për familjet e veçanta qëndronte në rend të ditës problemi i vetëmbrojtjes dhe pasurisë. Këto u pasqyruan dhe në fortifikimin e banesës.

Format më të hershme të fortifikimit u shfaqën që në ndërtimin e «kullëzave» mbrojtëse ngjitur me banesën. Disa ekzemplarë të tillë ruhen ende në këmbë. Një banesë e tillë ruhet në fshatin Cudhi të Krujës (Fig. 38). Siç e kemi parë kjo banesë është dykatëshe, me nga dy ambiente në çdo kat, që ka rrjedhur nga bashkëngjitja e dy bërthamave njëkthinëshe me qoshk. Trajtimi arkitektonik i kësaj banese është i njëjtë me atë të banesave të tjera të të njëjtit tip, me ndryshim se nga ana e mbrapme e saj i bashkëngjtet një volum i mbyllur në formë kullëze që ngrihet edhe një kat tjetër mbi banesë. Kullëza që lidhet me njërin nga ambientet e katit të sipërm, është e pajisur me frëngji dhe shërben për mbrojtjen e banesës.

Në një banesë tjetër në fshatin Koçaj pranë Bulqizës gjendet e ndërtuar një kullëz mbi çatinë e një banese të zakonshme dykatëshe me qoshk (Fig. 66). Ajo ngrihet mbi kulmin e çatisë treujse me lartësi të vogël, sa për të qëndruar një njeri në këmbë. Kullëza ose «sharapolli» lidhet me ambientin e banimit me shkallë druri portative. Muret e tij janë të ndërtuar me gurë e baltë dhe të veshur me dërrasa. Ato kanë katër dritare të vogla dhe numër të madh frengjish që shohin në të gjitha drejtimet.

Futja e kullëzave si elemente mbrojtës ishte e kufizuar dhe nuk arriti të përgjithësohej. Nga ana tjetër përdorimi i tyre nuk solli ndryshime në zgjidhjen kompozicionale dhe funksionale të banesës. Madje teknika e ndërtimit si dhe përpunimi arkitektonik e konstruktiv i banesës dhe i elementëve të veçantë mbetën të njëjta. Aplikimi i kullëzave nuk cënon zgjidhjen e përgjithshme të banesave. Ato i gjejmë në banesa me trajtime arkitektonike të ndryshme nga njëra tjetra. Edhe kur vetë banesa ka fituar trajta të fortifikuara, si në Papaj të Malësisë së Gjakovës, në Mat ose në Mirditë, kullëzat ndeshen si reminishenca të formave të vjetra të fortifikimit. Prirje për një banesë më të mbrojtur shfaqen dhe në banesat trekatëshe me qoshk. Vetë ideja e përqëndrimit të të gjithë ambienteve të banimit dhe rezervave brenda një volumi të mbyllur dhe ngritja në lartësi e ambienteve është në fakt një ide mbrojtëse. Po për këtë qëllim shpeshherë këto banesa pajisen me elementë të tillë si frengji të hapura në mure dhe me disa qoshqe. Futja e shkallëve brenda ndërtesës, është edhe kjo një masë tjetër mbrojtëse.

Këto tipare mbrojtëse janë shtyrë më tej dhe kanë gjetur formulim të plotë në banesat e fortifikua-

Fig. 59





**BANESË E FORTIFIKUAR KATËR KATËSHE – GURË E MADHE MAT**













Fig: 60







DETAJE BANESASH TË FORTIFIKUARA
(DYER ÇIKMA)

Fig: 61














Fig. 62

BANESA TË FORTIFIKUARA



DUSH – DIBËR



KURBNESH – MIRDITË

BANESE NE FSHATIN Derjan
MAT

FIG. 63



FIG. 64






PAMJE A (QOSHKU)

BANESE NE FSHATIN Benjë
MAT

Fig. 66

BANESE NE FSHATIN Koçaj
DIBER









Fig: 67



BANESE NE FSHATIN *Plan i Bardhë*

MAT



Fig. 67

BANESE NE FSHATIN
Plan i "Bardhë"
MAT

Shpjegim

FAZA I

FAZA II

FAZA III



0 2 4

Fig. 68






Prerje gjatësore

Shpjegim

FAZA I FAZA II

Fig. 68










BANESE NE FSHATIN Gurrë e Madhe
MAT



Shpjegim
FAZA I
FAZA II

ra të Matit. Krahasimi ndërmjet disa banesave të vjetra të Matit ose të krahinave përreth me banesat e fortifikuara jep ndryshimet që ndodhën në këtë drejtim. Por në disa banesa të ndërtuara në kohë të ndryshme ngjitur ose pranë njëra-tjetrës ndiqen me lehtësi ndryshimet që kanë ndodhur në mënyrën e ndërtimit.

Në fshatin Plan i Bardhë gjendet një grup banesash që i përkasin periudhave të ndryshme, të ndërtuara pranë njëra tjetrës (Fig. 67). Banesa e vjetër në fazën fillestare ishte dykatëshe me nga dy ambiente në kat. Ambientet e banimit në katin e dytë përdoreshin për shtëpi zjarri dhe odë miqsh. Oda e miqve është e pajisur me një qoshk që kapte të gjithë ballin e ndërtesës. Në një fazë më të vonë, mbi shtëpinë e zjarrit u ndërtua një ambient i tretë, i cili u përdor ky si odë miqsh. Muratura e kësaj banese ishte ndërtuar me gurë të lidhur me baltë e me breza druri. Strehët e çatisë janë mjaft të gjëra dhe elementet e drurit jo të paktë.

Në një fazë të tretë pranë kësaj banese ndërtohet një e re trekatëshe. Në ballin e ambientit të katit të tretë ngrihet një plaformë, e cila del jashtë në formën e një qoshku mjaft të shtrirë. Në ndryshim me banesën e vjetër, muratura e këtij ndërtimi të ri është mjaft e fortë prej guri të lidhur me llaç gëlqereje. Ruhet në teknikën dhe formën e vjetër vetëm qoshku i dalë.

I njëjti fenomen ka ndodhur dhe në Gurrë të Madhe ku gjenden dy banesa të periudhave të ndryshme ndërtuar ngjitur me njëra tjetrën (Fig. 68). Banesa e vjetër dykatëshe me nga një ambient në kat ruan mënyrën e vjetër të ndërtimit. Banesa e re që i bashkëngjitet është më e lartë, katër kat, nga një ambient në çdo kat. Në katin e sipërm tashmë dalin tre qoshqe në faqe të ndryshme. E gjithë muratura e banesët është ndërtuar me gurë të lidhur me llaç gëlqere, me një përpunim të kujdesshëm, me qoshet e muraturës dhe shpatullat e harqet e derës dhe dritareve me gurë të skalitur. Muratura përfundon me një kornizë të hollë guri. Megjithatë ende qoshet kanë dalje të madhe, të ndërtuara me skelet druri me mbushje me material të lehtë dhe mbahen nga trarë druri.

Në këta shembuj duken anët e përbashkëta dhe ndryshimet ndërmjet banesave të fazave të ndryshme. Banesat e reja ruajnë të paprekur skemën planimetrike njëkthinëshe të kateve, kompozicionin të lartësi të ambienteve dhe ndarjen funksionale të kateve. Ndryshimet kanë synuar në rritjen e shkallës së sigurisë së banesës. Në radhë të parë eliminohen të gjitha elementet prej druri. Kështu shkallët që këtej e tutje hyjnë brenda ndërtesës dhe hyrja për në banesë përqëndrohet në një të vetme në katin përdhes. Muratura bëhet më e qëndrueshme dhe më e fortë, duke futur llaçin e gëlqeres në përdorim në vend të baltës dhe brezave të drurit. Dritaret reduktohen në numër dhe në madhësi, ndërsa strehët e gjëra humbasin kuptimin e tyre konstruktiv dhe kthehen në një kornizë të hollë guri. Transformimet e banesës shtyhen më tej dhe prekin elementët e tjerë si qoshqet. Mbasi ato shtohen si numër, fillojnë të ndërtohen krejtësisht me gurë, mbahen nga konsola guri, pajisjen me frengji dhe, në përputhje me vetitë e materialit të ri, gurit, edhe dalja e tyre bëhet më e vogël.

Krahasimi me banesat e fortifikuara të Malësisë së Gjakovës jep krahas anëve të përbashkëta edhe dallime jo më pak të rëndësishme. Ato shfaqen në radhë të parë në kompozimin planimetrik dhe shtyhen në ekzistencën e elementëve të ndryshme karateristike. Këto ndryshime dëshmojnë për rolin e madh të komponentit vendas në formimin e banesave të fortifikuara. Ndonëse nevoja dhe ideja për ndërtimin e banesave të tilla ishte e njëjtë, ato u realizuan në trajtë të ndryshme, sepse dhe pikënisja qe e ndryshme.

Megjithëse në këto banesa vërehet një ngritje cilësore përsa i përket teknikës së ndërtimit dhe përpunimit të elementëve të veçantë, si oxhakëve, dyshemeve e tavaneve prej dërrase, ambiente të suvatura, ata jo vetëm që nuk sollën asgjë të re në zhvillimin kompozicional të banesës, por përkundrazi e penguan atë, duke e mbajtur të pandryshuar. Ato mbyllin në këtë mënyrë një periudhë të gjatë shndrrimesh e përpunimesh të pandërprera në fushën arkitektonike të së kaluarës, duke qenë të ndjeshme karshi të gjitha ndryshimeve me karakter ekonomik e shoqëror.

## SHQIPËRIA JUGPERËNDIMORE

Ky grup krahinash njihet me emrin Labëri, ndonëse në popull jo të gjithë banorët e kësaj zone thirren labë. Kufiri verior dhe verilindor kalon nëpër lumin Vjosa, kufiri perëndimor gjatë vijës së bregdetit, ndërsa në jug e kufizon lumi Pavël dhe kufiri me Greqinë. Në përgjithësi krahina është malore, me pllaja të larta e me lugina të ngushta e të thella. Në veri dhe jug shtrihen disa ultësira të pakta. Këto kushte natyrore ishin mjaft të favorshme për blegtori dhe pak për bujqësi. Pllajat e larta të pajisura me kullota verore dhe fushat në veri e jug, të

përshtatshme për kullota dimërore, siguronin ushqimin e vazhdueshëm të tufave të bagëtive. Pra, rrjedhimisht blegtoria ka përbërë ekonominë bazë të kësaj zone. Blegtorët kalonin një jetë shtegtare sezonale, verës në malet e larta dhe dimrit në fushë, gjatë bregdetit ose ndër luginat e lumenjve.

Banorët e kësaj krahine nuk njohin ndarje në vendas dhe të ardhur, por të gjithë e mbajnë veten vendas. Ata ruajnë kujtimin e prejardhjes nga fise të veçanta.

Karakteri i ekonomisë, kushtet e jetesës dhe marrëdhëniet shoqërore, të rregulluara me norma juridike tradicionale krijuan kondita për unifikim traditash, që u shprehën në tipare të përbashkëta në kulturë materiale dhe shpirtërore të gjithë popullsisë së kësaj zone. Pasqyrim të qartë pati dhe në fushën e ndërtimeve popullore, ku adoptohen tipe të thjeshtë dhe të përgjithshëm banesash. Stabiliteti i popullsisë dhe i karakterit të marrëdhënieve ekonomiko-shoqërore për një kohë të gjatë, solli një qëndrueshmëri në tiparet kryesore të banesave fshatare. Një varg fshatrash rrënojë dëshmojnë për një vazhdimësi formash e principesh në zgjidhjen e banesave duke filluar të paktën nga shek. XIV dhe që i gjejmë edhe në ndërtimet e shek. XIX dhe, herë-herë, në ato të shek. XX. Nga ana tjetër ato hedhin dritë mbi zhvillimin e arkitekturës popullore në një kohë kur të dhënat janë mjaft të pakta. Rrënojat e Borshit, Kamenicës, Kardhiqit, Kallaratit, Picarit etj. bëjnë të mundur të gjenden rrënjët e tipologjisë së banesave të shek. XIX dhe të krijojnë një tablo mjaft të plotë të ndërtimeve në zonat kodrinore e malore.

Rrënojat e Borshit, që i përkasin shek. XIV-XV, shtrihen në kalanë e Sopotit, pranë mureve rrethues të fortifikimit. Ndonëse në gjendjen e sotme kanë mbetur pak gjurmë banesash, mund të kapet tipi mbizotërues i banesës dhe në disa raste planimetria lexohet qartë. Banesat shtriheshin në formë vargu duke u lidhur mirë me truallin e pjerrët shkëmbor. Ato kanë formë karakteristike kënddrejtë, të vendosura normal me rënien e terrenit. Terreni i pjerrët ka kushtëzuar kompozimin volumor me gjysmëkat. Kështu kati i banuar shtrihet prapa duke qenë pjesërisht mbi truall. Banesat më të thjeshta kishin vetëm dy ambiente, secili me hyrje të veçantë. Trajtimi arkitektonik i këtyre banesave ka qenë mjaft i thjeshtë. Elementi kryesor në katin e banuar ishte vatra, e vendosur gjithnjë në pjesën me truall. Muratura zakonisht ndërtohej me gurë më të thatë (Fig. 69).

Të një fazë më të zhvilluar janë rënojat e një banese tjetër, të cilat janë ruajtur relativisht mirë. Skema planimetrike këtu ndërlikohet diçka më tepër, numri i ambienteve është më i madh. Në këtë banesë gjenden gjurmët e një qemeri, mbi të cilin është ndërtuar shtresa me pllaka guri e ambientit të banuar (Fig. 70).

Të të njëjtit karakter me shembujt e thjeshtë të banesave rrënojë të Borshit janë disa rrënoja banesash të ngritura mbi një pjerrësi shkëmbore pranë fshatit Lekdush në Kurvelshin e sipërm. Por një tablo më të plotë mbi ndërtimet e hershme të kësaj zone mund të krijohet nga rrënojat e fshatit Kamenicë pranë Delvinës.

Në burimet historike Kamenica del në vitet 1431--32 si një fshat i madh me 267 banesa, ndërsa në vitin 2583 fshati kishte rreth 200 banesa. Në të dhënat e mëvonshme, duke filluar nga shek. XVI e më vonë, Kamenica nuk përmendet më si fshat, por herë-herë del si toponim. Ka të ngjarë që braktisja e fshatit të ketë ardhur nga fillimi i shek. XVII.

Rrënojat e Kamenicës shtrihen mbi dy kodra të lidhura me një qafë të ulët. Sasia e madhe e rrënojave dhe gjendja e tyre relativisht e mirë lejojnë të ndiqet mirë jo vetëm tipologjia e banesave, por edhe kompozimi urbanistik i fshatit. Ndërtimet mbulonin si lartësitë e kodrave, ashtu dhe zonën e qafës ndërmjet tyre, e cila njihet me emrin «Qafa e Pazarit» (Fig. 71). Ato kanë dendësi të madhe, që është veçanërisht më e theksuar në zonën rreth qendrës së fshatit. Pjesën më dërrmuese të rrënojave e zënë banesat. Ato janë orientuara përgjithësisht nga jugu dhe më pak nga juglindja e jugperëndimi, duke ndjekur pjerrësitë e terrenit. Rrugët fillonin nga qendra e fshatit dhe shpërndaheshin drejt dy grupimeve kryesore të ndërtimeve. Ato ishin të ngushta dhe gjarpëruese, herë duke ndjekur konturet horizontale të terrenit, herë duke e përshkuar atë normal vijave rrushkulluese. Ndërtimet janë vendosur buzë rrugëve, por në mjaft raste ato rrethohen me mure që krijojnë oborre të veçjël.

Banesat e Kamenicës janë përgjithësisht të thjeshta dhe dallohen për një unitet të theksuar në planin arkitektonik e konstruktiv. Në kompozimin volumor të banesës terreni jo i rrafshët luan një rol me rëndësi. Banesat janë kompozuar me gjysmëkat normal me rënien e terrenit, duke patur katin e sipërm sipërfaqe më të madhe nga ai i poshtmi. Në to vërehet një ndarje e qartë funksionale e kateve. Kati i poshtëm ishte i pabanuar. Ai mund të ketë qenë përdorur për bagëti ose si qilar. Në disa rrënoja në katin përdhes janë gjetur mulli vaji që flasin qartë për destinacionin e këtij kati. Për banim

përdorej kati i sipërm.

Në pjesën mbi truall, ashtu si në Borsh, vendosej vatra me kamaren karakteristike përbri. Megjithëse për brendësinë është e vështirë të gjykohet saktë, kuptohet se ajo ka qenë tepër e thjeshtë. Vatra e zjarrit, kamaret në mure dhe hapësirat e dyerve ishin thuajse të vetmit elementë që thyenin masën e muraturës. Banesat ishin mjaft të mbyllura. Muret e forta prej guri, hapësirat minimale për ndërlidhje me ambientin e jashtëm dhe hapësirat tepër të vogla e të pakta për ndriçim, i jepnin këtyre ndërtimeve një karakter mbrojtës. Trajtimi i jashtëm i banesës është mjaft i thjeshtë, ku mungon çdo përpunim i elementëve arkitektonikë, duke dhënë përshtypjen e një blloku guri. Mbulesat e dyerve janë të rrafshta. Megjithatë punimi i muraturës është i një cilësie të lartë, me gurë të lidhur me llaç gëlqereje, ku mungojnë brezat e drurit (Fig. 72). Ky nivel i lartë i teknikës së ndërtimit ka bërë që rrënojat të ruhen deri në ditët tona.

Si shembull tipik i banesave të Kamenicës shërben një banesë relativisht e ruajtur në qendër të fshatit (Fig. 73). Disa trakte muresh japin të kuptojmë se ajo ka patur një oborr të vogël. Banesa është dykatëshe me dy ambiente në çdo kat. Ambientet e ballit të ndërtesës janë më të vegjël. Hyrjet janë të veçanta për çdo kat, të cilat janë vendosur në ambientet e mëdha të çdo kati. Ambientet e kateve lidhen ndërmjet tyre me porta të brendshme. Kati përdhes është krejt i pandriçuar. Disa vrima të lëna në mure mund ti kenë përdorur për ajrosjen e ambienteve. Siç duket ky kat do të ketë qenë i pabanuar dhe përdorej për mbajtjen e bagëtive. Përkundrazi kati i sipërm i cili ka hyrje të veçantë nga jashtë, ndonse ka shumë pak elemente dhe ndriçohet vetëm nga ndonjë dritare në formë frëngjie, përmban gjurmët e jetës së dikurshme dhe destinacionin e ambienteve. Ambienti i madh ka qenë pjesërisht i shtruar me dysheme dërrase, ndërsa pjesa mbi truall me ploça guri. Në këtë pjesë ndodhej vatra ku ndizej zjarri, duke mos patur oxhak. Përmasat e mëdha, ekzistenca e vatrës, tregojnë se ky ka qenë ambienti kryesor i banesës dhe përdorej si shtëpi zjarri. Ambienti i dytë është më i vogël, lidhet me shtëpinë e zjarrit dhe mund të ketë shërbyer si dhomë fjetje.

Muratura e banesës është e ndërtuar me gurë të lidhur me llaç të fortë gëlgereje. Brezat e drurit nuk janë përdorur. Muratura me qoshe të punuar me gurë të latuar trashë, ka prirje të theksuar drejt rreshtimit. Terreni i fortë shkëmbor vende-vende, thuajse e ka bërë të panevojshme ndërtimin e themeleve dhe muratura ngrihet drejt mbi shkëmb, ose terrenit i bëhej një përpunim të vogël përpara ndërtimit të murit. Trashësia e mureve në pjesën e poshtme është rreth 80 cm, pastaj vjen e ngushtohet pa dhëmbëzim deri në 60-65 cm. Në nivelin e përfundimit të katit ruhen vrimat e trarëve të dyshemesë, të cilat vendoseshin aks më aks rreth 65-75 cm. Kallkani i ruajtur në pjesën e mbrapme të banesës tregon se çatia ka qenë dyujse.

Kjo banesë në planin kompozicional është diçka më e avancuar në krahasim me banesat më të zakonshme, të cilat përmbajnë vetëm nga një ambient në çdo kat. Këtu të dy ambientet e kateve janë ndërtuar njëherazi. Në shembujt e tjerë më të përbërë duket se njësia bazë kompozicionale njëkthinëshe në kat ruhet vazhdimisht, por ajo vjen e pasurohet me ambiente të tjerë të ndërtuar në një fazë të dytë përpara ose anash bërthamës fillestare (Fig. 76). Nuk mungojnë dhe rastet kur ndërtohen dy njësi të tilla të bashkëngjitura.

Ndonëse mjaft të rralla në rrënojat e Kamenicës takohen dhe banesa përdhese.

Në grumbullin e banesave me një ndërtim të thjeshtë të tipizuar qartë, spikatin rrënojat e një banese me një kompozim më të përbërë, ku krahas banesës është ndërtuar dhe një kullë. Një ndërtim i tillë dëshmon se në Kamenicë diferencimi i shtresave të popullsisë kishte arritur në një shkallë të lartë. Megjithatë ky shembull paraqet interes të veçantë, meqenëse është ekzemplari më i vjetër i ruajtur në vendin tonë. Në periudhat e mëvonshme koncepte të tilla ndërtimi, banesa me kullë, takohen ndonëse rrallë, në shumë krahina të vendit. Barinjtë e kësaj zone e emërtojnë «Kulla e Rahës». Ajo zë pikën më të lartë të kodrës në perëndim të qafës së Pazarit, duke patur kështu një pozicion sundues mbi krejt fshatin (Fig. 75). Volumi masiv prizmatik i kullës lartësohet në 6,70 m nga pika më e ulët e terrenit. Ky ndërtim nuk qëndron më vete por është pjesë e rëndësishme e një kompleksi banimi dhe të dyja janë të një kohe ndërtimi. Në vijim të mureve të banesës janë ngritur mure rrethues që kufizojnë një oborr të vogël. Porta e oborrit me mbulesë të rrafshët sigurohej mirë me anë të katarahut.

Kulla është trekatëshe, me nga një ambient në çdo kat. Në plan ajo i afrohet katrorit. Kati përdhes është i pandriçuar. Në lartësi të ndryshme në muraturë ka disa vrima me diametër rreth 7 cm, që siç duket do të kenë shërbyer për ajrosje. Në këtë kat, të mbështetur në muret lindore dhe veriore gjendet një stere e vogël. Një pjesë e steres është e mbuluar me qemer cilindrik gjysmërrethor. Muret e ste-

res janë suvatuar me llaç të papërshkrueshëm nga uji. Stera ka vrimën e shkarkimit dhe të marrjes së ujit.

Kati i dytë ka lartësi të vogël (rreth 2 m) dhe është i pandriçuar. Ashtu si në katin përdhes, edhe këtu gjenden me shumicë vrima ajrosjeje.

Kati i sipërm ka lartësi të madhe që arrin sot në pikën më të lartë 3.30 m. Qoshqet e mureve që ruhen të paprekura tregojnë se kulla ngrihej një kat më tepër se pjesa tjetër e banesës. Në katin e sipërm gjenden kamare dhe dy dritare në formë frengjie. Siç tregojnë gjurmët në këtë ambient duhet të ketë qenë një si ballkon i brendshëm, rreth 1,20 m më lart nga dyshemeja e katit dhe e gjerë rreth 1.10 m. Prej këtej bëhej i mundur vrojtimi i banesës nëpërmjet dritareve, por nuk përjashtohet mundësia që të jetë përdorur për fjetje.

Nga gjendja e rrënojave nuk mund të përcaktohet nëse ambienti përngjitur kullës ka qenë një ose dykatësh. Sidoqoftë ambienti i banuar ka përmasa të mëdha, me hyrje të veçanta nga oborri, nëpërmjet një platforme të mbështetur mbi qemere. Niveli i dyshemesë së këtij ambienti është i njëjtë me atë të katit të dytë të kullës. Ekzistenca e gjurmëve të vendit të zjarrit dhe përmasat e mëdha tregojnë se ky ambient ka qenë shtëpia e zjarrit.

Muratura e kësaj banese është ajo e zakonshmja e Kamenicës, d.m.th. me gurë të lidhur me llaç gëlqere. Në dallim nga banesat e tjera, në kullë janë përdorur breza druri në nivelin e ndarjes së kateve. Ambientet, si të kullës ashtu dhe të atij përngjitur, kanë qenë të suvatuara. Çatia e kullës ishte me katër kullime, ndërsa e shtëpisë së zjarrit dyujse me kallkan.

Një periudhe më të vonë, i përkasin rrënojat e një kulle të ndërtuar jashtë fshatit (Fig. 76). Ajo ngrihet e vetmuar trekat, me nga një ambient në çdo kat. Hyrja është një e vetme me katin përdhes e siguruar mirë me katarah. Ndërlidhja ndërmjet ambienteve do të ketë qenë e brendshme me shkallë druri. Dy katet e poshtëm kanë lartësi të vogël. Kati përdhes nuk ruan gjurmë dritaresh, ndërsa kati i dytë mund të ketë patur dritare të vogla në formë frengjie. Elemente që flasin për funksione të qarta banimi përmban kati i tretë. Në të gjenden gjurmët e një oxhaku, i vetmi në llojin e vet në Kamenicë, por që është karakteristik në banesat e shek. XVIII dhe fillimit të shek. XIX të qyteteve tona. Kanali i tymit të tij fillon me një thellim në muraturë që mbyllet në lartësi në formë harku, duke vazhduar m ëtej në mesin e muraturës me një kanal të thjeshtë me seksion rrethor. Anash oxhakut ndodhen dy kamare dhe një sqoll. Dëmtimi i madh i qosheve veriperëndimore dhe jugperëndimore lë të mendohet për ekzistencën e dritareve ose qoshqeve jashtë konturit të muraturës. Gjithashtu vetëm në këtë ambient gjenden gjurmë suvatimi.

Në ndryshim me ndërtimet e tjera të Kamenicës këtu janë përdorur dhe brezat e drurit të gjetura në muraturë dhe cilësia e punimit të saj është më e dobët.

Ndërtimet e Kamenicës mund të ndahen kronologjikisht në dy grupe. Në grupin e parë bëjnë pjesë ndërtimet në «qafën e Pazarit» dhe në të dy lartësitë pranë saj, të cilat mund të datohen në shek. XIV-XV. Në grupin e dytë, ndërtimet në jugperëndim të «qafës së Pazarit», mund t'i përkasin shek. XV-XVI. Në grupin e parë përfshihet dhe banesa me kullë, ndërsa kulla e vetmuar duhet të jetë e shek. XVI-XVII.

Kuadrin e banesave të vjetra në këtë zonë, që ndiqet nëpërmjet fshatrave të rrënuara, e plotësojnë më së miri rrënojat e fshatit Kardhiq. Fshati Kardhiq ka qenë një qendër banimi mjaft e lashtë. Në shek. XVIII, siç e tregojnë dhe rrënojat ishte kthyer në një qendër të zhvilluar dhe të rëndësishme. Ali pashë Tepelena në përpjekjet e tij për zgjerimin e Pashallëkut të Janinës, në fillim të vitit 1811 pushtoi dhe Kardhiqin, shkatërroi fshatin dhe masakroi një numër të madh banorësh. Më vonë Kardhiqi nuk arriti ta marrë veten dhe nivelin që kish patur në prag të shkatërrimit. Njohja e datës së rrënimit me dhunë të Kardhiqit, lejon që mbeturinat e ruajtura deri më sot të konsiderohen të paktën si të shek. XVIII.

Kardhiqi ishte ngritur në një pozitë mjaft të mbrojtur nga ana natyrore. Pjerrësitë e rrëpirëta e siguronin fshatin nga jugu dhe lindja. Kalaja e vjetër e shek. XIII-XIV, e mbronte nga veriu. Drejtimi më i pambrojtur ishte ana perëndimore. Pikërisht në këtë krah ishte ndërtuar një mur mbrojtës dhe, sipas të dhënave të vendasve, një hendek i thellë. Nga ana tjetër një shumicë e madhe frengjish të banesave drejtohen nga kjo anë.

Banesat janë ndërtuar mbi një pjerrësi të ashpër shkëmbore, duke patur orientimin e detyruar të pamjes kryesore kryesisht nga lindja. Trualli i pakët për ndërtim ka kushtëzuar ndërtimin e ngjeshur të banesave, ndërmjet të cilave zhvillohej një rrjet rrugor me rrugica të dëndura dhe të ngushta. Banesat kishin oborre të vegjël të rrethuar me mure guri dhe shpesh dilnin në rrugë me një ose dy faqe.

Banesat në përgjithësi kanë qenë dykatëshe, por jo rrallë janë dhe shembujt trekatësh. Ndërmjet tyre takohen banesa të ndërtuara me terrene të pje-

rrët, të kompozuar me gjysmëkat. Skema planimetrike e këtyre banesave është diçka më e përbërë (Fig. 77). Sipër ka dy ambiente nga të cilët njëri për shkak të terrenit ngrihet mbi truall. Ky ambient përdorej si shtëpi zjarri. Ambienti tjetër përbri shërbente si odë miqsh. Poshtë odës së miqve ishte katoi. Kalimi në katin e banesës kryhej me shkallë të jashtme guri. Ambientet sanitare, një për çdo ambient banimi, dalin në një volum më vete ngjitur me banesën. Në disa shembuj të ndërtuar në terrene të rrafshta nën shtëpinë e zjarrit vendosej stera e ujit.

Një përhapje më të madhe gjatë shek. XVIII pati banesa me kat, e cila në zhvillimin planimetrik të kujton shkronjën L. Kjo gjëndet dy dhe trekatëshe. Shkallët janë të jashtme që përfundojnë në një plaformë, e cila shpesh ngrihet mbi një qemer cilindrik, nën të cilin kalohet për në katua (Fig. 78). Të dy krahët kanë zhvillim të barabartë. Ato kanë një ambient për çdo kat me hyrje të veçantë.

Banesat më të zhvilluara të Kardhiqit janë ato me dy krahë, me planimetri në formë të shkronjës U. Megjithëse janë relativisht të rralla, ato dëshmojnë për nivelin e lartë që kishte arritur zhvillimi i banesës në këtë qendër. Rrënimet e një banese të tillë trekatëshe ruhen ende (Fig. 79). Banesa ka patur një kompozim simetrik, me qendrën mjaft të futur në krahasim me dy krahët e nxjerrë. Aty kanë qenë ndërtuar shkallët dyrampëshe për në katin e dytë. Në katin përdhe ishin vendosur katojet dhe stera, ndërsa në dy katet e sipërme në çdo krah kishte një ambient të madh dhe një të dytë më të vogël në çdo kat.

Një zgjidhje të veçantë përbëjnë pak shembuj trekatësh, ku kompozimi i ambienteve kryhet brenda një volumi prizmatik me bazë katërkëndëshi këndrejtë, me hyrje në katin përdhes (Fig. 80). Si zakonisht edhe në këta shembuj në katin përdhes ishin vendosur katoje dhe stera, duke lënë një volum për vendosjen e shkallëve të brendshme.

Banesat e Kardhiqit me gjithë ndryshimet në mes tyre në planin kompozicional, paraqesin disa veçanti të përbashkëta. Ato kanë një kompozim të thjeshtë e të ngjeshur, ku shquan hedhja në lartësi. Ambientet e banimit kanë përmasa relativisht të mëdha, në forma katërkëndëshe kënddrejtë të zgjatur. Mbeturinat e tjegullave tregojnë se mbulimi ka qenë me tjegulla. Muratura është ndërtuar me gurë të lidhur me llaç gëlqereje. Përforcimi i muraturës me breza druri është një shfaqje shumë e përhapur. Në mjaft banesa ka patur stera pë grumbullimin e ujit, të cilat furnizoheshin nëpërmjet tubash qeramike.

Por një nga veçantitë e dukshme të banesave të Kardhiqit është përkudjesja e theksuar për mbrojtje. (Fig. 81). Kjo shihet në karakterin e mbyllur të banesës, hapësirat minimale të ndriçimit dhe kompozimin vertikal dhe më qartë akoma shfaqet në praninë e frengjive të shumta për pushkë. Ato hapen në muret rrethuese dhe sidomos në muret e prapme të banesës nga ana perëndimore, pra aty ku mbrojtja natyrore ishte e dobët. Bashkëkohësit e Ali pashë Tepelenës dëshmojnë se pushtimi i Kardhiqit ishte një ndërmarrje e vështirë sepse shtëpitë e vogla prej guri ishin si fortesa të vogla që duheshin rrethuar njëra pas tjetrës.

Duke krahasuar banesat e Kardhiqit me ato të Borshit dhe Kamenicës, të cilat i përkasin shek. XIV-XVI megjithë tiparet dhe njësitë kompozicionale të përbashkëta, përsa i përket trajtimit të përgjithshëm, në banesat e Kadhiqit duket një ecje përpara. Brenda një periudhe prej rreth dy shekujsh banesa e Labërisë kishte arritur një nivel më të lartë duke pasuruar traditën e ndërtimeve në përputhje me kushtet ekonomiko-shoqërore të kohës.

Duke e patur të qartë tablonë e zhvillimit të arkitekturës fshatare në zonën e Labërisë gjatë pesë shekujve, nuk është e vështirë të kuptohen banesat e shek. XIX, sepse materiali është më i shumtë si dhe origjina e tyre.

Blegtoria si ekonomi tradicionale e kësaj zone, mbeti deri vonë ekonomia mbizotëruese, me karakteristikë shtegtimet sezonale të banorëve. Marrëdhëniet ekonomiko-shoqërore, me gjithë ndryshimet që pësuan gjatë shekujve dhe ndonëse diferencimi i popullsisë u theksua gjithnjë e më tepër, sa që u krijua klasa e agallarëve që kishin shtënë në dorë kullotat, ruajtën mjaft tipare fillestare. Si gjithnjë banorët e kësaj zone ruajtën pavarësinë e tyre, kishin pronën e vet individuale dhe vazhdonin të rregullonin marrëdhëniet ekonomiko-shoqërore me normat juridike tradicionale.

Këto rrethana ndikuan fuqishëm në karakterin e vendbanimeve dhe banesave. Gjithashtu ato përsëritën mjaft tipare të banesave të vjetra, të përpunuara gjatë shekujsh. Kështu fshatrat vazhduan të ndërtoheshin në pjerrësitë e maleve ose në pllaja të rrafshta dhe të jenë të grupuara. Banesat ndërtohen pranë njëra-tjetrës, duke krijuar njësi kompakte përgjithësisht në bazë fisi. Rrugët janë të pashtruara dhe me gjerësi të ndryshme. Banesat shpesh dalin në faqet anësore apo të mbrapme në rrugë dhe përgjithësisht kanë oborre të vogla të rrethuara me

mure. Ambientet e ekonomisë ndihmëse janë të pakta. Zakonisht bagëtitë mbaheshin në stane. Në disa raste pranë banesës ndërtoheshin lëmenj, që dëshmojnë se krahas blegtorisë, ushtrohej dhe bujqësia.

Banesat më të thjeshta në Labëri dhe njëkohësisht më të rrallat janë ato përdhese, vetëm me një ambient (Fig. 82). Përpara hyrjes në formë harku ndërtohej një portik me dy kolona guri, element ky i përgjithshëm në këtë zonë. Zakonisht ambienti në këto banesa kishte përmasa mjaft të mëdha dhe mban në vetvete disa funksione.

Zhvillimi i kësaj banese bëhej me planin horizontal, duke dhënë banesën me dy ambiente (Fig. 83). Zakonisht çdo ambient ka hyrje të veçantë nga jashtë, të strehuara gjithnjë nga portiku me dy kolona. Rrallë herë këto banesa bëhen më komode duke krijuar brenda një korridor ndërlidhës të ambienteve.

Banesat me dy ambiente mund të kompozohen dhe në lartësi. Në këto raste kati përdhe përdorej si katua, ndërsa ambienti i katit të sipërm për banim. Kati i sipërm kishte hyrje të veçantë nga jashtë, gjithashtu dhe ambient anitar ngjitur me banesën (Fig. 84). Përngjitja e dy njësive të tilla ka dhënë skemat dykthinëshe në kat, ose banesat «vëllazërishte» (Fig. 85). Secili ambient ruan hyrje të veçanta dhe shpesh vërehet një simetri e plotë e tyre.

Banesat e thjeshta me një ose dy ambiente nuk kanë gjetur në këtë zonë përhapje të gjerë. Përkundrazi banesat që qenë mbizotëruese në Labëri ishin me tre ambiente. Këto mund të kompozoheshin me gjysmëkat ose me dy kate. Banesat me gjysmëkat kanë poshtë katuan dhe sipër tij odën e miqve e përbri kësaj të fundit, shtëpinë e zjarrit ose «magjerinë», e cila ngrihet pjesërisht ose tërësisht mbi truall (Fig. 86). Hyrjet për në çdo ambient janë të veçanta. Shkallët e jashtme prej guri përfundojnë në një platformë përpara hyrjes, e mbuluar nga zgjatimi i flegrës së çatisë.

Banesat dykatëshe me tre ambiente, kanë formë katërkëndëshe këndrejtë të zgjatur në plan (Fig. 87). Kati përdhe përbëhet prej një ambienti të vetëm me përmasa të mëdha. Kati i sipërm me hyrje të veçantë e me shkallë të jashtme guri, ndahet në dy mbiente, në magjerinë dhe odën e miqve. Këto ambiente mund të kenë hyrje të veçanta nga jashtë, por ndonjëherë ndërlidhen nga një korridor i vogël.

Banesat e Labërisë paraqiten mjaft të njësuara gjë që gjen shprehje në trajtimin e njëjtë të ambienteve bazë, magjerisë, odës së miqve dhe katoit, si dhe përhapjes në masë të dy skemave kompozicionale me gjysmëkat dhe dykatësh me tre ambiente. Thjeshtësia kompozicionale gjen pasqyrim dhe në trajtimin e jashtëm. Këtu mbizotëron masa e gurtë e muraturës, ku mungojnë elementët arkitektonikë që mund të zbutnin karakterin e mbyllur dhe të ashpër. Gjithashtu uniteti në planin kompozicional, konstruktiv dhe në trajtimin arkitektonik i përshkon banesat e Labërisë duke filluar që nga shek. XIV. Thjeshtësia kompozicionale dhe trajtimi i kursyer arkitektonik bashkon banesat e Labërisë të të gjithë periudhave. Edhe në rastet kur skemat kompozicionale janë diçka më të përbëra, ato janë më tepër si rezultat i bashkëngjitjes së njësive bazë kompozicionale.

Përveç varianteve të përgjithshme të banesave, në Labëri takohen dhe banesa me zgjidhje të veçanta. Një banesë e tillë është e ndërtuar në fshatin Gusmar në vitin 1882 (Fig.88). Në gjendjen e sotme kompozimi origjinal është prishur. Në gjendjen fillestare banesa kishte në plan formën e shkronjës U. Pjesa qendrore, ku ishin vendosur shkallët kishte funksione ndërlidhëse të ambienteve, të cilat vendoseshin nga një në çdo krah. Njëri ambient shërbente si odë miqsh dhe kishte katua poshtë, ndërsa i dyti si magjëri. Ambienti është i mbushur kështu që magjeria ngrihet drejtpërdrejt mbi truall duke pasur vatrën në mes të ambientit. Më vonë kjo banesë është e modifikuar duke u ndarë në dy banesa të veçanta. Me interes është fakti se mbas ndarjes banesa ka marrë tiparet e dy njësive njëkthinëshe të veçanta.

Gjithashtu një rast të veçantë paraqit dhe një banesë në fshatin Golem, nga sa mund të gjykohet ajo në skicën që jep albanologu gjerman Hahn, meqenëse sot kjo banesë nuk ekziston (Fig.89). Banesa ishte mjaft e zhvilluar dhe sigurisht do t'i përkiste parisë së fshatit. Ajo ishte me dy krahë dhe trekatëshe. Në pjesën qendrore të katit të tretë dilte një galeri e hapur me kolona të kurorëzuar me harqe. në formën e një arkade. Veçanti tjetër e kësaj banese ishte një kullë, ndërtuar ngjitur me banesën në pjesën e saj të mbrapme, e cila ngrihej një kat më sipër se vetë banesa. Në krahasim me banesën me kullë të Kamenicës, banesa në Golem dukej mjaft më e zhvilluar.

Karakteri i njësuar i zhvillimit të banesës së Labërisë në kohë, shfaqet gjithashtu dhe në shtrirjen territoriale, mjaft të gjerë. Banesa të ngjashme me shembujt e dhënë në krahinën qendrore të këtij grup krahinash, Kurveleshin e sipërm, kanë qenë të zakonshme dhe për krahinat e tjera, të cilat popull nuk i mban për krahina labe. Kështu një tipologji e tillë takohet në Rëzomë, Vurg, Muzinë,



Fig. 71

RRËNOJA TË FSHATIT KAMENICË – SARANDË



Fig. 72

Fig: 73

RRENOJA BANESASH Kamen

SARANDE










0 1 2 3 M.







Fig. 74

RRENOJA BANESASH "Kamenicë" - SARANDE








0 1 2 3m.








0 1 2m.

Fig: 75

BANESA ME KULLE KAMENICË
SARANDË









**BANESË E TIPIT KULLË NË FSHATIN KAMENICË – SARANDË**

Fig. 76







RRENOJA BANESASH NE FSHATIN Kardhiq - GJIROKASTER



FIG. 78



FIG. 77








FIG. 80

Fig. 79

RRËNOJA BANESË NË FSHATIN KARDHIQ — GJIROKASTËR



Fig. 81



RRËNOJA BANESASH NË FSHATIN KARDHIQ – GJIROKASTËR





Fig. 81



RRËNOJA BANESASH NË FSHATIN KARDHIQ – GJIROKASTËR





BANESE NE FSHATIN *Golem* KURVELESH







**Fig. 82**



**Fig. 83**

BANESE NE FSHATIN *Progonat* - KURVELESH






BANESË NË FSHATIN SÃLARI – KURVELESH




Fig. 84

BANESE NE FSHATIN Salari - KURVELESH







FIG. 85



FIG 86

0 2 4 6



BANESE NE FSHATIN Salari - KURVELESH



Fig: 87

BANESE NE FSHATIN Golem - KURVELESH



2 m.





BANESE NE FSHATIN Gusmar
KURVELESH




Fig. 88






BANESE ME KULLE NE FSHATIN Golem (Sipas Hanit) - KURVELESH





Fig. 89

BANESE NE FSHATIN *Rusanj* SARANDE


FIG. 92

BANESE NE FSHATIN *Zatrat* SARANDE


FIG. 91









BANESE NE FSHATIN *Senicë* - SARANDE

0 2 4 m.


FIG. 90



Fig. 93

**BANESË NË FSHATIN MURSI
SARANDË**










**BANESË NË FSHATIN DHROVJAK
SARANDË**







Fig. 94

BANESË NË FSHATIN LEFTER VALO – SARANDË








BANESË NË FSHATIN VATZAT – SARANDË





*BANESE NE FSHATIN Mursi – SARANDE*



Theollogo e madje dhe në Dropull e Zagori.

Në këto krahina ndeshen format më të thjeshta të banesave perdhese me dy ambiente, me hyrje të veçantë nga jashtë siç e dëshmon një shembull në fshatin Senicë të Rëzomës (Fig. 90). Ambientet kanë shërbyer si magjeri (shtëpi zjarri) dhe i dyti, më i ndriçuar dhe i pajisur, si odë miqsh. Gjithashtu një banesë në fshatin Tatzat (Fig. 91) dëshmon se në Rezomë, si dhe në krahinat fqinjë, kanë qenë të njohura kompozimet dykatëshe, me nga një ambient në çdo kat. Në banesën e Tatzatit, kati përdhes ka shërbyer si katua për bagëtitë. Kati i sipërm përmblidhte funksionet e banimit. Ai ka hyrje të veçantë nga jashtë, ku të çojnë shkallët e gurta, sheshpushimi i të cilave mbështetet mbi një qemer cilindrik. Si ambient i banueshëm, dhoma e sipërme është e ndriçuar nga dritare, të cilat janë hapur në ballë të ndërtesës, siç duket për të theksuar vendin e preferuar pranë oxhakut.

Ashtu si në Kurveleshin e sipërm, këto forma banesash nuk patën përdorim të gjerë. Banesat që u bënë të zakonshme në shtresat e gjëra të fshatarësisë, kanë qenë ato dykatëshe, me dy ose tre ambiente banimi në kat, me ambientet perdhe të përdorura për strehimin e bagëtive. Kompozimet e ambienteve janë tashmë të njohura. Ato mund të jenë me gjysmëkat (Fig. 92), ku në katin e banuar, është vendosur «magjeria», që ngrihet mbi truall dhe ngjitur me të, oda e miqve, e cila ka poshtë vetes një ambient për strehimin e bagëtive. Në varësi të destinacionit, bëhet dhe trajtimi i këtyre dy ambienteve. Magjeria është e shtruar me dhe, pa tavan dhe e ndriçuar dobët. Pajisjet e saj janë të pakta. Shpeshherë në këtë ambient ndërtohet dhe furra për pjekje. Në ndryshim nga magjeria, dhoma e miqve është më e pasur me pajisje dhe trajtimit të saj i kushtohet më tepër kujdes. Dallohet, në mënyrë të veçantë, balli i odës me oxhakun dhe dritaret anash saj, të cilat e theksojnë atë si pjesën më paraqitëse të odës.

Kompozim tjetër mjaft i përhapur, është ai me katin përdhe të përbërë prej një ambienti të vetëm, me përmasa mjaft të mëdha dhe katin e sipërm të ndarë në dy ambiente me destinacione të ndryshme (Fig. 93). Hyrja bëhet e veçantë për secilin ambient, gjithnjë nga jashtë. Në disa raste në katin përdhe, ndërtohet një harkadë me dy hapësira, për mbajtjen e ndarjes së katit të sipërm. Gjithashtu nuk janë të panjohura dhe banesat «vëllazërishte», shpesh krejt simetrike karshi murit ndarës. Këto banesa fitojnë një skenë më të përbërë, kur ngjitur me volumin kryesor të banesës, ndërtohet magjeria. Në variantet e thjeshtë magjeria, nuk arriti të shkrihej në mënyrë organike me ambientet e tjera dhe ajo mbeti si një shtojcë e volumit kryesor të banesës. Përkundrazi, më vonë, në variantet më të përpunuara, ky ambient merr pjesë në formulimin kompozicional të banesës, duke dhënë një skemë të re, që të kujton shkronjën L të madhe (Fig. 94).

Në këto banesa, të dy krahët kanë zhvillim të njëjtë, megjithëse herë-herë, në krahun që përmban odën e miqve, vihet re një përkujdesje më e madhe për përpunimin arkitektonik. Magjeria vendoset në kryqëzimin e të dy krahëve, duke mbetur kështu një ambient gjysmë i errët dhe me trajtim të varfër. Furra e pjekjes, bëhet për magjerinë një element pothuajse i përhershëm.

Shkallët për në katin e sipërm, mbeten të jashtme prej guri. Nga sheshpushimi i sipërm, shpërndahen hyrjet e veçanta për në dy ambientet e banimit. Kompozimi i dhomave është i njëjtë, me oxhakët dhe dritaret në ballë. Nga to, një ambient përdoret si odë miqsh, ndërsa i dyti si odë fjetjeje.

Në këto krahina ndjehet një kujdes i madh në trajtimin konstruktiv dhe arkitektonik të banesave. Teknika e muraturës është më e lartë, me gurë të punuar e të lidhur me llaç gëlqereje. Elementët e veçantë, si dritaret me portat, punohen më me kujdes dhe nuk mungojnë, ndonjëherë, detaje dekorative, si korniza poshtë dritares ose përpunimi i strehëve të gurta.

## SHQIPËRIA JUGLINDORE

Zona juglindore e vendit tonë përmbledh në vetvete disa krahina. Në të hyjnë Nahia e Pogradecit, Fusha e Korçës, Devolli, Gora, Opari, Kolonja, Dangëllia në lindje, dhe Sulova, Vërça, Skrapari, etj. në perëndim. Struktura gjeografike është më tepër malore. Në këtë masiv malor nuk mungojnë pllajat e larta pjellore, si Fusha e Korçës, e Devollit, si dhe luginat e lumenjve që e përshkojnë. Kushtet natyrore kanë dhënë mundësi për zhvillimin si të bujqësisë, ashtu dhe të blegtorisë. Karakteri i dyfishtë i ekonomisë ka ekzistuar në çdo krahinë, por në varësi të realitetit konkret në krahina të ndryshme ka ndryshuar raporti ndërmjet këtyre dy degëve. Në disa krahina bujqësia ishte ekonomia mbisunduese, ndërsa blegtoria ndihmëse. Në krahina të tjera ndodhte e kundërta. Vendet janë të pasura me kullota verore, por mungonin kullotat dimërore, gjë që i detyronte blegtorët t'i dimëronin bagëtitë në fshat, ose t'i shtroheshin shtegtimit sezonal. Ata shkonin për të dimëruar kryesisht në Myzeqe.

Në ndryshim me krahinat e tjera të vendit, këtu marrëdhëniet feudale u manifestuan në forma të shumëllojta. Si rezultat i shfrytëzimit feudal masa fshatarësh të mbetur pa tokë, u detyruan të mërgonin jashtë shtetit, ose të mbushnin qytete për të kërkuar punë. Kështu që përveç degëve kryesore të ekonomisë në shumë krahina ushtroheshin zanate të ndryshme. Oparakët, grabovarët e kolonjarët njiheshin si mjeshtra ndërtimi të zotë, të cilë kanë shtrirë aktivitetin e tyre në gjithë Shqipërinë Jugore dhe përtej kufirit. Ushtroheshin gjithashtu zanatet e sharrëxhinjve, qymyrxhinjve, kalldrëmxhinjve etj. Grupet e punëtorëve ose mjeshtrave zhvillonin aktivitete sezonale, në dimër punonin jashtë fshatit, ndësa në verë ktheheshin për t'u marrë me punët e familjes. Në disa fshatra, sidomos në fushën e Korçës u fut dhe sistemi i çifligut Por në përgjithësi në këto krahina mbisundonte prona e vogël individuale.

Krahinat e Shqipërisë juglindore njohën një lëvizje të madhe popullsie. Në këtë mënyrë popullsia paraqitet e përzierë me vendas dhe të ardhur. Kjo lëvizje nuk ka qenë masive dhe e organizuar, por e herëpashershme, brenda kufijve të afërm, nga një fshat në tjetrin, ose nga një krahinë në tjetrën, dhe më tepër me karakter familjar. Grupet e ndryshme të popullsisë u shkrinë në mes tyre dhe përftuan tradita të përbashkëta kulturore. Dhe kjo shprehje kulturore e përbashkët u arrit më shpejt në krahasim me krahinat e tjera të vendit.

Përveç këtij faktori, një rol jo të pakët në këtë unifikim luajti dhe bashkimi i krahinave të jugut në një njësi të vetme, nën Pashallëkun e Janinës, në fund të shek. XVIII dhe fillim të shek. XIX. Një shtytje të mëtejshme dhe të fuqishme në zbutjen e dallimeve lokale dhanë ndryshimet me karakter ekonomik e shoqëror që ndodhën në vendin tonë në prag dhe gjatë Rilindjes kombëtare. Krijimi dhe fuiqizimi i tregjeve ndërkrahinore i dha shkas lidhjeve të dëndura të banorëve të krahinave të ndryshme. Qendrat e fuqishme ekonomike si Berati dhe më vonë Korça në këto trevë, u bënë faktorë të rëndësishëm për zhvillimin e mëtejshëm të krahinave. Sipas bashkëkohësve në tregun e Korçës në gjysmën e dytë të shek. XIX vinin fshatarë nga të gjitha krahinat, që nga Mokra, Grabove, e deri nga Kolonja.

Në unifikimin e traditave në fushën e arkitekturës popullore kontribut kanë dhënë së fundi dhe mjeshtrat oparakë e kolonjarë, të cilët kanë ngritur ndërtimet në të gjitha krahinat e kësaj zone.

Këta faktorë patën ndikim të drejtpërdrejtë në zhvillimin e arkitekturës së banesave, e cila ndonëse ka ngjashmëri në zonat fqinjë, sidomos në atë të Shqipërisë jugperëndimore kryesisht në variantet e saj të thjeshtë, ruan specifikimet e veta dalluese. Si një zonë ku marrëdhënet ekonomike e shoqërore ecën më përpara dhe me një karakter më të qëndrueshëm të ekonomisë, këtu banesat shquhen për kompozime më të përbëra dhe për trajtim më të pasur arkitektonik. Së dyti, në krahinat e kësaj zone, duke filluar sidomos nga mesi i shek. XIX u kalua ajo larmi tipologjie që vihej re në kushtet e një ekonomie të copëtuar feudale dhe u shfaqën prirje të forta konvergjente, të cilat gjetë shprehjen më të lartë në krijimin dhe përgjithësimin e një tipi të ri banese, me tipare më të përparuara. Gjatë kësaj periudhe ndryshoi dhe roli i njërit apo tjetrit faktor në raportin fshat-qytet. Në qoftë se përpara ose në fillim të shek. XIX qyteti trashëgoi mjaft tipare të banesës fshatare, më vonë gjithnjë e më tepër bëhet dhënës për fshatin. Ky fenomen shfaqet jo vetëm në rritjen e kërkesave në trajtimin e ambienteve dhe të vetë banesës, por edhe në përshtatjen e herëpashershme të banesave me tipare krejt qytetare.

Por nga ana tjetër ky grup i madh krahinash nuk pati në të kaluarën të njëjtin zhvillim, gjithashtu dhe të njëjtin karakter të marrëdhënieve ekonomike e shoqërore kudo. Në disa krahina më malore banesat nuk e kaluan shumë cakun e kompozimeve përgjithësisht të thjeshta, megjithëse tipe të njëjtë banesash u futën ku më shumë e ku më pak, në të gjitha këto krahina. Në varësi të shkallës së zhvillimit dhe karakterit të ekonomisë, edhe zhvillimi i banesës pati një shkallëzim, i cili u shpreh jo vetëm në masën e përhapjes së të rejave në ndërtim, por dhe në nivelin e përpunimit arkitektonik.

Krahinat e kësaj zone shtrihen përgjithësiht në rrafshnaltat dhe në luginat e lumenjve, por nuk përjashtohen dhe krahinat të futurat në vendet e thella malore si Kolonja, Opari i Sipërm, Gora, etj. Fshatrat në përgjithësi janë të grupuara dhe të ndara në lagje, të cilat zakonisht mbanin emrat e fiseve. Rrugët e ngushta shtroheshin me kalldrëm. Banesat mund të dilnin me një ose dy faqe në rrugë, ndërsa në anët e tjera hapej oborri i rrethuar me mure guri. Duke qenë ekonomia e përbërë dhe oborri i banesës ishte i pasur me ambiente ndihmëse. Në të ndërtoheshin ahure për bagëti, pleciva për barin e kashtën, «hajate», etj. Në shumë banesa, jashtë mureve rrethuese të oborrit ndërtohej lëmi.

Si në shumë krahina të vendit, edhe në këtë zonë ndërtohen banesa të thjeshta dykatëshe me nga një ambient në çdo kat, siç janë dy banesa në kra-

BANESE NE FSHATIN "Qënskë"

GORE







0 2 4m

Fig. 95

**BANESË NË KRAHINËN E TOMORICËS**








Fig. 96

BANESE NE FSHATIN Gjergjevicë
OPAR










BANESE NE FSHATIN Moçan
GORE









**Fig. 97**

BANESE NE FSHATIN *Gopesh* - OPAR



BANESE NE KRAHINEN E *Tomoricës*











0 2 4 m.

Fig. 98 BANESË NË FSHATIN STRELCE «GORË»










Qoshku i një banese në «Opar»

Fig. 99

Fig 99

BANESË NË FSHATIN XERJE–OPAR












DETAJE TE QOSHKUT

Fig. 100

BANESË NË FSHATIN XERJE–OPAR






Fig. 100

**BANESË NË FSHATIN XERJE–OPAR**










Fig: 101

BANESE NE FSHATIN POPÇISHT - *Opar* -



1. _ KULA
2. _ ODA E MIQVE
3. _ ASHEFI
4. _ DIVANI
5. _ QOSHKU




PRERJE 1-1



Fig. 102

BANESË NË FSHATIN KARABANJOZ – OPAR



BANESE NE KRAHINEN *e Tomoricës*



FIG. 10[illegible]





0 2 4m.

FIG. 104 BANESE NE FSHATIN SUL-*Devoll*-







Fig. 105

BANESE NE FSHATIN GOPESH - *Opar*








hinën e Gorës dhe në atë të Tomorricës (fig. 95). Kompozimi është i njëjtë, kati përdhe, i errët dhe me hyrje nga oborri, përdorej për mbajtjen e bagëtive. Shkallët e jashtme prej guri të çojnë në katin e dytë, i cili në këto banesa përmbushte disa funksione. Nyja sanitare del si volum më vete në pjesën e mbrapme të banesës. Në ndryshim nga banesa e Tomorricës, banesa e Gorës ka në katin e sipërm një galeri të hapur, të mbuluar nga zgjatja e flegrës së çatisë.

Mungesa e shembujve të shumtë të mbetur tregon se këto lloj banesash nuk do të kenë qenë mjaft të përhapura. Në të kundërt banesat që gjetën një përdorim të gjerë kanë qenë zakonisht dykatëshe, me nga një ambient në kat. Kompozimi i ambienteve mund të ishte i ndryshëm. Në fshatrat Gjergjevicë të Oparit dhe Moçan të Gorës ruhen dy banesa të vjetra me planimetri në formë katërkëndëshi të zgjatur (fig. 96). Ato përbëhen nga dy ambiene në kat, nga të cilat ato të katit përdhe përdoreshin për bagëtitë, ndërsa ambientet e katit të sipërm si shtëpi zjarri dhe odë miqsh. Ajo që i dallon këto banesa është trajtimi i ndryshëm arkitektonik. Banesa e Gjergjevicës është e ndërtuar në terren të pjerrët. Kati përdhes ka një nyje ballore: Në katin e sipërm janë reshtuar në gjatësi dy ambiente. Përpara tyre ruhen gjurmët, trarët e një ballkoni, që kapte të gjithë gjatësinë e pamjes ballore. Në të dalin dyert nga ambientet e banimit, si dhe dritaret e tyre. Për në shtëpinë e bukës ka një hyrje të veçantë, të drejtpërdrejtë nga jashtë. Oda e miqve dallohet nga trajtimi nga shtëpia e bukës. Dhe ndriçimin e ka më të bollshëm me dy dritare të mëdha, të mbrojtur me kafaze të trashë druri.

Banesa në fshatin Moçan ka karakter më të mbyllur. Hyrja bëhet nëpërmjet ahurit në katin e poshtëm, ku janë vendosur shkallët prej druri që përfundojnë në shtëpinë e zjarrit, ose «ashefin». Ashefi lidhet me odën e miqve. Ambientet kanë dritare të vogla dhe janë pajisur me frëngji për mbrojtjen e banesës.

Në një kompozim tjetër mjaft të përhapur, ku shihet një përkujdesje më e madhe për trajtimin arkitektonik, ambientet janë të zhvendosur në plan, duke krijuar një planimetri të thyer. Shembuj më të arritur të këtij tipi banese ruhen në Tomorricë dhe në fshatin Gopesh të Oparit të Poshtëm (fig. 97). Banesa në fshatin Gopesh ka hyrjen kryesore në katin përdhe, në pjesën e futur të banesës ajo është e punuar në formë harku me gurë të skalitur dhe ka një portë të rëndë prej druri të punuar bukur. Ambienti i hyrjes në katin përdhe shërbente si korridor, ku janë vendosur shkallët prej druri për në katin e sipërm dhe për mbajtjen e kafshëve të barrës, përderisa ruhet ende grazhdi. Sipër këtij ambienti është shtëpia e zjarrit, e cila përmban në pamjen ballore, përmbi portë, një ballkon ose «qoshkun» e hapur, gjatë gjithë gjatësisë së pjesës së futur. Dhoma e miqve del më përpara në plan në krahasim me shtëpinë e zjarrit. Të dy ambientet lidhen ndërmjet tyre, por oda e miqve ka një hyrje të veçantë nga jashtë me shkallë guri. Secili ambient ka nyje sanitare më vete.

Të njëjtën skemë kompozicionale dhe ndarje funksionale ka dhe banesa në Tomorricë. Por këtu hyrja për në shtëpinë e zjarrit bëhet me shkallë të jashtme prej druri që përfundojnë në çardak të hapur të shtjelluar përpara pjesës së futur të banesës.

Krahas këtyre banesave në mjaft krahina si në Opar, Gorë, Dangëlli, Dëshnicë etj. takohen dhe banesa që quhen nga vendasit «shtëpi me kullë ose me kulë». Këto banesa pasqyrojnë një gjendje pasigurie dhe njëkohësisht një diferencim të shtresave të fshatarësisë, sepse shtëpi me kullë mund të ndërtonin vetëm familjet e mëdha ose në gjendje të mirë ekonomike. Ndërtimi i kullave si elementë mbrojtës ngjitur me banesën është një koncept i vjetër, të paktën që nga shek. XIV-XV, siç dëshmon banesa me kullë e Kamenicës dhe i njohur edhe në krahinat e tjera të vendit tonë. Por në krahinat e kësaj zone duhet të ketë qenë një dukuri jo e rrallë, përderisa ruhen si shembuj të tillë, ashtu edhe në kujtesën e të moshuarve. Banesat me kulla nuk paraqesin një tip të caktuar banese, në qoftë se do të merrnim parasysh zgjidhjen kompozicionale dhe trajtimin e përgjithshëm arkitektonik të banesës. Ndërtimi i kullës nuk ndikon në këta faktorë, kështu që takohen banesa me kullë me skema kompozicionale të ndryshme, në varësi të krahinës dhe kohës së ndërtimit të tyre.

Kështu p.sh. në fshatin Strelcë të Gorës (fig. 98) kulla është e ndërtuar ngjitur me një banesë, e cila, nga kompozimi planimetrik, të kujton banesën e fshatit Moçan. Banesa përbëhej prej dy ambienteve, «ashefit» dhe odës së miqve, nga e cila në gjendjen e sotme kanë mbetur vetëm gjurmët. Banesa në plan ka formën e katërkëndëshit të zgjatur. Ngjitur me odën e miqve ngrihet kulla trekatëshe, e cila lidhet me ashefin, njëkohësisht ka dhe hyrje të veçantë nga jashtë. Kulla ka shërbyer për mbrojtjen e banesës, si dhe për pritjen e miqve të nderuar të familjes.

Interes paraqesin dhe dy banesa me kullë të ruajtura në fshatin Xerje të Oparit. Ato janë dykatëshe, me katin e poshtëm që përdorej për bagëti,

ndërsa kati i sipërm përmbante dy ambiente banimi.

Banesa e parë (fig. 99) ka nga dy ambiente në kat të zhvendosura në plan nga njëri-tjetri ashtu si dhe banesa në fshatin Gopesh. Hyrja e madhe në katin përdhe dhe e siguruar mirë me lloz ose katarah, është e mbrojtur nga krahu i dalë i banesës. Ajo të fut në një ambient ku janë vendosur shkallët prej druri për në katin e sipërm dhe ku mbahen gjithashtu kafshët e barrës. Ngjitur me të dhe në lidhje me njëri-tjetrin është dhe një ambient tjetër që përdorej për mbajtjen e bagëtive.

Shkallët prej druri përfundojnë në odën e miqve dhe hapësira e tyre mbulohet me qepen. Përmasat e odës së miqve nuk janë shumë të mëdha. Ajo ka tavan, dysheme të shtruar me dërrasa të gjëra, oxhak dhe dollapë në mure, kapakët e të cilave janë të gdhendura. Mbi portën e hyrjes, i lidhur me odën e miqve del një ballkon ose «qoshku», i mbuluar dhe i mbajtur nga trarë druri të mbështetur mbi pajanda. Përbri odës së miqve është shtëpia e zjarrit. Ajo lidhet me odën e miqve, por ka dhe hyrje më vete nga jashtë. Në katin poshtë saj komunikon me shkallë druri portative. Shtëpia e zjarrit ka përmasa të mëdha. Në gjendjen e sotme ajo është ndryshuar, por pajisja e saj ishte e varfër dhe pa tavan. Vatra ndonëse kishte kanal tymi, ishte në formën e një nikeje dhe në mure ishin vendosur «polisa» ose sergjene. Si orendi kishte hambarin e drithit dhe magjen.

Mbrapa banesës, aty ku terreni vjen e ngrihet, ngrihet një kullë më e lartë se vetë banesa.

Kompozimi i ambientit është bërë në përputhje me funksionet e tyre. Hyrja kryesore e banesës, e madhe dhe impozante dhe ballkoni ose «qoshku» prej druri, i përpunuar bukur, krijonin theksin kryesor të banesës që sheh në oborr, ndonëse faqja ku janë vendosur këta elementë është më e futur. Hyrja kryesore përdorej kryesisht për miqtë, të cilët kalonin në odën e rezervuar për ta, pa kaluar nëpër ambientet e tjera të familjes. Shtëpia e zjarrit kishte hyrje më vete nga jashtë për njerëzit e shtëpisë. Për një qarkullim të lirshëm brenda banesës, të gjitha ambientet janë të lidhur me njëri-tjetrin.

Ndonëse brendësitë e ambienteve janë të varfër me elemente dhe pajisje, përpunimi i këtyre elementeve është bërë me përkujdesje nga ana dekorative. Të gjithë elementet e drurit jashtë dhe brenda ndërtesës janë të gdhendur. Dollapet në odën e miqve kanë pjesën e sipërme me një gdhendje në formë azhuri, ndërsa kapakët janë të gdhendur lehtë. Me një kujdes të veçantë janë punuar elementët e ballkonit. Kolonat, kapitelet, trarët, parmakët, përmbajnë gdhendje të shumëllojshme me sqepar, ndërsa pajanatat me linjën e tyre të lakuar e bëjnë më të butë ndërthurjen me muraturën dhe zbutin daljen e madhe mbi të. Strehët e çatisë mjaft të gjëra janë realizuar dyfishe. Mbi kokat e profiluara të trarëve horizontalë kalon një shirit i dhëmbëzuar, mbi të cilin mbështeten trarët e tjerë më të hollë, gjithashtu të profiluar të mahive. Nuk bie më poshtë nga punimi i drurit dhe muratura me gurë të lidhur me baltë, me faqen e jashtëme të latuar e me qoshe të skuadruara mirë, e cila në intervale të caktuara, 80-100 cm, qarkohet nga brezat e drurit edhe këto të skuadruar.

Karakterin e një banese të përkujdesur e plotëson akoma më tepër oborri i rrethuar me mure gurit, me portë të madhe dhe me shumë ambiente ndihmëse, «hajate», «plevica», «ashefe» për gatim gjatë verës etj. Para banesës në një shesh të vogël është ndërtuar lëmi i shtruar me plloça guri. Banesa është ngritur në një pjerrësi të lehtë, prej nga hapet një pamje e gjerë.

Kompozim të ndryshëm ka banesa tjetër e vjetër e fshatit Xerje (fig. 100). Ajo është e përbërë dhe formohet nga bashkëngjitja e dy njësive kompozicionale më të thjeshta. Secila njësi përmban dy ambiente kryesore në katin e sipërm, shtëpinë e punës dhe odën e miqve. Në njësinë e parë këto ambiente janë të vendosur njëri përbri tjetrit. Ato i bashkon një çardak i hapur në të cilin dalin hyrjet e çdo ambienti. Njëri krah i çardakut dallohet nga pjesa tjetër, përpunohet më bukur dhe shërben si «qoshk» i banesës. Ai ngrihet në pjesën më të lartë, aty ku terreni pëson një rënie të theksuar. Në krahun tjetër të çardakut shkëputej nga volumi i banesës kulla, të cilës në gjendjen e sotme i kanë mbetur themelet. Kulla ngrihej më e lartë se vetë banesa. Për shkak të rënies së terrenit kati përdhes i kullës dilte në një nivel me katin e dytë të banesës. Kulla lidhej me shtëpinë e punës. Si gjithnjë kati përdhes shërbente si haur për bagëtinë.

Edhe në këtë njësi pajisjet e ambienteve janë të varfëra. Ambientet janë pa tavan, dyshemenë e kanë të shtruar me dërrasë të gjerë. Një pjesë e dyshemesë së shtëpisë së punës ngrihet mbi truall dhe është e shtruar me plloça për të vendosur vatrën në të. Një trajtim më dekorativ kanë elementët e drurit. Dritaret e ambienteve që shohin në çardak mbrohen nga një kafaz të punuar me dërrasa të trasha, të cilat duke u gdhendur kanë formuar motive të ndryshme gjeometrike. Ndonëse trashë, por nuk janë lënë pa u prekur nga gdhendja me sqepar elementet e drurit që dalin në dukje, si shtyllat e çardakut, kapitelet mbi to, parmakët, bishtat

e trarëve të dyshemesë së çardakut, bishtat e strehëve të çatisë, etj. Përpara banesa ka oborrin e saj me ambientet e zakonshme ndihmëse dhe furrën për pjekje. Furra të tilla ka zakonisht çdo shtëpi. Ato ndërtohen në oborr. Kanë vendin e ndezjes së zjarrit në pjesën e poshtme dhe vendin e prushit e të pjekjes në formë kubeje në pjesën e sipërme.

Ngjitur me këtë njësi, mbase në një kohë më të vonë, shpinë më shpinë me njëra tjetrën dhe të përfshira nën një çati të vetme është ndërtuar një njësi tjetër kompozicionale. Të dy njësitë nuk janë krejt të njëjta. Ambientet e njësisë së dytë, oda e miqve dhe shtëpia e zjarrit, janë të ndara nga një korridor i ngushtë. Ngjitur me të del përpara kulla e lartë. Në këtë njësi çardaku i pjesës përpara ambienteve është zëvendësuar me një parahyrje të thjeshtë, e mbuluar nga një strehë e dalë. Kulla e kësaj njësie ruhet e plotë, nga e cila mund të krijohet ideja e ndërtimit të këtyre elementeve. Ajo lidhet me shtëpinë e punës. Përbëhet prej dy ambienteve njëri mbi tjetrin, me përmasa të vogla që lidhen nga brenda me shkallë druri. Kulla ka dritare të vogla dhe frengji të drejtuara nga rruga, dhe oborri.

Në ndryshim me njësinë e parë dhoma e miqve e njësisë së dytë ka trajtim dekorativ mjaft të pasur. Muret e odës i qarkojnë fashatura dërrase të punuara, të cilat kornizojnë dhe hapësirat e dollapeve dhe dritareve. Edhe oborri i kësaj pjese i ruan më mirë dhe i ka më të shumtë ambientet ndihmëse. Porta e madhe të fut në oborrin të shtruar me kalldrëm, ku janë reshtuar «hajatet» e mëdhenj dykatëshe të hapura në pjesën e përparme dhe me një resht kolonash në ballë. «Hajatet» kanë një shtrirje mjaft të madhe në gjatësi. Përpara portës banesa ka lëmin e saj të shtruar me gurë. Në oborr ka gjithashtu dhe rrënoja ndërtimesh të tjera ndihmëse.

Sipas një skeme krejt të ndryshme nga të parat është ndërtuar kulla e një banese në fshatin Popçisht, i cili ndodhet në kufi të dy krahinave: Gorës dhe Oparit (fig. 101). Siç do të shohim më poshtë, kompozimi i ambienteve është bërë sipas skemave të reja që po futeshin në këto krahina. Banesa ka divanin qendror, anash të cilit dalin dy krahë me nga një ambient në secilin kat: ashefin dhe odën e miqve. Ashefi ka dhe hyrje të veçantë nga jashtë. Kulla e lartë, trekatëshe, e ndërtuar mbrapa ndërtesës, lidhet me divanin. Përpara, në pjesën e futur të banesës, del një dhomë e vogël në formë qoshku, që mbahet nga pilastra të lidhur me harqe. Kjo banesë dallohet nga trajtimi i bollshëm dekorativ i elementëve të drunjtë. Dyert, kapakët e dritareve, kanatet e dollapeve janë të gdhendur, nga të cilat dallohen ato të odës së miqve, kullës dhe qoshkut.

Ndër të vjetrit e këtyre krahinave ruhet kujtimi i ndërtimeve të një familje ose të një fisi ngjitur, ose varg njëri pas tjetrit. Këto të dhëna vërtetohen nga gjurmët e ndërtimeve rreth banesave të vjetra si dhe nga shembuj të mbetur ende në këmbë, ndonëse ruhen me mjaft transformime, ose disa të tjerë në gjendje të keqe e të braktisura. Ndërtimet shtoheshin me shtimin e familjes, ose me rritjen e kërkesave. Ndonjëherë ndërtimet e reja e të veçanta merrnin funksione të përcaktuara, që më përpara karakteristikë kjo për shtëpitë e mëdha. Zakonisht nga këto banesa shkëputej oda e miqve, e cila mbart vulën e kohës së ndërtimit.

Kështu p.sh. trajtim të veçantë dhe të ndryshëm nga ato që kemi parë deri tani ka oda e miqve e një banese në fshatin Karabanjoz (fig. 102). Ajo ngrihet e veçantë në oborrin e një banese të madhe. Shtëpia e miqve është dykatëshe me nga një ambient në çdo kat dhe quhet «oda lart». Në katin përdhes strehoheshin bagëtitë, ndërsa ambienti i sipërm përdorej për odë miqsh. Në ballë del një çardak i kufizuar me mure në anët e ngushta. Shkallët prej druri përfundojnë në çardak dhe hapësira e tyre mbulohet me qepen. Në këtë odë shihet një përkujdesje për trajtimin e jashtëm dhe të brendshëm. Muri ballor është ndërtuar me çatma. Dritaret tashmë janë më të shumta dhe të mëdha, me kanata që hapen vertikalisht në boshllëkun e lënë në konstruksionin e çatmasë. Nga jashtë mbrohen me kafaze prej druri që formojnë katrorë të vegjël. Në këtë drejtim ato të kujtojnë trajtimin e banesave qytetare, që takohen dhe në Korçë në banesat e gjysmës së parë të shek. XIX.

Duke filluar nga mesi i shek. XIX larmia kompozicionale e vënë në dukje më sipër zbehet dhe ia lë vendin skemave të reja, përgjithësisht të njëjta, të cilat shpejt përhapen në një varg krahinash, si në Opar, Devoll, Gorë, Skrapar, Tomorricë, Dëshnicë, etj.

Në shembujt më të përgjithshëm banesa kanë dy krahë, me pjesën qendore më të futur, që në plan kanë formën e shkronjës U (fig. 103, 104, 105). Zakonisht në çdo krah përmban nga një ambient në çdo kat të ndërlidhura nga korridoret, ose «divanet» e pjesës qendrore. Porta e hyrjes ndodhet në katin përdhes në pjesën qendrore. Në divanin e poshtëm dalin dyert e dy ambienteve dhe janë vendosur shkallët e brendshme për në katin e sipërm. E njëjta skemë përsëritet dhe në katin e sipërm, d.m.th. divani në mes dhe dy ambiente anash. Në ballë,

*mbi* portën e hyrjes zakonisht del një ballkon i hapur. Në shumë raste divani shtyhet mbrapa, duke krijuar një planimetri akoma më të thyer (fig. 105), ndërsa në këndet që formon dalja e divanit me pjesët e tjera të banesës janë ndërtuar ambientet sanitare, zakonisht të veçanta për çdo ambient.

Brenda kësaj skeme të njëjtë, banesa të veçanta paraqesin zgjidhje të veçanta përsa i përket elementeve të dorës së dytë. Këto veçori varen nga krahina ku ka zënë vend ky tip banese, malore apo fushore, me ekonomi kryesisht blegtorale apo bujqësore, nga koha e ndërtimit të banesës, nga gjendja ekonomike ose niveli i zhvillimit të krahinës dhe, së fundi, nga traditat e vetë krahinës. Veçoritë e banesave shfaqen në destinacionin e ambienteve, në mënyrën e pajisjes së ambienteve, në nivelin e trajtimit arkitektonik dhe në elementet dekorativë të përdorur.

Kështu në fshatrat malore të Oparit, ose në krahinat e tjera ku blegtoria zinte një vend me rëndësi, kati përdhes rrallë përdorej për banim, por për strehimin e bagëtive dhe për qilare (fig. 103, 105). Ambientet e katit të sipërm përdoreshin njëri për shtëpi pune dhe tjetri si odë miqsh. Pjesa qëndrore zakonisht shtyhet më tej mbrapa ndërtesës dhe ndonjëherë për të shtuar ambientet e banimit, në divanin e sipërm veçohet një dhomë e vogël. Shpeshherë oda e miqve kishte dhe një hyrje të dytë nga jashtë.

Një krahinë tjetër ku pati përhapje ky tip banese është dhe Devolli, e cila shtrihet në ultësirat e rrjedhjes së sipërme të lumit me të njëjtin emër. Kondita natyrore i ka patur të favorshme për bujqësi. Karakteristike për këtë krahinë bujqësore ishin familjet e mëdha, me shumë krahë pune. Banesat ishin të mëdha dhe mjaft të pasura me ambiente ndihëse. Në oborrin e një banese të familjeve bujqësore devollite ngriheshin ashefi, ose kuzhina verore, me vatër, magje dhe hambare, furra për pjekje ngjitur me ashefin, ahuri ose qilari për bagëti, plevica për barin e kashtën, kosheret për misrin, «hajatllëket» për prodhimet e papërpunuara, veglat bujqësore, qerret etj. Oborri rrethohej me mure, karakteristike e të cilëve ishte porta e oborrit, mjaft e madhe dykanatëshe, e cila shpeshherë përmbante dhe një deriçkë për kalimin e njerëzve.

Këto karakteristika specifike të kësaj krahine gjetën pasqyrim dhe në tipin e ri të banesës. Në skemat e thjeshta të banesave përdoren për banim të gjithë ambientet, meqenëse nevojat e tjera të familjes plotësohen nga ndërtimet ndihmëse të oborrit (fig.104.). Kështu në katin përdhes vendosej shtëpia e punës dhe qilari i zahireve, ndëras në katin e sipërm oda e miqve dhe dhoma për fjetje. Por në Devoll kjo skemë fillestare pasurohet, duke i ndërtuar shpeshherë nga katër ambiente banimi në çdo kat (fig.106), si përgjigje për nevojat e një familje numerike. Nuk mungojnë dhe rastet kur dy njësi të thjeshta bashkëngjiten shpinë më shpinë.

Në banesat e thjeshta të këtij tipi, ose në ato të zonave malore, pajisjet e ambienteve, sidomos e odës së miqve që bie më tepër në sy, kanë qenë të pakta. Ambientet kishin përmasa të mëdha dhe shpesh pa tavan. Elementet që e pasuronin diçka odën e miqve ishin dollapët në mure, me kanate me gdhjendje të cekta dhe fashaturat e gjëra prej dërrase, që qarkojnë muret, dollapet dhe dritaret. Gradualisht fillojnë të ndërtohen dhe musandrat në pjesën fundore të dhomës, të cilat mund të konsiderohen si ndikime nga qyteti. Ato kanë një parahyrje për në dhomë, dollapin e rrobave dhe një pjesë që përdoret si banjo, ose «hamamin». Këto elemente, të pakët në Opar dhe kryesisht në odat e miqve, i gjejmë thuajse në çdo banesë të Devollit. Të ndërtuara në fillim në odat e miqve ato u përgjithësuan për çdo ambient. Në dallim nga ato të ambienteve të tjera, musandrat ose «sergjenët» (siç quhen në Devoll) të odës së miqve janë më të përpunuara nga ana dekorative (fig. 106). Gjithashtu dhomat pajisen me tavan, ndërsa përqark odës së miqve ndërtoheshin mindere ose «shaneshinë», rreth 1 m të gjerë dhe 20-40 cm të lartë, të cilët shtroheshin dhe përdoreshin për ndënje.

Trajtimi i jashtëm i banesave të zonave malore ishte i thjeshtë. Kati përdhe i pandriçuar dhe dritaret e pakta e të vogla të katit të sipërm i japin karaker mjaft të mbyllur banesës, të cilës nuk arrin t'ia thyjë ballkoni i pjesës qendrore. Me futjen e elementëve të rinj në ambientet e banesave të mëvonshme, edhe trajtimi i jashtëm vjen e pasurohet. Hapen dritare në katin përdhe, ato të katit të sipërm zmadhohen dhe përpunohen më bukur, me shpatulla e mbulesa guri të gdhendur. Shpesh sipër mbulesës së rrafshët mbi dritare, ndërtohet një hark shkarkues. Përpunime të mëtejshme fiton pjesa qendrore. Ajo ndonjëherë mbyllet me çatma ku hapen dritare të mëdha. Në pjesën e brendshme të divanit shkëputet një pjesë me një parmak të ulët, me dysheme më të ngritur dhe shërben si kënd komod ndënieje, ose në këtë pjesë veçohet një odë e vogël.

Banesat e reja nuk u futën në këto krahina me sforcim, por në mënyrë të natyrshme si rrjedhim logjik i rritjes së kërkesave të banorëve dhe i evolucionit të mëtejshëm të banesave. Me rëndësi është fakti që ky fenomen nuk qe i shkëputur për një

krahinë, por i përgjithshëm për një varg krahinash.

Me gjithë ndryshimet që ka nga banesa e vjetra dhe ato më të thjeshta, banesa e re nuk mund të konsiderohet si e shkëputur nga të parat dhe pa lidhje me to. Dy krahët e dala të banesës së re të kutojnë njësitë e thjeshta kompozicionale dykatëshe, me nga një kthinë në kat. Ndërsa banesat me dy ambiente në kat, të spostuara nga njëra tjetra në plan përbëjnë një hallkë të ndërmjetme me rëndësi në krijimin e varianteve të ri të banesës. Funksionet kryesisht ndërlidhëse të katit përdhes me një ndërtim planimetrik thuajse të njëjtë me atë të banesave të reja, me portën e madhe të hyrjes dhe me shkallët e brendshme për në katin e sipërm, i merr dhe kati i sipërm. Banesës me një kompozim të tillë mund t'i shtohet me lehtësi dhe një krah, ku kalon oda e miqve, ndërsa pjesa qendrore mbetet si divan. Balloni ose qoshku mbi portën e hyrjes është i pranishëm dhe në banesat e vjetra. Megjithëse trajtimi i ambienteve në banesën e re eci më përpara ato trashëguan mjaft elemente të vjetër, të cilët janë më të dukshëm në shtëpinë e bukës dhe më pak në odën e miqve. Gjithashtu teknika e ndërtimit mbeti e pandryshuar. Interesant është fakti se ndonëse banesat e reja nuk i kishin të domosdoshme elementet e tillë mbrojtës si kullëzat, ato i gjejmë në disa raste si reflekse të një periudhe të kaluar (fig. 101).

Por këto ndryshime kanë sjellë një kompozim të qartë dhe një skemë racionale. Ndërsa në variantet e thjeshtë të saj, në raport me banesat e vjetra numri i ambienteve të banimit nuk ndryshon shumë, ato vijnë e pasurohen me divanet në të dy katet. Këto ambiente duke patur sipërfaqe të mëdha bëhen mjaft të përdorshëm për punë të ndryshme shtëpiake. Nga ana tjetër rritja e nivelit të jetesës dhe e ndikimit të qytetit, kanë sjellë përdorimin e ambienteve të katit përdhes, gjë që e bënte të mundur një skemë të tillë kompozicionale.

## SKAJI JUGOR I SHQIPËRISË — ÇAMËRIA

Në këtë zonë përfshihet krahina e Çamërisë, e cila ndodhet brenda kufijve të vendit tonë. Për vetë karakterin e trajtimit tipologjik të banesës, të elementëve konstruktivë e dekorativë, si dhe të rrugës së zhvillimi të banesës, Çamëria zë një vend të veçantë në arkitekturën tonë popullore.

Fshatrat e Çamërisë shtrihen rrëzë kodrave ose shpateve të maleve dhe kanë karakter të mbledhur. Banesat përgjithësisht janë të rrethuara me mure, të cilët, në rastet kur lartësia e tyre është e madhe, përforcohen me kondrafortë. Portat e oborrit, zakonisht janë të mëdha, me mbulesa qemeri, mbi të cilat krijohet një tarracë e vogël, e shtruar me pllaça guri.

Format më të thjeshta të banesave kanë qenë ato me kompozim gjysmëkat dhe me dy ambiente në kat. Një shembull tipik me gjysmëkat i ruajtur në Konispol (Fig. 107), përmban në katin e banuar magjerinë mbi truall dhe odën, secila me hyrje të veçantë. Të dy ambientet janë pa tavan, por në ndryshim me magjerinë, gjysmë të errët, oda ndriçohet nga katër dritare të mëdha, që dalin në ballin e ndërtesës.

Një banesë tjetër, në fshatin Janjar (Fig. 108) përfaqëson një variant të dytë të banesave të thjeshta. Ajo është me ky kate, me nga dy ambiente në çdo kat. Shkallët janë të jashtme prej guri dhe nga sheshpushimi, i mbajtur nga një qemer cilindrik, ndahen dy hyrjet e veçanta për secilin ambient të katit. Edhe në këtë rast ambientet kanë destinacione të ndryshme, d.m.th. njëri përdoret si magjeri dhe i dyti si odë miqsh. Për të krijuar shtresën me pllaça të magjerisë, ambienti poshtë saj është mbuluar me qemer cilindrik. Si pjesë përbërëse e magjerisë është dhe furra e pjekjes, e cila në këtë banesë del jashtë murit të mbrapshëm.

Por këto forma të thjeshta dhe gjerësisht të njohura e dhe në krahinat e tjera, nuk mbeten në vend. Ambientet e banesës shtohen, duke dhënë banesën me tre ambiente banimi në kat. Në një banesë në fshatin Markat (Fig. 109), në ballin gjatësor dalin dy ambiente, të ndarë nga njëri-tjetri me një korridor të ngushtë. Ato përdoren njëri si odë miqsh dhe tjetri si odë fjetjeje. Ambientet e katit përdhes janë mbuluar me qemerë cilindrikë, mbi të cilët ndërtohet shtresa me pllaça e ambienteve të banimit. Në këtë rast magjeria del në pjesën e prapme të ndërtesës dhe lidhet me ambientet e tjera të banesës nëpërmjet korridorit. Ndërsa në një banesë në fshatin Vërvë (Fig. 109), ambienti i tretë ndërtohet përpara magjerisë. Duke humbur një faqe të jashtme, si dhe hyrjen e veçantë, magjeria kthehet në ambient gjysmë të errët që komunikon nga oda e fjetjes. Ambienti i ri, përdoret si odë miqsh.

Në fillim, si në banesën e fshatit Vërvë ambienti i ri duket sikur është një bashkëngjitje mekanike në banesën dykthinëshe në kat. Por gradualisht skema e re e fituar, në formën e shkronjës L të madhe, bëhet organike dhe në të njëjtën kohë skema më tipike dhe më e përgjithshme e banesës të Çamërisë. Krahu i nxjerrë përpara i banesës shkrihet

me pjesën tjetër, duke patur zhvillim të njëjtë planimetrik, madje, meqenëse aty zakonisht vendoset oda e miqve, është pjesa që trajtohet në mënyrë më të pasur nga ana arkitektonike.

Një banesë nga më të arriturat e këtij varianti ndodhet gjithashtu në fshatin Vërvë (Fig. 110): Dy ambientet e krahëve të katit përdhe kanë hyrje të veçanta nga jashtë dhe përdoren si katoqe, prandaj ndriçimi është mjaft i pakët. Në mesin e tyre, për të zvogluar hapësirat e trarëve të dyshemesë së katit, janë ndërtuar «urat», ose harkada me dy hapësira. Ambienti në ndërthurjen e dy kateve të banesës quhet nga vendasit «kubé». Ai lidhet me njërin nga ambientet e krahut dhe është mbuluar me qemer cilindrik, për të mbajtur shtresën me dhe të ngjeshur të magjerisë sipër tij. «Kubeja» është një ambient krejt i mbyllur dhe i sigurtë dhe, si i tillë, shërbente veç mbajtjes freskët të zahireve, edhe për të mbyllur plaçkat me vlerë të familjes në raste kur ajo mund të shpërngulej. Në raste të tilla hyrja murosej.

Kati përdhe ka lartësi të madhe. Shkallët e jashtme prej guri, janë ndërtuar me dy rampa. Hyrjet për në ambientet e krahëve të banesës janë të veçanta. Në ballë del oda e miqve ose «bashodaja». Ndonëse kompozimi i odave është i njëjtë me oxhakun dhe dritaret anash tij, që theksojnë ballin e odave. Bashodaja dallohet si në trajtimin e brendshëm, ashtu dhe në atë të jashtëm. Në këtë banesë shohim të hyjë dhe një njësi tjetër funksionale. Duke përfituar nga lartësia e madhe e katit përdhe, ndërmjet odës së miqve dhe katoit ndahet një ambient me lartësi të vogël që quhet nga vendasit «manxato». Zakonisht manxatoja përdorej për mbajtjen e zahireve dhe lidhet me katoin me shkallë druri. Në banesat e zhvilluara manxatoja, është gjithnjë e pranishme poshtë bashodasë.

Mbasi është formuar si tip i qëndrueshëm dhe ka krijuar tiparet e veta arkitektoniko-konstruktive, banesa e Çamërisë njohu shkallë më të larta të përpunimit të këtyre tipareve si dhe skema të reja më të përparuara nga ana kompozicionale. Këto banesa takohen kryesisht në Konispol, ku siç duket diferencimi i shtresave të popullsisë ishte më i theksuar. Një banesë e tillë ndonëse ka formë të njëjtë në plan me banesat e mësipërme, ajo ndryshon nga ato nga zgjidhja kompozocionale (Fig. 111). Pjesën e futur këtu e zë divani me përmasa të mëdha, në të cilin dalin hyrjet për në ambientet e familjes të vendosura në një krah të divanit. Këto ambiente janë magjeria dhe bashodaja, e nxjerrë përpara në pamjen ballore.

Në këtë banesë përpunimi arkitektonik e dekorativ ka arritur një shkallë mjaft të lartë. Porta e madhe me hark, në katin përdhe, thekson hyrjen kryesore të banesës. Shkallët janë të brendshme dhe të nxjerrin në divanin e gjerë të katit të sipërm. Divani merr dritë nga tre dritare në murin ballor, ndërsa bashodaja pajiset me tavan e oxhak dekorativ dhe ndriçohet bollshëm nga dritaret e hapura në tre faqet e saj. Në pamjen ballore, bashodaja shkëputet qartazi nga pjesa tjetër nga korniza e dalë poshtë dritareve, e cila vazhdon pa ndërprerje gjatë gjithë gjatësisë së murit. Kështu trajtimi i jashtëm shpreh dhe funksionet e ambienteve, katoit të ndriçuar vetëm nga frengji, manxatos me dritare të vogla dhe më sipër bashodasë.

Ndërtimi i një krahu të dytë anash divanit ka shpënë në krijimin e skemës më të avancuar me dy krahë, të cilën e takojmë në një banesë po në Konispol (Fig. 112). Njëri krah i banesës ruan po atë ndarje ambientesh, d.m.th. magjerinë me kubenë poshtë dhe odën, e cila përdoret për fjetje, me manxaton dhe katoin poshtë vetes. Në krahun tjetër ka kaluar bashodaja, që shtrihet gjatë gjithë gjatësisë së tij.

Që në banesat e thjeshta fillojnë të shfaqen disa karakteristika të veçanta konstruktive dhe dekorative të banesave, të Çamërisë. Në katet përdhese, zbatohen gjerësisht sistemet e kurbëzuara, si «urat» ose harkadat dhe qemerët cilindrikë. Përdorimi i qemerëve, përgjithësisht poshtë magjerive, ka qëllim të qartë konstruktiv, për të krijuar shtresën me dhe të ngjeshur, ose të shtruar me plloça guri të magjerive. Por këto ambiente të freskëta dhe të siguruara, siç e pamë më lart, kryejnë dhe funksione të tjera në banesë. Në trajtimin e jashtëm karakteristikë janë kornizat poshtë dritareve që formohen prej pllakash të mbajtura nga konsola guri, kornizat e çative, punimi i pastër i muraturës, dritaret e shumta dhe mbulesa në formë harku, etj. (Fig. 113). Këto elemente si kornizat poshtë dritareve etj. ndeshen edhe në rrënojat e banesave të Kardhiqit. Ato takohen gjithashtu në banesat e qytetit të Gjirokastrës.

Trajtimi i njëjtë i njësive kompozicionale, magjerisë, bashodës ose dhomës, përpunimi arkitektonik e dekorativ i pamjeve të jashtme, krahas rrugës së evolucionit, përbëjnë unitetin e theksuar të banesës në Çamëri. Siç shihet nga shembujt e shqyrtuar banesa e Çamërisë nga njëra anë, në variantet e thjeshtë të saj, ka lidhje të padiskutueshme me banesat e krahinave fqinjë më në veri, ndërsa në variantet e zhvilluara shihen paralele të qarta me banesat qytetare dhe në mënyrë më të dukshme me banesën gjirokastrite. Në këtë vështrim banesa e





**BANESË NË KONISPOL**

**Fig. 107**

BANESE NE FSHATIN Janjar - SARANDE

FIG. 108










Fig. 109












0 2 4m



BANESE NE FSHATIN Vërvë - SARANDE






BANESE NE FSHATIN "Vërvë"

SARANDE

















BANESE NE KONISPOL
- Sarandë -

monumentet e kulturës», Tiranë 1967.
STRAZIMIRI, G. Rreth evolucionit të banesës qytetare shqiptare gjatë mesjetës në qytetet ekzistuese qysh para pushtimit otoman. «Konferenca e dytë e Studimeve Albanologjike», vëll. II, Tiranë 1969.
STRAZIMIRI, G. Gjirokastra dhe vlerat e saj kulturore. «Monumentet», Tiranë 1971, 2.
SUFFLAY, M. Stadte und Burgen Albaniens hauptsachtlich vahrend des Mittelaltevs, Wien-Leipzig 1924.
SHUFFLAY, M. Srbi i Arbanasi-Njihova simbioza u srednjem vijeku, Belgrad 1925 (Shif edhe përkthimin shqip: M. Syfflay. Serbët dhe Shqiptarët, Tiranë, 1926).
SHUFFLAY, Dr. M. Die Kirchenzustande im Vorturkischen Albanien: «Illyr»: Alb: Forsch», I, Band, ff: 188-281.
SUIC. M: Çështje të paleogjenzës dhe të urbanizmit të qendrave ilire. «Kuvendi I i Studimeve Ilire». Tiranë 1974.
SULI, L. Studim për restaurimin e banesës së Kobilajve në qytetin e Gjirokastrës. «Monumentet», Tiranë 1976, 12.
SULI, L. Një banesë karakteristike në Elbasan. «Mjeshtrat dhe arkitektura popullore». Tiranë 1976.
SULI, L. Banesë e vjetër tipike e zonës së Konispolit. «Monumente Historike në vendin tonë», Tiranë 1978.
SULI, L. Restaurimi i tri banesave fshatare. «Monumentet» Tiranë 1977, 13.
SULI, L. Ndërtimet e vjetra popullore në zonën e Rrëzomës në rrethin e Sarandës. «Tradita në Arkitekturë dhe Art», Tiranë 1978.
SULI, L. Puset e vjetra në fshatrat Dhrovjan i Sipërm dhe Dhrovjan i Poshtëm. «Traditat në Arkitekturë dhe Art» Tiranë 1978.
SULI, L. Banesa popullore në krahinën e Muzinës dhe Vurgut (material që ruhet në arkivin e I.M.K.).
SHKUPI, F. Dekoracioni i arkitekturës popullore në qytetin e Shkodrës, (Historia e ndërtimeve, motivet e aplikuara dhe mjeshtrat). «Monumentet, Tiranë 1976, 12.
SHKUPI, F: Artet e aplikuara në banesën shkodrane. «Mjeshtrat dhe arkitektura popullore». Tiranë 1976.
SHTYLLA, V. Studime mbi restaurimin e një banese në Shkodër. «Monumentet», Tiranë 1971, 2.
SHTYLLA, V. Banesa të vjetra të fushës së mbishkodrës «Monumentet», Tiranë 1973, 5-6.
SHTYLLA, V. Banjat e mesjetës së vonë në Shqipëri. «Monumentet», Tiranë 1974, 7-8.
SHTYLLA, V. Disa ura të vjetra prej guri në vendin tonë. «Monumentet», Tiranë 1976, 11.
SHTYLLA, V. Ura të vjetra mesjetare në vendin tonë. «Mjeshtrat dhe arkitektura popullore». Tiranë 1976.
SHTYLLA, V. Disa ndërtime të vjetra hidraulike në vendin tonë. «Tradita në Arkitekturë dhe Art». Tiranë 1976:
SHTYLLA, V. Tri ura prej guri në zonën Partizani të Sarandës. «Tradita në Arkitektur dhe Art». Tiranë, 1978.
SHUTERIQI, Dh.S. Petro Korçari, Kryearkitekt i Ali Pashë Tepelenës, Tiranë 1978.
TARTARI, F. Gjurmë ndërtimesh në kënetën e Durrësit. «Monumentet»: Tiranë 1975, 9.
TARTARI, F. Gjurmë kanalesh të lashtë në Durrës e në qendra të tjera antike të vendit tonë. «Monumentet», Tiranë 1976, 11.
TARTARI, F. Arkitektura e një godine monumentale. «Monumente Historike në vendin tonë». Tiranë 1978.
TARTARI, F: Një grup varresh të lashtë monumentalë në Durrës. «Tradita në Arkitekturë dhe Art», Tiranë 1978.
TOMOVSKI, S. Makedonska narodna arhitektura, 1960.
TOY, S. A history of fortification, London 1954.
THOMO, P: Arkitektura e Kishës së Ristozit në Mborje të Korçës. «Studime Historike», Tiranë 1967, 2.
THOMO, P. Kalaja e Skënderbeut në Kepin e Rodonit. Konferenca e Dytë e Studimeve Albanologjike», Tiranë 1969, vëll. I.
THOMO, P. Banesa popullore e tipit kullë në Mat dhe në Mirditë. «Etnografia Shqiptare», Tiranë 1972, 4.
THOMO, P. Mbi dy monumente të arkitekturës sonë mesjetare në shek. XI-XIV. «Studime Historike», Tiranë 1972, 4:
THOMO, P. Banesa e fortifikuar në Malësinë e Gjakovës «Studime Historike» Tiranë 1973, 3.
THOMO, P Arkitektura e banesës fshatare shqiptare. «Studime Historike», Tiranë 1974, 3. L'architecture rurale Albanaise, ses types et leur diffusion, «Studia Albanica», Tirana, 1974, 1.
THOMO, P. Arkitektura e banesës fshatare në Has «Studime Historike» Tiranë 1975, 1.
THOMO, P. Arkitektura e banesave fshatare në Shqipërinë e Veriut gjatë shek XIX «Monumentet», Tiranë 1976.
THOMO, P. Banesat me «qoshk» në Shqipërinë e Veriut, «Etnografia Shqiptare», Tiranë 1976, VIII
THOMO, P. Mbi urbanistikën dhe arkitekturën e qytetit të Korçës (gjatë shekullit XIX — fillimi i shekullit XX). «Monumente Historike në vendin tonë», Tiranë 1978.
THOMO, P. Kulla e Shqipërisë së Veriut si banesë fshatare dhe procesi i formimit të tyre. «Konferenca Kombëtare e Studimeve Etnografike».
UGOLINI, L.M. Albania antica, Ricerche archeologiche, Roma 1927.
UGOLINI, L.M. Albania antica, L'Acropoli di Fenice: Roma 1932.
UGOLINI, L.M. Albania antica, L'Acropoli di Butrinto, Roma 1937.
URBAN, M. Die siedlungen Sud-Albaniens.
VAN, M. Byzantine churches at Constantinopole, London, 1912.
VAN DER MERR, G. — MOHRAMAMM, ZH. Atlas de l'antique Chretienne Paris-Bruxelles.
VASILIEV, A. Histoire de l'Empire Byzantine Paris 1936.
VENDITTI, A. L'architetture bizantina nell Italia Meridionale, Napoli 1967.
VERSAQIS, P. Vizantiakos naos en Dhelvino, (Arqiollogjikon Dheltion). 1915, 1.
WINTER, F.E. Greek fortifications, Toronto 1971.

VOGT-GOKNIL, U. Architetura Ottomana, Milano 1965.
VOLBACH, W.F: — HIRMER, M. Arte Paleocristiana.
YLLI, L. Kalaja ilire në fshatin Prishtë. «Buletin Arkeologjik», Tiranë 1974.
ZARSHATI, F. Të dhëna mbi banesën e fushës së Zadrimës. «Monumentet» Tiranë, 1972, 3.
ZARSHATI, F. Banesa popullore në Malsi të Lezhës. «Monumentet», Tiranë, 1976, 12.
ZARSHATI, F. Banesa popullore në bregun e Matit. «Mjeshtrat dhe arkitektura popullore». Tiranë 1976.
ZARSHATI, F. Banesa të fillimit të shekullit XX në vëndin tonë. «Monumente Historike në vendin tonë», Tiranë 1978.
ZARSHATI, F. Banesa popullore në krahinën e Deshnicës. «Tradita në Arkitekturë dhe Art». Tiranë, 1978.
ZOJZI, Rr. Ndamja krahinore e popullit shqiptar, «Etnografia shqiptare» I.
ZHEKU, K. Shtëpia e banimit në fshatin Mullet dhe zhvillimi i saj. «Etnografia shqiptare», Tiranë 1962, 1.
ZHEKU, K. Tiparet karakteristike në arkitekturën e banesave të fshatit Linxë (Tiranë). «Etnografia shqiptare». Tiranë 1963, 2.
ZHEKU, K. Zbulimi i një gurores antike në Shkallë të Konispolit. «Buletin i Universitetit Shtetëror të Tiranës, seria shkencat shoqërore», Tiranë 1963, 1.
ZHEKU, K. Shtëpitë e banimit në fshatin e Pojanit (Myzeqe). «Etnografia Shqiptare»: Tiranë 1966, 3.
ZHEKU, K. Kulla Krutane. «Konferenca e dytë e Studimeve Albanologjike», Tiranë 1969, vëll. II.
ZHEKU, K. Restaurimi i portës së Luani — Butrint. «Monumente». Tiranë, 1971, 1.
ZHEKU, K. Zbulime epigrafike në muret rrethuese të kalasë së Durrësit. «Monumentet», Tiranë 1972, 3.
ZHEKU, K. Monumenti i Agonoteteve (Rikonstruksion i pamjes kryesore). «Monumentet», Tiranë 1972, 4.
ZHEKU, K. Disa shtëpi banimi karakteristike në fshatrat Farkë e Lundër (në rrethin e Tiranës). «Etnografia Shqiptare». Tiranë, 1972, 4.
ZHEKU, K. Të dhëna mbi kasollet fshatare të vendit tonë dhe gjurmët e tyre në lashtësi. «Monumentet». Tiranë, 1973, 5-6.
ZHEKU, K. Restaurimi i portës së brendshme në qytetin ilir të Lisit. «Monumentet», Tiranë, 1974, 7-8:
ZHEKU, K. Punimet e restaurimit në fontanën e Apollonisë. «Monumente të Kulturës në Shqipëri». Tiranë, 1975, 1:
ZHEKU, K. Monumenti i Agonoteteve (Rikonstruksion ideal i pamjes kryesore). «Monumente të Kulturës në Shqipëri». Tiranë, 1975, 1.
Zheku, K. Shtëpia e banimit në krahinën e Tomoricës. «Monumente»t, Tiranë, 1975.
ZHEKU, K. Probleme të restaurimit në sistemet e fortifikimit të qyteteve ilire. «Monumentet», Tiranë, 1976, 12.
ZHEKU, K. Kalaja e Dorsit. «Mjeshtrat dhe arkitektura popullore», Tiranë, 1976.
ZHEKU, K. Një vështrim mbi banesën e vjetër Krutane. «Mjeshtrat dhe arkitektura popullore». Tiranë 1976.
ZHEKU, K. Panoramë arkitektonike mbi banesat fshatare të vendit tonë, «Monumentet Historike në vendin tonë». Tiranë, 1978.

# FJALORI I TERMAVE MË TË PËRDORURA

**Absidë** Ndërtim me planimetri rrethore ose poligonale që vendoset në aksin gjatësor të kishës, në faqen e saj lindore.

**Abak** Pllaka e sipërme e kapitelit, katrore ose katërkëndëshe këndëdrejtë.

**Afresk** Pikturë murale, e ekzekutuar mbi shtresën e freskët të suvasë me llaç gëlqereje.

**Agora** Sheshi ku shtriheshin ndërtesat e tregtisë, shoqërore dhe ato të kulit.

**Akant** Paraqitja e skulpturuar e gjetheve të bimës me të njejtin emër.

**Akropol** Pjesa më e lartë e qytetit të fortifikuar, e veçuar prej tij me mure rrethues.

**Akroterë** Zbukurime skulpturale, të vendosura mbi cepat e frontaneve.

**Akueduk** Ujësjellës monumental, zakonisht mbi struktura harkadash.

**Altar** Vënd ku bëheshin sakrificat në tempujt antikë: Në kishat pjesa përpara absidës.

**Amfiprostil** Tempull antik me portike të dala përpara, në të dy anët më të shkurtra.

**Amfiteatër** Ndërtesë monumentale, për shfaqje publike, me arenë dhe me shkallare, që rrethojnë arenën në formën eliptike.

**Amvon** Katedra të vendosura në kishat, që shërbejnë për leximin e librave. Në kishat e hershme, janë prej guri.

**Ant** Dalje e murit anësor në banesë, apo në tempull.

**Antablement** Pjesa e sipërme horizontale e orderit arkitektonik, që mbahet nga kollona.

**Atrium** Oborr i brendshëm, rrethuar me portik.

**Avdeshane** Një si lloj lavamani në mur, që shërben për larje dhe derdhjen e ujrave, jashtë të banesës.

**Baptister** Sallë pagëzimi.

**Bazilik** Kishë me planimetri drejtkëndëshe, e ndarë në nefe nëpërmjet rreshtave të kollonave dhe e mbuluar me kapriata apo sistem qemerësh.

**Bema** Vëllimi përpara absidës, brenda ambientit të altarit, ku ndodhet tryeza e altarit.

**Buleuter** Ndërtesa ku zhvilloheshin mbledhjet e këshillit të pleqve.

**Çardak** Galeri e hapur në katin e sipërm të banesës. Në Has dhe në Malësonë e Gjakovës, quhen dhe banesat dy katëshe, të ndërtuara tërësisht apo vetëm në katin e sipërm me lëndë druri.

**Çatma** Mure të hollë, të ndërtuar me skelet druri dhe me veshje prej rripash dërrase, apo kallamash.

**Çikma** Dalje në katin e sipërm të banesave të fortifikuara të Matit. Paiset me frengji.

**Dekumanus** Një nga dy rrugët kryesore, përpendikulare, të kampit romak ose qytetit të fortifikuar, që trasohet në drejtimin lindje-perëndim.

**Dentikula** Radhe të dalash në formë dhëmbësh, zakonisht pjesa e kornizave jonike, korintike dhe njerit prej varianteve të orderit dorik rromak.

**Diakonikon** Në kishat paleokristiane dhe bizantine ambient i vogël, me abside në të djathtë të bemës.

**Dimërore** Kështu emërtohet «shtëpia e zjarrit» në variantet e thjeshtë të banesës gjirokastrite, ose ambientit ku familja kalon stinët e ftohta në variantet e zhvilluarë.

**Divan** Koridor i gjerë ndërmjet ambienteve të

banesës:

**Divan i poshtëm** Ambienti ndërlidhës i katit të parë gjithmonë i mbyllur në variantet trekatëshe të banesës gjirokastrite.

**Divan i sipërm** Ambient i hapur apo i mbyllur i katit të sipërm, në banesën gjirokastrite: Ai ka, sipas varianteve, funksione ndërlidhëse dhe banimi gjatë verës, apo vetëm ndërlidhëse.

**Divanhane** Ambient që paraprin odën në banesat e Shqipërisë verilindore.

**Dyshekllëk** Pjesë e veçuar e divanhanes, e cila mund të dalë tej mureve perimetrale të banesës dhe që shërben kryesisht për ndënje.

**Ekronarteks** Narteks i jashtëm.

**Endonarteks** Narteks, brenda nanosit të një kishe.

**Erker** Volum i mbyllur i banesës, që del në formë konsoli (shih dhe qoshk).

**Flër dë lis** Lule zambaku, shenjë heraldike (e stemave), të familjeve mbretërore, princave apo qyteteve.

**Frizë** Kompozim dekorativ që vendoset nën kornizë, apo ndërmjet sajë dhe arkitraut.

**Frengji** Hapje vertikale në muraturë, për të bërë qitje me armë të ndryshme.

**Fronton** Pjesa e sipërme, në formë trekënshi, e ballit të ndërtimeve mbuluar me çati dyujshe.

**Furde** Dërrasa të holla të prera me sopatë, që shërbejnë për mbulimin e çative në disa krahina.

**Harkadë** Një sërë harqesh të mbështetur mbi kolona apo pilastra.

**Ikonostas** Ndarje ndërmjet naosit dhe ambientit të altarit. Përbëhet prej një arkitrau të mbështetur në kolona, në të cilin vareshin ikonat ose një perde. Në pjesën e jashtme ka parapet të dekoruar. Deri në shek: XI-XII ato ishin të gurtë: Më vonë filloi të përdorej prej druri të gdhendur.

**Impluve** Basen në mesin e atriumit, ku mblidhej uji i shiut nga çatitë.

**Kamare** Hapësirë e vogël në mur, mbuluar me arkitra apo qemer, që shërben për vendosjen e objekteve të ndryshme shtëpijake.

**Kamerie** Me këtë emërtim thirren katër lloj ndërtimesh: kullat e veçuara dhe njësh me banesën për mbrojtje pasive, konstruksionet prej kollon-hark e qemer, që krijojnë një lloj tarrace përbri çardakut, si dhe terracat mbi portat e hyrjes.

**Kaldar** Sallë me ujë të ngrohët në termat.

**Kanelyra** Ulluqe vertikale në trupin e kollonës.

**Kamoster** Çengel hekuri, i cili varet në njerin tra të tavanit mbi vatër.

**Kapelë** Ndërtesë kulti e vogël e vendosur, brenda, mbështetur, apo afër godinës kryesore, që përdoret si kishë e pavarur.

**Kapitel** Element arkitektonik-konstruktiv për lidhjen e një elementi mbajtës vertikal, kolonë apo pilaster, me një element horizontal, apo të harkuar.

**Kardo** Një nga dy rrugët kryesore përpendikulare, të kampit romak, ose qytetit të fortifikuar, që trasohet në drejtimin veri-jug.

**Katarah** (Sinonim shul i derës). Një binar, i cili lëviz horizontalisht, i guiduar në dy kanale në mur. Shërben për të siguruar portën e jashtme, derën e banesës dhe madje rrallë apo të brendshmet.

**Këmbë harku** Pilaster mbi kapitelin, tek i cili mbështetet harku.

**Kluasonazh** Teknikë dekorative e ndërtimit të mureve në kishat bizantine. Secili nga gurët e faqes së jashtme rrethohet nga tulla, prej të cilave ato horizontale

shkojnë në rreshta për gjatë murit.

**Konak** — Odë ku priten miqtë, apo ndërtesa e veçantë për këtë funksion.

**Konkë** — Mbulesë në formë kupole që përdoret mbi apsida.

**Kornizë** — Element i vendosur në përfundim të murit të ndërtesës horizontalisht apo jo, i nxjerrë ndaj tij për ta mbrojtur nga agjentët atmosferikë.

**Kupolë** — Konstruksion mbulese me sipërfaqe të brendashkruar nga rrotullimi i një vije të lakuar rreth një boshti vertikal.

**Magjeri** — Shtëpi zjarri.

**Manxato** — Ambient i ulët ndërmjet katit përdhes dhe katit të dytë, ose ndërmjet katoit dhe odës së miqve në banesat e Çamërisë, që shërben për mbajtjen e zahireve.

**Mashikul** — Dalje në formë konsoli në muret rrethuese ose kullat, e paisur me frengji ose vrima për hedhje gurësh e lëngjesh të nxehta.

**Metop** — Pllakë guri apo qeramike që vendoset ndërmjet dy triglifeve.

**Mihrab** — Nike brenda xhamisë në murin përkundrejt hyrjes.

**Minder** — Një podium me dërrasa, i ngritur pak nga niveli i dyshemesë, i cili ndërtohet përbri mureve anësore dhe faqes ballore, në odat e banimit.

**Mozaik** — Dekoracion mural apo i dyshemeve, i përbërë nga vendosja pranë e coprave të gurëve ose materialeve të tjera.

**Musandër** — Dollap i madh për vendosjen e shtresave të fjetjes.

**Naos** — Cela, e tempullit antik, në kishat quhet salla kryesore. 9

**Narteks** — Portik, apo sallë, që paraprin hyrjen në kishë. Quhet ekzonarteks kur është e hapur dhe endonarteks kur është brenda volumit të vetë kishës dhe ndahet nga naosi me një arkadë.

**Nef (anijatë)** — Hapësira ndërmjet dy rreshtave të kolonave, për gjatë aksit gjatësor në një ndërtesë të tipit bazilikal.

**Nëndivan** — Ambienti ndërlidhës i katit përdhes në banesën gjirokastrite.

**Nimfe** — Vepër monumentale për marrje uji.

**Odajashta** — (sinonim i Zapana). Ndërtim i veçuar, brenda mureve rrethues në banesat e mëdha gjirokastrite. Shërben për qëndrimin e miqve të dorës së dytë, shërbyesve ose trimave.

**Opistodom** — Ambient i tempullit që ndërtohet pa lidhje me të, me hyrje të veçantë.

**Order** — Tërësia e trajtimit konstruktivo-arkitektonik të elementëve të pamjeve, në godinat monumentale.

**Orkestra** — Shesh rrethor, në teatrot antike. Së pari shërbente për qëndrimin e aktorëve dhe korit pastaj vetëm të korit. Në periudhën e mëvonshme shërbente për qëndrimin e personaliteteve.

**Pajande** — Binar, i cili vendoset pjerrtas, për të mbajtur strukturat e dala tepër, në strehët për druri.

**Pendentif** — Trekëndësh sferik, që shërben për kalimin nga planimetria katrore në atë rrethore të kupolës.

**Pilaster** — Element konstruktiv - arkitektonik, i përbërë nga një prizëm drejtëkëndëshe apo poligonal, që ka funksion të mbajë ngarkesat mbi të.

**Portal** — Hyrje e përpunuar arkitektonikisht në ndërtesat shoqërore, pallatet, kishat etj.

**Portik** — Konstruksion i mbuluar, rreth apo përpara godinës, i përbërë nga struktura e çatisë, që mbahet nga elementë vertikal.

**Protezis** — Në kishat paleokristiane dhe më vonë ato bizantine, quhet ambienti i vogël, zakonisht në të majtë të absidës.

**Qepen** — Kapak me dërrasa që shërben për mbyllljen e hapësirës së shkallëve. Në disa krahina të Shqipërisë së Mesme, përdoret edhe në kuptimin e qoshkut (shih qoshk).

**Qoshk** — Pjesë e dalur në disa ambiente të banesës, vend i preferuar për ndënje e çlodhje. Në banesën gjirokastrite pjesa ballore e odës së miqve. Në banesat me çardak, platformë e ngritur dhe e shkëputur nga pjesa tjetër e çardakut. Në banesat korçare, pjesa e koridorit (divanit) që del në formë erkeri në pamjet e jashtme. Në Shqipërinë e Mesme pjesë e dalluar në odën e miqve dhe e nxjerrë tej rrafshit të mureve perimetralë. Në të gjitha banesat, përpunimit të tij i kushtohet kujdes i veçantë.

**Qilar i zahiresë** — Ambient që shërben për depozitimin e rezervave ushqimore.

**Qyler** — Dhomë për fjetjen e çifteve.

**Rozetë** — Pjesa qëndrore e tavanit, e cila punohet me përkujdesje të veçantë nga ana dekorative.

**Sergjen** — Bordurë dërrase, që del në formë konsoli dhe qarkon dhomën, në lartësinë e trupit të njeriut. Shërben për vendosjen e enëve të guzhinës, apo sendeve të tjera shtëpijake. Nga gjysma e dytë e shek. XIX, në banesat qytetare, kthehet me element formal, dekorativ.

**Sqoll** — Shih avdeshane.

**Shtrat** — Një podium i gjërë prej druri, në shtëpinë e zjarrit ose në hajatin e banesës.

**Stere** — Depozitë për grumbullimin e ujrave të shiut.

**Sharapoll, Karallhane** — Kullëzë, ndërtuar ngjitur me banesën, e cila ngrihet mbi çatinë e banesës.

**Tambur** — Element konstruktiv, në formë prizmatike apo cilindrike, ndërmjet kupolës dhe elementëve mbajtës të saj.

**Teliz** — Galeri e mbyllur me mure dërrase, që qarkon katin e sipërm në banesa e disa krahina, Çermenikë, Malësi të Tiranës, Martanesh.

**Testek** — Pajande druri e shkurtër, apo e gjatë, që mban strehët e gjëra.

**Trompë** — Element konik, apo parabolik në qoshet e katrorit për kalimin nga planimelia katrore në atë rrethore, luan të njejtin rol si dhe pendentivët.

**Trapazen, Dhipato, Mafil** — Volum i sipërm i kompleksit që ka në pjesën e poshtme musandrën dhe rruginën për në ambientet sanitare. Ai është i hapur, i mbyllur krejtësisht, apo ka dritare të vogla shpesh me persiane. Në të kalohet nga musandra, apo me shkallë nga rrugina prapa. Shërben për vendosjen e teshave, syndyqeve etj.

**Vestibul** — Pjesa e përparme e banesës.

**Vila** — Fermë jashtë qytetit.

# TREGUESI I LËNDËS

Faqe

HYRJE .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. 5

KAPITULLI I. ARKITEKTURA NGA FILLIMET DERI NË SHEK. VI p.e.s. (Gj. Karaiskaj) .. .. .. .. .. .. .. .. 17

Vendbanimet .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. 18
Kodërvarret .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. 20
Fortifikimet .. .. .. .. .. .. .. .. .. .. 21

KAPITULLI II. ARKITEKTURA NË SHEK. V-I p.e.s. (A. Baçe) .. .. .. .. 37

Arkitektura e fortifikimeve .. .. .. .. .. .. .. .. 39
Urbanistika dhe arkitektura e banesës .. .. .. .. .. .. 84
Arkitektura e ndërtimeve shoqërore .. .. .. .. .. .. 97
Ndërtimet inxhinierike .. .. .. .. .. .. .. .. 120

KAPITULLI III. ARKITEKTURA NË SHEK. I p.e.s — VI e.s. (A. Baçe) .. 129

Arkitektura e fortifikimeve .. .. .. .. .. .. .. .. 131
Urbanistika dhe arkitektura e banesës .. .. .. .. .. .. 157
Arkitektura e ndërtimeve shoqërore .. .. .. .. .. .. 163
Ndërtimet inxhinierike .. .. .. .. .. .. .. .. 186
Ndërtimet e hershme të kultit kristjan (A. Meksi) .. .. .. .. .. 201

KAPITULLI IV. ARKITEKTURA NË SHEK. VII-XV .. .. .. .. .. .. 223

Fortifikimet mesjetare (Gj. Karaiskaj) .. .. .. .. .. .. .. 225
Qyteti shqiptar dhe banesa (shek. XI-XIV) (E. Riza) .. .. .. .. .. 268
Ndërtimet e kultit kristjan (A. Meksi) .. .. .. .. .. .. .. 271

KAPITULLI V. ARKITEKTURA NË SHEK. XV-XIX .. .. .. .. .. .. 313

Arkitektura e fortifikimeve (Gj. Karaskaj) .. .. .. .. .. .. 315
Ndërtimet e kultit mysliman (A. Meksi) .. .. .. .. .. .. .. 347
Arkitektura e kultit kristjan (A. Meksi — P. Thomo) .. .. .. .. .. 368
Zhvillimi urbanistik i qytetit mesjetar (E. Riza) .. .. .. .. .. .. 397
Ansamblet ndërtimore mesjetare (E. Riza) .. .. .. .. .. .. .. 416
Ndërtimet inxhinierike në mesjetë (Gj. Karaiskaj — A. Meksi) .. .. .. 421

KAPITULLI VI. BANESA POPULLORE SHQIPTARE .. .. .. .. .. .. 439

Banesa qytetare gjatë shek. XVI deri në fillim të shek. XX (R. Riza) .. 440
Vendbanimet dhe banesat fshatare (shek. XV-XX) (P. Thoma) .. .. 512

LITERATURA KRYESORE E KONSULTUAR .. .. .. .. .. .. .. .. 641

FJALORI I TERMAVE MË TË PËRDORURA .. .. .. .. .. .. .. .. 651

---

Skicat: F. Zarshati, A. Qyshka, F. Guralumi, B. Penxha.
Stampim fotove. H. Çollaku.

# KAPITULLI VI

Banesa popullore shqiptare, si një pjesë e rëndësishme e krijimtarisë popullore, me shfaqjet e saja të shumëllojshme, gjithmonë në rritje është një tregues i rëndësishëm i natyrës së shoqërisë së kohës. Si një veprimtari masive, që ka rrahur të plotësojë nevojat jetësore të mbarë klasave dhe shtresave shoqërore gjatë historisë, vepër e mjeshtrave të talentuar të dalë nga gjiri i popullit, kjo krijimtari vërtetësisht popullore karakterizohet nga tipare mjaft të shëndosha.

E lidhur ngushtë me kushtet ekonomiko-shoqërore, arkitektura e banesës qytetare dhe fshatare shqiptare, ka kristalizuar me kohë tipare të dalluara etnike dhe kombëtare. Tiparet e veçanta të arkitekturës popullore shqiptare e kanë gjetur shprehjen e tyre më të plotë veçanërisht në arkitekturën e banesës fshatare. Ndërsa banesa qytetare gjith duke ruajtur thelbin e saj kombëtar, për arsye të kuptushme ka pësuar dhe ndikime, veçanërisht në përpunimin e saj arkitektoniko-dekorativ.

Arkitektura e banesës popullore, dallohet për një vazhdimësi të qartë formash dhe zgjidhjesh në rrugën e saj të zhvillimit, duke ndjekur e pasqyruar kështu vetë ecurinë e kushteve dhe mënyrës së jetesës. Kjo vazhdimësi, përbën një nga provat më të qarta të kushtëzimit të kësaj krijimtarie nga faktorët e brendshëm të zhvillimit të etnosit tonë.

Krijimtaria e arkitekturës popullore në qytet dhe në fshat ka qenë në lidhje të pandërprerë gjatë gjithë kohës, kjo në radhë të parë sepse qyteti dhe fshati kanë qenë në marëdhënje të ngushtë ekonomike. Pas pushtimit osman arkitektura e banesës fshatare ka luajtur një rol me rëndësi dhënës, ndërsa më vonë me fuqizimin përherë e më tepër të qendrave qytetare banesa qytetare fillon ajo të bëhet dhënëse, sepse arriti në realizime, që në shumë drejtime ishin më të përparuara.

Akitektura popullore shqiptare pati lulëzimin e saj gjatë shekujve XVIII-XIX. Veçanërisht realizime të rëndësishme, ajo arriti në periudhën e zhvillimit më të lartë të ekonomisë feudale. Kjo periudhë që i përket shek. XVIII, deri rreth gjysmës së parë të shek. XIX, dallohet për një tipologji të pasur dhe të kristalizuar, si dhe për arritje me vlera të mëdha si në fshat ashtu dhe në qytet. Lëvizja e madhe e rilindjes kombëtare, që përkon me fillimin e lindjes së marëdhënjeve kapitaliste, u pasqyrua shpejt dhe në karakterin dhe tipologjinë e banesës shqiptare. Veçanërisht e ndjeshme karshi kushteve të reja u tregua arkitekura dhe urbanistika e qendrave qytetare. Borgjezia e re kombëtare, në përpjekjet e saj për të thyer copëzimin ekonomik feudal, krijoi kushtet për një prirje të theksuar konvergjente të banesës qytetare, në dallim nga e tipologjia e larme e së kaluarës. Pikërisht në këtë periudhë ndjehet në banesën e shtresave të ndryshme të borgjezisë ballkanike një afëri e dalluar. Kthesa e rëndësishme në karakterin e banesës qytetare, gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, është një shembull mjaft i qartë i kushtëzimit të shfaqjeve arkitektonike nga rrethanat ekonomiko-shoqërore të kohës.

# BANESA QYTETARE GJATË SHEK. XVI DERI NË FILLIM TË SHEK. XX

Në arkitekturën e ndërtimeve qytetare një vend të rëndësishëm zë banesa, për vetë përhapjen e gjerë dhe vlerën e realizimeve arkitektonike. Kjo kategori ndërtimesh, grupuar në ansamble, i jep tonin mbisundues karakterit arkitektonik të qendrave të banuara qytetare.

E lidhur ngushtë me natyrën ekonomike të qytetit, banesa qytetare e pasqyron qartë këtë realitet, në vetë karakterin e saj. Kjo ekonomi, duke qenë dhe me karakter bujqësor, veçanërisht në shekujt e parë të pushtimit osman, kushtëzoi lidhjen e ngushtë të banesës qytetare me atë fshatare. Procesi i rimëkëmbjes dhe zhvillimit të qytetit shqiptar, gjatë shek. XVI-XVII, pruri si pasojë nevojën për krahë pune, e cila nuk mund të plotësohej veçse me ardhjen në qytet të masave të banorëve të rinj nga fshatrat përreth. Vetëkuptohet se në këto kushte, banesat e ndërtuara në qytet nga të ardhururit ishin thuajse të njëjta me ato të fshatit, përveç faktit të njohur se dhe vetë shtresat qytetare të dëmtuara rëndë nga pushtimi osman, ishin detyruar të rindërtonin apo ndërtonin banesa të thjeshta, që afroheshin me ato të fshatit. Por afëria dhe dallimet e banesës qytetare me atë fshataren janë në një lidhje të ndryshueshme në kohë, duke qenë faktori i parë në rënie. Përkundrazi, dallimet vijnë e theksoehn, krahas rritjes së qyteteve dhe shkëputjes së tyre nga ekonomia bujqësore, duke shprehur kështu prirjen e njohur për diferencimin e fshatit nga qyteti në formacionin feudal dhe veçanërisht në atë kapitalist të shoqërisë.

Në këto kushte me termin banesë qytetare, do të emërtohen të gjitha ndërtimet e këtij lloji në qendrat qytetare, pavarësisht prej faktit se një pjesë e popullsisë së këtyre qëndrave ushtronte plotësisht apo pjesërisht dhe bujqësinë, duke u pasqyruar kjo dhe në tipologjinë e banesës. Në zhvillimin tipologjik të çdo tipi do të theksohet sipas rastit karakteri dhe tiparet e banesës, duke qartësuar kështu natyrën e saj në lidhje me banesën fshatare.

Materiali faktik, d.m.th. banesat që ruhen ende në këmbë, i përkasin kryesisht shek. XIX, ndërsa pak shembuj datohen të gjysmës së dytë të shek. XVIII. Për të krijuar një kuadër të tipave dhe karakteristikave arkitektoniko-konstruktive të banesave gjatë shek. XVI-XVII i vetmi burim janë shkrimet e udhëtarëve të ndryshëm që kanë vizituar vendin tonë. Vetëkuptohet se këto të dhëna janë tepër të përgjithshme, jo sistematike dhe të mangëta; duke qenë banesa një objekt krejt anësor, madje dhe për autorët që i ka interesuar arkitektura shqiptare. Megjithë këtë përmendja nga këta autorë dhe veçanërisht nga udhëtari i njohur turk i shek. XVII Evlia Çelebiu, i disa elementëve mjaft tregues për tipin e banesës, japin mundësinë që të krijohet një kuadër deri diku i qartë për këta shekuj. Bashkëjetesa e varianteve të thjeshtë të tipave të ndryshëm të banesës shqiptare, me ata të zhvillurit gjatë gjithë kohës kur kjo veprimtari ndërtimore ishte krijimtari popullore, lehtëson formimin e një ideje më të saktë lidhur me llojet e lashtë të banesave. Kjo bashkëjetesë është shprehje e qartë e diferencimit klasor, e faktit se për shtresat e shfrytëzuara variantet e rinj ishin të paarritshëm ekonomikisht, kështu, që këto detyroheshin të jetonin në banesa që për nga skema e realizimit përsëritnin format tepër të lashta. Në anën tjetër, ecuria me ritme relativisht të ngadalta e qytetit, në kushtet e sistemit feudal-ushtarak otoman dhe qëndrueshmëria relative e këtyre kushteve, lejojnë, që me rrugën retrospektive të krijohet, pak a shumë me siguri dhe kuadri i karakterit të banesës qytetare shqiptare gjatë shek. XVI-XVII. Ky kuadër nuk shkëputet tipologjikisht nga banesa e shekujve të mëvonshëm, veçse dallon për realizimet më modeste si në kompozim ashtu edhe në trajtimin arkitektoniko-dekorativ.

Banesa qytetare dallohet për një tipologji të pasur, e cila me kalimin e kohës ka prirje të qarta konvergjente. Kjo tipologji, për arsye të kuptueshme është më unike se ajo e banesës fshatare shqiptare, e cila ruajti deri vonë, veçanërisht në krahinat e Shqipërisë së Veriut dhe asaj të Mesme, dallime të qarta tipologjike. Tipet e ndryshme të banesës shqiptare kanë përhapje të pabarabartë territoriale, përsa i përket gjerësisë së shtrirjes. Disa tipe kanë një shtrirje tepër të ngushtë, ndërsa të tjerë i ndeshim në mjaft qendra. Përgjithësisht vërehet mbisundimi i një tipi të vetëm në një qendër brenda një periudhe të caktuar, por jo të rralla janë rastet kur në të njëjtin qytet ndeshim në disa tipa. Këta të fundit, zakonisht, kanë lidhje gjenetike, por ka dhe raste kur tipat ndryshojnë thelbësisht nga njëri tjetri.

Banesa qytetare shqiptare është në shumicën e madhe të shembujve banesë njëfamiljare, duke luhatur kjo e fundit në kufij relativisht të gjerë prej familjes së madhe me mbeturina të tipareve patri-

arkale, deri te familja qytetare e mirëfilltë. Forcimi i natyrës qytetare, ka ngushtuar përherë e më tepër, shfaqjet e disa tipareve që kanë lidhje me familjen fshatare të cilat ndeshen më fort në Shqipërinë e Mesme. Mjaft rrallë, por pothuaj në çdo qytet, ndeshen dhe banesa për dy vëllezër, të konceptuara të tilla që në krye. Këto janë ndërtime që zhvillohen me simetri të plotë karshi një aksi.

Banesa si kategoria arkitektonike më e prekshme ndaj ndryshimit të mënyrës së jetesës, përveç se ka një zhvillim të dalluar në kohë nga ana tipologjike, duke qenë një ndërtim relativisht i qëndrueshëm që i shërben një sërë brezash ka pësuar herë pas here ndryshime, që lidhen si me gjendjet e reja në zhvillimin e familjes, ashtu dhe me përpjekjet për të futu të renë në elementët kompozicionalë, apo arkitektonikë. Ky fakt e bën të domosdoshme që material faktik të shihet me shumë kujdes për të dalluar gjendjen origjinale dhe shtesat apo ndryshimet e mëvonshme në banesë. Prandaj për disa shembuj do të jepet gjendja e tyre fillestare, arritur mbas studimit përkatës të fazave të ndërtimit.

Rruga e zhvillimit të banesës popullore qytetare, gjatë shekujve në shqyrtim, shënon një ngritje të vazhdueshme. Banesa, brenda një kuadri historik të caktuar, i është përgjigjur nivelit të zhvillimit të shoqërisë qytetare, diferencimit klasor të kësaj shoqërie, duke arritur në realizime të larme që pasqyrojnë qartë këtë gjendje. Ecuria e banesës qytetare shqiptare ndjek atë të zhvillimit të përgjithshëm ekonomiko-shoqëror të vendit, zhvillimin historik të tij. Ndryshimet e rëndësishme historike, që prunë vitet rreth mesit të shek. XIX, në zhvillimin ekonomiko-shoqëror të qytetit me lindjen dhe zhvillimin e marrëdhënieve kapitaliste, lëvizja e madhe politiko-kulturore e Rilindjes, shënojnë cakun e përafërt të kufirit kohor ndërmjet dy grupeve të mëdha të banesës qytetare shqiptare. Grupi i parë, i cili i përket shek. XVI deri rreth mesit të shek. XIX, lidhet me mbisundimin e ekonomisë feudale, ndërsa grupi i dytë, që i përket gjysmës së dytë të shek. XIX dhe fillimit të shek. XX, lidhet me zhvillimin e marrëdhënieve kapitaliste. Natyrisht kufiri kohor, që ndan këto dy periudha, pra vitet rreth mesit të shek. XIX, nuk janë një ndarje e prerë. Ashtu si në të gjitha proceset historike, lindja e së resë nuk kryhet si një akt i menjëhershëm dhe i vetëm, por ajo lind në gjirin e së vjetrës dhe duke provuar epërsinë e saj gradualisht bëhet dukuria mbisunduese. Prandaj dhe gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, tipat e vjetër, ku më shumë e ku më pak, vazhduan të ndërtohen, duke pësuar dhe vetë ata ndryshimet të rëndësishme, derisa banesa e re siguroi përfundimisht parësinë.

Grupi i parë i banesës qytetare shqiptare i përgjigjet atij realiteti ekonomiko-shoqëror, kur mbisundonte ekonomia feudale prodhimi i vogël artizanal i mallrave brenda sistemit të esnafëve. Copëzimi ekonomik, gjatë kësaj periudhe, lidhjet e dobëta ndërkrahinore, si dhe pesha e elementit feudal në jetën ekonomike dhe politike të qytetit kanë një ndikim të qartë mbi karakterin dhe tipologjinë e banesës. Realiteti ekonomiko-shoqëror i kësaj periudhe pruri pabarazi zhvillimi, madje dhe natyra pak a shumë të ndryshme të qendrave të ndryshme qytetare. Ky fakt u pasqyrua në banesën qytetare me një tipologji të larme, e cila kishte një përhapje territoriale relativisht të kufizuar dhe karakteristika qartësisht të spikatura.

Lindja dhe zhvillimi i marrëdhënieve kapitaliste, pruri ndryshime të rëndësishme në jetën ekonomiko-shoqërore të qytetit, rrjedhimisht dhe në strukturën klasore të tij. Ky realitet ka ndikim të plotë mbi tipologjinë e banesës qytetare, mbi karakterin e saj. Karakeristikat e borgjezisë si klasë, kërkonin të karakterizoheshin dhe në banesë, duke pasqyruar kështu një mënyrë të re jetese. Banesa shqiptare e ndjeu menjëherë këtë, duke u orientuar shpejt drejt kërkesave të kohës, me arritje të rëndësishme. Kjo kthesë pati intensitete dhe drejtime të ndryshme në qendra të ndryshme në përputhje me natyrën ekonomike të qyteteve, strukturën klasore si dhe traditës ndërtimore në fushën e banesës. Forcimi i lidhjeve ndërkrahinore, formimi i tregut kombëtar, thjeshtëzimi i strukturës klasore të shoqërisë qytetare, prunë në një prirje të theksuar unifikuese në tipologjinë e banesës qytetare shqiptare.

Të dy grupet e mëdhenj të banesës qytetare shqiptare që përfshijnë një periudhë thuajse pesëshekullore, megjithë ndryshimet thelbësore ndërmjet tyre, janë hallka të një zhvillimi të natyrshëm dialektik, në të cilin hopet janë një moment i rëndësishëm.

## BANESA QYTETARE (SHEK. XVI — MESI SHEK. XIX

Banesa qytetare e periudhës prej shek. XVI deri rreth mesit të shek. XIX, karakterizohet nga një tipologji e pasur me një shpërndarje të pabarabartë territoriale. Për klasifikimin tipologjik të banesës si kriter bazë do të merret tipari më i rëndësishëm, ai i kompozimit planimetriko-volumor. Mbi kriterin e mësipërm banesën qytetare shqiptare, gjatë kësaj periudhe mund të klasifikohet në katër tipe: 1) Ba-

nesa me «shtëpi zjarri përgjatë dy kateve» (banesa tiranase). 2) Banesa me hajat. 3) Banesa me çardak. 4) Kulla qytetare (banesa gjirokastrite). Natyrisht kjo tipologji nuk përjashton zgjidhe të tjera, të cilat duke pasur të njëjtin program, për arsye të ndryshme, nuk i përmbahen ngushtësisht kësaj.

Banesat e një tipi i bashkojnë tiparet e përbashkëta kompozicionale, afërsitë në zgjidhjet e veçanta arkitektonike dhe konstruktive, por këto tipare dhe zgjidhje kanë një shtrirje relativisht të gjerë, duke mundësuar kështu përfshirjen brenda tipit të një larmie të madhe zgjidhjesh, pa iu shmangur karakteristikave thelbësore të tipit. Pikërisht këto zgjidhje të veçanta, përbëjnë variantet e ndryshme të një tipi, të cilat duke përfshirë një numër të caktuar arritjen, japin dhe rrugën e zhvillimit të tipit. Variantet e një tipi, dallojnë nga njëri-tjetri kryesisht nga ndryshimet sasiore. Vetëkuptohet se tipa të ndryshëm kanë numër jo të barabartë variantesh, duke pasqyruar kështu mundësitë e ndryshme për zgjidhje, brenda kuadrit të tipave të ndryshëm.

Variantet dhe në disa raste nënvariantet e një tipi, duke kaluar nga e thjeshta në të zhvilluarën, pasqyrojnë rrugën dialektike të ecurisë së tij, e cila kalon nga lindja, zhvillimi e deri tek fundi. Kjo ecuri ndjek zhvillimin e vetë shoqërisë, në një periudhë të caktuar dhe kur tipi ka dhënë gjithçka e nuk ndjek më dot zhvillimin e shoqërisë, vjen momenti i mohimit dialektik të tij, që shoqërohet me lindjen e një tipi të ri.

### Banesa me shtëpi zjarri përgjatë dy kateve (banesa tiranase)

Kjo banesë përbën një nga tipat më të lashtë dhe njëherazi më karakteristikë të banesës shqiptare. Ky tip ka një shtrirje territoriale të kufizuar në qytetet tona. Përhapjen më të gjerë dhe thuajse të vetme ai e ka në rrethin dhe qytetin e Tiranës, lindja e të cilit rreth fillimit të shek. XVII u bë me zhvillimin e fshatit të mëparshëm, nga nevoja për një teg në trevën e begatshme bujqësore përreth. Një shembull i vetëm në Kavajë tregon për karakterin e theksuar lokal të këtij tipi, ndërsa në fshatrat përreth Tiranës këtë banesë e gjejmë mjaft të përhapur. Kjo shtrirje e kufizuar e kësaj banese, veçanërisht në qytet dhe fshatrat përreth lejon që krahas emërtimit, që niset nga karakterizimi i një tipari të rëndësishëm kompozicional të qëndrojë dhe ai që lidhet me vendshtrirjen e tij. Mungesa e plotë e datimeve në këto banesa e bën të pamundur vendosjen e saktë në kohë të saj, por të dhënat gojore tregojnë se shembujt ekzistues, më të hershëm, mund të shtyhen deri aty nga mesi i shek. XIX. Numri relativisht i paktë i shembujve që ruhen ende sot dhe për më tepër ndryshimet e mëdha që ka pësuar kjo banesë gjatë shek. XX, kryesisht për shkak të primitivizimit të saj, kanë bërë të domosdoshme studime të veçanta thuajse për çdo banesë me vlerë, për të përcaktuar ndryshimet në kohë, pra dhe fazën fillestare të saj.

Banesa tiranase ndërtohet mbi një truall mjaft të gjerë, rrethuar me mure të lartë. Ajo përgjithësisht nuk kufizohet me rrugën. Porta e hyrjes, dykatëshe, është me përmasa të mëdha, disa herë në njërën flegër ndërtohet një tjetër më e vogël, e cila përdoret zakonisht. Në oborrin e gjerë me pemë dhe kopsht ndërtohet pusi, një rruginë shtruar me kalldrëm lidh zakonisht portën e jashtme me banesën. Ambientet ndihmëse për strehimin e kafshëve nuk kanë munguar, por sot është vështirë të gjykosh mbi formën e tyre.

Banesa tiranase në planin kompozicional karakterizohet nga një zgjidhje origjinale, e cila nuk ka paralele me asnjë nga tipat e tjerë të banesës qytetare shqiptare. Në këtë zgjidhje vendin kryesor, duke qenë qëndra e kompozimit, gjatë gjithë ecurisë së varianteve të banesës tiranase, e zë shtëpia e zjarrit. Ky ambient ku zhvillohet e gjithë jeta e përditshme, madje në variantet e thjeshta dhe flihet, dallon nga të tjerët, jo vetëm nga vendi në kompozimin, por dhe nga përmasat e tij, si në sipërfaqe ashtu dhe në volum. Duke u nisur prej variantit fillestar në të cilin krejt banesa është vetëm shtëpia e zjarrit, e deri te ai më i zhvilluari, shkallë-shkallë ambienti qendror vjen e qarkohet derisa në të tri faqet e tij ngrihen amibente banimi, kryesisht me funksionin e odave për çiftet. Lartësia relativisht e madhe e shtëpisë së zjarrit, përdhese, që arrin deri rreth 5 m ka mundësuar që ambientet përreth të zhvillohen në dy katet që e qarkojnë. Të gjithë ambientet që e rrethojnë shtëpinë e zjarrit janë në ndërlidhje të drejtpërdrejtë me të. Kjo ndërlidhje me katet e sipërme të ambienteve rrethues sigurohet nëpërmjet mafilit, një lloj ballkoni i brendshëm. Ky element karakteristik i banesës tiranase tek i cili të çojnë shkallë të lehta druri, është një dukuri që si koncept është i njohur në mbarë banesën qytetare shqiptare, por në tipin në shqyrtim, si nga funksionet ashtu dhe nga trajtimi arkitektonik, paraqit veçanti të dalluara. Së pari në variantet e thjeshtë, mafili ishte një sipërfaqe banimi që i shtohej asaj të shtëpisë së zjarrit dhe që shërbente kryesisht për fjetjen e të rinjve. Më vonë, kur shtëpia e zjarrit fillon e rrethohet me ambiente të tjera, mafili (fig. 1) fillon të

marrë dhe funksione të qarta ndërlidhëse, ndërmjet shtëpisë së zjarrit dhe ambienteve të katit të parë.

Siç u përmend, banesa tiranase është zhvilluar në kohë duke pasur pikënisje variantin më të thjeshtë, atë me një ambient të vetëm, shtëpinë e zjarrit. Sot nuk ndeshet ndonjë shembull i këtij varianti, por qënia e tij është e padyshimtë, madje në rrethin e Tiranës takohen ende pak shembuj të tillë. Në këtë variant ambienti i vetëm i banimi është shtëpia e zjarrit, të cilën vendasit e shqiptojnë «shtëpi zjermi», apo «shpi buke». Sipërfaqja e tij luhet nga 30-35 $m^2$, në plan ai ka formën e katërkëndëshit kënddrejtë. Në këtë ambient gjejmë gjithmonë vatrën, e cila ndërtohet në shumicën e rasteve në drejtim të boshtit gjatësor, rreth 1,5-2 m larg murit përkundrejt. Vatra, është një nga elementët kryesorë të këtij ambienti, e cila shërben për ngrohje dhe gatim. Vatra, ndërtohet drejtpërdrejt mbi truall, ajo ka formë drejtkëndëshe e ndarë në dy sipërfaqe me nivele të shkallëzuara. Në pjesën e ulët ndodhet gropëza e zjarrit. Mbi vatër, kapur në njërin nga trarët e çatisë varet «kamostra», një zinxhir hekuri ku varet ena e gatimit mbi zjarr. Tymi gjen rrugëdalje ndërmjet tjegullave, mbasi shtëpia e zjarrit nuk ka tavan. Pranë vatrës gjejmë zakonisht «shtratin» si vendfjetje. Ai është një podium i ngritur rreth 50 cm mbi truallin. Në muret e shtëpisë së zjarrit ndërtohen dollapë, apo kamare. «Sergjenët», disa dërrasa të vendosura horizontalisht në njërën apo disa faqe, shërbejnë për vendosjen e enëve të kuzhinës. Mafili, është elementi që gjallëron më shumë, me volumin dhe trajtimin e tij, brendësinë e këtij ambienti të thjeshtë. Ndriçimi i shtëpisë së zjarrit arrihet kryesisht me anën e baxhove, një apo dy prej të cilave ndërtoheshin gjithmonë mbi vatrën.

Përpara shtëpisë së zjarrit ndërtohej hajati, që mbulohej me të njëjtën çati të shtëpisë së zjarrit. Balli i tij formohet nga shtylla druri. Hajati krijon një sipërfaqe të mbrojtur para hyrjes, e cila shërbente për përpunimin e produkteve buqësore, punimin në avlemend etj.

Synimi për të ruajtur shtëpinë e zjarrit si bërthamë të kompozimit, funksionet e saj të rëndësishme në jetën familjare, si dhe kompozimi i theksuar i saj në lartësi, kushtëzuan zhvillimin e mëtejshëm të varianteve të rinj jo me shtrirje horizontale. Kështu sigurohej parësia e shtëpisë së zjarrit nga ana funksionale. Varianti i dytë i banesës tiranase karakterizohet nga ndërtimi me kat, përbri njërës nga faqet anësore të shtëpisë së zjarrit. Shembull i rrallë i këtij varianti është banesa (fig. 2) në Rr. L. Shllaku Nr. 3 në Tiranë. Banesa formohet nga tri njësi kompozicionale, shtëpinë e zjarrit që zë volumin kryesor dhe ka lartësi të madhe, duke lejuar ndërtimin në krahun e majtë (e djathta e vrojtuesit) të dy ambienteve me lartësi të përbashkët dhe ajo e shtëpisë së zjarrit. Hajati i gjerë, që mbahet nga shtylla druri është ndërtuar përbri ballit kryesor të banesës. Shtëpia e zjarrit me hyrje nga hajati, ndërlidhet së brendshme me shkallë druri me odën e miqve, e cila si rast i rrallë, ka përpara saj një çardak të vogël. Për arsye të kuptueshme funksionale, oda e miqve e ka hyrjen kryesore të veçantë, e cila sigurohet nëpërmjet shkallëve prej druri, që zhvillohen brenda volumit të hajatit. Quri, një lloj depoje e banesës, është i ndërtuar nën ambientet në kat, duke qenë gjithashtu si oda e miqve në ndërlidhje të drejtpërdrejtë me shtëpinë e zjarrit, qendrën funksionale të banesës. Ky shembull është veçanërisht me vlerë për të treguar fillimin e një zhvillimi të rëndësishëm të banesës tiranase, që shprehet me ndërtimin përbri të shtëpisë së zjarrit të ambienteve që zhvillohen në dy kate, duke u përfshirë brenda lartësisë së shtëpisë së zjarrit.

Në këtë variant mund të përfshihet dhe një shembull më i zhvilluar, banesa (fig. 3) në Rr. T. Tashko Nr. 4 në Tiranë, rikonstruksioni i së cilës është i mundur të arrihet. Në dallim nga shembulli i parë i këtij varianti, banesa në fjalë ka një zhvillim më të madh planimetrik. Shtëpia e zjarrit, gjithë duke ruajtur parësinë kompozicionale, praktikisht fillon të humbasë disa funksione, lidhur me shumimin e ambienteve të banimit. Gjithashtu një vend të rëndësishëm në kompozim merr dhe çardaku i gjerë, i cili përgjysmon volumin e hajatit, siç ishte ai në variantin e dytë. Banesa kështu fiton jo vetëm në elementët dhe skemën funksionale, por edhe në vlerat arkitektonike. Veçanërisht gjallërohet pamja kryesore e cila bashkon në mënyrë organike bllokun e mbyllur me pjesën e lehtë të hajatit dhe çardakut.

Në variantin e tretë, koncepti i qarkimit të shtëpisë së zjarrit merr një zhvillim më të madh. Ajo tashti është ndërmjet dy blloqeve të zhvilluara anësore, si dhe hajatit e çardakut përballë tij. Banesa (fig. 4) në Rr. Ali Pashë Gucia Nr. 4 në Tiranë është shembull tipik i këtij varianti. Kompozimi i kësaj banese shquan për simetri karshi një aksi. Në qendër është vendosur shtëpia e zjarrit dhe përpara saj hajati dhe çardaku më i gjerë për të siguruar ndërlidhje të drejtpërdrejtë të ambienteve fundore me ata të hapurit. Shtëpia e zjarrit mbetet bërthama qendrore kompozicionale, duke pasur ndërlidhje të drejtpërdrejtë apo nëpërmjet ambienteve të hapur me të gjitha kthinat. Zgjidhje disi e veçantë është ajo e ndërimit të shkallëve që ndërlidhin shtëpinë e zjarrit me ambienet e katit përbri saj. Këto nuk

zhvillohen në volumin e shtëpisë së zjarrit por në atë të ambienteve anësorë, duke zëvendësuar kështu nevojën e një mafili të zhvilluar, i cili tashmë do të kishte vetëm funksione ndërlidhëse. Ambientet e katit, përbri shtëpisë së zjarrit janë trajtuar me volumet karakteristike të musandrave, i cili ndeshet rëndom në ambientet e varianteve të zhvilluara të banesës tiranase. Banesa ka një trajtim të goditur të pamjes kryesore, ku vendin kryesor e zë pjesa qëndrore, e cila theksohet mirë, duke qenë ndërmjet dy blloqeve anësore. Ky variant në kompozimin e tij ka paralele me variantin e zhvilluar të banesës me çardak.

Varianti më i zhvilluar dhe njëkohësisht më karakteristiku, i banesës tiranase, arrihet me mbylljen e plotë të shtëpisë së zjarrit nga ndërtimet me kat, në të katër anët e saj. Kështu banesa tiranase arrin në pikën më të lartë të zhvillimit të konceptit të saj themelor kompozicional. Shembulli tipik i këtij varianti është banesa (fig. 5) në Rr. V. Luarasi Nr. 14 në Tiranë. Ndryshimet që ka pësuar kjo banesë në kohë, e bëjnë të vështirë rikonstruksionin e saktë të saj, megjithëkëtë dhe në gjendjen e sotme kuptohet qartë parimi kompozicional. Ai synon të ruajë parësinë funksionale të shtëpisë së zjarrit, e cila tashmë është qartësisht bërthama e kompozimit. Një problem i rëndësishëm për të siguruar këtë parësi qëndronte në sigurimin e ndërlidhjes së tij me ambientet përreth. Me ambientet e katit përdhe kjo sigurohej lehtë, duke u detyruar dhe për kalime nga një ambient në tjetrin, ndërsa ndërlidhja me katin e sipërm është zgjidhur në një mënyrë shumë të goditur nëpërmjet një mafili tepër të gjerë (fig. 1). Ai zhvillohet në formën e një ballkoni të brendshëm në tri faqet e shtëpisë së zjarrit, me përjashtim të asaj që kishte afër vatrës. Dy palë shkallë, përkundrejt njëra tjetrës, siguronin kalimin në mafil dhe nëpërmjet tij në ambientet e katit. Kjo zgjidhje ka mundësuar ndërlidhjen me një numër minimal shkallësh duke cënuar kështu relativisht pak sipërfaqen e shtëpisë së zjarrit. Ky shembull paraqit arritjen më të goditur të shtëpisë së zjarrit, e cila pasurohet mjaft me mafilin, që qarkon atë në nivelin e katit të sipërm të ambienteve përreth.

Në disa banesa gjendet i ndërtuar, zakonisht më vonë, një ndërtim i veçantë me kat, «konak», i cili shërbente si shtëpi miqsh, në dallim nga rastet e zakonshme, kur ky ambient përfshihej në vetë banesën. Një shembull me interes jo vetëm tipologjik, por dhe përsa i përket trajtimit arkitektonik, është shtëpia e miqve (fig. 6) në Rr. H. Tasin Nr. 40 në Tiranë, e cila është ndërtuar në vazhdim të banesës së mirëfilltë. Kjo ndërtesë është dykatëshe, në të cilën spikati kati i sipërm, me odën e miqve, i cili ka anash një qoshk të mbyllur, ndërsa qarkohet nga balli me një ballkon mjaft të shtrirë, karakteristik për zonat fshatare përreth. Oda e miqve shquan për dekoracionet e tavanit në dru si dhe përpunimin e tamburit të oxhakut. Streha e gjerë dyfishe, mbajtur nga mbështetëse druri, qoshku si dhe ballkoni, pasurojnë mjaft dy pamjet e lira të ndërtesës të cilat janë mjaft dinamike dhe të larme në krahasim me trajtimin përgjithësisht të qetë dhe jo të pasur të banesës tiranase. Duke gjykuar nga trajtimi i dekorit të brendisë së odës së miqve, ndërtimi i kësaj shtëpie miqsh duhet t'i përkasë gjysmës së dytë të shek. XIX.

Banesa tiranase si në pamjen e jashtme, ashtu dhe në brendësinë e saj karakterizohet nga një trajtim i thjeshtë i elementëve arkitektonikë. Së jashtmi të bie në sy volumi i saj i madh, format e thjeshta volumore, që thyhen deri diku vetëm nga sipërfaqet e hapura të hajatit dhe çardakut. Brendësia, veçanërisht ajo e shtëpisë së zjarrit është tepër e thjeshtë dhe utilitare, vetëm ambientet e banimit dhe veçanërisht oda e miqve dallohet për një përkujdesje në planin dekorativ, i cili gjithsesi qëndron prapa tipave të tjerë të banesës qytetare të grupit të parë.

Banesa tiranase, ashtu si dhe ajo e mjaft qendrave të Shqipërisë së Mesme, ndërtohet me qerpiç, dhe përforcohet me breza druri, ndërsa si lidhës përdoret balta e punuar. Ndërtohen dhe mure me skelet druri veshur me thupra apo me paretka. Lënda e drurit përdoret në konstruktin e çatisë, dyshemetë, dyert dhe dritaret. Çatia mbulohet me tjegulla të lugëta.

Banesa tiranase është tipi më origjinal i banesës popullore shqiptare, koncepti i thjeshtë kompozicional dhe roli tepër i rëndësishëm i shtëpisë së zjarrit tregon se ai është një tip i lashtë. Ky tip dallon për një farë primitivizimi si dhe për ndikimin në kompozimin e tij të mbeturinave të familjes së madhe patriarkale. Këto hedhin dritë të qartë mbi karakterin e ekonomisë së kësaj qendre, e cila, krahas prodhimit zejtar, siguronte në një pjesë të konsiderueshme jetesën me ekonominë bujqësore dhe blegtorale.

Zhvillimi i banesës tiraanase veçanërisht në variantet e thjeshtë të saj, tregon qartë se ajo për nga koncepti u largua shumë pak nga banesa fshatare e zonave përreth, ndërsa në trajtimin e brendësisë së disa ambienteve dhe veçanërisht odës së miqve, ajo shkëputet dallueshëm prej saj.

**Banesa me hajat.** Ky tip banese bën pjesë në grupin e banesave të hapura, të cilat dallohen për

vendin e rëndësishëm që zenë në to tremat e hapura, të cilat kanë funksione të rëndësishme jetësore. Banesa me hajat, ashtu si dhe ajo tiranase, është një tip mjaft i lashtë. Në dallim nga banesa tiranase me një shtrirje shumë të kufizuar ndër qytetet tanë, banesa me hajat ka një shtrirje më të gjerë. Ajo, është e përhapur gjerësisht në qendrat qytetare të Shqipërisë së Mesme si tipi mbisundues në Elbasan, Kavajë dhe Peqin e njohur, në Tiranë. Shembuj shumë të rrallë tregojnë se ajo njihej dhe në disa qendra të tjera qytetare. Për shtrirjen kohore të kësaj banese, nuk dihet gjë e sigurtë mbasi mungojnë datimet, por të dhënat gojore të çojnë të pohosh se shembuj ekzistues, përgjithësisht, i përkasin gjysmës së dytë të shek. XVIII dhe kryesisht gjysmës së parë të shek. XIX. Njohja e gjerë e këtij tipi që në lashtësi në trevat Ballkanike, bëjnë të qartë se shek. XVIII, është një kufi kohor mjaft i vonë për ta vendosur si fillim të shfaqjes së tij. Ndërtimi i kësaj banese duket se vazhdoi dhe gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX me ritme më të pakta, mbasi ndërkohë, sidomos në Elbasan kishin filluar të hyjnë tipe të tjerë, që i përgjigjeshin më mirë zhvillimit të mënyrës së jetesës.

Banesa e hapur me hajat, ndërtuar në trojet e rrafshët dhe të gjerë të qyteteve të Shqipërisë së Mesme, ka përpara oborre të mëdhenj, me gjelbërim të dendur. Veçanërisht në Elbasan, ku dendësia e ndërtimeve është relativisht më e madhe se në qendrat e tjera, në shumicën e rasteve banesa del në rrugë me njërën apo të dy faqet e saja. Muret rrethues ndërpriten nga porta e hyrjes, zakonisht me formulim të thjeshtë dhe mbuluar gjithmonë (fig. 7) me çati. Në mjaft raste përveç banesës së mirëfilltë, pranë hyrjes kryesore ndërtohet një godinë e veçantë që shërben si shtëpi miqsh. Shembuj shumë të paktë janë të tipit me hajat, natyrisht me përmasa më të vogla ndërsa zakonisht shtëpia e miqve është banesë e mbyllur me kat. Përgjithësisht këto janë ndërtime më të vona se vetë banesa.

Tipi i banesës me hajat karakterizohet nga kompozimi i shtrirë. Tri radhë volumesh, të hapur e të mbyllur, janë vendosur paralelisht njëri tjetrit. Në ballë qëndron hajati, në pjesën qëndrore ambientet e banimit, ndërsa në pjesën fundore, përgjithësisht me lartësi më të vogël, ndërtohen ambiente ndihmëse. Numri i ambienteve të banimit është i ndryshëm sipas variantit. Ata në çdo rast kanë ndërlidhje të drejtëpërdrejtë me hajatin dhe qurin dhe zakonisht kanë dhe ndërlidhje të brendshme ndërmjet tyre. Banesën me hajat e gjejmë gjithmonë përdhese, por në, dallim nga qendrat e tjera, në Elbasan ajo takohet relativisht mjaft e ngritur nga toka 40- 100 cm. Pikërisht nga kjo karakteristikë ajo merr emrin «dollmallije» d.m.th. e mbushur. Ky tipar lokal, siç duket, është diktuar nga përmbytjet në qytet dhe nga synimi për t'u ngritur nga trualli.

Hajati është një përbërës shumë i rëndësishëm i kësaj banese. Ai nuk zhvillohet gjithmonë me të njëjtën madhësi dhe organizim planimetrik. Në Tiranë, Kavajë dhe Peqin, ai përgjithësisht nuk arrin përmasa të mëdha në gjerësi, ndërsa në Elbasan hajati është zakonisht me sipërfaqe thuajse të barabartë me atë të ambienteve të banimit dhe trajtohet me përkujdesje të veçantë. Elementi më me rëndësi i hajatit në banesën elbasanase është sofaja, një podium (fig. 8) i ngritur mbi nivelin e hajatit përdhes apo i shtruar me dysheme, i cili në ballë kufizohet me parmakë, në kuotë më të lartë se pjesa tjetër ballore e hajatit. Sipas rastit, banesa ka brenda volumit të hajatit, një ose dy sofra simetrike, në zonat e qeta nga rrymat e kalimit. Në raste të rralla përtej sipërfaqes së hajatit, përbri sofasë së zakonshme, ndërtohet një e dytë (fig. 9) me sipërfaqe më të lartë se e para, në të cilën krijohet vetëm një ambient i ulët me funksione ndihmëse. Ky zhvillim, përpara, i planimetrisë së hajatit, mbuluar njëlloj si ai me çati, rrit mjaft sipërfaqen e hapur të shfrytëzueshme. Sipërfaqet e mureve përbri qoshqeve trajtohen me dollapë muri dhe kamare. Sipërfaqja e madhe e hajatit dhe sidomos trajtimi i tij me një diferencim të qartë të sipërfaqeve, shpjegohet me funksionet e mirëfillta të, banimit që marrin qoshqet gjatë stinëve të ngrohta të vitit. Sofatë, janë dhoma të vërteta verore ku qëndrohet, pritet miku apo merret ushqimi, madje dhe flihet. Kështu, në banesën e hapur me hajat kemi një diferencim të theksuar në sipërfaqet e banuara, përsa i përket shfrytëzimit gjatë stinëve të ftohta dhe të ngrohta.

Hajatin e gjejmë zakonisht të mbyllur me mure në formë antesh por ndeshen dhe raste kur ndërtohen vetëm një apo asnjë i tillë. Orientimi i banesës me hajat, është mjaft i përcaktuar, ajo zakonisht e ka pamjen kryesore me shikim nga jugu ose jug-lindja, apo jug-perëndimi.

Banesa e hapur me hajat, ashtu si dhe ajo tiranase, për vetë konceptin e saj kompozicional na paraqitet në një larmi relativisht të kufizuar variantesh, dhe pikërisht në dy të tillë, në variantin me hajat në gjithë ballin dhe në variantin e banesës së kombinuar, pjesërisht përdhese dhe pjesërisht me kat. Varianti i parë ndërtohet me një, dy e tri kthina, por zakonisht gjejmë dhe më shumë të tilla të ndërtuara në formë vargu. Sot banesa me hajat me një kthinë të vetme banimi nuk ndeshet më, por qënia e saj provohet nga të dhënat gojore. Banesa me dy

dhe tre ambiente banimi përbri hajatit është më e pëlqyera. Një shembull tipik i banesës me dy kthina me hajat (fig. 10) është ajo në Rr. Kajo Karafili Nr. 4 në Kavajë. Ajo ka dy ambiente banimi: shtëpinë e zjarrit dhe odën e miqve, në ballë hajati mbyllet me dy mure anësore. Në pjesën e prapme janë ndërtuar dy «qure», që mbulohen me zgjatimin e njërë flegër të çatisë. Në përgjithësi ambienti i qurit duket se së pari ka shërbyer si vend strehimi për kafshë, ndërsa më vonë me largimin përherë e më tepër nga ekonomia bujqësore, ai ka marrë funksionin e depos për nevoja të ndryshme familjare. Hajati, është me sipërfaqe relativisht të vogël dhe ashtu si shtëpia e zjarrit nuk ka asnjë tavan. Një shembull tjetër më i përparuar, i të njëjtit lloj (fig. 11), është banesa në Rr. Brigada XV Nr. 34 në Elbasan. Ajo përsërit banesën e mësipërme përsa i përket numrit të ambienteve e kompozimit të tyre, por dallohet nga ajo, sepse është e ngritur rreth 40 cm nga trualli dhe ajo që ka më shumë rëndësi ka një trajtim të përparuar të hajatit i cili rritet mjaft në sipërfaqe. Ky i fundit kufizohet nga të dy anët me mure masive, duke mbetur i hapur vetëm në ballë. Përbri odës së miqve, në një sipërfaqe të qetë ngrihet sofaja, e cila kufizohet në ballë me një parmak të ulët. Dollapi dhe kamaret në murin anësor tregojnë qartë, përveç të tjerave për funksionet e banimit që merr kjo sofa gjatë stinëve të ngrohta. Nga ana funksinonale në këtë shembull të bie në sy ndërlidhja e ngushtë e të gjithë ambienteve nëpërmjet dy nyjesh të ngjeshura me hyrje, për të siguruar ndërlidhjen e ambienteve të banimit respektivisht me hajatin dhe qurin si dhe ndërmjet tyre.

Banesa me tri kthina, gjithashtu është mjaft e përhapur në Shqipërinë e Mesme, me të njëjtat ndryshime që u theksuan më lart, ndërmjet Elbasanit dhe qendrave të tjera.

Në banesën (fig. 12) e Rr. VII. Huta Nr. 65 në Tiranë, shtëpia e zjarrit, që zë vendin qendror dallohet për përmasat, vatrën dhe sofanë e gjerë në pjesën fundore. Quri, është ndërtuar në krahun e djathtë zgjidhje kjo jo e rrallë në Tiranë, ndërsa oda e miqve ngrihet në krahun tjetër. Hajati, është i thjeshtë pa sofa dhe mure anësore. Ambientet kanë hyrje nga hajati dhe ndërlidhje së brendshmi ndërmjet tyre. Banesa në Rr. A. Arapi Nr. 9 në Elbasan (fig. 13), ka tre ambiente banimi, me shtëpinë e zjarrit në qendër dhe odën e miqve në krahun e djathtë, ndërsa në fund janë ndërtuar quret. Sipërfaqja e hajatit e ngritur 0,85 m nga trualli, trajtohet në tri pjesë, në atë qendrore me funksione ndërlidhëse dhe në dy anësoret, të ngritura nga rrafshi i hajatit, për të krijuar dy sofa. Sofatë janë shtruar e djathta me dysheme, sepse nën të është sajuar një ambient ndihmës, ndërsa e majta me baltë të punuar. Tri palë shkallë të çojnë në pika të ndryshme të hajatit, ndërsa respektivisht çdo sofa ka dy këmbë shkallë. Oda e miqve, është e pajisur me kompleksin musandër-mafil, ajo ka një tavan të gdhendur në dru me rozetën qendrore në formë kazani, si dhe oxhakun dekorativ. Kompleksi musandër-mafil zakonisht i mbyllur në odat e miqve, dhe i hapur në pjesën e mafilit, në ambientet e tjera, është shfaqje e zakonshme në këto banesa. Zhvillimi planimetrik i këtij kompleksi, krijon një parahyrje shumë komode për ambient, duke qenë përpara hajati i hapur. Banesa që kufizohet në dy ballë me rrugën, ka përpara një oborr të gjerë. Në këndin fundor, përbri rrugës është ndërtuar porta e hyrjes, si dhe një tjetër kundrejt saj, duke krijuar së bashku me odën e miqve në njërin krah një oborr të vogël, i cili mundëson kalimin në në odën e miqve, pa hedhur shikimin në oborrin e banesës. Oda e miqve, më vonë, ka dhe derën e shërbimit nga oborri i banesës. Pranë kësaj ode është ndërtuar një lloj hajati, për larje teshash. Në krahasim me shembullin paraardhës, ndërtuar në Tiranë, banesa në shqyrtim, dallohet qartë, si përsa i përket organizimit dhe trajtimit të pjesës së hapur të banesës, ashtu dhe përsa i përket disa veçantive në mënyrën e ndërlidhjes dhe përpunimit dekorativ të odës së miqve.

Krahas banesave përdhese me hajat, të ndërtuar për një familje, ndeshen dhe banesa të përngjitura për dy familje, të cilat janë kompozime rreptësisht simetrike karshi një boshti. Një shembull me shumë interes në këtë drejtim, madje dhe përsa i përket kompozimit, është banesa dyshe (fig. 14, 15), e kthyer në muze etnografik të qytetit të Kavajës. Ajo ruan shumë mirë gjendjen origjinale. Në formën planimetrike ajo zhvillohet me dy krahë, duke pasur në qendër dy shtëpitë e zjarrit dhe, përbri tyre respektivisht nga një ambient banimi. Përpara tyre janë ndërtuar dy sofa (fig. 16), ndërsa në vazhdim të tyre duke dalë përtej ballit të hajatit janë ngritur dy odat e miqve, të cilat, duke qenë relativisht të ulëta kanë mundësuar sajimin e dy depove nën to. Ambientet e odave të miqve të kujtojnë sofatë dyshe, njëra prej të cilave del përtej konturit katërkëndsh kënddrejtë të planimetrisë, zhvillimi i mëtejshëm i të cilave duhen mbajtur ambientet në fjalë. Në këtë zgjidhje sofatë, anash hajatit, humbasin pamjen e lirë përpara, si dhe ngushtohen për shkak të sipërfaqes që marrin ambientet sanitare të odave të miqve. Prandaj këtu ndeshemi me një prirje të dukshme

për të kaluar nga banesa e hapur në atë të mbyllurën. Kjo banesë ka një zgjidhje shumë të goditur dhe të qartë funksionale ku bien në sy veçanërisht nyjet ndërlidhëse përbri sofave të shtëpisë së zjarrit, si dhe organizimi planimetrik dhe altimetrik i sipërfaqes përbri ambienteve të miqve dhe atij të banimit. Pamja e jashtme, e cila shkëputet ndijshëm nga tri të tjerët të papërpunuara, shquan për kompozimin e shkrirë simetrik, në të cilin pjesa qendrome hajatin e lartë, është në një kontrast të goditur me blloqet anësore dhe ata të lehtë, për shkak të trajtimit me dritare të shumta. Trajtimi i mjaft elementëve të kësaj banese të shtyjnë të mendosh ndërtimin e saj në gjysmën e dytë të shek. XIX.

Varianti tjetër i banesës së hapur me hajat, është dhe banesa e kombinuar, e cila formohet nga një pjesë përdhese me hajat dhe nga tjetra me kat me çardak. Ky variant duhet konsideruar si pjesëtar i këtij tipi për arsye se pjesa përdhese është ajo kryesorja nga ana funksionale. Duhet theksuar se takohen dhe zgjidhje kur banesa me kat nuk është e tipit me çardak. Kombinimi i të dy pjesëve, në këtë variant, bëhet me dy mënyra: së pari, duke përfituar nga lartësia e madhe e banesës përdhese dhe fakti se ajo është mjaft e ngritur nga toka, nën të njëjtën çati, ndërtoht një pjesë me kat. Kurse sipas mënyrës së dytë pjesës përdhese, me hajat, i bashkëngjitet banesa me kat me çardak, ose ajo e mbyllur.

Shembull tipik i rastit të parë është banesa (fig. 17) në Rr. J. Kilica Nr. 3 Elbasan. Kjo banesë nën të njëjtën çati përfshin dy volume, duke qenë i pari përdhes ndërsa i dyti me kat. Pjesa përdhese është e ngritur rreth 1 m nga trualli, në anën tjetër lartësia e katit është 4,2 m, duke mundësuar kështu që pjesa dykatshe të arrijë lartësi normale, pasi kati përdhe është pak i ngritur nga rrafshi i oborrit. Brenda volumit të hajatit fillojnë shkallët që të çojnë në çardakun e vogël të pjesës me kat. Kjo zgjidhje nuk ka përhapje të gjerë në Elbasan, ndërsa në qendrat e tjera të Shqipërisë së Mesme mezi hasen pak shembuj.

Zgjidhja e dytë, përfaqësohet mirë nga banesa në Rr. K. Gani Nr. 9 në Elbasan. Në dallim nga zgjidhja e parë, në këtë shembull pjesa me kat, e cila paraqit një variant të thjeshtë të banesës me çardak, funksionalisht lidhet me pjesën përdhese vetëm nëpërmjet një kalimi, përndryshe ajo është e shkëputur prej saj. Të gjitha ambientet e hapura të kësaj banese janë të mbyllura me mure në formë antesh. Pjesa me kat e banesës duket se ka kryer funksionin e shtëpisë së miqve, siç tregon jo vetëm përpunimi i kujdesshëm i odës së miqve, por dhe oborri i veçantë i saj, si dhe ndërlidhja e vetme e shërbimit me banesën mëmë. Më vonë me ndërtimin e një ode miqsh përkundrejt saj, ajo siç duket nuk kryen funksionin e odës së miqve. Zgjidhje të kësaj forme ndeshen më shpesh se sa rasti i parë, por në shumicën e tyre këto nuk janë konceptuar të tilla që në krye, por më vonë është ndërtuar pjesa me kat.

Banesa e hapur me hajat, është tipi mbisundues në qytetet e Shqipërisë së Mesme. Lidhja e këtyre qendrave me ekonominë bujqësore, krahas zhvillimit të zejtarisë dhe tregtisë deri vonë nga fundi i shek. XIX, si dhe terreni i rrafshët kanë kushtëzuar përhapjen e kësaj banese, e cila përsa i përket kompozimit lidhet mjaft me banesën fshatare të këtij lloji. Karakteristikë kryesore e këtij tipi, është lidhja e tij e ngushtë me oborrin, me natyrën, në kushtet e klimës së butë mesdhetare. Trajtimi i hajatit, veçanërisht në Elbasan, flet qartë për rëndësinë e madhe funksionale që merr sipërfaqja e hapur e banesës në këtë tip.

Përsa i përket trajtimit të përgjithshëm arkitektonik, banesa së jashtmi shquan vetëm për pamjen kryesore, mjaft transparente me dritë hije të theksuara, dhe strehët e gjera të hapura, zgjatim i strukturës me lëndë të çatisë, e cila merr pjesë në konceptimin hapësinor të hajatit, duke theksuar karakterin rustik të këtij ndërtimi.

Brendësia e ambienteve të banimit, me përjashtim të shtëpisë së zjarrit, tepër primitiv dhe veçanërisht e odës së miqve, është me realizime, që përsa i përket trajtimit dekorativ, sidomos gdhendjen në dru dhe më rrallë teknikës në struk-reliev paraqitet me një shkallë më të përparuar se ambientet e këtij lloji me banesën tiranase. Këto punime i përkasin kryesisht dekadave rreth mesit të shek. XIX.

Banesa e hapur me hajat, është e ndërtuar sipas qendrave të ndryshme me qerpiç, gurë lumi ose kave, apo me kombinimin e këtyre materialeve, duke vendosur poshtë gurin. Gjithmonë muratura qarkohet me breza druri. Takohen muratura me skelet të mbushura me qerpiç, apo të veshur me paretka. Konstruksioni i çatisë, është i tipit të vendit, strehët e hapura, dyfishe, në ballë, zakonisht rakordohen në formë harku në qoshet. Çatia mbulohet me tjegulla të lugëta. Ashtu si në Tiranë dhe në qendrat e tjera të Shqipërisë së Mesme kanë punuar mjeshtrat ndërtues dibranë.

**Banesa me çardak.** Ashtu si për dy tipat e mësipërme emërtimi i të cilëve është përcaktuar nga elementi më karakteristik kompozicional dhe tipi i tretë i banesës qytetare shqiptare emërtohet me çardak për shkak të rolit të dorës së parë që luan ky element në mbarë konceptimin e kësaj banese. Në da-

llim nga dy tipat e mësipërme, banesa me çardak ka një shtrirje territoriale më të gjerë, madje më të gjerën ndërmjet të katër tipave gjatë periudhës që trajtohet. Çardaku si element kompozicional takohet në të katër tipat, por vendi në kompozim si dhe funksionet e tij, nuk janë të atilla që qënia e tij të përfshijë këto variante në tipin në fjalë. Prandaj jo çdo banesë që përmban çardak përfshihet në këtë tip. Disa variante të banesës tiranase, asaj me hajat si dhe të banesës gjirokastrite, flasin qartë për këtë.

Banesa me çardak takohet shpesh në Berat, më pak në Elbasan dhe është tipi mbisundues në Shkodër, shembuj të pakët të varianateve të thjeshtë të saj takohen dhe në Lezhë, Krujë, Korçë etj. Pra përhapja e kësaj banese është sa e gjerë, aq dhe e pabarabartë përsa i përket shtrirjes së saj në qendra të ndryshme, në raport me tipat e tjerë. Në dallim nga banesat e dy tipave të mësipërme, banesat me çardak përmbajnë në disa raste datime të cilat lejojnë të krijohet një kuadër pak a shumë i qartë i ecurisë së saj gjatë shek. XVIII-XIX. Të dhënat e shkruara dhe veçanërisht ato të udhëtarit turk të shek. XVII Çelebiut, lejojnë të pohohet se kjo banesë është njohur të paktën që në shek. XVI, duke marrë parasysh se autori i mësipërm përmend elementë të zhvilluar të çardakut si «qoshqe» dhe «shanishane» të cilat presupozojnë një zhvillim të mëparshëm, relativisht të gjatë në kohë. Ky tip u ndërtua në qytetet tanë deri aty rreth mesit të shekullit të kaluar, ndërsa në Shkodër dhe më vonë.

Banesa me çardak, është ndërtuar përgjithësisht në troje të rrafshët, ku ajo gjen mundësinë për zhvillimin e plotë të saj. Prandaj numri më i madh i shembujve ndeshet në Shkodër si dhe në lagjen Çlirimi (Murat Çelebi) të Beratit. Në këto troje, banesa me çardak zhvillohet lirisht e orientuar, njëlloj si banesa me hajat, nga jugu, juglindja apo jugperëndimi. Por në disa raste të veçanta si në Berat, kjo banesë ndërtohet dhe në troje të pjerrët. Kjo rrethanë ka kushtëzuar si kompozimin volumor të shkallëzuar, ashtu dhe orientimin e detyruar, madje në disa raste dhe nga veriu.

Përgjithësisht banesat me çardak të ndërtuara në troje të rrafshët rrethohen nga oborre dhe kopshte të gjerë dhe banesa rrallë del me njërën apo të dy faqet në rrugë. Oborri, nga rruga ka gjithmonë një portë të vetme. Trajtimi i saj ruan karakteristika lokale, sipas qendrave të ndryshme ku u përhap ky tip. Portat më të zhvilluara ndeshen në Shkodër (fig. 18), ato janë me përmasa të mëdha dhe në shumicën e rasteve të mbuluara me hark gjysmërrethor. Në dy muret anësore, në formë antesh, ndërtohen kamaret karakteristike. Këto porta që shquajnë për karakterin e theksuar paraqitës spikatin qartë në sfondin e mureve të lartë rrethues të banesës.

Banesa me çardak, ashtu si zakonisht banesa e periudhës në shqyrtim, ka pasur në oborrin e saj ndërtime ndihmëse. Këto janë kristalizuar dhe ruajtur relativisht mirë deri vonë veçanërisht në Shkodër. Një ndër këto ndërtime ndihmëse është «jerevia» (shtëpia-përdhese), e cila ishte përdhese, me një apo dy ambiente. Ajo shërbente si kuzhinë verore dhe për funksione të tjera të dorës së dytë. Një ndërtim karakteristik ndihmës, veçanti lokale e Shkodrës, është «kulla e sanës». Ajo është një ngrehinë e thjeshtë me kat (fig. 19), duke qenë kati përdhe stallë, ndërsa i sipërmi, i hapur në ballë, depo bari. Një ndërtim i rëndësishëm, krahas atyre të mësipërme, është dhe pusi, burimi i vetëm i ujit në Shkodrën e së kaluarës. Karakteristikë e puseve të ndërtuar pranë çdo banese shkodrane është përpunimi mjaft i arritur i grykave të tyre (fig. 20), prej një blloku të vetëm guri, i cili deltohet pasurisht me motive të ndryshme. Disa prej këtyre grykave importoheshin dhe prej Venetikut. Pranë puseve vendosej një govatë guri për larjen e teshave.

Banesa me çardak është një banesë me kompozim horizontal, duke qenë qendra e këtij kompozimi çardaku, me të cilin ndërlidhen të gjitha ambientet e katit. Kjo banesë me kat ka një ndarje të dallueshme funksinonale sipas kateve, kati përdhe është i pabanuar, ndërsa kati i parë i banuar, ndarje kjo që shpreh natyrën jo thjesht qytetare të saj. Në zhvillimin e kësaj banese nga variantet e thjeshtë në ata të zhvilluarit, shihet prirja për uljen e rolit funksionalo-arkitektonik të çardakut i cili shkallë-shkallë fillon të marrë funksione ndërlidhëse, dhe të humbasë funksionet e mirëfillta të banimit, që marrin gjatë stinëve të ngrohta sipërfaqe të caktuara të tij. Banesa me çardak ka lidhje të qarta gjenetike me banesën me hajat, me të cilën ka bashkëjetuar për disa shekuj. Shumë qartë kjo lidhje shihet në variantet e thjeshtë të të dy tipave. Megjithë këto afërsi banesa me çardak është cilësisht një tip më i zhvilluar, që dallohet thelbësisht nga paraardhësja e tij, me mundësi më të mëdha për realizime të përparuara, prandaj dhe ajo pati një shtrirje më të gjerë dhe arritje më të shënuara.

Banesa me çardak, në dallim nga pararendësja e saj, banesa me hajat, ka një numër më të madh variantesh. Këto variante janë shkallë zhvillimi nga banesa e hapur drejt asaj të mbyllur, pra drejt humbjes së funksioneve të dorës së parë që kishte çardaku në variantin fillestar. Kalimi nga një va-

riant në tjetrin nuk bëhet thjesht si ndryshim sasior, me shtimin e odave të banimit, sipas një skeme të caktuar, por ai bart kërkesa dhe koncepte të reja për banesën, që më qartë shfaqen në humbjen e shkallëzuar të funksioneve të banimit në çardak.

Banesa e tipit me çardak zhvillohet në tre variante: ai me «çardak në gjithë ballin», me «çardak në një krah» dhe me «çardak në qendër». Ky emërtim shpreh përmbledhtas veçantinë e këtyre llojeve të banesës së hapur, lidhur me vendin në kompozim të çardakut. Varianti më i thjeshtë, ai me çardak në gjithë ballin, ndërtohet zakonisht me dy apo më shpesh me tre ambiente banimi. Ky variant duket se ka pasur një përhapje mjaft të gjërë, duke u parapëlqyer në krahasim me dy variantet e tjerë, të cilët në shumicën e rasteve janë sajime më të vona mbi kompozimin origjinal të variantit fillestar. Ecuria e ndryshimeve që ka pasur varianti me çardak në gjithë ballin drejt dy të tjerëve, si dhe sipërfaqja relativisht e madhe e çardakut, nuk përjashton mundësinë që kjo sipërfaqe të jetë paramenduar si parapregatitje për kthimin e mëvonshëm të qoshqeve në oda banimi. Banesa në Rr. G. Koroveshi Nr. 6, në Berat, është një shembull shumë i goditur i variantit të parë, (fig. 21), me dy kthina banimi, shtëpinë e zjarrit dhe odën e miqve majtas. Përpara tyre zhvillohet çardaku i gjerë, nga sipërfaqia e të cilit ngrihet një platformë e gjerë, përbri odës së miqve, që formon qoshkun kryesor. Më lartë tij, mbi pjesën fillestare të rampës së shkallëv e prej guri, ngrihet qoshku i dytë më i vogël. Qoshku kryesor e ka të mbyllur faqen anësore, me një paret prej skelet druri, në të cilën janë ndërtuar tre dritare. Ky trajtim arkitektonik i qoshqeve i shkëput ata krejtësisht nga pjesa tjetër e çardakut, duke marrë këta të fundit funksionet e ambienteve verorë për qëndrim. Të dy ambientet e banimit kanë karakteristika të njëjta kompozicionale: ato kufizohen me njëri tjetrin nga dy komplekset murandër-mafil të vendosur shpinë më shpinë me njëri tjetrin. Ndërlidhja e tyre me çardakun sigurohet përkatësisht me nga një derë, por një derë e tretë siguron së brendshmi ndërlidhjen ndërmjet të dy ambienteve. Secili ambient ka ambientin e tij sanitar, të cilët dalin përtej konturit të planimetrisë. Si rast i rallë duhet mbajtur qënja e një hyrje të veçantë nga prapa për odën e miqve, zgjidhje kjo e dëshërueshme, që është mundësuar në rastin e dhënë nga ngritja e banesës në terren të pjerrët. Oda e zjarrit është e thjeshtë, oxhaku, musandrat dhe volumi i hapur mbi të, ku vendosen zahire të ndryshme, si dhe disa kamare, dollapë muri dhe sergjeni janë elementet e vetëm të këtij ambienti pa tavan. Oda e miqve dallon për një përpunim më të kudjesshëm, të të gjithë përbërësve, ai dallon dhe për tavanin prej druri si dhe për ndriçimin e bollshëm, veçanërisht nëpërmjet tre dritareve në dalin në çardak. Kati përdhe përsërit në mënyrë të thjeshtuar, skemën e mësipërme planimetrike. Shembuj të tjerë si banesa e mësipërme, që shquajnë për thjeshtësinë, kompaktësinë e theksuar të kompozimit dhe peshën e madhe që zenë në të volumet e hapura, ndeshen shpesh në Shkodër dhe më rrallë në Elbasan.

Një nga banesat më përfaqësuese të këtij varianti, me tre ambiente banimi është ajo (f. 22) në Rr. Karavane Nr. 18 në qytetin e Shkodrës. Në katin përdhe, si rast relativisht i rrallë, është ndërtuar një ahër i vetëm. Në kat janë kompozuar radhazi, me qendër, shtëpia e zjarrit e ndriçuar si zakonisht vetëm me baxhë, ndërsa anash dy ambiente, duke qenë i djathti oda e miqve. Gjatësia e hajatit dhe çardakut zgjerohet respektivisht nga të dy anët 1,5 m, duke arritur kështu volumet e hapura me një sipërfaqe rreth 15 m$^2$ më të madhe se ajo e volumeve të mbyllura, zgjidhje kjo siç duhet e diktuar nga paramendimi për të ndërtuar më vonë dy oda anash. Në gjendjen e sotme të ndryshuar të banesës, duken qartë shenjat e qoshkut përbri odës së miqve. Balli i çardakut formohet nga dy rreshta paralelë shtyllash druri, ashtu si dhe ai i hajatit. Ndërmjet tyre, në qendër, në katin përdhe ngrihet volumi monumental i shkallëve të gurit, dyfishe, mbi sistemin e njohur të qemerëve. Duke gjykuar nga dekoracioni dhe të dhënat gojore, kjo banesë duhet të jetë ndërtuar nga fundi i shek. XVIII. Një rast interesant i këtij varianti duhet mbajtur dhe banesa (fig. 23) në Rr: D. Dragovaja Nr. 10 në Shkodër e cila për nga programi është i njëjtë me banesën e mësipërme, ndërsa përsa i përket kompozimit paraqet një shkëputje nga zgjidhet e zakonshme me forma të thjeshta gjeometrike. Kjo lëvizje planimetrike ka ardhur si pasojë e çvendosjes së shtëpisë së zjarrit nga vendi tradicional, në qendër, prapa ambienteve të banimit. Humbja e funksionit të banimit për shtëpinë e zjarrit e lejonte, madje e bënte më komode largimin e këtij ambienti nga vendi i zakonshëm, gjithë duke ruajtur ai ndërlidhjen e drejtpërdrejtë me çardakun. Shembuj të këtij lloji ndeshen vetëm në Shkodër dhe ata mjaft të pakët në numër.

Varianti me çardak anash, dallohet për një zgjidhje në dinamikë të planimetrisë, për shkak të vendosjes së odës së miqve në njërin krah normal

me bllokun kryesor të banesës. Banesat origjinale me këtë kompozim janë relativisht të pakta, por ndryshimet e mëvonshme, shumë shembuj të variantit të parë i kanë prurë në këtë variant. Shembullin më tipik të këtij varianti e gjejmë në Berat (fig. 21) në banesën në Rr. G. Karakashi Nr. 15, ndërtuar rreth fundit të shek. XVIII. Terreni i pjerrët ka kushtëzuar kompozimin volumor me gjysmëkat, duke pasur banesa në katin përdhe vetëm një katua dhe hajatin. Shkallët dyrampshe për shkak të mungesës së vendit, mbështeten si zakonisht mbi sistem qemeresh. Kati i banuar i zhvilluar në formën e shkronjës L, ka në pjesën fundore tre ambiente, duke qenë shtëpia e zjarrit ai qendrori, ndërsa në krah zhvillohet oda e miqve. Çardakut nuk i mungojnë dy qoshqet karakteristike zhvilluar me nivele të ndryshme. Oda e miqve ndahet në tre pjesë: kompleksin musandër-mafil, hapësirën qëndrore dhe qoshkun në ballë me tavan të veçantë dhe plot dritare. Mafili i mbyllur del në formë konsoli mbështetur mbi kollona u-ri. Elementet e drurit janë të ngjyrosura thjeshtë. Elementët karakteristikë të banesës deri aty rreth dekadave të para të shek. XIX, si pajantat e gjatë prej druri, që duke u nisur prej bazës së kollonave të çardakut, mbajnë strehët e gjërë të hapura, dyfishe, dritareve dyfish në lartësi, të poshtmet me kafaz druri e me kapakë, ndërsa të sipërmet fikse prej allçie, ngjyrimi i elementëve të drurit si dekoracion etj., i ndeshin rëndomë në këtë banesë. Një shembull me mjaft interes i këtij varianti është banesa kthyer në muze etnografik në Krujë, ndërtimi i së cilës (f. 25) ka si kufi më të vonë vitin 1764. Përsa i përket kompozimit volumor, ajo megjithse e ndërtuar në terren të pjerrët ka zhvillim të barabartë hapësinor në të dy katet. Numëri i ambieneve të mbyllur e të hapur është i njëllojtë për të dy katet, me përjashtim të banjes në katin e banuar. Nga ana kompozicionale banesa përsërit skemën e banesës së mësipërme. Me interes të veçantë është çardaku i mbyllur i kësaj banese, me teknikën e skeletit të drurit, në të cilën janë vendosur dritare të shumta me dy rreshta (fig. 26) të të njëjtit tip me banesën e sipërme. Fakti se kjo banesë i përkiste një familje të njohur feudale, shpjegon ornamentikën e pasur të odës së miqve, kryesisht me dekoracione me ngjyrë mbi elementet e drurit (fig. 27), si dhe qënjen banjës, mbuluar me kupol, që ngrohet me sistem hipokausti, për çdo odë, është një shfaqje e njohur veçanërisht në Shkodër, por këto banja janë tepër të thjeshta dhe vetëm vendi për largimin e ujrave i shquan ato. Kurse banjat si shembulli në shqyrtim janë një shfaqje e rrallë në qytetet tona, numëri i tyre sot është i vogël. Çardaku i mbyllur që në krye të cilit i mungon qoshku i dytë gjithashtu duhet shpjeguar me përkatësinë klasore të pronarëve, ku fanatizmi oriental kishte depërtuar në shumë shfaqje të mënyrës së jetesës. Me interes për kompozimin e saj është dhe banesa në Rr. E. Hoxha Nr. 2 në Shkodër, ndërtuar (fig. 28) rreth viteve 60 të shekullit të XIX. Në kompozimin planimetrike ajo ka një zhdërvjelltësi të pazakont, që ashtu si në shembujt e këtij lloji, të variantit të parë, shpjegohet me çvendosjen e shtëpisë së zjarrit nga vendi tradicional në kompozim. Kjo çvendosje ka detyruar që oda e miqve të çvendoset anash për të zgjeruar çardakun, përndryshe epër të vogël.

Varianti më i zhvilluar i këtij tipi, është ai me çardak në qendër, me shembuj relativisht të pakët. Karakteristikë e këtij varianti është zvogëlimi i ndjeshëm i sipërfaqes aktive të çardakut dhe mbetja e tij, kryesisht me funksione ndërlidhëse. Dy shembuj të këtij varianti në qyteti-muze të Beratit janë nga më përfaqësuesit. Banesa në Rr. S. Bandili Nr. 13-15 në Berat ka kompozim simetrik (fig. 29) ashtu si përgjithësisht banesat e këtij varianti. Çardaku, qendra e kompozimit qarkohet në të tre anët me ambientet e banimit, katër të tilla, duke mbetur sipërfaqe të qeta qëndrimi vetëm dy qoshqe të vegjël, mbi dy skajet e shkallëve karakteristike dyfishe. Në pamjen e jashtme marin pjesë thuajse barazisht si ambientet e krahëve me mur guri ashtu dhe çardaku transparent dhe i lehtë, në një kontrast të ekuilibruar.

Banesa në Rr. Republika Nr. 9 në Berat është një nga shembujt më të arritur (fig. 30) jo vetëm të banesës në çardak, por të mbarë banesës shqiptare. Ndërtimi i saj duhet ti përkasë gjysmës së dytë të shek. XVIII. Ajo në gjendjen e sotme ruan mirë kompozimin origjinal, ndërsa brendësia e ambienteve sidomos e atyre të krahëve është tjetërsuar. Skema kompozicionale në katin e banuar paraqet një shmangie të rëndësishme nga zgjedhjet e zakonshme. Në vazhdim të çardakut, si pjesë hapësinore e tij, janë ndërtuar dy qoshqe simetrike, ndërmjet ambienteve të krahëve dhe atyre të bllokut kryesor të banimit, me tre të tilla. Këta qoshqe të mbyllur janë, siç u përmend, një zgjidhje e pazakont që të kujtojnë banesën me hajat në Kavajë (f. 15). Krahu i majtë i banesës zhvillohet me tre kate, përpara tij është ndërtuar stera e ujit, e zakonshme në Gjirokastër e rrallë në Berat dhe e pandërtuar në banesat e qyteteve të tjera. Banesa shquan për monumentalitetin e theksuar dhe kon-

trastin e goditur ndërmjet dy blloqeve anësore dh e pjesës qëndrore të hapur. Këtu të bien veçanërisht në sy shkallët madhështore, që kompozohen ngjeshur me harkadat e hajatit, duke krijuar një lidhje organike të bllokut qendror me ata anësorët dhe një diferencim të goditur me ballin e çardakut më të lehtë dhe transparent.

Banesa me çardak, ashtu si dhe banesat e tipeve të tjera është ndërtuar në një sërë variantesh, por disa ambiente ndjekin thuajse të gjitha këto variante duke luhatur numerikisht nga njëri te tjetri. Por ashtu si vetë kompozimi i banesës dhe këta ambiente, kush më shumë e kush më pak kanë ecuri dhe zhvillim në kohë, qoftë sepse ndryshojnë funksionet e tyre, qoftë sepse ata i përgjigjen rritjes të kërkesave ndaj tyre. Ambientet kryesore të banesës me çardak janë, shtëpia e zjarrit, çardaku, oda, ahri dhe hajati.

**Shtëpia e zjarrit** është një nga ambientet më të lashta të kësaj banese. Funksionet e tij ndryshojnë sipas varianteve, duke u zvogëluar me zhvillimin e tipit. Kështu në variantin e thjeshtë me dy kthina banimi, shtëpia e zjarrit përveç se është vendi i gatimit dhe ka funksione banimi, këto të fundit vinë e zbehen me shtimin e numërit të ambienteve, deri sa në variantet e zhvilluar ajo ruan vetëm funksionin e gatimit. Pikërisht ky fakt shpjegon primitivizimin e theksuar të këtij ambienti pa tavan, me vatër pa tymar me tambur (fig. 31), me driçim shumë të vogël dhe pa asnjë dekoracion trajtim ky që e shkëput qartazi nga odat e tjera mjaft komode dhe gjithsesi më të përhapura. Me kalimin nga variantet e thjeshta në ata të zhvilluar dhe përmasat e këtij zvogëlohen në raport me të odave.

**Çardaku.** — Është ambienti më karakteristik i kësaj banese, i cili merr funksione të plota gjatë stinëve të ngrohta. Pikërisht ky funksion ka kushtëzuar trajtimin e sipërfaqeve më të qeta të tij me qoshqe, të cilët diferencohen në lartësi nga niveli i dyshemesë së çardakut. Shpesh një qoshk i dytë, më i vogël (fig. 32) dhe më i lartë, ndërtohet përbri kryesorit, duke rritur kështu më tepër sipërfaqen aktive të çardakut. Përgjithësisht ballët anësore të çardakut mbyllen, por ka dhe raste kur njëri apo të dy ata janë të hapur. Në Berat takohen disa shembuj në të cilët faqia anësore përbri qoshkut, ka të ndërtuar në muraturën me skelet druri, dritare të tipit të vjetër me kafaz dhe kapakë druri, (fig. 33) të njohurë deri aty rreth fillimit të shek. XIX. Ky trajtim thekson shumë qartë karakterin e ambientit të banimit veror për këto qoshqe mjaft të mëdhenj. Pra sipërfaqia e çardakut ndahet në dy pjesë, në sipërfaqen e çfrytëzueshme për banim veror dhe atë që shërben si sipërfaqe ndërlidhëse. Raporti i këtyre të dyjave luhat nga varianti i th,është në ata të zhvilluar, duke u rritur ndjeshëm vlera e sipërfaqes ndërlidhëse. Një tregues tjetër me rëndësi përsa i përket peshës së çardakut, në mbarë banesën, është raporti i sipërfaqes së çardakut me atë të ambienteve të banuara. Ky raport nuk është i njëjtë me banesat me çardak të Beratit dhe ato të Shkodrës. Në të dytat, shpesh, sipërfaqja e çardakut thuajse është e barabartë me atë të ambienteve të banimit, ndërsa në Berat, siç duket dhe për shkak të ndërtimit në terren të pjerrët, sipërfaqia e çardakut është zakonisht më e vogël se ajo e banuara. Raporti i mësipërmë kushtëzohet dhe nga lloji i variantit, kështu në Berat, duke marrë si shembuj disa banesa tipike, raporti i sipërfaqes së çardakut me ato të banesës lëviz sipas të tre varianteve në $\frac{1}{2{,}5}$, $\frac{1}{4}$, $\frac{1}{5}$.

Duke trajtuar çardakun nuk mund të lihen pa u përmendur shkallët që ndërlidhen të dy katet dhe që dalin gjithmonë në çardak, duke ndikuar dhe në kompozimin e pjesës ballore të tij. Këto shkallë shumë rallë i ndeshim prej druri, ndërsa në shumicën e rasteve ato ndërtohen pre guri. Këto janë thuajse gjithmonë njërampëshe, njëfishe (fig. 34) apo dyfishe. Shumë rrallë, konstruktivisht, ato zgjidhen si një bllok masiv murature, ndërsa në shumicën e rasteve ato ngrihen mbi një sistem qemerësh çarek gjysmë rrethor duke arritur, sidomos në shkallët dyfishe, realizime monumentale. Lidhur me planimetrinë e çardakut ato ndërtohen jashtë sipërfaqes së tij, por më dëndur përfshihen brenda kësaj sipërfaqeje. Në rastin e parë, balli formohet nga një rresht kollonash druri, ndërsa në të dytin me dy të tillë, paralelë, ndërmjet të cilëve lihet sipërfaqia për kafazin e shkallëve, ndërsa anash saj ndërtohen një, apo dy qoshqe simetrikë.

**Oda.** — Është ambienti themelor kompozicional i kësaj banese, ashtu si i mbarë tipologjisë në shqyrtim. Numëri i tyre është një madhësi e ndryshme që luhat nga një deri në katër, apo rrallë dhe më shumë të tilla. Ndër këta shquan për trajtimin dekorativ oda e miqve, e cila përndryshe përsërit të njëjtin kompozim me ambientet e tjera. Odat e këtij tipi banese, në trajtimin e përgjithshëm arkitektoniko-dekorative jetojnë me kohën, duke bartur dhe veçanti lokale, të cilat më qartë shihen në Shkodër dhe Berat ku kjo banesë gjeti përhapjen më të gjërë. Përkundrazi kompozimi planimetriko-volumor mbetet përbërësi më i qëndrueshëm dhe më unik i

odës. Ky ambient ka zhvillimin planimetrik katërkandësh kënddrejt, jo fort të përzgjatur. Në fundin e odës ngrihet volumi musandër-mafil, i ndarë në lartësi në dy pjesë, duke pasur në pjesën e poshtme në qendër «musandrën» në Berat (fig. 35) ndërsa vendin për arkën e nuses në Shkodër, (fig. 36) kurse etazherë, si dhe dy dyertë, që të çojnë në dy parahyrjet me ndërlidhje respektivisht me çardakun dhe amientin sanitar, një për çdo odë. Ky volum karakteristik ndjek vazhdimisht odën e banesës me çardak. Në Berat, përveç dallimit të mësipërm të volumit fundor nga i njëjti element në Shkodër, pjesa e mafilit në këtë tip banesë është përgjithësisht e mbyllur, duke pasur disa dritare me persiane që shohim në odë. Edhe në Shkodër haset rrallë kjo zgjidhje, por më shpesh balli i mafilit (vendasit e thërresin «trapazan») trajtohet i hapur me kollona druri, zakonisht me pesë hapësira. Kollonat kurorëzohen sipër me një lloj harku të valëzuar prej druri dhe zakonisht paisen me parmakë. Vetë volumi i odës së miqve në disa raste të rralla, në Berat, ndahet në dy pjesë, duke u theksuar kjo ndarje dhe me tavan të veçantë. Pjesa ballore më e ngritur thirret «qoshk», në të janë ndërtuar dritare të shumta, në ballë dhe anash, kurse pjesa qëndrore me sipërfaqen më të madhe, shquan për oxhakun në faqen e djathtë. Kjo veçanti, theksojmë, i përket vetëm disa oda miqsh në Berat dhe ndeshet dendur në Gjirokastër, ndërsa në Shkodër nuk takohen zgjidhe të tilla. Oda beratase, në banesat me çardak dallon nga ajo shkodranja dhe për një veçanti tjetër. Në Berat (fg. 37) ashtu si dhe në Gjirokastër oxhaku, i cili në odën e miqve është dekoratv, ndërtohet në murin e jashtëm anësor, ndërsa në Shkodër (fig. 38) në faqen ballore përkundrejt trapazanit. Siç duket, në Berat dhe Gjirokastër ruajtja e ballit për ndërtimin e dritareve të shumta shpërblehet me pamjen e gjërë që hapet për shkak të terrenit të pjerrët, e cila i mungon banesës shkodrane, ndërtuar në rrafsh.

Dollapet, kamaret dhe sergjenet nuk i mungojnë asnjëherë brendisë së odës. Në planin dekorativ, ndër odat, shquan ajo e miqve me daltime dhe më rrallë me ngjyrim.in e elementeve të drurit. Trajtimi me ngjyra vërehet në Berat në banesat ndërtuar rreth kapërcyellit të shek. XVIII, i cili lidhet zakonisht me tavanet me rozetën karakteristike me copra (fig. 39) përkundrazi në Shkodër, ku banesa me çardak ka një shtrirje kohore më të vonë se ajo e Beratit gjejmë tavane, kapakë dollapesh, flegra dyersh dhe elementë të tjerë druri me daltime mjaft të pasura (fg. 40) në relief të theksuar, të cilat paraqesisht kryesisht stilizime lulesh. Në odën e miqve një përkujdesje e veçantë i kushtohet dhe dekoracionit të tamburit të oxhakut dekorativ (fig. 41) me teknikën në stuk-relief. Në Berat dhe më rrallë në Shkodër ndeshim në dritaret dyfishe në lartësi, duke qenë të sipërmet të pahapshme. Ashtu si në mbarë banesën shqiptare të kësaj periudhe, dhe në odën e kësaj banese nuk ndeshen as orendi fikse, aty qëndrohet ndenjurazi, dne minderet që qarkojnë odën kanë një përhapje të gjërë.

**Ahri.** Është një ambient i zakonshëm i banesës me çardak. Numër i tyre, zakonisht, është i njëjtë me ata të ambienteve të banimit, por në Shkodër ndeshen dhe ahre të mëdhenj, me sipërfaqe sa dy, apo tre ambiente banimi. Këto ambiente shërbenin si depozita rezervash për lëndë djegëse, ushqime etj. Përpara ahrit ndërtohet gjithmonë hajati, me sipërfaqe të barabartë me të çardakut dhe pa ndonjë funksion të përcaktuar qartë.

Balli i hajatit në Shkodër dhe Elbasan përsërit skemën konstruktive të çardakut dmth. formohet nga shtylla druri dhe rrallë me kollona guri, përkundrazi në Berat në këtë tip banese kanë një përdorim të gjërë harkadat prej guri.

Skema e thjeshtë kompozicionale e banesës me çardak shpjegon edhe skemën e thjeshtë konstruktive të këtij tipi, e cila vjen e ndërlikohet deri diku në variantet më të zhvilluar. Në variantin e thjeshtë, dy muret mbajtës janë vendosur paralel me gjatësinë e çardakut, ndërsa rreshti i kollonave të çardakut, sipas rastit një apo dy të tillë, përbën mbështetjen e tre të për të dy hapësirat që krijohen. Çatia është e konstruksionit të vendit strehët mjaft të gjëra, e shpesh dyfishe. janë një shfaqje e zakonshme. Muratura e këtyre banesave nga materiali dhe teknika ndryshon nga një qendër në tjetrën. Kështu në Berat muratura ndërtohet me gurë kave, përforcuar me breza druri dhe lidhur me llaç balte, në Elbasan përdoret guri i kavës dhe i lumit, ndërsa rrallë dhe qepiçi, gjithmonë duke vendosur breza druri. Banesat e Shkodrës ndërtohen me muraturë prej gurësh lumi e rrallë kave, lidhur me llaç gëlqereje. Veçanti karakteristike e kësaj murature është mungesa e brezave të drurit.

Në trajtimin e pamjes së jashtme të banesës me çardak rolin e vetëm, apo kryesor, sipas varianteve i luajnë volumet e hapura. Hajati dhe çardaku përcaktojnë dhe karakterin e lehtë dhe piktoresk të pamjes kryesore. Në banesat e Shkodrës, ku nuk ndeshet përdorimi i harkadës në ballin e hajatit, shkallët monumentale prej guri, nuk lidhen mirë me sfondin e lehtë, zakonisht prej shtyllash druri, përkundrazi në Berat lidhja është tepër organike, duke diferencuar trajtimin arktitektonik të hajatit nga ai i

çardakut. Hajati është më i rëndë dhe më monumental, çardaku i lehtë, mbi të, vjen tepër llogjik nga ana e trajtimit konstruktiv. Pamja kryesore në variantet e tjerë vjen e pasurohet me pjesëmarrjen e blloqeve anësore, të cilat me daljen përpara dhe masën e përpunuar të muraturës konkurojnë pjesën tjetër, duke u larguar nga një far uniformizmi i variantit të parë. Pamjet e tjera të kësaj banse, ashtu si dhe në banesën tiranase dhe atë me hajat, janë tepër të varfëra dhe thuajse të shurdhëta.

Duke krahasuar banesat e të njëjtit variant në dy qendrat ku ato arritën zhvillimin më të madh, në Berat dhe në Shkodër, mund të vërehet se në konceptin kompozicional ndërmjet tyre nuk vihen re dallime të rëndësishme. Gjithashtu dhe trajtimi i çardakut nuk paraqet ndryshime thelbësore. Disa veçanti, në elementet e veçantë arkitektonikë dhe kryesisht në trajtimin e dekoracionit, duhen shpjeguar me faktin se banesat beratase me çardak, që ruhen sot, i përkasin kryesisht periudhës prej gjysmës së dytë të shek. XVIII deri rreth çerekut ë parë të shek. XIX, ndërsa ato në Shkodër janë ndërtuar të paktën dhe gjysëm shekulli më vonë, periudhë në të cilin ka lulëzuar dhe arti popullor i daltimit në dru.

**Kulla qytetare (banesa gjirokastrite).** Ky tip banese, një nga më të zhvilluarit e banesës qytetare shqiptare, emërtohet kullë qytetare për tiparet e tija mbrojtëse, të cilat shfaqen veçanërisht qartë në disa periudha të zhvillimit të kësaj banese. Përhapja e kësaj banese, në variantet e zhvilluara, është relativisht e kufizuar, atë e ndeshin kryesisht në Gjirokastër, ndërsa varianti fillestar, në llojin e tij më të thjeshtë, është i njohur në një sërë qendrash qytetare si Berat, Krujë dhe Shkodër dhe madje në shumë fshatra të krahinave veriore dhe veçanërisht jugore të vendit. Përveç tyre dhe disa shembuj të thjeshtuar se me një përpunim dekorativ modest, të varianteve të zhvilluara të këtij tipi i ndeshim në qytetet e Delvinës e Konispolit si dhe në disa fshatra të Labërisë dhe Çamërisë veriore. Varianti i thjeshtë, i këtij tipi, në llojin më primitiv, sipas të dhënave të derisotme, njihet në truallin tonë që në shek. XIV, natyrisht me një formulim arkitektonik tepër primitiv, siç dëshmojnë rrënojat e fshatit Kamenicë dhe ato të banesave në kalanë e Borshit. Pra koha e lindjes së këtij tipi është shek. XIV, ndërsa variantet e zhvilluara njiheshin pa dyshim që në fillim të shekullit XVIII, por sipas të dhënave të tërthorta, mund të mendohet se dhe një shekull më parë ata ndërtoheshin në Gjirokastër.

Vetë truali mjaft i përthyer mbi të cilin ngrihet Gjirokastra ka kushtëzuar lidhjen e ngushtë të banesës me truallin dhe shpesh kompozimin volumor racional me gjysmëkat, dmth zhvillimin e pabarabartë planimetrik të të dy kateve, duke qenë kati i sipërm i shtrirë prapa, pra i shkallëzuar në volum. Banesa gjirokastrite nuk ka një orientim të përcaktuar, mbasi ai kushtëzohet nga terreni mbi të cilin ngrihet. Banesat gjirokastrite janë thuajse gjithmonë të qarkuara me mure rrethuese, dhe përgjithësisht kanë një oborr të vetëm. Si një çfaqje lokale duhen mbajtur disa shembuj, në banesat e mëdha gjirokastrite, ku ndeshen dy dhe madje mjaft rrallë tre oborre. Shkaku për këtë duhet kërkuar kryesisht në rritjen e tipareve mbrojtëse të banesës. Në variantet e zhvilluara ndeshen në oborrin e banesës dhe ndërtime ndihmëse. Një ndërtim i tillë karakteristik, është odajashta, e cila në banesat me dy oborre, ndërtohet në të parin. Funksionet e saj janë të ndryshme si vendpritje dhe qëndrimi për miq të dorës së dytë, vendstrehimi i shërbyesve dhe madje vendqëndrimi për njerëzit e armatosur. Në disa raste si ndërtim të veçantë ndeshim dhe një lloj guzhine verore.

Banesa gjirokastrite, gjithë duke ruajtur karakteristikat e saja thelbësore në planin e përgjithshëm arkitektonik, ka një ecuri të dallueshme në kohë, e cila shpreh vetë ecurinë e jetës. Kjo ecuri shprehet në lindjen dhe zhvillimin e një sërë variantesh dhe akoma një numër më të madh nënvariantesh, duke treguar se tipologjia e kësaj banese nuk qe një arritje e pa ndryshuar, por përkundrazi ajo u kuptua mjaft gjërë, si një sintetizim i përvojës e cila lejonte kufij relativisht të gjërë për kontribute dhe interpretime të reja. Banesa gjirokrastrite, duke u bazuar në kriteret e kompozimit planimeriko-volumor mund të klasifikohet me tre variante: varianti përpendikular, varianti me një krah dhe varianti me dy krahë.

Varianti përpendikular përbën llojin më të thjeshtë të banesës gjirokastrite, i cili njëherazi është baza e zhvillimit tipologjik të saj. Ky variant ndeshet dy dhe tre katesh. Ashtu si dhe variantet e tjera, ky variant shpesh zhvillohet me gjysmëkat. Nga ana kompozicionale kjo banesë paraqet një bllok me bazë katërkëndëshe kënddrejt, vendosur me brinjët e gjëra normal terrenit. Ndërlidhje e katit përdhe me të parin bëhet me shkallë të jashtme guri. Shembujt më të thjeshtë janë ata dykatësh me nga një ambient në secilin kat. Në zhvillimin e mëtejshëm kati i banuar përshin ky ambiente. Shembull tipik i kësaj banese (fig. 42) është ajo në Rr. P. Kokona Nr. 22. Volumi i kësaj banese është i thyer, duke qenë kati i sipërm, pjesërisht përdhes, më i madh mbasi ai shtrihet prapa. Në katin përdhe është ndërtuar në ballë stera e ujit, me marrje nga jashtë dhe pranë saj një katua i vogël.

Kati tjetër më i gjerë, ka të vendosur shtëpinë e zjarrit në pjesën përdhese, si gjithmonë në këtë lloj banese, ndërsa ndarë nga një rrugicë ndërlidhëse, përmbi saj është vendosur oda e miqve. Ambientet sanitare dhe një tjetër ndihmëse, në ndërlidhje me rrugicën, dalin anash volumit të thyer prizmatik të banesës.

Ndërtimi është i lidhur organikisht me truallin. Kjo lloj banese të kujton banesën fshatare të krahinave përreth Gjirokastrës dhe veçanërisht Labërisë. Përsa i përket kompozimit këto kanë afërsi, deri në identitet, por shkëputen në trajtimin arkitektonik. Përpos përhapjes në fshatin Shqiptar, kjo banesë ndeshet dhe në qytetet e ndërtuar në terrene të pjerrët si Berati, Kruja dhe Shkodra e vjetër. Në këta qytete kjo banesë nuk njohu ndonjë zhvillim të rëndësishëm, ndërsa në Gjirokastër ajo gjeti kushte të përshtatëshme duke u zhvilluar më tej. Një hap i rëndësishëm në këtë drejtim qe kalimi nga banesa dykatshe në atë trekatshe. Formohet kështu një njësi tipike kompozicionale, e cila bëhet elementi bazë i varianteve të zhvilluara. Në këtë banesë arrihet një diferencim i dallueshëm funksional sipas kateve, duke mbetur kati përdhe për ambientet ndihmës, kati i ndërmjemë për jetën e përditshme të familjes, ndërsa kati i sipërm, kryesisht për pritjen e miqve. Ky kat i fundit, në variantet e zhvilluara i shërben dhe mbarë familjes në stinët e ngrohta, duke qenë ambientet e tij me volume më të mëdha, për shkak se lartësia e tyre është 0.6-1,6 m. më e madhe se e katit nën të. Shembulli më i goditur dhe mjaft i rrallë i kësaj banese, është ajo (fig. 43) në Rr. R. Gozhita. Nr. 7. Banesa ka pranë saj, në lidhje të qartë funksionane me të dhe kamerienë, kompozim ky i rrallë. Banesa ka një hyrje të vetme në katin e parë ku të çojnë shkallë të jashtme guri, mbi një sistem qemerësh, nën të cilët janë ndërtuar radhazi, hyrja për në katua dhe vendi i marjes së ujit nga stera. Të dy katet e banuarë ndërlidhen me shkallë të brendshme, në secilin prej tyre janë ndërtuar nga dy ambiente, përveç atyre të shërbimit. Në këtë shembull banesa gjirokastrite arrin zhvillimin e plotë në lartësi, dhe njëkohësisht përcaktohen qartë funksionalisht ambientet e çdo kati.

Në karakterizimin e përgjithshëm, varianti përpendikluar shquan me karakterin e mbyllur të banesës që i jep asaj tipare të dalluara mbrojtëse, për kompozimin e thjeshtë dhe të ngjeshur me hedhje të theksuar në lartësi, si dhe për vendosjen karakteristike ndaj terrenit. Siç u përmend banesa dykatëshe e këtij varianti, njihet që prej shek. XIV, ndërsa banesa trekatshe duhet ti përkasë të paktën fillimit të shek. XVII.

II. Varianti me një krah përbën llojin më të përhapur të banesës gjirokastrite. Numëri optimal i ambienteve për një familje dhe mundësitë e mëdha që ka ky variant për tu lidhur me terrenin, për shkak të lëvizjeve të mëdha të masave volumore, e bëjnë këtë një nga përfaqësuesit më karakteristikë të banesës gjirokastrite. Ky variant ndërtohet përgjithësisht tre katsh, të përhapura janë dhe rastet kur ai ndërtohet me dy blloqe, njëri prej të cilëve tre dhe tjetri dykatsh, por nuk mungojnë dhe shembujt dykatëshe.

Nënvarianti i parë i banesës me një krah, dallohet për futjen e shkallëve brenda volumit të ndërtimit, duke krijuar kështu bllokun e ambienteve ndërlidhës me nëndivanin, divanin e poshtëm dhe atë të sipërmin. Shembull klasik i këtij nënvarianti është banesë (fig. 44) në Rr. A. Toro Nr. 20 e cila dallohet për kompaktësinë e madhe të kompozimit dhe trajtimin e goditur të pamjes kryesore. Nënvarianti i dytë, në dallim nga i pari është mjaft i përhapur. Ai shquan për skemën organike, që kompozohet thjeshtë. Dy njësitë bazë kompozicionale, që të kujtojnë menjëherë banesën përpendikulare trekatshe, vendosen normal njëri tjetrit, duke u takuar gjatë një qosheje. Përbri tyre, duke mbyllur volumin ndërtohen tre ambiente të tjerë, një për çdo kat, që nuk kanë komunikim të drejtpërdrejtë me ambientet ndërlidhës. Arrihet kështu në një skemë planimetrike që karakterizohet nga ndërlidhja intime ndërmjet ambienteve të çdo kati Si shembull tipik i kësaj zgjidhje mund të cilësohet banesa (fig. 45) në Rr. K. Bako Nr. 17. Në zhvillimin e mëtejshëm, ambientet që ndërtohen në takimin e të dy krahëve, zhvillohen plotësisht, duke marrë përmasat e zakonshme të ambienteve të banimit, me kompozimin e theksuar katërkëndësh kanddrejtë. Banesa (fig. 46) në Rr. M. Bakiri Nr. 45 ilustron mirë këtë zgjidhje. E ndërtuar më 1827, kjo banesë është e pajisur me kamerie ndërtuar si zakonisht në qoshen e takimit të dy krahëve. Si një realizim mjaft i goditur brenda kësaj zgjidhje, duhet konsideruar banesa (f. 47) në Rr. A. Frashëri Nr. 6 që paraqet një nga arritjet më të shënuara të banesës gjirokastrite. Banesa ka dy oborre, në të parin është ndërtuar odajashta. Kompozimi dallohet për lëvizjet e theksuara, të të tre blloqeve karakteristike, të cilët krijojnë tre pamje thuajse të barastrajtuara arkitektonisht. Megjithëkëtë, pamja kryesore shkëputet mirë nga dy të tjerat, sidomos me çardakun transparent dhe kamerienë elegante, ndërtuar jo si zakonisht përbri krahut të banesës. Ve-

çanti e kësaj banese është mbulimi me qemere cilindrike i mbarë katit përdhe, kompozimi i shkallëve, si dhe ornamentika e pasur në dru dhe me piktura murale si brenda ashtu dhe jashtë.

Nënvarianti i tretë, përfaqësohet nga një lloj banese mjaft karakteristike, ku ndihet sheshit ndikimi i terrenit në formulimin volumor të ndërtimit. Banesat e këtij lloji shquajnë për zhvillimin e pabarabartë në lartësi të dy blloqeve formuese. Njëri prej tyre është dykatësh ndërsa tjetri trekatsh. Pjesa trekatshe është ajo që i përket krahut ballor. Ky nënvariant shquan dhe për një veçanti tjetër të rëndësishme, atij i mungon blloku ndërlidhës, duke pasur shkallë të jashtme guri. Kjo banesë nuk është mjaft e përhapur. Si shembull tipik i këtij nënvarianti është banesa (fig. 48).

Varianti me dy krahë është një nga më karakteristikët e banesës Gjirokastrite, ku ajo gjen mundësit më të mëdha për një trajtim më të përpunuar dhe monumental, si dhe një organizim të brendshëm, që dallon në disa drejtime nga varianti paraardhës. Blloqet themelore kompozicionale dhe këtu janë ata që të kujtojnë menjëherë banesën përpendikulare trekatshe, por në dallime nga varianti me një krah, këto bashkohen ndërmjet tyre me bllokun ndërlidhës. Në dallim nga varianti me një krah, ku në mjaft raste ambientet e bllokut ndërlidhës kishin në një pjesë të sipërfaqes dhe funksione qëndrimi, në variantin me dy krahë vetëm kompozimi bën që variantet ndërlidhës të përshkohen nga rrvma të dëndura kalimi dhe rrjedhimisht të humbasin çdo funksion qëndrimi në sipërfaqe të caktuara. Por vetë zhvillimi i kësaj banese atë e ndeshim përgjithësisht trekatshe.

Banesat e variantit me dy krahë mund të grupohen në tre nënvariante, me dallime më fort sasiore se sa cilësore. Nënvarianti parë është mjaft i rrallë, skema e tij kompozicionale është e thjeshtë, dy blloqet anësore bashkohen ndërmjet tyre me atë ndërlidhës, ku zhvillohen shkallët, të cilat deri në katin e parë në disa shembuj dhe dublohen duke u ndërtuar jashtë dhe brenda volumit të banesës.

Banesa në Rr. M. Hebi Nr. 4 është një zgjidhje e rrallë (fig. 49) e këtij lloji. Dy njësitë themelore kompozicionale vendosen paralelisht, të lidhura me bllokun qëndror ndërlidhës. Terreni i pjerrët ka mundësuar zhvillimn e kateve të sipërme përtej atyre nën ta, veçanërisht e theksuar është kjo në katin e dytë. Zgjidhje e rrallë është dhe ndërtimi i dy palë shkallëve, të jashtme dhe të brendshme që sigurojnë ngjitjen në katin e ndërmjemë.

Nënvarianti i dytë përmbledh një numër të madh shembujsh. Në banesat e këtij lloji vërehet një zhvillim më i madh të planimetrisë, duke u ndërtuar pranë njërit bllok dhe një grup prej tre ambientesh, një për çdo kat. Vetkuptohet se në këto raste të dy krahët e banesës kanë shtrirje të pabarabartë në gjatësi. Shembull i kësaj zgjidhje është banesa (f. 50) në Rr. M. Bakiri Nr. 1 dhe te kjo banesë gjejmë dy palë shkallë gjer në katin e ndërmjemë. Shkallët për në katin e sipërm, zhvillohen mbi një sistem qemerësh, paralel me të, nga ana e jashtme ngrihet një sisem i dytë me tre qemerë të së njëjtës lartësi mbi të cilat zhvillohet kamerieja e zbuluar përbri çardakut në funksione të qarta ndërlidhëse. Nënvarianti i tretë, përmbledh banesat më të zhvilluara, jo vetëm të këtij varianti, por të mbarë banesës gjirokastrite. Në banesat e këtij llcji, në pjesën e prapme të kompozimit zhvillohen tre ambiente, duke dalë zakonisht në njërin krah në formë dhëmbëzimi. Në këtë zgjidhje pjesa qëndrore e banesës merr një zhvillim më të madh, ajo tashti theksohet më shumë në pamjen kryesore, duke marrë pjesë ndijshëm në formulimin e saj. Banesa (fig. 51) në Rr. T. Vaso Nr. 2 ilustron mirë këtë zgjidhje. Kompozimi i saj zhvillohet sipas kësaj skeme: bërthama qëndrore ndërlidhëse, që në katin e dytë përfundon me çardak, qarkohet nga tre anët me ambiente. Krahët anësorë, shtyhen përtej bërthamës qëndrore. Banesa ka dy hyrje, njërën në katin përdhe, tjetrën në katin e ndërmjemë, nëpërmjet shkallësh të jashtme. Çardaku i banesës është i bollshëm, por rrymat e kalimit nuk lejojnë ndërtimin e qoshqeve. Një i tillë i vogël është ndërtuar në krahun e majtë mbi kafazin e shkallëve. Brendësia e banesës shquan për ormamentikën e pasur në dru, ku veçanërisht të tërheq vëmendjen oda e miqve. Ajo ka në ballë qoshkun me tavan të veçantë dhe ndriçim të bollshëm nga dritaret e shumta vendosur në dy rreshta paralele në lartësi. Pjesa qëndrore relativisht mjafte e shtrirë ka bërë që në pamjen e jashtme kompozimi të mos ketë hedhdhjen e theksuar në lartësi, karakteristikë për banesën gjirokastrite.

Varanti me dy krahë, duke gjykuar nga programi gjen paralele me të gjitha shfaqjet e variantit me një krah. Këta dy variante, ku banesa gjirokastrite gjen shprehjen e saj më të plotë dhe më të përkryer, duket se janë ndërtuar njëkohësisht. Afa njihen të paktën që në fillim të shek. XVIII, por shtyrja më e lashtë, e formimit të tyre, mbetet një hipotezë mjaft e bazuar.

Banesa gjirokastrite ka zhvillim në kohë, duke filluar prej varianteve të thjeshta me një numër të pakët ambientesh, në ata të zhvilluarit me një numër më të madh ambientesh. Por dhe vetë këta am-

biente kanë zhvillimin e tyre në kohë. Ky zhvillim lidhet së pari me diferencimin klasor të popullsisë, dhe nuk mohon realizimet e mëparshme, të cilat vazhdojnë të jetojnë duke qenë të arritshme nga shtresat e varfëra. Sipas funksionit, ambientet e banesës gjirokastrite mund të ndahen në kryesore: shtëpia e zjarrit, ambientet e banimit dhe ai i pritjes, ata ndërlidhës: nëndivani, divani i poshtëm divani i sipërm dhe ambientet ndihmës: katojt, stere, qilari i zahiresë, ambienti i gatimit, ambientet sanitare dhe në raste të veçanta kameriete.

**Shtëpia e zjarrit.** Vendi i këtij ambienti në variantet e ndryshëm, të banesës gjirokastrite është i ndryshëm. Me kalimin nga variantet e thjeshtë në të zhvilluarit, shtëpia e zjarrit vjen gjithnjë duke humbur funksionet dhe rëndësinë e ambientit themelor që ka në variantin e thjeshtë. Kjo prirje atrofizimi e këtij ambienti lidhet me zhvillimin e familjes, që bie në një diferencim të dalluar ...ksioneve jetësore me një numër sa më të shumtë ambientesh. Së pari në variantet e zhvilluara, shtëpisë së zjarrit i hiqet funksioni i gatimit, krahas kësaj tashmë nuk kemi një ambient të veçëm ku kaloheshin të gjithë stinët, përkundrazi familja në stinët e ngrohta qëndron në «dimërore», ndërsa në stinën e ngrohtë në katin mbi të, në «odat e verës». Kështu shtëpia e zjarrit thuajse është çpërbërë krejtësisht. Megjithkëtë dhe në variantet e zhvilluar të banesës gjirokastrite, shpesh ndërtohet një ambient i vogël, zakonisht në pjesën fundore të saj, dimërorja, e cila tregon se ende shtëpia e zjarrit nuk kishte humbur përgjithmonë.

**Odat e banimit.** Numëri i tyre luhat sipas varianteve nga një deri më 6-7 të tilla, luhatje kjo që shpreh dhe diferencimin e theksuar klasor. Ndërmjet odave të banimit, shquan ajo për pritjen e miqve e cila dallohet për një trajtim mjaft të pasur dekorativ, përndryshe qoftë nga kompozimi apo elementet përbërëse arkitektonikë ajo ka paralele shumë të qarta me odat e tjera. Oda gjirokastrite, në kompozimin e saj, ndjek në vija të përgjithëshme të njëjtin koncept me atë të odës së banesës qytetare shqiptare, por ajo në disa drejtime bart karakteristika lokale që shprehen në proporcione më të zgjatura si dhe në trajtimin e elementëve arkitektonikë. Oda gjirokastrite (fig. 52) ndahet zakonisht në dy volume, në atë të kompleksit musandër-dhpato, si dhe në vetë odën. Kjo e fundit, në disa oda miqsh, deri aty rreth çerekut të parë të shek. XIX, diferencohet në dy pjesë, me tavane të veçantë, duke qenë ajo ballorja «qoshku» vendi i parapërlyer për qëndrim. Dritaret në odën gjirokastrite ndërtohen gjithmonë në pjesën ballore.

Ashtu si dhe në tipat e tjerë të banesave, oda gjirokastrite është e paisur me oxhakun, dollapë muri, kamare dhe sergjenë, që plotësojnë më së miri mungesë e orendive. Siç përmendëm oda e miqve, dallohet për një përpunim të pasur dekorativ. Në këtë ambient, që shquhet për një unitet të theksuar stilistik, ndeshim shprehje të ndryshme konceptesh artistike që pasojnë njëri tjetrin. Kështu në formulimin dekorativ të brendësisë së odës së mirë gjirokastrite dallojmë tre faza. Në fazën e parë shohim mbisundimin e dekoracionit me ngjyrë mbi elementët e drurit si dhe në brezin e sipërm të mureve, mbi sergjenet. Ky dekoracion paraqet vargëzime me tema floreale, ndërsa dekoracioni mural është kompozuar në formë panosh (f. 53) që përsërisin të njëjtën kompozim, gjithashtu me temë floreale. Ky formulim dekorativ vazhdon deri rreth çerekut të parë të shek. XIX. Në fazën e dytë vendin e dekoracionit të ngjyrosur e zenë gëdhëndjet dhe modelimi i elementëve të ndryshëm prej druri, ku mbisundojnë (f. 54) format e rregullta gjeometrike. Ky trajtim përfshin afërsisht periudhën prej viteve 1820-1850. Faza e tretë fillon rreth viteve 1840 (f. 55) kur çfaqen prirje të reja në trajtimin e odës së miqve. Së pari mbyllet dhipatoja me skelet druri, duke u lidhur kështu më organikisht ky kompleks me pjesën tjetër të odës. Dekori vjen e imtësohet, në shumë shembuj futen forma të lakuara dhe harku me tre qendra. Por krahas kësaj prirje kemi dhe atë tjetrën të thjeshtësimit të dekoracionit, e cila forcohet veçanërisht nga çereku i fundit i shek. XIX.

**Ambientet ndërlidhëse.** Hapësirat e nëndivanit, divanit të poshtëm dhe atij të sipërm kanë hyrë në banesën gjirokastrite që me krijimin e variantit të thjeshtë me një krah. Të tre këto ambiente, dy të parët gjithmonë të mbyllur, ndërsa i sipërmi deri aty rreth mesit të shekullit të kaluar i hapur, e pastaj i mbyllur, kanë funksione të qarta ndërlidhëse. Në volumin e tyre zhvillohen shkallët. Në banesat me divan të hapur shpesh, në ndërlidhje me këtë të fundit është rrafshi në formë terrace i kameriesë, një ndërtim karakteristik, veçanti e banesës gjirokastrite, por në lidhje të veçanta funksionale me banesën. Kamerieja njihet dhe në Berat dhe rrallë në Elbasan.

Kameriejetë janë të mbyllura (fig. 56) në funksionet e kullave përngjitur banesës dhe të hapura me qëllim që ti shtrojnë sipërfaqen divanit të sipërm, mjaft të coptuar nga rymat e dendura të kalimit.

**Katoi.** Është një prej ambienteve që ndjek bane-

sën gjirokastrite thuajse gjatë gjithë kohës së qënjes së saj. Vetëm aty nga fundi i shek. XIX ai bëhet anakronik dhe nuk ndërtohet më. Numëri i tyre luhat nga një deri në katër të tillë. Ky ambient ndërtohet gjithmonë në katin përdhe, në ndërlidhje në nëndivanin. Për vetë funksionet, jo të banimit, ai trajtohet mjaft thjeshtë.

**Stera.** Ndërtimi i sterave, dmth. i rezervuarëve të mëdhenj të ujit të shiut, brenda trupit të banesës, është një traditë e lashtë në Gjirokastër që njihet, të paktën, që në fillim të shek. XVII. Stera ndërtohet gjithmonë në katin përdhe, në pjesën më të thelluar të truallit. Ajo në plan ka formë katërkëndëshi kënddrejt dhe mbulohet gjithmonë me qemer cilindrik. Brenda suvatohet me llaç të papershkueshëm nga uji. Sterës nuk i mungon asnjëherë tubi i furnizimit, vendmarrja e ujit (fig. 57) tubi i shkarkimit të ujrave të tepërta, tubi i derdhjes së ujrave gjatë pastrimit dhe dritarja e pastrimit.

**Qilari i zahiresë.** Është një ambient karakteristik i banesave të zhvilluara gjirokastrite. Nevoja për depozitimin e një sërë produktesh ushqimore, lidhet me mënyrën e jetesës së asaj periudhe dhe natyrën ekonomike të qytetit. Qilari i zairesë ndërtohet zakonisht në katin e ndërmjemë, duke parapëlqyer vendosjen mbi steren e freskët. Ky ambient mbulohet thuajse gjithmonë me qemer cilindrik, ai është me përmasë të vogla dhe ka ndriçim të pakët.

Në karakterizimin e saj të përgjithshëm banesa gjirokastrite shquan për zhvillimin e saj në lartësi, në kompozim planimetrik ajo dallohet për skemat e thjeshta kompakte, gjithë duke pasur një liri të madhe veprimi e cila ka kushtëzuar një larmi të madhe formash. Të ben veçanërisht në sy thyerjet e theksuara në planimetri, të cilat në volum theksojnë më tepër kompozimin vertikal, duke rritur dinamizmin e tij. Koncepti i gjysmëkatit gjen një shtrirje të gjërë në këtë banesë, duke na dhënë shembuj të përkryer të lidhjes së goditur të ndërtimit me terrenin. Ajo që të bie tepër në sy, në variantet e ndryshme të banesës gjirokastrite, është prirja e theksuar tipizuese. Por ashtu siç tregojnë shembujt e shumtë të banesës gjirokastrite, të cilat kanë secila tipare dalluese, ky tipizim nuk ka tulatur shpirtin novator të ndërtuesit, por ka shërbyer si një bazament i sigurtë, tashmë i përvetësuar, mbi të cilin e reja mund të ngrihej vetëm duke provuar racionalitetin e saj.

Në dallim nga brendësia, me një trajtim të kujdesshëm, dhe shpesh të ngarkuar me dekoracione, pamja e jashtme e banesës gjirokastrite, duke përfshirë dhe periudhën klasike të saj, vitet 1800-1830, është (fig. 58) pak e përpunuar. Për vetë kompozimin e saj dhe vendosjen në truall përgjithësisht, kujdes i kushtohet vetëm pamjes kryesore, ndërsa në disa variante të zhvilluara, takohen dhe pamjet anësore të trajtuara. Ajo që të bën përshtypje në banesën gjirokastrite, është modelimi, kompozimi i hedhur, lëvizja e theksuar e volumeve dhe mbi të gjitha monumentaliteti, karakteri i ashpër, që e shquajnë atë menjëherë nga tipet e tjera të banesës shqiptare. Në pamjen e saj mbisundojnë masat e mbyllura të muturës, ndërsa çardaku dhe trajtimi i ballit të katit të dytë, mezi thyejnë ashpërsinë e saj (fig. 59) duke krijuar një kontrast të goditur me pjesën e poshtme të ndërtesës. Lehtësia dhe përpunimi i ballit të katit të dytë si dhe strehet e gjëra, që mbështeten plot elegancë mbi testeket piktoreske, pa humbur hijen e rëndë, i japin kompozimit një shpërthim të goditur, që vjen si rritje graduale prej katit përdhé thuajse të shurdhët. Në pamjen e jashtme detaji arkitektonik punon pak, elementet e veçantë, përgjithësisht, janë shkrirë bashkë duke dhënë secili për theksimin e karakterit monumental të pamjes së jashtme. Në disa shembuj veçanërisht gjatë periudhës klasike, gjejmë ballët e odave të miqve të dekoruara me panote karakteristike baroke (fig. 60) apo me dy figura luanësh, ndërsa më rrallë gjejmë skena gjahu apo luftimi (fig. 61) tipar ky që ndeshet shumë rrallë në qendra të tjera qytetare.

Një nga tiparet e rëndësishme të banesës gjirokastrite, përbën dhe karakteri mbrojtës i saj. Ky tipar nuk është i njëjtë në kohë. Atë e ndeshim në rritje deri në fundin e periudhës së lulëzimit, të saj, më pas fillon të bjerë në mënyrë të ndjeshme, duke u shuar krejtësisht rreth fundit të shek. XIX. Tipari i mbrojtjes shfaqet në karakterin e mbyllur të saj, banesa gjirokastrite është një banesë masive, ndërtuar me mure të forta, me hapësirë minimale kalimi dhe ndriçimi. Çardaku në variantet e zhvilluar nuk ligështon karakterin mbrojtës, për shkak të vendit në kompozim, si dhe mbylljen anash me mure. Por ajo që flet sheshit për karakterin mbrojtës të kësaj banese është frengjia (fig. 62) për pushkë. Kjo ndeshet në forma të ndryshme, duke synuar kryesisht të sigurojë portat, e hyrjes, si dhe hapësirat nga ku më lehtë mund të dhunohej banesa.

Banesa gjirokastrite bën pjesë në grupin e parë të banesës qytetare shqiptare krahas banesës tiranase, banesës me hajat dhe asaj me çardak. Ajo përbën tipin me realizime më të shënuara, duke u shkëputur ndjeshëm nga banesa tiranase dhe ajo me hapjet dhe duke u afruar më fort me banesën me çardak, e cila në variantet e zhvilluar paraqet arritje me vlera të rëndësishme.

Problemi i gjenezës së banesës gjirokastrite duhet shikuar duke pasur parasysh dy momente kryesore dhe pikërisht zhvillimin e saj në planin planimetriko-volumor dhe formulimin arkitektonik të saj, në të cilin një vend të rëndësishëm zë ai i brendësisë dhe veçanërisht i odës, si njësia themelore kompozicionale. Skeleti kompozicional i kësaj banese ka një rrugë të qartë zhvillimi, i cili vërtetohet mjaft bindshëm nga materiali faktik. Në rrugën e saj të zhvillimit, kjo banesë në trajtimin e saj arkitektonik dhe veçanërisht në atë të brendisë u pasurua me realizime të cilat duhen parë në një kontekst më të gjërë, hapësinor dhe kohor, i cili i kalon kufijt tanë etnikë. Pra banesa gjirokastrite është një realizim që gjithë duke qenë në themelin e saj një krijimtari origjinale siç provon zhvillimi logjik kompozicional i saj, ajo përvetëson organikisht mjaft realizime, sidomos përsa i përket trajtimit të brendisë në variantet e zhvilluara.

Tipologjia e banesës qytetare shqiptare në shqyrtim, përmbledh shumicën dërrmuese të banesave të ngritura në qytetet tanë, por natyrisht që jashtë saj kanë qenë ndërtuar dhe mjaft banesa që gjithë duke qenë improvizime, kanë ruajtur në thelbin e tyre tipare që në mos drejtpërdrejt, tërthorazi i lidhin me tipat e lartëpërmendur.

Tipologjia e banesës qytetare shqiptare, të kësaj peirudhe, flet qartë për peshën e faktorit ndryshueshmëri, në binomin ndryshueshmëri-njësi. Por me kalimin e kohës, prirje e përgjithshme është ajo e forcimit të faktorit të dytë. Kjo duket më qartë po të krahasojmë një herë variantet e thjeshta të çdo tipi, ndërmjet tyre dhe pastaj variantet e zhvilluara. Jashtë kompozimit planimetriko-volumor, faktori njëri shfaqet më me forcë në trajtimin e shtëpisë së zjarrit dhe veçanërisht të odës, njësinë bazë kompozicionale. Odat e banesës qytetare kanë afërsi të dallueshme deri në indentitet, përsa i përket kompozimit, ndërsa dallimet shfaqen lidhur me repertonin e ornamentikës, natyrisht duke pasur dhe në këtë fushë mjaft gjëra të përbashkëta. Paralele të shënuara, ndërmjet të katër tipave tradicionale të banesës, ndeshen dhe në elementë të veçantë arkitektonikë dhe konstruktivë, si dhe në teknikën e ndërtimit.

Banesa qytetare shqiptare, natyrisht që nuk është një dukuri e izoluar brenda etnosit tonë, i cili ka qenë në mardhënje me popujt e tjerë. Prandaj dhe banesa shqiptare ka marrë dhe ka dhënë në raport me banesën e popujve të tjerë. Duke konsideruar tipologjinë e grupit të parë të banesës qytetare shqiptare, banesa tiranase përbën një realizim që mbetet pa paralele, përkundrazi banesa shqiptare me hajat dhe ajo me çardak, megjithë e veçantitë e saj, tipologjikisht është e përhapur në mbarë Ballkanin dhe Turqinë Aziatike. Banesa gjirokastrite, gjithashtu duhet konsideruar si një realizim me shtrirje të kufizuar.

Pohimet e mësipërme i përkasin kompozimit planimetriko-volumor, ndërsa përsa i përket brendisë dhe veçanërisht trajtimit estetik këto tipe jetojnë në një rreth relativisht të gjerë marrëdhënjesh. Sidoqoftë mungesa e studimeve lidhur me këto çështje e bëjnë të vështirë dhënjen e gjykimeve të bazuara.

RIKONSTRUKSION I BANESËS
NË RR. ALI PASH GUCIA NR. 14

RIKONSTRUKSION I BANESËS
NË RR. TEFTA TASHKO NR. 14







KATI PERDHE



KATI PERDHE



KATI PARE



KATI PARE



Fig. 4

Fig.3

Fig. 5

**BANESË NË RRUGËN VILDAN LUARASI NR. 22**









KATI PERDHE



KATI PARE

**SHTËPI MIQSH**
**RR. H. TAHSIN NR. 40**

Fig. 6












**BANESË NË RR. BRIGADA I XV NR. 34 ELBASAN**






Fig. 11

**BANESË NË TIRANË RR. VLLAZËN HUTA NR 65**






Fig. 12

Fig. 13

BANESË RR. A. ARAPI NR. 9












Fig. 14

MUZEU ETNOGRAFIK KAVAJË








BANESË NË BERAT RR. G. KARAKASHI NR. 16













Fig. 20

Fig. 21








FIG. 23






BANESE RR. Karavane Shkodër

FIG 22

0 2 4M.

Fig. 24

BANESË RR. GAQO KARAKOSHI NR. 15 BERAT










MUZEU ETNOGRAFIK
Krujë
0
1
2
3 M


KATI I PARE
KATI PERDHE
0
2
4
6
8 M



Fig. 26



Fig. 27



BANESE *Rr. Enver Hoxha* NR. 2

FIG. 28







Fig. 29

BANESË RR. S. BANDILLI NR. 13 BERAT







Fig. 30

BANESË RR. REPUBLIKA ŃR. 9 BERAT





KATI PERDHE



KATI I PARE

Fig. 43

**BANESË RR. R. GOZHITA NR 7**
**GJIROKASTËR**



KATI PERDHE



PAMJE KRYESORE



KATI I PARE



KATI I DYTE

0 1 2 3 4 5M.

Fig. 44

BANESA Rr. A. Toro NR 20
Gjirokastër



PAMJE ANESORE



PAMJE KRYESORE



KATI PERDHE



KATI I PARE



KATI I DYTE



Fig. 45







BANESE Rr. R. Bozo
GJIROKASTER






Fig. 46

**BANESË RR. M. BAKIRI NR. 4**
**GJIROKASTËR**





BANESË RR. M. BAKIRI NR. 4
GJIROKASTËR



KATI PERDHE



KATI I PARE




KATI I DYTE

fig 47

BANESE Rr. A. Frashëri NR. 6
Gjirokastër



KATI I DYTE



KATI I PARE




PRERJA

Fig. 48

**BANESË RR. P. XHIXHO NR 15**
**GJIROKASTËR**












Fig. 49

**BANESË RR. M. HEBI NR. 4**
**GJIROKASTËR**



KATI PERDHE



PAMJE KRYESORE



KATI I PARË




KATI I DYTE

Fig. 50

**BANESË RR. M. BAKIRI ÑR 1**
**GJIROKASTËR**



PAMJE KRYESORE




KATI PERDHE

fig 50



KATI I PARE



KATI I DYTE

FIG 51

BANESE R. Z. Vasi NR 2
Gjirokastër



PAMJE KRYESORE



KATI PERDHE




KATI I PARE



Faqja "A

FIG 52





Faqja "B.

Faqja "D.

ODA E MIRE NE MUZEUN ETNOGRAFIK




Faqja "C.





FIG 54


ODA E MIRE
BANESE Rr. T. Vasi NR 2
Gjirokastër
Faqja "B"


Faqja "A"

0
1M.


Faqja "C"


Faqja "D"


A
B
C
D

FIG 55

BANESE Rr. M. Reso NR 17
Gjirokastër

ODA E MIRE



Faqja "B."



Faqja "C."



Faqja "A."








0 1

# ZHVILLIMI URBANISTIK I QYTETIT MESJETAR (SHEK. XV-XIX)

Pushtimi turk, pati pasoja në zhvillimin dhe karakterin e qytetit shqiptar, i cili në prag të tij kishte arritur në një shkallë të rëndësishme zhvillimi. Krijimi i lagjeve të banuara, pranë kalave, që përgjithësisht rrethonin qytetet, kohë përpara pushtimit turk, shënonte fillimin e lindjes së qytetit të hapur. Qëndresa këmbëngulëse shqiptare karshi pushtuesve turq që u shoqërua me fushatat shkatërimtare të tyre, cënoi rëndë qytetet shqiptare. Masakrimi dhe emigrimi i popullsisë qytetare, ndërprerja e lidhjeve të vjetra me Europën Perëndimore, varfërimi dhe rrënimi i përgjithshëm i vendit, i dhanë një goditje mjaft të rëndë qytetit shqiptar të kohës. Qytete dhe keshtjella të lulëzuara si Drishti, Deja e Shurdhahu u shkatërruan krejtësisht, ndërsa qytete të mëdha si Shkodra, Lezha. Kruja, Durrësi, Berati Vlora etj. u dëmtuan rëndë. duke u kthyer mjaft prej tyre në pika të fortifikuara ku u vendosën garnizone ushtarake të pushtuesve. Me pushtimin turk dhe vendosjen e regjimit feudal ushtarak, vendin e qyteteve të lira sipas sistemit veneto-bizantin, të mbështetur në kushtetutat qytetare dhe në këshilla bashkiake, e zunë qendrat ushtarake-administrative, të ardhurat e të cilave përfshiheshin në përgjithësi në haset e Sulltanit dhe të sanxhakbeut. Ndryshe nga emërtimet e mëparshme të qendrave qytetare, civitas, castrum, urbs etj. administrata otomane i cilësoi qytetet me emërtimet shehër dhe kasaba.

Gjatë shek. XV dhe deri aty nga fillimi i shek. XVI qytetet shqiptare ishin reduktuar në qendra të vogla, që kryenin dhe funksionet e tregjeve lokale. Gjatë kësaj periudhe e vetmja veprimtari ndërtimore, me rëndësi, lidhet me ngritjen e një numri faltoresh islame, në kapërcyellin e shek. të XV në Korçë, Berat dhe Vlorë. Këto ndërtime dhe të tjera të këtij lloji, në shekujt e mëvonshëh do të luajnë një rol të rëndësishëm në karakterin urbanistik të qytetit, veçanërisht të atyre ndërtuar në terrene të rrafshët.

Shek. XVI shënoi një rritje të përgjithshme të qendrave qytetare, të cilat shtohen numerikisht, për pasojë të popullimit me banorë të rinj të ardhur nga fshati. Banorët e rinj, që u strehuan nëpër qytete, ishin kryesisht zejtarë, ata largoheshin nga fshati për ti shpëtuar shfrytëzimit të rëndë, duke shpresuar një jetë më të mirë në qytet. Mbisundimi i karakterit natyror në ekonominë fshatare është ende një pengesë serioze në rritjen e qyteteve si qendra të mirëfillta zejtarë dhe shkëmbimi. Megjithatë rritja e qendrave qytetare veçanërisht nga fundi i shek. XVI ishte e dukshme.

Zhvillimi i qytetit në këtë kohë lidhet me një veprimtari të madhe ndërtimore, ku bie veçanërisht në sy ndërtimi i banesave në lagjet e jashtme, varoshet. Aktivizimi i zejtarisë, i dha hov tregjeve lokale dhe si pasojë e këtij, zhvillimi, përbri sheshevе të hapura për shitjen e produkteve bujqësore fillojnë të ndërtohen ansamble dyqanesh sipas zejeve. Një veprimtari e rëndësishme ndërtimore. kryhet gjatë këtij shekulli për ndërtimin e xhamive, mesxhiteve, teqeve, etj., të cilat lidheshin me përhapjen e ideologjisë fetare të pushtuesve, e cila qe veçanërisht intensive në qytet, lidhur me synimin e pushtuesve për islamizimin e qytetarëve. Pas përfundimit të traktatit të paqes në Republikën e Venetikut më 1502, udhëheqja e klasës feudale osmane, lidhi marëdhënje tregëtare me Perëndimin. Tepëricat e prodhimeve bujqësore dhe blegtorale të feudalëve, që nuk i konsumonin dot qytetet përbënin artikujt kryesorë të eksportit. Fuqizimi ekonomik i qyteteve lidhej me interesat e shtetit osman për të nxjerrë sa më shumë të ardhura në dobi të vet.

Shekulli i XVII përbën një etapë me rëndësi në zhvillimin e qytetit shqiptar, i cili hyn në rrugën e rritjes dhe forcimit ekonomik. Rritja e bujshme demografike, shtimi i numrit të zejeve që ushtroheshin në qendrat qytetare, prunë një rritje të madhe të veprimtarisë ndërtimore në qytet. Të dhënat e rëndësishme, të udhëtarit Evlia Çelebiu, i përkasin pikërisht këtij shekulli. Nga pasqyra që jep ai, megjithëse në shifra të zmadhuara, kuptohet qartë se qyteti shqiptar i kohës kishte pësuar një rritje të konsiderueshme. Shtrirja e tij, në disa qendra të rëndësishme si Berati, Gjirokastra, Elbasani etj. kishte arritur thuajse atë, që u ruajt pak a shumë dhe gjatë shekujve XVIII-XIX, natyrisht me një dëndësi më të madhe ndërtimesh. Pra qyteti kishte marrë fizionominë urbanistike që u ruajt në tiparet thelbësore dhe në shekujt pasues, duke qënë urbanistika për vetë natyrën e saj elementi me konserator, në krahasim me arkitekturën e ndërtimeve qytetare dhe veçanërisht banesës, si elementi mbisundues i tyre. Gjatë këtij shekulli pazaret shndrrohen në qendra të mirëfillta jo vetëm shkëmbimi por edhe prodhimi ata rriten duke u pasuruar me ndërtimin e dyqaneve-punishte dhe dyqaneve për shitje, që formojnë ansamble të mëdhenj në bazë mjeshtërie, kompozuar në shtrirjen karakteristike në formë

vargu, përkundrejt njëri tjetrit në dy rreshta. Krahas dyqaneve përdhes, ndërtohen edhe ata me dy kate. Pazaret e qyteteve kryesore pajisen gjatë shek. XVII, me kulla të larta, në të cilat vendosen orë me këmbanë.

Gjatë këtij shekulli krahas largimit nga fshati për në qytet, të shumë fshatarëve zejtarë dhe bujq, këtë rrugë filluan ta ndjekin dhe një numër feudalësh të shtresave të ndryshme.

Fuqizimi ekonomik i qytetit i dha shkak thellimit të diferencimit klasor, i cili pëson gjatë kësaj periudhe një rritje të shënuar, duke i dhënë shkas diferencimit të varianteve të banesave, si dhe shkëputjes përherë e më dallues të lagjeve të shtresave të pasura nga ato të atyre të varfëra. Pazari si qendër prodhimi dhe shkëmbimi, shkëputet nga ajo e banuara, duke zenë, sipas qendrave, pozita të ndryshme karshi lagjeve të banuara. Lagjet brenda mureve rrethues, ku vazhdon të qëndrojë administrata, akoma ruajnë një pozitë me rëndësi në qytet, megjithë rritjen e madhe të pjesës së hapur të qytetit.

Shekulli i XVIII shënon periudhën e lulëzimit të përgjithshëm të ekonomisë feudale në vendin tonë e cila shprehej në sistemin e esnafëve. Rritja e rolit ekonomik të qyteteve pruri në mënyrë të natyrshme krijimin e tregjeve të mëdha me karakter ndërkrahinor. Ky proçes i rëndësishëm i rritjes së qytetit shqiptar në përgjithësi u pasqyrua me zgjerimin teritorial të disa qendrave, por kryesisht me dendësimin e ndërtimit të banesave në lagjet egzistuese. Në siluetën e qytetit të kohës fillon të spikasë dëndur krahas faltoreve dhe kulla e sahatit, si një ndërtim monumental, që së bashku me ndërtimet e tjera të kultit mysliman dhe ato shoqërore si banjat publike, medreset etj. thekson dhe pasuron më shumë qendrën e qytetit, ku ato zakonisht ndërtohen. Por edhe çdo lagje e banuar, tashmë kishte zakonisht një qendër të vetëm, në të cilin ndëtohej xhamia e shoqëruar shpesh me hamam dhe çesmë.

Shtresat e pasura, të pasuruara në saje të shfrytëzimit të punës së zejtarëve të thjeshtë, si dhe të të ardhurave nga renta e tokës, në kushtet e shthurjes të feudalizmit ushtarak në fshat, ndërtojnë banesa të mëdha, duke arritur në variantet më të zhvilluara të tipologjisë së banesës qytetare të kohës. Rritja e volumit të shkëmbimit të mallrave i dha shkas rritjes së ndërtimit të mjaft haneve, të cilët përgjithësisht ndërtoheshin pranë pazarit të qytetit.

Shekulli i XIX shënon një rritje të mëtejshme të qytetit shqiptar. Gjatë kësaj kohe me rënjën dhe shkatërimin e esnafëve, sidomos gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, u shfaqën format e para të mënyrës kapitaliste të prodhimit. Po në këtë periudhë, si rezultat i forcimit të lidhjeve ekonomike midis krahinave, sistemet e mëparshme ndërkrahinore fillojnë të shkrihen për të formuar tregun kombëtar.

Në urbanistikën e qyteteve tanë gjatë këtij shekulli vërehet një ecuri e pabarabartë, e cila kushtëzohej nga shkallët e ndryshme të zhvillmit ekonomik dhe karakteristikat e veçanta të qendrave qytetare. Kështu Gjirokastra, Berati, Elbasani, në përgjithësi, nuk ndryshojnë shumë në tiparet e tyre urbanistike, të kristalizuara një shekull më parë. Përkundrazi Shkodra, gjatë këtij shekulli, njohu një proçes të theksuar zgjerimi, në zonën ku shtrihet sot, duke iu larguar kalasë, e cila nga mesi i këtij shekulli humb përfundimisht çdo funksion, me largimin prej saj të administratës më 1865. Rritje të bujshme pati dhe Korça, qendër tipike zejtaro-tregëtare. Por në dallim nga Shkodra, e cila në lagjet e reja ruajti konceptin urbanistik mesjetar, pra zhvillimi i lagjeve të banuara nuk u paraprí nga një projekt, në Korçë zgjerimi i qytetit u krye sipas një plani, duke u shkëputur kështu plotësisht nga tradita e mëparshme. Vetkuptohet se veprimtaria ndërtimore, veçanërsht në Shkodër dhe Korçë, është mjaft e dendur, ajo ka intensitet të madh në Berat, sidomos gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, ndërsa është më e pakët në Elbasan, Gjirokastër, Tiranë e gjetkë. Gjatë këtij shekulli, veçanërisht gjatë gjysmës së dytë të tij, një veprimtari e dendur ndërtimore përfshin komplekset e pazareve, për shkak të rritjes së prodhimit dhe shkëmbimit. Shpesh shkas për ritrajtime të ansableve të pazareve, qenë dhe zjarret e shumtë, që dendur rrafshonin një numër të madh dyqansh.

*

* *

Qyteti i vonë mesjetar shqiptar me një histori të pasur zhvillimi në kohë, mori tiparet themelore urbanistike, aty nga gjysma e dytë e shek. të XVII, duke zgjidhur konkretisht çështjet më kryesore si atë të shtrirjes së tij, vendosjes së qendrës zejtare-tregëtare qendrës së qytetit, rrjetit rugor etj. Në shekujt e mvonshëm, deri aty rreth fillimit të shek. XX, kjo skemë, u ruajt e pa prekur në arritjet e saja kryesore.

Realizimet e rëndësishme urbanistike për kohën, që arriti qyteti i vonë mesjetar shqiptar, dëshmojnë qartë për familjarizimin e ndërtuesve me një sërë konceptesh urbanistike, të cilat në mungesë të

një planifikimi të mirëfillët, kanë qenë mbështetje për këtë veprimtari të rëndësishme ndërtimore. Këto koncepte bazë udhëheqëse, kanë gjetur një zbatim deri diku të larmë në qendra të ndryshme, në përputhje me rrethanat e dhëna, duke arritur në realizime që gjithë duke qëndruar pranë përsa i përket tipareve thelbësore, shfaqin dhe karakteristika të veçanta. Kompozimi i njësive themelore kompozicionale, vendosja e ndërtimeve, rrjeti rrugor etj, tregojnë qartë për kritere të qarta ndërtimore. Kompozimi disi e lirë, i lagjeve të banuara, veçanërisht në qytetet mbi troje të rrafshët, ku spikat një far spontaniteti, është vazhdim i këtij tipari të rëndësishëm të qytetit mesjetar. Lidhur me drejtimin dhe zgjidhjen e problemeve të ndryshme urbanistike, që në shek. XVII, përmëndet në qytetet tanë një funksionar i posaçëm «agai i ndërtimeve». Njësitë themelore kompozicionale të qytetit të vonë mesjetar shqiptar janë qendra zejtaro-tregëtare dhe ajo e banuar. Qendra e qytetit, në përgjithësi nuk është një njësi e spikatur qartë, ajo në shumicën e rasteve nuk përputhet me qendrën administrative, e cila deri vonë nga mesi i shek. XIX, në qytetet me lagje brenda mureve rrethues, mbeti pikërisht aty, duke qenë më e sigurtë. Përgjithësisht qendra e qytetit qendron pranë apo shkrihet me qëndrën zejtaro-tregëtare. Ajo spikat kryesisht për ndërtimet e kultit, kullën e sahatit, ndërtimet shoqërore si hamame, medrese, etj. Ndërtimet administrative në përgjithësi janë të pakta dhe shfaqen më shumë gjatë shek. XIX.

Pazari, qendra ekonomike e qytetit, ku kryhej prodhimi dhe shitja e mallrave, si kompleks ndërtimor është rezultat i zhvillimit të mëtejshëm të pazeve të hapura të shek. XV-XVI. Komplekset e pazareve, gjatë shumë shekujsh deri aty rreth mesit të shek. XX, nuk përjashtuan pazaret e hapura. Këto ishin troje të veçantë, zakonisht pranë pazarit, në të cilët, në ditë të caktuara, fshatarët e zonave përreth shisnin kryesisht prodhime bujqësore dhe blegtorale.

Nga ana urbanistike pazaret kanë ruajtur të njëjtat tipare gjatë disa shekujve. Karakteristika thelbësore e tyre, ishte shtrirja e kompozimit në gjatësi, duke u vendosur dyqanet në vargje të ngjeshur, përballë njëri tjetrit. Ndërmjet tyre shtrihej rruga, pjesërisht mbuluar nga strehët e gjërë të dyqaneve, në të cilën lëviznin blerësit duke zgjedhur mallin e ekspozuar në ballin e dyqanit dhe madje pjesërisht nën strehë. Ashtu si në mbarë Perandorinë Otomane dyqanet grupohesin sipas zejeve, duke krijuar njësi të veçanta brenda ansamblit të pazarit. Krahas dyqaneve, në ansamblet e pazareve ndërtoheshin bezistene (pazare të mbyllur) dhe hane.

Lagjet e banuara, përbëjnë njësi të veçanta, të lidhura në mënyra të ndryshme me njëra tjetrën, por gjithmonë të shkëputura qartazi nga qendra e banuar. Në dinamikën e rritjes së qyteteve, veçanërisht me lindjen e varoshve, kriteri kryesor udhëheqës lidhur me zgjedhjen e truallit për ndërtimin e një lagjeje të re, ka qënë ai i sigurimit. Për këtë arsye, lagjet e para ndërtohen pranë kalasë, megjithëse shpesh trualli nuk ishte i përshtatshëm. Me zgjerimin dhe fuqizimin e qyteteve dhe rritjen e sigurisë, faktorë të tjerë si orientimi, lloji i truallit drejtimi i erërave, mundësia e sigurimit të ujit etj. filluan të luajnë një rol me rëndësi në drejtimin e shtrirjes së zgjerimit të qyteteve. Përparësia që deri vonë në shek. e XIX, iu dha sigurimit të lagjes së banuar shihet qartë në jetën e gjatë dhe intensive që patën lagjet e banuara brenda kalasë.

Në qytetet e fortikuar dhe me lindjen e varoshit, lagjja brenda mureve rrethues ze një pozitë të veçantë, aty zakonisht, ngrihen banesat e funksionarëve të lartë, madje qëndron dhe administrata. Lagjet e banuara jashtë kalasë përgjithësisht ndahen nga njera tjetra me kufij natyrorë, ose rrugë kryesore. Ato, përgjithësisht, sidomos në qytetet mbi rrafshe, nuk shkëputen nga njëra tjetra. Përkundrazi në qytetet mbi troje të aksidentuar, lagjet zakonisht qëndrojnë si njësi të veçanta, deri diku të shkëpura nga njera tjetra, por gjithmonë të lidhura ndërmjet tyre me rrugë, Banesat, përbëjnë ndërtimin kryesor të lagjeve të banuara, por në to nuk mungojnë dhe ndërtimet e kultit dhe më rrallë ato ato shoqërore. Për vetë vendin në kompozim dhe formulimin arkitektonik të tyre, ato nuk luajnë ndonjë rol të rëndësishëm. Në përgjithësi lagjet qendrore kanë një dendësi më të madhe ndërtimesh në dallim nga ato periferikët, ku ndërtimet më të thjeshta shtrihen më gjerë.

Qyteti mesjetar mund të klasifikohet sipas disa kriteresh, ndër ta në rastin tonë më të qënësishmit janë dy. Kriteri i parë lidhet me pasjen ose jo në zanafillë të qendrës qytetare, fortifikimin, ndërsa i dyti lidhet me natyën e terrenit, të pjerrët apo të rrafshët, mbi të cilin ngrihet qendra e banuar.

Lidhur me kriterin e parë, ndër qytetet, që kanë pasur si zanafillë kalatë mund të përmenden: Berati, Shkodra, Kruja, Elbasani, Gjirokastra, etj. Qytet që nuk kanë lidhje me fortifikimet mund të përmëden: Tirana, Kavaja, Voskopoja, Korça etj. Qytetet e para janë më të shumtit dhe njëherazi më të lashtët dhe më të zhvilluarit. Fillimisht, qyteti i lidhur me fortifikimin ishte një qendër e mbyllur e

rrethuar me mure mbrojtëse. Me lindjen e varoshit filloi procesi i shtrirjes së qendrës së banuar dhe jashtë fortifikimit. Raporti sasior ndërmjet qendrës së fortifikuar dhe asaj të hapur, luhat ndjeshëm në kohë, në favor të së dytës. Në shek. XIX qendra e banuar brenda mureve rrethues ose shuhet si në Shkodër dhe Gjirokastër, ose mbetet si njësi e vogël në raport me pjesën e hapur të qytetit, si në Berat, Krujë, Elbasan etj.

Lidhur me natyrën e terrenit mbi të cilën ngrihen qendrat qytetare, dallohen ato mbi terrene të pjerrëta dhe përgjithësisht të aksidentuara si Beti, Shkodra e vjetër, Kruja, Gjirokastra etj., si dhe ato mbi terrene të rrafshta, si Shkodra e sotme, Elbasani, Tirana, Kavaja, Korça etj. Në disa raste në të njëjtën qendër ndeshen lagje mbi troje të rrafshta dhe të tjera mbi troje të aksidentuara, si në Berat, Shkodër etj. Zakonisht, qendrat që lidhen me fortifikimet, me histori tepër të lashtë ngrihen mbi terrene të aksidentuar për arsyen e kuptueshme se ndërtimet mbrojtëse parapëlqenin vende lehtësisht të mbrojtshme. Qendrat qytetare në terrene të rafshët në shumicën e tyre lindur si pasojë e kalimit gradual nga qendra fshatare në qendër qytetare, si pasojë e zhvillimit të natyrshëm ekonomiko-shoqëror.

Në karakterizimin e përgjithshëm urbanistik, të qytetit të vonë mesjetar shqiptar, në radhë të parë vinë në konsideratë tiparet e ansambleve, lidhur me ngritjen e tyre mbi troje të aksidentuar, apo të rrafshët. Terrenet e aksidentuara mbi të cilët ngrihen mjaft qytete shqiptar, përfshijnë reliefe të ndryshme, që nga trojet e pjerrët, kurrizet kodrinore, lartësitë kodrinore, luginëzat etj. Terreni i aksidentuar ka ndikuar shumë në karakterin e ansambleve arkitektonik, që ngrihen mbi të dhe rrjedhimisht në mbarë karakterin e qendrës, së bashku. Ansamblet mbi terrene të aksidentuar, kanë orientimin e detyruar, kështu kur ato ngrihen, mbi pjerrësi, të gjitha ndërtimet i vishen faqes shkëmbore, duke krijuar ansamble organike. Kompaktësia e ndërtimeve shquan përgjithësisht, ansamblet e këtyre qendrave, për vetë faktin se ngushtica e truallin përbën një problem me rëndësi. Lidhur me karakterin e truallit, ndërtimet vendosen në formë vargu si lagjen Mangalem të Beratit (fig. 1), ose kanë një shtrirje më të lirë si në disa lagje të Gjirokastrës (fig. 2). Në rastin e parë banesa del drejtpërdrejt në rrugë duke marrë pjesë aktivisht (fig. 3) në formulimin e saj. Në këto ansamble, mbi sundon përspektiva e kufizuar, për shkak të terrenit të cilin ndjekin ndërtimet. Në dallim nga kompaktësia e madhe e ansambleve mbi terrene të pjerrët, ata mbi kurrize kodrinore, shquajnë për karakterin e theksuar dinamik, ndërsa nuk mungojnë dhe vendosjet mjaft piktorske e të lira në kodërza, apo troje me relief të valëzuar. Në të gjitha rastet kalimi nëpër këto lagje të lë gjurmë, me larminë e madhe të zgjidhjeve volumore dhe kompozimet e veçanta, brenda unitetit të përgjithshëm të trajtimit. Lidhja e përsosur me terrenin e rrit monumentalitetin këtyre ansambleve. Terreni ka kushtëzuar ndërtimn e banesës, dy madje tre katësh, e cila për vetë kompozimin vertikal dhe vendosjen në formë shkallësh është elementi ndërtimor mbisundues në krejt formulimin arkitektonik. Ndërtimet e kultit humbasin në këto ansamble, duke u shkrirë në masën dinamike e të zhdërvjelltë të banesave (fig. 1).

Një karakter tjetër kanë qendrat qytetare, apo lagjet të veçanta, ngritur me terren të sheshtë. Në këto qendra krahas ndërtimeve relativisht të rralla si në Shkodër, Tiranë, lagjen Murat Çelebi të Beratit etj, ndeshen dhe ndërtime më të dendura si në lagjet e vjetra të Korçës, në pjesën qendrore të qytetit të Shkodrës etj. Shkaku për këtë dukuri duhet kërkuar në dy faktorë, së pari në gjëndjen ekonomike të shtresave që banonin në këto lagje, e cila ndikonte në mundësinë për të zotëruar troje, atëherë mjaft të kushtueshëm, së dyti në natyrën ekonomike të qytetit, lidhur me peshën e ekonomisë bujqësore karshi zejtarisë. Në qendrat e para banesat qarkohen nga troje të mëdhenj, rrethuar me mure të lartë. Rrugët, plot dredhime janë të varfëra, portat e mëdha e aq më pak muret rrethuese nuk thyejnë dot një far uniformiteti që vihet re. Banesa shumë rrallë merr pjesë në formulimin e rrugës, por edhe në këto raste ajo i tregon asaj shpinën apo njerin ball anësor, të dy pa asnjë përpunim të kujdesshëm arkitektonik. Gjelbërimi i dendur shpesh mbulon krejt banesën. Qetësia kompozicionale këtu thyhet vetëm nga ndërtimet e kultit mysliman, të cilat për vetë kompozimin e theksuar horizontal dhe tepër të shtrirë të ansambleve marrin një vlerë të madhe. Ato zakonisht ndërtohen në sheshe, duke bërë me të përcaktueshme efektin e volumeve të tyre dinamikë.

Ndryshe është karakteri i ndërtimeve relativisht të dëndura në troje të rrafshët, siç tregon mirë shembulli i qendrës historike të qytetit të Korçës. Këtu banesa del shpesh në rrugë me njerën apo dy pamje të përpunuara, muret rethuese, mbyllin hapësirat e vogla dhe thyhen mirë nga portat e jashtme. Perspektiva e kufizuar, larmia dhe pasuria e elementeve arkitektonik të banesës që theksohet nga efektet e dritëhijes, i bëjnë mjaft pikto-

reske dhe tërheqëse këta ansamble.

Thellimi i diferencimit klasor në qytet, i cili rritet proporcionalisht me fuqizimin ekonomik të këtyre qendrave, pasqyrohet qartë dhe në dallimet ndërmjet lagjeve. Shtresat e pasura të popullsisë, ndërtojnë në zonat më të mira. Për sa kohë çështja e sigurimit nga sulmet, apo turbullirat eventuale ishte në rend të ditës, shtresat e pasura ndërtojnë brenda mureve rrethuese të qytetit, duke zgjedhur dhe këto trojet më të mira. Me fuqizimin e procesit të rritjes së qytetit të hapur, shtresat e pasura ngrenë banesat e tyre në lagjet më të favorshme për ndërtim, zakonisht në zonat e rrafshta, apo me pak pjerrësi, duke rrethuar banesat e mëdha, me oborre e kopshte të gjerë. Shtresat e mesme dhe të varfëra të popullsisë ndërtonin në zonat më të vështira, mbi troje të vegjël, me ndërtime përngjitur me ndriçim të pakët dhe shpesh indirekt, apo nëpërmjet baxhove. Shembull tipik i këtij diferencimi të qartë, është qyteti i Beratit, ku masa e zejtarëve banonte në lagjet që i qepeshin shkëmbit të kalasë apo Malit të Goricës, ndërsa shtresat e pasura të feudalëve, ndërtonin në qendër, apo në lagjen Murat Çelebi, në rrafshin perëndimor të qytetit. Shtresat më të përbuzura të popullsisë ishin të detyruara të jetonin në periferi të qytetit në lagje të ndërtuara pa asnjë kriter urbanistik dhe higjenik.

Dasitë fetare gjithashtu janë pasqyruar qartë dhe në qytetin e vonë mesjetar, duke pasur një ndarje të dalluar të lagjeve sipas feve. Popullsia që ruante besimin e vjetër zakonisht ndërtonte në lagjet më të pa përshtatshme për banim.

Rrjeti rrugor i qyteteve të vonë mesjetarë ka karakteristika të veçanta, lidhur me natyrën e qyteteve të ndryshme. Në qendrat e banuara, rrethuar me mure mbrojtës, arteriet kryesore, zenë fill nga hyrjet për në kala, duke u shpërndarë pastaj në një numër rrugësh të dyta dhe të treta. Shtrati i tyre përgjithësisht ndiqte vijat e niveleve, por shpesh lindte nevoja, për të trasuar rrugë normal tyre, që madje, në disa raste ndërtoheshin (fig. 4) në formë shkallësh. Në lagjet e ndërtuara mbi kurrize kodrinore, rruga kryesore trasohet përgjithësisht, gjatë pjesës më të lartë, duke e degëzuar prej saj. rrugë të dyta në dy krahët. Një vënd me rëndësi në rrjetin rrugor, zenë rrugët që lidhin qendrën ekonomike të qytetit me lagjet e banuara, si dhe ato që ndërlidhin, lagjet ndërmjet tyre. Shpesh, veçanërisht në qytetet fushore rrugët kryesore janë vazhdim i atyre që lidhin qytetin me qendrat e tjera.

Në dallim nga rrugët e ngushta në trojet e aksidentuara, në qytetet fushore, përgjithësisht ato janë më të gjera, por po aqë të lakuara dhe shpesh pa krye. Rrugët zakonisht shtroheshin me kalldrëm, duke pasur në mesin e rrugës një kunetë apo dy të tilla anash saj. Në rrugët me pjerrësi të madhe, shpesh ndërtoheshin breza tërthorë me pllaka guri, më të lartë se niveli i rrugës për të penguar shkarjen. Mjaft të përhapura janë prerjet e qosheve të mureve, deri në një lartësie mbi rrugë (fig. 5) për të lehtësuar veçanërisht kalimin e kafshëve të ngakesës. Në mjaft qytete kalojnë lumenj; apo përrenj sezonalë, kështu që ka lindur nevoja e ndërtimit të një numëri urash të madhësive të ndryshme. Përgjithësisht ato (fig. 6). ndërtohen prej guri mbi qemerë cilindrikë. Në disa raste përrenjt në zonën e qytetit sistemoheshn duke kaluar rrjedhja e tyre në kolektorë të mëdhenj punuar me gurë dhe mbuluar me qemer cilindrik. Shembull me interes është sistemimi i një prroi, që përshkon pjesën lindore të qytetit të Beratit, në lagjen me të njëjtin emër. Mbi këtë kolektor që derdhet në lumë, janë realizuar ndërtime të shumta.

Gjelbërimi i dendur është një karakteristikë tjetër e qytetit të kësaj kohe. Pemët frutore, ullinjtë dhe pjergullat, gjatë periudhës së gjelbërimit, ndikojnë mjaft në pamjen e ansambleve të ndryshme. Veçanërisht në lagjet mbi terrene të aksidentura ky gjelbërim bën që lidhja e ndërtimeve me trojet të jetë më e natyrshme, duke zbutur shpesh dhe karakterin e theksuar monumental të banesës veçanërisht përpara shek. të XIX. Furnizimi me ujë i qytetit ka qënë një problem me rëndësi për kohën. Ai është zgjidhur në mënyrë të ndryshme në përputhje me kushtet e veçanta të çdo qendre. Në radhë të parë janë çfrytëzuar burimet natyrore, të cilat sistemoheshin, duke realizuar dhe kanalizime, shpesh me tuba qeramike, të cilat përfundonin në çezmën me një apo disa gryka uji. Puset gjithashtu kanë pasur një përhapje të gjerë. Në zonat e ulëta si në qytetet e Shqipërsë së Mesme dhe në Shkodër, ata përbëjnë të vetmin burim uji. Lumenjtë. që përshkonin disa qytete, kan qënë kurdoherë në të kaluarën, burim i rëndësishëm uji. Një përhapje të gjerë, veçanërisht në Gjirokastër dhe më pak në Berat, kanë sterat e ujit, që janë rezervuarë të cilët depozitojnë ujrat e rreshjeve. Krahas këtyre në disa qytete kanë qënë ndërtuar dhe ujësjellës që siguronin ardhjen e ujit nga burime të largta natyre, siç është rasti i ujësjellësit të Sopotit që siguronte ujin për kalanë e Gjirokastrës. Disa ujësjellësa krahas puseve siguronin furnizimin me ujë të qytetit të Voskopojës.

Karakteri urbanistik i qytetit të vonë mesjetar mund të pasqyrohet duke ndjekur zhvillimin e qy-

teteve të Gjirokastrës, Beratit, Shkodrës, Elbasanit Voskopojës dhe Korçës, të cilët pak a shumë përmbledhin mbarë larminë e qytetit shqiptar të kohës. Në gjendjen e sotme, qytetet-muze të Beratit dhe Gjirokastrës, qendrat historike të Korçës dhe Elbasanit dhe së fundi qytetet e Shkodrës etj. megjith ndryshimet e mëdha që kanë pësuar, i përgjigjen në kompozimin urbanistik tëresor apo pjesor arritjeve të shek. XVIII-XIX. Por siç është përmendur, në drejtimet themelore kjo skemë është më e vjetër, kështu që me të drejtë karakterizimi i këtyre qendrave shtrihet në një diapazon kohor më të gjatë.

Qyteti i Gjirokastrës (fig.7) zë një pozitë qendrore në luginën e Drinos. Rrugë të ndryshme e lidhnin që lashtë atë me qytete të tjerë dhe me krahinat përreth. Lindja e qytetit është e lidhur me kalanë, ndërtimi i së cilës duket se i përket gjysmës së dytë të shek. XIII. Gjatë gjysmës së dytë të shek. XIV. Gjirokastra u bë qendër e feudadës Zenevisë, ndërsa më 1419 ajo bie në duart e pushtuesve turq. Roli i rëndësishëm i kësaj qendre në trevat e Shqipërisë Jugore, dëshmohet nga caktimi i saj më 1431 Kryeqendër e Sanxhakut të Shqipërisë. Kohë më parë, aty rreth gjysmës së parë të shek. XIV, kishte filluar zgjerimi i qytetit jashtë mureve rethuese. Gjatë shek. XVI, Gjirokastra shënon fillimin e rritjes së saj, proces i cili fuqizohet gjatë shek. XVII, duke arritur qyteti, rreth çerekut të tretë të tij thuajse shtrirjen që ruajti gjatë dy shekujve të mëvonshëm. Kështu pra u trasuan linjat themelore të formulimit urbanistik. Fillimit të shek. XVII, i përket dhe procesi i formimit të tregut të ri, në zonën që shtrihet ende sot, duke u çvendosur nga zona e mëparshme pranë kalasë, atje ku ende ruhet toponimi «Pazar i Vjetër».

Gjatë shek. XVIII dhe veçanërisht atij të XIX, qyteti pëson një rritje të ndjeshme, duke u ndërtur mjaft godina, ndër të cilat vendin kryesor e zënë banesat. Në zhvillimin e qytetit të Gjirokastrës qendra e tij ka ndryshuar në kohë. Që me themelimin e tij e deri aty nga fillimi i shek. XVII, kalaja ka qenë dhe qendra kompozicionale e qytetit. Me zgjerimin e tij, një rol me rëndësi filloi të luante pazari, siç dëshmon rrjeti rrugor, i cili ndërlidh atë me të gjitha lagjet e qytetit. Në kompleksin e pazarit ndërtohet më 1757 xhamia e madhe e qytetit, si dhe medreseja, duke theksuar kështu rolin qendror të tij në kompozimin urbanistik të qytetit.

Gjirokastra (fig. 8) bën pjesë në grupin e madh të qendrave qytetare që ngrihen mbi terrene të aksidentuar që përgjithësisht e kanë zanafillën e tyre në kalatë. Në këtë grup të madh dhe më karakteristikun e qyteteve shqiptare, Gjirokastra shquan për larminë e theksuar të relievit, i cili ka kushtëzuar tiparet e veçanta të lagjeve si dhe dinamizmin e theksuar të kompozimit.

Grupin më karakteristik të ansambleve në qytet, e përbëjnë ato të lagjeve Pazar i Vjetër, Pllakë dhe Hazmurat (fig. 9) të ngritura mbi dy kreshta thuajse paralele. Një arter kryesor përshkon kuotën më të lartë të të dy kreshtave, duke u degëzuar prej tij rrugë sekondare anash në të dy krahët. Ndërtimet anash këtyre rrugëve kanë orientim të detyruar, duke ndjekur rënjët e terrenit në formë të shkallëzuar. Kompaktësia e ndërtimeve, lidhja e goditur me truallin dhe larmia e pamjeve të tyre i shquajnë këto lagje në mbarë qytetin. Ndryshe kompozohen ansamblet masive të lagjeve Palorto (fig. 10) dhe Manalat (fig. 2), të ndërtuara mbi terrene të pjerrët në formë pllaje. Ata, paraqiten si njësi të mëdha, trajtuar me të njëjtën gjuhë arkitektonike, ku banesat çfaqen mirë në volum. Këto ansamble i karakterizon monumentaliteti dhe një far uniformiteti, brenda kuadrit dinamik të Gjirokastrës. Të dy ansamblet e lagjes Dunavat (fig. 11), që paraqesin shembuj të lidhur mjeshtërisht me truallin, janë kompozuar më lirë dhe ndërtimet shfaqen më qartë individualisht, duke bërë më të larme kompozimin, pa cënuar unitetin. Trajtimi më i lirë dhe njëherazi më piktoresk ndeshet në lagjen Cfakë (fig. 12). Megjithë karakteristikat e veçanta të ansambleve të ndryshme të qytetit të Gjirokastrës, ato përbëjnë një të tërë organike, sepse tiparet thelbësore janë të njëjta.

Berati, (fig. 13) është një nga qytetet më të larme përsa i përket karakterit të ansambleve arkitektonike, për shkak të natyrave të ndryshme të trojeve mbi të cilat ngrihen ato. Kështu krahas vendosjeve mjaft kompakte në terrene me pjerrësi të theksuar, ndeshim në vendosje më të lira, si dhe në ansamble mbi terren të sheshtë.

Qendra e banuar brenda mureve rrethues mbeti gjatë gjithë kohës, deri më sot, një ansambël i rëndësishëm i qytetit. Fillimi i shtrirjes së tij jashtë mureve të kalasë, duhet t'i përkasë shek. XII, mundet që lagjet e para të kenë qenë ndërtuar në pjesën perëndimore të kalasë. Më pas duket të kenë filluar ndërtimet në lagjen Mangalem, dhe në zonën lindore të kalasë. Mesi i shek. të XVII e gjen qytetin thuajse me shtrirjen e sotme, duke pasur përtej lumit një lagje më vete, krahas shtrirjes në pjesën qendrore dhe në rrafshinën perëndimore. Qendrën e qytetit e formonte pazari, i cili shtrihej në pjesën e ulët, në lindje të lagjes Mangalem,

(fig. 1) si dhe një kompleks i rëndësishëm monumentesh kulti. Po në qendër të qytetit ngrihej dhe kompleksi i godinave të një familjeje feudalësh të mëdhenj. Qendra e spikatur qartë dhe e veçuar dallueshëm nga lagjet e banuara, lidhej me rrugë kryesore me të gjitha këto. Për në lagjen Goricë, përtej rrjedhjes së Osumit, kalohet mbi një urë, e cila u ndërtua e gurtë prej Kurt Pashës, në vendin e urës së vjetër prej druri. Ndërsa deri vonë, në shek. e XIX, qendra administrative e qytetit qëndroi në lagjen Kala.

Nga ana e kompozimit urbanistik vlerat e rëndësishme ruan veçanërisht lagjja Mangalem, e cila paraqet rastin më të skajmë të ndërtimit në terrene të pjerrët. Trualli shkëmbor dhe mjaft i thikët i kësaj lagjeje, ka .kushtëzuar ndërtime në formë var gjesh paralele me banesa të bashkëngjitura (fig.3), që dalin drejtpërdrejt në rrugë. Kompaktësia e ndërtimeve këtu shënon pikën më të lartë, duke arritur një shfrytëzim dhe lidhje të përsosur me truallin. Rrugët, ashtu si ndërtimet janë në formë brezash gjatësore dhe ndërpriten aty këtu nga kalime tërthore, shpesh mjaft të thikta, (fig.4) në formë shkallës. Së largu ndërtimet shkrihen në një njësi të vetme, duke marrë pjesë në pamjen kryesore çdo ndërtim i veçantë. Asambli, shquan për kompozim të qetë dhe të ekuilibruar, përkundrazi kalimi nëpër të, të vë përpara zgjidhjesh dinamike dhe tepër intime, për shkak të perspektivës së kufizuar dhe rrugicave të mbyllura nga të dy anët me ndërtime të ngjeshura.

Lagjja Goricë (fig.14) ngritur në një terren më pak të pjerrët, madje me një lloj ultësire buzë lumit shquan për vendosjen disi të lirshme të ndërtimeve, në pjesën e poshtme, ndërsa në të sipërmen ato përsërisin karakteristikat e lagjes Mangalem. Në këtë lagje, banesat shpesh paraqesin volumet e tyre, në dallim nga ato të Mangalemit ku kompaktësia e ndërtimeve shuan çdo mundësi për paraqitjen individuale të tyre. Lagje Kala, ka një vendosje më të lirë, terreni ka detyruar grupime ansamblesh të vegjël me orientime të ndryshme, që rrethojnë, thuajse në formë kurore terrenin kodrinor brenda mureve rrethuese. Zhvillimi urbanistik i pjesës fushore të qytetit, përsërit karakteristikat e njohura të këtyre qendrave.

Berati, ashtu si dhe Gjirokastra paraqet një prej shembujve më të arritur të lidhjes së ansambleve me terrenin dhe çfrytëzimit me mjeshtëri të tij në dobi të një urbanistike ku spikat qartë gjenia krijuese dhe prakticizmi i ndërtuesve shqiptarë.

Qyteti i Shkodrës, një nga më të lashtët e vendit, pas rënies që pati me pushtimin turk, nga fundi i shek. XVI po fitonte përsëri rëndësinë e vet si qendra kryesore ekonomike për krahinat përreth. Gjatë gjysmës së dytë të shek.XVIII Shkodra kthehet në treg ndërkrahinor për një serë krahinash ku zhvillohej një veprimtari e gjerë prodhimi dhe këmbimi. Ky zhvillim ekonomik u pasqyrua dhe në zhvillimin urbanistik dhe ndërtimor të kësaj qendre të lashtë.

Lindja dhe zhvillimi i qytetit të Shkodrës, ashtu si Gjirokastra dhe Berati është i lidhur me kalanë e qytetit. Lidhja e kalasë me qytetin e hapur ka ardhur me kohë duke u dobësuar deri sa rreth mesit të shek. XIX. kalaja kthehet në një relik historik. Shkodra e sotme (fig.15) është krejt e shkëputur nga kalaja, dhe shtrihet në një rrafsh në verilindje të saj. Ajo është relativisht e re si vendbanim. Deri aty rreth mesit të shek. XVIII, qyteti shtrihej kryesisht në anën lindore të kalasë, deri te lumi i Kirit, duke përfshirë lagjet Qafë, Ajazmë, Tabak, e Tepe. Në veri të kalasë shtrihej pazari. Në krijimin e qendrës së re të banuar, Shkodrës së sotme, dallohen dy momente, së pari rritja e natyrshme e qytetit, që kërkonte sipërfaqe të reja shtrirjeje dhe së dyti çvendosja nga qendra e vjetër për arsye të tjera. Rritja e qytetit,. veçanërisht gjatë gjysmës së dytë të shek XVIII shtronte nevojën e krijimit të zonave të reja të banuara. Fusha, ku shtrihet sot qyteti, plotësonte më së miri kërkesat për të vendosur aty këto zona. Por krahas këtij procesi, kemi edhe atë të çvendosjes gradualel nga qendra e vjetër, i cili mori shtytje dhe për arsye të tjera. Ai përfundimisht pati shtytjen vendimtare, pas vitit 1860 për shkakun madhor të rikthimit të lumit të Drinit në shtratin e tij të parë. Pra Shkodra e sotme është një qendër relativisht e re, e cila për rrethanat në të cilat u krijua nuk mundi të paraprihej nga një projekt, duke ruajtur kështu tiparet tradicionale në kompozim. Shtrirja e qytetit filloi së pari në lagjen Tophane, më vonë, grumbuj banesash filluan të ngrihen në lagjet Rus, Ndocaj, dhe Perash.

Ndarja e qartë ndërmjet qendrës së banuar dhe pazarit, karakterizon dhe Shkodrën, deri aty rreth çerekut të parë të shek.XX. Lidhja e qendrës së banuar me rrugë sa më të shkurtëra me tregun, ka kushtëzuar trasimin e një serë rrugësh kryesore, që duke përshkuar qytetin shkarkojnë në pazar. Rrugë të tjera të dorës së dytë dhe më shumë të tretë, shumica qorre, ndërlidhin qytetin. Qendra e qytetit fillon të kristalizohet vonë, aty nga fundi i shek. XIX. Ndërtimet rreth saj janë relativisht të dendura, për të kaluar pastaj në lagjet më në periferi, ku ndeshet karakteri tipik i qytetit me kompozim të shtrirë. Aty banesat rrethohen nga troje shumë të

gjëra, që mbrohen nga mure të lartë rrethues. Rrugët e gjera, portat e mëdha dhe muret e lartë prej guri, janë shprehje tipike e këtyre lagjeve, të cilat kanë secila nga një qëndër të vogël, ku zakonisht spikaste volumi i ndërtimeve të kultit mysliman.

Elbasani zë një vend të veçantë në historinë e qytetit shqiptar, sepse ai lidhet me një fortifikim fushor, ringritur për qëllime strategjike, nga pushtuesit turk më 1466, mbi themelet e një kështjelle bizantine, në vijim të luftrave shqiptaro-turke të shek XV. Qyteti i populluar me banorë të qendrave përrreth pati një rritje të shpejtë, në sajë të pozitës së tij në mes të rrugëve tregëtare e ushtarake. Rreth çerekut të tretë të shek. XVII, qyteti i hapur përsa i përket numrit të banesave ishte rreth 2,5 herë më i madh se qendra e banuar dendur, brenda mureve rrethuese të kalasë. Gjatë shek. XVIII, Elbasani qe treg i rëndësishëm i Shqipërisë së Mesme me një prodhim të madh zejtar. Gjatë kësaj kohe ai pësoi një shtrirje të gjerë, duke u rritur së bashku me të dhe qendra zejtaro-tregëtare, që zinte një vend qendror, para kalasë.

Me karakteristika të veçanta paraqitet lagjja e banuar , brenda mureve rrethues (fig. 16) e cila dallohet për dëndësinë e madhe të ndërtimeve. Rrugët kryesore, zenë fill nga hyrjet e kalasë, rrugë të tjera me një zhvillim mjaft të lirë coptojnë kryq e tërthorë lagjen. Përkundrazi, lagjet e jashtme janë më të qeta, me karakteristikat e njohura të qyteteve fushore, por në përgjithësi me dendësi më të madhe ndërtimesh se lagjet e Shkodrës. Megjithatë kopshtet, rrallë i mungojnë banesës së hapur elbasanase, përgjithësisht përdhese, me shtrirje të theksuar horizontale. Ndërtimet e kultit mysliman në këtë qytet kanë qënë më të shumta se në qytetet e tjerë, duke marrë pjesë më qartazi në siluetën e tij.

Tirana (fig. 17) po merrte funksionet një qendre qytetare, që prej shek. XVII. Ajo lindi nga nevojat ekonomike të zonës për një qendër qytetare, duke paraqitur shembullin e kalimit gradual nga fshati në qytet. Deri aty nga çereku i parë i shek. XX, kur ajo caktohet kryeqytet dhe si pasojë pëson një rritje të bujshme, qyteti shtrihej rreth qendrës tij ku qe ndërtuar pazari dhe dy xhamitë më të shquara. Arterie kryesore, pak a shumë në formë radiale, lidhnin qendrën e qytetit me lagjet e banuara rrallë, ku banesat, si në Shkodër, rrethoheshin me troje shumë të gjerë. Lidhja e një pjese të mirë të popullsisë, përveç zejtarisë me blegtori dhe bujqëri, ka kushtëzuar dhe karakterin urbanistik të kësaj qendre, veçanërisht në lagjet periferike të saja.

Fillimet e Voskopojës së pari qendër fshatare nuk janë të qarta. Historia e saj para shek. XIV është e errët. Gjatë shek. XV-XVI kjo qendër duket se njohu një zhvillim të ndjeshëm, duke marrë nga fundi i shek. XVII, fizionominë e një qendre qytetare. Lulëzimin e vet, kjo qendër e rëndësishme zejtaro-tregëtare e arriti gjatë shek. XVIII (fig. 18) deri rreth çerekut të tretë të tij. Fundi i shek. XVIII, shënon rënjen e kësaj qendre të rëndësishme, për shkak të sulmeve të përsëritura grabitqare të feudalëve të zonave përreth.

Në periudhën e lulëzimit të tij, qyteti i Voskopojës, kishte një shtrirje të gjerë, ai ishte ndërtuar mbi tarraca me tre shkallëzime të njëpasnjëshme, të ndërprera nga prrenjt që i përshkojnë. Qyteti përfshinte 14 lagje të banuara. Tregu i këtij qyteti të zhvilluar zejtaro-tregëtar për kohën, zinte pozitën qendror në qytet, duke zënë fill prej tij arteriet e shumta që lidhnin pazarin me lagjet e banuara. Një numër i madh urash guri ngriheshin mbi prrenjt e shumtë që çanin qytetin, përveç urës së madhe mbi lumin e Voskopojës, rindërtuar nga fundi i shekullit të kaluar. Dendësia e ndërtimeve ka qënë relativisht e madhe. Karakteristikë e kësaj qëndre është ndërtimi i një numëri i madh kishash, disa prej tyre me vlera të mëdha jo vetëm për arkitekturën por dhe për pikturat murale. Pranë qendrës, ngriheshin ndërtesat e kolegjit «Akademia e Re», shtypshkronjës etj., të cilat tregojnë për zhvillimin e dukshëm kulturor të kësaj qendre për kohën. Një numer ujësjellsash, siguronte furnizimin me ujë të qytetit. Krahas tyre ndërtoheshin dhe puse.

Një vend të veçantë në historinë e zhvillimit të qytetit shqiptar zë Korça, në të cilën aty nga gjysma e parë e shek. XIX, për herë të parë në historinë e zhvillimit të qytetit të vonë mesjetar shqiptar, ndeshet ndërtimi i planifikuar (fig. 19) i lagjeve.

Lindja dhe zhvillimi i kësaj qendre të banuar, ende nuk është qartësuar plotësisht. Megjithkëtë, të dhënat e derisotme, lejojnë të krijohe një panoramë e zhvillimit të qytetit të Korçës. Në regjistrin fiskal të viit 1431-32 përmëndet dhe kalaja e Korçës, e cila duket se është ndërtuar nga turqit si kala garnizoni. Gjurmë të kësaj kalaje janë gjetur, aty ku janë ndërtuar sot banjot e qytetit. Toponimet «varosh» dhe «katavarosh» dëshmojnë gjithashtu për këtë. Në këto troje, gjatë shek. XV, shtrihej fshati Peshkopie, i cili më 1484, së bashku me disa të tjerë i'u dhuruan si mylk, Mirahor Iljaz beut. Ky më 1496 ndërtoi xhaminë e Mirahorit, e cila u bë epiqendra e zhvillimit të mëtejshëm të kësaj qendre, që duket se ka pasur që herët funksione administrative. Kushtet e përshtatshme ndikuan që kjo qendër të rritet relativisht shpejt, duke arritur

në shek. XVII, në një qendër të vogël qytetare. Shekulli i XVIII, sidomos fundi i tij, shënon një rritje të bujshme të qytetit, lidhur dhe me shkatërrimin e qytetit të zhvilluar të Voskopojës. Mbi bazën e rritjes së prodhimit zejtar, si dhe të marëdhënjeve tregëtare me qendrat e tjera, në mesin e shek. XIX Korça bëhet një nga qendrat më të zhvilluara të Shqipërisë së Jugut.

Lagjet e para të banuara, së pari duket se janë ndërtuar rreth xhamisë së Mirahorit, duke u shtrirë më tepër në perëndim të saj. Më pas, qyteti u zgjerua në juglindje dhe veri të xhamisë, duke pasur pranë kësaj të fundit pazarin. Këto ansamble, duke gjykuar nga qendra historike, që i përket kryesisht shek. XIX, përsërisnin tiparet e njohura të qytetit të vonë mesjetar. Rritja dhe fuqizimi i borgjezisë së qytetit, lindi nevojën e zgjerimit të qytetit. Në dallim nga të gjithë qendrat e tjera ky zgjerim u parapri nga planifikimi. Fillimi i ngritjes së lagjes së re, në lindje të pazarit, duhet ti përkasë mesit të shek. XIX. Në këtë lagje (fig. 20) dhe ato të ndërtuara më vonë, në terren me pjerrësi të lehtë (fig. 21) pranë saj, spikat një koncept i qartë dhe i përparuar urbanistik për kohën. Rrugët e gjëra dhe të drejta formojnë me kryqëzimet e tyre, në kënd të drejtë, parcela ndërtimi në forma të rregullta. Anash tyre, buzë rrugës ose pak larg saj ndërtohen banesat, njëra pranë tjetrës, duke pasur brenda mureve rrethuese oborre të vegjël. Rrugët e shtruara me kalldrëm, me trotuare dhe kuneta anësore për kalimin e ujrave janë të gjëra dhe të drejtaj. Muret rrethues jo shumë të lartë, portat dhe pjesërisht pamjet e vetë banesave, përgjithësisht me kat, gjallërojnë mjaft pamjen e rrugëve, në dallim nga karakteri disa monoton i atyre të Shkodrës dhe Tiranës. Dhe Pazari i Korçës, veçanërisht në pjesën qendrore të tij shquan për të njëjtin koncept urbanistik, rast ky gjithashtu i vetëm në qytetet tona të vona mesjetare. Karakteristikat urbanistrike të lagjeve të ndërtuara, gjatë shek. XIX, në Korçë, flasin qartë për kalimin nga konceptet e vjetra, ku mbizotëronte spontaniteti karakteristik mesjetar, në konceptet e reja që kërkonin planifikimin, si kusht të domosdoshëm për zhvillimin e qytetit të mirëfillt, ku borgjezia luante rolin mbisundues si forcë prodhuese dhe drejtuese e jetës ekonomiko-shoqërore.

Qyteti i vonë mesjetar shqiptar, natyrisht nuk u zhvillua brenda një suaze të ngushtë etnike. Përfshirja e vendit tonë, gjatë gjithë kësaj periudhe, brenda një njësie të vetme politike me popujt e tjerë të ballkanit, padyshim ka prurë tipare të përbashkëta dhe në karakterin e qytetit. Më qartë këto paralele shihen në qytetet fushor të vendit tonë. Përkundrazi zhvillimi dhe karakteri i qendrave qytettre, që ngrihen mbi troje të aksidentuar dhe që përgjithësisht lidhen me fortifikimet paraqet veçanti të qarta, që i shkëpusin këto të fundit nga karakteri i përgjithshëm qytetit ballakanik të kohës. Është me rëndësi të theksohet se janë pikërisht qytetet mbi troje të aksidentuar ata më të lashtit, tek të cilët procesi i krijimit të qytetit të hapur kishte fillu ar kohë më parë pushtimit osman. Kjo traditë pati arsye dhe kushte të ruhej dhe zhvillohej, duke na dhënë gjatë shekujve të mëvonshëm realizime me të vërtet madhore si Berati dhe veçanërisht Gjirokastra, me karakteristikë që i shkëpusim nga qyteti ballkanik i kohës.

në shek. XVII, në një qendër të vogël qytetare. Shekulli i XVIII, sidomos fundi i tij, shënon një rritje të bujshme të qytetit, lidhur dhe me shkatërrimin e qytetit të zhvilluar të Voskopojës. Mbi bazën e rritjes së prodhimit zejtar, si dhe të marëdhënjeve tregëtare me qendrat e tjera, në mesin e shek. XIX Korça bëhet një nga qendrat më të zhvilluara të Shqipërisë së Jugut.

Lagjet e para të banuara, së pari duket se janë ndërtuar rreth xhamisë së Mirahorit, duke u shtrirë më tepër në perëndim të saj. Më pas, qyteti u zgjerua në juglindje dhe veri të xhamisë, duke pasur pranë kësaj të fundit pazarin. Këto ansamble, duke gjykuar nga qendra historike, që i përket kryesisht shek. XIX, përsërisnin tiparet e njohura të qytetit të vonë mesjetar. Rritja dhe fuqizimi i borgjezisë së qytetit, lindi nevojën e zgjerimit të qytetit. Në dallim nga të gjithë qendrat e tjera ky zgjerim u parapri nga planifikimi. Fillimi i ngritjes së lagjes së re, në lindje të pazarit, duhet ti përkasë mesit të shek. XIX. Në këtë lagje (fig. 20) dhe ato të ndërtuara më vonë, në terren me pjerrësi të lehtë (fig. 21) pranë saj, spikat një koncept i qartë dhe i përparuar urbanistik për kohën. Rrugët e gjëra dhe të drejta formojnë me kryqëzimet e tyre, në kënd të drejtë, parcela ndërtimi në forma të rregullta. Anash tyre, buzë rrugës ose pak larg saj ndërtohen banesat, njëra pranë tjetrës, duke pasur brenda mureve rrethuese oborre të vegjël. Rrugët e shtruara me kalldrëm, me trotuare dhe kuneta anësore për kalimin e ujrave janë të gjëra dhe të drejtaj. Muret rrethues jo shumë të lartë, portat dhe pjesërisht pamjet e vetë banesave, përgjithësisht me kat, gjallërojnë mjaft pamjen e rrugëve, në dallim nga karakteri disa monoton i atyre të Shkodrës dhe Tiranës. Dhe Pazari i Korçës, veçanërisht në pjesën qendrore të tij shquan për të njëjtin koncept urbanistik, rast ky gjithashtu i vetëm në qytetet tona të vona mesjetare. Karakteristikat urbanistrike të lagjeve të ndërtuara, gjatë shek. XIX, në Korçë, flasin qartë për kalimin nga konceptet e vjetra, ku mbizotëronte spontaniteti karakteristik mesjetar, në konceptet e reja që kërkonin planifikimin, si kusht të domosdoshëm për zhvillimin e qytetit të mirëfillt, ku borgjezia luante rolin mbisundues si forcë prodhuese dhe drejtuese e jetës ekonomiko-shoqërore.

Qyteti i vonë mesjetar shqiptar, natyrisht nuk u zhvillua brenda një suaze të ngushtë etnike. Përfshirja e vendit tonë, gjatë gjithë kësaj periudhe, brenda një njësie të vetme politike me popujt e tjerë të ballkanit, padyshim ka prurë tipare të përbashkëta dhe në karakterin e qytetit. Më qartë këto paralele shihen në qytetet fushor të vendit tonë. Përkundrazi zhvillimi dhe karakteri i qendrave qytettre, që ngrihen mbi troje të aksidentuar dhe që përgjithësisht lidhen me fortifikimet paraqet veçanti të qarta, që i shkëpusin këto të fundit nga karakteri i përgjithshëm qytetit ballakanik të kohës. Është me rëndësi të theksohet se janë pikërisht qytetet mbi troje të aksidentuar ata më të lashtit, tek të cilët procesi i krijimit të qytetit të hapur kishte fillugar kohë më parë pushtimit osman. Kjo traditë pati arsye dhe kushte të ruhej dhe zhvillohej, duke na dhënë gjatë shekujve të mëvonshëm realizime me të vërtet madhore si Berati dhe veçanërisht Gjirokastra, me karakteristikë që i shkëpusim nga qyteti ballkanik i kohës.


QYTETI I VOSKOPOJES
(SHEK. XVIII)
V
PERROI I PELTEKUT
PERROI I STRUGUT
PERROI I ZHOMBRIT

Fig. 19

# ANSAMBLET NDËRTIMORE TË PAZAREVE

Ansamblet ndërtimore të pazareve, apo çarshitë, zenë një vend të rëndësishëm në qytetin e vonë mesjetar, si qendra ekonomike e tij, ku kryhej prodhimi dhe shitja e produkteve të zejtarisë. Fillimi i ndërtimit të tyre lidhet me rritjen e rolit të qyteteve si qendra prodhimi e shkëmbimi, në të cilin përherë e më tepër shtresa të gjëra të popullsisë po merreshin vetëm me zejtari. Krahas pazareve të hapur, pranë tyre fillojnë të ndërtohen dyqane, në të cilët zejtarët ushtronin zeje të ndryshme, duke prodhuar me porosi, ose jo dhe duke i shitur vetë ata prodhimet e tyre. Këto ndërtime me materiale relativisht të qëndrueshme, nuk përjashtuan pazaret e hapura, që ishin veçanërisht të gjallë në një ditë të caktuar të javës, të cilët jetojnë deri aty rreth mesit të shek. XX.

Ansamblet e pazareve, formohen si njësi më vete, veçan nga lagjet e banuara. Çdo qytet, në të kaluarën, kishte qendrën e tij zejtaro-tregëtare, pazarin, gjithmonë një i vetëm. Të përmendur kanë qenë veçanërisht gjatë shek. XVIII-XIX, pazaret e Shkodrës, Krujës, Tiranës, Elbasanit, Beratit, Korçës, Gjirokastrës etj. Ansamblet e pazareve lidhen me zhvillimin dhe lulëzimin e ekonomisë feudale në qytet, e cila shprehej në sistemin e esnafëve. Një pjesë e mirë e dyqaneve ishin pronë e feudalëve dhe institucioneve fetare, që i gjenin këto investime me përfitim të mirë. Më rrallë dyqanet ishin pronë e zejtarit apo tregëtarit.

Ansamblet e pazareve, ndaheshin sipas zejeve në zona të veçanta, duke u ndërtuar dyqanet në formë vargu, me kompozim të shtrirë, anash rrugëve, ku lëviznin blerësit. Formulimi urbanistik, në përgjithësi, gjatë shumë kohësh deri aty nga fundi i shek. XIX, ka mbetur i pandryshuar, gjithë duke pasur pazari zgjerime, ndërsa vetë arkitektura e dyqaneve ka një zhvillim në kohë, veçanërisht në pamjen kryesore, shkas për të cilën kanë qënë dhe zjarret e shumta që përfshinin pjesë apo mbarë këta ansamble.

Njësia themelore kompozicionale e pazareve ka qenë dyqani. Së pari deri aty nga shek. XVII, kur fillon të shkëputet nga masa e zejtarisë një shtresë e hollë tregëtare, dyqani ishte vendi ku prodhohej dhe njëkohësisht shitej malli. Funksionalisht ai përfshinte tre pjesë, atë ku punohej për prodhimin e mallit, pjesën ku ai ekspozohej, si dhe atë ku depozitoheshin, lëndët e para, apo dhe produktet e gatshme. Raporti ndërmjet këtyre tre elementeve funksionale, në dyqanet ku kryhej prodhimi dhe shitja, të cilët përbënin dhe shumicën më të madhe, ishte i ndryshëm në funksion të llojit të mjeshtërisë dhe kompozimit të vetë dyqanit.

Në përgjithësi dyqani kishte një kompozim të thjeshtë. Volumin qendror, në formë katërkëndëshi kënddrejtë e formonte pjesa ku prodhohej malli. Në dyqanet përdhesë, të përhapur deri vonë nga shek. XIX ky ishte volumi i vetëm i dyqanit. Në dyqanet me kat, të cilët ndërtohen në qytetet tanë, me siguri që në fillim të shek. XVII, kati i sipërm shërben, si punishte ose si depozitë, mallrash apo lëndësh të para. Dyqanet dykatshe, veçanërisht gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX, shtohen me shpejtësi, duke filluar nga fundi i shek. XIX dhe ndërtimi i atyre trekatsh. Në organizimin e brendisë së dyqanit një ndikim të dukshëm ka dhe zeja e cila ushtrohej në të. Kështu dyqanet e farkëtarëve, gjithmonë përdhes kishin në qendër të volumit të vetëm të ndërtimit forxhën, ndërsa rrobaqepësit ndenjurazi qendronin sa më pranë ballit plot dritë të dyqanit.

Një rol të rëndësishëm funksional dhe arkitektonik në dyqanin e kësaj kohe luante balli i tij, trajtimi i të cilit, deri vonë nga fundi i shek. XIX, funksionalisht ishte pjesa ku bëhej ekspozimi i mallit dhe ku mblidheshin blerësit nën strehët e gjëra. Balli i dyqanit ka pasur një zhvillim të qartë në kohë. Së pari dyqanet ndërtoheshin në ballët e tyre me lëndë druri, duke pasur përveç hyrjes dhe një sipërfaqe të gjerë, të hapur, përbri saj. Sigurimi i dyqanit në pjesën e hapur arrihej nëpërmjet mbylljes së tarabës (fig. 1). Këto të fundit ishin dërrasa, të cilat duke rrëshqitur mbi dy kanale të hapur në dy binarë, sipër e poshtë, mbyllnin plotësisht ballin. Kur dyqani hapej tarabet vendoseshin horizontalisht, mbi një sofa në nivelin e truallit të dyqanit, apo mbi binarë të vendosura posaçërisht duke krijuar një platformë. Më vonë tarabat u zëvendësuan me qepenat, që në forma panelesh druri lëvizin horizontalisht. Qepenet (fig. 2), që mbyllnin ballin janë dy, i poshtmi më i vogël, i cili kur hapet dyqani shtrihet horizontalisht dhe i sipërmi më i madh, i cili ngrihet paralelisht me të poshtmin, duke u fiksuar në trarët e strehëve me mbajtëse metalike. Në disa raste qepeni i sipërm është dy fish, për të zvogëluar daljen e madhe.

Një element me rëndësi i ballëve të dyqaneve janë dhe strehët e gjëra, dyfishe prej druri, në të cilat ekspozohen, duke u varur, mallra për shitje. Këto strehë, që arrijnë deri në 2 m. mbrojnë nga agjentët atmosferikë jo vetëm mallin e ekspozuar, por edhe blerësit. Shembull karakteristik i kësaj mënyre ndërtimi është pazari i Krujës. (fig. 3).

Aty nga çereku i tretë i shek. XIX, në qendrat e zhvilluara zejtaro-tregëtare fillon zëvendësimi i tarabave dhe qepeneve prej druri me qepene metalik (fig. 4) me palosje, si dhe rrulo metalike. Tashti nuk ndërtohen më strehët e gjëra, dhe ekspozimi i mallit zakonisht bëhet brenda volumit të dyqanit. Pamja e jashtme e ansambleve të dyqaneve merr një trajtim të ri, përdorimi i materialeve solide si gurë dhe tulla krijojnë mundësi për një përpunim të mirë të pamjes kryesore nëpërmjet gurit të punuar si dhe kornizave e dekoracioneve në suva. Zjarret e shumta, që pasonin njëri tjetrin qenë shpesh shkaqet që kushtëzonin ritrajtimin arkitektonik të pazareve.

Në gjëndjen e sotme, natyra urbanistiko-arkitektonike e pazareve të qytetit të vonë mesjetar shihet qartë në tre pazaret muze të Krujës, Gjirokastrës dhe Korçës.

Pazari i Krujës paraqet llojin më të lashtë të ansambleve të pazareve në vendin tonë. Skema urbanistike e tij nuk ka asgjë të veçantë, ashtu si kudo, grupet e dyqaneve, në formë vargu vendosen ballazi anash një rruge të ngushtë. që thuajse mbulohet krejtësisht me strehët e tjera. Dyqanet janë përgjithësisht dy katësh. Ndërtimi i tyre me përjashtim të ballëve është prej guri. Këta të fundit janë prej druri. Në pazarin e Krujës ndeshen të dy teknikat e mbylljes së ballit, ajo më e lashta me taraba dhe më e vona me qepena, të varianteve të ndryshme. Dëshmitë gojore, ato të shkruara si dhe disa gjurmë që ruheshin deri vonë, tregojnë se tarabet dhe qepenet prej druri ndërtoheshin në mbarë qytetet e vendit deri aty nga fillimi i shek. XX.

Pazari i Gjirokastrës nga ana urbanistike është formuar në linjat kryesore që në shek. e XVII, kur filloi ndërtimi i tij, për të zëvendësuar pazarin e parë të qytetit, pranë kalasë, atje ku ënde sot ruhet toponimi «Pazar i Vjetër» për lagjen e banuar në verilindje të kalasë. Të dhëna, që i vërteton dhe formulimi i sotëm arkitektonik dhe urbanistik i pazarit, bëjnë të ditur për rindërtimin rrënjësor të këtij pazari nga çereku i tretë i shek. XIX, si pasojë e një zjarri shkatërrues. Me këtë rast, duke ruajtur akset e rrugëve ekzistuese, ato u zgjeruan ndësa dyqanet u rindërtuan krejtësisht. Ky fakt shpjegon dhe trajtimin arkitektonik mjaft uniform të kësij ansambli, i cili është punuar me gurë. Dyqanet (fig. 5) dy dhe tre katsh, kanë shumë hollsi arkitektonike që janë të njëjta me realizimet e banesës gjirokastrite të kësaj periudhe, me të cilën pazari formon përsa i përket trajtimit një uniteti të vetëm.

Pazari i Korçës ze një pozitë të veçantë si përsa i përket trajtimit urbanitik ashtu dhe atij arkitektonik. Zhvillimi i madh dhe i shpejtë i kësaj qendre, veçanërisht gjatë shek. XIX u pasqyrua qartë dhe në zhvillimin dhe trajtimin e ansamblit të pazarit. Rritja e shpejtë ekonomike e qytetit presupozonte rritjen numerike të dyqaneve këto ndërtime kuptohet se binin të reja, duke stimuluar kështu përhapjen e formave më të përparuara. Por më shpesh shkak për ritrajtimin rrënjësore qenë katastrofat madhore shkaktuar prej zjarreve, mjaft të shpeshtë në atë kohë. Me rëndësi të veçantë për pazarin e Korçës, është zjarri i vitit 1879, i cili tuajse e shkatërroi plotësisht atë. Kjo fatkeqësi i dha shkas rindërtimit tërësor urbanistriko-arkitektonik të kompleksit, i cili mori pamjen urbanistike që ruan sot. Rrjeti rrugor, që ndërpritet me kënde të drejtë formon parcela ku ndërtohen shpinë më shpinë vargje dyqanesh dykatëshe. Rrugët (fig. 6) janë të gjëra me trotuare dhe shtruar me kalldrëm. Ky kriter urbanistik të kujton menjëherë atë të lagjeve të reja të qytetit. Vetë dyqanet (fig. 7) shquajnë për një trajtim të përparuar veçanërisht në katin apo katet e sipërm. Së pari me gurë të punuar dhe më vonë me dekoracione në suva, punohen shumë motive neoklasike, ashtu siç bëhet dhe me banesën korçare të kësaj periudhe. Trajtimi arkitektonik nuk është unik, konkurenca dhe diferencimi ndërmjet shtresave të prodhuesve dhe sidomos shtresës së tregëtarëve, gjatë fundit të shek. XIX dhe fillimit të shek. XX, kushtëzuan këtë larmi formash megjithëse në tërësi, sidomos përsa i përket trajtimit volumor dhe sipërfaqeve ballore ansambli është në unitet.

Në mjaft qytete qenë ndërtuar dhe pazare të mbyllur (bezistene). Këtu tregëtoheshin mallra të çmuar. Bezistenet rrethoheshin me mure të lartë, në të katër anët, duke pasur në drejtimin gjatësor, të sipërfaqes së rrethuar, një rrugë e cila praktikohej nëpërmjet dy hyrjesh vendosur ballazi në krye dhe në fund të rrugës. Këto të fundit siguroheshin me dyer, që mbylleshin gjatë natës. Anash rrugës ndërtoheshin dy radhët, karakteristika të dyqaneve. Në pazarin e Shkodrës, ka qenë ndërtuar në shek. e XVIII një bezisten (fig. 8), i cili shquante për realizimin e goditur. Të tillë ka pasur dhe në qytete të tjerë.

Zhvillimi i tregëtisë i dha shkas dhe ndërtimit të haneve. Lëvizjet e karvaneve me mallra, si dhe pazaret javore kërkonin domosdo ngritjen e bujtinave, që të siguronin kalimin e natës si për udhëtarin ashtu dhe për kafshët e ngarkesës. Hanet ndërtohen, përgjithësisht pranë pazareve, apo në hyrjet e qyteti. Zakonisht, ata ndërtoheshin dykat-

she, duke pasur përdhe stallat, ndërsa sipër ambientet e fjetjes. Hanet, përgjithësisht kompozoheshin duke formuar një kontur të mbyllur, brenda të cilit shtrihej një oborr i gjerë. Shpesh kati i parë qarkohej me një çardak të ngushtë me funksione ndërlidhëse. Sot në qytetin e Korçës në ansamblin e pazarit ruhet hani i «Elbasanit», që duket se i përket (fig. 9) në pjesën kryesore një fazë rindërtimi rrënjësor, gjatë gjysmës së dytë të shek. XIX.

Ansamblet urbanistiko-arkitektonike të pazareve, thuajse gjatë pesë shekujsh, qenë qendrat e vetme ku kryhej veprimtaria prodhuese dhe e shkëmbimit, duke qëndruar si njësi të veçanta brenda kuadrit të përgjithshëm të qytetit të kësaj kohe.



Fig. 6



Fig. 7



Fig. 8



Fig. 9

# NDËRTIMET INXHINJERIKE NË MESJETË

**Rrugët.** Si në kohët antike edhe në mesjetë, Shqipëria në sajë të pozitës gjeografike, vazhdoi të mbetet një vend ndërlidhës midis lindjes dhe perëndimit.

Një nga arteriet më të rëndësishme të komunikacionit në kohën antike — Rruga Egnatia, e cila lidhte lindjen me perëndimin nëpërmjet luginës së Shkumbinit, gjeti një përdorim të gjerë edhe në mesjetë.

Në shekujt e parë të mesjetës rruga Egnatia kishte kryesisht një rëndësi ushtarake. Ajo lidhte Durrësin që ishte një nga bastionet kryesore në Adriatik me kryeqytetin e Perandorisë Bizantine, Kostantinopolin. Në këtë kohë rruga Egnatia njihet me emrin «Rruga Mbret», emër që është ruajtur edhe në disa toponime pranë saj, si fusha Mbret në Elbasan etj.

Në gjurmët e rrugët antike kalonte dhe rruga që nisej nga Shkodra për në krahinat verilindore të Ballkanit e njohur në dokumentat mesjetare me emërin «Via de Zenta». Kjo rrugë përmëndet që nga mezi i shek. XII nga gjeografi arab Idrizi. Stacionet më të rëndësishme të saj ishin Puka, Hani i Sakatit dhe Vau Spas. Të tilla ishin edhe rrugët që kalonin gjatë luginës së Vjosës dhe të Drinos, Rruga nga Durrësi për në fushën e Tiranës në Dibër etj.

Me krijimin e principatave feudale shqiptare, me zhvillimin që morën qytetet dhe tregëtia, u vunë në përdorim shumë rrugë që lidhnin qendrat e banuara të vendit tonë dhe morën një rëndësi më të madhe rrugët e vjetra tregëtare. Feudalët shqiptarë ishin të interesuar për mirëmbajtjen e këtyre rrugëve pasi ata jo vetëm që bënin vetë tregëti por dhe mernin taksa doganore nga karvanet me mallra që kalonin nëpër pronat e tyre. Për të garantuar tregëtinë, këto rrugë ruheshin nga vetë feudalët brenda teritoreve që kapnin pronat e tyre. Në dokumenta përmenden marëveshje diplomatike të bëra për këtë qëllim midis feudalëve shqiptarë dhe Republikave tregëtare të bregdetit Dalmatin. Gjithashtu dëshmohet egzistenca e rrugëve të rëndësishme që kalonin nëpër pronat e tyre, siç është p.sh. rruga që kalonte nëpër pronat e Gjon Kastriotit për në Kosovë, ose rrugë që lidhnin midis tyre qytetet mesjetare.

Me pushtimin e Shqipërisë nga turqit shumë qendra të vjetra mesjetare dikur të lulëzuara si Shkodra, Drishti, Durrësi etj. u shkretuan dhe për pasojë edhe rrugët që i lidhnin ato. Por disa rrugë që rruanin rëndësinë ushtarake si rruga nëpër luginën e Shkumbinit vazhduan të përdoreshin edhe në këtë periudhë. Rëndësia e kësaj rruge del qartë nga përpjekjet e mëdha që bënë turqit për ta shtirë atë në dorë pas një lufte 24 vjeçare si dhe nga rindërtimi i kalasë së Elbasanit në 1466 që do të shërbente për kontrollin e saj. Fakti që ky qytet filloi të populllohet e të lulëzojë qysh në shek. XVI tregon se kjo rrugë nuk e kishte humbur krejt rëndësinë. Bri rrugëve me rëndësi ushtarake që lidhnin ganizonet dhe shërbenin për furnizimin e ushtrisë, turqit qysh në fillim të pushtimit ndërtonin kulla që shërbenin për sigurimin e tyre. Kulla të tilla përmenden në dokumentat e shek. XV si «kulla kufitare». Gjurmët e tre prej tyre ruhen akoma gjatë rrugës që lidhte Korçën nëpërmjet qafës së Zvezdës me Maqedoninë. Një zhvillim më të madh mori ndërtimi i rrugëve në periudhën e pashallëqeve të mëdha shqiptare gjatë shek. XVIII-XIX, nga kjo periudhë ruhen dhe shumicat e veprave të artit që ishin pjesë përbërëse të këtyre rrugëve. Në mesjetën e vonë përgjatë rrugëve në largësi të caktuara kisha hane për pushimin e udhëtarëve si dhe pushimin e ushqimin e kafshëve. Vetëm gjatë rrugës nga Ura e Zezë (Fushë-Krujë) deri në Tiranë ruheshin akoma në mesin e shek. XIX katër hane.

Nga rëndësia që kishin dhe nga konfiguracioni i terenit rrugët në mesjetë ishin të destinuara për karvane kafshësh ose për qerre, duke qenë këto të fundit sigurisht më të gjëra. Sipas përshkrimit që bën udhëtari turk i shek. XVII Evlia Çelebiu «Rruga nga Elbasani në Durrës përdorej për qerre, ndërsa rruga që kalonte nëpër qafën e Krrabës ishte një rrugë për karvane kafshësh. Në disa trakte të ruajtura të kësaj rruge rezultonte se ajo kishte një gjerësi prej rreth 2.25 m. dhe ishte e shtruar me kalldrëm. Në kohët më të hershme kalldrëmi përbëhej nga gurë të mëdhenj të rrumbullakosur ndërsa në periudhën turke prej gurësh lumi më të vegjël. Përgjithësisht në pjesën anësore kalldrëmet kufizoheshin nga blloqe më të mëdhenj gurësh me forma më të rregullta. Në mjaft raste në kalldrëmet mesjetare hasën dhe vepra arti si mure mbajtëse anësore kanale gjatësore dhe tërthore. Kanalet gjatësor tip kunete ndërtoheshin anash kalldrëmit rrëzë shpatit të malit ose në mes të kalldrëmit, këto të fundit përdoreshin kryesisht në kalldrëmet e rrugëve të qyteteve në këtë rast kalldrëmi ka pjerësi tërthore drejt qendrës. Në ndonjë rast ndërtoheshin dhe kanale tërthore në të cilët shkarkoheshin ujrat e kanalit gjatësor që shkonte përgjatë shpatit.

**Urat.** Një nga elementet kryesor përbërës të rru-

gëve janë dhe urat. Shumica e urave që ruhen në gjendje të mirë në vendin tonë i përkasin shek. XVII-XIX sidomos periudhës së Pashallëqeve të mëdha shqiptare kur rrjeti rrugor u zgjerua mjaft. Dhe faktorë të tjerë si prurjet katastrofike dhe vetë koha kanë bërë që urat më të vjetra të zhduken, madje një pjesë prej tyre kanë qenë ndërtuar prej lëndë druri, material që nuk i reziston kohës. Urat *prej druri* përmenden në burimet historike që në shek. XVI dhe më herët. Në shënimet e defterit të regjistrimit të popullsisë dhe tokave të vitit 1591, thuhet se popullsitë e nahijeve të Zadrimës dhe Ragamit ishin të ngarkuar nga koha e pushtimit të Shkodrës (1479) të jepnin dërrasa dhe dru për urat e rrugëve që të çojnë në skelën e Lezhës, të meremetonin urën në Grykën e Gomsiqes dhe të ruanin e të kujdeseshin për 32 urat që nga gryka e Skandës». Por këto ura kanë egzistuar së paku që nga fillimi i shekullit XV sepse ato përmenden edhe në regjistrimet e vitit 1431-42. Ujë urë e drunjtë që kapërcente Shkumbinin pranë Elbasanit përmendet nga Elvia Çelebiu në shek. XVII, për riparimin e saj ishte ngarkuar fshati Bradashesh që për këtë qëllim ishte liruar nga taksat e tjera shtetërore. Kjo urë ka qenë ndërtuar me këmbëza guri që ngriheshin mbi gjurmët e një ure antike mbi të cilat mbështeteshin konstruksionet prej druri. Edhe ura që kalonte Osumin në Berat në kohën e Çelebiut, kalesën e kishte me konstruksjon druri. «Ajo kishte sipas tij «nëntë hapsira dhe tetë këmbëza në ujë...» ndërsa nga sipër ishte shtruar «me trarë të trashë dushku».

Gjat periudhës së pushtimi turk fshatra apo krahina kanë qenë ngarkuar jo vetëm për mirmbajtjen dhe riparimin e urave egzistuese por edhe për ndërtimin e urave të reja.

I tillë është rasti i fshatit Belen që ndodhej mbi rrugën që lidhte Ohrin në kalanë e Ishimit, të cilit në shek. XVI ju ngarkua detyra e dervenxhiut, që përveç detyrave të tjera kishte dhe atë të ndërtimit të urave të reja, në zonën që vepronte. Ura me këmbëza guri me shtresa trarësh e dërrasash ruhen edhe sat në vendin tonë si në Voskopojë etj.

Një tip tjetër ure druri është dhe ai kur mbi dy mbështetje anësore me mure guri vendosen shtresa trarësh që dalin konsol mbi njera tjetrën për të zvogëluar distancën midis dy mbështetjeve. Në pjesën qëndrore që mbetej e zbuluar vendoseshin trarë gjatësorë të veshur nga sipër me dërrasa. Kështu ka qënë ndërtuar një urë mbi Fanin e Madh në krahinën e Matit (fig. 1).

Por urat prej guri zenë vendin kryesor gjatë mesjetës. Ato ndërtoheshin mbi konstruksione qemerësh gjysmë rrethore. Pranë Lokalitetit të Moglicës (Rrethi i Korçës) kapërxente lumin e Devollit një urë e vjetër mesjetare prej të cilës kanë mbetur pjesërisht këmbëzat dhe një fragment i harkut (fig. 2). Ura ka qenë ndërtuar me gurë lumi mesatare, ku midis gurëve janë futur copra tullash, ndërsa qemeret me trashësi 1,90 m, ishin ndërtuar krejtësisht me tulla. Në pjesën e dukëshme qemeret kufizoheshin nga një kornizë tek tullë që dilte 8 cm. mbi sipërfaqen e punuar me gurë. Nuk mund të përcaktohet me saktësi koha e ndërtimit të kësaj ure, por në bazë të teknikës së ndërtimit periudha më e mundëshme është shek. XI-XIII. Një urë tjetër mesjetare para turke është dhe ura e Sharovës që kalon lumin Osum pranë fshatit me të njëjtin emër. Ajo përbëhej nga një hark i madh qendror, i cili nuk ruhet më dhe nga dy harqe më të vogla anësore. Njëri prej tyre i ruajtur në gjendje të mirë përfundon në kyç me majë dhe është ndërtuar me gurë lumi si një nga harqet e urës së Moglicës. Të kësaj periudhe janë edhe gjurmët e një ure mesjetare para turke me harqe tullash në prroin e Fatishës pranë Peqinit, disa ura në rrethin e Lushnjës etj.

Nga urat prej guri të ndërtuara në shek. XVII-XIX ruhen shumë ekzemplarë në gjendje të mirë. Ato i takojmë në të gjitha krahinat e vëndit duke filluar nga veriu në Jugë, si në Kukës, Shkodër, Krujë, Mat, Elbasan, Berat, Librazhd, Pogradec, Korçë, Përmet, Gjirokastër etj. Sipas gjerësisë së shtratit të lumit urat e gurit ngriheshin me një ose më shumë harqe. Urat me një hark janë më të thjeshta dhe njëkohësisht më të përhapurat.

Urat prej guri të kësaj periudhe me gjithë ngjashmëritë e tyre kanë edhe ndryshime përsa i përket formulimit arkitektonik si dhe të elementeve të veçantë, si harqe e tjerë. Sipas formulimit arkitektonik dallojmë dy tipa kryesore urash. Me trase në formë gunge që e hasim si në urat me një hark ashtu dhe në ato me shumë harqe, (si ura e Velabishtit Berat; e Zaranikës (fig. 3) Elbasan etj.) dhe ura me trase të sheshtë me dy rampa të pjerta në hyrje dhe në dalje. Edhe këtë tip urë e takojnë me një ose më shumë harqe. Në shumicën e rasteve harqet kanë formë rrethore, por përdoren dhe harqe të thyer (me majë) dhe më rrallë harqe tip lundër. Harqet ndërtoheshin me një rradhë gurësh të punuar pllaçake ose me dy rradhë të shkallëzuara ku rradha e dytë del me dhëmbë ndaj të parës. Për të lidhur gurët ballorë të harkut, në pika të ndryshme të tij tërthor fugave ankoroheshin ganxha hekuri. Në urat e mëdha këmbët e mezit që ndodheshin mbi ujë kanë një përpunim me interes nga pik-

pamja konstruktive dhe hidraulike. Zakonisht këmbët e mezit në pjesën fundore të tyre nga ana e bjefit të sipërm trajtohen të mprehta me nga një prizëm me bazë trekëndëshe bashkangjitur vetë këmbës, i cili shërben për të shpërndarë rrjedhën e ujit gjatë hapësirave të harqeve duke zvogëluar kështu presionin hidrodinamik të ujit mbi këmbën. Përgjithësisht në urat e mëdha mbi këtë zgjidhje fundore të këmbëve të mezit mbi ujë hapeshin dritare lehtësuese (shkarkuese) që edhe këto shërbenin për të zvogëluar presionin e ujit në rastin e prurjeve të mëdha si dhe ekonomizimin e vetë ndërtimit të muraturës të urës. Nga ana tjetër nga pikëpamja estetike ato e paraqitnin urën si një ndërtim më të lehtë dhe më elegant.

Nga urat e kësaj kohe që ruhen në vendin tonë rezulton se gjatësija më e madhe e tyre arrin rreth 100 m. ndërsa numuri i harqeve mbi 10, ndërsa hapsira e dritës të një harku shkon nga 3 deri në 23 m. Gjerësia e pjesës kaluse mvarej nga destinacioni i vetë rrugës që lidhej me këto ura. Kështu kemi ura për karvane kafshësh dhe për qerre. Këto të fundit kanë një gjërësi rreth 5 m.

Pjesa kaluese e urës shtrohej me kalldrëm. Në ura të ndryshme janë përdorur dhe lloje të ndryshme kalldrëmësh. Kalldrëmi më i zakonshëm ka qenë ai që ndërtohej me gurë lumi të rrumbullakët të vendosur pa ndonjë rregullsi të veçantë. Një lloj tjetër kalldrëmi ka qenë ai që ndërtohej me gurë plloçë të vendosur këlliç. Zakonisht në urat me kurriz, në pjesët e pjerrta për të lehtësuar kalimin mbi urë, në kalldrëm ndërtoheshin në largësi breza tërthorë gurësh këlliç në formë shkallareje çdo 1 m, që dilnin deri në 10 m. mbi sipërfaqen e kalldrëmit. Një pjesë e urave kanë qenë paisur me parmakë apo parapete guri dhe në disa raste edhe me trotuar për kalimin e këmbësorëve. Në urat më të vjetra parapeti krijohej prej një rrjeshti të vetëm gurësh plloçakë të vendosur në këmbë, të lidhura me llaç dhe të përforcuara me kolloneta, që vendoseshin në intervale të ndryshme, ndërsa në urat më të vona përdoreshin për këtë qëllim mure guri me trshësi 40 cm. dhe lartësi 60-70 cm.

Nga urat prej guri më të mëdha dhe më të ruajtura në vëndin tonë janë Ura e Mesit (fig. 4) (Rrethi i Shkodrës), dhe Ura e Kollorcës (Rrethi i Gjirokastrës).

Ura e Mesit e ndërtuar nga Mehmet Pashë Bushati nga fundi i shek. XVIII kalon lumin Kir pranë fshatit Mes dhe lidh Shkodrën me Drishtin dhe me Krahinën e Cukalit. Ajo është realizuar mbi 13 harqe me përmasa hapësirash të ndryshme dhe ka një gjatësi prej 108 m. Ndërtimi i urës ka kaluar nëpër dy faza. Fazës së parë i takon harku kryesor me hapësirë drite 21.5 m. dhe tri harqe anash tij, dy në krahun e majtë dhe dy në të djathtin. Kjo fazë është ndërtuar me gurë të latuar me fuga të rregullta horizontale dhe vertikale. Në të dy anët e harkut kryesor janë hapur dy dritare të vogla shkarkuese me hark «majë lundre», ndërsa tek këmbët e tij përballë rrjedhës së lumit janë ndërtuar pila në trajtë prizmi me bazë trekëndëshi. Traseja e fazës së parë të urës është shtruar me gurë pllakë të vendosur këlliç, ku çdo 1 m. ngrihet 5 cm. rreshta tërthore, që i japin pendencës së kurrizit të harkut kryesor trajtën e shkallares. Më vonë kur me sa duket prurjet e mëdha përmbytnin pjesët e pjerrta në hyrje dhe në dalje të urës, lindi nevoja e zgjatjes së saj. Kështu urës së vjetër i shtohen 5 harqe nga e majta dhe 4 nga e djathta. Muratura e kësaj faze nuk është punuar me kujdesin e fazës së parë. Ura e Mesit është e tipit me kurriz.

Ura e Kollorcës (fig. 5) e tipit me kalesë të rafshtë ndodhet mbi një degë të lumit Drino dhe lidh Gjirokastrën me fshatrat rreth Suhës. Ura ka një gjatësi prej 103 m, gjerësi 3,3 m lartësi 7 m. dhe përbëhet nga 5 harqe me hapësira drite 9-12 m. Tri harqe kanë formë segmenti rrethor ndërsa dy të tjerët tentojnë nga tipi lundër. Në këmbët midis harqeve janë hapur 4 dritare lehtësuese me hark rrethor, ndërsa pjesët e poshtëme të këmbëve nga të dy anët janë trajtuar të mprehta për të hapur rrjedhën dhe për të evituar gryerjet e qosheve të këmbëve nga ana e bjefit të poshtëm.

Një nga urat më të bukura me një hark e tipit me kurriz është ura e Mirakës ose e Kamares (fig. 6) emër që e ka marë nga një kamare drejtkëndëshe ku është murosur një mbishkrim. Ura e Kamares kapërcen lumin Shkumbin pranë fshatit Mirakë (rr. Librazhdit) në një pjesë të ngushtë të shtratit të tij. Një hark i madh me qemer dyfish kapërxen rrjedhën kryesore të lumit i cili mbështetet në krahun e djathtë mbi një këmbë në shkëmb. Nga ana e majtë e rrjedhës për të zgjatur kalesën është hapur një dritare e madhe shkarkuese me hark me majë dhe një hark i vogël sektorial.

Ura e Bratajt (Rr. Vlorës (fig. 7) gjithashtu me një hark, është e tipit me trase horizontale. Rrjedha e lumit kapërxehet nga harku i madh gjysmë rrethor, ndërsa në krahun e majtë të rrjedhës për të zgjatur gjatësinë e urës është ndërtuar mbi shkëmb një hark më i vogël. Harqet janë ndërtuar edhe këtu me qemere dyfishe, ku i sipërmi del pak në formë dhëmbëzimi duke krijuar një nervaturë që e hijeshon krejt pamjen ballore të harkut kryesor. Një pamje të ngjashtme me këto dy ura të fundit

ka dhe ura e Golikut (fig. 8) (rr. Pogradecit) një urë në Voskopojë etj.

Ura e Orgockës (fig. 9) (Rr. Kolonjës) ka qenë një nga urat e mëdha mesjetare të vendit tonë. Ajo është përshtatur më vonë në një urë moderne dhe përdoret edhe sot e kësaj dite për kalimin e automjeteve. Nga gjurmat e ruajtura nga faza e parë, kuptohet që ajo ka qenë mbështetur mbi dy harqe të mëdhenj qendrore dhe anash tyre ka patur dy harqe të vegjël më të ulët. Në këmbën që ndan dy harqet qëndrore rruhen gjurmët e një dritareje shkarkuse të formuar nga një qemer cilindrik. Ura ka qenë e tipit me trase të rafshtë me rrampa të pjerëta në hyrje dhe dalje.

**Sterat dhe akuaduktet.** Nga ndërtimet e tjera inxhinjerike të realizuara nga mjeshtërit popullor një vend me rëndësi zenë dhe objektet arkitektonike, që kanë të bëjnë me furnizimin me ujë si stera, çezma dhe akuadukte.

Furnizimi me ujë ka qenë gjithmonë problem për keshtjellat mesjetare, banorët apo garnizonet e të cilave për shkak të luftrave dhe rrethimeve të gjata u duhej të siguronin rezerva të mëdha uji brënda mureve mbrojtës. Për këtë qëllim ndërtoheshin sterat ku mblidhej dhe depozitohej uji i shiut. Sterat mesjetare kish'n zakonisht forma drejtkëndëshe apo rrethore dhe ndërtoheshin nën tokë për ti rezistuar presionit të ujit ose pjesërisht nën tokë dhe pjesërisht mbi tokë. Ato ndërtoheshin me mure guri me trashësi deri 1.20 m. dhe mbuloheshin me qemere. Kur hapësira e mbulesës që e madhe, qemerët përforcoheshin me një sistem harqesh të mbështetura në pilastra. Muret suvatoheshin nga brenda me pluhur tulle dhe gëlqere të shuar mirë për hidroizolim. Thellësija e tyre arrinte 4 m e më tepër, disa herë mbi tokë ndërtohej dhe një kat tjetër që shërbente si ambjent për marrjen e ujit. Marja e ujit bëhej me anë të hapësirave të hapura mbi qemer apo me tubacione. Në pjesën e sipërme të sterave kishte tuba shkarkimi për të evituar ujrat e tepërta.

Përveç sterave që ndodheshin në kalatë, në vende të thata përdoreshin dhe stera të veçanta në banesat, sidomos kur këto të fundit kishin karakter mbrojtës. Këto stera ndërtoheshin në katin përdhes të banesave duke çfrytëzuar vet muret e godinës. Tabani i sterave ndërtohej me pjerrësi në drejtim të marrjes së ujit. Qemeret përforcoheshin me tiranta druri dhe në nivelin e tyre lidhej një dritare për pastrim e cila mbyllej me kanate dërrase, dhe kishte një madhësi të tillë sa mund të futej njeriu.

Me interes janë dhe sterat publike që shërbenin për furnizimin e krejt lagjes. Një stere e tillë e ndërtuar në vitin 1785 ndodhet në lagjen Manalat të Gjirokastrës. Ajo është dy katëshe, kati i parë i futur pjesërisht në tokë shërbente për depozitimin e ujit, ndërsa kati i dytë që përbëhej nga një ambient i vetëm shërbente për marrjen e ujit nëpërmjet një pusi, dhe sigurohej me një portë druri. Furnizizimi i sterës bëhej nga çatia nëpërmjet ulluqeve. Në sterë shërbente një rojtar i cili e hapte atë me orar të caktuar.

Për furnizimin me ujë të të qendrave të banuara dhe keshtjellave ndërtoheshin dhe vepra të mëdha inxhinjerike siç janë akuaduktet. Një akuadukt madhështor furnizonte me ujë kalanë e Gjirokastrës Ai e merte ujin nga burimet e Malit të Gjërë dhe për këtë gjatë rrugës ishin ndërtuar një sërë veprash inxhinjerike, si ura, puse kontrolli etj. Një nga këto ura ruhet akoma në lagjen Manalat, ajo lidh dy shpatet e kodrave përbri dhe përbëhet nga një hark i madh rrethor dhe dy dritare lehtësuese bri tij. Pjesa më e rëndësishme dhe më monumentale e këtij akuadukti ishte ajo që lidhte kalanë me shpatin e kodrës nga Jugperëndimi. Për shkak të terenit midis kësaj kodre dhe vetë kodrës ku është ngritur kalaja ndërtuesit kanë qenë të detyruar të ngrinin një vepër arkitektonike gjigande, prej të cilës sot ruhen vetëm gjurmë fare të pakta. Sipas një gravure të shek. XIX të dy kodrat lidheshin me një sistem harqesh prej më tepër se tetë hapësirash (fig. 10). Deri në vitet 30 të shekullit tonë ruhej akoma thuajse i plotë një nga këto harqe me gjithë dy këmbët mbështetëse anësore. Lartësia e akuaduktit në pjesën më të thellë të luginës arrinte rreth 30 m. Konstruktivisht akuadukti në pjesën pranë kalasë zhvillohet në formën e një arkade dyfishe në lartësi. Seksioni katërkandësh kënddrejtë i kollonave vjen e zvogëlohet që prej thembrës së harkut të parë duke u pjerësuar në një farë lartësije për tu ringritur me një seksion më të ngushtë. Të dy rrjeshtat e arkadave kanë gjerësi të njëjtë dhe më të vogël se kollonat e sistemit. Harqet e poshtëm kanë hapësirë drite pak më të madhe se të sipërmit duke qenë të dy me seksion gjysmë rrethor. Ngushtimi i hapësirës së arkadeve të sipërme arrihet nëpërmjet daljes në formën e dy pilastrave të gjëra, përtej seksionit të kollonave. Arkadat e poshtëme kishin vetëm funksion konstruktiv për shtimin e rigjiditetit të këtij konstruksioni kaq të lartë. Uji kalonte nëpër tuba qeramike. Gjurmët e një pusi kontrolli ndodhen mbi kodrën përballë kalasë që quhet shkëmbi i Qeribashit, ku ka qenë ndërtuar dhe një kullë e veçuar për mbrojtjen e kësaj pjese të rëndësishme të akuaduk-

tit. Ndërtimi i tij i atribuohet Ali Pashë Tepelenës në fillim të shek. XIX.

Pjesë të një akuaduki tjetër ruhen në fshatin Bençë (rrethi i Tepelenës) (fig. 11) dhe mendohet se ka shërbyer për të çuar ujë në kalanë e Tepelenës. Ky akuadukt ruhet mirë në një gjatësi prej 150 m. Ai është ndërtuar mbi kollona drejtkëndëshe të lidhura në pjesën e sipërme me harqe gjysmë rrethore. Ndryshe nga akuadukti i Gjirokastrës, uji kalonte nëpërmjet një kanalit me prerje katërkëndëshe që kufizohej në të dy anët nga mure të holla. Në pjesën ku akuadukti kalon tërthor shtratin e lumit kollonat mbështeten në anë të kalesës së një ure me tri harqe, duke lënë të lirë për kalim pjesën më të madhe të trasesë së saj. Një pjesë tjerër e akuaduktit vazhdon në formën e një kanali gjat shkëmbit që bije thikë mbi bregun e lumit.

Të shumta janë dhe çezmat monumentale që ndërtoheshin gjatë mesjetës në qytete, zakonisht në pazar por nga një herë dhe në qendra më të vogla banimi. Ato çfrytëzonin direkt burimet natyrale ose kur këto ishin (fig. 12) larg, përdoreshin tuba qeramike apo plumbi për sjelljen e ujit.

**Banjat.** Edhe pse njiheshin gjatë antikitetit dhe gjithashtu kanë qenë përdorur gjatë mesjetës, si tip ndërtimor banjat rifilluan të ndërtohen në Shqipëri gjatë shek. XVI duke vazhduar deri në shek. XIX.

Banjat zinin një vend të rëndësishëm ndër ndërtimet më karakter shoqëror të qyteteve tona të mesjetës së vonë.

Ato ndërtoheshin në qendër të qytetit pranë ndërtimeve të tjera si xhamitë, duke përbërë me mjaft raste komplekse së bashku me pazaret dhe ndërtimet administrative. Nuk mungojnë në një sërë qytetesh edhe banjat e lagjeve të cilat janë më të vogla se ato që ndërtoheshin në qëndrat e qyteteve.

Përmendjen më të vjetër për to (1672) na e jep Evlia Çelebiu i cili flet për dy banjat e Elbasanit që ruhen edhe sot, banjën në Gjirokastër si dhe për dy banja në Berat që sot nuk janë më. Krahas tyrde, çka është me mjaft interes, Çelebiu na tregon gjithashtu se në mjaft banesa kishte banja për përdorim privat.

Banjat publike të cilat sot ruhen në qytetet Elbasan, Durrës, Shkodër, Gjirokastër, Delvinë, Krujë e gjetkë, ndërtohen mbi të njëjtën skemë funksionale: salla e çveshjes ambienti ndërmjetës i adaptimit me nxehtësinë pranë të cilit janë ambientet sanitare dhe të pastrimit, si dhe vetë ambientet e larjes. Veç tyre banjat kanë dhe depon e ujit.

Jo të gjitha banjat që ruhen në vendin tonë kanë të plotë këtë skemë funksionale. Mjaft prej tyre si ato të Krujës, Gjirokastrës, Delvinë, Lezhë nuk kanë ambient të ndërmjetëm, duke patur kalimin e drejtpërdrejtë nga salla e zhveshjes në dhomat e larjes.

Salla e vetme e çveshjes është gati katrore në plan dhe mbulohet me çati druri me tavan. Në qendër të saj janë katër kolona për të mbatjur çatinë, që ka në mes një shatërvan uji. Në anët e sallës janë sofatet për veshje, ndërsa nga perëndimi një qoshk pushimi për klienta në gjendje të mirë ekonomike. Nga ambienti i dikurshëm ruhen fillimet e mureve pranë pjesës së vjetër dhe mendohet se ai do të ishte pak a shumë i ngushtë dhe i mbuluar me qemer dhe më vonë u prish për tu zmadhuar.

Prej sallës së veshjes kalohet në ambientin ndërmjetës me nyjen e pastrimit dhe atë sanitare. Nga ambienti i ndërmjetëm nëpër një portë që mbyllej vetë nëpërmjet një sistemi me lëkundësa për të mos lejuar uljen e temperaturës, kalohej në sallën e madhe të larjes. Sallat e larjes janë këtu tre, një e madhe dhe dy të vogla. Në të parën ka edhe sofa për masazh dhe vende ulje për djersitje. Në të si dhe në dy sallat e tjera ka vaska të vogla prej nga merej uji për larje si dhe një sërë nikesh në mure.

Uji dikur vinte me dy tuba, i nxehtë dhe i ftohtë. Në ambientin në qëndër kishte një dritare prej nga hynte avulli i nxehtë i depos së ujit, që ndodhej në tërë anën jugore të ndërtesës.

Të gjithë ambientet e pjesës së vjetër mbulohen me qemere të ndryshme apo me kupola, nga vrimat e të cilave marin dhe ndriçim. Në mënyrë të veçantë secila strukturë del në dukje edhe në çati, ulluqe pranë të cilave dikur ujin e mblidhnin dhe e shpinin në depon e ujit.

Po në këtë skemë të plotë dhe madje më e madhe nga përmasat është dhe banja e mbiquajtur e vogël në qytetin e Shkodrës; e ndërtuar në gjysmën e parë të shekullit XVIII. Në një kohë të dytë pjesës së vjetër i është shtuar një pjesë dy katshe. Banja (fig. 15) vetë përbëhet nga salla e çveshjes mbuluar me çati me konstruksion të drunjtë, ambienti i ndërmjetëm (2) në nyjen e pastrimit dhe atë sanitar (3), salla qëndrore e larjes (4), sallat e veçanta të larjes (5) dhe depua e ujit (6). Salla qendrore e larjes mbulohet prej kupolash të mbështetura me mure dhe harqe mbajtës të krijuar për të zmadhuar këtë sallë pa vështirësuar mbulimin nëpërmjet kupolave më të mëdha. Në muret anësore të sallave të larjes ndodhen vaska dhe nike. Edhe

Salla e çveshjes është në të gjitha banjat një ambient që ze ballin e ndërtesës. Në të hyet nga një portë e vetëme e vendosur në anën më të gjatë, me përmasa jo të mëdha, për të zvogëluar kontaktin me ambientin e jashtëm. Zakonisht, në shembujt më të vjetër, salla e çveshjes mbulohet me kupola apo qemere të formave nga më të ndryshmet. Prej saj nëpërmjet një porte të vetme kalohet në ambientin e ndërmjetëm, kur, ka të tillë, apo drejtpërdrejtë në ambientet e larjes kur ai mungon. Ambienti i ndërmjetëm shërbente për adoptimin gradual të trupit me temperaturën e lartë të ambienteve që shërbenin për larjen. Pranë ambientit të ndërmjetëm ishin ambientet apo këndet e pastrimit si dhe nyja sanitare.

Prej ambientit të ndërmjetëm kalohet në sallat e larjes të cilat ishin zakonisht më shumë se sa një. Ambienti i parë shërbente për larje të një numuri më të madh njerëzish dhe përdorej si një sallë djersitjeje dhe masazhi. Pranë tij ndodhen ambiente të tjera për larje, më të vogla dhe të lidhura me kalime të hapura me sallën kryesore të larjes dhe në ndonjë rast të rezervuara për individa të shtresave të privilegjuara.

Ambienti i fundit, i cili haset në të tërë banjat është depua e ujit. Depua e ujit ze si shtrirje gati tërë pjesën e fundit të ndërtesës. Në anën e mbrapme të këtij ambienti, pra në pjesën e jashtëme, ndodhej furra e cila ndizej dhe shërbehej nga jashtë. Në ndonjë rast (Shkodër) depua e ujit ndahej me mure në rolin e kapërdedhësit për të veçuar ujin e ftohtë nga i nxehti.

Për vetë funksionin, banjat janë me volume të mbyllura me planimetri drejtkëndëshe, kompakte dhe me kontakt minimal me ambientin e jashtëm. Si ndërtim me karakter të theksuar utilitar trajtimi i jashtëm është shprehës i tërësisë funksionale dhe strukturale të tyre, me mure të rafshta dhe pa dritë, mbulesa konike e piramidale të kupolave me tambure, e me një apo dy rjedhje uji të atyre me qemer. E vetmja lidhje me ambientin janë porta e vetme e hyrjes (e sallës së veshjes) si dhe vrimat mbuluar me sfera qelqi që shërbejnë për ndriçimin e çdo ambienti. Muret në përgjithësi përfundojnë në korniza të rafshta të ndërtuara me pllaka guri.

Ndër banjat e ruajtura më mirë në skemë të plotë funksionale është banja e pazarit në qytetin e Elbasanit (fig. 14). Kjo ndodhet në qendër të qytetit në pazarin përball kalasë në mes xhamisë të Agait dhe asaj të Ballies. Përbëhet nga pjesa e vjetër, të cilës në një kohë të dytë i është shtuar (rindërtuar mbase duke u zmadhuar), salla e veshjes. këtu fundin e ndërtesës e zë depua e ujit, për të patur kontakt sa më të madh me sallat e banjos, për të shfrytëzuar nxehtësinë e furrës.

Ndër banjat me skemë të plotë funksionale hyjnë edhe banja e kalasë së Elbasanit dhe ndoshta banja e vjetër e Tiranës.

Krahas tyre si përmendëm më lartë kemi dhe banja me skemë jo të plotë (mungon salla ndërmjetëse apo e ambjentimit). Të tilla ruhen në Krujë, Delvinë, Gjirokastër, Durrës, Lezhë, dhe Slatinjë të Skraparit.

Banja në kalanë e Krujës (fig. 16) përbëhet nga salla e çveshjes, (1) sot pa mbulesa dhe që mundet të jetë shtuar më vonë, nga ambieni i djersitjes (2), dikur mbase i çveshjes që ka pranë nyjen sanitare (3) dhe ambientet e larjes (4) që komunikojnë drejtpërdrejt me të. Në anën veriore është depua e ujit. Edhe këtu një dritare lidh sallën në të majtë me depon e ujit, për të krijuar një ambient më të nxehtë duke i krijuar rrugë avujve të ujit për në sallat e larjes. Banjua mbulohet me qemere dhe tre kupola mbi tambure.

E përafërt me të duket banja në lagjen Meçite të Gjirokastrës (fig. 17), e përbërë nga salla e vonë e çveshjes (1), nga ambienti i ndërmjetëm (2), dikur salla e çveshjes, nga një kalim i vogël për në nyjen sanitare (3) dhe njërën nga sallat e çveshjes, dhe vetë sallat e çveshjes (4) të cilat janë dy dhe të mbuluara me kupole. Në fund ndodhet depua e ujit që ze jo tërë gjërësinë e godinës me furrën në anën e jashtme.

Me të njëjtën skemë janë edhe banjat e tjera, më modeste për nga përmasat dhe ndërtimi planimetriko-vëllimor.

Banjat mesjetare shquhen për zgjidhjet funksionale që folëm më lart dhe ndërtimin e elementëve të veçantë funksionalë e teknikë. Ashtu si dhe banjat antike ato ndërtoheshin mbi dysheme me hipokaust për të ngrohur ambientin e sidomos vetë dyshmenë. Kollonat e tij në më të shumtën e rasteve janë me prerje katrore (Elbasan, Krujë, Gjirokastër) (me brinjë 30-40 cm, ndërsa në ndonjë rast me prerje rrethore (Shkodër) me diametër 25 cm. Lartësia e kanaleve është në mvartësi të madhësisë së banjës dhe ndryshon nga 80 cm (Shkodra, Elbasani), deri në 50 cm (Krujë, Gjirokastër). Kollonat ndërtohen me gurë e llaç gëlqereje dhe mbi to në banjat e mëdha vendosen pllakat mbajtëse të dyshemesë. Vetë dyshemeja ndërtohet me pllaka gjeometrikisht të rregullta mbi një shtresë llaçi gëlqeror hidroizolues me pluhur tjegullash, duke patur pjerësi nga ambienti i fundit i larjes në nyjen sanitare.

Ngrohja e sallave bëhet nga gazrat e nxehta të furrës të cilat mbasi kalojnë nëpër hipokaust dalin jashtë nëpërmjet disa kanaleve vertikale të vendosur në pjesën e brendëshme të mureve të banjës me diametër rreth 30 cm. të cilët dalin mbi çati në një lartësi 20-30 cm me tuba qeramike. Duke patur parasysh lagështinë e madhe të banjave, muret janë suvatuar me llaç hidroizolues me gëlqere të shuar shumëvjeçare e tjegulla të shtypura, të hedhur në disa shtresa të ndryshme. Koha ka treguar se ky lloj suvatimi e ka luajtur më së miri rolin e vet dhe ka qëndruar deri më sot.

Vaskat e ujit janë kudo të punuara, nëpërmjet gdhendjes, prej një guri të vetëm, i cili në banjat e mëdha trajtohet si element dekorativ. Ato furnizoheshin me ujë të nxehtë dhe të ftohtë nëpërmjet dy tubave prej qeramike. Uji i nxehtë vjen nga depua e ujit duke u ngrohur nëpërmjet furrës, ndërsa uji i ftohtë, ose nga ndarje të veçanta brenda depos së ujit (Krujë, Shkodër) ose direkt nga jashtë (Elbasan, Delvinë).

Muret e banjave ndërtohen prej guri e llaç gëlqereje. Prej guri të punuar ndërtohen qoshet dhe shpatullat e mbulesat me hark të hyrjeve e në ndonjë rast (Shkodër) dhe muret. Muret janë relativisht të trashë (70-100) për të përmbajtur shtytjet e mbulesave të harkuara në pjesët që ato nuk ekuilibrojnë njëra tjetrën.

Ato, çka më tepër nxjerrin në pah mjeshtërinë ndërtimore të arkitektit anonim popullor janë mbulesat e sallave të banjave. Sipas formës planimetrike ato ndërtohen me kupola dhe qemere cilindrike, me hark të mprehtë apo me pjesë të rrafshta dhe gati kudo me tulla. Është me interes të vërehet preferenca për kupolat, të cilat përdoren jo vetëm në ambientet thuajse katrore në plan, por nëpërmjet vendosjes së harqeve mbajtëse edhe në salla drejtkëndëshe (Shkodër) ku ruhet vëllimi i madh i sallës. Kalimi nga plani kuadratik në bazën rrethore të kupolës. bëhet me trompa, në ndonjë rast të formuar prej stalaktitesh orientale të tipit.

Përsa i përket mbulesave të dyerve e nikeve përdoret harku, rrethor, me gurë të gdhendur. Po kështu përdoret dhe harku i mprehtë apo si në formë fundi lundre sidomos për harqet mbajtëse të verbër të kupoleve në muret anësore.

Vërejtëm më lart ndërtimin kompakt me mure të rafshta dhe të pasuvatuara (fig. 17), i cili krahas mbulesave me kupola dhe çatira të rrafshta të qemereve gjithnjë në ekuilibër me të, përcakton siluetën arkitekturale të banjave, karakteristike vetëm për to. Jo pa vlerë do të ishte të gjurmohej në të transplantimi i një forme të huaj në mënyrën shqiptare të jetesës duke qënë sidomos në periudhën e parë në përdorim vetëm nga pushtuesit. Këto elementë nënvizohen nga lartësia e vogël e banjave dhe muret e pasuvatuara që nxjerin në pah pretendimet modeste të ndërtuesve në drejtim të vlerave arkitekturale. Megjithatë mjeshtri popullor nëpërmjet lëvizjes mbi çati të vëllimeve të kupolave e qemereve (fig. 18), kornizave prej gurësh të rafshtë apo tulla është munduar në shëmbujt më të shquar (Shkodër, Elbasan, Krujë) të kalojë caqet e të dobishmes për të kaluar në estetikën.

Në brendësi përgjithësisht mbizotërojnë vëllimet e mbyllura, ku muret fragmentohen vetëm nga harqet mbajtës të verbër të kupoleve sidoqoftë me konture elegante prej harqesh të shkallëzuar të mprehtë apo në formë fund lundre, prej trompeve me stalaktite (Elbasan) prej nikeve mbuluar po me harqet etj. Ambientin e erët e ndriçonin vetëm vrimat rrethore apo në formë ylli të vendosura në mënyrë simetrike (fig. 19). Tentativën për një ambient të madh qendror e përbën salla e larjes në banjën e Shkodrës, ku nëpërmjet harqeve mbajtëse ngrihet mbulesa pa përdorur mure ndarës. Një element tjetër dekorativ në to është përdorimi i vaskave me një gur të vetëm, të cilat në mjaft raste janë gdhendur artistikisht (Shkodër, Elbasan).

Tipologjikisht të njëjta me banjat e Turqisë dhe vendeve të tjera të Ballkanit, banjat e vendit tonë dallohen sidomos nga të parat për nga përmasat modeste, ndërtimi planimetrik pa sallë qendrore me një funksion më të pakët për larje, nga mbulimi me qemer i sallës së çveshjes si dhe nga trajtimi i jashtëm dekorativ. Kurse nga ato të vendeve të tjera të Ballkanit janë më të afërta. Gjithashtu po me interes është të shënohet se banjat janë ndërtuar më tepër në qytetet ose në qendrat më të vogla por me garnizon apo administrata si p.sh. Slatinja etj.

Përsa i përket datimit mjaft prej atyre që egzistojnë sot i takojnë shk. XVII (përmenden nga Çelebiu), pra, përpara islamizimit të gjerë të popullsisë vendase, gjithnjë ndërtuar me element arkitektural e struktural të repertorit ndërtimor vendas pra dhe nga mjeshtra popullorë vëndas. Ka dhe banja të cilat janë ndërtuar më vonë si ato të Durrësit, Tiranës etj.

Krahas banjave të vendosura në qendra të qytetit dhe ato në lagje, në mjaft banesa të shtresave të pasura e më rallë të mesme të besimit mysliman, hasen banjo të ashtuquajtura private të cilat përsërisin skema të përafërta me ato të banjave të thjeshta, sigurisht me përmasa më të vogla të destinuara për përdorim individual. Në to përdoret hipokausti, e sistemi i furnizimit me ujë, mbulesa me

kupol me vrima ndriçimi, ambienti për çveshje. Veç tyre ka dhe raste si në Shkodër ku ambientet për larje janë akoma më të thjeshta pa hipokaust e sistem furnizimi me ujë.

Një ekzemplar me vlerë ndodhet në Berat (fig. 21) (në banesën sot muzeu i Qytetit) ndërtuar brenda konturit të banesës. Banja përbëhet nga parahyrja (1), ambienti i zhveshjes (2), ambienti i larjes (3), i lidhur me të parin dhe nga ambienti i zjarrit, i vendosur prapa atij të larjes në të cilën hyet nga jashtë ndërtesës. Duke qënë banesa e ndërtuar në teren të pjerët, banja është vendosur në pjesën e mbrapme, pra mbi teren shkëmbor. Mbulesat e ambienteve janë me qemere dhe kupola.

Një shembull tjetër ruhet në Krujë (fig. 22) në ndërtesën ku është vendosur sot muzeu Etnografik. Banja është më e thjeshtë, përbëhet vetëm nga dy ambiente ai i çveshjes (1) dhe ai i larjes (2) i cili ngrohet nga oxhaku i shtëpisë së zjarrit.

Banjat publike u ndërtuan dhe u përdorën në rrethana të caktuara ekonomike e politike-shoqërore ç'ka shpjegon dhe kufizimet në shtrirjen teritoriale dhe numurin e tyre. Megjithë këtë ato pasqyrojnë krahas tyre dhe nivelin ndërtimor sidomos në drejtim të strukturave hapësinore të kurbuara, ekuilibrimit statik të tyre si dhe funksionimit të rjetit inxhinjerik të furnizimit me ujë dhe ngrohjes si të ujit ashtu dhe të ambientit. Këto realizime edhe pse të bazuara në dije empirike dëshmojnë për një nivel të mirë të ndërtuesve të tyre.

Në organizimin urbanistik të qendrave të qyteteve shqiptare të mesjetës së vonë krahas tregut, ndërtesave administrative, ndërtimeve të kultit e të tjerave për përdorim shoqëror një vend të veçantë zënë dhe kullat e sahatit. Studimet kanë treguar se duke filluar nga sh. XVI fillojnë të çfaqen kullat e sahatit në një sërë qytetesh. Kështu në sh. XVII kanë kulla sahati Shkodra, Berati, Elbasani e Kruja, në shek. e XVIII Korça ndërsa në sh. XIX Tirana, (fig. 23), Peqini (fig. 24) e Kavaja (fig. 25). Veç qyteteve kanë patur kulla sahati, dhe qendra më të vogla si Preza dhe Libohova. Me interes është të vërejmë se në mjaft raste kullat janë vendosur në kalatë si në Krujë (fig. 26), Prezë, Gjirokastër, Kaninë.

Kullat e sahatit siç tregon dhe vetë termi janë të ndërtuara përgjatë një aksi vertikal dhe arrijnë në një lartësi të madhe. Ato janë me bazë kuadratike dhe përbëhen prej pjesës së poshtme që zë lartësinë më të madhe ku lëvizin peshat dhe prej ambienteve të mekanizmit mbi të dhe këmbanës në pjesën më të lartë.

Pjesa e poshtme ndërtohet me mure guri të trashë duke patur shkallë të drunjta në të katër faqet që të shpien në ambientet e sipërme. Ndriçimi i saj bëhet me dritare të ngushta si frengji. Mbi të në një dysheme vendoset mekanizmi i sahatit, në ndonjë rast me fushat të shtuara më vonë (Tiranë, Kavajë) duke qenë ndërkohë këmbana e vendosur në pjesë përbërëse e fizionomisë së qyteteve të kohës;

Shumë prej tyre kanë kërkesa të theksuara arkitektonik duke u bërë me kohë, me siluetën e tyre, pjesë përbërëse e fizionomisë së qteteve të kohës, funksion që ndonjëra e luan dhe sot.



FIG. 1 URE DRURI MBI LUMIN FAN I MADH



FIG. 2 URA E MOGLICËS «KORÇË»



FIG. 3 URA E ZARANIKËS «ELBASAN»



FIG. 5 URA E KOLLORCES «GJIROKASTËR»



FIG. 6 URA E KAMARES «LIBRAZHD»



FIG. 7 URA E BRATAJT «VLORË»



FIG 10 UJËSJELLËSI I GJIROKASTRËS (GRAVURË E SHEK. XIX)

FIG. 11 UJËSJELLËSI I BËNÇËS
TEPELENË.





FIG. 12 TUBACION QERAMIKE
I UJËSJELLËSIT TË GJIROKASTRËS

BANJA E PAZARIT - ELBASAN







FIG. 15 BANJA NË QYTETIN E SHKODRËS




FIG 16 BANJA NE KALANE E Krujë






*BANJO NE LAGJEN MEÇITE*

*Gjirokastër*

*FIG. 17*








**PAMJE E BANJOS NË QYTETIN E SHKODRËS**

**Fig. 18**







BANJA E PAZARIT - Elbasan FIG. 19

FIG. 20




FIG. 22 BANJA NE MUZEUN E Krujës




FIG. 21 BANJA NE MUZEUN E Beratit



Fig. 23

KULLA E SAHATIT NË QYTETIN E TIRANËS



Fig. 25

KULLA E SAHATIT NË QYTETIN E KAVAJËS



Fig. 24

KULLA E SAHATIT NË QYTETIN E PEQINIT



FIG. 26 KULLA E SAHATIT NË KALANË E KRUJËS

# KAPITULLI V

# ARKITEKTURA NË SHEK. XV-XVII

Ekspeditat e shumta turke gjatë shek. XV i shkaktuan Shqipërisë dëme të mëdha në ekonomi dhe në forcat njerëzore. Masakrat në masë kishin pakësuar në një shkallë të dukshme popullsinë e vendit, në këtë drejtim ndikon dhe emigrimi në masë i popullsisë, në Itali dhe në qytetet e Dalmacisë që mori përpjestime të gjera sidomos pas vdekjes së Skënderbeut (1468) dhe pasi ranë qytetet e fundit të Shqipërisë në duart e turqve (1478-1479).

Një rënie të madhe pësuan dhe qytetet. Një pjesë prej tyre si Drishti, Deja, Shurdhahu etj. nuk u rimëkëmbën më, ndësa qytetet të tjera të mëdha e të lulëzuara u kthyen në fshatra. Tregtija e brendëshme dhe marrëdhëniet tregtare e kulturore me Europën Perendimore u paralizuan. Periudha e pushtimit otoman solli në Shqipëri dhe një varg ndryshimesh të tjera në sferën ideologjike dhe kulturore, si islamizmin me diskriminimin e tij fetar e shoqëror-politik ndaj masës më të madhe të popullsisë vendase dhe me ndikimet e tij në fushën e kulturës materiale e shoqërore. Por ndryshimi më i thellë e i rëndësishëm ishte vendosja e sistemit feudal ushtarak nëpërmjetë përhapjes së sistemit të timareve, i cili kishte për qëllim jo vetëm shfrytëzimin ekonomik të Shqipërisë, por edhe kthimin e saj në një vend rekrutimi forcash njerëzore për nevojat e Perandorisë Osmane.

Krahina të gjera malore në territorin e Shqipërisë nuk iu nënshtruan sistemit të timareve, me armë në dorë e sakrifica të mëdha ata mbrojtën gjendjen e tyre të privilegjuar, artin dhe arkitekturën popullore. Por edhe në zonat fushore, sundimi osman nuk mundi të asimilojë, në pikëpamje kulturale vendin tonë. Faktori determinues për këtë ishin, mbështetja në një traditë kulturale të lashtë e të fuqishme, ekzistenca e një kombësije të formuar plotësisht në territorin e vet, mbresa që kish lënë në popull lufta heroike kundër pushtuesve turq dhe figura e Skënderbeut dhe së fundi rezistenca e mëtejshme e popullit shqiptar kundër pushtuesit.

Edhe në këtë periudhë të vështirë për vendin tonë mjeshtrit popullorë dinën të ndjekin traditat më të mira të së kaluarës, të përpunojnë ndikimet orientale e ballkanike dhe të krijojnë një arkitekturë me tipare kombëtare. Nga ana tjetër talenti krijues i arkitektëve shqiptarë, shpërtheu edhe në provinca të tjera të Perandorisë Otomane, e sidomos në kryeqytetin e saj ku mundësitë ekonomike për vënien në jetë të këtyre projekteve ishin më të mëdha.

Nga shekujt XV-XVII na ruhen mjaft shembuj veprash arkitekturale, kryesisht nga ndërtimet e kultit dhe fortifikimet, prej të cilave mund të gjykohet mbi nivelin e arkitekturës në vendin tonë gjatë kësaj periudhe si dhe mbi tiparet e veçanta të saj në kuadrin e përgjithshëm ballkanik. Gjatë pjesës së fundit të shek. XV dhe më përpara në zonat e pushtuara, ndërtimet me karakter shoqëror ishin të kufizuara. Vëmendja ishte përqëndruar më tepër në ndërtimet mbrojtëse që pushtuesit i ngrinin për nevojat e tyre ushtarake, ndërtimet e tjera të një farë rëndësije arkitektonike qoftë dhe ato të kultit mysliman fillojnë të duken vetëm nga fundi i shek. XV.

Faltoret e para të kultit islam ishin të importuar, por shumë shpejt fillon të ndjehet në to ndikimi i fuqishëm i arkitekturës vendase. Duke ruajtur të njejtën ide arkitekturale, (planimetrike e vëllimore) që lidhej me destinacionin e këtyre ndërtimeve, hetohen dhe veçanti që lidhen me realizimin konkret të kësaj ideje. Kështu, xhamitë e vendit tonë dallohen nga ato turko-osmane, nga trajtimi dekorativ i fasadave, në futjen me vështirësi të disa elementëve, konstruktivo-dekorativë si harku, lundër etj. Me kalimin e kohës këto dallime thellohen duke u shtrirë deri diku edhe në formulimin e shtrirjes planimetrike.

Këto ndërtime harmonizohen gjithnjë e më tepër me arkitekturën popullore dhe ansamblet e qyteteve tona mesjetare. Elementë të arkitekturës popullore, fillojnë të futen edhe në gdhendjen e pjesëve të drunjta të interierëve etj. ndërsa nga arkitektura turko-osmane u morën ato tipa dhe ato elementë që kishin afëri më të madhe me arkitekturën dhe ndërtimet vendase. Fenomene të tjera lidhen me arkitekturën e kultit të krishterë. Ajo kishte trashëguar mjaft principe të arkitekutrës së mëparshme e cila me tiparet e saj specifike dhe nivelin e lartë, kishte rrënjosur një traditë shumë të fuqishme që mundi të rilindë me rastin më të parë.

Kështu duke filluar nga gjysma e dytë e shek. XVI kur nisën të ndërtohen faltore të vogla e të thjeshta e deri në mesin e shek. XVIII kur kjo veprimtari arrin kulmin e saj, kjo gjini ndërtimesh ndjek një rrugë të pandërprerë zhvillimi. Duke përpunuar në mënyrë krijuese tiparet më karakteristike të arkitekturës pararendëse, arkitektura e kultit të krishterë gjatë shek. XVI-XVIII, në përpuhje me rrethanat e reja ekonomiko-shoqërore, karakterizohet nga një interpretim më i lirë i tipave dhe i formave duke arritur shpesh herë në konceptime arkitektonike të veçanta, që dëshmojnë për individualitetin krijues të mjeshtrave të ndërtimit dhe për përpjekjen e tyre në gjetjen e mënyrave të reja të shprehjes arkitektonike. Edhe në ndërtimet ushtarake vërehen mjaft elementë të arkitekturës vendase, si në teknikën e ndërtimit, elementët konstruktivë etj.

## ARKITEKTURA E FORTIFIKIMEVE (shek. XV-XVIII)

Në periudhën e parë të pushtimit turk për vendosjen e garnizoneve të okupatorit u përdor një pjesë e mirë e kalave të vjetra egzistuese. ndërsa kalatë e tjera që u gjykuan të pa përshtatshme u prishën për të mos u kthyer në qëndra rezistence të popullsisë kryengritëse. Në radhë të parë u çfrytëzuan kalatë e qyteteve të cilat u kthyen më vonë në qëndra administrativo-ushtarake të vilajeteve si dhe disa kështjella që kishin rëndësi të veçantë strategjike. Kështu në dokumenta nga kalatë egzistuese ku kanë qënë vendosur garnizone ushtarake të pushtuesit përmenden kalaja e Krujës, Sfetigradit, Përmetit, Këlcyrës, Gjirokastrës, Skraparit Mborjes, Kaninës, Beratit, Himarës, Sopotit (Borsh). etj. Në disa raste kur kalaja egzistuese nuk i përshtatej qendrës së re administrative të vilajetit si dhe për qëllime të tjera ushtarake u ndërtua dhe ndonjë kështjellë e re si: Kalaja e Korçës e ndërtuar në teren të sheshtë e cila përmendet në regjistrin e Sanxhakut të Shqipërisë të viteve 1431-32. Kalaja ishte qëndra administrativo-ushtarake e vilajetit të Korçës, por njëkohësisht me të u çfrytëzua dhe ajo e Mborjes e ndërtuar mbi një kodër të lartë në afërsi të qytetit. Në këtë periudhë si dhe më vonë këto fortifikime të posandërtuara shënohen në dokumenta me emrin «Kështjella e re» apo «qyteza e re» siç është rasti i «Jenixhekalasë» (kështjella e re) pranë Bradasheshit, 5 km në veri të Elbasanit prej së cilës sot nuk ruhet asnjë gjurmë. Gjatë fundit të shekullit 15 pas rënies së kalave të fundit në Shqipëri dhe sidomos gjatë shek. XVI Turqit, përveç riforcimit të kështjellave që kishin në zotërim ndërtuan edhe kështjella të reja. Qëllimi i këtyre ndërtimeve ka qënë i ndryshëm, por kryesisht për të mbajtur të nënshtruar popullsinë e krahinave ku ato qenë ndërtuar dhe për përhapjen dhe konsolidimin e sistemit feudal-ushtarak të timareve. Gjatë shek. XVII kur ishte stabilizuar pushtimi turk, nuk pati veprimtari të gjerë në drejtim të fortifikimeve, veç në ndonjë krahinë ku akoma në fillim të këtij shekulli nuk ishte përhapur sistemi i timareve siç ishte sanxhaku i Dukagjinit dhe i Himarës.

Ndërtimi i kalave të reja apo meremetimi i atyre ekzistuese nuk ishte kudo i njëllojtë në tokat e Perandorisë Otomane. Në krahina më të qeta ku nuk kishte shumë kryengritje turqit zakonisht i linin mbas dore kalatë e vjetra dhe pak ndërtonin të reja, por edhe këtë me materiale të dobëta. Por në Shqipëri që ishte një vatër e përhershme kryengritjesh dhe një nga teritoret kufitare të Perandorisë, turqit krijuan një sistem të tërë fortifikimi ku vendin kryesor e zinin kalatë ekzistuese. Një rëndësi e madhe ju vu edhe ndërtimeve fortifikuese në bregdet. Kalatë bregdetare kishin synime të ndryshme. si kontrollin e tregtisë, ndalimin e nxjerrjes kondrabandë të drithit, ndalimin e furnizimit me armë të kryengritësve shqiptarë, mbrojtjen nga fuqitë detare perëndimore dhe më së fundi për të çfrytëzuar pyjet e pasura bregdetare për ndërtimin e anijeve. I gjithë ky sistem fortifikimi duhej të shërbente si kundër armikut të brendshëm ashtu edhe kundër armikut të jashtëm. Sipas rëndësisë së teritorit të pushtuar parapëlqeheshin dhe tipet e ndryshme të fortifikimeve

Në vendin tonë pak dëshmi kemi për fortifikime druri. Një të tillë e gjejmë të shënuar në një hartë të shek. XVII, në Kabash të Pukës. Kështjellat kryesore paiseshin me artileri, Që në gjysmën e parë të shek. XV përmenden në dokumenta si artiliere që shërbenin në kala të ndryshme, ndërsa nga fundi i shek. XVI Shkodra ishte qendra kryesore e prodhimit të topave dhe furnizonte një pjesë të mirë9 të kalave të Shqipërisë dhe Maqedonisë perëndimore. Kalatë ruheshin nga garnizone të përhershme si dhe nga persona që u ishin dhënë timare dhe bënin roje në to. Personat që ishin ngarkuar për mbrojtjen e një kalaje mund të banonin brenda saj (Kalaja e Krujës), por mund të banonin edhe në fshatrat përreth ose në qytete që ishin relativisht larg prej saj. Në dokumentat përmenden rezervistët e jenixhekalasë (Bradashesh) ose që zejtarët e qytetit të Elbasanit ishin ngarkuar të mbronin kalanë e Durrësi dhe Bashtovës nga flota e krishtere kundrejt heqjes së detyrimeve (v. 1604). Por kishte dhe trupa të posaçëm të destinuar për mbrojtjen e kalave të cilët thirreshin «myselimë». Për ndërtimin e kalave të reja turqit mernin angari popullsinë e zonave përreth të cilët për këtë arsye dhe për mos lejuar stabilizimin e administratës turke, hidheshin shpesh në kryengritje për të kundërshtuar ndërtimin e kalave në krahinat e tyre. Kalatë e reja kishin më të shumtën e rasteve forma të rregullta gjeometrike që u përshtateshin më tepër qëllimeve të tyre ushtarake për vendosjen e garnizoneve si dhe terenit të sheshtë ku ndërtoheshin shumica prej tyre.

**Kalaja e Elbasanit.** Një nga kalatë më të mëdha të rindëtuara nga turqit në shek. XV është ajo e Elbasanit (1466) e cila kishte një rëndësi të madhe strategjike për ata, pasi ndodhej në qendër të Shqipërisë mbi rrugën ushtarako tregëtare që kalonte nëpër luginën e Shkumbinit dhe pranë Krujës e Du-

rrësit që ishin piksynimet e tyre më të afërta. Gjatë rindërtimit u ndoq me përpikmëri planimetrija egzistuese e kalasë të rrënuar, të shekullit të IV të e.s. dhe u shfrytëzuan traktet e mureve që ruheshin akoma në këmbë. Kështu kalaja pas përfundimit të punimeve kishte formë drejtkëndëshe dhe përforcohej nga 26 kulla. Forma planimetrike e kullave ishte e njëjtë me ato të periudhës së vonë antike (fig. 1). Muret përshkoheshin nga tre hyrje. Hyrja nga ana jugore që përshkonte një kullë drejt këndëshe u quajt «Porta e pazarit», hyrja nga ana perëndimore u quajt «Porta e Jeniçerëve» dhe ajo nga lindja «Porta e Ahmedajt». Këto dy të fundit mbroheshin nga një çift kullash në formë patkoi. Rreth mureve qe hapur një kanal rreth 3 m i thellë i cili mbushej me ujët e lumit të Zaranikës. Muret e vitit 1466 dallohen qartë nga muret e shek IV të e. sonë si dhe nga riparimet e mëvonshme. Ato janë të mbushura në faqet e jashtëme me copra tullash dhe nga një herë edhe me fragmente arkitektonike të gjetura në vend nga rënimet e qytetit të Skampinit. Për të rritur stabilitetin e mureve u përdorën brezat e drurit ndërsa, në pjesën e sipërme të murit u ndërtuan parapete të dhëmbëzuar; me bedenë. Kullat e qosheve në këtë periudhë kanë qenë dy katëshe dhe mbuloheshin me çati konike me tjegulla. Trarët e dyshemesë së katit të dytë vendoseshin në formë radiale duke u mbështetur në njerin skaj mbi një bazament të madh katërkëndësh 2,10 x 2,10 m të ndëtuar me mur guri dhe në skajin tjetër mbi një dhëmbëzim të krijuar në anën e brendëshme të murit. Por ambjenti i katit II komunikonte direkt edhe me shtegun e kalimit të rojeve nëpërmjet një porte të mbuluar me qemer tulle të hapur në murin e brendshëm të kullave. Për ti mbrojtur më mirë këto porta, në të dy anët e tyre mjuri i bedenave në vendet e bashkimit me kullat ka qenë më i lartë, gjë që realizohej nëpërmjet shkallëzimeve. Ambienti i shkallëve në kullat e qosheve ndriçohej nga tri dritare që përfundonin në anën e jashtëme me një të çarë të ngushtë, ndërsa nga brenda zgjeroheshin dhe kishin një prag të pjerrët për të realizuar një shpërndarje më të mirë të dritës. Mbi kullën — portë (fig. 2), në mesin e murit jugor, ka qenë ndërtuar një faltore islame pa minare. Kjo faltore sot e rënuar bashkë me murin e jashtëm të kullës ka qenë ndëtuar me teknikën bizantine «kluasonazh». Kullat u paisën dhe me frengji për topa. Çdo kullë kishte nga tre frengji që kontrollonin drejtimet kryesore. Në plan frengjitë kanë formën e një trapezi me bazën e madhe nga ana e brendëshme e kullës. Në anën e jashtme ato përfundojnë me një hapje drejtkëndëshe me gjerësi 0,60 — 0,70 m ndërsa nga brenda gjerësija e tyre arrin 0,80 — 1,00 m. Frengjitë e kullës jugperëndimore në anën e brendëshme formohen me harqe tullash, ndërsa në thellësi krijohet një trompë nëpërmjet gurëve që dalin konsol mbi njeri tjetrin që të kujtojnë stalaktitet në trompat mbështetëse të kupolave të xhamive (fig. 3).

Pas përfundimit të kalasë së Elbasanit Mehmeti II la aty një garnizon të përbërë nga 400 jeniçerë. Kalaja e Elbasanit u kthye më vonë në një nga bazat ushtarake më të rëndësishme të perandorisë osmane në Shqipërinë e mesme. Këtë e tregon dhe fakti që prej këtej u nis më 1501 sanxhakbeu i Elbasanit me ushtrinë e tij për pushtimin e kalasë së Durrësit.

**Kalaja e Prezës.** Një kështjellë tjetër e ndërtuar po në Shqipërinë mesme, pranë Krujës, është ajo e Prezës (fig. 4). Kështjella kishte për qëllim të mbante nën kontroll një zonë kryengritjesh të përhershme, siç ishte teritori rreth Krujës, si dhe të ruante rrugën e rëndësishme që lidhte Shkodrën me Durrësin dhe Krujën. Kështjella është ndërtuar në një nga majat e një vargu kodrinor që kufizojnë fushën e Tiranës në anën veriperëndimore. Ajo ka formën e një pesëkëndëshi të çrregullt me përmasa rreth 80 x 50 m me kulla të rrumbullakta në katër nga qoshet e tij dhe një tjetër drejtkëndëshe pranë mesit të njërit nga muret. Një dalje e cekët katërkëndëshme që luante rolin e një kulle ndodhet në murin perëndimor (fig. 4). Për të kontrolluar një nga qoshet e pesëkëndëshit që nuk është paisur me kullë, ka qenë ndërtuar një ballkon i vogël që mbështetej mbi një sistem konsolash të lidhura me harqe tullash (fig. 5). Gjurmët e një ballkoni të tillë janë ruajtur edhe në murin perëndimor. Në oborrin e kështjellës ndodhet një sterë e madhe, ndërsa mbi portë në një fazë të dytë është ndërtuar një xhami. Lartësija maksimale e ruajtur e mureve arrin në 6.50 m me lartësi thuajse të njejtë me kullat cilindrike me faqe vertikale. Trashësija e mureve të kurorëzuar me bedena në pjesën e sipërme është rreth 1,40 m. Për të çuar në shtegun e rojeve janë ndërtuar shkallë të gurta. Një shkallë e tillë ruhet në murin jugor, e ndërtuar pjesërisht brenda trashësisë së murit. Kullat kanë qënë dy katëshe dhe me sa duket të mbuluara me çati konike me tjegulla. Katet ndaheshin me dysheme dërrase. Sejcila kullë kishtet dy tre frengji topash. Frenë pjesën e brendëshme kan formën e nj dritareje ngjitë që ndryshojnë nga ato të kalasë së Elbasanit të mbuluar me hark tullash. Pjesa e jashtëme e tyre është mbyllur me një mur të hollë ku është hapur një vrimë e rrumbullakët me diametër 0,30 m në të cilën vendosej gryka e topit (fig. 6). Në anën e jashtëme frengjitë janë dekoruar me disa rrathë

koncentrikë tullash, ku vërehet edhe ndonjë rresht me tulla të vendosura në formë dhëmbë sharre duke marë pamjen e një rozete (fig. 7). Edhe në faqet e jashtëme të mureve të kullave janë përdorur tulla për dekorim. Më e pasur në këtë drejtim është kulla 1 e cila është dhe më e ekspozuar kundrejt syrit të vizitorit (fig. 7). Përveç frengjive që janë trajtuar në formën e rozetave janë përdorur breza dekorativë prej tullash të vendosura në formë zigzake e të kufizuara me dy rreshta paralelë apo breza të punuar me teknikën «kluasonazh». Portat e kullave janë trajtuar në përgjithësi me harqe rrethorë tullash, ndërsa në njerën prej tyre është përdorur harku, i tipit majë lundre (islamik).

Hyrja e vetme e kështjellës përshkon në kullë drejtkëndëshe të brendëshme e mbuluar me një qemer cilindrik. Në anën e jashtëme porta është trajtuar me kujdes nga ana dekorative. Vetë lart një tjetër hark «majë lundre». Të gjithë këto elementë përfshihen brenda një fushe derjtkëndëshe. Porta ka qenë dy flegërshe dhe sigurohej nga brenda me një tra me prerje drejtkëndëshe që lëvizte horizontalisht brenda një kanali në shpatullën e majtë të hyrjes. Mënyra e ndërtimit dhe e dekoracjonit tregojnë se kjo kala nuk është ngritur me aq ngut sa kalaja e Elbasanit për pasojë në një periudhë më të qetë. Nga ana tjetër muret e hollë të saj nuk janë llogaritur për ti rezistuar një rrethimi të gjatë dhe përdorimit të artilerisë.

Koha më e mundëshme e ndërtimit të kësaj kështjelle është periudha pas rënies së Krujës (1478) deri nga fillimi i shek. XVI. Në këtë periudhë turqit kryen punime fortifikuese edhe në disa kala të tjera të kësaj zonë si në Petrelë dhe Ndroq.

**Kalaja e Tepelenës.** Në vitin 1492. kur Sulltan Bajazidi i II sulmoi Himarën, në Tepelenë; sipas dëshmisë së Çelebiut ndodhej një kala ku ishin strehuar kryengritës Shqiptarë dhe Venedikas, me materialin e saj që u prish gjatë rrethimit turqit ndërtuan një kështjellë garnizoni pranë të parës. Kjo kshtjellë (fig. 8) që ruhet akoma brënda kalasë të ndërtuar disa shekuj më vonë nga Ali Pashë Tepelena, ka formë katërkëndëshe me përmasa 56 x 40 m, me dy kulla të rrumbullakta në anën perëndimore me diametër të jashtëm prej 10 m. Siç e përshkruan e Çelebiu, kalaja ka dy hyrje, njera ndodhet në mesin e murit verior dhe tjera në atë lindor. Muret të ruajtura në gjendje të rrënuar kanë një trashësi prej 1,5 m, të ndërtuar me gurë të lidhur me llaç të bollshëm. Mbi hyrjen veriore ka qënë ndërtuar një xhami, prej së cilës ruhet bazamenti i minares në krahun e majtë të saj. Ashtu si në Elbasan, xhamia është ndërtuar me teknikën «kluasonazh», në të njëjtën mënyrë është trajtuar edhe një pjesë e murit të kalasë pranë xhamisë (fig. 9).

**Kalaja e Durrësit.** Menjëherë pas pushtimit të Durrësit në 1501 Turqit morën masa për ngushtimin e kalasë së madhe dhe gjysëm të rrënuar të këtij qyteti, në mënyrë që ta kishin më lehtë për ta mbajtur dhe me më pak forca, Kështu në tetor të vitit 1502 u hapën themelet në mes të qytetit, për ndërtimin e një muri tërthor që veçonte një të pestën e kalasë së vjetër (fig. 10). Për këtë qëllim u ngritën rreth 700 — 800 furra të vogla gëlqereje në Ndroq dhe fshatra të tjerë të rrethit të Durrësit, u thirrën mjeshtra ndërtimi nga shumë krahina dhe punuan rreth 8000 puntorë. Muri i ri kishte një gjatësi prej rreth 250 m dhe përforcohej nga tre kulla katërkëndëshe. Kulla e mesit përshkohej nga hyrja kryesore e qytetit ashtu si në kalanë e Elbasanit. Kjo u quajt më vonë «Porta e Madhe», ndërsa hyrja në murin jugor njihej me emrin «Porta e Detit». Prej tyre sot nuk ka mbetur asnjë gjurmë. Nga muri i ndërtuar në periudhën turke ruhet pjesa në veriperëndim të «Portës së Madhe» me një kullë katërkëndëshe, si dhe gjurmët e një kulle tjetër katërkëndëshe në lindje të kësaj Porte. Nga sa mund të gjykohet nga çfarë ka mbetur nga këto ndërtime, mund të arrihet në përfundimin se muri ka patur një trashësi prej 3-3,30 m mbi të cilin ngrihej parapeti i dhëmbëzuar nga bedenat. Ai përforcohej me breza druri dhe ishte ndërtuar me një muraturë të çregullt me gurë të marë nga ndërtime më të vjetra. Kullat rreth 5 x 5 m kanë patur një trashësi murresh prej 3 m. dhe ndaheshin në tre kate. Pjesa e sipërme e tyre mbulohej me çati me katër kullime. Katet ndaheshin nga njeri tjetri me dysheme druri. Me përjashtim të katit I që qe më i lartë katet e tjerë kishin një lartësi prej rreth 2,15 m. Ky kat ishte i verbër kundrejt ambientit të jashtëm ndërsa katet e dytë janë paisur me frengji për topa. Frengjitë janë mbuluar me qemere trungkonike me muraturë guri dhe vinë duke u ngushtuar në pjesën e jashtëme si frengjitë për topa të Kalasë së Elbasanit duke pasur pothuaj të njejtat përmasa. Dy katet e sipërme kishin një komunikim të dyfishtë nga brenda dhe nga jashtë. Nga brenda ato komunikonin nëpërmjet një shkalle guri të futur brenda trashësisë së murit të mbrapëm të kullës, ndërsa nga jashtë nëpërmjet një shkalle që i mbështetet murit rrethues në pjesën e brendëshme të fortifikimit. Shkalla kishte një shesh pushimi në nivelin e portës së katit II. Kati III me një portë nga ana e brendëshme komunikonte nëpërmjet shtegut të rojes. Kjo zgjidhje lehtësonte furnizimin e shpejtë me trupa dhe municion të ambientit të topave në raste reziku. Portat e kullave janë mbuluar me arkitra druri. Hyrja kryesore e kalasë «Porta e Ma-

dhe» përshkonte një kullë katërkëndëshe me përmasat e kullave të tjera të murit e cila si ato dilte krejtësisht nga muri. Kjo hyrje ka patur dy porta të formuara me qemer cilindrik dhe një kat që ngrihej mbi ambientin e hyrjes. Në përgjithësi kullat ngrihen pak mbi nivelin e bedenave.

Duke qenë një kala bregdetare që kërcënohej vazhdimisht nga flotat e fuqive perëndimore të paisura me artileri kemi një trashësi më të madhe të murit të ndërtuar rishtaz. Megjithë atë shohim se fare pak janë pasqyruar arritjet e arkitekturës ushtarake të kohës lidhur me përparimin e metodave dhe mjeteve të sulmit dhe në mënyrë të veçantë të artilerisë, si kurtina dhe kullat janë të tipit të vjetër një përpjekje është bërë vetëm për të ulur lartësinë e këtyre të fundit. Në vazhdim të shek. XVI u bënë riadoptime dhe në murin egzistues Jugperëndimor të kalasë, që konsistojnë në veshjen e kullave në anën e jashtëme duke i dhënë pak a shumë formën e bastioneve si dhe në ndërtimin mbi to të bedenave të përshkuara nga frengji apo parapeteve të këtij tipi.

**Kalaja e Vlorës.** Kalaja më e rëndësishme bregdetare që ndërtuan turqit në teritorin e vëndit tonë është kalaja e Vlorës (fig. 11). Kjo ndodhej pranë skelës së sotme të qytetit rreth 150 m larg bregut të detit. Ndërtimi i kalasë në këtë largësi kishte për qëllim të zgjaste distancën e mundëshme të qëndrimit anijeve armike dhe për pasojë, të paksojë efektshmërinë e zjarrit të artilerisë së tyre. Nga kalaja e Vlorës sot nuk ruhet asnjë gjurmë mbi tokë sepse më 1905 gurët e saj u përdorën për të shtruar rrugën Vlorë Skelë, por nga skicat e rilevimet e studjuesve të shekujve të kaluar, përshkrimet e *Çele*biut si dhe nga studimet e fundit mund të përfytyrohet pamja e saj. Kalaja ka patur në plan formën e një tetëkëndëshi të rregullt me gjatësi brinjësh 90 m. dhe një sipërfaqe prej 3,5 ha. Muret rrethoheshin nga një hendek i mbushur me ujë rreth 30-40 m, ky hendek që rrethonte kalanë nga ana e tokës, lidhej me detin nëpërmjet dy mëngëve që veçonin para një sipërfaqe toke në formë trapezi. Muri i kalasë me trashësi 5,60 m, ishte ndërtuar me gurë gëlqerorë të vendosur në rreshta të rregullt; një pjesë e të cilëve ishin të punuar, këta të fundit të përdorur më tepër për veshjen e faqeve të kullave, kishin forma drejtkëndëshe me përmasa rreth 0,30 x 0,20 m. Muret; sipas Çelebiut 15 m të lartë, ishin të kurorëzuar në pjesën e sipërme me bedena. Në qoshet e tetëkëndëshit kishte nga një kullë poligonale të mbuluar me çati prizmatike, ndërsa midis kullave të tilla dilnin nga kurtinat dy kulla të cekta drejtkëndëshe me lartësi të barabartë me muret të cilat krijoheshin nga një zgjerim i murit rrethues në këto pjesë, për të kontrolluar më mirë kurtinat midis dy kullave poligonale. Shkallët që shërbenin për tu ngjitur në shtegun e rojeve ishin vendosur pranë kullave të këndeve të drejtuara në të kundërt të tyre për ti dhënë përparsi ngjitjes mbi mure. Kalaja kishte dy porta të vendosura përballë njëra tjetrës në Veri dhe Jug. Që të dyja përshkonin nga një kullë katërkëndëshe dy katëshe të mbuluar me çati me katër kullime. Kullat Portë dilnin plotësisht nga kurtinat dhe ishin më të larta se këto të fundit ashtu si dhe kullat poligonale të qosheve. Një hyrje e vogël që përshkonte trashësinë e murit ndodhej nga ana e detit. Portat e dy hyrjeve kryesore ishin të tipit urë dhe komandoheshin nga katet e dyta të kullave nëpërmjet një sistemi makarash dhe zinxhirësh. Urat e palëvizshme që lidhnin dy brigjet e kanalit megjithëse ndodhen pranë hyrjeve janë të spostuara kundrejt aksit të tyre, pasi në rast të kundërt do të ishin jo vetëm një mjet që do të lehtësonte komunikimin e garnizonit të kalasë por edhe një mjet reziku në raste rrethimesh. Në pjesën e brendëshme të kalasë pranë murit që shikonte nga deti ndodhej Kryekulla ose Donzhoni. Kjo ishte një kullë cilindrike masive që mbizotëronte mbi gjithë ndërtimet e tjera me lartësinë e saj të madhe. Kulla ishte 7 katëshe dhe mbulohej me një kupol të veshur me plumb mbi një tambur të ulët poligonal. Përveç frengjive të shumta për topa që kishin vetë ambientet e kullës këta të fundit vendoseshin edhe mbi platformën që krijohej rreth tamburit deri tek muret e jashtëm. Brenda kullës gjëndeshin magazina dhe banesa e komandantit të kalasë. E vendosur pranë detit ajo shërbente njëkohësisht për vrojtim, dhe për të penguar afrimin e anijeve armike nëpërmjet artilerisë. Muret e kësaj kulle kanë qenë ndërtuar me gurë të punuar me kujdes. Kryekulla e kalasë së Vlorës nga përmasat, funksioni dhe mënyra e ndërtimit është e ngjashme me Kullën e Bardhë në Selanik, Kullën e Rumeli Hisarit si dhe kullën qëndrore në «Kastel de Mare» në Modon. Mungesa e tregut dhe haneve tregon për karakterin thjesht ushtarak të këtij fortifikimi ku në shek. XVII ndodhej një garnizon prej 400 ushtarësh. Kalaja e Vlorës u ndërtua me urdhër të Sulltan Sulejmanit që erdhi në Vlorë më 1531, për ta patur atë si bazë ushtarake dhe kantier ndërtimi anijesh luftarake për zbarkimin në Pulje të Italisë. Për Kryekullën vizitori më i hershëm i kësaj kalaje Celebiu thotë se e ndërtoi arkitekt Sinani, autori i Kullës së bardhë të Selanikut, që siç dihet që me origjinë Shqiptare. Gjatë kësaj periudhe u bënë rindërtime edhe në kalanë e Kaninës e cila duhej të mbante të nënshtruar zonën kryengritëse përreth. Kalaja e Vlorës ishte një nga ndërtimet ushtarake më të aritura të Pera-

ndorisë turke sa që Çelebiu shkruan se «ata që s'kanë parë fortesat e Sekedinit, Benderit dhe Vlorës, nuk kanë dijeni mbi mjeshtërinë e Osmanëve».

**Kalaja e Peqinit.** Shekullit XVI i përket dhe ndërtimi i kalasë së Peqinit (fig. 12) në afërsi të Elbasanit. Ajo u themelua për të siguruar rrugën Elbasan Durrës, nga kryengritësit shqiptarë. Ajo është një fortifikim i vogël i ndërtuar në teren fushor në formë katërkëndëshi këndrejt me përmasa 57 x 51 m. Në fazën fillestare ajo kishte katër kulla cilindrike në qoshet dhe një portë që përshkonte njerin nga muret Në mesin e njerit nga muret ndodhet një e dalë e cekët drejtkëndëshe (1 x 9,50 m) si në Kalanë e Prezës. Muret kanë një trashësi prej 1.40—1.50 m dhe janë ndërtuar me gurë lumi të lidhur me llaç të bollshëm e të përforcuar me breza druri me seksion rrethor të larta rreth 5 m. Shkallët që të çonin në shtegun e rojes janë ndërtuar brenda trashësisë së murit. Sipas gjurmëve të ruajtura në sejcilin mur ka patur dy palë shkallë të vendosura në formën e shkronjës V që të çonin në drejtim të kullave të qosheve. Kalaja ka patur një hyrje, porta e së cilës mbulohej me një hark tullash të rrethuara me kornizë. Kullat kanë qenë rreth 1 m më të larta se kurtinat dhe ndaheshin në tre kate. Kati i poshtëm mjaft i ulët (1,40-1,50 m) shërbente si depo kati i dytë me një lartësi 2,50 m ishte paisur me frengji të ngushta që shërbenin njëkohësisht edhe për ndriçimin e ambientit ndërsa kati III, kishte tre frengji për topa. Të tre katet ndaheshin me dysheme dërrase dhe komunikonin me kalanë nëpërmjet dy portave në katin e II dhe në katin III, kjo e fundit komunikonte me shtegun e rojës. Mbi portën e kalasë ashtu si në Elbasan ka qenë ndërtuar një «xhami» pa minare (Mesxhide) e cila përmendet nga Çelebiu në shek. XVII.

**Kalaja e Ishmit.** Nga fundi i shek. XVI u ndërtua dhe Kalaja e Ishmit (fig. 13), ajo ndodhet mbi zonën kodrinore, në breun e majtë të lumit me të njejtin emër, jo larg derdhjes së tij në det. Kalaja ka thuajse formën e një katërkëndëshi me përmasa rreth 100 x 40 m që deformohet në disa vende nga konfiguracjoni i terrenit mbi të cilin ajo është ngritur. Kalaja ka dy hyrje përballë njera tjetrës, kundrejt aksit gjatësor, dhe përforcohet nga gjashtë kulla të vendosura në këndet dhe në mesin e brinjëve më të gjata. Vetëm njera prej tyre në këndin jugor, pranë hyrjes kryesore (fig. 14) është e rrumbullakët, ndërsa të tjerat janë drejtkëndëshe. Nga burimet historike njihet me saktësi qëllimi dhe koha e saktë e ndërtimit të kësaj kalaje. Ishmi përfshihej gjatë shek. XVI në Sanxhakun e Ohrit që ishte një krahinë e mbushur me revolta dhe trazira. Një feudal i pasur i quajtur Mehmet që ishte dhe vetë nga kjo anë i propozoi Portës së Lartë që të ndërtohej një kala që do të ruante dhe do të mbronte vilajetin nga kryengritësit Kështu kalaja e Ishmit filloi të ndërtohej në verë të vitit 1572 dhe përfundoi në fillim të vitit 1574. Ajo u ndërtua kryesisht për të luftuar kundër fshatarëve kryengritës. Një qëllim tjetër ishte dhe kontrolli i skelës së Ishmit prej ku nxirrej kontrabandë drithi, dhe bliheshin armë prej venedikasve. Menjëherë pas përfundimit Kalaja e Ishmit u pais me topa dhe me një garnizon prej 410 ushtarësh. Duke qenë një kala e ndërtuar për qëllimet e mësipërme, siç përmendet dhe në dokumenta ajo u ndërtua në një largësi të tillë nga bregu i detit, sa të mos mund të qëllohej nga artiletija e anijeve armike.

**Kalaja e Lëkursit** ndodhet mbi një kodër të lartë në juglindje të Sarandës pranë rënojave të fshatit Lëkurs të braktisur para një shekulli. Kalaja ka planimetri gati katrore me përmasa 42 x 44 m me dy kulla të rrumbullakta të vendosura në qoshen Veriperëndimore dhe Juglindore dhe një kullë drejtkëndëshe në qoshen Veriperëndimore dhe Juglindore dhe një kullë drejtkëndëshe në murin perëndimor (fig. 15). Muret rreth 1.90 m të trashë kanë pasur një lartësi prej 7 m mbi to ngrihej një parapet me lartësi 1,70 m dhe trashësi 0,90 m i përshkuar nga frengji. Muret janë përforcuar me breza druri por ndërtuar me një teknikë të dobët. Në brendësi gurët janë vendosur në të thatë dhe vetën në faqet e jashtëme është përdorur llaçi. Nga kullat ruhet në gjendje relativisht të mirë vetëm kulla e qoshes Juglindore. Kulla përbëhet nga një ambient i vetëm i mbuluar me një kupol sferike të ndërtuar me gurë katërkëndësh të vendosur në rrathë koncentrike, e cila përfundonte në pjesën e sipërme me një platformë të rrethuar me sa duket nga një parapet me frengji për topa. Faqet e mureve të kullave dhe kurtinave bijen me një pjerësi të lehtë në anën e jashtëme. Hyrja e vetme e kështjellës ka qenë hapur në mesin e murit lindor të saj.

Kalaja e Lëkursit përsa i përket zgjidhjes planimetrike ngjason me kala të tjera të periudhës së pushtimit turk si kalaja e Peqinit dhe e Prezës. Sejcila prej tyre përveç kullave të rrumbullakta në qoshe ka dhe nga një kullë drejtkëndëshe me ballë të gjerë në njerin nga muret. Por nga ana tjetër ajo paraqet një fazë më të zhvilluar përsa i përket parapetetit me frengji, kullave masive për topa, si dhe pjerrësisë së mureve të kullave dhe kurtinave. Duke gjykuar nga këto të dhëna, koha më e mundëshme e ndërtimit të kësaj kalaje është periudha që përfshin gjysmën e dytë të shek. XVI deri në shek. XVII.

**Kështjella e Gjon Boçarit (rrethi i Vlorës).** Një

vendosje indentike të kullave si në kalanë e Lëkursit hasim dhe në kështjellën e Gjon Boçarit (fig. 16) e ngritur mbi një kodër të ulët në fshatin Tragjas i Ri. (rrethi i Vlorës). Kjo kështjellë ka formën e një katërkëndëshi këndrejtë (30 x 18 m) me dy kulla poligonale në qoshen veriore dhe lindore, ndërsa hyrja e vetme 2 m e gjerë ndodhet në mesin e njerës nga brinjët e ngushta. Ndryshe nga Lëkursi, këtu kullat janë poligonale dhe krejtësisht të hapura nga ana e brendëshme. Muret e tyre përshkohen nga frengji për armë zjarri. Nga disa elemente të arkitekturës së kësaj kështjelle si kullat e hapura në pjesën e brendëshme dhe frengjitë pranë portës, të cilat i takojmë në disa manastire të fortifikuara, koha më e mundëshme e ndërtimit të saj është gjysma e dytë e shek. XVII. Kjo kështjellë me sa duket ka shërbyer për përqëndrimin e një garnizoni të vogël.

Këto ndërtime fortifikuese filluan në Shqipëri në një periudhë kur kish filluar të përdorej artilerija e cila, sidomos gjatë shek. XVI qe përhapur gjerësisht. Këtë e vërteton dhe fakti që shumica e këtyre fortifikimeve u paisën me topa. Përdorimi i artilerisë kërkonte kështjella të ulta me mure të gjerë ose të mbushura në pjesën e brendëshme me dhe që ti bënin muret më të qëndrueshme kundrejt goditjeve. Nga ana tjetër vetë muret dhe kullat ndërtoheshin me pjerrësi në anën e jashtëme. Këto parime nuk u ndoqën nga ndërtuesit sidomos në periudhën e parë të ndërtimeve. Muret e kullave dhe kurtinat janë vertikale dhe në përgjithësi trashësija e tyre nuk është llogaritur për ti përballuar goditjeve të artilerisë. Përjashtim bën vetëm kalaja e Vlorës ku muret ishin aq të trashë sa që mund ti bënin ballë qitjeve të artilerisë së anijeve. Rrallë herë janë përdorur platforma në pjesën e sipërme të kullave, veçse në ndonjë ndërtim të vonë si kalaja e Lëkursit. Në raste e tjera kullat ndaheshin në 2-3 kate me dysheme druri dhe mbuloheshin me çati. Edhe për mbrojtjen e hyrjeve nuk është treguar ndonjë kujdes i veçantë. Ato ishin të thjeshta duke përshkruar murin rrethues, ose kalonin nëpërmjet një kulle drejtkëndëshe. Kështjellat, kishin zakonisht forma të rregullta gjeometrike midis të cilave mbizotëron katërkëndëshi, dhe janë ndërtuar në të shumtën e rasteve në terene të sheshta, duke përbërë kështu qendrën administrative të qyteteve sidomos kur këto u zhvilluan gjatë periudhës së pushtimit turk. Në ndërtimin e kalave morën pjesë të detyruar, teknikë dhe puntorë, vendas; siç del qartë në rastin e ngushtimit të kalasë së Durrësit. Në ndonjë rast ato janë projektuar edhe nga arkitektë me origjinë shqiptare siç është kalaja e Vlorës. Ndikimi i arkitekturës vendase dhe asaj bizantine në përgjithësi vërehet në teknikën e ndërtimit e sidomos në dekorin keramoplastik gjatë shek. XV-XVI.

FIG. 4







KALAJA E PREZES

" TIRANE "





Fig. 8 KALAJA E TEPELENËS Fig. 9

KALAJA E DURRËSIT



Fig. 10

KALAJA E GJON BOÇARIT
"VLORE"




FIG. 16





# FORTIFIKIMET NË SHEK. XVIII-XIX

## (Periudha e pashallëqeve të mëdha shqiptare)

Ç'thurja e regjimit feudal-ushtarak, në shek. XVII kishte bërë hapa përpara në Perandorinë otomane. Ky proces që u çfaq edhe në Shqipëri në pjesën e fundit të këtij shekulli, solli si pasojë dobësimin e pushtetit qëndror turk dhe çthurjen e administratës shtetërore të Perandorisë. Kjo u dha rast feudalëve të fuqishëm shqiptarë, të fuqizoheshin ekonomikisht dhe politikish dhe dalë nga dalë të kthehen në sundimtarë gjysmë autonomë të teritoreve të mëdha apo të vogla të quajtura pashallëqe, që zevendësuan ndarjen e vjetër administrative të sanxhaqeve. Sundimtarët e pashallëqeve, kthyen në vasalë feudalët e tjerë brenda zotërimit të tyre, duke krijuar kështu aristokracinë e lartë feudale shqiptare. Tendenca për të zgjeruar pashallëqet në kurriz të njeri tjetrit, shkaktoi shpërthimin e konfliktit të armatosur midis sundimtarëve të tyre, që disa herë vazhdonin për periudha të gjata. Nga ana tjetër shteti turk duke qenë në vështirësi të mëdha financiare, i lakmonte për vehte pasuritë që ata kishin grumbulluar, gjë që shkaktoi lindjen e kontradiktave të ashpëra midis feudalëve të mëdhej shqiptarë dhe pushtetit qendror otoman. Kështu kjo periudhë karakterizohet nga konflikte dhe luftra të vazhdueshme, midis feudalëve shqiptarë dhe sulltanit, midis vetë feudalëve, si dhe midis feudalëve nga njera anë dhe shtresave të varfëra dhe të shtypura të qytetarëve dhe fshatarëve nga ana tjetër.

Luftrat feudale morën përpjestime më të mëdha sidomos në Pashallëqet e Shkodrës, Beratit dhe Janinës të cilët shërbyen dhe si bërthamë për krijimin e Pashallëqeve të mëdha shqiptare. Në funksion të kësaj gjendje ishin ngritur dhe fortifikimet. Zakonisht në qytetin kryesor të Pashallëkut, ku ishte edhe rezidenca e sundimtarit, vërehen gjurmë më të rëndësishme të ndërtimeve mbrojtëse të kësaj periudhe. Gjithmonë këto rezidenca ndodheshin në kala që ekzistonin dhe më parë, si Shkodra, Berati, Janina etj. të cilat u plotësuan me ndërtime mbrojtëse të reja, që u përgjigjeshin më mirë kushteve të kohës. Rindërtime të një mase më të kufizuar janë bërë në këtë periudhë edhe në qendrat e fortifikuara të sanxhaqeve dhe Vilajeteve të dikurshëm apo në fortifikime që kanë shërbyer në qytete si qendra garnizonesh. Një nga këto të fundit është dhe kështjella e Peqinit e cila nga një kala garnizoni u kthye në rezidencë e feudalëve vendas. Asaj ju shtuan katër kulla, tre poligonale dhe një katërkëndëshe, gjithashtu dy gna kullat e qosheve që ishin të rrumbullakta u kthyen në poligonale (fig. 1). U mbyllën me mur hapësirat midis bedenave, duke krijuar një parapet të pa ndërprerë në të cilin u hapën frengji topash dhe pushkë.

Pjesa e sipërme e parapetit dhe e kullave u konturua me një kornizë gurësh të vendosur në formë dhëmbësharre. Gjithashtu kullat u paisën me frengji pushke dhe topash. Muret e kullave të periudhës së parë u rikonstruktuan duke ju shtuar në pjesën e brendëshme nga një mur me trashësi 0,60-0;75 m mbi të cilin mbështeteshin kupola prej guri që ndanin katet e para me të dytat, ndërsa në anën e jashtëme, muret u ndërtuan me pjerrësi mbi terenin, duke u dhënë kullave formën e një trungu prizmi. Të njëjtën pamje kanë edhe kullat e ndërtuara rishtazi, prej tyre më e rëndësishme është një kullë e madhe poligonale në mesin e murit verilindor.

Në ndryshim nga kullat e tjera kati i parë i saj ndahet në tri ambiente të vogla të mbuluara me qemere cilindrike të cilat ndahen në vetvehte me dysheme druri në dy kate duke u lënë një lartësi prej 1.40 m bodrumeve që shërbenin si depo. Kati i sipërm i kësaj kulle kurorëzohet nga një parapet i paisur me frengji të shumta pushke. Frengjitë e topave të shek. XVIII ndryshe nga ato të periudhës së parë të ndërtimit, kanë në planimetri formën e dy trapezave të bashkuar kundrejt brinjëve më të ngushta ku sejcili prej tyre mbulohet me nga një qemer trungkonik, kështu ata lejojnë vendosjen e topave të kalibrave më të mëdhenj dhe një manovrim më mirë të tyre. Frengjtë për pushkë na paraqiten në anën e brendëshme në formn e një kamareje drejtëkëndëshe me tre të çara vertikale që kontrollojnë drejtime të ndryshme. Në Krujë nga kjo periudhë ruhet një kullë e rrumbullakët, që ngrihet fare pak mbi sheshin e kalasë dhe është paisur me katër frengji të mëdha topash me hapje në anën e jashtëme. Po kësaj periudhe i përkasin dhe një pjesë e mureve të parapeteve të përshkuara nga frengji për armë zjarri.

Në Berat ndërtimet mbrojtëse të shek. XVIII-XIX zenë një vend më të rëndësshëm, mbasi Berati ishte qendra e njërit nga tre pashallëqet e mëdha shqiptare. Këto ndërtime janë kryer në periudhën e sundimit të Ahmet Kurt Pashës dhe më vonë prej Ali Pashë Tepelenës, kur Berati ra nën sundimin e tij. Ahmet Kurt Pasha e rindërtoi kalanë më 1768. Punimet zgjatën 5 muaj dhe punuan 450 ustallarë. Më

vonë Ali Pasha përveç rindërtimeve që bëri brenda në kala, ndërtoi nga themelet një kështjellë të vogël mbi një kodër në veri lindje të kalasë së Beratit përballë hyrjes kryesore, të njohur me emrin «Kalaja e Biftes», prej së cilës sot nuk ruhet më asnjë gjurmë. Ndërtimet e periudhës së Pashallëqeve në kalanë e Beratit konsistojnë, përveç se në riparimin e mureve dhe ndërtimin e parapeteve me frengji, në oborin e fortifikuar pranë hyrejs kryesore, edhe në ndërtimin e disa kullave dhe të hapjes të ndonjë frengjije për top gjatë murit rrethues. Për tu përmendrur janë dy kulla në anën jugore të cilat kontrollojnë rrugën që kalon gjatë luginës së Osumit bri kodrës së kalasë, si dhe një kullë poligonale për artileri e shkëputur nga muret rrethuese që e kontrollon më nga afër këtë zonë (fig.2). Kullat e kësaj periudhe kanë forma poligonale, zakonisht 6 këndëshe, me faqe që bien me pjerësi mbi terrenin. Muret e tyre kanë një trashësi prej 2,5 dhe janë të ulta. Në pjesën e brendëshme deri në nivelin e katit të dytë për ti dhënë qëndrueshmëri kundrejt goditjeve të artilerisë kullat janë mbushur me dhe, ndërsa kati i II i lirë është paisur me frengji për topa. Kulla e veçuar pranë bregut të lumit është paisur me tre frengji të mëdha për topa të kalibrit të rëndë. Frengjitë në anën e brendëshme kanë një gjerësi prej 1 m ndërsa nga jashtë hapen në 2.80 dhe mbulohen me qemere trungkonike. Siç kuptohet dhe nga gjurmët e ruajtura kulla mbulohej në pjesën e sipërme me çati. Faqet e jashtëme të kësaj kulle janë ndërtuar me gurë të vegjël të latuar në forma drejtkëndëshe, të vendosur në rreshta paralele, ndërsa kati i poshtëm i mbushur me dhe kufizohet në anën e jashtëme nga ambienti i frengjive prej një kornize gurësh të punuar, nga kjo pikpamje ajo të kujton ndërtimet fortifikuese të Ali Pashë Tepelenës, dhe ngjason më tepër me kullat e kalasë së Gjirokastrës e Tepelenës.

Kalasë së Shkodrës në kohën e sundimit të pashallarëve Bushatllinj ju bënë disa riadoptime. Muret perimetrale u paisën me frengji të mëdha për topa. Si dhe në kalatë e tjera të kësaj periudhe ato kanë në planimetri formën e një trapezi me bazën e madhe të drejtuar në anën e jashtëme. Një kullë për artilierë qe ngritur në skajin perëndimor të akropolit dhe kontrollonte rrugën që vjen nga Lezha për në Shkodër, si dhe kalimin e Bunës tek ura e Baçallëkut, ajo ka dhe një dalje sekrete jasht mureve të kalasë e cila është maskuar kundrejt shikimit nga poshtë me anën e një muri të vogël tërthor, i cili me trashësinë e tij prej 2.50 m shërbente edhe për ta mbrojtur këtë dalje nga goditjet me armë zjarri apo artileri. Kulla ka një lartësi rreth 12 m dhe trashësi muresh 2.20 m. Ajo ndahet më tre kate, nga qemere cilindrike me muraturë guri. Platforma e kullës e kurorëzuar nga frengji të mëdha topash, ndodhet në një rafsh me terenin e brendëshëm të kalasë, kështu që për të hyrë në katin e sipërm të saj është ndërtuar një tynel i mbuluar me qemer, i spostuar në brendësi të kalasë, nëpërmjet të cilit zbritet me shkallë në katin e sipërm të kullës, ndërsa katet e tjera lidheshin midis tyre me shkallë të gurta të ndërtuara në një skaj të murit të saj perimetral. Por ndërtimet më të rëndësishme u kryen në pjesën qëndroretë kalasë. Paralel me murin ndarës të oborit të dytë, në atë kohë të rrënuar u ndërtua një mur i ri i spostuar pak më në brendësi kundrejt të parit, në të cilin janë hapur dy porta, njera në mesin e murit, ndërsa tjetra në skajin lindor ku ai i mbështet murit rrethues të kalasë. Portat janë mbuluar me qemere cilindrike që në pamjen ballore përfundojnë me një hark trifish gurësh të punuar me kujdes. Në largësi rreth 20 m prej këtij muri në brendësi të kalasë është ndërtuar dhe një mur tjetër paralel me të parin që së bashku veçojnë pjesën qendrore të kalasë. Brenda tyre kanë qenë ndërtuar midis të tjerave edhe depo të nëndheshme njera prej të cilave ruhet akoma në gjendje të mirë. Periudhës së pashallëqeve i përket dhe rindërtimi i një pjese të mirë të murit ndarës të Akropolit, i cili në pjesën e sipërme është paisur me frengji për armë zjarri. Të gjitha ndërtimet e kësaj periudhe dallohen nga teknika e ndërtimit me gurë të latuar me kujdes në forma të rregullta katërkëndëshe të vendosur në rreshta paralele. Nga një herë janë përdorur ganxha prej hekuri tërthor fugave paralele që lidhin reshtat e gurëve ashtu siç takojmë dhe në urat e shek. XVII-XIX, por këtu janë përdorur më tepër për qëllime dekorative. Gjithashtu hasim në vende të dukëshme shpata me teh të harkuar të gdhendur në gur, simbol i njohur dhe në ndërtime të tjera të shek. XVIII-XIX.

Por midis gjithë sundimtarëve të pashallëqeve, u dallua për ngritje fortifikimesh Ali Pashë Tepelena, i cili nga fundi i sundimit të tij; mundi të krijojë një shtet thuajse të pa varur që përfshinte Shqipërinë e mesme dhe të Jugut dhe shtrihej në tokat e Greqisë veriore me kryeqendër Janinën. Në kufijtë tanë shtetërorë ndodhet vetëm një pjesë e kalave të ndërtuara apo të rindërtuara prej tij, si Tepelena; Gjirokastra, Shën Triadha; Mahallaja; Porto-Paleromo etj. Qëllimi i Ali Pashës në ndërtimin e një rjeti të tërë fortifikimesh në teritorin e sunduar prej tij ishte zhdukja e anarkisë feudale, dhe krijimi i një shteti të pavarur Shqiptar ku të përfshihej edhe Shqipërija veriore. Prandaj kështjellat e tij janë ngritur në pika të rëndësishme strategjike, pranë rrugëve nga mund të kalohet ushtrija

turke si dhe në qytetet dhe portet kryesore.

Në ndërtimet e tij ushtarake Aliu përdori një numër të madh arkitektësh dhe inxhinjerësh të huaj por në krye të punimeve nga viti 1800 deri rreth vitit 1812 qëndronte Petro Korçari një mjeshtër shqiptar, të cilin konsulli i përgjithshëm i Francës në Shqipëri Fransua Pukëvili e quan «Voban» të tij. Vetë Aliu ndërhynte shumë në punimet dhe nuk kishte besim në arkitektët e huaj. Ai përdori për ndërtimin e kështjellave mjeshtër nga krahina e Korçës, Përmetit; Gjirokastrës; Janinës dhe Dibrës.

Veç kalave që ndërtoi Ali Pasha jashtë teritorit të sotëm të Shiqpërisë si në Janinë, Prevezë, Artë; Sul. Ai ndërtoi shumë fortifikime edhe brenda teritorit të sotëm të Shqipërisë së jugut dhe të mesme si në Tepelenë, Gjirokastër, Shën Triadhë, Butrint, Mahalla; Libohovë; Shën Vasi; Porto Palermo dhe Berat.

Pjesa më e madhe e këtyre fortifikimeve ruhen në gjendje të mirë apo të mjaftueshme për tu studjuar. Ndërtimet ushtarake të Ali Pashës dallohen nga teknika e ndërtimit me gurë të latuar me kujdes nga format e rregullta gjeometrike, kur lejonte tereni, kullat dhe muret e ulët e me faqe të pjerët në anën e jashtëme, frengjitë e mëdha për topa me hapje nga jashtë si dhe nga disa elemente dekorative si kornizat prej guri që konturojnë zakonisht pjesën e sipërme të kurtinave dhe kullave që kanë lartësi të barabartë. Jo të gjitha kalatë e Ali Pashës janë të një rëndësije dhe u është kushtuar i njëjti kujdes. Sipas qëllimit dhe rrethanave në të cilat ato u ndërtuan kombinohet utiliteti, qëndrueshmërija dhe madhështija.

Vendlindjen e tij Tepelenën Aliu donte ta bënte një rezistencë të dytë të tij pas Janinës, që të mos binte më poshtë nga ajo nga shkëlqimi dhe madhështija. Por para se të ndërtonte kalanë në këtë qytet Aliu synoi të nënshtronte njëherë krahinën e Gjirokastrës, Delvinës dhe Himarës e sidomos të kishte një dalje në det në këto zona, ku si vend më të përshtatëshëm zgjodhi Butrintin. Kështu rreth vitit 1797 ai ndërtoi një kështjellë të vogël në fshatin Mahalla të Delvinës (fig. 4) mbi një kodër të ulët nga ku dominohej një pjesë e luginës së lumit Pavlla. Kështjella ka në planimetri formën e një trapezi me katër kulla drejtkëndëshe në qoshe dhe dy hyrje Kullat me lartësi 7 m janë ndarë me dysheme druri në dy ose në tre kate. Ato bien me faqe vertikale dhe i ngjajnë më tepër një banese të zakonshme të fortifikuar se sa kullave të një kështjelle. Katet e para janë paisur me frengji pushke dhe ndonjë dritare të vogël ndërsa katet e sipërme që shërbenin për banim ndriçoheshin nga dritare relativisht të gjera të mbuluara me harqe guri, ashtu siç i takojmë edhe në banesat e kësaj kohe. Të gjitha kullat mbuloheshin me çati me konstruksion druri me katër kullime. Brenda kështjellës ishte ndërtuar një banesë, konturet e jashtëme të së cilës shquhen akoma midis rrënimeve.

Kështjella e Mahallasë ndryshon nga cilësija prej shumë fortifikimesh të tjera të ndërtuara nga Ali Pasha. Kjo ndodh jo vetëm se ishte një nga fortifikimet e para të ndërtuara prej tij, por edhe nga vetë qëllimi dhe rrethanat në të cilat ajo u ndërtua.

Ali Pasha e ndërtoi këtë kështjellë për të qënë më afër ngjarjeve që po zhvilloheshin në Butrinit pas likujdimit të Republikës së Venedikut dhe zaptimit nga francezët të Ishujve Janianë dhe për tu mbrojtur prej Sanxhak beut të Delvinës që ishte në armiqësi me të. Pra ajo qe e destinuar ti qëndronte sulmit të një fuqije të vogël dhe armëve të lehta.

Vetë pozicioni i kësaj kështjelle në një vënd të thellë e të izoluar të rrethuar në të katër anët me kodrina e male, fshihte synimet e Ali Pashës, për pushtimin e Butrintit para se Turqija të kishte hyrë në luftë me Francën. Një qëllim të ngjashëm ka patur edhe kështjella e Shën Triadhës. Ajo u ndërtua për të mbajtur nën presion qytetin e Gjirokastrës të cilin Aliu prej kohësh e ëndëronte ta fuste nën zotërimin e tij. Kështjela e Shën Triadhës u ndërtua rreth viteve 1809-1810 mbi një nga lartësitë e vargut të kodrave që shtrihen në lindje të luginës së Drinosit përballë qytetit të Gjirokastrës me qëllim që të kontrollonte rrugët e furnizimeve dhe për të kryer herë pas here inkursione kundër këtij qyteti që duhet ta ndiente më nga afër praninë e fuqisë së Ali Pashës. Kështjella ka formë katërkëndëshe me katër kulla poligonale në qoshe, dhe një hyrje që hapej nga veriu kundrejt njërës nga brinjët më të ngushta të katërkëndëshit midis dy kullave të kësaj ane. Në gjendjen që ka arritur në ditët tona kjo kështjellë, nuk ruan as parapete frengji apo elementë të tjerë të fortifikimit. Pjesa më e ruajtur e një muri dhe një kulle arrin lartësinë 7 m. Nga ndërtimet e brendshme që shërbenin për qëndrimin e garnizonit ruhet vetëm një ambient i mbuluar me qemer cilindrik i cili ka si mur të jashtëm vetë murin jugor të kështjellës.

Një kështjelë tjetër katërkëndëshe Ali Pasha e ndërtoi në Butrint pranë grykës së derdhjes në det të kanalit të Vivarit (fig. 5). Ajo u ndërtua me nxitim rreth viteve 1807-1808 për të ndaluar zbarkimin e ushtrive franceze të Korfuzit. Kështjella ka përmasa 22x30 m me katër kulla të vendosura në qoshet. Dy kullat e drejtuara nga deti kanë planimetri rrethore ndërsa dy të tjerat në anë të kundërt janë katërkëndëshe. Midis këtyre të fundit ndodhet edhe porta kryesore e kështjellës. Një por-

të tjetër më e ngushtë është hapur në mesin e murit verior, në drejtim të bregut të kanalit.

Mënyra e mbrojtjes të kësaj të fundit të tërheq vëmëndjen në mënyrë të veçantë. Përveç dy kullave që e mbronin nga ana e jashtëme ajo ka dhe një sistem të brendëshëm fortifikimi. Kur hyn në kështjellë nga kjo portë do të kalosh më parë në një ambjent të ngushtë dhe të gjatë të mbuluar me qemer cilindrik, të cilit në të dy krahët i mbështeten dy ambiente të tjerë të barabartë nga gjatësija, në njerin prej të cilëve janë hapur frengji për mbrojtjen e hyrjes. Ato janë drejtuar në mënyrë të tillë që të kontrollojnë afrimin e armikut gjatë kanalit të Vivarit të asgjësojnë atë pranë portës dhe në rast shpërthimi të kësaj të fundit, gjatë koridorit të mbuluar me qemer.

Gjithçka në ndërtimin e kësaj kështjelle tregon që synimi kryesor ishte mbrojtja nga ana e detit. Në këtë drejtim janë ndërtuar dhe kullat më të fuqishme të paisura me frengji të mëdha topash, trashësija e mureve të cilave arin në bazë 2.80 m, ndërsa dy kullat e tjera me planimetri katër këndëshe që nuk i ekspozohen goditjes me artileri nga anijet kanë një trashësi muresh 1-1,20 m. Muret dhe kullat kanë lartësi të barabartë prej 5 m. Pjesa e sipërme e mureve përfundon me një parapet që përshkohet nga frengji pushke i cili kufizohet në anën e jashtëme me një kornizë gurësh të punuar që dalin pak nga sipërfaqja e murit.

Kështjella në derdhje të Vivarit tregon për një periudhë të vetme ndërtimi. Ajo është ngritur mbrenda një kohe të shkurtër për të përmbushur një qëllim të caktuar duke kursyer materialin dhe çdo element tjetër që nuk do ti shërbente direkt mbrojtjes. Kështu mund të shpjegohet ndërtimi i kullave më të fuqishme vetëm në drejtimet e mundëshme të sulmit, kujdesi i treguar për mbrojtjen e portës që komunikon me kanalin si dhe teknika e ndërtimit më pak e kujdesëshme në anët që nuk i ekspozohen direkt sulmit.

Në një pamje krejt të ndryshme na çfaqet Kështjella Libohovës (fig. 6) me një planimetri thuajse drejtkëndëshe 70 x 50 m. ajo mbrohet nga 3 kulla poligonale në qoshet dhe me një bastion në formë të çrregullt gjeometrikë në qoshen tjetër. Format e mprehta dhe kërcënuese të bastionit në pjesën më të dukshme të kalasë, punimi i përsosur me gurë të latuar, kornizat dhe format trungkonike të theksuara të kullave, fshehin në të vërtetë dobësinë e mureve të kësaj kështjelle që në bazë nuk kanë një trashësi më të madhe se 1.40 dhe 0.70 m në pjesën e sipërme. Ideja e madhështisë dhe e pushtetit të Ali Pashës ka mbisunduar në ndërtimin e kësaj kështjelle. Ajo është ndërtuar mbi një platformë shkëmbore që qëndron kërcënueshëm mbi fshatin e Libohovës. Këtë kala së bashku me sarajin që ajo rrethonte Ali Pasha e ndërtoi për të motrën e tij Shanishanë.

Pas nënshtrimit të bregdetit Jon nga Butrinti deri në Vlorë, Ali Pasha u kujdes të ndërtonte edhe në këtë zonë disa kështjella. Sipas dëshmisë së konsullit francës Pukevilit, një kështjellë u ndërtua në fshatin Shën Vasi, por ajo ishte me materiale të dobta më tepër me plithar e dru dhe sot nuk ruan asnjë gjurmë. Por Aliu ngriti një kështjellë të fuqishme në Porto Palermo e cila ruhet në gjëndje të mirë edhe sot (fig. 9) e ndërtuar mbi një rrip toke që futej thellë në det, ajo ka një formë katërkëndëshe me katër bastione të mprehta në qoshet. Por ndryshe nga kështjellat e përshkruara deri tani, ajo e Porto Palermos është krejtësisht e mbuluar dhe mbi parapetin që rrethon taracën janë hapur shumë frengji për topa. Në brendësi ka salla, depo dhe ambiente të shumta dhe një palë shkallë guri të ndërtuara në pjesën qendrore të ngjisin në taracë nëpërmjet një të hapure katërkëndëshe të lënë aty për këtë qëllim. Të gjitha ambientet mbulohen me qemere guri. Një kujdes i veçantë është treguar për mbrojtjen e hyrjes që ndodhet në mesin e njerit nga ballët midis dy bastionesh. Nga brenda ajo kontrollohet prej një muri me frengji pushke të një ambienti anësor, gjithashtu një mur me frengji është ndërtuar në anën e brendëshme përballë hyrjes, ndërsa në anën e jashtëme mbi qemerin e hyrjes del në formë konsoli një ballkon guri për hedhje lëngjesh të nxehtë, një rudiment mesjetar që i kish kaluar koha dhe që shërbente në këtë rast më tepër për qëllim dekorativ.

Ndërtimet më të rëndësishme të Ali Pashës në Shqipërinë e Jugut ishin kalaja e Gjirokastrës dhe e Tepelenës. Kalaja e Gjirokastrës (fig. 8) u pushtua nga Aliu në vitin 1812 dhe menjëherë ai filloi rindërtimin e saj, projektues i disa pjesëve të kalasë dhe një nga zbatuesit kryesorë të punimeve ishte Petro Korçari. Rindërtimi i kalasë, i një saraji dhe i disa godinave anekse u bë me një ngutësi aq të madhe sa që të gjitha punimet u kryen brënda një viti e gjysëm. Sipas përshkrimit të bashkëkohësve apo të atyre që e panë pak kohë pas përfundimit të punimeve. Kalaja përmbante përveç barakave për vendosjen e një garnizoni prej 5000 ushtarësh, magazina të shumta nëntokësore që ishin llogaritur mirë për sigurimin e municjoneve dhe ushqimeve të nevojshme. Kalesa nëntokësore të çonin në të gjitha drejtimet e kësaj kalaje, që komandohej nga një bastion pranë këndit jug-lindor, për ndërtimin e të cilit kishin punuar afro 1500 fshatarë. Një pjesë e

madhe e këtyre kthinave si dhe e ndërtimeve të tjera mbitoksore ruhen edhe sot në gjëndje mjaft të mirë.

Kalaja është ndërtuar mbi një shkëmb që ka formën e një kurrizi peshku dhe dominon me lartësinë e tij mbi gjithë qytetin kështu ajo ka në planimetri një formë të çrregullt dhe të përzgjatur, mbrohet nga kulla që ka forma poligonale dhe trapezoidale dhe përshkohet nga 4 hyrje prej të cilave 3 janë kryesore dhe njëra e dorës së dytë. Kullat dhe kurtinat kanë lartësi të madhe që arrin deri në 30 m, janë të mbushura me dhe deri në një lartësi të konsiderueshme në pjesën e poshtëme, ndërsa pjesa e sipërme përmban 1-2 kate që formojnë salla të mëdha të paisura me frengji të mëdha topash. Nga sipër kullat mbulohen me qemere guri që krijojnë platforma të cilat çfrytëzohen gjithashtu për vendosjen e artilerisë. Topat vendosen edhe mbi kurtina në parapetin e të cilave alternojnë frëngjitë për topa me ato për pushkë. Vlen të përmëndet kulla që përfshihet në kompleksin e hyrjes veriore (fig. 9). Ajo ka në planimetri formën e një shtatëkëndëshi që ngrihet mbi një bazament të rrumbullakët që del 0,70 m në formë xokolature nga faqet e kullës. Kulla ka një lartësi prej 30 m. Deri në lartësinë 18 m ajo është e mbushur nga brenda me dhe. Mbi këtë nivel ndodhet dyshemeja e katit I, lartësija e këtij kati është 7 m dhe përbëhet nga një sallë e vetme që mbulohet prej katër qemerësh cilindrikë të vendosur paralel me njeri tjetrin që mbështeten në muret anësorë të kullës dhe mbi tre harqe të vendosur me hapsirë drite tërthor kurbaturës së qemerëve (fig. 10). Në muret me trashësi 3.30 m të këtij ambienti janë hapur tre frengji të mëdha topash që shikojnë në drejtime të ndryshme. ndërsa në një lartësi 4 m mbi dyshemenë ndodhen 7 dritare të vogla 0,30 x 0,60 m; me pragje të pjerrët për shpërndarjen e dritës, të cilat në anën e jashtëme ngushtohen dhe duken si frengji pushke. Platforma e kullës është rethuar nga një mur me lartësi 2,25 m në të cilin janë hapur 4 frengji topash dhe 18 frengji pushke. Nga ana e jashtëme kulla ka një pamje madhështore. E punuar me gurë të skuadruar të dimensioneve të vogla me faqe që bijen me pjerrësi të dukshme mbi terrenin, ajo e thyen ashpërsinë e saj arkitektonike vetëm me kornizat e gurta, të thjeshta apo të trajtuara në formë: dhëmbë sharre, që kufizojnë pjesët e ndryshme arkitektonike si dhe me frengjitë e topave të rrethuara nga harqe të profiluara. Të çarat vertikale të frengjive për pushkë e lehtësojnë pjesën e sipërme të kullës mbi platformë. Një pamje apo organizim të ngjashëm kanë edhe kullat e tjera por kryesisht ato që ndodhen në pjesët më të dukshme.

Me interes janë dhe hyrjet që përshkojnë këtë kala.

Hyrja veriore (fig. 11) mbrohet nga krahu i djathtë prej kullës së përshkruar si dhe murit në vazhdim të saj që është paisur në këtë drejtim me frengji të shumta për armë zjarri. Porta është trajtuar në mënyrë monumentale. Mbi shpatullat mbështetet një hark i dyfishtë me gurë të punuar me gjerësi rreth 0,60 m, i cili futet pak në thellësi të faqes së murit, ndërsa i gjithë konstruksioni i portës përfshihet në një fushë katërkëndëshe të thelluar të konturuar me një kornizë guri. Mbi këtë katërkëndësh dallohet një hark shkarkues që është në fakt vazhdimi i qemerit të koridorit të hyrjes. Nga porta hyet në një koridor të mbuluar me qemer cilindrik, i cili menjëherë mer një kthesë nga e djathta. Koridori i mbuluar ka një gjatësi prej 18 m dhe ndriçohet nga një baxhë. Në anët e koridorit ndodhen ambiente me frengji të drejtuara kundrejt portës. Në mbarim të tij koridori bën edhe një kthesë tjetër për të dalë në oborrin e kalasë. Muri fundor i tij është paisur me frengji pushkësh që kontrollojnë gjithë gjatësinë e galerisë me përjashtim të hyrjes. Trashësija e mureve të kalasë në këtë pjesë është 3,30 m. Porta jugore është më pak e mbrojtur nga porta veriore me gjithë se dhe ajo është trajtuar në mënyrë monumentale, madje e punuar më me kujdes. Në fasadë kanë pothuaj të njëjtën pamje. Paturat përbëhen nga pilastra guri monolite të punuara më me kujdes që përfundojnë nga sipër me pjesë të profiluara që zëvendësojnë kapitelet. Mbi këta të fundit mbështetet harku me gurë të punuar. Ashtu si dhe në portën veriore i gjithë konstruksioni përfshihet në një fushë drejtkëndëshe që del nga muri i kalasë në formë dhëmbi. Porta mbrohet në krahun e djathtë nga një kullë me majë të mprehtë që ka në planimetri formën e një katërkëndëshi të çrregullt. Nga porta hyet në një koridor të ngushtë me gjatësi 10 m i cili nga krahu i majtë lidhet nëpërmjet një hapësire të mbuluar me hark me një varg ambjentesh të mbuluara me qemere cilindrike, të cilët ndriçohen nga dritare të hapura në murin e jashtëm të kalasë. Ndërsa në të djathtë ndodhet një portë tjetër e cila të çon më parë në një kthinë të vogël të mbuluar me qemer nëpërmjet të cilës shkohet tek porta e kullës. Mbulesa e koridorit është realiuzar nëpërmjet dy qemerëve cilindrikë që ndjekin njeri tjetrin prej të cilëve i dyti, është më i ulët, hapësira midis dy niveleve në skajet e takimit të dy qemerëve është mbyllur me një mur në të cilin janë hapur 3 frengji që shikojnë nga porta, ato shërbe-

nin për ndriçimin e koridorit si dhe për mbrojtjen e portës (fig. 12).

Porta e tretë kryesore e quajtur «Porta e Vezirit» ndodhet përballë portës Jugore, në anën tjetër të kalasë. Ndryshe nga hyrjet që kemi përshkruar, ajo përshkon murin ansor të një kulle katërkëndëshe. Kështu që rruga që të çon tek ajo kalon bri murit rrethues të kalasë i cili me frengjitë e tij është i vetmi mjet mbrojtje për këtë portë. Nga ana arkitektonike, ajo është trajtuar si dy hyrjet e tjera. Ambienti i brëndshëm i portës përbëhet nga një koridor i gjerë imbuluar me qemere që ka formën e shkronjës L i cili të çon në drejtim të galerisë qendrore të kalasë. Pjesa që i takon katit II të kullës ndahej me dysheme druri (fig. 13). Ndryshe nga hyrjet e tjera ku ambientet e rojeve ndodheshin në anë të koridorit në këtë rast ai ndodhet në katin e II të kullës portë. Ky kat përmban një ambient të vetëm në të cilin ruhen gjurmët e katër oxhakëve si dhe pesë dritareve, dy prej të cilave janë hapur nga ana e portës.

Midis ndërtimeve të brendëshme të shumta në kalanë e Gjirokastrës, të bije në sy në mënyrë të veçantë një sistem galerish të mbuluara me qemere që ze pjesën qendrore të këtij fortifikimi (fig. 14). Duke filluar nga Porta Perëndimore dhe «Porta e Vezirit» në drejtim të Jugut, kalon një sistem trefish galerish të mbuluar me qemere. Galerija që i mbështetet murit Jug-perëndimor formohet nga një sistem qemerësh cilindrik që vijnë paralele njeri pas tjetrit perpendikular me murin rrethues. Këta qemere mbështeten në një anë në murin e kalasë, dhe në anën tjetër mbi pilastra masive 4 m. të gjera të lidhura me harqe. Një sistem hapësirash të harkuhara lehtësojnë muret mbështetës anësore të qemerëve të mbulesës. Pas galerisë së përmendur vjen një sistem dyfish galerish me mbulesë qemerësh që shkojnë paralel me murin rrethues dhe si të parat mbështeten mbi harqe dhe pilastra masive. Një galeri e tillë, por rrëzë murit jugor shkon në drejtim të veriut për tek bastioni i këndit. Galeritë e brendëshme e shtonin soliditetin e kalasë në përgjithësi, dhe ajo që është më e rëndësishme e mbronin prej goditjeve nga sipër.

Tepelena, vendlindja e Ali Pashës ishte një nga selitë më të preferuara të tij. Prandaj pak kohë pasi ai e shkëputi Tepelenën nga dora e Ibrahim Pashës, sundimtarit të Pashallëkut të Vlorës, filloi ndërtimin e një saraji të madh që kishte përfunduar në vitet e para të shek. XIX. Ndërsa ndërtimin e kalasë (fig. 15) Aliu e filloi kur po hynte në konflikt të hapur me Portën e Lartë. Një mbishkrim në gjuhën greke që është murosur mbi hyrjen lindore e daton këtë ndërtim me 1819.

Muret e kalasë ndjekin formën natyrale të terrenit. Ashtu si dhe kalaja e Gjirokastrës ajo nuk ka ndonjë formë të rregullt gjeometrike. Përveç tre kullave poligonale që janë vendosur në kthesat kryesore të mureve, për të kontrolluar më mirë këto të fundit, janë përdorur shpesh herë edhe dalje me kënd të drejtë, të kurtinave të cilat zëvendësojnë në këto raste kullat ndërmjetëse dhe shohin në drejtimet kryesore të lëvizjes së mundëshme të sulmuesit. Tereni mbi të cilin është ndërtuar kalaja paraqet pengesë të fuqishme natyrale, nga ana lindore dhe pjesërisht nga veriu, por nga perëndimi ku ndodhet edhe një nga hyrjet e kalasë tereni është i ulët dhe për më tepër në këtë anë ajo dominohet nga një kodër më e lartë. Kështu përsa i përket mundësive mbrojtëse të terenit kalaja e Tepelenës qëndron mjaft më poshtë nga ajo e Gjirokastrës.

Muret vijnë duke u zgjeruar në bazë duke rënë me pjerësi në anën e jashtëme dhe kanë një trashësi që lëviz nga 2,5-5 m në pjesën e poshtëme dhe 2-4 m në pjesën e sipërme. Në brendësi përforcohen me breza druri dhe deri në gjysmën e lartësisë shërbejnë dhe si mure mbajtës për shkak të disnivelit të terenit të mbredshëm me atë të jashtëm. Në pjesën e sipërme muret përfundojnë me shtegun e rojeve dhe një parapet ku janë hapur frengji të shumta për armë zjarri midis të cilave frengji dyshe për pushkë dhe janë ndërtuar në vendet më delikate mashikula për hedhje lëngjesh të nxehtë (fig. 16). Ndërtimet e brendëshme i mbështeten mureve rrethues (fig. 17). Ato mbulohen me qemere cilindrik një thembër e të cilave është pjesë përbërëse e vetë murit rrethues. Kullat si dhe në ndërtimet e tjera të Ali Pashës bijen me faqe shumë të pjerrëta. Ato si edhe muret janë veshur nga jashtë me gurë të skuadruar me kujdes dhe zbukurohen nga korniza horizontale guri. Kalaja ka tri porta, njera prej të cilave (lindorja) mban mbishkrimin «Porta e Vezirit» (fig. 18). Interes për zgjidhjen arkitektonike, paraqesin dhe dy hyrjet e tjera, prej të cilave më e ruajtur është Hyrja Jugore (fig. 19). Ajo është ndërtuar pranë njerës nga kullat Poligonale. Porta e jashtëme nuk i ekspozohet direkt shikimit pasi ajo është ndërtuar në faqen anësore të një të thelluar drejtkëndëshe të murit të kalasë. Përballë portës qëndron kulla poligonale e cila duke qenë me përmasa të mëdha kontrollon jo vetëm sheshin e vogël drejtkëndësh që krijohet para portës, por dhe krejt murin jugor. Porta e parë ose e jashtëme, është e tipit Portë-urë. E vendosur mbi një bosht rrotullimi horizontal në nivelin e pragut, ajo komandohej nga brenda nëpër-

mjet një çikriku me zinxhirë që dilnin nga dy dritare të vogla dhe fiksoheshin në pjesën e sipërme të portës. Flegra e Portës-urë shërbente njëkohësisht edhe si plan i pjerrët për barazimin e nivelit të jashtëm dhe të brendëshëm, disnivel që në gjendjen aktuale arrin në 2 m. Mekanizmi i ngritjes dhe uljes së portës-urë ka qenë vendosur në pjesën e brendëshme mbi një platformë dërrase që fiksohej mbi harkun e portës. Pasi kalon portën urë, ndodhesh brenda një kthine katërkëndëshe, muri ballor i së cilës është paisur me frengji pushkë dhe një portë të vogël. Frengjitë komandoheshin nga një ambient tjetër që ishte për trup rojen (fig. 19). Por për të shkuar në oborrin e kalasë duhet të ktheheshe nga e djathta ku ishte një portë e dytë dy kanatëshe e cila sigurohej nga brenda me katarah. Ambienti katërkëndsh i hyrjes ka qenë mbuluar me një qemer cilindrik. Platforma që krijohej mbi këtë qemer si dhe i ambienteve fqinjë qarkohej nga një parapet me frengji pushke. Kalaja e Tepelenës është një nga ndërtimet e fundit mbrojtëse të Ali Pashës sepse shumë shpejt filloi lufta midis ushtrive turke dhe Aliut kështu, që shumë pjesë që u përkisnin ndërtimeve të brendëshme të kalasë, mbeten të pa përfunduara. Ajo është njëkohësisht dhe një nga kalatë e fundit të periudhës së Pashallëqeve të mëdha shqiptare. Pas rënies së tyre, Veziri i madh Mehmet Reshit Pasha, në vitin 1832 prishi pjesën më të madhe të kalave shqiptare për të mos i lënë ato në duar të feudalëve shqiptarë që kishin tendenca autonomije; ndërsa viti 1865, kur shpërngulet administrata turke nga kalaja e Shkodrës shënon fundin e përdorimit të tyre për qëllime mbrojtëse.

Fortifikimet e shek. XVIII-XIX ndonse në një pjesë të mirë të tyre vepra arkitekture të admirueshme që tregojnë për shijen dhe aftësitë ndërtuese të mjeshtrave shqiptare, janë njëkohësisht edhe dëshmi të një pune të mundimshme angari të dhjetra mijë fshatarëve dhe qytetarëve të varfër.

*

*   *

Duke përmbledhur tiparet më karakteristike që i dallojnë fortifikimet e shek. XVIII-XIX nga ndërtimet mbrojtëse paraardhëse do të kemi parasysh në radhë të parë përparimin e mjeteve dhe e metodave të sulmit e sidomos zhvillimin e shpejtë të artilerisë ndërsa për disa karakteristika më pak të qensishme, siç është trajtimi i jashtëm, ndikuan në masë të madhe edhe faktorët subjektivë, si synimi për krijimin e përshtypjes së madhështisë, fuqisë ekonomike dhe pushtetit, në të cilat konkuronin feudalët e veçantë, sundues të pashallëqeve që ishin krijuar në krejt perandorinë Otomane.

Nga tiparet më karakteristike të fortifikimeve të shek. XVIII-XIX janë format e regullta gjeometrike të planimetrive, lartësija e barabartë e kullave dhe kurtinave dhe rënia e tyre me pjerësi në anën e jashtëme, mbisundimi formave poligonale të kullave, heqja dorë përfundimisht nga përdorimi i bedenave dhe krijimi i parapetit me frengji, ku janë hapur në masë dhe frengji për topa të kalibrave të mëdhenj. Krijimi i shumë ambienteve të mbuluara si kazemate, depo municioni, ushqimi etj.

Për ti përballuar goditjeve të artilerisë së kundërshtarit u rrit trashësija e mureve të kurtinave dhe kullave, madje këto të fundit në shumë raste qenë të mbushura me dhe deri në një farë lartësije.

Frengjitë për topa, si ato mbi kurtinat dhe ato të kullave mbuloheshin me qemerë trungkonike që kishin një gjerësi prej 2,70-3.10m në anën e jashtëme dhe 0.80-1.0 m nga brënda. Ka patur edhe frengji për topa të kalibrave më të vegjël, që formoheshin në planimetri nga dy trapeza që bashkoheshin në bazën e vogël, ku sejcila pjesë mbulohej me një qemer trung-konik që zgjerohej e lartësohej kundrejt faqes së murit (Butrint, Peqin) ose frengji topash të drejtuara, me hapje nga jashtë ku njera nga brinjët binte perpendikular me murin etj.

Gjithashtu edhe frengjitë për pushkë janë të tipeve të ndryshme, ato ndryshojnë edhe nga përmasat. Zakonisht ato kishin një të çarë vertikale me gjerësi 4-6cm e cila zgjerohej në pjesën e brendëshme të murit në 25-30 cm. Për të arritur një kryqëzim më të mirë të zjarrit përdoreshin frengji të pjerta. Frengjitë për pushkë i takojmë të veçuara ose të grupuara nga dy deri në tre ku në dy rastet e fundit ato kontrollojnë drejtime të ndryshme.

Një tipar tjetër karakteristik për këto fortifikime është edhe mënyra më e stërholluar e mbrojtjes së hyrjeve ku gjejnë një përdorim sa më efikas armët e lehta të zjarrit, kryesisht pushkët.

Përsa i përket trajtimit të jashtëm, kalatë e kësaj periudhe çquajnë, për veshjen e tyre me gurë të latuar, për trajtimin monumental të portave, si dhe për kornizat horizontale prej guri të thjeshta apo në formë dhëmbësharre. që theksojnë pjesë të ndryshme arkitektonike apo kufizojnë pjesën e sipërme të kurtinave dhe të kullave. Po të kërkojmë të përcaktojmë vendin që zenë këto fortifikime në ato bashkëkohëse të vëndeve të tjera, do të vlejnë për tu shqyrtuar vetëm ndërtimet fortifikuese të Ali Pashës, që ish edhe inisiatori më i fuqishëm në këtë fushë. Në kohën e Aliut në Europë mbizotëronin parimet themelore të shkollës franceze të fortifiki-

mit bazat e të cilës i vuri Vobani dhe më vonë i përmirësoi Kormontenji, si përfundim në Francë dhe në vende të tjera që pasuan shkollën franceze përdorej sistemi i fortifikimit me bastione dheu të veshur me gurë, ku topat vendoseshin mbi platformën e këtyre bastioneve.

Po ti hedhim një sy fortifikimeve të Ali Pashës do të shohim se ato qëndrojnë larg nga sistemi francez me bastione, këtu qëndron dhe kontrodikta e tij me inxhinjerët francezë. Ai u mbështet në fuqinë e zjarrit të artilerisë, që nuk do të lejonte vendosjen në afërsi të baterive të armikut, kështu mund të shpjegohet paisja me 400 topa e kalasë së Janinës dhe me rreth 80 topa e kalasë së Gjirokastrës. Ndërsa punimet e jashtëme për të penguar afrimin e armikut pranë mureve të kështjellës, zëvendësoheshin me terenin e aksidentuar, me ndërtimin e ndonjë kulle të përparuar si në Berat, apo nga një sipërfaqe e gjerë ujore si në Janinë. Në përputhje me parimin e tij Aliu u kujdes shumë për cilsinë e artilerisë në të cilën ai duhet të ishte superior mbi armiqtë, për këtë bleu topa të prodhimit anglez që ishin më të mirët e kohës. Gjithashtu ndërtimi i kështjellave të vogla në vëndet më të rëndësishme kishte diçka nga mënyrat e reja të fortifikimit që po lindnin.

Por siç dihet në luftën me Portën e Lartë, Aliu nuk pati mundësi të vinte në funksionim si duhet veçse një numur të vogël të këtyre kalave, për shkaqe që nuk kishin lidhje me fuqinë mbrojtëse reale të tyre. Ato pak kala të cilat në këtë përpjekje u bënë arenë luftimesh, madje të gjata si kalaja e Janinës, treguan qartë se këto fortifikime ishin në lartësinë e duhur për ti përballuar metodave dhe mjeteve të sulmit të armiqve të mundëshëm të asaj kohe.



Fig. 8



Fig. 9



Fig. 10

Fig. 15

KALAJA E TEPELENËS





RIKONSTRUKSION HYRJA JUGORE

Fig. 19





# NDËRTIMET E KULTIT MYSLIMAN

Inkursionet e para pushtuese osmane i takojnë fundit të shek. XIV, ndërsa pushtimi osman fillon në mjaft zona të vendit tonë që në mesin e gjysmës parë të shek. XV. Ky okupacion i shoqëruar me vendosjen e administratës turke, duhet të ketë prurë dhe ndërtimin e faltoreve të para të kultit mysliman, të cilat nuk kanë arritur deri në ditët tona. Rezistenca dhe kryengritjet që pasuan këtë pushtim dhe mbi të gjitha lufta prej çerek shekulli që populli ynë bëri kundër pushtuesve turq, bën që ndërtimet e kultit me vlera arkitekturale të fillojnë të duken vetëm aty nga fundi i shek. XV. me pushtimin e plotë të vendit që zgjati për gati 5 shekuj.

Në aspektin tipologjik xhamit që fillojnë të ndërtohen në vëndin tonë janë dy llojesh. Xhami me sallën mbuluar me kupolë dhe xhami mbuluar me çati druri .Të dy këto tipe vijuan të ndërtohen gjatë gjithë kohës së pushtimit turk duke u nisur nga prototipe të huaj, së pari, e duke formuar më tej tipare të veçanta vëndase. Kuptohet që pushtuesi për nevojat e ushtrimit të riteve fetare nga trupat pushtuese edhe për të përhapur fenë e tij në popullsinë vendase, për të lehtësuar pushtimin dhe ulur rezistencën, që në periudhën e parë filloj ndërtimin e faltoreve islame — xhamive. Me sa duket të parat ndërtime të këtij lloji që ndërtohen janë ato të qyteteve të pushtuara si Berati, Elbasani, Kruja, Gjirokastra etj. dhe vetëm në një kohë të dytë; me islamizimin në masë së popullsisë vendase, aty nga fillimi i shek. XVII xhamit ndërtohen dhe në qëndra fshatare. Kështu, siç dëshmohet nga ndërtimet që ruhen dhe mbishkrimet në to, ndërtimet e kultit mysliman fillojnë të shtohen në gjysmën e dytë të shek. XVIII dhe gjysmën e parë të shek. XIX.

Njihen tre raste ku pushtuesit, duket menjëherë me rënien e qytetit. kanë adaptuar (edhe si një akt dhune) një kishë për xhami duke bërë rindërtimin e nevojshëm. Kështu ndodh me kishën e Shën Stefanit në kala të Shkodrës (rënë më 1479), me kishën e Shën Kollit në varoshin e Lezhës (rënë më 1478) dhe bazilikën në kala të Durrësit (rënë më 1501). Në këto raste kishës i hiqet absida (me përjashtim të Shkodrës) dhe i shtohet minarja.

Të dy tipat që përmendëm më sipër u ndërtuan në të njëjtën kohë, duke patur ai me sallë të mbuluar me çati druri mundësi dhe lehtësi më të mëdha ndërtimi. Me stabilizimin e pushtimit osman krijohet mundësia për ndërtime më monumentale dhe më të qëndrueshme duke u parapëlqyer kështu për to tipi me kupolë.

Xhamit e para duket se ndërtohen brënda kalave (Elbasan) apo kështjellës së brendëshme kur kjo banohet vetëm nga turqit (Berat). E tillë është dhe **xhamia Mbret në kala të Elbasanit** (rreth 1492). (fig. 1). Ajo është e vendosur në të djathtë të rrugës që zë fill nga porta jugore. Ndërtimi formohet nga hajati dhe vet salla e faljeve kuadratike në planë me përmasa 11,5 x 12.3 m. mbuluar me çati druri. Për të lehtësuar ndërtimin e kësaj të fundit tre kolona druri janë vendosur tërthor aksit të godinës. Në murin jugor është ndërtuar mihrabi në formën e njohur, por trajtuar thjeshtë. me pjesën e sipërme të ndërtuar me stalaktike, një mimbar është po në këtë anë. Në anën veriore, mbrapa kolonadës treshe është mafili me strukturë të drunjtë. Dritaret, nga dy për çdo mur janë vendosur në dy kate. Të poshtmet janë kuadratike, mbuluar me arkitrar druri dhe hark të mprehët tullash mbi të. Gjithashtu me tulla është dhe fusha ndërmjet tyre. Dritaret e sipërme janë mbuluar me hark. Në të dy rastet, harku është i mprehët dhe jo shumë i lartë në pjesën e poshtëme dhe me majë në formë fund lundre në anën e sipërme, hark ky karakteristik për arkitekturën turko-osmane. Muret e xhamisë janë me kluasonazh ndërtuar pastër prej dy radhësh tullash horizontale e dy tulla vertikale të holla në mes gurëve.

Po me kluasonazh është ndërtuar dhe pjesa e poshtëme e minares. Minarja është e ulët, jo elegante por shquhet për punën mjaft të bukur të fundit të kazanit, për të krijuar zgjerimin nga trupi i minares.

Xhamia ka në anën veriore një hajat me struktura druri, që duhet të jenë i vonë, me forma të huazuara nga arkitektura popullore e shek. XIX.

Duke krahasuar këto ndërtime me ato turko-osmane të këtij tipi të ndërtuar në vëndet e origjinës, shihet e njëjta ide arkitekturale (ndërtimi planimetrik-vëllimor) por vërehen ndryshime në realizimin konkret arkitektural. Kjo të shtyn të mendosh se ndërtimi i tyre është bërë prej mjeshtrave vendas që punonin me mënyrën tradicionale të ndërtimit të muraturës, duke marrë nga arkitektura turko-osmane organizimin planimetriko-vëllimor dhe elementet formalë përcaktues si portali, mihbrabi, harqet e dritareve, element të tillë si mafili dhe mimbari.

Me mjaft interes është të vërehet fakti se këto ndërtime të para u bënë modelet për ndërtimet e mëvonëshme, kur këto filluan të shtohen, në vend që të imitoheshin ndërtimet turko-osmane origjinale.

Xhami të tjera të kësaj kohe janë ato të kalasë së

Beratit nga të cilat ruhen jo tërësisht vetëm minaret por atyre mund tju ndiqet planimetria nga rrënojat. Njëra prej tyre e quajtur **xhamia e kuqe,** e ndërtuar me tulla, ndërsa e dyta — **«xhamia e bardhë»** ka minaren me gurë gëlqeror. E kësaj kohe është edhe minarja e **xhamisë Mbret në Berat,** që është rindërtuar më vonë. Minarja është e lartë dhe e hollë, dhe ka me një dekor mjaft elegenat kalimin, për në kazan ndërsa të ulët pjesën mbi minare (fig. 2).

Në vitin 1533-34 ndërtohet **xhamia në Pazarin e Krujës,** me hajat prej konstruksioni druri. Salla e faljeve është pak e zgjatur në drejtimin veri-jugë, ajo mbulohet me çati druri dhe ka dritaret në vendosura në mënyrë të çrregullt në tre radhë njëra mbi tjetrën. Minarja është e ndërtuar me gurë të gdhëndur dhe ka bazën kuadratike ndërsa trupin shumë faqesh. Rrënojat e një xhamije të tillë ndodhen në kalanë e Krujës, menjëherë mbas sistemit të fortifikuar të hyrjes.

Në pikpamje të ndërtimit, ky tip është relativisht i lehtë dhe i mundëshëm për ndërtuesit e qendrës qytetare apo fshatare. Kështu, xhami të tilla filluan të ndërtohen kudo në numur jo të vogël, përgjithësisht pa pretendime arkitekturale. Siç u përmënd këto shtohen gjatë shek. XVIII-XIX, duke u dalluar nga banesa vetëm prej minares, mureve të rrafshët dhe dritareve karakteristike.

Një ndërtim i vonë, por me vlerë i këtij tipi, është **xhamia e Beqarëve në Berat,** pikturuar në vitin 1827. (fig. 3). Xhamia është ndërtuar në pjesën e poshtëme të lagjes Mangalen, buzë rrugës kryesore të qytetit. Si gjithë banesat e lagjes xhamia i konformohet terrenit ndaj të cilit është vendosur perpendikular, duke qënë vetë xhamia në pjesën e sipërme të ndërtesës. Në pjesën e jashtëme ndërtesa ka ambiente mbuluar me qemer që hapen ndaj rugës dhe që përdoreshin për dyqane. Përpara tyre është një portik me harqe gjysëm rrethi prej guri mbi tre kolona ndërtuar prej rrotullash guri. Pjesa mbi kolonadën deri në nivelin e dyshemes së xhamisë është ndërtuar me gurë të gdhëndur. Në sallën e faljeve hyet nëpërmjet hajatit të rrethuar me një kolonad me harqe gjysëm rrethor, i cili mund të përdorej si sallë suplementare sepse kishte një mihrab. Vet salla e xhamisë, është gati kuadratike në plan, e ndarë nga dy kollona që shërbejnë për mbajtjen e strukturës së çatisë. Menjëherë pas hyrjes ka qënë dikur një mafil prej të cilit kalohej për në minare.

Për vet vendosjen në teren të pjerrët, salla është e ulët, ajo ndriçohet nga dritare të vendosura në dy radhë e poshtëmja kuadratike e sipërmja me mbulesë të harkuar.

Në anën e jashtëme xhamia shquan në pamjen e lagjes dhe dyqaneve pranë për vëllimin masiv, dhe minaren e ulët, arkadën e jashtëme masive që në pjesën me gurë të punuar luan rolin e një bazamenti për vet xhaminë. Mbi këtë brez të parë është një brez i suvatuar ku ndodhen dhe dritaret. Mbi të nën strehët e gjëra ndodhet brezi i sipërm i pikturuar që shkon përgjat tre faqeve të xhamisë. Në të paraqiten si peisazhe arkitekturale ashtu edhe dekor bimor. Për afrinë me arkitekturën popullore, xhamia nuk shkëputet nga ansambli i lagjes, por shkrihet organikisht me të.

Xhamia më e vjetër e tipit sallë me kupolë që ruhet në vendin tonë është **xhamia e Mirahorit në Korçë** ndërtuar në vitin 1496 nga Iljaz bej Mirahori (fig. 1). Ajo përbëhet nga salla e lutjeve dhe një portik tre pjesësh përpara saj. Kemi të bëjmë me një tij tashma të formuar për arkitekturën. turkoosmane, shembuj për të cilën janë Jeshil xhamia në Iznik (1349), xhamia e Iljaz Beut në Balat (1404) e deri në shembujt më të vonë të Stambollit si xhamia e Firuz Agait (1491), të cilat vazhdojnë krijimin e hapësirës së brëndëshme unike duke ndjekur rrugën e thjeshtimit të portaleve të hyrjes dhe trajtimit të rrafshët të fasadave. Këto tipare në rastin tonë janë shpënë më tej edhe sepse përputhen me parimet e mjeshtrave vëndas.

Salla e lutjeve është katrore në plan me përmasa 9,60 x 9,60 m. Ajo mbulohet nga një kupolë gjysëm sferike mbi trompa në qoshet, dhe kërkonte dhe trashësi të mëdha të mureve (1,20 m), për të përballuar peshat dhe shtytjet. Në murin jugor ndodhet mihrabi me stalaktide në pjesën e sipërme dhe anash tij mimbari. Në anën veriore ka një mafil të drunjtë në të cilin hyet nga shkallët e minares.

Portiku që paraprin xhamin në anën veriore, përbëhet prej tre pjesësh të mbuluara me kupola që ishin mbi çati me tambure të ulët tetë faqesh. Arkada mbi të cilën ngrihen kupolat është me harqe të, mprehët që mbështeten mbi pilastra kuadratik. Me përmasat e tij portiku ndodhet në ekuilibër me vëllimin e madhe dhe statik të xhamisë. Pjesa e poshtëme është kubike me çati trekëndëshe pak të pjerrët në pjesët që i takojnë trompave, ndërsa mbi të ngrihet kupola mbi një tambur të ulët tetë faqesh të proporcionuar ndaj pjesës poshtme. Dritare të shumta, në tre radhë, janë në faqet e xhamisë. Ato janë kuadratike, me harqet të mprehtë mbi të në radhën e poshtme dhe me hark të mprehët në radhët e sipërme. Kjo përbën një rregull të cilës i përmbahen edhe xhamit e tjera të këtij tipi që ndërtohen në vendin tonë.

Muret e jashtme janë ndërtuar me teknikën e kluasonazhit me dy radhë tulla horizontale dhe dy tulla vertikale, teknikë që ishte në përdorim tek ne në periudhën e fundit përpara pushtimit turk. Ndërmjet tullave vendosen gurë çmërsi të suvatuar hollë për të krijuar sipërfaqe të rrafshët. Po kështu me fuga të përpunuara ndërmjet gurëve dhe tullave, çka tregon kërkesa të larta nga porositësi por edhe nivel të mirë të mjeshtrave ndërtues vëndas që përdornin forma dhe teknika të njohura dhe më parë, të trashëguara brez pas brezi. Kjo shpjegon dhe shmangien nga muret e rrafshta, njëngjyrëshe, të xhamive turke të kohës. Element me vlerë është dhe minarja me kazanin elegant. Ky i fundit është mjaft i dekoruar në pjesën e poshtme dhe ngjan me ato të xhamive të Beratit dhe Elbasanit që u përmëndën.

Xhamia dallohet për harmonin e formave të saj, hapësirë të brëndëshme unike, ekuilibër të pjesëve të plota të mureve me dritaret, përputhje të plotë të brëndësisë me anën e jashtme si në aspektin arkitektural ashtu edhe në atë struktural, çka bënë të përcaktohet njëherësh arkitektura dhe struktura e ndërtesës.

Xhamia e Mirahorit ndiqet në ndërtimin e brëndëshëm dhe të jashtëm nga një sërë xhamish të tjera. Ndër to është **xhamia e Plumbit në Berat** (fig.5). ndërtuar në vitin 1553-54 nga feudali me origjinë shqiptare Izgurliu siç mësojmë prej mbishkrimit. Kjo përbëhet nga salla e lutjeve me vëllim kubik dhe nga portiku i mbyllur mbuluar me kupola, një rindërtim më i vonë. Salla e lutjeve është kuadratike në plan me përmasa 10,15 x 10,20. Ajo mbulohet me një kupol sferike mbi trompa. Në të hyet nga porta nën anën veriore, me një portal të thjeshtë.

Xhamia në anën e jashtme përbëhet prej vëllimit kryesor kubik dhe kupolës mbi tambur që është vazhdim i faqeve të jashtme. Tamburi është mjaft i ulët dhe formohet nëpërmjet ngushtimit nga pjesët me çati trekëndëshe mbi trompat e qosheve.

Çdo faqe e xhamisë ka pesë dritare të vendosura në tre rreshta. Edhe këtu dritaret e poshtme janë këndrejtë me hark lehtësues prej tullash në formë fund lundre. Dritaret e sipërme janë mbuluar me hark, i cili në pjesën e sipërme është në formë lundre, ndërsa në pjesën e poshtme afërsisht gjysëm rrethi dhe tregon se harku i përdorur nga turqit është i huaj për arkitekturën dhe ndërtuesit vëndas, madje përdorej vetëm në ndërtimet e kultit. Muret e xhamisë janë ndërtuar me kluasonazh dy tullash. Me teknikë të tillë është ndërtuar edhe pjesa e poshtme 8 faqesh e minares. Prej saj me një kalim trung piramide kalohet në trupin e minares, të hollë e të lartë, me pjesën mbi kazan, relativisht të ulët.

Duke e krahasuar me xhaminë e Mirahorit vërejmë se nga përmasat afërsisht të njëjta në plan, xhamia e Plumbi është më e ulët, më masive në pamje, asaj i mungon sensi vertikal për shkak të lartësisë së tamburit. Me këtë xhami kristalizohen mjaft tipare të këtij lloj ndërtimi që më vonë vazhdon të ndërtohet në tokat shqiptare.

Gjatë shek. XVI ndërtohet edhe **xhamia e Muradies në Vlorë,** (fig. 6) që përbëhet nga salla e lutjeve kubike me kupol dhe një hajat që sot nuk ruhet. Në të hyet nëpërmjet portës së vendosur në anën veriore, mbuluar me hark mjaft të ulët brënda një portali të punuar mjaft mirë por që dallon nga portalet tradicionale turko-osmane, për vijat e drejta në pjesën e sipërme. Kjo kërkesë vërehet dhe në një kornizë guri që kalon në të gjitha anët e xhamisë, mbi dritaret e radhës së dytë. Anash portalit janë dy dritare mbuluar me arkitrar mbi të cilët është krijuar një dekor me tulla të vendosura në formë stalaktitesh, duke imituar mihrabin.

Faqet e tjera janë të trajtuara si kudo me dritaret me tre radhë, nga pesë për çdo faqe, me dallimin se dritaret e poshtme këtu janë edhe ato mbuluar me hark të mprehët. Muret e xhamisë janë ndërtuar me tulla e gurë të skuadruar. Dy radhë tulla horizontale e dy radhë gurësh.

Në xhamin e Muradies kalimi në tamburin dymbëdhjetë faqesh me kupol, bëhet drejtpërdrejt pa ndonjë ngushtim, duke formuar pjesë çatie trekëndëshe në qoshet. Kemi pra të bëjmë me një ndërtim të ngjashëm me atë të xhamisë së Plumbit në Berat. Mbi pjesën e tamburit me teknikën e mureve, kalon një kornizë horizontale me gurë të gdhëndur, me profil të kurbuar, që nga përmasat tregon se duhet të jetë fundi i muraturës. Mbi të kemi një vazhdim të muraturës së tamburit, me gurë të çregullt, që përfundon me një kornizë mjaft të thjeshtë dhe të varfër. Kjo të shtynë të mendosh se kemi të bëjmë me një shtim të tamburit, të bërë më vonë.

Minarja është ndëtuar me gurë të gdhëndur dhe ka një kazan të madh e të punuar me mjeshtëri në dekorin e tij. Ajo ka të ulët pjesën mbi kazan ç'ka ul lartësinë e saj. Me mjaft mundësi xhamia duhet të jetë ndërtuar rreth vitit 1542 si lexohej në mbishkrimin e vjetër.

Fundit të shek. XVI fillimit të shek. XVII i takojnë dy xhamitë e ndërtuara në qytetin e Elbasanit **xhamia e Nazireshës** (1599) dhe **xhamia e Ballies** (1605). Megjithëse janë ndërtuar në kohë të afërta dhe me vija të përgjithshme i përmbahen skemës planimetriko-vëllimore të njohur, ato dallohen nga njera tjetra për vlerat e tyre dhe trajtimin arkitekutral, duke qenë më e arritur xhamia e Na-

zireshës (fig. 7). Kjo e fundit është e ndërtuar me teknikën e kluasonazhit. Xhamia e Ballies është e ndërtuar me gurë gëlqeror dhe suvatuar më vonë. Të dyja kanë patur hajat me struktura të drunjta. Faqet e tyre janë me nga pesë dritare në dy tre radhë, nga të cilat të poshtmet kuadratike ndërsa të sipërmet me ball të mprehtë. Në xhaminë e Nazireshës tamburi vijon faqet e kubit ndërsa në atë të Ballies ka një kornizë të lehtë ndarëse. Si xhamia e Muradies, edhe ajo e Nazireshës ka një shtesë mbi tamburin e vjetër, sigurisht për arsyet që përmendëm aty. Të dyja përfundojnë me korniza të dyfishta në formë dhëmbësharre, vetëm se Naziresha i ka ato me tulla.

Minaret e të dy xhamive janë të ulta. Ajo e xhamisë së Nazireshës është ndërtuar me gurë e tulla, një radhë gurësh, tre radhë tullash, po me tulla e ka të ndërtuar dhe kazanin.

Përsa i përket trajtimit të jashtëm xhamia e Nazireshës në gjëndjen e sotme paraqitet e lartë, e ftohtë, ndërsa ajo e Ballies i përmbahet më tepër volumeve të qeta të xhamive të kohës dhe kjo mbase nga prania e një portiku të zhvilluar.

Interesante për zgjidhjen vëllimore është edhe **xhamia e Pazarit në Gjirokastër** (1757), ndërtuar në terren të pjerrët. Për të krijuar një platformë horizontale në pjesën e përparme mbështetur shkëmbit është ndërtuar një galeri me dyqane anash, e cila shërben dhe si rrugë e qytetit. Mbi dyqanet e pazareve me shkallë hipet në xhaminë e përbërë nga salla e lutjeve dhe një portik pjesërisht i hapur i shtrirë dhe në krahun lindor. Salla e lutjeve ka ndërtimin tradicional duke qenë me ulët. Po e ulët është dhe minarja, xhamia është e ndërtuar me gurë plloçakë dhe në përgjithësi nuk shquhet brënda ansamblit. Ajo është e harmonizuar me këtë të fundit dhe është pjesë e tij në zgjidhjen urbanistike (fig. 8).

Krahas xhamive të mësipërme që janë të ndërtuara në qytete, nga xhamit me kupola duhet të përmëndim dhe dy xhami të ndërtuara në fshat ose lagje të jashtme të qytetit. **Xhamia e Allajbegisë në fshatin Burim të Peshkopisë** (fig. 9). është një xhami e vogël e përbërë nga salla e lutjeve mbuluar me kupol mbi trompa në qoshet. Faqet e saj kanë vetëm nga tre dritare, dy kuadratike poshtë dhe një lartë mbuluar me hark. Muret janë ndërtuar me kluasonazh dy tullash. Pjesa kubike qarkohet nga një kornizë dyfishe prej dhëmbësh sharre, mbi të cilën me një ngushtim të vogël ngrihet tamburi tetfaqesh. Nga ndërtimi planimetrik e vëllimor dhe teknika e ndërtimit, kjo xhami duhet ti përkasë shek. XVI.

Xhamia tjetër, quhet e **Gjin Aleksit në fshatin Rusanj pranë Delvinës** (fundi i shek. XVII — fillimi shek. XVIII). Në ndërtimin vëllimor ajo afron me xhaminë e Muradies në Vlorë, duke u dalluar nga një kornizë horizontale e një ngushtim i lehtë, i cili ndanë pjesën kubike nga pjesa tjetër që përfundon me tamburin tetëfaqesh me kupolën. Ka tre radhë dritaresh që janë të vendosura dhe ndërtuar sipas skemës tradicionale. Xhamia është e ndërtuar me gurë dhe ka një portikë të hapur në pjesën e përparme (fig. 10).

Ndërsa xhamit që pamë deri tashti i përmbahen një tipologjie të vjetër që vijon nga provincat për një kohë të gjatë, **xhamia e Plumbit në Shkodër** e ndërtuar në vitin 1773-4 nga Mustafa Pashë Bushati përbën një rast të veçantë. Ajo është e ndërtuar me vija të përgjithshme sipas tipit që ndërtohet në Stamboll dhe qytetet e mëdha, në shekujt e lulëzimit të perandorisë osmane. Ajo ka një planimetri komplekse, duke qënë më e zhvilluar në krahasim me xhamit e zakonshme që pamë më sipër, por duke patur bërthamë qendrore të sajën, sallën e mbuluar me kupolë njëlloj si në xhamit e tjera të vëndit tonë (fig. 11).

Qendrën e ndërtesës e përbën salla e lutjeve me përmasa 9,15 x 9,15 m. Ajo mbulohet me kupolë dhe ka në fund mihrabin i cili këtu është një ambient i vogël katror në plan mbuluar me një çerek sfere të hapur ndaj sallës, që në anën jugore mbështetet mbi dy trompa. Në dy anët, lindore dhe perëndimore, ka portik të hapur, që komunikojn me sallën, i pari 3 pjesësh i dyti dy pjesësh, për ti lënë vënd minares. Një portik oborr si në xhamit e mëdha të Turqisë, ndodhet në anën veriore. Ai zë tërë anën veriore të xhamisë dhe ka përmasa 20 x 15 m. Ai ka 14 pjesë të mbuluara me kupola dhe qemere të kryqëzuar. Pjesa e jashtme është me mure të rrafsht ndërsa pjesa e brëndëshme me harqe dhe kollona, një arkadë mjaft elegante, që qarkon nga të gjitha anët oborrin. Hyrja kryesore e portikut është në anën veriore, duke qënë aksi veri-jugë, aksi i lëvizjes në xhami.

Porta e jashtme është e mbuluar me arkitra të rrafshtë dhe është zbukuruar me dekor bimor. Të tilla janë edhe portat e tjera të xhamisë. Dritaret e portikut-oborr të vendosura lartë, janë në formë kuadratike dhe të mbuluar me hark të prehtë. Me hark të mprehtë janë mbuluar si portikët anësorë, ashtu dhe gjith dritaret e xhamisë.

Mbi vëllimin kubik të sallës së lutjeve ngrihet tamburi i lartë me kupolë, kuadratik në plan, me dritare në secilën faqe.

Xhamia është ndërtuar me gurë të skuadruar në

anën e jashtme duke krijuar faqe të rrafshta dhe të pastërta, që përfundojnë me korniza horizontale me gurë të gëdhëndur.

Si dhe xhamit e tjera të këtij tipi, xhamia e Plumbit në Shkodër është relativisht e hapur ndaj ambientit sidomos në pjesën e sallës së lutjeve.

Në anën e jashtme xhamia paraqitet mjaft interesonte megjithëse monokrome, për shkak të ekuilibrimit të vëllimeve dhe vendosjes së dritareve, apo portikëve ndaj mureve të plota. Një vlerë të veçantë ka kupola mbi tamburin e lartë që është elementi qëndror i ambientit. Në këtë duket mjeshtëria e ndërtuesave anonim, të cilët me këtë ngritje kanë arritur edhe të ekuilibrojnë shtrirjen gjatësore të portikut.

Xhamia dikur ka qenë në anën e lagjes më të vjetër të qytetit të vonë mesjetar të Shkodrës, duke ofruar një pamje me mjaft vlerë për soditjen nga kalaja si dhe nga rruga që zbret prej saj, prej nga duket në një kënd jo të zakonshëm për veprat arkitekturale.

Kjo xhami mbeti e vetme dhe nuk pati pasuese në ndërtimet arkitekturës islame të vendit tonë.

**Xhamia e Ethem Beu në Tiranë** (fig. 12). është ndërtuar me ndërprerje nga viti 1794 deri në vitin 1821 kur është përfunduar. Përbëhet nga salla e faljeve kubike me kupolë dhe hajati. Për vet ndërtimin e këtij të fundit përbën zhvillimin më të madh të portikut, i cili zë këtu anët veriore, duke u kthyer kjo e fundit sidomos, në një ambient shtesë për falje.

Vëllimi qëndror në kupolë, salla e faljeve, është e ndërtuar me gurë lumi dhe suvatuar, duke lënë në dukje, vetëm harqet e dritareve me gurë të gëdhëndur. Ambienti qëndror mbulohet me kupol mbi trompa parabolike në qoshet. Ai ndriçohet nga një numur i madh dritaresh, të cilat nga jugu, lindja dhe perëndimi janë me tre radhë, dy posht, dy në mes dhe një nën fillimet e kupolës. Në anën jugore ka mihrabin zbukuruar me stalaktike ndërsa në anën veriore ka mafilin dhe hyrjen për në minare. Mbi kubin qëndror, çatia e të cilit përfundon më e ulët në këndet, kemi një tambur të ulët tetëfaqesh mbi të cilin ngrihet kupola.

Vëllimi kubik i sallës së faljeve qarkohet nga lindja dhe veriu me portikun me arkada mbi kolona. Ai është i mbyllur nga jugu ku ka një mihrab, anash të cilit ka dritare në dy radhë. Ky mur vazhdon për një distancë të shkurtër edhe në anën lindore ku përfundon me dy gjysëm kolona mbi të cilën nis arkada. Shtatë harqe gjysëm rrethore janë në lindje, pesë në veri dhe tre në perëndim. Të gjithë ata ngrihen mbi kolona guri pëlqeror njëcopësh. Kolonat përfundojnë me një kapitel të plotë me dekor bimor në sipërfaqe. E ndryshme nga të tjerat është kolona e qoshes verilindore e cila përbëhet nga dy njësi një e madhe se të tjerat dhe një më e vogël përngjitur në anën e jashtme, pra formohet kështu një kolonë dy trupash, me një bazament dhe kapitel të përbashkët. Në faqen veriore është hyrja e cila është krijuar mbi një mbushje të njerës hapësirë të arkadës. Më poshtë janë mbishkrimet për ndërtimin e saj. Dyshemeja e portikut është në nivel më të lartë se ajo e xhamisë, duke krijuar koridorin karakteristik që shpie nga porta e jashtme në atë për në sallën e faljeve. Arkada ngrihet mbi një mur prej gurësh të gdhëndur, që shërben si bazament për tërë portikun.

Prej guri të gdhëndur është minarja e hollë dhe e lartë. Pjesa e poshtme e saj, pranë vëllim kubik është me seksione kuadratik, ndërsa pjesa tjetër që vjen duke u zvogëluar lehtësisht ka të gdhëndura kanelura të gjera vertikale, të cilat përfundojnë në kazanin nëpërmjet kalimesh të lehta e të proporcionuara.

Gjithë brëndësia e sallës së faljeve është pikturuar me ornamente bimore, vizatimi të cilave i përmbahet rregullave të simetrisë. Po të pikturuara janë dhe mafili dhe mimbari prej druri. Po në këtë mënyrë janë zbukuruar dhe pjesët e plota të arkadës. Përsa i përket pjesës së jashtme të sallës së faljeve që përfshihet brënda portikut, ajo është e zbukuruar me dekor bimor dhe një sërë tablosh me pamje nga të Stambollit.

Në këtë xhami zhvillohen më tej prirja për një afrim të arkitekturës së kultit me atë popullore, rezultat dhe i shkëputjes nga tipat e vjetër të kopjuar. Portiku i zhvilluar tërësisht me arkadën gjysëm rrethore me linjën e tij të lehtë, kalon në një plan të dytë vëllimin kubik, i jep një vënd më të justifikuar minares, zvogëlon pamjen rigoroze të kubit qëndror.

Të njëjtës periudhë i takojnë edhe dy xhami të tjera në Shqipërinë e Mesme, të ndërtuara në qytetet e Peqinit dhe Kavajës. Të dyja këto janë në ansambël me kullat e sahatit duke qenë në të parën ndërtuar ngjitur xhamisë.

**Xhamia e Peqinit** (fig. 13) përbëhet nga salla e lutjeve, portiku, minarja dhe kulla e sahatit. Salla e lutjeve është kubike, me kornizë të rrafshët që e thekson më tepër vëllimin kubik dhe ka mbi të tambur relativisht të ngushtë. Dritaret e vendosura në tre radhë janë mbuluar poshtë me hark rrethor ndërsa të sipërmet me hark në formë lundre. Muret e saj janë ndërtuar pastër me gurë të gdhëndur, duke patur disa të zbukuruar me dekor bimor të

gjeometrizuar, që të kujton gurët e vendosur në minaren e xhamisë së Ethem Beut në Tiranë. E njëjtë me të është dhe pjesa konike e kalimit të minares nga baza paralelopipedike në trupin e shumëfaqësh. Veçse këtu minarja nuk është e proporcionuar si në xhaminë e Tiranës.

Në anën veriore, xhamia ka një portik të vogël me arkada gjysëm rrethore. Porta e hyrjes në të ndahet në mes dhe është me hapësirën e murosur ndërmjet dy kollonave, njëlloj pra si në Tiranë. Të gjitha këto të çojnë të mendosh se ndërtimi i saj i takon fillimit të shek. XIX.

**Xhamia e Kavajës** (1736) (fig. 14) shquhet për portikët e saj, njerin në anën veriore ngjitur murit të sallës së lutjeve, tjetrin që qarkonte këtë, duke zënë një zonë të konsiderueshme në veri të xhamisë. Muret e kubit qëndror janë të suvatuar pastër dhe mbi të ngrihet tamburi tetëfaqesh, duke lënë gati të pjerrta në qoshet. Minarja është ndërtuar me gurë të gdhëndur dhe relativisht e ulët. Në brëndësi kemi një hapësirë interesante, të harmonizuar nga piktura murale dhe ornamente bimore, që fillon nga trompat të cilat kanë një rrjedhshmëri në formë harqesh gjatë gjithë mureve, e që mbush tërë kupolën. Dritaret e saj janë me xhame të ngjyrosur me skelet gëlqereje.

Për islamizmin e vëndit një rol të rëndësishëm loste dhe përhapja e doktrinave të ndryshme mistike nëpërmjet misionarve të ardhur nga jasht vendit, të cilët ndërtuan së pari në qytete dhe më vonë fshatrave teqe dhe faltore. Teqet përbëheshin edhe nga konaqet e banimit. Ato që kanë arritur deri në ditët tona janë relativisht të reja për shkak të materialit të përdorur, që nuk i ka qëndruar kohës.

Ndër to vlen të përmëndet **Teqja e Halvetive në qytetin e Beratit** (fig. 15), pjesë e një kompleksi të përbërë nga xhamia Mbret, ambientet e banimit dhe Teqja e Sheh Qerimit. Ndërtesa që i takon fundit të shek. XVIII, dëshmon për një aktivitet ndërtimor të nivelit të lartë në Berat, punë e ndërtuesëve, të cilëve iu takojnë edhe sarajet e Pashait, nga të cilat ruhen porta, pjesa të ndërtuara me gurë nga selamllëku, e mjaft ndërtimet të tjera. Teqja e cila dikur vazhdonte me ndërtime të tjera në anën lindore, i paraqitet vizitorit, me fasadat jugore dhe perëndimore, punë e dorës së parës në aspektin ndërtimor dhe arkitektural. Teqja ka sallën e faljeve në qendër të kompozimit, në anën jugore një ambient varrimi, dhe një portik në anën perëndimore. Salla e faljeve ngrihet mbi këto, duke e bërë të duket më të madhe ndërtesën. Ajo është katrore nga jugu dhe ka nga ana lindore e veriore mafilin në formën e një ballkoni tek i cili dilet nga jashtë me një palë shkallë të pjerrta, brënda portikut. Trajtimi i brëndëshëm i sallës së faljeve është mjaft i pasur. Ajo ka mjaft të përbashkëta me banesat dhe ndërtimet e tjera të kohës. Tavanet janë të punuara me dru të gdhëndur dhe pikturuar, po kështu ballkoni i mafilit dhe pjesë të mureve. Ndërsa salla e varreve është trajtuar varfër. Portiku i ngritur nga toka mbi një bazament, kufizohet nga veriu me mur ndërsa nga perëndimi e jugu me një arkad mbi kollona. Pesë harqe janë nga perëndimi, një nga jugu. Nga këto në dy të anës bëhet kalimi në sallën e lutjeve e mafilin si dhe në sallën me varret.

Në anën e jashtme, muret janë punuar me gurë të gdhëndur dhe të skuadruar, që koha iu ka dhënë një ton mjaft të ngrohtë. Prej guri janë dhe kollonat, harqet dhe parmakët që ndajnë hajatin nga ambienti i jashtëm. Me hark janë dhe dritaret e jashtme, dy radhë në murin jugor dhe një radhë në pjesën e sipërme të mafilit.

Megjithëse e vogël nga përmasat ajo është ndërtuar me mjeshtëri. Volumet e saja janë të ekuilibruara e të qeta. Në harmoni të plotë janë hapjet, dritë hijet dhe trajtimi i pjesëve të veçanta. Këto të fundit nuk janë lënë jasht vëmëndjes, kështu p.sh. trajtimi mjaft i kujdesshëm i hyrjes kryesore, i dritareve, i harqeve e deri i parmakëve e kornizave në formë dhëmbë sharre prej guri. Po kështu me interes është edhe lidhja e saj me ndërtesat pranë, vendosja tërësore e tyre para qendrës, në përputhje me organizimin urbanistik të Beratit të kohës.

Një tip tjetër ndërtimesh janë tyrbet, varret monumentale të njerëzve të shquar religjoz apo laik. Ato u ndërtuan pranë faltoreve, në varreza apo dhe në vende të veçanta. Për nga formulimi arkitektural dhe ndërtimi i tyre ato mund të ndahen në tyrbe të hapura dhe të mbyllura.

Nga tyrbet më të vjetra që ruhen janë ajo në **Poloskë të Korçës** ndërtuar me muret me teknikën e kluasonazhit dhe që duhet ti takojë fundit të shek. XV — fillimit të shek. XVI, si dhe **tyrbja e nuses në Mullet të Tiranës** ndërtuar dhe ajo me kluasonazh gjatë shek. XVI.

Një tyrbe mjaft interesante është ajo e **Kapllan Pashës në qendër të Tiranës** (fillimi shek. XIX). (fig. 16). Ajo është ndërtuar me gurë të gdhëndur, ka në plan formën tetëfaqëshe dhe përbëhet nga një arkad mbi kollona që mbështetet mbi një bazament të ulët. Kollonat janë guri njëcopëshe mbi bazamente guri dhe me kapitele me dekor bimor në sipërfaqe. Muri mbi arkad mbaron i rrafshët me një korniz dhe sot nuk ka çati mbi të, por mund ta ketë pasur më parë. Tyrbja shquhet, edhe pse e vogël, për elegancën e arkadës dhe punimin e detajeve.

Ndërtimet e kultit mysliman me përhapjen e tyre gati në tërë territorin e vendit tonë përbëjnë një fenomen arkitektural me rëndësi. Nga ndërtime të cilat në fillim takohen në qendrat ku ishte reale prezenca e pushtuesit, me fillimin e islamizimit në shkallë të gjerë të vendit, shekujt XVII-XVIII; këto ndërtohen gati kudo, duke u bërë një element karakteristik në fizionominë arkitekturale e urbanistike të çdo qendre të banuar.

Gjatë shekujve XVI-XVII, xhamit bëhen objekte përcaktuese në ndërtimin e qendrave të qyteteve. Ato ndërtoheshin në pjesën më aktive të tyre, pranë tregut dhe ndërtimeve të tjera publike të veçanta, ose në komplekse arkitekturale me objektet e mësipërme apo dhe ndërtime të tjera kulti (Berat, Delvinë, Gjirokastër, Elbasan), madje me kohë dhe me shtimin e tyre, brënda qendrës së qytetit ndërtohen edhe mjaft xhami të tjera (Berat, Elbasan, Tiranë). Pamë gjithashtu se në të gjitha qytetet krahas xhamive të mëdha, ndërtohen të tjera, modeste për nga përmasat dhe trajtimi arkitektural sidomos mesxhidet, kryesisht në lagjet e ndryshme të qytetit të banuar nga popullsia e besimit mysliman.

Edhe në fshatrat ndërtohen xhami të cilat janë të thjeshta, të vogla dhe pa pretendime arkitekturale. Janë të rralla rastet kur në qendra të vogla ndërtohen xhami me vlera të veçanta. Rasti i xhamisë së Allajbegisë përbën një përjashtim.

Si pamë në parashtrimin e ndërtimeve më të rëndësishme, modelet për ndërtimin e xhamive të para u morën nga prototipe të ndërtuara në Turqi, të cilat u prunë nga pushtuesit dhe u ndërtuan nga vëndasit, për deri sa besimi dhe kultura e tijë nuk bënin pjesë në sferën e ideologjisë së popullsisë vëndase, as dhe njiheshin nga mjeshtrat vëndës ndërtimet turke. Me kohë në repertorin arkitektural të këtyre shekujve (XVI-XIX), ndërtimet e kultit mysliman zënë një vënd të rëndësishëm në tërësin e ndërtimeve të kohës, duke krijuar një fizionomi të tyren vëndase dhe me tipologji të fiksuar. Ndjekja e saj në kohë mbi bazën e monumenteve të ruajtura dhe burimeve të kohës, na bënë të njohim me një sferë të rëndësishme të ndërtimeve të vendit tonë.

Si pamë xhamit e vendit tonë grupoheshin në ato me kupolë dhe ato të tipit sallë e mbuluar me çati druri e tjegulla. Në aspektin kronologjik rezultojnë se së pari me një herë me pushtimin janë përdorur këto të dytat për lehtësinë e ndërtimit (Shkodër, Krujë, Berat, Elbasan, Kaninë), duke transformuar mjaft raste (Shkodër, Lezhë, Durrës) dhe kisha në xhami. Me stabilizimin e gjendjes, filloj të ndërtohen ndërtime të rëndësishme, mjaft prej të cilave ruhen dhe sot. Më të vjetra ndër to i takojnë pikërisht tipit me sallë mbuluar me çati druri (Elbasan, Berat), ndërsa e para xhami me kupolë na rezulton të jetë xhamia e Mirahorit në Korçë (1496). Këto si dhe xhami të tjera që i takojnë periudhës së sundimit të Bajazitit të II (1481-1512) tregojnë si rëndësinë që i kushtonte pushtuesi otoman islamizimit të vendit si mjet për nënshtrimin e popullsisë, islamizim që nuk ndroi karakterin kombëtar, ashtu që fillon në këtë kohë mëkëmbja ekonomike e vendit, çka shoqërohet me shtimin e popullsisë së qyteteve, shtimin e ritmeve të islamizimit të saj dhe rritjen e faltoreve dhe ndërtimeve të tjera të kultit.

Me këto shembuj të vjetër fillon një rrugë e g... të, duke qenë në çdo rast zgjedhja e tipit në mvartësi të kërkesave dhe mundësive të porositësit nga njera anë dhe aftësive të ndërtuesve nga ana tjet... Me interes është njohja e porositësve të ndërtimeve të kultit që hedhin dritë në keshtjellim e problemeve të mësipërme. Kështu ndërtimet e shek. XV dhe ato të fillimit të shek. XVI tregojnë qartë rëndësinë e veçantë të pushtuesit për islamizmiin e qyteteve, kusht i domosdoshëm për sigurinë e garnizoneve ushtarake, çka tregon se rezistenca e shqiptarëve ishte gjithnjë e gjallë. Lidhja e shumicës së ndërtimeve të kësaj periudhe me emrat e sulltanëve nuk duhet quajtur rastisëse apo lavdithurëse për padishahun, por dëshmi e preokupimit të madh të Portës për qetësinë në tokat shqiptare.

Një grup tjetër jo të vogël porositësish përbëjnë sundimtarët vëndas ose me origjinë vëndase (Iliaz Mirahoori, Izgurliu, Abdurahman Pasha në Peqin etj.). emrat e të cilëve ruhen në emërtimin e faltoreve. Po kështu janë esnafet dhe bashkësitë fetare ato që ndërtojnë të tjera faltore.

Me interes të veçantë është studimi i teknikës së ndërtimit të mureve dhe strukturave në këto godina. Së pari vrejmë se në faltoret e para (fundi shek. XV dhe shekulli XVI) përdoren teknika dhe elementë të njohur nga ndërtuesit tanë nga arkitektura e shekujve XI-XV; si kupolat dhe qemeret, kornizat dhëmbë sharre, harqet e shkallëzuar nëpër dritaret e mbi të gjitha teknika e ndërtimit me gurë e tulla të mureve të jashtëm, që ndërkohë u përdor rrallë në Turqi. Këto hasen si në qytetet (Korçë, Elbasan, Vlorë, Durrës), ashtu edhe në fshatra (Allajbegi) çka tregon se teknika arkitekturale e deriatëhershm... vazhdonte të ruhej nga ndërtuesit vëndas, duke ju përshtatur kërkesave dhe nivelit të ri të ndërtimeve. Me kohë mjaft prej këtyre elementeve lihen mënjanë si kluasonazhi për tu zëvëndësuar, shek. XVII-shek. XIX, nga teknika e zakonshme e murit me gurë, që, në ndërtimet e rëndësishme përdoret g...

thnjë i gdhëndur e skuadruar (Shkodër, Berat, Tiranë, Peqin).

Ndër elementët strukturalë që futen me këto ndërtime janë harqet e mprehtë e në formë fund lundre, trompat parabolike në qoshe për kalimin nga plani kuadratik në atë rrethor të kupolës, stalaktitet pranë trompave dhe në mihrabet. Përdorimi harqeve të mësipërm shenjë dalluese e arkitekurës turko-osmane, në portikët e xhamive të para, në në dritare e dyer, është një element formal e jo përcaktues, që me kohë (fundi shek. XVIII), zëvëndësohet me harkun rrethor, i cili ndërkohë përdorej gjerësisht në arkitekturën popullore dhe në ndërtimet e kultit të krishter. Përsa i përket elementeve strukturalë si harqet dhe kupolat, përdorimi i tyre krahas ndërtimeve të kultit, në fortifikime, banjo, ndërtime inxhinjerike, kisha, banesa, etj. tregon se kemi mjeshtra të përhershëm vëndas që i përdorin dhe në faltoret. Deri më sot nuk kemi të dhëna për mjeshtrat popullorë që krijuan dhe ndërtuan këto vepra. Dimë se këto ishin të organizuara në atelje dhe në esnafe e në disa raste të drejtuar nga arkitektë të mirfilltë dhe agai i ndërtimeve (Berat, Shkodër, Elbasan, Vlorë, Gjirokastër). Dimë gjithashtu se në Berat ka patur çezma të ndërtuara nga arkitekt Kasemi, në Elbasan 40 të tilla nga Sadefqar Mehmeti dhe se në Vlorë ka ndërtuar bastionin brënda kalasë Sinani.

Në drejtim të vlerave arkitekturale në mjaft aspekte kemi një ndryshim cilësor me periudhën paraardhëse, rezultat si i përdorimit të një tipologjie të re në aspektin vëllimor e planimetrik, ashtu i karakterit të veçantë arkitektural të saj. Duhet thënë gjithashtu se me kohë në mjaft aspekte, këto ndërtime afrohen me ndërtimjet vëndase me më tepër elementë nga tradita arkitekturale e deri atëhershme. Kështu nga arkitektura turko-osmane u morën ato tipe dhe ato elementë që patën afrim më të madhe me arkitekturën e ndërtimeve vëndëse, duke qenë shtrirja me territorin e vëndit në mvartësi të shkallës së islamizmit, ndërsa niveli ndëtimeve gjithnjë rezultat i nivelit të përgjithshëm ekonomiko-shoqëror.

Në aspektin tipologjik xhamit u ndërtuan sipas dy grupeve të mëdha. Ato të tipit me çati druri që në periudhën e parë patën një ndërtim të brëndëshëm dhe të jashtëm afër arkitektuës popullore, duke qënë në xhamitë e mëdha (Berat, Elbasan, Gjirokastër) kolomet e këndshme të kushtëzuara nga nevojat strukturale dhe jo nga kërkesat hapsinore. Sidomos xhamit e vogla dhe mesxhidet u dalluan nga banesat vetëm nga minaret dhe portikët. Xhamit e tipit kolonat e brëndëshme të kushtëzuara nga nevojat strukturale dhe jo nga kërkesa hapsinore. Sidomos menteve të veçantë arkitektonikë. Kjo përkujdesje sallë unik me kupol, që me shembullin e pare (Korçë), u ndërtuan sipas shembujve të vjetër të arkitekturës turko-osmane. Ishin këto shembuj dhe për më tepër xhamia e Mirahorit që shërbyen si prototipe për xhamitë e tjera të cilat formuan në vija të përgjithshme një sërë tipare që duhen konsideruar traditë.

Ti tilla janë vëllimi i përgjithshëm i kubit nga ana e jashtme me çatitë e ulura trekëndëshe në qoshet; tamburet e ulta si vijim i faqeve të jashme të kubit; prezenca e portikut si dhe vendosja në tre radhë e dritareve nga të cilat të poshtmet drejtkëndëshe. Përsa i përket ndërtimit të jashtëm kemi dallime për prezencën e një kornize të drejtë në faqet e mureve dhe ngushtimin e lehtë të pjesës së sipërme (Korçë, Vlorë, Rusaj); prezencën e tamburit të mirfilltë (Shkodër); ngushtimin e lehtë të pjesës së tamburit (Tiranë, Kavajë, Allajbegi) si dhe përfundimin me kornizë horizontale të mureve (Peqin, Shkodër).

Elementë të tjerë arkitekturalë që i përmbahen një zgjidhje të përafërt në vendin tonë janë dritaret, portat, trompat në qoshet, mimbaret, mihrabet, etj.

Në anën e jashtme një rol lozin edhe minaret, elementë karakteristikë jo vetëm të xhamisë por edhe i qyteteve të mesjetës së vonë. Ato janë të lira nga organizimi i brëndshëm (shkalla funksionale) dhe duken si të krijuara më përpara e të vëna pranë xhamisë. Mjaft prej tyre shquhen për linjën elegante dhe lidhje me të terën (Mirahori, e Plumbit Berat, Vlorë, Tiranë). Element me vlerë i tyre janë kalimi nga bazamenti për në trupin e minares si dhe kazani. Këto janë të trajtuara sipas shijes dhe formave karakteristike të kohës, duke mos përjashtuar këtu dhe përsëritjen më vonë të tyre. Minaret janë kudo në anën e djathtë (përjashto xhamin e Kuqe Berat) dhe kanë përgjithësisht nga një minare. Vlen të përmëndet xhamia e vjetër në Përmet, minarja e trashë e së cilës ka dy kazane.

Me interes në xhamit dhe ndërtimjet e tjera të kultit është trajtimi dekorativ. Si vërejtëm dhe më lartë xhamit e vendit tonë i shmangen monokromisë së xhamive turko-osmane në fillim nëpërmjet kluasonazhit e pastaj nëpërmjet pikturës dhe dritë hijes së hajateve, duke ju përmbajtur një veçorije të arkitekturës sonë — vlerësimit të pamjes së jashtme. Pra, trajtimi i jashtëm i përmbahet traditës, vlerësimit të sajë si në aspektin e formave ashtu edhe të ngjyrës, linjë e cila me kohë vjen duke u zhvilluar, çka vërehet po të shohim rrugën nga xhamia e Mirahorit tek xhamia e Haxhi Ethem Beut në Tiranë.

Kur flitet për dekorin duhet përmëndur dhe gdhëndja e gurit sidomos gjat shekujve XVIII-XIX në dyer, dritare, mihrabe, kapitele. Kapitelet në fillim janë të thjeshtë, por më vonë përdoret së tepërmi dekori bimor që i mvishet vëllimit të kapitelit (Tiranë, Shkodër, Peqin). Veç tyre në Tiranë e Peqin hasim dhe vendosjen e gurëve të gdhëndur me dekor bimorë shënjë e dëshirës për të gjallëruar faqet e rrafshta me gurë.

Brëndësia trajtohet me shumë dritë, shpesh e pikturuar vetëm në kupolën ose në gjithë muret, në mihrabin si dhe me dritare me xhama shumë ngjyrëshe. Hapsira e brëndëshme është statike, unike që përftohet me një herë dhe pasqyrohet tërësisht në anën e jashtme nga ndërtimi vëllimor.

Përsa i përket elementëve të veçantë si mimbaret, mihrabet, mafilet, ata janë sipas skemave dhe formave tradicionale të arkitekturës myslimane. Për to mjeshtrat popullorë kanë treguar përkujdesje të veçantë nëpërmjet përdorimit të gdhëndjeve në gurë e dru, pikturës si dhe përmasave e proporcionave.

Gati të gjitha xhamitë e vendit tonë kanë portik. Format e para janë si të xhamisë së Mirahorit, sipas skemave të xhamive të Stambollit. Gjatë shekullit të XVII me sa duket hiqet dorë prej atyre me strukturë guri për të kaluar në struktura të drunjta me përmasa gjithënjë më të mëdha sidomos gjatë shekujve XVIII-XIX (Kavajë, Berat, Tiranë).

**Fig. 1**

**XHAMIA MBRET**
**ELBASAN**





XHAMIA E BEQAREVE
BERAT



MINARE E XHAMISE MBRET
Berat

Fig. 2



Fig. 3




PLANIMETRIA

XHAMIA E MIRAHORIT
KORÇË






FIG. 4




FIG. 5



Fig. 7

XHAMIA E NAZIRESHTES
ELBASAN








Fig. 8


XHAMIA E PAZARIT
Gjirokastër
PLANIMETRIA
KATI PERDHE
PRERJE a-a
a
a
0
2
4
6m.

XHAMIA E ALLAJBEGISË – BURIM
PESHKOPI






Fig. 9

XHAMIA E GJIN ALEKSIT – RUSANJ
DELVINË-SARANDË






Fig. 11








Fig. 12

**XHAMIA E ETHEM BEUT**
**- TIRANË**












Fig. 13

**XHAMIA NË QYTETIN E PEQINIT**




Fig. 14



**XHAMIA NË QYTETIN E KAVAJËS**

**TEQJA E XHELVETIVE**
**BERAT**




FIG. 15



TYRBJA E KAPLLAN PASHES Tiranë



Fig. 16



# ARKITEKTURA E KULTIT TË KRISHTERË

## (Gjatë shekujve XVI-XIX)

Pushtimi otoman shënoi mbylljen e një periudhe të gjatë arkitektonike me tiparet e veta specifike në gjininë e ndërtimeve të kultit. Veprimtaria e gjerë ndërtimore e kësaj periudhe si dhe niveli i lartë që pati kjo arkitekturë në vëndin tonë, rrënjosën një traditë shumë të fortë, e cila, porsa gjeti rastin e volitshëm, mundi të rilindë. Kështu që duke filluar nga gjysma e dytë e shek. XVI e deri në fillim të shekullit XIX ngrihen ndërtime të shumta të kultit të krishterë, një numur i konsiderueshëm prej të cilëve është ruajtur deri në ditët tona në Shqipërinë e Jugut dhe të Mesme.

Në arkitekturën e kultit të kësaj periudhe janë trashëguar mjaft principe figurative dhe konstruktive të arkiktekturës së periudhës së mëparshme. Por megjithatë kjo arkitekturë nuk mund të konsiderohet kurrësesi si vazhdim ose si zhvillim i mëtejshëm i arkitekturës së periudhës para pushtimit otoman. Në këtë periudhë kemi një interpretim më të lirë të tipave dhe formave, një përpunim dhe zbatim të tyre gjithnjë në përputhje me rrethanat e reja ekonomiko-shoqërore të krijuara. Ndërtimet e kësaj periudhe ndjekin një rrugë të tyre të zhvillimit, duke arritur shpesh herë në konceptime arkitektonike të veçanta. Ndryshimet ndërmjet ndërtimeve të periudhës pasbizantine me ato të periudhës së mëparshme vihen re së pari në trajtimin e jashtëm, në formulimin arkitektonik, në dekoracion dhe në teknikë ndërtimi. Këto ndryshime shtyhen edhe në ndarjen dhe proporcionet e brendshme. Në strukturat konstruktive, ndonëse janë përdorur po ato elementë të njohur, si harqe, qemerë e kupola, kombinimi i tyre ka dhënë sisteme konstruktivë specifikë për këtë periudhë. Kemi të bëjmë pra me një periudhë të veçantë arkitektonike, e njohur me emër arkitektura pasbizantine, e cila, si çdo periudhë tjetër, ka fillimet e veta, arritjet më të përsosura dhe më së fundi rënien e saj.

Fillimet e kësaj periudhe arkitektonike i takojnë shek. XVI, kur në vendin tonë rifillojnë të ngrihen faltore të krishtere, të cilat janë të vogla dhe të thjeshta. Krahas tyre rindërtohen disa kisha të vjetra të rrënuara, siç janë kisha e Shën Kollit në fshatin Shelcan të Elbasanit (1554), Shën Kolli në Kurjan të Fierit (1570), Shën Mëria e Vllahernës në kalanë e Beratit (1578), etj. Më tej, duke filluar nga gjysma e dytë e shek. XVI duket një rritje sasijore dhe cilësore në ndërtimin e kishave, shohim të zbatohen tipe dhe konceptime arkitektonike e konstruktive më të zhvilluara. Kjo veprimtari ndërtimore arrin pikën e saj më të lartë në mesin e shek. XVIII. Mbas kësaj fillon një rënie e krijimtarisë arkitektonike në këtë gjini, saqë, duke filluar nga fundi i shek. XVIII, nuk ndihet më preokupimi i mjeshtërve për krijime tipesh dhe shprehjesh të reja arkitektonike e konstruktive.

Megjithë larminë e tipeve të përdorur, shtrirjen e madhe territoriale dhe kohore, ndërtimet e periudhës pasbizantine mund të grupohen në tre grupe të mëdhenj, në bazë të kompozimit planimetrik e vëllimor dhe ndërtimit struktural, të cilat kanë luajtur një rol themeltar në formulimin e brendshëm e të jashtëm të ndërtesës. Ndonëse ky grupim nuk përputhet gjithnjë me shtresëzimin kohor dhe ndarjen krahinore, ky grupim si dhe renditja e monumenteve të ruajtur nga më të thjeshtat deri në ato më të ndërlikuarat, do të ndihmojnë për të njohur rrugën që ndoqi zhvillimi i ndërtimit në këtë periudhë, si dhe do të pasqyrojë më mirë kushtet të cilat lejuan ndërtimin e tipeve të caktuara në krahina ose vende të caktuara. Sipas kritereve të mësipërme kishat pasbizantine të vendit tonë mund të ndahen:

I. — Kisha njënefëshe.

II. — Kisha me strukturë në formë kryqi me kupolë.

III. — Bazilika.

### I. KISHAT NJËNEFËSHE

Ky është tipi më i thjeshtë, me përmasa të vogla. Kisha të këtij grupi u ndërtuan që në periudhën e parë pas pushtimit otoman. Në varësi të mbulesës dallojmë disa nëngrupe kryesore:

**Kisha me mbulesë druri** (fig. 1). Këto lloj ndërtimesh u ndërtuan në periudhën e parë dhe në përgjithësi aty ku pushteti otoman ishte i fortë. Por duke qenë ndërtime mjaft të thjeshta, ato vazhduan të ndërtohen në çdo kohë dhe kudo.

Kishat e këtij nëngrupi janë të ndërtuara me mure guri të lidhur me llaç gëlqere ose me baltë, e të mbuluara me çati të thjeshtë druri, me dy kullime. Mbulesa bëhej sipas rastit me tjegulla ose me rasa guri. Zakonisht kanë një absidë rrethore ose me tri faqe të nxjerrë jashtë murit lindor. Në përgjithë-

si janë të zhveshura nga përpunim i dekorativ në muret e jashtme. Ato kanë përmasa të vogla dhe shpesh shoqërohen me hajate, të cilat janë ndërtuar në një kohë me kishën, ose më vonë.

Ndonëse nuk dallohen nga vlera arkitektonike, mjaft prej tyre ruajnë vlera të mëdha të pikturës që veshin faqet e brendshme të mureve, ndër të cilat mund të përmendim kishën e Shën Kollit në Shelcan (para 1554), Shën e Premten në Valsh (1554), Shën Kollin në Valsh (1604) në rrethin e Elbasanit, Shën Thanasin në Pecë (1525), Shën Gjergjin në Leshnicë të Sipërme (1525) në rrethin e Sarandës, Shën Mitrin në Poliçan (1526), Shën Sotirin në Tremisht (1560), në rrethin e Gjirokastrës, Shën Mitrin (1607) dhe Shën Kosandinin dhe Elenën (1644) në Kala të Beratit, e mjaft të tjera.

**Kisha të mbuluara me qemer cilindrik** (fig. 2). Në këtë nëngrup bëjnë pjesë ato kisha njënefëshe, të cilat mbulohen me qemer cilindrik me formuese lindje-perëndim. Karakteristikë tjetër e përbashkët për këto ndërtime janë pilastrat në muret gjatësore të lidhura me harqe, të cilat e ndërpresin tërthorazi qemerin gjatësor, duke luajtur rolin e brinjëve të qëndrueshmërisë të këtij qemeri. Në ndërtime të këtij nëngrupi mund të numrojmë kishën e Shën Anës në Derviçan (shek. XVI), të Shën Dëlliut në Jorgucat (1586) në rrethin e Gjirokastrës, kishat e Shën Kollit në Dhrovjan (shek. XVI), të Shën Mërisë në Pecë (shek. XVII) të rrethit të Sarandës etj.

**Kisha e Shën Anës — Derviçan** është e ndërtuar mbi fshatin Derviçan, në një terren të pjerrët shkëmbor, në afërsi të rrënojave të fshatit të dikurshëm të Derviçanit. Kisha ka hyrje nga ana perëndimore. Ambienti i altarit ndahet me një ikonostas prej guri, ndërsa absida e vogël rrethore del në murin lindor.

Përpunimi i konstruksionit në këtë kishë është më i arritur në krahasim me kishat e tjera të këtij nëngrupi dhe këtu duket më qartë lidhja me tipet e vjetër bizantinë. Pilastrat lidhen me harqe në të dy drejtimet, duke krijuar një sistem nikesh të harkuara në muret gjatësore. Në këtë mënyrë, ndërsa harqet tërthorë shërbejnë si brinjë qëndrueshmërie të qemerit, sistemi i harqeve në muret gjatësore krijon një mbështetje më të sigurtë të tij. Poshtë naosi ka një «qimiter» (vend varrosje) i cili për shkak të terrenit ë pjerët, është i ndërtuar vetëm në 2/3 e gjatësisë së kishës. Qimiteri është pothuajse katror në plan, me një kollonë në mesin e saj, e cila ka krijuar katër bërthama katrore. Çifti lindor i këtyre bërthamave është mbuluar me kalota sferike, ndërsa ai perëndimori me qemerë cilindrikë. Masa në formë paralelopipedi e kishës e mbështetur pjesërisht në shkëmb, e pjesërisht mbi xokolin që krijon muratura e qimiterit, mbulohet nga çatia dyujse. Nga jashtë ndonëse është e varfër në përpunimin dekorativ, rëndësi i është kushtuar proporcionit, duke theksuar së tepërmi ngritjen në lartësi. Për këtë ndihmojnë dhe shkallëzimi i mureve gjatësorë, të cilat japin përshtypjen e një ndërtimi piramidal, absida e ngushtë dhe e gjatë në murin lindor, si dhe rrënja e theksuar e terrenit nga ana lindore. E gjithë kisha e ndërtuar me gurë, e mbuluar me plloça guri, e mbështetur në shkëmb, harmonizohet me terenin rrethues të zhveshur dhe duket sikur është pjesë e tij.

Të një faze më të përparuar janë kishat e Shën Triadhës në Kardhikaq pranë Delvinës dhe naosi i kishës së Manastirit të Shpërfytyrimit në Çatishtë të Gjirokastrës. Këtu trajtimi i hapësirës së brendshme dhe kompozimi volumor i jashtëm janë më të pasur. Qemeri gjatësor ndërpritet në pjesën qëndrore nga një qemer tjetër që shkon në drejtimin tërthor. Ky qemer i dytë është i ngritur më lart, gjë që pasqyrohet dhe në volumin e jashtëm. Çatia dy ujse që mbulon qemerin tërthor është më e lartë se pjesa tjetër e çatisë dhe e ndërpret atë, ndërsa në faqet veriore dhe jugore del në formën e frontoneve trapezoidale. Në Shën Triadhën e Kardhikaqit ruhen ndërtimi me pilastra i mureve gjatësore dhe sistemi i harqeve tërthore që lidhin ato. Ndërsa brendësia e naosit të kishës së Çatishtës është më e pastër dhe mbulohet nga dy qemeret që kryqëzohen në nivele të ndryshme. Nga ana tjetër ajo ruan ndërtimin e kishave të manastireve me tri absida.

**Kishat e tipit sallë me kupolë.** (fig. 3). **Kisha e** këtij nëngrupi i bashkon principi i njëjtë kompozicional, i cili konsiston në dallimin e një bërthame qendrore katrore të mbuluar me kupolë. Në muret gjatësore dalin pilastra të cilat lidhen në të dy drejtimet me harqe, duke formuar në këtë mënyrë katrorin nën kupolë. Formën më të thjështë planimetrike e takojmë në narteksin e kishës së Çatishtës, ku dalin katër pilastra në qoshet, të lidhura me harqe për të formuar katrorin nën kupolë. Më tej kishat marrin një formë më të zgjatur në plan, duke u formuar në këtë mënyrë dhe dy hapësira të tjera në anën lindore dhe perëndimore. Këto hapësira zakonisht mbulohen me qemere cilindrike (Shën Mëria Vithkuq, Shën Gjergji në Demë të Sarandës, Shën Kolli në Dhivri të Sarandës). Por ka raste, siç është ai i Shën Mërisë në Barmash të Kolonjës, ku hapësira perëndimore mbulohet edhe ajo me kalotë sferike, por më e vogël se ajo qendrorja. Me kali-

min e kohës në këtë kishë janë shtuar dhe tri hapësira të tjera, të cilat si ndërtim përsëritin dy të parat, d.m.th. krijojnë tri bërthama më vehte katrore të mbuluara me kupola.

Ndryshim nga skema e mësipërme bëhet në kishën e Shën Mëhillit në Shalës të Kolonjës ku shohim bashkimin e dy bërthamave identike në naos.

Në çdo rast hapësira lindore e ambientit të altarit, zakonisht më e vogël, është e mbuluar me qemer cilindrik.

Përsa i përket zhvillimit hapësinor, në këtë nëngrup dallohen ndërtimet, bërthama qendrore e të cilave mbulohet me kalota sferike dhe si rrjedhim nuk shfaqet në pamjet e jashtme (Shën Mëria e Vithkuqit, Shën Mëria e Barmashit, Shën Mëhilli i Shalsit) dhe ato në të cilat kupola e bërthamës qendrore është e ngritur nëpërmjet një tamburi të lartë (Shën Kolli Dhivër, Shën Gjergji Demë). Nga këto të fundit, në Shën Kollin e Dhivrit bërthama qëndrore krijohet nga dy qemeret cilindrike në lindje dhe perëndim dhe nga dy absidat e larta në veri dhe jugë.

**Shën Mëria në Vithkuq.** Është një nga shembujt më përfaqësues të këtij nëngrupi. Në plan ka një formë paksa të zgjatur. Dy çifte pilastrash me muret gjatësore, të lidhur në të dy drejtimet me harqe, krijojnë tre hapësira, ndër të cilat ajo qendrorja e mbuluar me kalotë sferike zotëron mbi dy të tjerat. Hapësira perëndimore mbulohet me qemer të kryqëzuar ndërsa ajo lindorja, e cila është mjaft e ngushtë, ka për mbulesë një qemer me prerje 1/4 e rrethit. Hapësira e vogël e këtij ambienti rritet deri diku nga dalja e absidës rrethore në murin lindor.

Kisha është mjaft e errët, ndriçohet vetëm nga një frengji në murin jugor, si dhe nga dyert kur janë të hapura. Nga ana jugore është shtruar një hajat me shtylla druri, ndërsa nga ana perëndimore një ambient që lot rolin e narteksit.

Nga jashtë kisha ka marrë një formë të zgjatur, e mbuluar me çati, e cila ka një prerje nga faqja lindore, duke e kthyer atë në çati me tre kullime uji. Muratura prej guri është e punuar pastër, megjithatë mungon dekoracioni. Dallim bën absida rrethore e nxjerrë, punimit të së cilët i është kushtuar kujdes i veçantë. Ajo është e ndërtuar me gurë çmërsi, me një varg pilastrash, të cilat kurorëzohen nga sipër me harqe, duke krijuar në këtë mënyrë një sistem nikesh në formë arkade.

**Kisha e Shën Gjergjit në Demë.** Ngrihet mbi një kodër të lartë, nga e cilat hapet një pamje e gjerë mbi detin Jon dhe liqenin e Butrintit. Ka qenë dikur kisha e një manastiri, por nga ky ruhen vetëm rrënojat e disa konakëve si dhe muri rrethues i fortifikuar.

Kjo kishë dallohet për zgjidhen unikale të ruajtur në vendin tonë të kupolës. Bërthama qendrore e krijuar nga dy qemeret cilindrikë në lindje dhe perëndim, si dhe nga dy niket e harkuara në muret gjatësore, vjen e mblidhet duke u ngritur në lartësi. Brenda kësaj bërthame krijohet një bërthamë e dytë me harqe që mbështeten në kyçet e harqeve të bërthamës së parë, më lart një bërthamë e tretë dhe kjo e fundit kurorëzohet nga kupola mbi tambur. Sipas shkallëzimit të bërthamave bëhet dhe shkallëzimi i tamburit. Një ndërtim i tillë i ka dhënë hapësirës së brendëshme një sens dinamik që dëshmon njëkohësisht dhe për shkathtësinë dhe njohuritë konstruktive të mjeshtrave tanë.

## II — KISHAT ME STRUKTURË NË FORMË KRYQI ME KUPOLË MBI KATËR MBËSHTETJE TË LIRA

Monumentet e këtij grupi janë më të zhvilluara si në aspektin struktural ashtu dhe në atë arkitektonik. Përgjithësisht kisha të këtij tipi i takojmë në manastiret e Shqipërisë së Jugut, të ndërtuara që në gjysmën e dytë të shek. XVI.

Me gjithë dallimet që kanë këto ndërtime me ato të periudhës para pushtimit otoman, principi në kompozimin planimetrik dhe në atë të strukturave të brendshme është mjaft i ngjashëm. Edhe në ndërtimet e kësaj periudhe katër kollona të lira, mbi të cilat kalon një sistem harqesh e qemeresh, krijojnë bërthamën qendrore të kurorëzuar me kupolë, zakonisht mbi një tambur të lartë, që ndihmon në theksimin vertikal të hapësirës së brendshëme. Përveç këtij theksimi në ndërtimet e këtij grupi ndihet prania e një aksi gjatësor që duket në ndërtimin e brendshëm, ku krahët lindor dhe perëndimor janë më të zgjatur, dhe që dallohet më tepër në trajtimin e jashtëm. Strukturat e brendshme nuk shfaqen të gjitha në çati, ndërsa mbulesa dyujse u jep atyre pamjen e një bazilike me kupolë, me transept (nef tërthor), ose pa atë.

Përpunimi i jashtëm është i thjeshtë, elementet dekorativë janë mjaft të kursyer.

Kishat e këtij grupi kanë tiparet themelore të përbashkëta, por me gjithë atë mund të dallohen nëngrupe që ndryshojnë nga njëri tjetri nga disa tipare specifike.

**Kishat me një apsidë** (fig. 4). Shembujt më karakteristikë janë kisha e Manastrit të Shën Mërisë Drianos në Zervat (1569,) kisha e Manastrit të Shën Qiriakut dhe Julitës në Dhuvjan (1588) në rrethin e

Gjirokastrës, kisha e Manastrit të Shën Mërisë në Kameno (1580), kisha e Manastrit të Shën Mërisë në Krorëz (1672) në rrethin e Sarandës, Kisha e Manastirit të Shën Triadhës në fshatin Pepel të Gjirokastrës (1750), etj.

Planimetria e këtyre kishave është në formë katërkëndëshi të zgjatur në drejtimin lindje-perëndim, me një ose tre apsida që dalin në faqen lindore dhe narteksi në anën perëndimore. Strukturën qëndrore, dmth katër kollonat e lira në qendër ku ngrihet kupola dhe katër qemeret e krahëve anësore i kanë të njëjtë. Zgjidhja e mbulesave të ambienteve këndore është e ndryshme. Ato mbulohen me qemere cilindrike që hapen ndaj nefave anësore (Zervat) ose ndaj nefit qendror. Nuk janë të ralla rastet kur ambientet këndore mbulohen me kalota sferike (Dhuvjan, Kameno). Ndërtimi i narteksеve është përgjithësisht i njëjtë, me një qemer qëndror dhe dy anësorë që hapen ndaj të parit.

Nga kompozimi planimetrik, kisha e Dhuvjanit, është më e zhvilluar dhe të kujton kishat e tipit të përbërë të periudhës së mëparshme. Ajo ka në anën lindore një çift suplementar kollonash, ku ndahet ambienti i altarit, duke e lënë të lirë të gjithë pjesën qendrore. Edhe nga kompozimi volumor kishat e këtij nëngrupi dallohen nga njëra tjetra. Kështu p.sh. në kishën e Kamenos dhe të Pepelit kupola nuk ngrihet mbi tambure. Në Krorëz, të gjitha strukturat e brendëshme mbulohen nga çati dyujse mbi të cilën ngrihet tamburi. Ndërsa në kishat e Zervatit dhe Dhuvjanit, krahët veriorë dhe jugorë janë të dallueshme dhe nga jashtë, duke dalë si dy volume më vehte dhe duke ndërprerë çatitë dyujse të kishës.

**Kishat trekonkëshe** (fig. 5). Karakteristikë e ndërtimeve të këtij nëngrupi është prania e absidave në anët veriore dhe jugore, përveç absidës lindore, me të cilat përfundojnë krahët e kryqit arkitektonik. Ashtu sikundër ndërtimet e nëngrupit të parë, edhe kishat e këtij nëngrupi kanë boshtin lindje-perëndim më të zgjatur, çatinë dyujse, të ndërprerë ose jo nga transepti dhe në qendër ngrihet kupola mbi një tambur cilindrik ose shumëfaqesh. Por në dallim me të parat, ku nuk kemi zgjidhje të njëjtë të strukturave, në këto kisha vërehet një skemë më e unifikuar dhe një përpjekje për një lidhje hapësinore ndërmjet pjesëve. Kështu ambientet këndorë nuk janë të kufizuara me harqe në drejtimin gjatësor. Ato mbulohen përgjithësiht me qemere cilindrike që hapen ndaj nefit qendror. Gjithashtu absidat veriore e jugore në daljen e tyre tej mureve perimetralë, i zmadhojnë hapësirat e ngushta të krahëve të këtyre faqeve. Në këtë mënyrë hapësira e brendëshme bëhet më e rrjedhshme dhe e panderprerë. Nuk mungojnë në këtë nëngrup kishat me planimetri më të përbërë si p.sh. kisha e Manastrit të Shën Prodhomit në Voskopojë (1632) me dy pilastra suplementare në anën lindore, duke krijuar një hapësirë të veçantë përpara absidës.

Kisha të tjera përfaqësuese ë këtij nëngrupi mund të përmendim kishën e Manastirit të Shëndëlliut në Stegopull (1624), të Manastirit të Shën Mërisë në Koshovicë (1669), të rrethit të Gjirokastrës, të Manastirit të Shën Mërisë në Kakome (1672) pranë Sarandës, etj.

**Kisha e Manastirit të Ungjillizimit në Vanishtë (1582).** Është një nga shembujt më të arritur të këtij tipi ndërtimesh. Këtu i është kushtuar kujdes si proporcionimit të brendshëm, në plan dhe hapësirë, gjë që pasqyrohet dhe me ndërtimin e jashtëm, ashtu edhe në përpunimin dekorativ të elementëve më kryesore.

Ndërtesa e kishës është qendra kompozicionale e një kompleksi të tërë ndërtimesh të Manastirit, i cili është ndërtuar mbi fshatin Vanishtë. Kisha përbëhet prej naosit, narteksit dhe një ambienti shtesë në perëndim. Naosi është i tipit në formë kryqi me kupolë. Në qendër ngrihen 4 kollona dhe mbi to kryqëzohen qemerët cilindrikë, duke krijuar katrorin qendror, ku ngrihet kupola mbi një tambur të lartë. Krahët verior dhe jugor janë të ngushtë, por hapësira e tyre zmadhohet nga hapësirat e absidave që dalin tej këtyre faqeve. Boshti lindje-perëndim më i gjatë i vetë naosit, sidhe narteksi e ambienti shtesë në anën perëndimore, i kanë dhënë ndërtesës pamjen e një katërkëndëshi të zgjatur në plan. Pikërisht në këtë bosht janë vendosur hyrjet në narteks dhe nëpërmjet narteksit në nefin qendror të naosit. Në këtë mënyrë ky bosht përcakton lëvizjen kryesore dhe në përputhje me këtë është bërë ndërtimi i strukturave. Mbulesat gjatë këtij drejtimi kanë formuese lindje-perëndim, ndërsa qemeret e pjesëve të tjera, të ambienteve këndorë, nefit tërthor dhe të narteksit, hapen ndaj drejtimit kryesor të lëvizjes. Përveç këtij boshti gjatësor në formulimin e ndërtesës është i pranishëm dhe një bosht tjetër vertikal. Lartësia e mbulesave cilindrike të krahëve të kryqit arkitektonik është mjaft e madhe, për të dhënë mundësinë e boshtit vertikal nën kupolë të konkurojë boshtin horizontal, pa prishur ekuilibrin e proporcionimit në lartësi të pjesëve të ndryshme të brendisë së ndërtesës.

Në ndryshim me proporcionimin e brendshëm, nga jashtë kisha ka një formë të zgjatur, meqënëse jo të gjitha strukturat e brendëshme shfaqen në çati. Ato mbulohen nga një çati dyujse, e cila ndërpritet nga mbulesat e nefit tërthor, duke formuar

në pamjet veriore dhe jugore dy frontone trapezoidale. I vetmi element vertikal është tamburi që ngrihet në ndërprerjen e çatisë gjatësore me çatitë tërthore të krahëve veriorë dhe jugorë.

Muratura është punuar pastër dhe thjeshtë prej guri. Një kujdes më i madh i është kushtuar përpunimit të disa elementeve, kornizave, absidave dhe tamburit. Absida lindore është trefaqeshe me nike të harkuara nga sipër, ndërsa ato veriore dhe jugore janë rrethore dhe përmbajnë një varg nikesh të ngushta e të gjata, të harkuara nga sipër. Më i pasur në elemente dekorativë është tamburi tetëfaqësh, ku çdo faqe është e përpunuar me nike të shkallëzuara, në formën e harqeve perspektive, të cilat jo vetëm që theksojnë ngritjen e tij në lartësi, por i japin më tepër plasticitet dhe në dukje e lehtësojnë atë. Për efekt dekorativ ndërtuesit kanë kombinuar në muraturën e tamburit gurin dhe tullën, duke e përdorur këtë të fundit në harqet e nikeve dhe duke krijuar në intervale të caktuara breza horizontalë.

## III — NDËRTIMET BAZILIKALE

Prirjet për zgjatje të boshtit gjatësor, për një lidhje hapsinore të ambienteve në brendësi të ndërtesës dhe për një trajtim të pamjes së jashtme, vërehen edhe në grupet e mësipërme. Por këto prirje gjejnë shprehjen e vet më të plotë në ndërtimet bazilikale, të cilat hasen në variante të shumëllojta në Shqipërinë e Mesme dhe të Jugut, duke filluar nga gjysma e dytë e shek. XVII e gjatë gjithë shek. XVIII, deri në fillim të shek. XIX. Një numur i konsiderueshëm i këtyre kishave shquhen për përmasat e mëdha dhe për kërkesat në trajtimin arkitektonik të tyre. Kisha të tilla janë katedrale qytetesh qendra peshkopatash, kisha në fshatra të mëdhenj, e një pjesë kisha manastiresh.

Karakteristikë për këtë grup është edhe parapëlqimi për variante të caktuara në krahina të ndryshme, gjë që mund të ishte dhe emërtim varianti. Por, duke iu përmbajtur kritereve të caktuara, mund të dallojmë nëngrupet e mëposhtëme:

**Bazilikat me kupolë** (fig. 6). Numri më i madh se katër i kollonave të ndërtimeve të këtiji nëngrupi jep një bosht të ndijshëm gjatësor dhe një ndarje të qartë me tre nefe, nga të cilat, ai qëndrori është më i lartë dhe më i gjerë se dy anësorët. Karakteristikë e përbashkët për këto ndërtime është kupola mbi një tambur të lartë, që ngrihet në nefin qendror. Përgjithësisht nefi qendror mbulohet me qemer cilindrik me formuese lindje-perëndim. Në disa kisha, siç është ajo e Shën Mërisë në Vrahogoranxi (1622) dhe e Shën Thanasit në Poliçan të rrethit të Gjirokastrës, mbulesat e nefeve anësorë, që realizohen me qemere me seksion çerek rrethi të pandërprerë gjatë gjithë gjatësisë së nefeve, si dhe mbulesa me qemer cilindrik që ndërpritet vetëm nga kupola, u japin këtyre kishave një formë mjaft të qartë bazilikale, si nga strukturat e brendëshme, ashtu dhe nga forma e jashtme. Por jo gjithnjë strukturat e brendëshme kanë ndërtim tipik bazilikal. Kështu p.sh.. në kishat e Shën e Premtes në Lukovë të Sarandës dhe të Manastirit të Nivanit (1704) të Gjirokastrës, mbi kollonat kalojnë harqe në drejtim tërthor, që i lidhin ato me njëra tjetrën dhe me muret gjatësore. Në këtë mënyrë këto harqe e ndërpresin qemerin e nefit qendror dhe lozin rolin e brinjëve të qëndrueshmërisë të këtij qemeri, ndërsa në nefet anësore ndërmjet harqeve ngrihen qemere cilindrike të cilat hapen drejt nefit qendror.

Në ndryshim me këto, në kishën e Shën Mëhillit në Mingul të Gjirokastrës, sistemi me harqe mbi kolona në të dy drejtimet ka krijuar nga nefet anësore bërthama të vogla që mbulohen me kalota sferike.

**Bazilikat me mbulesë një sistem qemerësh e kalotash sferike** (fig. 7). Në monumentet e këtij nëngrupi janë realizuar arritjet më me vlerë arkitektonike dhe konstruktive të arkitekturës pasbizantine në vëndin tonë. Ndërtime të tilla takohen kryesisht në zonën e Korçës.

Kriteret e dalllimit të pjesëve të veçanta të brendisë së ndërtesës ndërmjet kolonave dhe mureve anësore, që vihen re në disa kisha të nëngrupit të parë, këtu shtyhen më tej, duke na dhënë një sistem mjaft ë larmishëm mbulese. Nga ana tipologjike si hallkë kalimi nga ndërtimet e nëngrupit të parë në ndërtimet e këtij nëngrupi mund të na shërbejnë kisha e Shën Mëhillit në Vithkuq të Korçës (1682). Në këtë monument vërehet se kollonat që ndaj nefet lidhen me një sistem harqesh në të dy drejtimet ndërmjet tyre dhe me muret anësore, duke krijuar në këtë mënyrë një numur të madh bërthamash. Por këtu nefi qëndror vazhdon të ketë një mbulesë me qemer cilindrik me formuese lindje-perëndim me brinjë qëndrueshmërie, me përjashtim të hapësirës më perëndimore. Në këtë shembull shohim të shfaqet dhe një nef tërthor, me gjerësi sa ai qendrori dhe në ndërprerjen e tyre krijohet theksimi kryesor i tërë kompozimit, një bërthamë hapësinore e mbuluar me një kalotë sferike. Të gjitha bërthamat e krijuara në nefet anësore mbulohen me kalota të vogla sferike. Hapësira

më perëndimore e nefit qendror, në drejtim të hyrtim të hyrjes kryesore për në kishë e ka qemerin me formuese veri-jugë, në përshtatje me hyrjen dhe lëvizjen brenda ndërtesës.

Ky lloj kompozimi shtyhet më tej dhe merr forma të shumëllojshme në bazilikat e mëdha të Voskopojës, Shën Mëria (1712), Shën Kolli (1721), Shën Mëhilli (1722), Shën Thanasi (1724), në kishën e Shën Gjergjit në Shipckë të Korçës, në katedralen e Shën Mërisë në Kala të Beratit (1797), në Shën Mërinë e Sopikut të Gjirokastrës, etj.

Në këto bazilika nuk kemi më bërthama të veçuara, por grupim të tyre, ku në çdo grupim kemi nga një theksim kompozicional të pavarur, që arrihet nëpërmjet përmasave dhe mbulesës me kupolë. Në kishat e Voskopojës dhe në atë të Beratit të krijohet përshtypje se kemi ndërthurjen e dy bërthamave në formë kryqi me kupolë, që krijohet nga secili grupim, ndërsa në kishën e Sopikut dy kupola të mëdha në nefin qendror shoqërohen sejcila nga katër kalota të vogla sferike në nefet anësore.

Të kompozuara në këtë mënyrë këto kisha shquhen për një sens hapësiror të brendësisë, për një hapësirë më unike, ku megjithë ndonjë ndryshim të vogël në përmasat e grupimeve, asnjëra nga to nuk mbizotëron mbi tjetrën.

Por kjo hapësirë e brendëshme kaq dinamike fshihet nga jashtë nga çatija e gjerë dyujse, saqë të krijohet përshtypja se kemi të bëjmë me kisha të thjeshta. Gjithashtu kuota e ulët e dyshemesë së kishës, nën nivelin e terrenit, ka bërë që jo e gjithë lartësa e brendshme të shfaqet në pamjen e jashtme.

Megjithatë ndërtuesit nëpërmjet përdorimit të portikëve, nartekseve dhe përpunimit dekorativ të absidave e portikëve, janë përpjekur për të bërë një hap cilësor përpara në trajtimin arkitektonik të jashtëm.

**Kisha e Shën Kollit në Voskopojë.** Është një nga monumentet më me vlerë që kemi trashëguar nga e kaluara në qendrën e fuqishme ekonomike e kulturore të Voskopojës dhe në përgjithësi në krejt vendin tonë. Muret e brendëshme janë veshur me piktura të punuara nga kryemjeshtri i shek. XVIII David Selenica, me vlera shumë të mëdha artistike, ndërsa portiku i saj është pikturuar nga vëllezërit Korçarë Kostandini dhe Athanas Zografi.

Kisha përbëhet nga naosi, një portik ose hajat në anën jugore dhe narteksi i bashkëngjitur në anën perëndimore. Në hyrje ngjitur me portikun, në një kohë të vonë është ndërtuar një kambanore e lartë.

Portiku është trajtuar me një sërë kolonash prej guri në ballë, që mbajnë një harkadë në drejtimin gjatësor. Kolonat lidhen gjithashtu me harqe me murin jugor të kishës, duke krijuar disa bërthama katrore të mbuluara me kalota sferike. Nga portiku ose hajati zbret me disa këmbë shkallë në naos dhe vetëm atëhere ndjen madhështinë e hapësirës së brendëshme.

Kisha ka formë mjaft të zgjatur në plan me përmasa rreth 11 x 21 m dhe me lartësi maksimale 8 m ku ngrihen dy rrjeshta kolonash me nga pesë kolona secila, që e ndajnë ndërtesën në 3 nefe. Kolonat janë grupuar katër e katër, për të formuar bërthamat me strukturë në formë kryqi, të ndërthurur me njëra tjetrën. Sejcila bërthamë ka pjesën qendrore të mbuluar me kupolë, ndërsa mbulesat e tjera janë të shumëllojshme, qemerë cilindrikë, qemerë të kryqëzuar, kalota sferike, etj. Në këtë mënyrë hapësira e brendëshme rrjedh lirshëm nga njëra bërthamë në tjetrën dhe shpërndahet gjatë gjithë gjatësisë së kishës, pa arritur të grumbullohet e të ngjishet në një vend të vetëm. Çifti lindor i kolonave ka prerje katrore dhe ndan ambientin e altarit, i cili përfundon me absidën e madhe të nxjerrë jashtë. Kisha ndriçohet nga dritare të hapura në muret veriorë dhe jugorë.

Naosi komunikon me narteksin në anën perëndimore. Narteksi ka në plan formë trapezi, me një rrjesht kolonash në mes dhe është mbuluar me një sistem qemerësh cilindrikë, ndërmjet një rjeti harqesh në të dy drejtimet.

Ndonëse kompozimi volumor i jashtëm është i thjeshtë, kisha mbulohet me një çati të gjerë dyujshe, teknikës së ndërtimit dhe trajtimit dekorativ i është kushtuar kujdes i veçantë. Aftësia e mjeshtrave në ndërtimin e sistemeve të kurbëzuara, shfaqet dhe në punimin e rregullt e të pastër të muraturës së gurit të lidhur me llaç gëlqere. Një përpunim mjeshtëror ka sidomos absida me një varg pilastrash të skalitura hollë, që kurorëzohen nga sipër me harqe, duke krijuar nike të sheshta. Një rip dekorativ i punuar me tulla të vendosura në formë kurriz peshku dhe korniza e hollë përfundojnë nga lart muraturën e absidës. Në dallim me faqet e tjera, ku ndihet ftohtësia e muraturës së gurtë, përpunimi i pamjes jugore me portikun është më i ngrohtë, gjë që arrihet nëpërmjet përmasave të vogla dhe përdorimit me shumicë të tullës për qëllime dekorative.

**Bazilikat me tavan të rafshët** (fig. 8). Ndërtimet e këtij nëngrupi janë gjithashtu mjaft të përhapura gjatë gjysmës së dytë të shek. XVIII dhe në fillim të shek. XIX. Numrin më të madh të tyre e ndeshim në Myzeqe. Si përfaqsueset më tipike të

të këtij nëngrupi mund të rendisim kishën e Shën Ilisë në Voskopojë (1751) kishën e Manastirit të Ardenicës (1730), Shën Gjergjin e Libofshës (1776), Shën Thanasin në Karavasta (1778), Shën Kollin në Krutjen e Sipërme (1811), në Myzeqe, si dhe Shën Spiridhonin në Vuno.

Brendësia e këtyre ndërtesave ndahet në dy rrjeshta kolonash prej guri ose druri me tre nefa. Ndonjëherë kollonat lidhen me harkada gjatësore (Voskopojë, Karavasta, Vuno).

Ndonëse kanë përmasa të mëdha, mbeten mjaft mbrapa monumenteve të nëngrupit të dytë, përsa i përket organizimit të hapësirës së brendshme. Gjithçka këtu është thjeshtëzuar dhe rafshuar. Gjallërisë së lëvizjes së hapësirës së brendëshme, nëpërmjet sistemeve të kurbëzuar të lartësive, madhësive dhe formave të shumëllojshme brenda ndërtesës, i ka zënë vendin statizmi i mbulesave të rafshta të nefeve. Këtë thjeshtëzim mjeshtrit janë munduar të kompensojnë nëpërmjet përpunimit dekorativ të tavaneve.

Megjithatë nuk kanë munguar përpjekjet për një dallim ndërmjet pjesëve të ndryshme të brendëshme. Në kishën e Shën Ilisë të Voskopojës dhe në kishën e Karavastasë, nefi qendror më i gjerë ngrihet mbi nivelin e nefave anësorë dhe ndriçohet nga dritare të hapura mbi çatitë e tyre. Një kompozim i tillë është i dukshëm dhe nga jashtë, ku dallohet pjesa qendrore e mbuluar me çati dyujse nga dy pjesët anësore më të ulta të mbuluara me çati njëujse.

* * *

Siç shihet nga materiali i dhënë grupimi i mësipëmr ka vlerë jo vetëm tipologjike, por edhe kohore.

Duke ndjekur karakteristikat e çdo grupi e të nëngrupi vërehet një përpunim i vazhdueshëm i konceptimit hapësinor. Fillohet me kompozime të thjeshta e përmasa të vogla dhe gradualisht, kompozime të thjeshta e përmasa të vogla dhe gradualisht, kompozimi qoftë planimetrik, qoftë volumor e struktural bëhet më i pasur e i shumëllojtë, deri sa arrin kulmin e vet në bazilikat e shek. XVIII. Shumëllojshmëria e zgjidhjeve planimetrike e konstruktive, ndryshimet që duken në kishat e të njëjtit grup, madje të të njëjtit nëngrup, dëshmojnë për një përpjekje të mjeshtërve për të gjetur mënyra të reja të shprehjes arkitektonike dhe të individualitetit të tyre.

Por në gjithë këto larmi tipesh, një ide e përbashkët, ku më e dukëshme, e ku më pak e dukëshme, i bashkon të gjitha zgjidhjet. Kjo është parapëlqimi për një bosht të zgjatur horizontal, edhe aty ku është i pranishëm theksimi vertikal. Është në radhë të parë ky koncept kompozicinal që i dallon ndërtimet e kësaj periudhe nga ato të periudhës së mëparshme, ndonëse si tipe kanë qënë të njohur nga arkitektura bizantine. Kështu p.sh. në kishat e tipit sallë me kupolë bërthama qendrore jo gjithnjë mbulohet me kupolë mbi tambur dhe ajo shoqërohet nga hapësira të tjera në lindje e në perëndim. Po kështu në ndërtimet me strukturë në formë kryqi me kupolë boshti tërthor është zvogëluar mjaft në favor të boshtit gjatësor. Kjo prirje pasqyrohet dhe në pamjet e jashtme. Strukturat e brendshme nuk 'shfaqen në pamjet e jashtme, sikundër ishte karakteristike për periudhën e mëparshme. Në ndryshim me kishat bizantine, ku, për dy tipat që përmendëm, kemi një shkallëzim të volumeve të ndryshme rreth qendrës të ngritur mbi një tambur të lartë, e cila mbizotëron mbi volumet e tjera, pra një kompozim piramidal, në kishat e periudhës në shqyrtim strukturat e brendshme fshihen nën një veshje bazilikale me çati dyujse, të ndërprerë, ose jo nga çatia tërthore e transeptit dhe nga tamburi që mban kupolën.

Ndryshime vërehen dhe në trajtimin dekorativ të jashtëm. Në kishat e kësaj periudhe mungon dekori i pasur me tulla në muratura, frontone, kupolë etj. Megjithëse nuk mungojnë përpjekjet për përpunimin dekorativ të jashtëm, ato në përgjithësi karakterizohen nga volume të mbyllura, faqe të rrafshta dhe hapësirat e pakta të ndriçimit. Këto ndryshime duhen lidhur dhe me kushtet e periudhës kur pushtuesi i huaj ishte intolerant ndaj këtyre ndërtimeve. Kështu që gjithë aftësia e mjeshtërve u shfaq në ndërtimin e brëndëshëm dhe në këtë drejtim ato nuk imituan në mënyrë shabllone prototipet e zgjedhura, por mbi bazën e tyre krijuan kompozime të reja.

Kërkesat për një trajtim dekorativ më të madh në anën e jashtëme fillojnë e shtohen gjatë shk. XVIII. Së pari fillon të zbukurohet absida me nike të shumta që shkojnë derinë tokë dhe që mbulohen mbulohen me harqe të shkallëzuar. Në to fillojnë të përdoren dhe tullat si në kornizat dhe harqet ku alternohen me gurë. Të tilla janë kishat e Myzeqesë, Voskopojës, Dropullit. Po kështu zbukurohen edhe tamburet e kupolave si në Poliçan, Vanishtë e gjettë. Më tej fillojnë të zbukurohen hajatet nëpërmjet përdorimit të një dekori mjaft të pasur prej tullash, si në Shën Kollin e Voskopojës. Së dyti fillon

të vlerësohet në tërësi arkitektura e jashtme e kishave nëpërmjet arkadave plotë hijeshi të hajateve, lëvizjes së vëllimeve, vendosjes së boshllëqeve ndaj së tërës, dritë hijes, lidhja me këmbanoret. Kjo përkujdesje shikohet sidomos në kishat me kupol nëpërmjet të siluhetës mjaft të kërkuar të kupolës mbi tamburin e lartë.

Një vend më vehte zë këtu kisha e Manastirit të Shën Mërisë në Goranxi (1600) e tipit në formë kryqi me kupol me tre apsida (fig. 9). Format arkitekturale të sajat janë mjaft të goditura, me proporcione të hedhura, të trajtura pastër, gjithshka e lexueshme. Mbi sipërfaqen e jashtëme syri lëviz nga apsida në faqet e mureve e sërish në apsida, nga vëllimi krysor në kapelën e lartë. Ky trajtim unik e i vijueshëm i vëllimeve në anën e jashtëme përforcohet nga përpunimi i njëjtë i tyre nëpërmjet pilastrave të holla prej guri të punuar nëpër qoshet e absidave shumëfaqëshe dhe që mbulohen nga harqe gjysmë rrethor të ndërthurur. Më i dëndur dhe më pak elegant është ky dekor në tamburin e kupolës. Kemi të bëjmë me një ndikim të qartë të arkitekturës perëndimore e cila flet për kontakte të qarta. Duhet veçse të vërehet se këto ndikime janë në trajtimin e jashtëm dekorativ, sepse tërësia si në kompozimin planimtrik e vëllimor të brendësisë ashtu edhe të anës jashtëme është e njëjtë me kishat e tjera të kësaj periudhe që ndërtohen në vendin tonë. Në vlerësimin arkitektonik të brendësisë së këtyre monumenteve, krahas organizimit planimetrik e vëllimor një rol mjaft të rëndësishëm lot dekoracioni i brendshëm, ku vendin zotërues e ze piktura murale dhe punimet në dru. Piktura murale zë gjithë sipërfaqen e mureve dhe mbulesave të kurbuara duke ndihmuar në një perceptim tërësor të hapësirës së brendshme. Me dru të gdhendur janë ndërtuar ikonostaset, amvonet dhe fronet e dhespotëve, shumë prej të cilave janë kryevepra arti. Jo me pak vlera janë dhe përfundimet që mund të nxirren në lidhje me nivelin e lartë teknik të ndërtimeve, duke patur parasysh përdorimin e gjerë dhe të shumëllojtë të strukturave të kurbëzuara, të cilat dëshmojnë për një njohje të thellë të konstruksionit dhe për një siguri dhe shkathtësi në zbatimin e tyre.

Ndërtuesit e tyre zotërojnë mjaft mirë përdorimin e qemerëve të tipeve të ndryshme, kësulave sferike, kupolave. Ata tregohen mjaft të aftë në vendosjen e përbashkët të tyre për mbulimin e hapësirave të mëdha. Në këto raste ata të mbështetur në traditën arrijnë të ekuilibrojnë përbrënda strukturës shtytjet e mëdha të mbulesave të kurbuara, pa shtuar vëllimet e mureve dhe numrin e kolonave. Këto shikohen mjaft mirë në kishat e tipit sallë me kupolë, ato në formë kryqi me kupolë dhe bazilikat me kupolë. Duke marë në konsideratë shtrirjen teritoriale dhe kohore të arkitekturës pasbazantine vërejmë se në periudha të caktuara ose në zona të caktuara duket preferenca për tipe të caktuara. Kështu në Myzeqe gjatë sh. XVIII parapëlqehen bazilikat me çati druri e përmasave të mëdha, në zonën e Korçës parapëlqehen bazilikat me mbulesa qemerësh e kupolash, në krahinën e Gjirokastrës kishat në formë kryqi me kupolë, po kështu edhe në bregdet. Ndër të tjera kjo shpjegohet edhe me veprimtarinë e ateljeve apo grupeve ndërtuesish, të cilët për periudha të caktuara apo dhe breza të tërë veprojnë në krahina të veçanta. Por, siç e pamë dhe më lartë, në të njëjtën kohë nuk mungojnë edhe ndërtime në po këto zona të tipeve të tjerë, ashtu edhe kishat njënefshe që ndërtohen kudo. Këto fenomene tregojnë për lidhje aktive të ndërtuesve në krahina të ndryshme dhe për lëvizje të tyre brënda vendit.

Duhet shënuar gjithashtu dhe ndryshimet në aspektin kronologjik. Ndërsa në periudhën e parë kemi kryesisht ndërtime të thjeshta me përmasa të vogla njënefshe apo mbuluar me qemere, më vonë kalohet në ndërtime më të mëdha të tipit bazilikal apo në formë kryqi me kupol duke shkuar drejt karakterit ceremonial që arrin kulmin në shek. XVIII. Ky fenomen nga ana e tij dëshmon në rradhë të parë për ndryshimin e kushteve historike, ekonomike dhe shoqërore në periudha e krahina të ndryshme të vendit.

Duke krahasuar ndërtimet e kësaj periudhe me ato të vendeve fqinjë, rezulton se vendi ynë zë një vend të rëndësishëm në arkitekturën pasbizantine ballkanike, përfundim ky me mjaft rëndësi po të shikohet lidhur me zhvillimin e arkitekturës popullore bashkëkohëse, përderisa ndërtuesit në më të shumtën e rasteve janë po ata.

## MANASTÎRET

Përveç kishave, nga kjo periudhë janë ruajtur dhe mjaft manastire, kryesisht në Shqipërinë e mesme dhe të jugut. Ato janë një tjetër tregues i shfrytëzimit të dyfishtë, shpirtëror e material, të masave të gjëra të popullit. Manastiret me kohë arritën të grumbullojnë pasuri të mëdha, të shtien në dorë toka dhe të venë nën varësinë e tyre jo vetëm familje të veçanta, por edhe fshatra të tërë.

Siç rezulton nga të dhënat historike, mjaft nga manastiret e kësaj periudhe janë themeluar që në

periudhën paraardhëse, por ndërtimet që ruhen në to i takojnë kohëve më të vona si rezultat i rindërtimeve të herëpashershme.

Manastiret janë ngritur fshatrave dhe, sidomos në periudhën e parë të pushtimit osman, mënjanë rrugëve të komunikacionit. Ato ndërtohen në vende zotëruese, në pika sa më të mbrojtura, aq dhe piktoreske. Karakteri mbrojtës është një tipar i manastireve, i cili në periudhën e parë ka qënë më i theksuar. Ato rrethoheshin me mure të lartë dhe paiseshin me frengji, e ndonjëherë me kulla mbrojtëse. Me kalimin e kohës ky karakter zbutet.

Ndërtimet që përbëjnë manastiret ndahen në ndërtimet e kultit — kisha, ambientet e banimit të klerit dhe shërbyesve të manastirit, ambiente për fjetje të besimtarëve ose konakët, si dhe ambientet ndihmës, ahure për bagëti, qilarë për zahiretë, etj. Këto ndërtime formonin një tërësi arkitektonike, qendrën e të cilit e zinte kisha. Ndërtesat mund të mos jenë të njëkohshme. Ato shtohen herë pas here me shtimin e fuqisë së manastirit, duke mbartur me vete karakteristikat e kohës së ndërtimit. Duke mos qenë të kushtëzuara nga kërkesa të kultit, ndërtesat kanë një trajtim arkitektonik më të lirshëm. Kompozimi i tyre është i ngjashëm me atë të haneve dhe të banesave, kategori ndërtimesh me të cilat kanë afërsi funksionale.

Megjithëse koncepti kompozicional i manastireve është pak a shumë i njëjtë, ato dallojnë ndërmjet tyre nga trajtimi arkitektonik i ndërtesave. Gjithashtu edhe brenda një manastiri takohen ndërtime me karaktere të ndryshëm. Megjithatë edhe pse ndryshon karakteri i ndërtimeve, janë krijuar shpesh ansamble, të cilat dallohen për një kompaktësi kompozicionale ku çdo ndërtim ze një vend të caktuar në sajë të funksionit që përmbush.

Një nga manastiret që paraqet interes për arkitekturën e ndërtimeve të tij është manastiri i Kakomesë në rrethin e Sarandës, i ngritur pranë një gjiri mjaft piktoresk të bregdetit të Jonit (fig. 10). Manastiri është vendosur në një terren të pjerrët, që ka kushtëzuar krijimin e disa taracave brenda oborit. Në mes të oborrit ngrihet kisha, pikturat e së cilës datohen të mesit të shek. XVII. Në anën veriore të kishës janë ndërtuar përballë njëra tjetrës dy ndërtesa, konakët dhe një kullë, që i përkasin periudhave të ndryshme dhe që ndryshojnë si nga karakteri, ashtu dhe trajtimi arkitektonik.

Konakët janë dykatëshe me planimetri në formën e shkronjës L, që mbyllin qoshen veriperëndimore të manastirit. Muret veriore dhe jugore shërbejnë në këtë mënyrë dhe si mure rrethues. Nga ana e oborrit shtjellohen dy galeri të hapura në të dy katet e konakëve. Galeritë janë trajtuar me harkada mbi pilastra në katin përdhe, ndërsa harkada e sipërme është më e lehtë mbi kollona të vogla që ngrihen mbi parapetin e galerisë. Ambientet e banimit në katin e sipërm janë reshtuar varg njëri pas tjetrit, me dyer që dalin në galeri. Në skajin e krahut jugor është vendosur dhoma kryesore e konakut, e paisur me oxhak dhe e ndriçuar nga dritare të mëdha. Kati përdhe përdorej kryesisht për depo dhe haure.

Forma e thyer planimetrike me harkadën dykatëshe që lëviz gjatë gjithë gjatësisë së ndërtesës, i kanë dhënë asaj një karakter të hapur dhe të lehtë. Trajtim krejt të ndryshëm nga konakët ka kulla, e cila ngrihet në skajin verilindor të oborrit. Ajo është një nga ndërtimet e para të manastirit, me shumë gjasë e një kohe me ndërtimin e kishës, pra e mesit të shek. XVII.

Kulla ka funksione të qarta mbrojtëse. Ajo ngrihet si volum krejt i mbyllur trekatëshe, në të cilin hapen vetëm dyert dhe ndonjë dritare e vogël që sheh nga oborri. Kati përdhe ka hyrje më vete, ndërsa hyrja për në katin e dytë bëhej nëpërmjet një ure të lëvizëshme. e cila mbështetej në shesh pushimin e blokut të shkallëve të shkëputur nga ndërtesa dhe në prakun e portës. Kati i tretë ndërlidhej me shkallë të brendshme. Në mure janë hapur frengji të shumta.

Në të njëjtën periudhë në bregdetin e Jonit ndërtohen dhe manastire të tjerë të fortifikuar, relativisht më të vegjël, si Manastiri i Korëzit (afër Kakomesë), Manastiri i Shën Gjergjit në Demë (pranë murit barierë në veri të Butrintit), Manastiri i Shën Mëri Krimarovës mbi fshatin Piqeras, etj. Nga këto manastiri i Krorëzit ruan rrënojat e konakëve me çardak të drunjtë, të ndërtuar më 1762.

Trajtimi i konakëve me galeri të hapura bëhet një tipar dallues për një varg manastiresh. Një përfaqësues tipik për këtë skemë është Manastri i Ardenicës (fig. 11) në rrethin e Lushnjës. Ai ngrihet mbi një kodër zotëruese ndaj fushave përreth. Ndërtimet e sotme i takojnë shek. XVIII, kohë e ndërtimit ë kishës. Rreth oborrit janë konakët, të cilat shërbejnë si dhe rrethim i tij. Konakët, me përjashtim të një pjese në krahun verior, janë dy katshe, ku si zakonish kati i përdhe shërben si depo dhe ahure, ndërsa sipër tyre janë ndërtuar ambientet e banimit. Pjesa e poshtme e konakëve është e ndërtuar me gurë, ndërsa në katin e banuar përdorej dhe çatmaja. Të dy katet hapen ndaj oborrit me galeri e poshtëme dhe me shtylla druri në atë të sipërmen të trajtuara me harkada mbi kollona guri në pjesën

Hyrja për në manastir bëhet në anën lindore. Pranë hyrjes është ndërtuar një mulli vaji. Si kemi parë dhe më sipër në këtë manastir dallohen dhe gjurmë të ndërtimeve më të vjetra.

Në të njëjtën mënyrë janë trajtuar dhe manastiret e Dhuvjanit, Nivanit etj. Manastiri i Dhuvjanit shquhet për një kompozim mjaft të ngjeshur (fig. 16). Konakët rrethojnë kishën nga perëndimi dhe veriu. Ato kanë një harkadë elegante prej guri në katin e poshtëm, mbi të cilën ngrihet e lehtë galeria e katit të sipërm me shtylla druri në ballë dhe testekë që mbajnë zgjatimin e strehës së çatisë.

Por përveç skemave të tilla, takohen dhe manastirë, konakët e të cilëve kanë trajta të mbyllura, siç është manastiri i sh. Prodhromit në Voskopojë (fig. 12), ose manastiri mbi fshatin Zervat të Gjirokastrës (fig. 14). Në konakët e manastirit të Voskopojës rolin ndërlidhës të ambienteve e lozin korridoret e brendshëm.

Një kujdes të veçantë u kushtohej përpunimit të hyrjeve të manastireve. Ato mund të vendoseshin drejtpërdrejtë në muret rrethues, siç është në manastirin e Demës (fig. 13), por ka raste kur ato bëheshin pjesë të ndërtesave. Kështu psh hyrja për në Manastirin e Zervatit (fig. 14) është e vendosur në pjesën qendrore të një godine të lartë. trekatëshe, e mbrojtur nga dy krahët e dalë të saj.

Po kështu në Manastirin e Vanishtës (fig. 15) hyrja bëhet gjithashtu nëpërmjet ndërtesës dhe është e mbrojtur nga një krah i dalë i saj. Në katin e sipërm të pjesës së hyrjes është ndërtuar një divan i hapur, i cili zgjatet në formë ballkoni mbi portë. Nga kjo pikë hapet një pamje mjaft piktoreske e luginës së Drinosit.

Preokupim për manastiret ka qenë dhe furnizimi me ujë. Uji sigurohej nga puset ose nga sterat, të cilat mblidhnin ujin e shiut me anë të ullukeve nga çatitë e ndërtesave. Shpesh sterat trajtohen me përkujdesje nga ana arkitektonike. Kështu psh stera e manastirit të Vanishtës (fig. 15) është ndërtuar në formën e një kulle të lartë. Në pjesën e poshtme të ndërtuar me gurë është vendosur stera dhe në fund të saj vendi i marrjes së ujit. Mbi sterë është ngritur një ambient i vogël me skelet druri. Pjesa e përparme e këtij ambienti del në formë erkeri tej rafshit të muraturës së gurtë dhe është i pisur me dy dritare të mëdha. Kjo është një pikë tjetër e këndshme ndenjeje, krahas çardakut të hapur mbi portë. Stera me siluhetën e saj të hedhur, krijon një theksim të goditur vertikal të ansamblit të manastirit.

Të ndërtuara për qëllime të caktuara manastiret dallohen për një përkujdesje në trajtimin arkitektonik e konstruktiv. Por megjithatë ato përmbajnë ndërtime me karakter laik, të ngjashëm nga kërkesat funksionale me kategori të tjera ndërtimesh si hanet ose banesat. Ato janë ndërtuar nga të njëjtët mjeshtra ndërtimi. Në këtë vështrim ato sjelin të dhëna me rëndësi për arkitekturën e kësaj periudhe. Kështu mund të përmenden kulla e manstirit të Kakomesë e shek. XVII, çardaku i datuar i manastirit të Krorëzit, trajtimin e mjaft elementëve dekorativë e konstruktivë etj.

**Fig. 1**



POLIÇAN (Sh. Mitri)



BERAT (sh. Kostandini dhe Elena)



BERAT (Sh. Mitri)



LESHNICE



Fig. 2







DERVIÇAN



DHROVJAN







KARDHIKAQ



PECA





ÇATISTE



Fig. 3





VITHKUQ (Sh. Mëria)





SHALES





BARMASH







DHIVRI






DEMA

Fig. 4







KROREZ



PEPEL







ZERVAT



KAMENO






DHUVJAN



Fig. 4. KAMENO



Fig. 4. KROREZ



Fig. 4. ZERVAT



Fig. 4. DHUVJAN

Fig. 5





KAKOME





VANISHTE





STEGOPULL








VOSKOPOJE (Sh. Prodhromi)



Fig. 5. VANISHTE



Fig. 5. VOSKOPOJË (Sh. Prodhromi)



Fig. 6. VLLAHO GORANXI



Fig. 6. POLIÇAN

Fig. 6





POLIÇAN





VRAHOGORANXI





LUKOVE







NIVAN



MINGUL



Fig. 7



VOSKOPOJË (Sh. Thanasi)



VOSKOPOJË (Sh. Kolli)



VOSKOPOJË (Sh. Kolli)





VOSKOPOJË

Fig. 8



LIBOFSH.



VUNO



KARAVASTA



VOSKOPOJE (Sh. Ilia)








Fig. 10






Fig. 10





KONAKE

MANASTIRI I KAKOMESE Sarandë



KULLE

Fig. 11

MANASTIRI I ARDENICES
Fier





Fig. 12

MANASTIRI I Sh. PRODHROMIT – Voskopojë



Fig. 13. MANASTIRI I DEMES – Sarandë



Fig. 14. MANASTIRI I ZERVATIT – Gjirokastër





Fig. 15. MANASTIRI I VANISHTES – Gjirokastër



Fig. 16. MANASTIRI I DHUVJANIT – Gjirokastër

# QYTETI SHQIPTAR DHE BANESA GJATË SHEK. XI-XIV

Megjithë të dhënat relativisht të pakta mbi karakterin urbanistik të qytetit shqiptar, gjatë shekujve XI-XV, dhe veçanërisht të banesës së kësaj periudhe, prapseprapë duke u bazuar mbi to mund të jepet një karakterizim i përgjithshëm i natyrës së qytetit dhe tipareve të banesës.

Qyteti i kësaj periudhe ishte një qendër zejtaro-tregëtare, e cila kryen dhe funksionin e tregut për krahinat përreth. Ekonomia e mbyllur natyrore, detyronte banorët e qytetit që të ushtronin pjesërisht dhe bujqësinë, kulturat frutore dhe blegtorinë, siç dëshmojnë trojet relativisht të gjëra, rreth qyteteve të cilat ishin në pronësi të tyre. Ndër qytetet e kësaj periudhe një vënd të rëndësishëm zenë ato bregdetaret, Shkodra, Durrësi dhe Vlora të cilat kryenin tregëti me viset përtej detit si dhe qytetet e bregut Dalmatin, deri në Venedik. Kjo binte si pasojë dhe zhvillimin e mjeteve të lundrimit, të cilat përbënin një fushë të rëndësishme në jetën ekonomike të qyteteve. Peshkimi dhe sidomos kriporet, i jepnin të ardhura të mëdha qytetit. Diferencimi klasor në qytetet e kohës ishte i qartë, më një anë qëndronin shtresat e pasura (nobilis) me tregëtarët, funksionarët dhe klerin, ndërsa në anën tjetër shumica e popullsisë «populares» që merrej kryesisht me artizanat. Të parët quheshin dhe qytetarë (cittadini), ndërsa të dytët përgjithësisht artizanë (artesani, artiziani). Pasigurija që filloi të shfaqej me dukjen e turqve, gjatë fundit të shek. XIV, detyroi mjaft fshatarë që të vendosen në qytet, duke krijuar kështu dhe një shtresë punëtorësh të thjeshtë. Ndër zejtaritë kryesore që ushtroheshin, ishin ato të përpunimit të lëkurëve, të endjes së mëndafshit, argjendaria, poçeria, të përhapura qenë gjithashtu mjeshtëritë e kovaçëve, furxhive, kasapëve, këpucarëve etj. Aristokratët përveç nëpunësive të larta, kishin në dorë edhe tregëtinë. Veçanërisht në Shkodër dhe në Durrës u krijua një aristokraci tregëtare e fuqishme, duke qënë këta qytete ndërmjetës të tregëtisë me krahinat e brendëshme të vendit.

Shkatërrimi i shtetit të Bizantit, pruri pasojë në marrëdhëniet ndërmjet qyteteve dhe feudalëve që zotëronin hapësirat në kufi me pronat përreth qyteteve. Këta të fundit kërkonin shuma të hollash për të siguruar tokat e qytetit. Në anë tjetër dhe feudalët kishin në qytete banesa dhe rrallë dhe kulla, siç është rasti i Muzakajve në Durrës në shek. e XIV.

Qyteti shqiptar i kohës është përgjithësisht një qendër e fortifikuar, dmth e rrethuar me mure mbrojtëse, të cilët janë të paisur me hyrje dhe kulla. Pasigurua, lidhur sidomos me dyndjet e popujve, e theksoi edhe më tepër përkujdesjen për sigurimin e qendrave qytetare të banuara nga sulmet eventuale. Shumica e qytetve të kësaj periudhe, ashtu si përgjithësisht ata mesjetarë, janë vazhdim i qyteteve më të lashtë, që lidhen me qendrat e fortifikuara ilire. Këta të fundit, siç dihet, ndërtoheshin në terrene me mbrojtje të mirë natyrale, me përjashtim të qyteteve bregdetare si Durrësi (fig. 1). Pra dhe qytetet mesjetare, vazhdimi i atyre më të lashtë, si dhe ata të ndërtuar gjatë mesjetës, si Gjirokastra, ngrihen zakonisht, mbi lartësi me mbrojtje natyrale, duke u shtrirë kështu përgjithësisht mbi terrene të aksidentuara.

Zhvillimi urbanistik i këtyre qendrave të banuara qytetare, është kushtëzuar ndijshëm nga fortifikimi me mure rrethues. Praktikisht ky rrethim kufizonte qartë truallin brenda të cilit zhvillohej qendra e banuar, duke bërë që ekonomia e terrrenit të ishte një faktor me rëndësi i dorës së parë në kompozimin urbanistik. Pikërisht për këtë arsye ndërtimet ishin mjaft të dendura, dhe shpesh të kompozuara në formë vargu. Ato përgjithësisht delnin drejtpërdrejt në rrugë, oborret, thuajse mungonin ose ishin tepër të vegjël. Zgjerimi i qytetit çonte shpesh dhe në ndërtime fare pranë, apo dhe mbështetur mbi muret rrethues. Ekonomia e terrenit përcaktonte dhe mbisundimin e ndërtesave me kat. Në pjesën më të mirë të qytetit, zakonisht në zonën më të lartë, ndërtonin shtresat e pasura. Qyteti në zhvillimin e tij nuk paraprihej nga planifikimi. Rrjeti rrugor niste nga hyrjet e fortifikimit duke u shpërndarë në një numër të dëndur rrugësh të ngushta, e të përthyera, shtruar me kalldrëm. Shpesh, për të fituar sipërfaqe banimi, praktikohej ndërtimi i qemerëve mbi rrugë. Një vënd të rëndësishëm në ndërtimet e qytetit, duke spikatur me volumet dhe trajtimin arkitektonik, zinin ndërtimet e kultit, të cilat ngriheshin në trojet më të mira. Nuk mungonin dhe ndërtimet shoqërore si gjelltoret, vende dëfrimi etj.

Një vënd të rëndësishëm zinin në qytet dhe dyqanet e artizanëve, për të cilët nuk ka të dhëna mbi formën dhe mënyrën e ndërtimit. Pranë mureve mbrojtëse të qyteteve zhvilloheshin dhe pazaret, ku popullsia fshatare e rretheve tregëtonte në shesh të hapur produktet e veta.

Zhvillimi i qytetit mesjetar shqiptar, rritja e numrit të banesave, binte si pasojë nevojën e zgjerimit të qytetit, i cili filloi të shtrihej përtej mureve rrethues. Fillimi i këtij procesi shumë të rëndësishëm,

për të ardhmen e qëndrave të banuara qytetare, i cili shënon lindjen e qytetit të hapur, nuk dihet me saktësi se kur filloi. Sigurisht që kjo dukuri nuk është e njëkohëshme për mbarë qytetet shqiptare të kohës sepse ajo është e kushtëzuar nga zhvillimi i brendshëm ekonomiko-shoqëror i tyre. Kështu në Berat përmendet një lagje jashtë kështjellës (suburbia castri Bellogradi) që më 1280, dalja e ndërtimeve nga muret rrethuese të kalasë së Gjirokastrës duhet t'i përkasë gjysmës së parë të shek. XIV. Më i hershëm se këto duhet të ketë qënë qyteti i poshtëm mesjetar i Lezhës. Lagjet e jashtme të qyteteve mesjetare u quajtën, mbas shek. XV, në mbarë Ballkanin Varosh (nën kështjellë). Në shumicën e tyre lagjet e jashtme ishin të pambrojtura me mure rrethues, por nuk mungonin dhe raste kur dhe këto lagje mbroheshin me mure, duke qënë këta të fundit të lidhur me muret rrethues të kalasë.

Lagjet e para jashtë kështjellës, vendoseshin gjithmonë pranë kalasë, e cila në raste rreziqesh strehonte brenda saj dhe banorët e lagjeve të jashtme. Vetkuptohet se së pari, jashtë rrethimit u vendosën shtresat e varfëra dhe të mesme të popullsisë, çka presupozon ndërtime të vogla me materiale jo të qëndrueshëm. Vendosja e lagjeve të jashtme pranë kalasë, kushtëzoi dhe vendosjen e tyre në terrene të pjerrta shkëmbore, duke ndikuar kështu në formulimin urbanistik të këtyre ansambleve. Me krijimin e lagjeve të para, jashtë mureve rrethues filloi procesi i rëndësishëm i zgjerimit të qytetit, duke u vendosur një raport dinamik ndërmjet kalasë dhe Varoshit. Ky raport me kalimin e kohës është në dobi të faktorit të dytë, por deri aty nga fundi i shek. XV, ende qendra e banuar brenda kalasë mbetet pjesa kryesore, për të mos thënë vetë qyteti.

Qyteti i Shkodrës (fig. 2) paraqet një shembull interesant të zhvillimit dhe karakterit të qytetit të kohës. Rreth kalasë së Rozafatit, qyteti i poshtëm lëviz vend disa herë, duke qenë i rrethuar me mure. Krahas këtyre lagjeve të mbrojtura, kishte dhe lagje të hapura si ajo ndërmjet Bunës dhe mureve të qytetit, si dhe një përtej Kirit në fushë.

Lezha, gjithashtu gjatë kësaj periudhe paraqitet me dy njësi të veçanta, qytetin e sipërm mbi mal dhe Varoshin e fortifikuar ndërmjet qytetit të sipërm dhe Drinit. Siç u përmend në Berat përmendet një lagje e jashtme në vitin 1280, siç duket është fjala për ansamblin në perëndim të kalasë. Në mesin e shek. XV, lagjet e jashtme të Beratit kanë qënë të fortifikuara. Gjirokastra, paraqet shembullin më tipik të lindjes së një qyteti në mesjetën e mesme dhe pikërisht në shek. XIII. Dhe kjo qendër e fortifikuar pësoi procesin e lindjes së lagjes së jashtme, qytetit të hapur, aty rreth gjysmës së parë të shek. XIV.

Procesi i lindjes së qytetit të jashtëm, pranë qendrave të fortifikuara, kishte arritur në prag të shek. XV, ku më shumë e ku më pak një zhvillim të dukshëm. Lufta shqiptaro-turke e shek. XV dhe në përgjithësi rezistenca që i bënë qytetet shqiptar pushtimit osman, penguan seriozisht këtë proces të rëndësishëm të zhvillimit të tij, i cili rifillon në kushte të reja, veçanërisht nga mesi i shek. XVI, me një intensitet të dukshëm.

Ashtu si për qytetin, madje edhe më ndjeshëm, të dhënat për banesën e kësaj periudhe janë tepër të mangëta dhe fragmentare, duke mos lejuar të jepet një kuadër i saktë i karakterit të saj.

Për arsyet e dhëna më sipër kuptohet se masa e qytetarëve të shtresave të mesme dhe të varfëra ndërtonte banesa të thjeshta, megjithëkëtë mbisundonte ndërtimi i banesave me kat si më racionale në kushtet e nevojës për ekonomi maksimale të truallit.

Banesat ndërtoheshin me gurë, me dru apo me kombinimin e këtyre dy materialeve. Mbulesa e tyre bëhej me furde apo dhe kashtë, duke u bërë shpesh shkak për zjarre të mëdhenj. Tjegullat përdoreshin në godinat e kultit dhe rrallë në ato të shtresave të pasura.

Përveç këtyre të dhëna të pakta burimore, për të krijuar një ide të karakteristikave të banesave të kohës ndihmojnë sadopak rrënojat e banesave pranë kalasë së Borshit që duhet t'i përkasin shek. XIV, rrënojat e fshatit të Kamenicës që i përkasin shek. XIV-XV, si dhe gërmimet në qytetin mesjetar të Shurdhahut. Banesat e Shurdhahut, përgjithësisht datohen të shek. XI. Planimetria e tyre lexohet qartë. Banesat (fig. 3) janë përgjithësisht dy kthinëshe, por ndeshen dhe banesa me një ambient qendror ndërmjet tyre. Në disa raste banesa origjinale ka pësuar shtesa të mëvonshme, duke u shtrirë kompozimi horizontalisht. Të dhënat nuk lejojnë të gjykosh prerë në se banesat kanë qënë përdhese apo me kat, megjithse shtrimi i tyre me pllaka guri të shtyn të mendosh se ato kanë qënë përdhese. Nga elementët arkitektonikë ruhen kamare, fragmente hyrjesh dhe një hapësirë dritareje. Banesat janë ndërtuar me mur guri lidhur me llaç gëlqereje. Gjurmët e suvasë të gjetura, tregojnë se ambientet ishin brënda të suvatuara.




Durrësi sipas një gravure të botuar më 153(5)

**Fig. 1**



Shkodra sipas një gravure të botuar më 153(5)

**Fig. 2**

## BANESË NË KALANË E SHURDHAHUT





FIG.3

# NDËRTIMET E KULTIT TË KRISHTERË

## Ndërtimet e kultit në shek. VII-IX

Me sulmet sllave të fundit sh. VI fillimit sh. VII përfundon një etapë në zhvillimin ekonomiko-shoqëror të Ilirisë me pasoja dhe në fushën e ndërtimeve dhe arkitekturës. Gjurmët e shkatërrimeve dhe djegjve janë gjetur në mjaft ndërtime të kësaj kohe. Iliria, pra dhe territori i vendit tonë, erdhi në këtë periudhë mbas një lulëzimi që me sa kuptohet filloi prej kohës së Anastasit të I e vijon me Justinianin e I e të tjerët, të gjithë këta perandorë me origjinë Ilire. Shekujt që vijojnë janë shekuj në mjaft drejtime akoma të erët, janë shekuj në të cilët në Ballkan ndodhin tranformime të mëdha etnike, gjatë të cilëve formohet kombësia arbëreshe, shqiptarët e sotëm, që siç dëshmojnë studimet arkeologjike e gjuhësore, janë vijuesit e Ilirëve.

Për këto shekuj mungojnë edhe të dhënat burimore, çka e vështirëson akoma më tepër krijimin e një kuadri të plotë mbi ndërtimet e kësaj periudhe. Të dhënat e zbulimeve arkeologjike për kulturën mesjetare të hershme tregojnë qartë vijushmërinë e banimit në mjaft qendra të dikurshme të cilat vazhdojnë të jetojnë edhe në këto shekuj, pamvarësisht nga madhësia e roli i tyre në jetën ekonomike e shoqërore. Për krijimin e një ideje të ndërtimeve të kësaj periudhe në gjendjen e sotme të zbulimeve shërbejnë pak monumente, por që tërthorazi hedhin dritë në problemet përkatëse. Me rrënimin e jetës ekonomike e shoqërore dhe varfërimin e vendit me sa duket ndërtimet e reja të kultit janë të pakta dhe me materiale të tilla që nuk i kanë qëndruar kohës. Kështu njihet një kapele mbi rënojat e bazilikës së varezës së Skampinit, e ndërtuar me material të vjetër të lidhur me llaç balte. Çka është më e rëndësishme, njihet qënia në funksionim gjatë këtyre shekujve të dy bazilikave mjaft të rëndësishme, asaj të Butrintit dhe Ballshit.

**Bazilika e madhe e Butrintit** rindërtohet në sh. e IX-X duke u kompletuar sipas ndërtimit planimetriko-vëllimor të mëparshëm. Kështu rindërtohehen pilastrat e të dy arkadave, në zonën ndërmjet transeptit dhe murit perëndimor. Muret e reja janë ndërtuar me gurë e tulla, të cilat vendosen në rradhë horizontale pa ndonjë përkujdesje ose sipas teknikave të rregul'ta të njohura gjatë shekujve të mëparshëm. Gjatë këtij rindërtimi ngrihet edhe dyshemeja me pllakat e dikurshme e naosit dhe ambientit altarit, mbasi janë dëmtuar edhe mozaikët e dikurshëm. Nga gjendja e monumentit nuk mund të përcaktohet në se ay qe i braktisur dhe i rrënuar prej kohësh, në se përdorej një pjesë e tij, siç ndodh më vonë me kapelën në krahun jugor të transeptit, apo ishte në përdorim. Dihet vetëm se peshkopata e Butrintit haset në dokumentat kishtare gati gjithnjë gjatë mesjetës.

**Bazilika e sh. Mërisë në Ballsh.** Pamvarësisht nga identifikimi me Gllavënicën, gjetja e një shtylle në vitin 1918 me mbishkrimin mbi mbretin e bullgarëve Boris Mihalin, i cili kthehet në fenë krishter në vitin 865 dëshmon qartë se bazilika ekzistonte, me shumë gjasë në përdorim, në këtë kohë. Kjo tregon se për ndërtimet e mëvonshme ishin pikërisht monumentet paleokristian ata që shërbyen për modele dhe element ndërlidhës me traditën e vjetër.

**Kapela e amfiteatrit të Durrësit** njihet më tepër për mozaikët me portretin perandorak, me vlerë artistike e historike të dorës së parë. Ajo është ndërtuar në strukturat e amfiteatrit, duke shfrytëzuar galeritë e tij (fig. 1). Muret e kishës ngrihen mbi pjesët e vjetra drejtpërdrejt mbi muret me teknikë të përzjerë (opus cementum) të shkallares, çka tregon se pjesët e gurta ndërkohë ishin marë. Muret e reja janë ndërtuar me gurë dhe tulla (fig. 1). Me tulla janë harqet që mbulojnë drtiaren dyshe të absidës dhe pjesët mbi të, si dhe pjesët e sipërme të mureve verior dhe jugor. Në këto të fundit tullat janë në rradhë të ndërprera dhe ndërmjet gurëve, por jo një teknikë e kristalizuar, çka na shtyn të mendojmë se ndërtimi i takon sh. IX-XI. Në planimetri kisha ësh të drejtkëndëshe dhe vjen duke u ngushtuar sipas vetë galerive të amfiteatrit. Pjesa perëndimore është e ulët sepse pengohet nga galaritë. Këtu janë dy panelet e mozaikut të përmendur.

Monumenti me sa gjykohet nga përmasat, vendndodhja, mozaikët, ka shërbyer edhe si një kapelë varimi. Ai sigurisht nuk është i vetmi monument i këtyre shekujve në Durrës, ku krahas monumenteve të shekujve të mëparshëm, janë ndërtuar dhe monumente të tjerë, për deri sa qyteti nuk e humbi rëndësinë e tij dhe që nga fillimi i shek. të IX ishte qëndra e Temës me të njëjtin emër.

**Ndërtimet e sh. X-XV.** Megjithse të kufizuara në numër, monumentet e kultit të këtyre shekujve me larminë e tyre japin mundësi për një njohje të mirë të arkitekturës dhe ndërtimeve të kësaj periudhe.

Tipologjikisht kishat klasifikohen sipas skemave tradicionale, duke patur parasysh brenda çdo grupi renditjen kronologjike:

I. Kishat njënefshe

II. Bazilikat

III. Tipet në formë kryqi me kupol.

IV. Tipa të veçantë me kupol

duke futur në grupin e fundit disa monumente, në mjaft raste të rëndësishëm, që nuk mund të përfshihen në grupet e tjera për shkak të veçantive që paraqesin dhe që në ndonjë rast arrijnë deri në unikale.

## KISHAT NJË NEFSHE

Këto monumente dallohen për përmasat e vogla, për trajtimin e thjeshtë arkitektural dhe gjënden në tërë territorin e vendit tonë. Për nga ndërtimi vëllimor e struktural dhe mbulesa mund të veçojmë tre nëngrupe, me mbulesë me çati druri, me mbulesë me qemer dhe salla me kupol.

**Kishat një nefshe me çati druri**

Në këtë nëgrup bëjnë pjesë një sërë kishash me planimetri një nefshe të cilat janë të mbuluara me çati me karpiata druri. Të tilla janë Profet Ilia në Bual të Përmetit, Shën Sergji e Baku në Himarë, Shën Jovani në Boboshticë dhe Shën Mitri në Bezmisht të Korçës, disa kisha rrënoje në Kamenicë e Butrint të Sarandës dhe kisha e Shën Kollit në Shelcan të Elbasanit.

**Profet Ilia në Bual të Përmetit** është kishë me naos drejtkëndësh, narteks dhe kolonadë në anën jugore. Nga ndërtimi i vjetër ruan muret kryesore të naosit (fig. 2), ndërsa i takojnë një rindërtimi narteksi, hajati dhe pilastrat në brendësi për të mbajtur mbulesën e re me qemer. Me interes në këtë monument është teknika e ndërtimit të mureve që mund të ndiqet kryesisht në muret verior dhe lindor. Ato janë ndërtuar kryesisht me gurë, duke patur vënde-vënde tulla të vendosura horizontalisht në rrjeshta e njëra mbi tjetrën, si dhe tulla vertikale e tulla të pjerta pranë tyre, më tepër në njerën anë. Teknika dhe dekori i mureve përbën një rast të ndërmjetëm të kishave të Perondisë. Kosinës dhe Labovës së Kryqit, që i takojmë më poshtë. Kemi të shpërbërë teknikën me tulla horizontale dhe futjen e dekorit me tulla të pjerrta, por që këtu si dhe në Kosinë nuk ka marë forma të qarta. Nga këto të dhëna kisha datohet nga fundi i shek. XI deri në gjysmën e parë të shek. XII.

**Shën Jovani në Boboshticë të Korçës.** Përbëhet nga naosi me absidë trefaqshe në lindje dhe një narteksi të shtuar më vonë në anën perëndimore fig. 3) Nga ndërtimi i vjetër kemi faqet lindore dhe veriore, të cilat janë ndërtuar me tulla dhe gurë çmërsi. Tullat rrethojnë gurët duke u vendosur me shumicë vertikalisht dhe në rreshta shumëtullëshe krye tre-katër rreshta guri. Kjo teknikë ndërtimi me pretendime dhe vlera estetike, është një shpërbërje e teknikës së njohur me emrin «kluasonazh» dhe përbën një sprovë për të fituar nga kombinimi i gurit me tullën efekte të reja dekorative, duke përdorur elementë të njohur. Në një kënd të tillë vështrimi monumenti datohet si i fundit të sh. XIV.

Me interes janë gjithashtu kishat e Shelcanit (sh. XIV) dhe Bezmishtit (sh. XIV) që ruajnë pjesërisht muret e vjetra të ndërtuar me kluasonazh me dy rreshta tullash horizontalë. Jo pa vlerë janë dhe kishat e fshatit rrënojë të Kamenicës dhe ato të Butrintit, ndërtuar me gurë duke patur vënde vënde tulla horizontale. Ndër to më të goditura janë ato të Kamenicës, ndër të cilat kisha Nr. 2, mundet më e vjetra (sh. XIII-XIV), shquhet për brezat me tulla dhe dekoracionin prej shkronjash.

**Kishat një nefshe mbuluar me qemer.** Nga ky nëntip janë evidentuar më pak shëmbuj për kishat që janë në gjëndje rrënoje është e vështir t gjykohen për mbulesën kur muret ruhen pak mbi tokë.

**Kisha e Shpërfytyrimit në Herbel të Peshkopisë** është momumenti më në veri i arkitekturës me tipare bizantine të vëndit tonë. Si ndërtim i vjetër është vetëm kapela e dikurshme, që sot luan rolin, e ambientit të altarit pë naosin e ri në perëndim të saj. Kapela është e vogël nga përmasat dhe ruan në pjesët e sipërme të mureve thembrat me gurë çmërsi të qemerit që dikur mbulonte kishën. Muratura është e ndërtuar me gurë gëlqeror e çmërsi dhe tulla. Tullat janë vendosur horizontalisht ndërmjet gurëve dhe vende vende ndërmjet rreshtave, sipas teknikës së mureve kisha datohet e sh. XII-XIII.

**Kisha e Shën Premtos në Sop të Fierit** është një kishë e vogël e mbuluar me qemer që ruhet pjesërisht. Ajo përbëhet vetëm nga naosi në të cilin hyet nga veriu (fig. 4). Kisha është e vendosur mbi një xokol me muraturë guri. Muret janë ndërtuar në pjesën e poshtëme me blloqe antike dhe tulla ndërmjet gurëve (fig. 4), njëlloj si pjesa e poshtëme e mureve të trapezarisë së Manastirit të Apolonisë. Mbi të kalon një brez tullash e dy rradhë gurësh. Pjesa mbi të e ndërtuar me teknik,n e kluasonazhit i takon një kohë të dytë. Në anën e perëndimore ka, patur një nike me një dritare në mes. Datimi është i shek. XIII-XIV duke u nisur nga afrija me monumentin e mësipërm.

Një kishë tjetër njënefshë e rënuar, dikur mbuluar me qemer ruhet pranë fshatit Mullet (Tiranë).

1-8

Më vehte ndërmjet dy nëngrupeve të para të tipit, qëndrin kisha Shën Mërisë në Cerckë të Ersekës. Kjo mbulohet me çati dyujse në pjesën e naosit, duke patur frontone në anët veriore dhe jugore, ndërsa ambienti i altarit është i mbuluar me qemer cilindrik. Me interes është në faqen jugore një dekor që imiton atë me tulla të vendosura horizontalisht, vertikalisht dhe pjerrtazi, si në Kosinë dhe Bual, Duke gjykuar nga ndërtimi planimetrik e vëllimor si dhe dekori, ky monument mund të datohet i sh. XII.

**Kisha e shën Kollit në Armen të Vlorës** i takon këtij tipi të vjetër duke qënë primitive në format e saja si në planimetrinë (fig. 5) ashtu edhe në strukturat. Në brendësi kisha ndahet në tre pjesë, nëpërmjet pilastrave në mure dhe harqeve mbi to. Pjesët anësore mbulohen me qemere cilindrik ndërsa ajo qendrore me një kupol të çrregullt. Muret janë të trasha dhe të ndërtuara me gurë ndërsa në kupol janë përdorur edhe tulla. Duke u nisur nga format primitive (fig. 5) dhe krahasimi me ndërtimet e tjera të këtij tipi në vendet fqinjë monumenti dalohet si i sh. XI-XII.

## BAZILIKAT

Përsa i përket ndërtimit planimetrikovëllimor, vendosjen në kohë dhe shtrirjen territoriale bazilikat përbëjnë një tip me rëndësi për studimin e arkitekturës të sh. XI-XIV. Ato ruajnë traditën e ndërtimeve, duke patur si shembuj monumentet akoma në këmbë në këto shekuj siç e dokumentojnë bazilika e madhe e Butrintit dhe ajo e Ballshit të sh. V-VI.

**Kisha e Shën Kollit në Perhondi të Beratit.** Është një bazilikë trenefshe (fig. 6) mbuluar me çati druri. Ajo përbëhet nga naosi tre nefësh, narteksi me këmbanoren në anën perëndimore dhe ambienti i altarit i ndarë në «bemë», «protezis» dhe «diakonikon», me nga një absidë për secilën, ndër të cilat ajo qëndrorja është më e madhe, e ndriçuar nga një dritare e madhe treshe. Nefi qëndror është i lartë dhe ndriçohet me nga tre dritare për çdo anë në murin që ngrihet mbi arkadat ndarëse të nefeve. Muret e kishës janë ndërtuar me gurë dhe tulla, Këto të fundit janë vendosur sipas një teknike të rregullt, me veçanti vendosjen në radhë jo të plota, si dhe njëra mbi tjetrën ndërmjet gurëve. Duke u nisur nga tipi arkitektural, ndarja e qartë e ambientit të altarit, mbulimi i bemës në nivel më të ulët se nefi qëndror dhe teknika e ndërtimit kisha datohet si e sh. XI.

Një fazë më të vonë i takon ndërtimi i këmbanorës dhe pjesërisht i narteksit, me gurë dhe breza tullash, njëlloj si në muret e fillimit të sh. XIII në kalanë e Beratit. Me interes është këmbanorja e lidhur me narteksin, shenjë e influencës së arkitekturës perëndimore dhe një ndër shëmbujt më të parë në arkitekturën bizantine të Ballkanit. E një kohë edhe më të vonë (sh. XIII-XIV) është ngritja me teknikën e kluasonazhit e mureve të narteksit dhe nefave anësore për të zbutur pjerrësinë e çatisë. Edhe pse nuk mund të quhet e përkyrer në aspektin estetik, nëpërmjet proporcioneve, lëvizjes së vëllimeve, dekorimit piktoresk të mureve ndërtuesit na kanë dhënë një godinë (fig. 6) që shquhet ndër monumentet e kësaj periudhe, Duke u ruajtur në tërësinë e saj, ajo gjithashtu përbën një dëshmi të dorës së parë për njohjen dhe vlerësimin e arkitekturës të sh. XI-XIV.

**Bazilika nën Xhaminë e Fatihut në Durrës.** Mbi rrënojat e një bazilike të vjetër në qendrën më të madhe të kësaj periudhe në vendin tonë, është ngritur Xhamia e Fatihut. Nga ndërtimi i vjetër ruhen themelet dhe pak mure me tulla (fig. 7). Ruhen gjigjatshtu pjesërisht arkada veriore dhe muri perëndimor i ndërtuar me teknikën e kluasonazhit që i takojnë një fazë më të vonë. Nga gërmimi dhe sondazhet kanë dalë në dritë 3 absida në anën lindore dhe planimetria trenefshe me arkada mbi pilastra. Arkadat mbështeten në numrin lindor, duke mos veçuar në këtë mënyrë ambientin e altarit. Përsa njihet sot monumenti, duke u nisur nga planimetria e tij kuadratike e duke patur parasysh paralele të tilla si kishat e Kosturit (Greqi) është datuar si i sh. XI. Në shek. XIII-XIV ky monument ka pësuar një rindërtim, duke përdorur teknikën e ndërtimit të kohës.

**Bazilika në fshatin Çiflik të Sarandës.** Ruhet sot në gjendje rrënojë. Ajo është një bazilikë me tre nefe të ndara nga arkada me një kolonë në mes dhe pilastra në murin perëndimor dhe ambientin e altarit (fig. 8). Ambienti i altarit përbëhet nga bema, protezisi dhe diakonikoni të ndara ndërmjet tyre. Në anën perëndimore është narteksi, i cili përsa mund të gjykohet nga gjurmët, ka qënë me dy kate.

Muret janë ndërtuar me gurë dhe tulla, me një teknikë të përafërt me atë të mureve të kishës së Perondisë, por me më pak tulla në rradhë horizontale. Në pjesën e sipërme të murit perëndimor kemi dhe muraturë me kluasonazh me një tullë vertikale. Me interes është trajtimi i fugave të cilat janë mbushur me një pastë ngjyrë okër njëlloj si në kishën e Mesopotamit. Kjo veçanti teknike si dhe forma planimetrike e njëjtë të shën Theodhorës në Artë (Greqi) e datojnë këtë monument si të fundit të

sh. XIII. Duhet të shënohet këtu përdorimi i tipit tradicional nga njerëz që kanë punuar edhe në monumente të tjerë, si në Mesopotam; pra nga ndërtues vendas.

Bazilika tjetër që haset në vendin tonë është në fshatin Klos të Sulovës, me tre nefa dhe arkadë mbi pilastra; ndërtuar kryesisht me gurë dhe e datuar në sh. XIII-XIV. Kjo bazilikë përbën një shembull të rëndësishëm, që me vendosjen në brendësi të vendit pamvarësisht nga niveli i ndërt'm..., dëshmon dhe më tepër për rrënjat e thella të këtij tipi ndër ne.

## KISHAT NË PLANIMETRI NË FORMË KRYQI ME KUPOL

Si në tërë botën botën mesdhetare nën influencën e arkitekturës bizantine edhe në vëndin tonë, gjatë shekujve X-XV gjen përhapje tipi arkitektural· me planimetrinë në formë kryqi me kupoi. Karakteristikë e kishave të këtij tipi është planimetria me formën simbolike të kryqit, si në trajtën e plotë kryq i lirë, ku konturet e jashtme të ndërtesës i përmbahen formës së kryqit dhe pjesa qendrore mbulohet me kupol, ashtu edhe në formën që studjuesit e kanë quajtur «kryq i brendshkruar» ku planimetrisë drejtkëndëshe i korespondon një ndërtim strukutral e vëllimor që në pjesën e sipërme bën të dali në dukje forma e kryqit, duke patur pjesën qendrore mbuluar me kupol.

Në vëndin tonë takohen tërë variantet që ndërtohen në kryeqytet dhe provinca. Shtrirja teritoriale, niveli teknik i ekzekutimit dhe ai arkitektural; përmasat dhe dekori, të shpien në përfundimin se edhe tek ne ky tip ka qënë dominues sidomos gjatë sh. XIII-XIV. Kishat e këtij tipi ndërtoheshin jo vetëm në qytete por edhe në manastire e fshatra, duke ju konformuar kështu një shije arkitekturale sunduese, edhe në të njëjtën kohë mbeten një dëshmi e shkallës së lartë të zhvillimit ekonomiko-shoqëror e kultural të trevave shqiptare.

Për nga tipologjia do të klasifikojnë monumentet tona në dy nëngrupe kryesore: me planimetri në formë kryqi të lirë dhe me planimetri në formë kryqi të brendashkruar.

Në vëndin tonë ruhen dy monumente me planimetri në formë kryqi, i cili vizohet qartë me konturet e jashtme të ndërtesës dhe në ndërtimin e brendshëm.

**Kisha e Marmiroit** ndodhet në jug të gjirit të Vlorës pranë qendrës mesjetare të Jerikosë, Orikumit të lashtësisë. Është me planimetri kryq i lirë me kupol mbi tambur dhe me narteks (fig. 9). Kryqi është i lexueshëm jo vetëm në planimetri por edhe në ndërtimin vëllimor e struktural të brendësisë dhe pamjen e jashtme. Krahët verior dhe jugor janë më të shkurtër se do të tjerët. Kisha është e ndërtuar me gurë duke patur vetëm pak tulla në absidë, Muret e saja të rafshta prej guri përfundojnë me korniza të drejta të frontoneve, mbi çatinë e të cilëve ngrihet tamburi cilindrik dhe i lartë mbuluar me çati konike (fig. 9). Nga përmasat e vogla në muret ka vetëm dyer, duke u ndriçuar brëndësia vetëm nga dritaret e tamburit të kupolës. Nga afrekat e dikurshme ruhen vetëm fragmente të dëmtuara, ndërsa nga narteksi i rrënuar vetëm fillimet e mureve. Duke u nisur nga përmasat e vogla, proporcionet dhe format arkitekturale, si dhe krahasimi me kishat e të njëjtit tip ë vendeve fqinjë, monumenti datohet si jo më i vonë se i sh. XIII.

Monumenti tjetër është **kisha e manastirit të shën Mërisë së Zvernecit,** në ishullin omonim të liqenit të Nartës. Është një kapelë (fig. 10) të cilës më vonë i është shtuar një narteks i dytë dhe një hajat me kolona në anën veriore. Kisha përbëhet nga naosi me planimetri në formë kryqi të lirë dhe narteksi ngjitur krahut perëndimor, i mbyllur me qemer cilindrik me formuese veri-jugë, duke patur një lidhje më të drejtpërdrejtë (jo më portë si në Marmiro) të naosit me narteksin. Muret janë me gurë, duke i patur të skuadruar ata të qosheve. Në dallim nga Marmiroi muret anësore zbukurohen nga arkada që flasin për një influencë perëndimore. Ndryshe nga Marmiroi kisha e Zvërnecit është me vlera më të mëdha arkitekturale, e arritur për nga proporcionet, trajtimi i jashtëm me arkada dhe korniza e dyfisht e kupolës (fig. 10). Duke u nisur nga këto të dhëna, kisha datohet në sh. XIII-XIV.

**Kishat me planimetri kryq i brëndashkruar me kupol.** Në këtë nëngrup hyjnë një numur i konsiderueshëm i kishave të kësaj periudhe, karakteristikë e të cilave është formimi i kryqit në brendësi nga qemeret që mbulojnë krahët e kryqit dhe në anën e jashtme nga çatitë që i mbulojnë ato. Ndër këto monumente mund të dallohen ato kapela që nuk kanë mbështetje të brendshme, dhe ato ndër të cilat kupola ngrihet mbi mbështetje të brëndshme. Ky tip i fundit që formohet në Konstandinopojë nga fundi i sh. IX, fillon të njihet në vëndin tonë gjatë sh. X-XI, në fillim me forma që ruajnë akoma mjaft tipare të tipave të mëparshëm me planimetri bazilikale.

**Kisha e shën Mërisë në Peshkëpi të Sipërme të Gjirokstrës,** është selia e dikurshme peshkopatës së Drinopojës (Adrianopoja e antikitetit). Sot kisha

është e transformuar nga një shtesë e vjetër në anën jugore dhe meremetime e përforcime, si në brendësi, ashtu dhe në muret e jashtme e pranë tyre. Forma e vjetër e kishës ishte me katër pilastra, si mbështetje të sistemit të qemerëve që mbajnë tamburin me kupolën (fig. 11). Duke qënë ndër shembujt e parë të ndërtuar tek ne nga ky tip, pilastrat akoma nuk janë mbështetje të lira në kuptimin e plotë të fjalës por pjesë të mureve — arkada që ndajnë pjesën qëndrore dhe krahët e kryqit nga ambientet këndore. Në këtë mënyrë i jepet brendësisë një pamje pak a shumë bazilikale në pjesën e poshtëme, dëshmi e një datimi të hershëm dhe e lidhjes me tipat më të vjetër.

Muret e kishë janë ndërtuar kryesisht me gurë. Tullat janë vendosur vetëm në absidën e madhe e cila është zbukuruar së tepërmi me harqe tullash me shije primitive (fig. 11). Mbi çatitë sot të transformuara ngrihet tamburi me kupolën, i ulët, i ndërtuar me gurë dhe ndonjë resht tullash në nivelin e dritareve dyshe (fig. 11).

Fazës së dytë të ndërtimit i takon një ambient i ndërtuar në anën jugore, me mure me kluasonazh dhe pjesën lindore të zbukuruara në tërë frontonin me reshta tullash të vendosua pjertazi e rozeta, të ngjashëm me shën Theodorën në Artë (Greqi), sh. XIII-XIV.

Monumenti paraqet rëndësi të veçantë për ndërtimin vëllimor, krijimin e tipit, hapësirën e brendshme statike ku mbizotëron vëllimi qëndron nën kupol. Datimi i tij bëhet duke u nisur nga ndërtimi planimetrik e vëllimor primitiv (fig. 11) (afri me bazilikat dhe bema si vëllim i veçantë në anën e jashtme) proporconet e rënda, mungesa e kluasonazhit duke vlerësuar këtu edhe kornizat e zhvilluara me dy rreshta dhëmbësharre, veçimin e ndijshëm të pilastrave në anën perëndimore nga muri arkadë. Nga këto të dhëna dhe krahasimi me monumente të tjera të ngjajshme si ato në German e Mesemvria (Bullgari) Gaurolimini e Korfuz (Greqi) kisha datohet si e fundit të sh. X deri në mesin e sh. XII. Kuriri i fundit përputhet me mbishkrimin që udhëtari anglez Holend lexonte në fillim të sh. XIX që kisha është ndërtuar në kohën e Manuel Komnenit (1143-1180), duke patur një sërë rezervash për këtë lexim. Përsa i përket fazës së dytë ajo duhet ti takojë fundit të sh. XIII fillimit të sh. XIV.

Monument i rëndësishëm, që përbën një hallkë të ndërmjetme të brendëshme është **kisha e shën Mërisë në Kosinë të Përmetit.** Asaj i mungojnë kolonat perëndimore, duke patur në vend të tyre mure që veçojnë nga naosi ambientet këndorë veri dhe jugperëndimorë, të cilët hapen ndaj narteksit (fig. 12). Si material ndërtimi është përdorur guri dhe tulla. Tullat në muraturë janë vendosur në radhë horizontale, ndërmjet gurëve. vertikalisht dhe të pjerura anash këtyre të fundit, si në Kostur, Bual dhe më vonë në Labovë të Kryqit. Dekori i dritareve të mëdha dhe frontoneve të krahëve të kryqit, tamburi i kupolës dhe kornizat në formë dhëmbë share, janë ndërtuar tërësisht me tulla. Ndërsa frontonet e krahëve të kryqit përfundojnë me vija të mprehta, ato të narteksit janë me vija të kurbuara, shenjë e një lidhje me shkollën arkitekturale greke.

Monumenti karakterizohet për një shije primitive (fig. 12) si në dekorin e mureve dhe format e pa zhvilluara ashtu edhe në ndërtimin e brendësisë dhe proporcionet e rënda sidomos të tamburit cilindrik të madh dhe të ulët. Datimi i tij si i gjysmës së parë të sh. XII bëhet mbi bazën e ndërtimit planimetrik e vëllimor, arkitekturën e jashtme, proporcionet e rënda, kluasonazhi jo i formuar mirë.

Nga monumentet e tjerë të këtij nëngrupi dy kisha në kalanë e Beratit kanë një rëndësi të veçantë për studimin e tipit për shkak të ndërtimit të plotë të tij dhe të formuar në të tëra aspektet, të vendosjes së tyre në kohë dhe zhvillimit që paraqesin njeri ndaj tjetrit. Më i vjetri ndër ta dhe sot i tranformuar është **shën Mëri Vllaherna** (fig. 13). Megjithëse e transformuar në sh. XVI kur është edhe ripikturuar nga Nikolla i Onufrit, kisha ruan qartë format e dikurshme të kishës me planimetri kryq i brëndashkruar me katër mbështetje të brendshme. Si struktura nga ajo ruhen dy pilastrat lindore, pjesë të ambientit të altarit që ruhet në trajtat e dikurshme, si dhe muret anësore të naosit. Nga këto i plotë ka arritur muri lindor me aspidën trifaqëshe. Në muret verior dhe jugor dallohet prania e frontoneve me dritare të krahëve të kryqit, qemeret e të cilëve bashkë me kupolën me tambur janë rëzuar përpara rindërtimit që përmëndëm më lart. Muratura është e ndërtuar me gurë e tulla, sipas teknikës së kluasonazhit. Me tulla janë harqet e shkallëzuara të dritareve, pjesët e zbukuruara mbi të nën kornizat me dy radhë tullash të dhëmbëzuara, që fillojnë e bëhen pjesë e traditës vendase arkitekturale.

Kisha ka një pamje të rëndë dhe primitive në proporcionet e sidomos në teknikën e ndërtimit dhe për pasojë dhe dekorin. Format dhe proporcionet janë pak të kërkuara dhe dëshmojnë për një nivel jo të lartë ndërtimi.

Forma e parë e saj mund të kuptohet po të krahasohet me **kishën e shën Triadhës** po në kala, më të vonë dhe më të përsosur se ajo. Kjo kishë, që ruhet tërësisht, paraqet pas punimeve restauruese shëmbullin më të mirë të këtij tipi (fig. 14). Kisha për-

bëhet nga naosi me katër mbështetje dhe narteksi i shtuar pak më vonë, në mos në një kohë me naosin. Të dy këta paraqesin në çati formën e kryqit, Në naos ai formohet nga sistemi i qemerëve të krahëve, që dalin nga qendra e mbuluar me kupol mbi tambur, duke patur ambientet këndore në nivel më të ulët dhe të mbuluara me kësulë sferike, shenjë e një influence të shkollës kryeqytetase.

Muret e kishë janë ndërtuar me gurë dhe copra tullash në pjesën e poshtme dhe kluasonazh në pjesën e sipërme. Element qendror i dekorit të mureve janë dritaret e mëdha të frontoneve, me një dritare dyshe në mes, nike anash, të tëra të rrethuara me harqe të shkallëzuara tullash, ndërsa fusha me tulla të vendosura në formë zigzagu. Frontonet përfundojnë me hark të mprehtë, ndërsa tumburi me kornizë të valëzuar mbi koloneta prej guri çmërs. Faqet e tij kanë alernativisht nike e dritare, të rrethuar nga harqe të shkallëzuar në tërë lartësinë e tamburit. Fusha e nikeve është me tulla të vendosura zigzag.

Ky monument përbën një ndërtim të arritur të arkitekturës bizantine të vëndit tonë, jo vetëm në anën e jashtme (fig. 14) por edhe në brendësi, ku mbizotëron si aksi vertikal ashtu dhe ndjenja e hapësirës së pafund krahas karakterit intim. Kolonat, harqet, dritaret, afresku dhe ndriçimi, që të tëra këto së bashku ndihmojnë për një perceptim të til ë. Në anën e jashtëme kemi dekorin piktoresk keramoplastik, formën karkateristike planimetrike të çative me lëvizjen e volumeve. Datimi i këtij monumenti është gjysma e dytë e sh. XIII fillimi i sh. XIV, ndërsa narteksi jo më vonë se gjysma e parë e sh. XIV.

I vetmi shembull i variantit kryeqytetas të kishave kryq i brendashkruar me kupol, që ka si tipar dallues karakteristik praninë e një hapësire ndërmjet bemës dhe naosit, dmth ka të plotë krahun lindor të kryqit, i cili vjen menjëherë pas ambientit të altarit, është **kisha e Manastirit të Shën Mërisë së Pojanit të Fierit.** Ajo përbëhet nga naosi, ambienti i altarit, narteksi, një ekzonnarteks i shtuar më vonë, një skevofilakion, në anën veriore dhe një kapelë e vonë dedikuar sh. Mitrit në anën veriore (fig. 11). Naosi nënshtrohet nga hapësira qendrore nën kupolën, duke patur mjaft të vegjël ambientet këndorë, të mbuluar me qemere cilindrik si në provincë. Kisha është ndërtuar me gurë të mëdhenj të marrë nga teatri i Apolonisë, ndërsa pjesët e sipërme, kornizat dyfishe në formë dhëmbë share, si dhe kupola janë ndërtuar me tulla. Tamburi është dymbëdhjetë faqësh, të formuara këto faqe nga nike të harkuara në pjesën e sipërme. Shenjë tjetër dalluese e influencave të kryeqytetit është edhe absida pesë faqëshe (fig. 11). Në hyrjet veriore e jugore të naosit dhe narteksit ka portikë të vegjël, portat e të cilave janë mbuluar me harqe të mprehta, që krahas kapiteleve mbi katër kolonat e naosit (fig. 15) janë influenca të arkitekturës dhe artit perëndimor. Në një kohë të dytë është shtuar ekzonarteksi me portikun me kapitele karakteristike të artit romanik (fig. 15).

Duke u nisur edhe nga një mbishkrim në absidë që mban datën 1250 ky monument datohet si i gjysmës së parë të sh. XIII në mos dhe më i hershëm. Në brendësi është me interes krijimi i një hapësire pak a shumë statike, për shkak të vëllimit të madh të pjesës nën kupol dhe mos përfshirja e pjesëve anësore në të. Një gjë e tillë ndihet më pak në anën e jashtme me faqe të rafshta e të gurta vetëm në pjesët e sipërme për shkak të lëvizjes së madhe në vëllimet e çatisë.

Ndër kishat e tipit kryq i brëndashkruar me kupol duhet futur për formën e jashtme dhe tipare kryesore të ndërtimit të brendshëm edhe kisha e **Shën Mërisë në Labovë të Kryqit të Gjirokastrës,** e cila ka edhe mjaft tipare të veçanta që e dallojnë nga tipi.

Kisha në gjëndjen e sotme përbëhet prej berthamës së vjetër gati katrore në plan dhe shtesave në anët jugore, veriore dhe perëndimore (fig. 16). Gjithashtu në vitin 1776 janë rindërtuar absidat dhe janë bërë një sërë përforcimesh në brendësi për të mbajtur strukturat e dëmtuara të kishës.

Vetë kisha e vjetër përbëhet nga pjesa qendrore katrore mbuluar me kupol, nga e cila hapen katër krahët e kryqit të mbuluar me qemerë cilindrikë, ndër të cilët ai lindori është më i shkurtër. Pjesa qendrore me kupol ndahet nga pjesët anësore nëpërmjet arkadave treshe dykatëshe, duke u theksuar në këtë mënyrë si vëllim qendror i naosit. Kupola mbështetet mbi harqet mbajtës që ngrihen mbi katë pilastra masive në këndet e këtij vëllimi qendror. Këto pilastra, në anën lindore, shërbejnë për të formuar ambientin e altarit, ndërsa në anën perëndimore për të veçuar si ekzonarteks krahun perëndimor të kryqit dhe ambientet këndorë.

Në anë e jashtme (fig. 16) muret e kishës janë ndërtuar me gurë e tulla. Deri në nivelin e frontoneve të krahëve të kryqit muratura është me kluasonazh, me veçantinë që tu lat vertikale shoqërohen nga të dy anët me gjysma tullash të vendosur pjertas (teknikë e hasur në Kostur, Cerckë, Bual e Kosinë). Pjesët e tjera, frontonet dhe tamburi i kupolës (fig. 16) janë zbukuruar vetëm me tulla të ven-

dosura në vizatime nga më të ndryshmit (tulla të plota, trekëndëshe, këlliç, rombe etj.), duke i veshur këto pjesë me një qilim të kuq tullash (dekor i hasur në Kostur, Artë, Ohër). Me përmasat e tij të mëdha (17 m lartësia) dhe me përpunimin dekorativ të pamjeve të jashtme, ky monument arrin të krijojë ndjenjën e madhështisë dhe të hapësirës së pafundme. Tipologjikisht forma e veçantë mund të shpjegohet së pari me ndikime të tipeve të vjetër të Selanikut e Kostandinopojës (sh. VIII-IX), ku krijohet ambienti qendror dhe së dyti, me përpjekjet që bëhen në Konstandinopojë e gjetkë në fund të shek. XII, për të gjetur shprehje të reja arkitekturale në formimin e pjesës qendrore. Kisha datohet në gjysmën e dytë të sh. XIII për këto lidhje të fundit tipologjike dhe për hovin që merr arkitektura në Despotatin e Epirit.

Krahas ndërtimeve të mësipërme ku tipi është i formuar qartë nga qënia e katër mbështetjeve të lira qëndrojnë në vehte dhe kishat pa mbështetje të lira. Karakteristike e tyre janë përmasat e vogla, planimetria drejtkëndëshe, mungesa e mbështetjeve të lira (pilastra apo kolona) në brendësi. Ndërsa forma e kryqit formohet në brendësi nga qemeret që mbulojnë krahët e kryqit, kurse në anën e jashtme (jo gjithnjë) nga qënia në nivel më të lartë e çative të krahëve të kryqit.

**Kisha e Ristozit në Mborje të Korçës** është një kapelë mjaft piktoreske nga trajtimi i jashtëm dhe proporcionet e goditura. Ajo sot është e dëmtuar dhe me një hajat të vonë në anët jugore dhe perëndimore. Brendësia (fig. 17) është mjaft intime si rezultat i krahëve të kryqit mjaft të vegjël me kupoln mbi tambur që nënvizon vertikalitetin. Në anën e jashtme kisha është ndërtuar me gurë dhe tulla duke patur dhe pjesë me kluasonazh, ndërsa tamburi i kupolës është i tëri me tulla, tetë faqesh me koloneta në qoshet (fig. 17). Sipas mbishkrimit të ruajtur në pikturën e murit perëndimor, kisha është ndërtuar në vitin 1389.

Monumenti tjetër i këtij tipi që ruhet në vëndin tonë është **kisha e shën Mëhillit në Berat** e ndërtuar jashtë mureve të kalasë në shkëmbin e thepisur që bie mbi lumin Osum Është një kapelë që për përmasat, proporcionet, format dhe dekori arkitektural, vendosja dhe lidhja me ambientin përbën një nga zgjidhjet më të mira të arkitekturës mesjetare të vendit tonë (fig. 18). Ajo përbëhet nga naosi dhe narteksi më i ulët i mbuluar me qemer cilindrik në anën perëndimore. Kisha është ndërtuar e tëra me kluasonazh me dy tulla vertikale, ndërsa pjesët në dukje të tamburit me tulla. Çatia e naosit është me frontone që takohen në qoshet e naosit (pra forma e kryqit nuk duhet në çati,) ndërsa çatia e kupolës ndjek formën e harqeve mbi koloneta. Ndryshe nga kishat e tjera të kësaj periudhe të Beratit, këtu është më i theksuar sensi vertikal për shkak të lartësive të mëdha si të naosit, ashtu edhe të tamburit me kupolën e zbukuruar nga harqet e shkallëzuar që rrethojnë niket e dritaret. Me interes është të shënohen harqet e mprehta në brendësi, shenja të ndikimeve të arkitekturës perëndimore, ndofta tashmë pjesë e repertorit teknik lokal.

Datimi i këtij monumenti si i sh. XIV është bërë jo vetëm për nga format arkitekturale por dhe nga krahasimi me kishat e tjera të Beratit e rrethet e tij, duke dalluar një zhvillim ndër ta, një përvojë në krijimin dhe përdorimin e formave arkitekturale dhe rritje të mjeshtërisë ndërtimore.

Ndër kishat me kupol është dhe një kapelë e vogël **Shën Mëria në Dhërmi të Vlorës,** e tipit me naos kuadratik me kupol (kohës para pushtimit turk i takon vetëm pjesa sot ambient i altarit), ndërtuar me gurë dhe tulla, që për nga dekori, proporcionet dhe teknika e ndërtimit datohet në sh. XIII-XIV.

## KISHAT E TIPIT TREKONKESH

Në këtë tip kishash manastiresh futim vetëm shën Kollin në Kurjan të Fierit. Duhet të shtojmë këtu se njohim si rrënoja jo të qarta edhe dy kisha të tjera njera në Lin (Pogradec) me absida rrethore në plan dhe tjetra pranë shpellës së Shën Gjergjit në Mal të Thatë (Korçë).

**Kisha e sh. Kollit në Kurjan të Fierit** ruhet sot e transformuar në sh. e XVI kur pikturohet nga Nikolla i Onufrit. Dikur kisha ka qënë me kupol mbi tambur me katër mbështetje të lira dhe me narteks. Sot ajo është një nefshe mbuluar me çati druri duke patur dy pilastrat e anës lindore (fig. 19). Të tre absidat e kishë janë tre faqshe. Muret e saj janë ndërtuar me tulla duke patur të murosura një numër të madh fragmentesh antike dhe paleokristiane që i japin një vlerë piktorike mureve të kishës (fig. 19). Katër portikë si në Pojan janë në anët veriore dhe jugore (sot ruhen gjurmë apo pjesë të tyre). Mbi një sistem pilastrash kornize në muret e jashtme kalojnë në pjesën e sipërme të narteksit harqe lombarde që ka shumë mundësi të qarkonin diku tërë kishën. Këto si dhe harqet e mprehta të portave të absideve dëshmojnë për ndikime të arkitekturës perëndimore si në vijë të drejtpërdrejtë, ashtu edhe nëpërmjet Pojanit dhe ngulimeve katolike në Shqipërinë veriore e bregdetare.

Në dallim nga kishat e tipit trekonkësh, absidat anësore kanë dyer të cilat e bëjnë të pamundur për-

dorimin për kore, pra kisha nuk i ka shëbyer ndonjë manastiri. Monumenti datohet si i sh. XIV duke e konsideruar më të vonë se ndërtimet e Pojanit.

Ndërsa monumentet e mësipërm mund të përfshihen në klasifikimet tradicionale tipologjike, **kisha e manastirit të shën Kollit në Mesopotëm të Sarandës** përbën në këtë aspekt një rast unikal. Ajo ruhet sot mjaft e transformuar dhe e gjymtuar në format e saja fillestare për shkak se i është nënshtruar dy rindërtimeve të rëndësishme rreth viteve 1793 dhe 1845. Ndërtimi i vjetër përbëhej nga naosi kuadratik me një kolonë në mes, mbuluar me katër kupola mbi tambure, narteksi në anën perëndimore, mbuluar me tre kësula sferike dhe që lidhet me naosin me një arkadë (para endonarteks), ambienti i altarit me dy bema (pra dhe dy absida), sot tërësisht i transformuar, si dhe portiku i hapur mbi pilastra në të tre anët (veriore, jugore, perëndimore), që sot është i rrënuar duke u ruajtur pjesërisht në dysheme dhe pjesët e poshtëme të pilastrave (fig. 20).

Muret e kishës janë ndërtuar në pjesën e poshtëme me bloqe paralelopipedike guri ndërsa në pjesën e sipërme me kluasonazh prej gurësh çmërsi dhe tullash (fig. 20). Në këtë të fundit ka tre dritare të mëdhaja për secilën anë, që i takojnë pjesëve të harqeve mbajtëse të kupolave në naos e këshulave sferike në narteks. Dritaret janë treshe, ndërtuar me tulla dhe të zbukuruara me harqe të shkallëzuar dhe fusa të dekoruara me tulla. Po kështu janë zbukuruar frizat mbi to dhe pjesët ndërmjet tyre.

Narteksi mbulohet me tre çati dyujse. Në nivel më të lartë ngrihet mbulesa e naosit, kupolat lindore të të cilës janë më të larta për të nënvizuar formën piramidale në anën e jashtme. Kisha shquhet për hapsirën e brendëshme dhe formën e jashtme (fig. 20), dekorin keramoplastik, dyshemetë prej pllakash guri dhe mozaik, kapitelet dhe relievet skulpturale në mure (fig. 20). Datohet si e gjysmës së dytë të sh. XIII.

## MANASTIRET

Për manastiret e kësaj periudhe kemi fare pak të dhëna, aq më tepër për ndërtimet e tyre të brendëshme. Të vetmet dëshmi materiale janë muri rrethues i manastirit të Shën Kollit të Mosopotanit dhe Manastiri i shën Mërisë së Apolonisë me trapezarinë e vet. Përsa mund të gjykohet nga këto gjurmë edhe pse të pakta, shtuar këtu dëshmitë historike për manastiret e Beratit, apo gojdhënat si për Ballshin arrijmë në përfundimin se kjo kategori ndërtimesh ka qënë e përhapur në vëndin tonë gjatë mesjetës së mesme, e kushtëzuar nga pozita drejtuese e klerit ortodoks në organizimin ekonomiko-shoqëror të atëhershëm, nga privilegjet që i jepeshin dhe nga pasuritë e mëdha që zotëronte.

**Manastiri i shën Kollit të Mesopotanit** nga i cili përshkruan më lart kishën, ka qënë një manastir i fortifikuar, i vendosur në mes dy shtretërve të lumit Bistrica, përballë qytetit mesjetar omonim. Nga ai ruhen sot muret rrethues dhe gjurmë të rrënojave të konakëve. Muret rrethues ndjekin konfiguracionin e terrenit. Ato formojnë në plan përafërsisht një drejtkëndësh me brinjë 100 x 80 m në qoshet e të cilit dhe në vëndet ku thyhet muri janë ndërtuar kulla. Në gjëndjen e sotme dalojmë shtatë kulla, nga të cilat një pjesë, të vogla nga përmasat, janë të mbushura në pjesën e brendshme. Hyrja në manastir bëhej nga dy dyer të vendosura njera në kullën lindore dhe tjetra më e vogël pranë kullës së madhe perëndimore. Ndërsa të tëra kullat si dhe muret janë të rafshuara në nivelin e terrenit brenda manastirit, kulla A ruan murin e saj të jashtëm në një lartësi të madhe. Në të dallojmë dy horizonte dyshemesh (nga gjurmët e trarëve) çka tregon se kulla ka qënë trekatshe dhe përdorej për banim. Si shenjë e organizimit ndërtimor të manastirit është edhe një dalje e rregullt në mur e sistemit të kanalizimit të brendshëm. Datimi i tij duhet të jetë më i vjetër se kisha dhe ka shumë të ngjarë ti takojë sh. XI për të cilin flet dhe gojdhëna.

Përsa mund të kuptohet nga gjumët ekzistuese, **manastiri i shën Mërisë së Pojanit** ruan të vjetra pjesë të mureve rrethues, që dikur ndiqnin konfiguracionin e sotëm, trapezarinë dhe pjesët e poshtëme të krahëve verior dhe perëndimor. Trapezaria është vendosur në perëndim të kishës. Në anën veriore një pjesë e saj është përfshirë në konakët e rinj të manastirit. Trapezaria ka planimetri trekëndëshe e orientuar me brinjën më të gjatë veri-jugë (fig. 21). Absidat veriore dhe jugore të cilat ruhen të plota janë trefaqshe. Muret janë ndërtuar në pjesën e poshtëme me bloqe antike dhe pjesë tullash ndërmjet tyre ndërsa në pjesën e sipërme me kluasonazh (fig. 21). Ndërtesa është e mbuluar me çati druri dhe ka dritare të shumta në nivele të ndryshme për të kryer më mirë funksionin e saj. Nga organizimi i brendshëm i trapezarisë nuk ruhet asgjë, veç afreskave me mjaft vlerë të fundit sh. XIII fillimit sh. XIV, kohë në të cilën është ndërtuar dhe trapezaria. Në ekzonarteksin e kishës së manastirit ruhet edhe cisterna me pusin e saj që mbledhe ujrat e shirave, i vetmi burim ujë për manastirin në një zonë të thatë siç është Pojani.

Një mbishkrim me datë 1478 i murosur pranë por-

tës dëshmon se kisha dhe konaket e Manastirit të Ardenicës janë ngritur, në një kohë më të vonë, mbi muret e vjetër të manastirit të dikurshëm. Në terenin brenda manastirit, nën ose pranë konakëve të rinj shihen gjurmë substruksionesh që të shtyjnë të mendosh se i takojnë pikërisht mesjetës së mesme.

Ndër monumentet e kësaj periudhe një grup më vehte përbëjnë shpellat eremite. Këto ndërtoheshin në vende të vështira për tu afruar, në shpate të thepisur, shkëmbinj të naltë, buzë lumenjve dhe liqenjve. Ato vendoseshin në shpella, të cilat adaptoheshin për banim edhe si kisha me ndërhyrje sa më të vogël të njeriut. Ndërtimet e pakta bëheshin për mbylljen e tyre, dysheme si dhe mure për krijimin e absidës.

Më e hershmja ndër to është shpella e shën Gjergjit në Dhivër të Sarandës (fundi sh. IX); e sh. XI shpella e Letmit (Çermenikë) e sh. XII janë ato të Pustecit, Gllomboçit, buzë liqenit të Prespës, shpella e sh. Marenës afër Konispolit, të sh. XIII-XIV janë shpellat pranë Bezmishit buzë liqenit të Prespës, shpella mbi shkëmbin e Qaf thanës.

Një vend të veçantë zë këtu kisha e shën Mërisë në shpellën në ishullin Maligrad të liqenit të Prespës (sh. XIV), ku kemi të bëjmë me një kapelë të ndërtuar brënda një shpelle.

Nga një vështrim i tillë tipollogjik i monumenteve më kryesorë të kësaj periudhe në vendin tonë, del qartë larmia e tipave çka dëshmon për një zhvillim të mirë të arkitekturës sidomos gjatë sh. XIII-XIV, si rezultat i zhvillimit ekonomik e shoqëror të vendit dhe fuqizimit të principatave feudale shqiptare. Ndërtimi gati i të tërë tipave të njohur nga arkitektura bizantine gjithashtu e dëshmon një gjë të tillë. Krahasimi me arkitekturën bashkëkohëse të vendeve fqinjë flet për një mos prapambetje nga provincat e tjera arkitekturale, për një lidhje me to, për kontakte të mjeshtrave dhe ateljeve të tyre. Gjithashtu impulset krijuese që vinin nga jashtë, Konstandinopoja dhe perëndimi, gjetën një terren kulturor. një veprimtari të tillë ndërtimore, që mundën të krijojnë vepra të cilat dallojnë për elementë të veçantë, ose në tërësi, nga tipat e provincave të tjera. Përveç kësaj, siç pamë, nuk mungojnë as zgjidhjet individuale si në Mesopotam apo Labovë të Kryqit. Po kështu kemi veprimtari të ateljeve, apo veçanti lokale, si në zonën e Beratit dhe Myzeqe, e hetuar kjo dhe për pikturën murale, si dhe në atë të Shqipërisë së Jugut gjatë Despotatit të Epirit. Nuk duhet të mënjanojmë këtu dhe atë veprimtari ndërtimore, edhe pse të vogël për nga vlerat arkitekturale, e cila takohet për gjithë kohën në tërë teritorin tonë.

Me interes është të vërehet vazhdimësia e traditave në teknikën e ndërtimit, në tipin bazilikal si dhe në prezencën në mjaft kisha të narteksit si volum të përcaktuar qartë. Përdorimi i tipit bazilikal tregon se dhe tek ne nuk u shua tradita paleokristiane dhe bizantine e hershme, dhe se për modele duhet të kenë shëbyer ndërtimet ekzistuese, të cilat ose funksionin ose u rindërtuan, gjë që vlerëson traditën tonë dhe dëshmon për një vazhdimësi të ndërtimeve, edhe pse me një rënie gjatë sh. VII-X.

I një rëndësie të dorës së parë është dhe përcaktimi i elementeve të veçantë dhe i formave arkitekturale që i takojnë krijimtarisë proviniciale shkollës kryeqytetase, apo veçantive krejt lokale, qoftë këto edhe në formën e preferencave ndaj repertorit arkitektural të kohës, që në kushtet e kanoneve të ngurta të arkitekturës bizantine përbën vlerat e një shkolle arkitekturale.

Kështu me arkitekturën e provincave të tjera gjejmë të përbashkët kupolat tetëfaqshe dhe absidat tre faqshe, mbulesën e ambienteve këndore të kryqit të brëndashkruar me qemere cilindrik, vijat e drejta në çatitë dhe frontonet e krahëve të kryqit, teknika e ndërtimit të mureve në pjesën e poshtëme me gurë e copra tjegullash, ndërsa në të sipërmen me kluasonazh, në përgjithësi dekori keramoplastik, dhe, mbi të tëra, tipi kryq i brendashkruar me kupol. Përsa i përket lidhjes dhe ndikimeve reciproke me provincat e tjera, ato janë më të dukëshme me Despotatin e Epiit (tokat kryesore të të cilit në trekëndëshin Artë-Ohër-Durrës banoheshin nga popullsia shqiptare) dhe me Maqedoninë, me sa duket nëpërmjet Ohrit. Pra, me ato provinca, pjesë të të cilave janë dhe tokat shqiptare dhe të cilat sidomos gjatë sh. XIII-XIV, sundohen nga feudalë vëndas. Këta feudalë janë shpesh kritikorë dhe në vënde të tjera (kujtojmë këtu Progon Zgurën në kishën e shën Klementit në Ohër).

Gjithashtu nëpërmjet Ohrit dhe Selanikut, dhe në rastin e Mesopotanit nëpërmjet Artës, vijnë ndikimet e Konstandinopojës që shprehen në formën e kornizave nën çati të kupolës, në alternimin dritarenike në tamburin e kupolës, në niket e mëdha të krahëve të kryqit, si dhe në kërkimet e tipave të veçantë. Ndikime më direkte të Konstandinopojës janë tipi i përbërë planimetrik në Pojan, portikët në Mesopotam, Pojan dhe Kurjan, kësulat sferike në Berat (shën Triadha). Jo se më pak interes janë edhe lidhjet me arkitekturën perëndimore. Ndikime të tilla që me sa duket bëhen më të ndieshme nga fillimi i sh. XIII më rënien e Perandorisë bizantime në duart e kryqezatave latine dhe coptimin e saj, i vërejmë në këmbanoren e shën Kollit në Perhondi, në

skulpturat e Mesopotamit dhe shën Mërisë së Pojanit, harqet e mprehtë në Pojan, Berat (shën Triadha, shën Mëhilli Cisterna — substruksionet) dhe Kurjan, harqet dekorative nën çati, në Kurjan dhe Zvërnec. Pra siç duket këto ndikime vërehen në Shqipërinë e ulët dhe bregdetare që gjatë sh. XI ishte shpesh fushë betejash për sundim ndërmjet bizantinëve, sundimtarëve vendas dhe atyre perëndimorë (nga nomanët në sh. XI e deri tek anzhuinët në sh. XIII). Nga ana tjetër këto vërehen më tepër pranë zonave ku vendosen nguliimet e para katolike dhe ku kontakte ekonomike e kulturale ndërmjet dy brigjeve të Adriatikut nuk kanë munguar asnjëherë përgjatë shekujve.

Si tipare dalluese të monumenteve tona që vendosen veçmas shkollës kryeqytetase dhe të provincave të tjera të perandorisë bizantine janë ndërtimi i jashtëm i mureve, dekori i përmbajtur keramoplastik (mungojnë glazurat, tubat në formë kryqi në mure etj.), tamburet karakteristike (çati, korniza, harqe të shkallëzuara, alternim dritare nike), vijat e drejta në korniza dhe çasti, tipi i thjeshtë planimetrik etj. Në veprimtarinë arkitekturale me tipare të dallueshme dallohen zonat Berat-Myzeqe dhe Shqipëria e Jugut.

Një element me mjaft rëndësi në studimin dhe vlerësimin e këtyre monumenteve është edhe teknika e ndërtimit, Muret e kishave janë ndërtuar me gurë, tulla apo dy materialet së bashku. Guri gëlqeror është përdorur atje ku ai ka qënë material rrethanor dhe ku kërkesat estetike kanë qënë minimale. Ndërtuesit tanë anonimë duke qënë të vetëdijshëm për vlerën e tullës (dhe coprave të tjegullave) në krijimin e efekteve estetike (keramika dhe fugat pranë saj futin një ton të ngrohtë) kanë përdorur gati kudo gurin të kombinuar me tullën.

Krahas teknikave të përdorura në çdo kohë vërehen dhe një sërë mënyrash të përdorura njera pas tjetrës, fakt me vlerë për datimin e monumenteve, sepse kemi të bëjmë me një rrugë të zhvillimit në kohë të teknikës së ndërtimit të mureve në vendin tonë. Mënyra më e vjetër e kombinimit të gurëve me tullat është vendosja e tyre apo e coprave të tyre apo tjegullave njëra mbi tjetrën ndërmjet gurëve dhe në rradhë horizontale jo të vazhdueshme. Shëmbullin më të qartë e kemi në Perondi (sh. XI). Duket se kjo teknikë e ka prejardhjen tek muratura e përbërë me gurë e breza tullash. Më tej kjo teknikë vazhdon të thjeshtohet duke humbur rradhët horizontale (mbase nga që duan më shumë tulla) dhe duke zëvendësuar tullat ndërmjet gurëve me tulla vertikale e të pjerta ndërmjet tyre. Ky është hapi i parë për kluasonazhin, me mjaft të ngjarë nën influencën e tij, futja në formë rudimentale e të cilit haset për herë të parë në mezin e sh. XII në Kosinë. Në fund të këtij shekulli apo në fillim të shekullit që pason, kluasonazhi takohet i plotë (shën Mëri Vllaherna Berat) dhe bëhet mënyra e rëndomtë e ndërtimit. Megjithatë, edhe sepse është në traditën e arkitekturës sonë përdorimi i materialit rrethanor, ose për kursim të tullave, ndërtohen zakonisht me kluasonazh pjesët e sipërme të mureve, ndërsa pjesët e poshtme me teknikën e vjetër gurë e copra tullash e tjegullash. Takohen dy raste të përdorimit të tullave në tërë lartësinë, shën Mëhilli në Berat, ku klausonazhi fillon që nga niveli i tokës dhe shën Mëria në Labovë të Kryqit, ku pjesa e poshtme ndërtohet me gurë dhe tulla ndërsa pjesët e sipërme vetëm me tulla. Tërësisht me tulla, duket edhe sepse mungon guri janë ndërtuar bazilika në Durrës dhe Shën Kolli në Kurjan (ku ka të ngjarë që tullat të jenë të ripërdorura). Me interes është të shënojmë se në Durrës kluasonazhi duhej të ishte teknikë e rëndomtë sepse me të ndërtohet edhe një kishë romanike në Kepin e Rodonit, si dhe rindërtohet, kur kisha i shërben ritit katolik, faqja perëndimore e bazilikës nën xhaminë e Fatihut. Në të dy rastet kluasonazhi fillon nga niveli i tokës.

Nga gjysma e dytë e sh. XIV teknika e ndërtimit të mureve me kluasonazh fillon të shpërbëhet, fillojnë të bëhen dy rrjeshtat horizontale, ndërsa në Boboshticë ndahen tullat horizontale nga ato vertikale. Një fenomen i tillë është i kuptueshëm sepse mundohen të fitojnë efekte të reja nga kombinimi i tullës me gurë. Në mjaft raste me tulla bëhen vetëm kupolat dhe pjesë të mureve e absidave, Si raste të veçanta kemi përdorimin e bloqeve të skuadruar të gurit në Pojan dhe në Mesopotam (kërkesa estetike).

Gjatë shekujve të XIII-XIV përdorimi i kluasonazhit përbën një element bazë në ndërtimin e kishave të vëndit tonë dhe deri në një farë mase na jep mundësi të përcaktojmë shtrirjen gjeografike të arkitekturës së vonë bizantine në vëndin tonë. Siç duket Shqipëria e Mesme mbeti zona e kontaktit të kishave lindore dhe perëndimore, kufiri i ë cilave nuk ishte kurrë në një vënd por në luhatje të vazhdueshme në mvartësi nga rrethanat politike.

Në këtë grup ndërtimesh, mjeshtëria e ndërtuesve shquhet edhe për konceptet e ndërtimit strukural hapësinor ashtu edhe për elementet e veçantë si harqe, qemere e kupola. Harqet kur janë dekorativë janë tërësisht prej tullash (Pojan, Berat, Mesopotam, Labovë të Kryqit), por nuk mungojnë dhe rastet kur janë tërësisht prej druri (Marmiro) ose prej guri e tullash. Në përgjithësi harqet ndërtohen me tulla ose gurë të lehtë (çmërsi). E njëjta gjë mund të thuhet edhe për qemeret dhe kupolat. Me tulla të vendo-

sura në mënyrë radiale janë ndërtuar qemeret në Berat dhe Pojan. Me gurë dhe tulla në Marmiro Zvernec dhe Mesopotam, në ndonjë nga të cilat (Marmiro) kupolat ndërtohen thuajse vetëm me gurë. Përdorimi i tullave që jep mundësi për një ndërtim më të lehtë dhe të saktë, është në të njëtën kohë edhe shënjë e një zhvillimi ekonomik e material të shoqërisë. Një mënyrë tjetër mjaft e përhapur në ndërtimin e strukturave të harkuara është edhe përdorimi i gurit çmërs, i cili krahas qënies material rrethanor, lehtëson strukturat, pra dhe shtytjet që ato i japin elementeve nën to (Mesopotam, Labovë e Kryqit, Peshkopi e Sipërme etj.).

Këto monumente dallohen edhe për zgjidhjet interesante dhe me vlerë të ekuilibrimit të strukturave, që edhe pse në një kuadër tradicional kërkojnë mjeshtëri. Kështu arrihen të ekuilibriohen shtytjet e kupolave mbi tambur nga qemeret e krahëve të kryqit në mbulesat e ambienteve këndorë e deri tek muret anësorë. Pra ngarkesat përballohen brenda strukturave dhe pa përdorur mure anësorë të trashë dhe të rëndë që do të kontrastonte me kërkesat estetike. Një gjë e tillë është mjaft e arritur nga kupolat e vogla (Mborje, Shën Mëhilli Berat) e deri tek strukturat hapësinore mjaft komplekse si në Mesopotam, Labovë të Kryqit, ku gjithshka reduktohet në një sistem mbulesash të harkuara që mbështeten në shtylla dhe pilastra në mure, duke zvogëluar në minimum trashësinë e këtyre të fundit. Në të dy shëmbujt e fundit zgjidhjet ishin jo vetëm origjinale por edhe të guximshme.

Për një ekuilibrim më të mirë të peshave dhe shtytjeve brenda strukturave, kanë qënë përdorur edhe brezat e drunjtë, të cilët, sidomos gjatë periudhës së ndërtimit dhe menjëherë pas saj, kur muraturat nuk janë ngurtësuar sa duhet, lozin një rol mjaft të rëndësishëm duke thithur pikërisht shtytjet horizontale të mbulesave me hark. Brezat janë në brendësi të mureve, si për të thithur më mirë shtytjet, ashtu edhe për të rezistuar më gjatë lagështirës dhe agjenteve të tjerë prishës. Brezat janë në disa nivele. Në nivelin e fillimit të kupolës, mbi dritaret e tamburit (Berat), në bazamentin mbi të cilin ngrihet tamburi (Berat, Mesopotam), në nivelin e dritareve të mëdha përgjatë mureve anësorë, duke u lidhur dhe me tirantet për të krijuar një sistem të tërë (Berat, Mesopotam). Breza të tillë takohen edhe në Perondi në mure anësorë dhe në nivelin e dritareve të nefit qëndror. Krahas tyre, thuajse në tërë monumentet me mbulesa të harkuara, takohen tirantet e drunjtë.

Monumentet e kultit që shqyrtuam deri tashti edhe pse janë një pjesë e atyre që dikur ndërtoheshin në truallin shqiptar, duke patur parasysh shtrirjen teritoriale e kronologjike, dhe tipologjinë arkitekturale, bëjnë të mundur që të njihet mirë arkitektura e mesjetës së mesme. Sigurisht që jo gjithë ndërtimet që ruhen sot përbëjnë vepra arkitekturale të mirëfillta dhe se një gjë e tillë as dhe ka qënë shtruar gjithnjë përpara ndërtuesve. Ka ndër to që janë ndërtuar në kohë të vështira e në to mjeshtrat popullor, përsa kanë mundur, kanë futur mjete për një soditje më të favorshme të ndërtesës, ashtu si ka ndër to dhe ndërtime që kërkesa të rendit estetik as mund të shtroheshin.

Të inkuadruara në kornizat e ngurta të estetikës mesjetare, në rastin konkret asaj bizantine, ndërtimet e kishës që i shërbenin ideologjisë fetare, ideologji sunduese në shërbim të klasës feudale, në një sërë aspektesh përsërisim skema simbolike e forma të përcaktuara, ndërtim planimetriko-vëllimor e kërkesa hapësinore në të cilat e madhërishmja është kategoria estetike bazë, e thëritur për të nënrenduar individin ndaj forcave të mbinatyrshme, ndaj ideologjisë fetare dhe sundimtarëve. Një rol shmangës ndaj këtyre kanë lojtur tradita antike dhe komponentja antike në arkitekturën dhe artin bizanin, kështuqë sidomos gjatë sh. XIII-XIV me rilindjen e Paleologëve, mënjanimi i kanoneve të ngurta, bije në përforcimin e rymave arkitekturale, për të cilat piktorikja dhe e bukura në anën e jashtme, si dhe vlerësimi i kësaj të fundit janë shënja më dalluese. Ndërtimet më të shquara të vendit tonë nuk mbesin jashtë këtyre fenomeneve ashtu si krahas arkitekturës «zyrtare» ekziston arkitektura «e vogël» përherë afër arkitekturës popullore të kohës.

Në pjesën më të madhe të ndërtimeve të vendit tonë vërehet qartë preokupacioni i ndërtuesit anonim, i mjeshtrave popullorë, për të realizuar kërkesat estetike mbi bazën e shijeve arkitekturale të kohës. Ndër to vërejmë vepra të mirfillta arti, ndërtime ku rezultati estetik ka qënë qëllimi kryesor i ndërtuesve dhe porositësve (Mesopotam, Labovë e Kryqit, Berat, Pojan, etj.).

Në aspektin estetik për arkitekturën bizantine janë karakteristike krijimi i hapësirës së pa fund të brendësi dhe piktoreskës në anën e jashtme. Në brendësi kjo është arritur nëpërmjet coptimit dhe vazhdueshmërisë së vëllimeve nga kolonat dritaret, ndriçimi, afresku që nivelon sipërfaqet, mozaiku, ikonostaset e gurta, kupola me sensin vertikal dhe, në mjaft raste përmasat e vogla që krijojnë si ndjenjën e intimes ashtu edhe ndrydhjen për besimtaët. Shëmbujt e kufizuar në numër lejojnë të shprehemi veçse për ekzistencën e dy drejtimeve në arkitekturën e kësaj periudhe. Së pari ato që lidhen me traditën paleokristiane dhe bizantine të hershme, me hapë-

sirën e brendshme diçka statike ku mbizotëron ambienti qëndror me kupol (Peshkëpi e Sipërme, Pojan. Kosinë) për shkak të mënjanimit të ambienteve këndorë, si dhe përdorimi i tipit bazilikal helenistik me çati druri (Perhondi, Durrës, Çiflik, Klos). Së dyti, ato monumente ku hapësira e brendshme është karakteristike për arkitekturën bizantine dhe kjo është arritur si në kishat e vogla me karakter intim (Mborje, Berat) ashtu edhe në ato kur e madhërishmja është krejtësisht e arritur (Mesopotam, Labovë e Kryqit).

Përsosja e formave realizohet nëpërmjet lehtësimit të pjesëve të veçanta, ritjes së tyre në lartësi. Mjafton të krahasojmë për këtë format e shën Mëri Vllahernës me ato të shën Triadhës në Kala të Beratit, kishën e Marmiroit me atë të Zvërnecit, Shën Mërinë e Peshkopisë së Sipërme me atë të Labovës së Kryqit, për tu bindur për një proces të tillë edhe në arkitekturën mesjetare të vëndit tonë.

Për arkitekturën e këtyre shekujve në anën e jashtme kërkimi i piktoreskes është ndër parimet bazë për formulimin arkitektural të hapësirës së jashtme. Si në tërë provincat e tjera, kjo arihet jo nëpërmjet madhësisë, por nëpërmjet proporcioneve, theksimit, të kupolës mbi tambur dhe mbi të gjitha dekoracionit keramoplastik dhe trajtimit të fasadave me nike të dekoruara me tulla, dritare me harqe të shkallëzuara, friza dhe korniza.

Kërkesat për një trajtim sa më të pasur të faqeve të jashtëme brënda mundësive të ndërtimit të mureve, bijen në kohë shtimin e dekorit me tulla dhe gurë duke përdorur gjithnjë e më tepër tullat.

Zbukurimi me tulla i kishave nuk mjaftohet me ndërtimin me kluasonazh të mureve, ai përfshin zona të tëra të krahëve të kryqit të frontoneve, nikeve dhe dritareve, tamburet e kupolave, frizat dhe kornizat. Deri dhe ndërtimet më modeste përdorin tullat për mbulesat me hark të dyerve dhe dritareve, të nikeve, për kornizat e çatisë. Ndërsa në ndërtimet me protendime estetike dekori mer përmasa të tilla që mund të thuhet se kthehet në qëllim në vetvehte, si në Labovë të Kryqit, Mesopotam e Kurjan dhe në secilën prej tyre me mjete krejt të ndryshme. Në Labovë të Kryqit kemi përdorimin në maksimum të dekorit me tulla, në Mesopotam niket, dritaret, kluasonazhin dhe tullat, në Kurjan, në muret krejt prej tullash kemi përdorimin e reliefeve antike dhe mesjetare.

Në të gjitha këto kisha, me tulla kryhen vizatime nga më të ndryshmet dhe njëkohësisht duke i gdhëndur ato i jepet më gjallëri dekorit. Nga dekoret tradicionale të vendeve fqinjë mungojnë përdorimi i tullave dhe i pjatave të glazuruara, i tubave të shtypur në formë kryqi, i gërmave kufike, i vizatimeve të mara nga antikiteti klasik, shënja këto të një gjuhe artiktekturale lokale.

Në trajtimin dekorativ të këtyre monumenteve, gjithnjë të nënrenditura zgjidhjeve arkitektonike, një rol të madh lot afresku, mozaiku, skulpturat dhe kapitelet, dyshemetë, ikonostaset ej. Afresku vishte tërë sipërfaqen e brendshme të mureve, qemerëve dhe kupolave, i vendosur në skema të organizuara në mënyrë tradicionale sipas ikonografisë bizantine. Nuk mungon oganizimi në breza dhe skena të ndara sipas vendit ku janë vënë. Krahas rolit didaktik dhe fetar ato lozin dhe rol në krijimin e hapsirës së brendshme arkitekturale, duke unifikuar me ngjyrat e tyre tërë sipërfaqet, duke bërë sa më pak të ndijshato lozin dhe rol në krijimin e hapësirës së brendme konturet gjeometrike të sipërfaqeve të veçanta të brëndësisë me figurat.

Të një rëndësie të veçantë janë mozaikët e dyshemesë së kishës së Mesopotamit. Dyshemeja e kishës dhe ajo e portikut janë shtruar me pllaka guri gëlqeror. Në kishë ndërmjet gurëve janë vendosur ripa mozaiku me gurë shumë ngjyrësh. Panele mozaiku ka patur në naos, ndërsa dy panele të ruajtur relativisht mirë janë në krahun verior të portikut. Në kisha të tjera dyshemeja shtrohet me pllaka guri duke pasur edhe ndonjë rozetë të madhe me gurë dhe tulla (Pojan). Sot ruhen tërësisht dyshemetë e vjetra të Labovës, Mesopotamit, Pojanit, Kurjanit, Peshkopisë së Sipërme, ndërsa disa fragmente të sh. XI ruhen dhe në Perhondi.

Në trajtimin e bëndshëm shquhen për vlerat e tyre edhe kapitelet. Në disa raste ato janë të mara nga ndërtime antike (Berat) në të tjera janë vepra të mirëfillta të artit mesjetar si në Mesopotam (ripërdoren kapitale të sh. XI). Labovë e Kryqi dhe Perhondisë ku vërehet një primitivizëm në trajtimin dekorativ. Në Mesopotam dhe Perhondi kapitelet janë të tipit me jastëk, me prejardhje nga kapiteli jonik i bashkuar me jastëkun mbi të, ndërsa në Labovë të Kryqit përsërisin format e kapitalit paleokristina me prejardhje nga kapiteli korintik. Me interes të veçantë janë kapitelet e kishës së Apolonisë, kapitele romanike, me ornamente bimore, dhe sidomos, kapitelet e ekzonarteksit më të vonë, të cilët gjithashtu janë romanike. Kolonada elegante me arkadat karakteristike kurorëzohet nga kapitelet zoomorfe dhe antropomorfe, me një vlerë të madhe artistike. Krahas elementeve të tjerë arkitekturale, edhe kapitelet fasin për një influencë jo të vogël perëndimore në Apoloni.

Në një rast i veçantë në arkitekturën tonë mesje-

tare janë relievet që ruhen në brezin e poshtëm me gurë të kishës së Mesopotamit. Në gurët e murit verior, perëndimor dhe atë lindor të rindërtuar janë gdhendur në reliev të lartë kafshë të ndryshme, ndër to edhe kafshë mitologjike, në skena apo edhe të veçanta, të cilat me vlerat e tyre artistike pasurojnë vlerat e mëdha të monumentit. Këto relieve krahas prejardhjes orientale, dëshmojnë edhe për ndikime perëndimore, të cilat në rastin e kishës së Mesopotamit janë të dukshme.

Në formulimin e brendëshëm arkitektural të monumentit, një rol të veçantë lozte ikonostasi. Në vendin tonë ruhet vetëm një ikonostas i drunjtë, ai i kishës së Maligradit. Ikonostasi guri, kishte kisha e sh. Kollit në Perondi i cili sot ruhet pjesërisht. Nga ai kemi të paprekur hyrjen për në diakonikon me dy shtylla guri të punuara pranë pilastrave dhe një arkitrau mbi to. Dekori është karakteristik për sh. e XI me gdhendje jo të thellë të motiveve bi more. Një fragment pllakë në dekor të përafërt ështëe murosur prapa ikonostasit të vonë. Duket se i takonte pjesës së ikonostasit përpara bemës.

Me vlera më të mëdha artistike janë pllakat e gdhendura që ruhen nga ikonostasi i Peshkëpisë së Sipërme. Pllakat i takonin pjesës ndërmjet kollonave dhe ruhen të plota. Ato janë të gdhëndura me reliev të cekët dhe motive bimore dhe simbole të kultit. Duket se ikonostasi i dëmtuar është lëvizur kur u ndërtua ikonostasi me mur të pikturuar.

## NDËRTIMET E KULTIT GJATË SHEK. X-XV NË SHQIPËRINË E VERIUT

Njohja me monumentet e kësaj periudhe në një pjesë të Shqipërisë së Mesme dhe Shqipërinë e veriut paraqet një sërë vështirësish, ndër të cilat më e rëndësishmja është shkalla e madhe e shkatërrimeve të bëra nga pushtuesit osman. Për këtë flasin mjaft nga relacionet e sh. XVII mbi Shqipërinë e veriut. Në këto dokumenta ka të dhëna me mjaft vlerë për numrin dhe vendndodhjen e monumenteve si dhe për madhësinë e mënyrën e ndërtimit.

Ndërtimet e kultit të Shqipërisë së Mesme dhe Veriut paraqesin në drejtim të arkitekturës së tyre një serë veçantish të kushtëzuara nga lidhja gjithnjë e peshkopatave të kësaj zone me kishën e Perëndimit. Fillimisht për provincat e Prevalitahës dhe Epirit të Ri, që ishin të lidhura me Kostandinopojën u krijua metropolia e Durrësit, nga e cila vareshin diocezat e Shkodrës, Drishtit, Pultit, Lezhës, Shasit, Stefaniakes, Krujës, Kunavies, Cërnikut Gradecit, Beratit, Vlorës dhe Gllavënicës. Nga këto, krahinat veriore mbetën gjithnjë pak a shumë të lidhura me perëndimin, ndërsa Durrësi me krahinat pranë u ndodh gati përherë në kufi të dy botëve duke pasur shpesh organizma të dy kishave, me parësi atë lindoren. Me kohë krahinat veriore u kthyen drejt katoficizmit, ndërsa një fenomen i tillë në disa raste ndodhte edhe kur për periudha të shkurtëra në Shqipëri apo disa krahina sundonin feudalë perëndimor.

Në këto rrethana krahas ndërtimeve me tipare të njëjta në veri dhe jug, kemi krijimin e trajtave të veçanta, të kushtëzuara nga influencat arkitekturale të bizantit apo perëndimit, sidomos në zonën e kontaktit, edhe ndërhyrje të tyre.

**Kisha e Shën Sergjit dhe Bakut pranë fshatit Shirgj të rrethit të Shkodrës** (buzë lumit të Bunës) është ndër monuenmtet më të rëndësishëm të Shqipërisë së Veriut. Rrënojat e saja edhe pse në pjesën më të madhe janë të rëmbyera nga Buna, janë mjaft madhështore dhe flasin për vlerën e këtij monumenti. Shkalla e ruajtjes, të rënojave jep mundësi për njohjen e monumentit. Kisha është me planimetri trenefshe, me tre apsida rrethore, nga të cilat e mesit është më e madhe (fig. 22). Nefat ndahen nga absida me nga tre pilastra kuadratik secila. Nefi qëndror është më i lartë se anësorët, duke qënë nën të njëjtën çati me to dhe duke përfunduar kështu me fronton të rregullt në anën perëndimore dhe lindore. Ndryshe nga ndërtimet e këtij tipi, kisha nuk mbulohet me qemere dhe kapriata, por me çati të thjeshtë, duke patur harqe nga pilastrat në muret në arkadat dhe ndërmjet tyre. Në pilastrat e murit perëndimor duken fillimet e harqeve të portikut të hapur që ishte në këtë anë të kishës. Përpara kishës ka patur një këmbanore të bukur, nga e cila siç shkruante Pjetën Bogdani në sh. XVII, shihej tërë fusha e Shkodrës.

Muret mbaronin me korniza, ata ishin të ndërtuar me gurë dhe tulla. Pilastrat ishin ndërtuar vetëm me gurë të skuadruar, ndërsa pjesët ndërmjet tyre me një rradhë gurësh të skuadruar dhe katër rradhë tullash. Me gurë janë ndërtuar edhe harqet e mprehët të verbër mbi pilastrat qoshet e godinës dhe kornizat mbi pilastra. Në frontonin perëndimor ka një dritare dyshe mbuluar me hark të mprehtë. Dyert ishin dy, një në murin perëndimor, tjetra në atë ju-

gor. Porta perëndimore që ishte dhe kryesorja, sot e rindërtuar, ka dy pllaka me mbishkrime që i takojnë njera ndërtimit, ndërsa e dyta një rindërtimi. Mbishkrimi i parë jep vitin e ndërtimit të kishës 1290. Mbishkrimi i dytë jep rindërtimin e vitit 1318. E vështruar në aspektin tipologjik, kisha është ndërtuar sipas skemave karakteristike të arkitekturës së urdhërit të benediktinëve në Italinë e Jugut. Ajo i takon gotikut të zhvilluar, me mjaft element të arkitekturës romanike, që vërehet në harqet gjysëm rrethor, në mbulesën me çati dhe që gjen paralele në abacit italiane të Fosanovës dhe Kasamarit, nga e cila frymëzohet dhe fasada perëndimore. Edhe pse të veçuara dhe të pakta, mbeturinat e kishës së Shirgjit flasin për një ndërtim që me arkitekturën e tij influencoi zona të tëra. Me linjat e saja të sakta, harqet e mprehta, teknikën e mureve shumëngjyrëshe, dekorin, kisha mbeti si model arkitektural për një kohë të gjatë.

**Kisha e Shën Mërisë në Vaun e Dejës** e ndërtuar në këmbët e kodrës shëmbore të kalasë mesjetare të Danjës, është njënefshe, kuadratike në plan me absidë gjysëm rrethore në anën lindore. Kisha dallohet për përmasat e saja të vogla (5,10 x 8,20 m) dhe për ndërtim planimetriko-vëllimor të veçantë (fig. 23). Në brendësi ajo mbulohet me një qemer të mprehtë që mbështetet në muret e trasha dhe një sistem harqesh. tërthorë. Këto të fundit nga ana e tyre mbështeten në pilastra, që dalin si në anën e brendshme e të jashtme të mureve. Mbi këto pilastra janë ndërtuar harqe mbajtës, të brëndëshmit gjysëm rrethor ndërsa të jashtëmit me hark të mprehët. Në pikpamje strukturale ndiqet skema romanike, të cilës i janë vënë element të arkitekturës gotike siç janë qemeret dhe harqet e mprehtë.

Poshtë çatisë dhe gjatë gjithë perimetrit të saj gjëndet një kornizë nën të cilën në trajtë frize varen harqe lombarde gjysëm rrethore, që përfundojnë mbi gurë të profiluar. Në murin perëndimor në pjesën e frontonit ndodhet një dritare në formë rozete. Kjo faqe perëndimore është trajtuar në aspektin e ngjyrave ndryshe nga të tjerat. Ajo ka një rradhë guresh gri, njëlloj me faqet e tjera që alternohet me gurë me ngjyrë rozë. Gjithashtu të gjitha dritaret në muret verior dhe jugorë, të cilat mbulohen me harqe të mprehët janë me korniza prej mermeri të bardhë të gdhedur në mënyrë të profiluar dhe me dekor me ornamente bimore. Me hark të mprehtë duket se përfundonte edhe mbulesa e derës, e cila sot i përket një rindërtimi më të vonë (vitit 1862).

Megjithë përmasat e saj të vogla dhe karakterin intim ajo ka një monumentalitet të theksuar që i dedikohet kompaktësisë së vëllimeve, punimit të mureve dhe detajeve, si dhe proporcioneve mjaft të arritur. Mjaft i ndijshëm është gjithashtu edhe sensi i vertikalitetit, rezu tat i përdorimit të qemerëve dhe harqeve të mprehtë.

Si dhe kisha e Shirgjit, në shën Mërinë e Vaut të Dejës, kemi elemente predominues ato të arkitekturës romanike, por, nuk mungojnë siç u tha edhe element të gotikut. Vlerën e monumentit e shtojnë edhe pikturat murale të cilat i përkasin artit bizantin. Përsa i përket datimit duke u nisur nga pikturat, kisha e Shirgjit (1290), mendohet se kisha duhet të jetë ndërtuar në vitet e fundit të sh. XIII.

**Kisha e Rubikut** ngrihet mbi një shkëmb të thepisur buzë lumit Fand, afër Rubikut, Në gjëndjen e sotme kisha i takon disa periudhave të ndërtimit. Pjesa më e vjetër, që paraqet interes shërben sot si ambient i altarit për kishën e re. Madje dhe kjo jo në tërë lartësinë i takon të njëjtit ndërtim. Kisha e vjetër (fig. 24). është një kishë manastiri, që përmendet ndër dikumenta që në vitin 1166, dhe ruan piktura që simbas një mbishkrimi datohen të vitit 1272. Ndërtimi është drejtkëndësh në plan dhe me një absidë gjysëm rrethore nga lindja. Muret e kishës janë ndërtuar me gurë gëlqeror të çrregullt e të vendosur në radhë horizontale, duke pasur edhe gurë çmërsi, sidomos në pjesën e absidës. Kjo e fundit është pjesa më me vlerë në pikpamje estetike dhe historike. Nga katër pilastra, pjesa e jashtme e saj ndahet në tre pjesë. Pilastrat ngrihen mbi një bazament gjysëm rrethor, që del pak jasht absidës, dhe përfundojnë me harqe gjithashtu gjysëm rrethorë, pak të dala ndaj faqes së absidës, që kalojnë nga njëra pilastër tek tjetra. Kështu krijohen tre nike të mëdha. Veç këtyre harqeve, harqe të tjerë i përgjysmojnë ato, duke krijuar një dekor harqesh të vazhdueshëm që ndërpresin njeri tjetrin. Në seicilën nike ka nga një dritare të ngushtë e të lartë, mbuluar me harqe gjysëm rrethorë të shkallëzuar. Apsida përfundon me një kornizë të drejtë prej gurësh pak të nxjerrë jashtë.

Nga këta element kuptohet se kisha është ndërtuar sipas tipareve të arkitekturës romanike duke iu përmbajtur trajtave të kishave të tjera të veriut. Duke u nisur nga të dhënat historike dhe arkitektura, kisha datohet e sh. XII.

**Kishat e Shurdhahut** në rrethin e Shkodrës, ndodhen në qytetin rrënojë me të njëjtin emër, i cili është identifikuar me qytetin mesjetar të Sardës peshkopata e së cilës varej nga kryepeshkopata e Tivarit. Në të ruhen rrënojat e mjaft kishave. Kishat më të vjetra, që është mundur të hetohen, janë të sh. XI. Ndër to është kisha, që ruhet në pjesën lindore të qytetit, ndërmjet dy mureve rrethore (fig.

26). Ajo është e tipit një nefëshe dhe përbëhet nga naosi dhe narteksi. Naosi është 5,30 m i gjerë dhe gjatësi rreth 10 m. Muret e tij 0,5 m të trashë janë ndërtuar me gurë gjysëm të punuar dhe të vendosur në rreshta horizontale dhe të suvatuara trashë. Dyshemeja e naosit ka qënë shtruar me pllaka kuadratike. Ruhen gjithashtu dhe gjurmët e fillimit të ambientit të altarit si një shkallëzim, ndërsa nuk ruhet muri lindor dhe absida. Naosi ka një portë në murin verior dhe një tjetër, që e lidh me narteksin, në anën perëndimore. Narteksi është i ngushtë dhe në të hyet nga jugu. Kishë tjetër me vlerë është ajo pak më në jugë të hyrjes në rrethimin e dytë (fig. 25). Prej saj, në këmbë ruhet absida dhe pjesë të vogla të mureve. Ato janë ndërtuar me gurë gjysëm të punuar, me forma të rregullta katërkëndëshe me fugat të vizuara me mistri. Kisha përbëhet nga naosi dhe narteksi i vonë në anën perëndimore. Ajo është e tipit një nefësh, me përmasa në planimetri 13 x 4,1 m dhe rreth 5,60 m e lartë. Dyshemeja që ruhet është shtruar me rrasa guri të çrregullta. Dy dritare ruhen në muret e kishës.njëra në absidë dhe tjetra në pjesën jugore. Të dyja ato mbulohen me hark gjysëm rrethor.

Krahas tyre, në gjendje rrënojë në Shurdhah gjenden dhe kisha të tjera mjaft prej të cilave janë rindërtuar gjatë sh. XV-XVIII.

**Kisha e shën Mërisë në Shëmri të Krujës** është një rrënojë e ruajtur relativisht mirë. Në një shkëmb pranë saj ruhen rënojat e një këmbanoreje. Në planimetri kisha është e tipit bazilik tre nefshe e gjatë 18,8 m me gjerësi të nefit qendror 7,5 m dhe të atyre anësorë 3,1 m (fig. 27). Nga ajo ruhen relativisht mirë muri verior, muri lindor me absidën gjysëm rrethore relativisht e madhe, arkada nga jugu dhe fillimet e arkadës veriore. Arkadat përbëheshin prej tre harqesh që mbështeteshin në pilastrat në mure dhe në dy pilastrat me planimetri drejtkëndëshi. Në absidën e madhe ruhen një sërë afreskash, mbishkrimet e të cilave janë me gërma latine. Nga një nike gjysëm rrethore për secilën nef anësor është ndërtuar në murin lindor, shenjë kjo e një influence të qartë të ritualit ortodoks, i cili, herëpashere ndëronte, në mvarësi të ndodhive historike. Përsa i përket mbulimit të kishës ai duket se ka qënë me çati druri dhe me dy flegra, të njëjta për nefin qendror dhe ata anësorë. Kisha duket se i takon sh. XIII, ndërsa mbetet e pa qartë se kujt i shërbente kjo, një manastiri apo ishte selia e peshkopëve të Arbërisë,

**Kisha e shën Ndoit në Kep të Rodonit** është një rrënojë pranë kalasë së Skënderbeut, dhe një nga katër kishta që njohin nga burimet historike në atë vend. Drejtkëndëshe në planimetri, me përmasa 13,6 x 6,2 m, ajo përbëhet nga naosi me absidën gjysëm rrethore dhe narteksi në anën perëndimore (fig. 28).

Në narteks hyet nga ana perëndimore, veriore dhe jugore. Nga të tre portat ajo perëndimore është e mbuluar me akitra guri ndërsa dy të tjerat me hark të mprehtë. Në naos hyet vetëm nga narteksi. Ai ndriçohet nga dritare dyshe të vendosura në niket e harqeve në muret anësorë. Naosi ndahet nga ambienti i altarit, nëpërmjet një brinjë rigjideteti mbi pilastrat, që copton në këtë mënyrë dhe hapësirën e brëndshme. Në anën e jashtme muret janë të ndarë në dy breza të qartë, i poshtmi me pilastrat dhe harqet mbi to, i sipërmi me mure të rrafshtë. Muret janë ndërtuar me gurë dhe tulla. Tulla përdoret në harqet bashkërisht me gurët dhe si kornizë rreth tyre, në dritaret dhe në teknikën kluasonazh të mureve. Kjo e fundit është fragmentare dhe nuk përdoret kudo.

Kisha dikur ka qënë e pikturuar me afreska, nga të cilët ruhen vetëm fragmente mjaft të dëmtuar. Planimetria e kishës është në aspektin e strukturave një ndërtim tipik romanik, mure me pilastra në formë kryqi, mbulesë me qemer cilindrik, arkada në muret gjatësor. Nga arkitektura gotike kemi harqet e mprehta mbi pilastrat dhe mbulesën me qemer të mprehët, ndërsa nga arkitektura bizantine teknika e ndërtimit të mureve dhe dritaret dyshe.

Mbi bazën e arkitekturës kisha datohet e sh. XIV-XV.

Përveç monumenteve të mësipërme gjënden dhe mjaft rënoja të tjera me vlerë, si dhe pjesë kishash të vjetra të përfshira në ndërtime më të reja, që i takojnë periudhës pas pushtimit turk. Ndër to ka kisha si shën Marku në kala të Danjës që mban datën 1465 ose si kapela tre konkshe në kalanë e Drishtit (fig. 29), me mjaft vlerë për ndërtimin planimetrik. Si një ndërtim me ndikime romanike është dhe kisha e Shën Mërisë në fshatin Linxë të Tiranës, në rënojat e së cilës dallohen haqet lombarde. Me rëndësi mjaft të madhe për historinë e popullit tonë është katedralja e shën Kollit në Lezhë (fig. 30) vendvarrimi i Heroit tonë kombëtar Gjergj Kastriotit Skënderbeut, me planimetri drejtkëndshe dhe absidë gjysëm rrethore.

Një monument tjetër i rëndësishëm por mjaft i rrënuar dhe i transformuar kur është kthyer xhami ëshë kisha e shën Stefanit në kala të Shkodrës (fig. 31). Me planimetri drejtkëndëshe e mbuluar me çati druri, ka në anën lindore ambientin e altarit me absidë drejtkëndëshe, nga mbulesa e dikurshme e së cilës ruhen fillimet e nervaturave të kryqëzuara të qemerit.

Karakteristika të përbashkëta për monumentet e Shqipërisë së Veriut janë ndërtimi planimetrik kryesisht një nefësh, i zgjatur, në drejtimin perëndim-lindje, absidat gjysëm rrethore dhe përdorimi i këmbanoreve. Në ndërtimin planimetrik bëjnë përjashtim kisha e Shirgjit dhe Shën Mëria e Krujës, që i takojnë tipit bazilikal. Ndërsa e para është rezultati i ndikimeve të huaja, e dyta për nga forma dhe vendosja e pilastrave flet qartë për lidhjen me traditën vendase. Përsa i përket teknikës së ndërtimit, shquhen ndër to kishat e Shirgjit dhe sidomos ajo e Vaut të Dejës, për punimin mjaft të mirë të gurit. Shumica e kishave janë ndërtua me gurë të pa punuar të vendosur përafërsisht sipas rradhëve. Me gurë të punuar në mjaft raste trajtohen edhe qoshet, kornizat, shpatullat e dyerve dhe dritareve. Tulla haset vetëm në Shirgj, e kombinuar më rradhë me gurët dhe në Rodon në një kluasonazh të çrregullt.

Në trajtimin arkitektural të këtyre monumenteve, krahas një shumice kishash me arritje jo të rëndësishme, ka të tilla ku kërkesat estetike kanë qënë primare si në kishat e Shirgjit dhe Vaut të Dejës. Në mjaft të tjera nuk mungojnë elementet, që shprehin përkujdesjen për një paraqitje sa më të mirë të ndërtesës (absida e Rubigut, harqet lombarde në Linxë, arkadat e Rodonit). Gati në të gjitha kishat një rëndësi e veçantë i jepet përpunimit të dyerve kryesore, dritareve dhe kornizave.

Në ndërtimin vëllimor të këtyre kishave dallohen dy forma. Ndërtimi me çati druri dhe ndërtimi me sistem qemerësh. Në të dyja rastet kemi përdorimin e frontoneve në fasadat perëndimore dhe lindore. Përgjithësisht mund të thuhet se me qemere janë ndërtuar ato monumente në të cilat influencat perëndimore janë më të dukëshme (Vau Dejës, Rodon, Rubig) ndërsa ata me çati druri i përmbahen më shumë traditës së ndërtimit të bazilikave dhe kishave njënefshe paleokristiane. Përjashtim bën kisha e Shirgjit e ndërtuar sipas skemave tipike romanike — gotike të Italisë së Jugut.

Këto ndikime ndeshen më tepër në ato monumente që i përkasin manastireve, lidhjet e të cilëve me kishën perëndimore ishin më të mëdha. Kishat e tjera thuajse nuk e ndjejnë këtë ndikim (Shurdhahu, Shënmri), çka flet për një veprimtari ndërtimore vendase, të pamvarur dhe me paralele në arkitekturën e fortifikimeve dhe banesën.

Edhe dekori i brendshëm nuk mungon në këto kisha. Gati të gjitha ruajnë afreske, të cilat ndihmonin së tepërmi për krijimin e një brëndësie sa më të pasur dhe më të arritur. Ishte pikërisht piktura murale ajo që mënjanonte në maksimum varfërinë e trajtimit të anës së jashtëme. Me dekor skulptural që paraqet ornamente bimore e gjeometrike janë trajtuar dyert dhe dritaret, harqet lombarde, dritaret rozetë, e deri gurë të gdhendur me relieve të vendosur në timpanet e frontoneve.

**Fig. 1**

KAPELA NE AMFITEATRIN E DURRESIT






PLANIMETRIA



Fig. 5

**KISHA NË FSHATIN ARMEN**
**VLORË**






Gjendja para restaurimit

Fig. 6



KISHA NË
FSHATIN
PEHRONDI
BERAT



Fig. 7

BAZILIKA NE QYTETIN E Durrësit



PLANIMETRIA








RIKONSTRUKSION



Fig. 8

0 2 4 m.

**BAZILIKA NË FSHATIN ÇIFLIK**

*Sarandë*



Fig. 9

KISHA NE FSHATIN
MARMIRO
*Vlorë*



0 1 2 3 m.

KISHA NË ISHULLIN E ZVERNECIT — VLORË




PLANIMETRIA



Fig. 10



KISHA NË FSHATIN PESHKEPI E SIPËRME

Fig. 11 GJIROKASTËR






Fig. 12

KISHA NË FSHATIN KOSINË

PËRMET





**KISHA E SH. TRIADHES**

**BERAT**




**KISHA E VLLAHERNES**

**BERAT**




Fig. 14



Fig. 15

KISHA E MANASTIRIT TË APOLLONISË

*Fier*



PAMJE E EKZONARTEKSIT



PAMJE NGA LINDJA



KAPITEL I NAOSIT

KAPITEL I EKZONARTEKSIT





Fig. 16

KISHA NË FSHATIN LABOVË E KRYQIT

*Gjirokastër*





Fig. 17

KISHA NË FSHATIN
MBORJE – KORÇË





Fig. 18

**KISHA E SH. MËHILLIT**
**BERAT**







PLANIMETRIA

Fig. 19

KISHA NË FSHATIN KURJAN FIER





Fig. 20

KISHA E MESOPOTAMIT
SARANDË





PLANIMETRIA





Fig. 21

TRAPEZERIA E APOLLONISË

FIER





PLANIMETRIA



Fig. 22

**KISHA NË FSHATIN SHIRGJ**
**SHKODËR**



PRERJE GJATESORE



0 1 2 3 4m.



PLANIMETRIA




PRERJE TERTHORE

Fig. 23

**KISHA NË VAUN E DEJËS**
**SHKODËR**










KISHA PRANE HYRJES NE QYTETIN E SIPERM
Shurdhah - Shkodër





FIG. 25



FIG. 26

KISHA NE LINDJE TE QYTETIT TE POSHTEM
Shurdhah · Shkodër

KISHA E Sh. Mërisë · KRUJE



FIG. 27

KISHA TREKENDESHE NE DRISHT
Shkoder



FIG. 29

KISHA NE KEPIN E RODONIT



FIG. 28






KISHA E SHËN KOLLIT
LEZHË




FIG. 30








KISHA NË KALANË E SHKODRËS

Fig. 31

## KAPITULLI IV

# ARKITEKTURA NË SHEK. VII-XV

Periudha që përfshin shek. VII-XV, është një nga periudhat kyçe për Historinë e Shqipërisë. Ajo karakterizohet nga lindja dhe zhvillimi i marrëdhënieve feudale në prodhim, nga formimi i kombësisë shqiptare mbi bazën e elementit etnik ilir, nga lufta e pandërprerë e popullit shqiptar, kundër feudalëve të Bizantit, të Serbisë e të Eeuropës perëndimore për pavarësi dhe krijimin e një teritori kompakt dhe së fundi nga lufta heroike kundër pushtuesve turq për mbrojtjen e vendit, nën udhëheqjen e Gjergj Kastriotit-Skënderbeut.

Në shekujt e parë të mesjetës Iliria ku përfshihej edhe teritori i vendit tonë, u ndodh nën presionin e dyndjes së popujve që vinin nga veriu. Nga fundi i shek. VI dhe gjatë shek. VII vërshuan fiset sllave që i sollën pasoja të rënda shkatrrimtare ekonomis dhe kulturës së kësaj treve. Megjithatë popullsia autoktone e kësaj zone mundi ta kapërcejë krizën dhe t'i qëndrojë asimilimit. Kështu që nga shek. XI e më vonë, shqiptarët cilësohen si «një popull» dhe trojet e tyre përmenden në dokumentet e kohës në trajtën «Arbanon» ose «Albanon» të njohur si emër i një fisi ilir që nga shek. II i erës së re. Ky emërtim në shek. XIII-XIV përfshinte një pjesë të mirë të trojeve të banuara nga shqiptarët, ndërsa në shek. XV ai arrinte në veri deri në vijën Tivar-Podgoricë-Prizren dhe në jug në tokat e Çamërisë së sotme.

Që nga fundi i shek. XII si rezultat i zhvillimit të përgjithshëm të vendit dhe i fuqizimit ekonomik e politik të feudalëve arbëreshë në radhët e administratës së lartë bizantine, lindi i pari shtet feudal arbëresh i pavarur, «Principata e Arbërisë, të cilën rrethanat historike nuk e lejuan të konsolidohej. Vetëm në gjysmën e dytë të shek. XIV, pas shembjes së Perandorisë Sërbe ju hap rruga e zhvillimit të lirë, principatave Shqiptare, të cilat përfshinë në gjirin e tyre në këtë periudhë edhe qytetet kryesore të Shqipërisë, si Durrësi, Shkodra, Berati etj.

Në këtë periudhë, pjesa më e madhe e feudalëve të Shqipërisë ishin me kombësi arbëreshe. Marrëdhëniet feudale ishin bërë marrëdhënie sunduese, në pjesën më të madhe të territorëve të Shqipërisë, me përjashtim të zonave malore, ndërsa bujqësia, zejtaria dhe tregtia arritën shkallën më të lartë që ato njohën gjatë mesjetës. Principatat feudale shqiptare, ishin në konflikte të vazhdueshme midis tyre, konflikte që tentonin në krijimin e një shteti feudal të bashkuar. Por kjo tendencë e përgjithshme u pengua nga zhvillimi historik i ngjarjeve të fundit të shek. XIV kur, kundër Shqipërisë si dhe kundër gjithë Gadishullit Ballkanik u drejtuan sulmet e pushtuesve otomanë. Duke përfituar nga kjo gjendje si dhe nga vetë grindjet dhe konfliktet që ekzistonin midis feudalëve shqiptarë, Republika tregtare e Venedikut, me forcën e parasë dhe diplomacisë zaptoi qytetet kryesore të bregdetit shqiptar para se ato të binin në duar të turqve. Në shek. XV Shqipëria u bë arenë luftash të përgjakshme. Në vitet 30 të këtij shekulli Shqipëria e Jugut u përfshi nga vala e një kryengritje popullore nën drejtimin e Gjergj Arianitit kundër pushtuesve osmanë, ndërsa që nga viti 1443 deri në rënien e kalave të fundit të Shqipërisë më 1478-79, për 35 vjet rresht, Populli Shqiptar me mjetet e tij të kufizuara ekonomike dhe njerëzore mundi t'u bëjë ballë, forcave të panumërta të Perandorisë Osmane të udhëhequr nga dy sulltanët më të mëdhej të kohës Murati i II dhe Mehmeti II. 25 vjet të kësaj lufte u udhëhoqën nga burri i shtetit dhe udhëheqësi i madh ushtarak Gjergj Kastrioti-Skënderbeu.

Shqipëria, gjatë mesjetës së hershme dhe të

mesme, duke u ndodhur në kryqëzimin e vijave të mëdha të qarkullimit, përvetësoi dhe përpunoi ndikime të shumëanëshme kulturore. Në arkitekturë kjo dukuri manifestohet në ndikimin e stilit bizantin me elementë romanikë të ardhur nga perëndimi. Arkitektura bizantine në Shqipëri nuk është rezultat i ndërfutjes të elementëve të shkëputur që qëndrojnë në mënyrë pasive, por e një përvetësimi organik, që i ka rrënjët në një veprimtari të vazhdueshme shumë shekullore, si dhe në zhvillimin ekonomik e shoqëror në nivelin e nevojshëm. Por në këtë arkitekturë ndikuan edhe një sërë faktorësh të tjerë, siç është fakti që ajo u ngrit mbi bazën e një arkitekture paraardhëse dhe që kultura mesjetare shqiptare, mundi të trashëgojë nga ajo ilire mjaft tipare të karakterit të saj, të çfaqura në fusha të ndryshme të kulturës materiale ashtu si dhe në arkiteturë, ndikoi gjithashshtu arkitektura popullore, faktori etnik si dhe rrethana të veçanta ekonomikoshoqërore e politike. Në këtë kuptim arkitektura mesjetare shqiptare pati veçoritë e saj specifike dhe dha kontributin e vet në thesarin e përbashkët të arkitekturës e artit të popujve ballkanikë.

Duke zënë pozitë të veçantë në trevat e Perandorisë Bizantine, teritori i vendit tonë shërbeu në periudha të caktuara si transmetues apo rezatues i vlerave arkitektonike drejt perëndimit dhe anasjelltas. Por edhe ky rol nuk ishte i kushtëzuar thjesht nga prirjet politike të feudalëvë shqiptarë dhe pushtuesit e huaj, por edhe nga niveli ekonomikoshoqëror në etapa të caktuara dhe siç është rasti në gjininë e fortifikimeve, nga nevoja dhe arritjet e arkitekturës në këtë fushë.

Gjatë mesjetës së hershme dhe të mesme në territorin e vendit tonë, na përfaqësohen gjini të ndryshme arkiteturale, duke filluar që nga banesat, ndërtimet mbrojtëse, të kultit e deri tek ndërtimet inxhinjerike si rrugët, urat etj.

Shumëllojshmërija e tipave në këtë gjini arkitekture si dhe e nivelit të lartë ndërtues tregon se arkitektura mesjetare në vendin tonë nuk qëndronte prapa asaj të vendeve fqinje më të zhvilluar, gjithashtu ajo flet për lidhje dhe kontakte të vazhdueshme me këto vende, për ndikime reciproke dhe për zgjidhje arkitekturale origjinale, si në elementë, të veçantë, ashtu edhe në tërësi në formulimin e tipave.

Vazhdimësija e traditës duket si në teknikën e ndërtimit ashtu edhe në formulimin planimetrik dhe hapësinor të këtyre ndërtimeve. Kjo u arrit ose duke marrë si modele ndërtime që ekzistonin dhe ishin në përdorim që nga periudha e vonë antike ose nëpërmjet rindërtimit të tyre. Kjo dukuri vërehet në mënyrë të veçantë në ndërtimet e kultit dhe në fortifikimet.

Por një zhvillim më të madh dhe të gjithanshëm pati arkitektura në vendin tonë, sidomos gjatë periudhës së konsolidimit dhe lulëzimit të principatave feudale shqiptare.

Një fenomen urbanistik me rëndësi, që merr zhvillim më të plotë në këtë periudhë, dhe kishte të bënte me zgjerimin e lulëzimin që patën qytetet, sidomos gjatë shek. XIII-XIV, është lindja e varosheve ose lagjeve jashtë mureve rrethues të qyteteve. Kjo dukuri ishte fillimi i një procesi shumë të rëndësishëm për të ardhmen e qendrave të banuara qytetare, i cili shënonte lindjen e qytetit të hapur.

Gjatë shek. XIII-XIV ndërtimet mbrojtëse patën gjithashtu një zhvillim të dukshëm, zgjerohen ose riparohen muret rrethuese të qyteteve dhe në disa raste rrethohen me mure edhe varoshet.

Arritjet më të shquara në arkitekturën e kultit të krishterë i përkasin pikërisht shek. XIII-XIV. Me gjithë ndikimet që vërehen në këto ndërtime nga arkitektura e provincave të tjera bizantine dhe deridiku dhe e Evropës Perëndimore ato kanë edhe mjaft veçori që i dallojnë nga të parat. Midis këtyre ndërtimeve, vërehen ndërtime të arritura si dhe vepra të mirëfillta arti. Gjatë shek. XV, në gjendjen e re që u krijua për shkak të luftës së madhe shqiptaro-turke dhe pushtimeve osmane, në mjaft krahina të Shqipërisë u shkatërruan qytete dhe kështjella si dhe vepra të shumta arkitekture. Kjo gjendje e re pati pasoja dhe në fenomenet arkitekturale. Proçesi i lindjes së qytetit të jashtëm që kish arritur në prag të shek. XV një zhvillim të dukshëm me rezistencën që i bënë qytetet shqiptare pushtimit osman u pengua seriozisht. Bije në një farë mase niveli i ndërtimit dhe arkitekturës të ndërtimeve të kultit të krishter, ndërsa i kushtohet një vëmendje e veçantë ndërtimeve mbrojtëse që lidheshin me rezistencën kundër pushtuesve turq. Në këto të fundit u futën parime të reja që kushtëzoheshin nga përparimi i mjeteve dhe i mënyrave të sulmit.

# FORTIFIKIMET MESJETARE NË SHQIPËRI NË SHEKUJT VII-XV

## Fortifikimet nga shek. VII deri në fillim të shek. XIII

Sistemet fortifikuese të Bizantit nuk mundën të pengojnë vërshimin e fiseve avaro-sllave të shek. VI-VII. Shumë qytete dhe kështjella u shkatëruan, por disa nga qytetet dhe kështjellat kryesore mundën ti qëndrojnë valës së dyndjeve, ndërsa të tjera u përtërinë në fillimet e mesjetës së mesme dhe u kthyen më vonë në qendra të pricipatave të para feudale shqiptare si Shkodra, Berati. Kruja etj.

Pikërisht në qytetet që i rezistuan vërshimit të fiseve «barbare» duhen kërkuar ndërtimet e para fortifikuese mesjetare. Një nga këto qytete ishte dhe Durrësi i cili nga fundi i shek. VIII me krijimin e sistemit të ri administrativ të temave u bë qendra e një krahine të madhe në pjesën perëndimore të Perandorisë, që përfshinte tokat e bregut lindor të Adriatikut nga Tivari deri në Vjosë. Por nga kjo kala nuk ruhen gjurmë materiale nga ndërtimet mbrojtëse të mesjetës së hershme. Burimet na bëjnë të njohur vetëm mbi disa riparime apo adaptime që i janë bërë kalasë në një periudhë relativisht të vonë. Në shek. XI kreshta e mureve rrethuese të qytetit u pais me disa konstruksjone druri që dilnin mbi to në trajtën e një erkeri.

Këto lloj ndërtimesh që shërbenin për të kontrolluar rrëzën e mureve, në këtë rast u ndërtuan për të përmbushur një dredhi lufte; sepse duke mos qenë të fiksuara në mur, bashkë me to do të binin edhe armiqtë që do të mbështetnin shkallët për tu ngjitur mbi mure. Ndërtimet më të rëndësishme gjatë mesjetës duket se janë kryer në «Akropol».

Mbasi kalaja e Durrësit ra në dorë të anzhuinëve Karli I, urdhëron në vitin 1280 kryerjen e disa punimeve fortifikuese në akropol, që konsistonin kryesisht në ngritjen në lartësi të mureve dhe kullave. Në dokumentet e kësaj kohe përmendet se çfarë ruhej nga ndërtimet e vjetra mbrojtëse në këtë pjesë të kalasë·së Durrësit. Aty përmenden kulla me sterë në katin e poshtëm dhe kapelë (kishë e vogël), elemente që nuk janë karakteristikë për kullat që ruhen në gjendje të mirë edhe sot nga shek. VI. këto tipa kullash janë karakteristike për arkitekturën ushtarake bizantine, së paku që nga shek. IX, Akropoli ose kështjella e sipërme, siç përmendet më dendur në mesjetë, si dhe pjesa veriore e kalasë komandohej nga një kryekullë (Donzhon) e cila u ndërtua gjatë murit rrethues verior që më 1225 nga despoti i Epirit Teodor Komneni dhe ishte e paisur me një banesë dhe me një mur rrethues. Kryekulla ruhej në një lartësi prej 10 m deri nga mezi i shek. XIX.

Akropoli kishte dy porta. Njëra që e lidhte me qytetin ishte me kanata druri të fortë me trashësi rreth 15 cm, ndërsa tjetra që të nxirte në livadhet jashtë qytetit, dhe i nënshtrohej më tepër sulmit, ishte paisur me kanata të veshura me pllaka hekuri. Përveç kështjellës së sipërme që ndodhej në vendin e Akropolit të dikurshëm të kalasë antike, Durrësi kishte edhe një kështjellë tjetër e cila përmendet në dokumenta me emrin «Kështjella e Poshtëme». Ajo nodhet mbi majën e një kodre me lartësi 59 m më të ulët se e para dhe më pranë bregut të detit dhe i mbështetet murit jugperëndimor të kalasë.

Kështjella e poshtëme (fig. 1) ka kaluar nëpër dy periudha kryesore ndërtimi. Ajo ka thuajse formën e një katrori me gjatësi brinjësh rreth 50 m. Në periudhën e parë që datohet rreth shek. XI--XIII, kështjella kishte kulla të rrumbullakta në qoshe (fig. 2) dhe katërkëndëshe në mesin e kurtinave, pasi që rrënuar pothuajse krejtësisht u rindërtua në gjysmën e parë të shek. XV, kur Durrësi ishte nën sundimin venecjan.

Kalaja e Durrësit në mesjetë konsiderohej si një nga fortesat më të fuqishme të bregut perëndimor të Adriatikut, aq sa pushtimi i saj nga Normandët më 1182 shkaktoi panik në krahinat përreth e deri në Selanik, ndërsa më vonë kur turqit u ndodhën para portave të Kalasë, që ishte në atë kohë gjysëm e rrënuar, kronisti turk Idriz Bitlisi, shkruan ndër të tjera se «Durrësi ishte një nga qytetet më të mëdhenj të pafeve dhe kalaja e tij shihej në viset e Rumelisë si një Kostantinopojë e dytë».

Në fillim të shek. XI dhe gjatë shekullit XII, përveç Durrësit përmenden dhe mjaft qytete të fortifikuara dhe kështjella të tjera në teritorin e vendit tonë, sidomos në kronikat që përshkruajnë fitoret e perandorit bizantin Vasilit të II kundër bullgarëve dhe më vonë nga gjeografi arab Al-Idrizi. Një shkak i fuqishëm për riparimin e kështjellave të vjetra dhe ndërtimin e të rejave ka qenë pa dyshim dhe krijimi i shteteve të para sllave (shek. IX, X e më vonë) që kërcënonin serjozisht pushtetin bizantin. të kësaj periudhe janë kështjella e Lezhës (Elission) Petrela, Devolli, Butrinti etj.

Një nga tipat e thjeshtë të kështjellave mesjetare të kësaj periudhe paraqet faza fillestare e (fig. 3) Petrelës. Kështjela e Petrelës është ndërtuar mbi

majën shkëmbore të një kodre 400 m të lartë në juglindje të qytetit të Tiranës, në bregun e majtë të lumit Erzen. Muret rethojnë një shesh të vogël në formë, trekëndëshi, perimetri i të cilit nuk i kalon të një 100 metrat. Në gjendjen e sotme kështjella, përveç murit rrethues, ruan dy kulla të rrumbullakta në anën më pak të mbrojtur të kodrës dhe një portë të vogël midis tyre. Në pjesën e brendëshme ndodhen dy stera, gjurmët e dy ambienteve banimi, si dhe të një kulle drejtkëndëshe në pjesën qendrore (fig. 4,5). Përveç kështjellës së ndërtuar në pjesën më të lartë të kodrës, një mur i harkuar rrethon pjesën më pak të mbrojtur të shpatit verilindor të saj. Ky i fundit është paisur dhe me një portë që ndodhet në skajin e tij (fig. 6).

Në fazën fillestare kështjella përbëhej nga një mur që mbyllte pjesën më pak të mbrojtur të platformës së vogël trekëndëshe mbi majën e shkëmbit, duke lënë të pa rrethuara anët e thikta shkëmbore (fig. 3, 7). Është për tu vënë re se ndërtuesit e parë të Petrelës, ishin aq pak të familjarizuar me kullat e lidhura me kurtinat sa që dhe një kullë që ekzistonte atje që më parë, është lënë e pa lidhur me murin e ri dhe bile krejt jashtë fortifikimit. Po të kemi parasysh se në shek. XI Petrela rifortifikohet, si dhe rolin që luajti ajo në luftën midis normandëve dhe bizantinëve, kjo fazë ndërtimi duhet ti përkasi periudhës para shek. XI.

Fortifikimi i Petrelës mori formën e një kështjelle të vërtetë feudali, në kohën e sundimit të Topiasve. Në këtë kohë u ndërtua një kullë gjysëm rrethore (fig. 8) në këndin verilindor të fortifikimit të mëparshëm dhe u përfshi në sistemin mbrojtës kulla e qoshes veri perëndimore, nëpërmjet një muri të drejtë që i bashkonte këto kulla, ndërsa hyrja egzistuese me të renë e lidhën në një sistem të vetëm. Kësaj periudhe duket se i përket edhe muri rrethues i jashtëm. Tani për të hyrë në kështjellë duhej të ngjisje një palë shkallë guri që i mbështeteshin nga jashtë murit të saj dhe mbaronin me një shesh pushimi para portës. Koridori i hyrjes formonte dy kthesa këndrejtë, dhe mbulohej me qemere. Pas çdo kthese vinin nga një palë shkallë me 4-5 këmbë që të ngjisnin në oborrin e kështjellës. Hyrja mbyllej nga dy porta dy flegërshe të vendosura në fillim dhe në fund të koridorit, që siguroheshin nga brenda me katarah. Për ndriçimin e koridorit shërbente një dritare e vogël katërkëndëshe e hapur në pjesën e sipërme të qemerit, pranë portës së parë. Një interes të veçantë për arkitekturën e saj paraqet kulla gjysëm rrethore e skajit verilindor të kështjellës (fig. 8). Kulla është e tipit me shpinë të hapur, kështu që ajo përdorej vetëm për luftime. Në gjëndjen aktuale kulla ka një lartësi prej 12,80 m.; Kati përdhes krejtësisht i mbyllur, ndahej nga kati II me dysheme druri, ndërsa kati II me lartësi 3,70 m mbulohet me një kësulë sferike prej tullash. Mbi taracë ka patur edhe një kat të tretë me konstruksion druri, i cili dilte konsol mbi muret perimetrale të kullës. Çatia gjithashtu prej druri e veshur me plumb apo me tjegulla ka patur llogjikisht formë gjysmë konike. Në ambientin e katit II si ambienti kryesor i luftimit, shohim në drejtime të ndryshme dy frengji për topa të vegjël. Në pjesën e brendëshme frengjitë kanë formën e një kamareje të mbuluar me qemerë sektorialë tullash. Në ballin e frengjisë të mbyllur me një mur të hollë, është lënë në pjesën e sipërme një e çarë vertikale për vrojtim, dhe në pjesën e poshtëme një vrimë e rrumbullakët për vendosjen e grykës së topit. Ky tip frengjie topi është nga më të hershmit. Kulla veri lindore nuk është formuar akoma si një kullë e vërtetë për artileri. Atë e dallon nga kullat e tjera mesjetare të kohës hapja e frengjive për topa dhe deri diku trashësija e mureve, që arrin 2,10 m. Në një periudhë të mëvonshme ndërtimi kulla është veshur në më tepër se gjysmën e lartësisë së saj me një mur që vjen duke u zgjeruar në bazë dhe bije mbi terenin në formë skarpati. E njëjta gjë është bërë dhe me murin që lidh të dy kullat.

Një grup fortifikimesh relativisht të hershme të mesjetës, si Shurdhahu (Sarda), Drishti dhe Danja, ndodhen në zonën rreth Shkodrës. Në këtë rast kemi të bëjmë me qytete të fortifikuara, skemat kompozicionale të sitemit mbrojtës të të cilave kanë shumë anë të përbashkëta.

Në përgjithësi këto qytete mbrohen nga dy rradhë muresh, Pjesa më e lartë ose më e mbrojtur e kodrës me rrethimin e saj formon akropolin ndërsa rrethimi i dytë që zinte shpatin e kodrës ose platformën që krijohej mbi të, si në Danjë, përfshinte pjesën kryesore të qytetit apo krejt këtë të fundit.

Kalaja e Shurdhahut (fig. 9) ngrihet mbi një kodër shkëmbore, në bregun e djathtë të lumit Drin, rreth 8 km në jug të qytetit të Shkodrës. Dikur kjo kodër lidhej nëpërmjet një qafe të ulët me vargun e kodrave që shtriheshin në bregun jugor të këtij lumi, por me krijimin e liqenit artificial të hidrocentralit të Vaut të Dejës, kodra e Shurdhahut u kthye në ishull. Në gërmadhat e kësaj kalaje ndodhej dikur qyteti i Sardës, i cili përmendet shpesh në dokumentat mesjetare të kohës. Lulëzimin më të madh qyteti i Sardës (Shurdhahu) e pati në shek. XI. Rreth viteve 1184 ai u pushtua nga Sërbët, më vonë ka qenë nën juridiksionin e familjes feudale shqiptare të Dukagjinëve dhe më 1491 u pushtua nga turqit, Në këtë periudhë qyteti pëson një rënie të vazhdueshme deri sa pas shek. XVII, emri i tij

nuk përmendet më. Muret mbrojtës e ndajnë qytetin në dy pjesë. Në qytetin e sipërm që zë majën e kodrës, dhe në të poshtëmin që zë shpatin e saj nga veriu, lindja dhe jugu. Si muri rrethues i sipërm ashtu dhe ai i poshtëm janë paisur me kulla që kanë formën e shkronjës U, trekëndëshe dhe katërkëndëshe, të cilat nuk janë vendosur në distanca të barabarta: diku ka grumbullim kullash pranë njera tjetrës dhe diku linja të gjata muresh pa asnjë kullë. Krejt kalaja rrethon një sipërfaqe prej 4.7 ha. Gjithësej ruhen dy hyrje, njera që të fut në qytetin e poshtëm dhe tjera në të sipërmin (fig. 9). Që të dyja mbrohen nga dy kulla anësore në formën e shkronjës U, të vendosura fare pranë njera tjetrës. Kullat e Shurdhahut në përgjithësi janë të vogla dhe me mure të hollë 0,60–0,70 m gjithashtu dhe muri rrethues nuk e kalon gjerësinë 0,90 m. Lartësia e plotë e mureve dhe e kullave nuk njihet por njera nga kullat që ruhet më mirë arrin lartësinë 5 m. Mungesa e gjurmëve të shkallëve në faqen e brendëshme të mureve, të çon në përfundimin se këto kanë qënë prej druri, me platforma dërrasash të mbështetura mbi trarë ishte ndërtuar dhe shtegu i kalimit të rojeve, si dhe në kalanë e Drishtit ku ruhen akoma zgavrat e vendosjes së trarëve. Muret, harqet dhe elementet e tjerë të fortifikimit janë ndërtuar me gurë, pa u forcuar me breza druri dhe pa përdorime tullash. Kullat kanë qenë paisur me frengji për armë të bardha, por ndonjë prej tyre është hapur dhe në nivelin e poshtëm të kurtinave. Një veçori e kullave të Shurdhahut, sidomos e atyre në formë U-je, është se ato lidhen me murin rrethues vetëm në pjesën e sipërme.

Kalaja e Drishtit, një ndërtim tjetër i kësaj periudhe ndodhet në verilindje të Shkodrës, mbi një kodër shkëmbore me një mbrojtje të fuqishme natyrale (fig. 10), e cila përveç faqeve me pjerësi të madhe, ka si mbrojtje edhe lumin e Kirit që e rethon nga veriu dhe perëndimi. Nga jugu rrëzë kodrës rrjedh një prua malor i cili derdhet në Kir. Me një mbrojtje të tillë natyrore, kalaja e Drishtit ploëson një nga kërkesat kryesore të një fortifikimi mesjetar. Muri rrethues i qytetiti në Drisht ze një sipërfaqe mjaft më të madhe nga ai i Shurdhahut, ndërsa përkundrazi rrethimi i sipërm është mjaft më i vogël dhe nuk krijon një ndarje të sipërme të qytetit, por vetëm një kështjellë. Kalaja e Drishtit përshkohet nga dy hyrje njera nga lindja dhe tjetra nga perëndimi, ndërsa kështjella nga një hyrje e vetme që përshkon faqen anësore të një kulle drejtkëndëshe (fig. 11). Ashtu si në Shurdhah edhe në Drisht shohim po atë tip kullash të vogla gjysëm rrethore, po atë teknikë ndërtimi dhe po ato mure të hollë pa breza. Në kështjellë, që ka thuajse formën e një katërkëndëshi të çrregullt, dallohen disa faza ndërtimi. Të katër kullat shohin nga ana e brendëshme e kalasë pasi muret periferike janë ngritur mbi një humnerë të pangjitshme. Në fillim kështjela ka patur 3 kulla katërkëndëshe, ndërsa në një periudhë të dytë i është shtuar një kullë gjysëm rrethore, një nga kullat katërkëndëshe është veshur me një këmishë rrethore dhe në përgjithësi kullat në pjesën e poshtëme janë veshur me mure që bien me pjerësi mbi terenin (fig. 12). Njëra nga kullat katërkëndëshe që ka qenë e rrënuar është rindërtuar në formën egzistuse po kësaj rradhe me gurë të latuar me kujdes (fig. 13) nga teknika e ndërtimit duket se i përket periudhës së pushtimit Venecian (1396–1478). Kjo kullë si dhe ajo e hyrjes janë paisur me frengji të vogla për topa. Kështu nga burimet historike mësojmë se që në fillim të shek. XV, kalaja e Drishtit ka qenë paisur me një top të vogël. Pas pushtimit të Drishtit nga turqit në 1478, bije rëndësija e tij si qytet dhe si fortesë, ndërsa popullsija u largua në masë prej andej. Ndërtime mbrojtëse të shekujve XI-XII apo të fillimit të shekullit XIII janë hetuar dhe në kalanë e Lezhës, Beratit, Butrintit e Kaninës, por ndryshe nga fortifikimet e përmendura të Sardës, Drishtit e Danjes, në muret e tyre është përdorur gjerësisht dekori keramoplastik.

Gjatë shekulllit XI-XII ndërtimet mbrojtëse mesjetare të Butrintit kufizoheshin vetëm në zonën rreth akropolit antik. Vetëm më vonë gjatë periudhës së sundimit të despotëve të Epirit nëpërmjet një rrethimi të jashtëm, ato kapën gjithë periferinë e qytetit. Në Berat në vitin 1205, në kohën e sundimit të Mihal Engjëll Komnenit, u ndërua një oborr i fortifikuar para hyrjes kryesore dhe një sërë kullash katërkëndëshe, të dekoruar në anën e jashtëme me breza tullash prej 4-5 rreshtash. Muret e ruajtura të kësaj periudhe arrijnë lartësinë 10 m, ndërsa kullat që i kalonin mjaft këto nuk ruhen më të larta nga 12 m. Muret kanë qenë paisur me shtegun e kalimit rrojeve dhe me një parapet të dhëmbëzuar me bedena. Kullat kanë zakonisht forma planimetrike katërkëndëshe. Ato ndaheshin me dysheme druri, në 3 kate. Katet e sipërm kanë qenë paisur me frengji shigjetash, që shërbenin njëkohësisht edhe për ndriçim dhe komunikonin me një portë me shtegun e rojeve, ngjitja realizohej me shkallë të gurta të ndërtuara nga ana e brendshme e kurtinave, jashtë trashësisë së tyre.

**Fortifikimet e shek. XIII-XIV.** Shek. XIII-XIV, lidhet me periudhën e fuqizimit të feudalëve arbëreshë. Kështu në fillim të shek. XIII krijohet principata e Arbërisë qëndra e së cilës mendohet të ketë qenë Kruja. Në të njëjtën kohë si rezultat i shem-

bjes së pushtetit bizantin nga invazjoni i Kryqëzatës IV (1204), dhe i coptimit të Perandorisë në zotërime më të vogla, u krijua despotati i Epirt ku përfshihej dhe Shqipëria e Jugut, ndërsa Durrësi dhe disa zona përreth ranë nën sundimin venecjan dhe krijuan Dukatin e Durrësit, që ishte në kufi me Pincipiatën e Arbërisë. Në këtë fazë fillestare të periudhës në shqyrtim, u aktivizuan në mënyrë të veçantë për rimëkëmbjen e fortifikimeve despotët e Epirit. Por gjatë gjysmës së dytë të shekullt XIV pas një pushtimi të shkurtër të Shqipërisë nga shteti Serb i Rashës, feudalët shqiptarë arritën kulmin e fuqisë së tyre, duke u kthyer në sundimtarë të pavarur. Tani përveç Topiasve dhe Muzakeve, dolën në skenë familje të tjera feudalesh si Balshajt, Matarangët, Aranitët, Zenevisët etj. Në këtë periudhë feudalët shqiptarë mundën të fusnin nën sundimin e tyre edhe qytete të mëdha të fortifikuara, si Durrësi, Berati etj. dhe patën një veprimtari të vrullshme në fushën e ndërtimit të fortesave. Kështu Topiasve me qendër në Krujë e Petrelë u atribuohet nga Barleti ndërtimi i kështjellës së Petrelës, ndërsa Balshajve kalaja e Shkodrës. Rreth mesit të shek. XIV Karl Topia rindërton kalanë e Krujës, dhe një pinjoll i fundit i kësaj familje Nikolla Topia në dekadën e fundit të shek. XIV fillon ndërtimin e një kalaje bregdetare në Kepin e Melieve në afërsi të Durrësit. Në vitin 1389 Muzakët ndërtuan një kullë në derdhje të Semanit, (Kulla e Pirgut), ndërsa Berati nën sundimn e tyre pati shtrirjen dhe lulëzimin më të madh jo vetëm si qytet por edhe si fortesë.

Me sa duket Zenevisët kryen punime në kalanë e Gjirokastrës dhe ndërtuan Kardhiqin. Por edhe në fortifikimet që ndërtuan pushtuesit, në qytetet e okupuar prej tyre duket dora e mjeshtrave shqiptarë. Kështu mbreti i Siqelisë Karli I Anzhu më 1280, porosit të meren specialistë të atyre anëve, për punimet fortifikuese që do të kryheshin në Durrës. Mjaft kështjella dhe qytete të fortifikuara të vendit tonë ruajnë edhe sot tiparet arkitektonike të shek. XIII-XIV, kur ato u ndërtuan apo patën periudhën e lulëzimit më të madh gjatë mesjetës. Njëra prej tyre është padyshim Kalaja e Beratit (fig. 14, 15). Ajo ndodhet mbi një kodër shkëmbore që bije me pjerësi të theksuar mbi luginën e Osumit, në vendin ku lumi krijon një grykë të ngushtë midis dy kodrave. Gjatë kësaj lugine kalonte një nga rrugët kryesore që lidhnin ultësirën bregdetare me zonën e brendëshme malore. Kështu që qyteti i fortifikuar i Beratit, përveç rrolit të një qendre administrative, zinte dhe një pozitë të rëndësishme strategjike. Muret rrethuese ndjekin konturin e terenit që ka formën e një trekëndëshi të çrregullt me perimetër 1400m. Ato përforcohen nga 24 kulla me forma planimetrike dhe përmasa të ndryshme, të vendosura në largësi që i përgjigjen kushteve të terrenit (fig. 14). Kalaja ka një hyrje kryesore nga veriu (fig. 16) e cila mbrohet nga një barbakan (obor i fortifikuar) (fig. 17) si dhe hyrje të tjera më pak të rëndësishme. Në pjesën më të mbrojtur të platformës së kodrës ndodhet kështjella e përforcuar me pesë kulla. Ashtu si kështjella e sipërme në kalanë e Durrësit ajo ka dy hyrje, prej të cilave njera komunikon me teritorin brenda kalasë ndërsa tjetra të nxjer jashtë mureve rrethues të qytetit. Vetë kështjella përmban edhe një ndarje tjetër më të vogël, dy kulla të seclës shikojnë nga oborri i kështjellës. Kjo ndarje shërbente si një vend i rrezistencës së fundit por më tepër për të veçuar selinë e fortifikuar të feudalit apo të parisë së qytetit nga garnizoni. Përveç ndërtimeve të mësipërme në shpatin jugor në kodrës zbrisnin dy mure, nga qyteti deri në lumë, duke përfshirë brenda tyre një sipërfaqe prej 6 ha nga 16 ha që ze krejt sistemi i fortifikimit të Beratit. Ekstremet e poshtëme të këtyre mureve bashkoheshin nga një mur tërthor në të cilin janë ruajtur gjurmët e tri kullave. Rrethimi me mure i shpatit jugor të kodrës kish për qëllim jo vetëm të përfshinte një lagje të jashtëme sa do të vogël të qytetit por kryesisht të krijonte një zonë të mbrojtur deri tek lumi, që ishte aq i nevojshëm për furnizimin me ujë në raste rrethimi.

Kalaja e Beratit u ndërtua mbi substruksione ilire. Gjatë mesjetës pati një jetë intensive dhe duar të ndryshme punimesh. Në periudhën e principatave feudale shqiptare, sidomos kur Berati u bë pronë dhe qendër e familjes së Muzakëve (fundi shek. XIII — shek. XIV) qyteti pati periudhën e lulëzimit të tij më të madh, duke marrë tiparet e plota të një qyteti mesjetar. Në këtë periudhë ju kushtua një vëmendje e veçantë edhe ndërtimeve mbrojtëse. U riparuan thuajse të gjitha muret dhe u ndërtuan një sërë kullash të reja. U bë ndarja e selisë brenda kështjellës dhe u ngritën muret e bashkimit të qytetit të sipërm me lumin, të cilat deri nga viti 1280, prej burimeve historike rezultojnë të kenë qenë me ledhe dheu. Në teknikën e ndërtimit futet në përdorim kluasonazhi, që e hasim edhe në kishat bizantine brenda kalasë, të datuara në shek. XIII—XIV. Muret në këtë periudhë kanë patur një trashësi prej rreth 1.70 m dhe përforcoheshin me breza druri. Shtegu i rrojeve zinte një gjerësi prej 0,90 m ndërsa në pjesën që mbetej që ndërtuar parapeti i dhëmbëzuar me bedenë. Kullat kanë planimetri katërkëndëshe me përmasa të jashtëme rreth 5 x 7 m dhe ndaheshin në tre kate me dysheme druri. Në to gjënden dhe frengji arbaletash që në anën e brendëshme kanë seksion gjysëm rrethor me diametër 1 m dhe përfundojnë nga jashtë me

një të çarë katërkëndëshe 1,00 x 0,20 m. Kësaj periudhe i takon dhe një portë nga ana jugperëndimore e kalasë që përshkon një kullë të brendëshme katërkëndëshe, dhe lidhte drejtpërdrejt kështjellën me ambientin e jashtëm. Porta 2.20 m e gjerë dhe 2.60 m e lartë mbulohet me një hark tullash, mbi të cilin ndodhet një hark shkarkues me majë, fusha e të cilit është zbukuruar me dekor «kluasonazhi».

Një nga fortifikimet që e ka marë trajtën themelore gjatë periudhës së principatave feudale shqiptare është dhe kalaja e Shkodrës (fig. 18). Kalaja e Shkodrës ashtu si Berati është ngritur mbi ndërtime Ilire. Gjatë periudhës së pushtmit romak ajo ka shërbyer si një akropol për qytetin që shtrihej rrëzë shpatit jugor të kodrës. Gjatë mesjetës Shkodra ishte me ndërprerje herë nën sundimin bizantin dhe herë nën atë sllav deri më 1355 kur u zotërua nga Ballshajt. Humanisti Shkodran i shek. XV Barleti duke bërë fjalë për kalanë e sotme mbi kodër thotë se gjer në atë kohë Shkodra ka qënë e pa fortifikuar dhe me të vërtetë në kalanë e Shkodrës veç gjurmëve antike nuk janë konstatuar gjurmë të një vjetërsije më të madhe nga shek. XIV. Përveç Ballshajve që e mbajtën Shkodrën nën sundimin e tyre deri në vitin 1396, kur ja dorëzuan Venedikut, në kala kanë ndërmarë punime plotësuese fortfikimi edhe Venecianët. Të ngritura mbi majën e një kodre shkëmbore muret e kalasë ndjekin formën e terenit, duke dhënë një planimetri të çrregullt. Sipërfaqja e brendëshme ndahet nëpërmjet muresh në tri oborre, që komunikojnë me porta midis tyre. Oborri i tretë që zë një sipërfaqe më të vogël nga të tjerët, ndodhet në pjesën më të lartë të mbrojtur të kodrës, dhe luante rolin e një kështjelle. Në murin që e ndan atë nga pjesa tjetër e kalasë janë krijuar të dalura drejtkëndëshe që zëvëndësojnë kullat ndërsa në murin e jashtëm kullat janë vendosur më dendur nga gjithë pjesët e tjera të kalasë, me përjashtim të zonës së hyrjes kryesore. Brenda teritorit të kështjellës ndodhet një kompleks ambientesh për garnizonin, që lidhen me një kullë rrethore, një sterë, depo, si dhe një godinë trekatëshe e kohës venecjane e trajtuar në mënyë monumentale e cila njihet me emrin «Kapiteneria (fig. 19). Oborri i dytë ze pjesën qendrore të kalasë dhe një sipërfaqe më të madhe (fig. 20). Ai ndahet nga oborri i parë nga një mur tërthor pa kulla. Brenda tij ndodhen katër stera të mëdha katërkëndëshe të mbuluara me qemer, prej të cilave uji merej nëpërmjet grykash pusi të rrumbullakta (fig. 21). Përveç sterave aty ruhen akoma disa ndërtime të vjetra që shërbenin si depo, për strehimin e garnizonit, një burg si dhe një kishë trenefshe e kthyer më vonë në xhami. Oborri i
nuk ruan gjurmë ndërtimesh në brendësi dh
munikon drekt me hyrjen kryesore të kalasë,
së cilës midis viteve 1407-1416 u ndërtua një
i fortifikuar, një sistem paramuresh me kthe
mprehta që zinin pjesën lindore të kalasë, si
vepra të tjera mbrojtëse që mbulonin rrugën
kthesa e fundit e saj, deri tek porta e oborri
ta shohim në kompleks këtë hyrje me gjithë
sat e fillimit të shek. XV, do të kemi pamjen
poshtëme: oborri përbëhet nga një kullë kat
ndëshe me gjerësi 10 m dhe gjatësi 20 m, kati
shtëm i së cilës i mbuluar me një qemer cili
përshkohet nga hyrja (fig. 22). Në të dy anët
saj galerije ndodhen nga katër nike të mbu
dhe këto me qemer cilindrik (fig. 26). Kati II
llës përfundonte me një taracë pjesërisht të
luar me çati, ndërsa pjesa tjetër ishte rrethu
një parapet të paisur me bedena dhe frengj
tëm ana e jashtëme e oborrit ka patur një po
flegërshe që rrotulloheshin mbi boshte me
vertikale dhe sigurohej nga brenda me ka
Porta (fig. 22) është trajtuar me kujdes në a
jashtëme. Ajo mbulohet nga një hark sektori
fish prej gurësh të punuar, mbi të cilin nd
një hark shkarkues gjysëm rrethor prej dy
gurësh të punuar, brenda fushës të të cilit
gdhendur në relief për qëllime dekorative një
majë lundre me një dekoracion në formë sp
në kulmin e tij. Pasi kalon koridorin e kullë
ndesh në një oborr të vogël katërkëndësh (fi
të kufizuar me mur në krahun e djathtë. Muri
i paisur me një parapet dhe me një palë shk
të ngjitin në shtegun e rojes. Përballë oborri
dhet porta kryesore e kështjellës (fig. 24) dhe
saj një portë e vogël që të çon në sheshin e
mureve.

Porta kryesore është trajtuar në anën e j
me, në mënyrë të ngjashme me portën e m
me. Për të hyrë brenda në kala tani duhet të
një koridor në formë L-je, të mbuluar me
cilindrik (fig. 25), fundi i të cilit mbyllet nga n
të e dytë. Brenda koridorit ndodhen tre nike të
luara me harqe trefishe gurësh të punuar. Në k
e koridorit dallohen qartë gjurmët para ven
të kompleksit të hyrjes. Një pjesë e qemeri
është ndërtuar krejtësisht me tulla dhe në k
tij është hapur një vrimë drejtkëndëshe 40 x
që shërbente për të hedhur lëndë djegëse os
gje të nxehtë, mbi kundërshtarin që kish
të shpërthejë portën e parë. Vrima komandoh
një ambient i vogël i mbuluar me qemer ci
që ndodhet në katin e dytë. Por edhe pasi të
portën do të ndodheshe përballë një muri të

prapa parapetit të dhëmbëzuar të cilit qëndronin mbrojtësit e oborrit të dytë. I gjithë sistemi i mbrojtjes së hyrjes komandohej nga një donzhon i lartë poligonal (fig. 24) për ndërtimin e të cilit nga venecianët më 1468 bën fjalë edhe Barleti.

Përveç hyrjes kryesore kalaja ka dhe disa hyrje të vogla të dorës së dytë të cilat shërbenin për manovrimin e forcave në raste rrethimi apo si dalje sekrete. Njera prej tyre ruhet akoma në rrëzë të paramurit lndor të kalasë (fig. 27). E hapur në shkëmb të gjallë dhe me disa degëzime në brendësi, kjo portë, sipas Barletit shërbente për të mbajtur armë e municione për të mbrojtur «gropat». Është fjala për një kanal të veshur me gurë gjatë kondraskarpatës i cili përshkon rrëzën e murit lindor të kalasë dhe ruhet edhe sot në një thellësi rreth 4 m. Punimet e tjera veneciane konsistojnë në veshjen me gurë të punuar katërkëndësh të disa kullave të tjera dhe pjesërisht të kurtinave. Në shumë kulla nën këtë veshje fshihen ndërtime më të vjetra që i përkasin periudhës së sundimtarëve Balshaj. Gjatë këtyre riparimeve është patur parasysh që anës së jashtëme të mureve tu ipet pjerësi në formë skarpati, që arin shpesh deri në gjysmën e lartësisë së tyre. Madje nga ana perëndimore e kalasë, sipërfaqe të mëdha të pjerrta shkëmbore të kodrës janë veshur me gurë të skuadruar. Aty ku veshja e mureve nuk është realizuar spikat teknika e vjetër me përdorimin e coprave të tullave midis gurëve ndërsa harqet e dritareve dhe frengjive janë punuar krejtësisht me tulla të vendosura në formë radiale të rrethuar me bordurë. Kullat kanë forma rrethore, por më tepër katërkëndëshe, dhe ruhen në një lartësi 12-16 m ndërsa kurtinat kanë një lartësi rreth 12 m. Duke çfrytëzuar pjerrësinë e terrenit muret dhe kullat janë mjaft më të larta në anën e jashtëme kështu që këto të fundit janë zakonisht të mbushura deri në nivelin e brendëshëm të terenit. Zakonisht kulla përbëhen nga një kat i mbuluar me qemer dhe taraca me parapet të dhëmbëzuar. Hyrja në ambientet e kullave realizohej nëpërmjet një porte të hapur në murin e tyre të mbrapëm, ndërsa lidhja me taracën kryhej nëpërmjet shkallësh të brendëshme druri që të ngjtnin në taracë nëpër një baxho katrore të rrethuar anash me mur, ose me shkallë të jashtëme guri. Këtë tip të fundit e hasim në një rast të vetëm në një kullë rrethore pranë kompleksit të hyrjes.

Kalaja e Shkodrës me muret dhe kullat e saj të fuqishme mundi tu bëjë ballë dy rrethimeve të gjata dhe bombardimit të vazhdueshëm me artileri, nga turqit në vitet 1474 dhe 1478-79 dhe vetëm urija i detyroi banorët dhe garnizonin ta braktisnin atë me kusht që të liheshin të lirë të largoheshin në drejtimin e dëshiruar.

Shembull i një kalaje mesjetare, për nga mbrojtja natyrore dhe furnizimi me ujë; që ishin dy nga faktorët më të rëndësishëm në mesjetë për të siguruar një mbrojtje të fuqishme dhe të gjatë, është kalaja e Krujës (fig. 28): Në burimet historike Kruja përmëndet për herë të parë në aktet kishtare të shek. IX si qëndër pashkopate dhe si vendbanim i fortifikuar del vetëm nga mesi i shek. XIII.

Nga fundi i shek. XIII kalasë ju bënë disa riparime nga Karli I Anzhu dhe më vonë Karl Topia që e bëri atë qendër të zotërimeve të tij kreu punime të rëndësishme siç mund të nxiret nga dëshmija e Barletit.

Kalaja e Krujës është ndërtuar mbi një kreshtë shkëmbore të shkëputur nga mali Sarisalltëkut dhe nga formacionet kodrinore përreth. Përveç zonës së hyrjes kryesore për në kala (fig. 29) anët e tjera janë shkëmbinj të thepisur praktikisht të pangjitshëm ose vetë kodra bije me pjerësi të theksuar. Një nga veçoritë e kësaj kalaje është mënyra e furnizimit të saj me ujë, gjë që e ka bërë të mos vuajë asnjëherë në këtë aspekt. Brenda teritorit të kalasë; në shkëmb rrjedh një burim nëntoksor; i cili del në rrëzë të murit lindor të saj. Ky krua ka qenë sistemuar me kohë në një çesmë që përdoret edhe sot nga banorët për të pirë dhe për të larë. Por ujët e këtij burimi çfrytëzohej dhe që brenda fortesës nëpërmjet puseve; njeri prej të cilëve ruhet akoma në gjendje të mirë nga ana e brendëshme e murit perëndimor.

Muret e kalasë së Krujës duke ndjekur konturet e terenit mbi të cilin ngrihen; rrethojnë një sipërfaqe eliptike me perimetër rreth 800 m. Ato kanë një gjerësi prej rreth 1.50 m dhe përforcohen nga 9 kulla të rrumbullakta ose katërkëndëshe. Kullat nuk kanë një largësi të barabartë prej njera tjetrës; por sipas kushteve të terenit dhe rëndësisë së sektorit që mbroinë. shihet një grupim i tyre në hyrjen kryesore, pranë burimit dhe në skajin jugperëndimor, ndërsa gjatë murit verilindor dhe juglindor, të ndërtuar mbi shkëmbin e thepisur, ndodhet vetëm një kullë. Në një nga kullat katërkëndëshe nga jugperëndimi dallohet hapja e një «mashikule» druri në murin ballor. Interes të veçantë paraqet kompleksi i hyrjes kryesore, dhe sistemi i mbrojtjes së krojeve. Përveç tyre në pjesën më të lartë të kodrës është ndërtuar në shek. XIII-XIV një ndarje e vogël katërkëndëshe që shërbente si kështjellë dhe seli e feudalit. Nga ana e jashtëme e kësaj ndarje që i korespondon rrethimit të kalasë shkëmbinjtë bien thikë dhe janë të pa ngjitëshëm ndërsa në murin ndarës të brendëshme konsta-

tohen dy kulla katërkëndëshe. Njera prej kullave ka një lartësi prej 16 m (fig. 30). gjë që tregon se lartësija e kullave katërkëndshe të kësaj ndarje ka qenë mjaft e madhe; duke qënë nga ana tjetër mbi një teren dominues ato shërbenin njëkohësisht edhe për vrojtim.

Kalaja ka dy porta, njera nga verilindja që është kryesorja dhe tjetra më e vogël e dorës së dytë në skajin jugperëndimor të çonte në oborin e fortifikuar të krojeve (fig. 33). Për të shkuar tek hyrja kryesore rruga kalon bri murit verior të kalasë. Në krahun e djathtë pranë hyrjes ndodhen disa mure mbajtës që shërbenin njëkohësisht dhe për ta fshehur dhe mbrojtur atë prej goditjeve.

Tek hyrja verilindore dallojmë dy periudha kryesore ndërtimi. E para përfshin një koridor me kthesë, në dy krahët e të cilit ndodhen dy nike të mbuluara me qemer tullash. Në hyrje të koridorit ndodhej një portë rrëshqitëse. Ajo ulej dhe ngrihej vertikalisht duke rrëshqitur në dy kanale të ndërtuara në muret anësore të hyrjes. Kjo portë duket se komandohej nga ambiente që ndodheshin në katin e dytë të hyrjes. Në mbarim të kthesës së koridorit ruhet dhe një portë e dytë. Si vetë portat ashtu dhe krejt koridori kanë qenë mbuluar me qemere tullash. Në një periudhë të dytë u ndërtua një kompleks i tërë për mbrojtjen e hyrjes kryesore. Në pjesën e brendëshme u shtua një koridor i ri me gjatësi 22 m i mbuluar me qemer cilindrik guri (fig. 31). Në të dy anët e koridorit të ri, ndodhen nga dy nike të thella ndërtuar me qemer cilindrik. Porta e parë u vendos në vendin e portës së dytë të fazës parë, ndërsa një portë tjetër mbyllte fundin e koridorit. Të dy këto porta kanë qënë dy flegërshe dhe siguroheshin me katarah. Në kompleksin e hyrjes në periudhën e dytë përfshihen dhe një sërë ambientesh të lidhura me një kullë rrethore, në krahun e djathtë të koridorit të hyrjes. Nëpërmjet një porte të vogël të hapur në murin e brendëshëm të këtij kompleksi (fig. 32) hyet në një ambient në formë kryqi me sa duket një kishë e tipit «Kryq i lirë», ambenti qendror i së cilës në formë katrore mbulohet me një kupol sferike mbi tambur e cila mbështetet mbi katër pedentiva. Në katin e dytë të kompleksit të hyrjes dhe platformën e një kulle të rumbullakët që lidhet në mënyrë organike me këto ndërtime të çojnë një palë shkallë të mbështetura në murin e tij lindor. Në katin e poshtëm të kullës së rrumbullakët është ndërtuar një sterë me trajtë cilindrike me diametër 3 m e cila mbulohej me një kupol sferike të ndërtuar me muraturë guri. Për marjen e ujit midis murit perimetral të kullës dhe të sterës është lënë në koridor i ngushtë i mbuluar me qemer cilindrik.

Periudha e dytë e ndërtimit të kompleksit të hyrjes është realizuar në një kohë kur hyrja e parë qe dëmtuar rëndë. Periudha më e mundëshme e ndërtimit të kompleksit të hyrjes është shekulli XIII-XIV dhe në një kohë më të hershme ka qënë ndërtuar hyrja e parë me portën rrëshqitëse.

Interes paraqet, në kalanë e Krujës dhe sistemi i fortifikimit të krojeve që ndodhet në skajin juglindor të kalasë (fig. 34). Vëndi i rrjedhjes së burimeve nëntokësore që bien jashtë mureve rrethues të kalasë, është mbrojtur me një mur të dytë në formë të harkuar në të cilin ruhen edhe gjurmët e tri kullave. Me kulla është paisur edhe muri rrethues i kalasë që përfshihet brenda kësaj sipërfaqe, në të cilat dallohen për më tepër disa faza ndërtimi. Me interes është në këtë pjesë të fortifikimit një kullë gjysmë rrethore e cila përshkohet nga një tunel i ngushtë i mbuluar me qemer cilindrik me gjatësi prej rreth 15 m. Nga porta në dalje të tunelit (fig. 33) zbritet nëpërmjet të një pale shkallëve në sheshin e burimit i cili ishte i mbrojtjur në anën e jashtëme nga sistemi i mureve dhe kullave që përmendëm. Edhe në kullat që mbrojnë sheshin e burimit vërehen periudha të ndryshme ndërtimi, gjë që tregon se fortifikimi i krojeve është krijuar në një pjeriudhë të hershme dhe ka shërbyer për një kohë të gjatë. Brenda teritorit të krojeve në të majtë të shkallëve që të zbresin në shesh është ndërtuar më vonë një kullë e rrumbullakët, e cila ngjason nga teknika e ndërtimit me kullën e rrumbullakët të hyrjes. Duke patur parasysh dhe njoftimin e Barletit, sipas të cilit Skënderbeu meremetoi kullat e anës veriore dhe perëndimore mund të arihet në përfundimin që të dy këto kulla janë të të njëjtës kohë. Nga fortifikimet e tjera mesjetare ku mbizotërojnë ndërtime të shek. XIII-XIV janë dhe kalatë e Kaninës (fig. 35), Himarës dhe Sopotit. Në fillim të shek. XI, Kanina ishte qytet dhe qendër peshkopate dhe luajti një rol të rëndësishëm në luftrat Normano-Bizantine. Në shekujt XII—XIII Kanina kthehet në një qendër ushtarake të dorës së parë, duke shërbyer si placdarm për depërtimin e Anzhuinëve. Ashtu si në Shkodër kalaja ndahet nga mure tërthore në tre pjesë. Prej tyre sot ruhet vetëm muri që ndan pjesën më të lartë të kodrës, i cili mbrojhej nga tri kulla (fig. 36). Brenda rrethimit sipas dëshmisë të udhëtarit turk Çelebiut kishte shtëpi banimi, ndërtesa për garnizonin, depo municioni si dhe stera për furnizimin me ujë. Kalaja përshkohej prej katër portash, prej të cilave njera lidhte ndarjen e fundit në pjesën më të lartë (keshtjellën) me pjesën tjetër të fortifikimit. Portat e tjera të nxirnin në drejtime të ndryshme jashtë rrethimit kryesor. Portat e kalasë së Kaninës janë

të thjeshta dhe mbrohen vetëm nga kulla anësore. Kullat që përforcojnë murret kanë forma rrethore, poligonale (fig. 35), trekëndëshe dhe katërkëndëshe. Nga më të hershmet janë kullat trekëndëshe të cilat duke qenë me përmasa të vogla luajnë edhe rolin e kontrofortave ashtu siç i takojmë në kalanë e Beratit dhe Butrintit. Nga shtatë kulla që ruhen sot në kalanë e Kaninës dy prej tyre kanë formë trekëndëshe. Por sasija e kullave në përgjithësi ka qenë më e madhe: Nga një skicë planimetrike e botuar më 1658, mësojmë se kalaja në atë kohë kishte 14 kulla.

Tipare të ngjashme me Kaninën kanë patur edhe qytete të tjera mesjetare të fortifikuara në bregdetin Jon si Borshi (Sopoti) dhe Himara për më tepër kjo e fundit ashtu si Kanina, përmendet si një qendër e fortifikuar qysh në shek. XI në trajtën Himera.

Një fortifikim që zë një vend ndërmjetës midis qytetit të fortifikuar dhe kështjellës është kalaja e Gjirokastrës, kështjellë nga përmasat dhe qyteti i fortifikuar nga vendosja e shumë banesave brenda saj. Këto tipa fortifikimesh me zgjerimin e vazhdueshëm të qytetit të dalë jashtë mureve dhe spostimit të qendrës së pazarit, fillojnë të luajnë gradualisht rolin e një kështjelle për qëndrimin e sunduesit dhe garnizonit të qytetit. Nga kalaja mesjetare e Gjirokastrës, para pushtimit të saj nga Ali Pasha ruhen vetëm pak gjumë, pasi mburet janë veshur deri në lartësi nga ndërtimet e reja ndërsa kullat pjesërisht janë rënuar dhe riadoptuar. Sipas Çelebiut kalaja ish ndërtuar në kohë të moçme, krejt prej guri të gdhendur. Në mes të kalasë ndodhej një rrugë e gjerë me drejtim lindje-perëndim, në të dy anët e së cilës ndodheshin 200 shtëpi. Ajo kishte dy porta hekuri me nga tre palë dyer dhe një hendek 100 hapa të gjatë dhe 20 hapa të gjerë midis namasgjahut dhe fortesës. Ndërsa të tri anët e tjera nuk kishin nevojë për hendek pasi ishin prroje natyrale. Pranija e hendekut tregon se kalaja nuk zinte krejt platformën natyrale të kodrës, si në kohën e rindërtimit nga Ali Pasha.

Gjirokastra përmendet për herë të parë si qytet dhe kështjellë vetëm në vitin 1336, periudhë pas së cilës ajo u bë qendër e feudalëve shqiptarë Zenevisë, dhe më vonë gjatë sundimit të Gjin Bua Shpatës u përfshi në Depotatin e Epirit, Më 1417 kalaja e Gjirokastrës u pushtua prej turqve pas një rrethimi të gjatë.

Përveç fortifikimeve të përshkruara dhe të përmendura më lart, në shekujt XI-XIV në Shqipëri ishin ndërtuar shumë kështjella të tjera të vogla përmbi maja kodrash me shpate të thepisura apo që dominonin rrugë e vendkalime të rëndësishme. Prej tyre vlejnë të përmenden Kështjella e Mborjes dhe e Podgories në rrethin e Korçës, kështjella e Delvinës që bllokonte një nga rrugët kryesore që lidhnin gjiun e Sarandës me hinterlandin, kështjella e Ndroqit që kontrollonte rrugën nga Durrësi për në Qafë Krabë etj. Kështjela e Mborjes është ndërtuar mbi një kodër të lartë, me shpate mjaft të pjerrët në Juglindje të qytetit të Korçës. Ajo ka një perimetër prej 150 me rrethon një sipërfaqe poligonale të çrregullt dhe forcohet nga 4 kulla të rrumbullakta. Përmasat e vogla të kësaj kështjelle tregojnë se ajo ka qënë seli e fortifikuar e një feudali vendas. Toponimi qytet ruhet akoma për Mborjen. Ndërsa vetë emri Mborje (emporium-treg) tregon se aty ka patur një treg. Pra këtu i kemi të gjithë elementet e evolucionit të një kështjelle tipike feudali. Kështjella në majë të një kodre të lartë të vështirë për tu ngjitur, ndërsa qyteti, faltorja dhe tregu në rrëzë të kodrës. Ndryshe nga disa qytete të tjerë të Shqipërisë që e kanë zanafillën nga kështjella, ku tregu dhe lagjet e qytetit shtrihen fillimisht sa më pranë mureve të Kështjellës, në Mborje tereni aksidentuar i kodrës nuk e favorizonte një fenomen të tillë, prandaj mund të supozohet edhe prania e dy selive të feudalit njera në qytet në kohë të qeta dhe tjetra në majë të malit për raste rreziku. Një tabllo të njëjtë na paraqet dhe kështjella e Podgories. Kodra shkëmbore në lindje të fshatit me të njëjtin emër, thiret nga banorët «Qytet» Kështjella mbi majën e kësaj kodre ndjek një formë planimetrike të çregullt me perimetër 60 m. Ashtu si në Mborje katër kulla të vogla rrethore janë vendosur përgjatë murit perimetral. Në rëzë të kodrës në fushë shtrihet edhe këtu një vendbanim që vazhdon deri në mesjetën e mesme. Një fortesë tjetër garnizoni është kështjella në bregun e majtë të kanalit të Vivarit në Butrint. Në gjendjen që ka aritur në ditët tona kështjella ka formë planimetrike trekëndëshe me gjatësi brinjësh rreth 50 m (fig. 36, 39). Në të tri këndet ka kulla të rrumbullakta prej të cilave njera ruhet në lartësinë e plotë (fig. 38). Ajo ka dy hyrje: Hyrja kryesore hapet në mesin e murit jugor, ndërsa një tjetër e dorës së dytë në murin verior pranë një kulle. Muret kurorëzohen nga një parapet me lartësi 1.5 m të përshkuar nga frengji të shumta. Në shtegun e rojeve të çon një shkallë e mbështetur në faqen e brendëshme të murit jugor, pranë hyrjes kryesore. Në pjesën e brendëshme të Kështjellës një sërë ambientesh njëkatëshe të mbuluar me qemerë cilindrk i janë mbështetur krejt

murit perëndimor si dhe një pjesë të murit jugor. Në fazën e saj fillestare që datohet rreth fundit të shek. XIII shek. XIV, kështjella përbëhej nga një mur me trashësi 2,30 m i cili rrethonte një teritor në formë trekëndëshi të rregullt me qoshe të rrumbullakosura. Ai përshkohet nga dy breza frengjish, prej të cilëve ato të brezit të poshtëm përshkojnë gjithë trashësinë e murit, ndërsa ato të sipërmet murin e parapetit (fig. 36). Kështjella kishte një portë në mesin e murit Jugor, e cila mbrohej nga një «Mashikull» dhe konstruksion druri që mbështetej mbi blloqe gurësh të latuar me kujdes që dilnin në formë konsoli mbi portë. Një ballkon druri dilte edhe mbi mesin e murit verior dhe dy të tjerë mbi murin perëndimor. Brenda kështjellës kishte edhe disa ambiente të brendëshme më të gjerë nga ato të sotmit, të cilët mbuloheshin me çati druri me një kullim dhe mbështeteshin në muret e kështjellës, por duke lënë të lira frengjitë e brezit të poshtëm që komandoheshin pjesërisht që brenda këtyre ambienteve (fig. 36, 37). Ashtu si kështjella e Vivarit dhe ajo e Kardhiqit është një fortesë tipike garnizoni (fig. 40, 41). Në kulmet e pesëkëndëshit që formojnë muret me perimetër 80 m ndodhet nga një kullë. Tre nga kullat kanë formë katërkëndëshe, ndërsa dy të tjerat nga ana perëndimore janë poligonale, por këto si duket dhe nga teknika e ndërtimit dhe elmente të tjerë janë rindërtuar në një periudhë më të vonë. Hyrja për në kështjellë hapet në murin anësor të një kulle katërkëndëshe ashtu si në kështjellën e kalasë së Drishtit. Nga porta e jashtëme e mbuluar me hark hyej në një koridor në formën e shkronjës L të mbuluar me qemer cilindrik, në fundin e koridorit nga ana e brendëshme e kështjellës ndodhej një portë e dytë.

Muret e kështjellës nuk ruhen në lartësi, por nga sa kuptohet prej gjurmëve të ruajtura, nga ana e brendëshme ato lidheshin me ambientet tërthore të mbuluar me qemer prej të cilave komandoheshin frengjitë për hark që përshkonin murin rrethues. Këto frengji kanë një lartësi prej 50 cm janë 25 cm të gjera, nga brenda dhe 5 cm nga jashtë. Ambientet tërthore të lidhura organikisht me muret ndryshojnë në përmasa nga një kurtinë në tjetrën. Zakonisht ato kanë gjatësi 3,5-4 m dhe gjerësi 3-4 m.

Përmbi këto ambiente kalonte rruga e rojeve e mbrojtur nga parapeti me bedena.

Përveç gjurmëve të ndërtimeve për garnizonin, mbrenda në kështjellë ruhet dhe një sterë katërkëndëshe 20 x 4 m e futur pjesërisht në tokë, e cila mbulohej me një qemer cilindrik dhe ndahej nga një mur tërthor në dy pjesë që komunikonin midis tyre.

Kështjella e Kardhiqit përmendet për herë të parë në regjistrin turk të vtit 1431-32, ndërsa më e mundëshme e ndërtimit të saj është g e dytë e shek. XIV ose fillim ii shek. XV k krahinë ishte nën sundimin e feudalëve Zer dhe kërcënohej nga pushtimi turk.

**Fortifikimet e shekullit XV.** Qysh nga fu shekulliti XIV përparimi i shpejtë i turqve bërë një rrezik serioz, ata kishin grumbulluar të shumta në Shkup, duke e kthyer atë në një ushtarake nga kryheshin inkursione kundër S risë. Synimet kryesore të ushtrive Osmane ish ra së gjithash pushtmii i qyteteve të mëdha t tifkuara të bregdetit, si Shkodra, Durrësi, K etj. Në një situatë të tillë, duke përfituar dhe paniku që u përhap në Ballkan pas disfatës s sovës (1389) Reublika tregëtare e Venedikut përdorur forcën e parasë dhe diplomacinë, poq të vinte dorë mbi qytetet bregdetare të përisë, para se këto të kalonin në duart e t Kështu më 1392 ra në dorë të Venedikut D më 1393 Lezha, dhe më vonë Shkodra me t përreth ku përfshiheshin kalaja e Drishtit, dhe e Shasit.

Me pushtimet veneciane dhe presionin e morën fund principatat e pavarura shqipta në dekadat e para të shek. XV, për shkak t tës së sulltan Bajazidit nga mongolët, dhe lu fron që shpërtheu midis djemve të tij, feu vegjël, dikur vasalë të sunduesve të prin shqiptare, u shkëputën nga mvarësija e hua veneciane apo turke dhe vazhduan përpjel të rritur zotërimet e tyre. Të tilë ishin Duk Zahariajt, Jonimët, Arianitët, Kastriotët këtë periudhë vërehen edhe përpjekje për me kështjellash apo për paisjen e tyre me dhe meremetime. Kjo gjendje vazhdoi deri kur, pasi mori fund lufta për pushtet me hi fron të Mehmetit I, turqit duke përfituar n çarja feudale rivendosën autoritetin e tyre përi duke marë më 1415 Krujën, më 1417 Kaninën, Beratin dhe Gjirokastrën dhe bre teve 1423-26 krahinën e Dibrës dhe Danjën.

Që nga kjo kohë deri në kryengritjen e p shme të shqiptarëve nën udhëheqjen e Skë ut më 1443 nuk kemi më njoftime për ndërt riparime kështjellash nga feudalët shqipta përjashtim të një rasti më 1443, kur Simo visi ndërton një kështjellë në Kepin Vagene ballë Korfuzit, ku më 1456 u zhvilluan lu ashpra me turqit. Por me një herë pas kuv Lezhës më 1444 Skënderbeu u kujdes për ri dhe paisjen e kështjellave që kishte në Edhe më vonë në periudha të shkurtëra qe u mor me riparime të kështjellave apo dhe m

time të reja siç ishin p.sh. kalaja e Modricës dhe ajo e Kepit të Rodonit, përveç fortesave të vogla, më tepër natyrore që mbronin shtigjet dhe vendkalimet më të rëndësishme.

Të shumta janë toponimet që ruhen në trajtën qytet, kala apo kulla e Skënderbeut si dhe legjendat që lidhen me luftat e tij kundër turqve. Një kronist i kohës Krtobuli nga Imbri shkruan se Skënderbeu «kishte kështjella të forta përbrenda vëndit, në bregdet, në vende të thepisura që me zi kaloheshin, shumë të fortifikuara dhe të siguruara nga të gjtha anët». Fortfikimet në të cilat vuri dorë Skënderbeut ishin në rradhë të parë Kruja, Petrela, Guri i Bardhë, Stelushi e Stefigradi.

Në vitin 1448, gjatë konfliktit me Venecianët, Skënderbeu riparoi kalanë e Ballecit (Rrethi i Shkodrës) për ta patur si bazë, për të mbajtur nën presion Shkodrën dhe Danjën e rrethuar, ndërsa pas rrethimit të parë të Krujës, rreth viteve 1451-52 përforcoi hyrjen e kalasë së Krujës dhe kreu punime dhe në anën Jugperëndimore të kësaj kalaje. Në përgjithësi strategjia e Skënderbeut lidhur me fortifikimet synonte të krjonte bariera në tokën kufitare të lidhjes shqiptare, pranë vendkalimeve të mundëshme të ushtrive turke, për të mos i lejuar ato, ti afroheshin qëndrës kryesore të rezistencës, Krujës, si dhe për të evituar sa të ishte e mundur dëmet që mund ti sillnin ushtritë turke ekonomisë së shtetit shqiptar nëpërmjet plaçkitjeve dhe e shkatërimit të prodhimeve bujqësore. Nga ana tjetër ai mundi të sigurojë një sistem të sigurtë dhe të shpejtë lajmërimi. Skënderbeu i kushtoi një rëndësi të veçantë sidomos mbrojtjes natyrale, duke zgjedhur vendet ku me sa më pak punime mbrojtëse dhe me garnizone të vogla të krijohet një mbrojtje e fuqishme. Shembuj të kësaj natyre janë kështjella e Stelushit dhe e Kepit të Rodonit.

Kalaja e Rodonit një nga fortifikimet e ndërtuara prej Skënderbeut ndodhet në kepin me të njejtin emër midis Durrësit dhe Lezhës. Një rip i ngushtë tokë që futet thellë në det, është ndërprerë nga pjesa tjetër e tokës nga një fortifikim (fig. 42). Muri mbrojtës shkon nga njeri breg në bregun tjetër të detit. Në këtë mënyrë më pak ndërtime është krijuar një vend i mbrojtur me gjatësi 400 m. dhe gjerësi rreth 100 m. i siguruar prej mësymjeve nga toka dhe me pamje të lirë nga deti në të tri anët e tjera. Për tu futur në këtë teritor të mbrojtur është lënë një hyrje në skajin verilindor të murit. Hyrja formohet me një mur të harkuar dhe një bastion të brendëshëm rrethor (fig. 43, 44) 10 m i lartë dhe me trashësi muresh 3-6 m midis të cilëve krijohet një koridor 4.80 m i gjerë që mbyllej në krye dhe në mbarim prej dy portash. Në murin e harkuar përpara bastionit janë hapur frengji topash. Frengjitë (fig. 45) në anën e brëndëshme kanë formën e një nike të mbuluar me qemer cilindrik ndërsa në paretin e hollë që i mbyll ato nga jashtë është hapur një vrimë e rrumbullakët për vendosjen e grykës së topit. Frengji të ngjashme takohen edhe në një kullë të kalasë së Petrelës si dhe në kullat e kalasë së Prezës të ndërtuara nga turqit rreth fundit të shek. XV. Muri i harkuar që përsërit konturin e bastionit futet në thellësi të kepit deri në mbarim të koridorit dhe pas tij përfundon në një mur tërthor që e bashkon me detin në skajin e të cilit ndodhet një kullë e rrumbulakët (fig. 46). Edhe në këtë mur si dhe në kullën që lidhet me të janë hapur frengji për topa.

Me bastionin e rumbullakët të hyrjes lidhet muri i gjatë që vazhdon në drejtim të jugpderëndimit deri në bregun tjetër të detit. Por para se ky të marrë këtë drejti mbën një kthesë kënddrejtë për të krijuar një oborr të vogël para hyrjes që e mbron këtë nga goditjet direkte. Prej raporteve mesjetare mësojmë se muri jo vetëm që përshkonte tërthor krejt kepin por përfundonte edhe në bregun tjetër me një kullë të rrumbullakët 26 këmbë të lartë. Para mureve ka qenë hapur një kanal i thellë, ndërsa në bastionin që mbronte hyrjen ka pasur mjaft frengji për topa. Kjo tregon se lartësija e tij ka qenë jo më pak se 12 m. Rreth 200 m larg fortifikimeve të përshkruara në brendësi të kepit, në bregun verior të tij hetohen gjurmët e një kulle të veçuar me përmasa 6 x 6 m (fig. 47). Kjo kullë përcakton të vetmen pikë të teritorit të mbrojtur nga kalaja nga ku duket Kruja. Prandaj mund të mendohet që ajo është ndërtuar për të komunikuar me anë sinjalesh me këtë të fundit. Kalaja e Kepit të Rodonit është ndërtuar me gurë shtufi të punuar në forma katërkëndëshe të vendosur në rreshta të rregullt e të lidhura me shtresa të holla llaçi. Në jesët e poshtëme të mureve janë përdorur edhe tullat të cilat janë vendosur në fugat, duke i rrethuar gurët në formë kornize (kluasonazh).

Një diçka tjetër që të tërheq vëmendjen është se në bastionin e hyrjes nga gjysma e lartësisë, muret fillojnë të pjerësohen lehtë në anën e jashtëme dhe kalojnë përsëri në vertikalë afër bazës, duke na dhënë kështu një konfiguracion të ngjashëm me atë të kullës së rrumbullakët në hyrjen e kalasë së Krujës.

Ndërtimin e kësaj kështjelle Skënderbeu e filloi menjëherë pas rrethimit të parë të Krujës, pra rreth viteve 1451-52, krahas me ndërtimn e kalasë së Modricës që ndodhej në kufirin lindor të Shqipërisë por që akoma është e pa indentifikuar. Punimet në kështjellë vazhduan edhe më vonë pasi me

1463 Skënderbeu lidh disa kontrata me mjeshtra muratorë Raguzanë. Skënderbeu e ndërtoi këtë kala për të patur një dalje të vetën në det, nga ku mund të furnizohej e të kishte në rast nevoje kontakte me vendet e jashtme pa ndërmjetësinë e Venedikut që kish në dorë pothuaj gjithë limanet e bregdetit të Shqipërisë. Kjo vinte për shkak të konflikteve të shpeshta dhe mjaft herë të hapura që pati Skënderbeu me Venedikun. Kalaja do të shërbente gjithashtu në rast nevoje, edhe si vend i qëndresës së fundit kundër turqve, në tokën shqiptare. Qëllimi për të cilin u ndërtua ky fortifikim përcakton edhe mënyrën e ndërtimit të tij me mbrojtje artificiale vetëm nga ana e tokës. Në të njëjtën kohë Skënderbeu rindërtoi kullën e rumbullakët (fig. 29) që vishte nga jashtë sterën dhe shërbente për mbrojtjen e hyrjes në kalanë e Krujës. Pas rindërtimit sipas dëshmisë së Barletit, kulla nuk ngrihesh lart mbi muret rrethuese, ndërsa nga jashtë ajo kishte një pjerrësi në formë skarpati. Skënderbeu me sa duket bëri përforcime edhe në kështjelën e Petrelës, e cila shërbeu për një kohë edhe si vendqendrim i së motrës Mamicës, me familjen dhe kohortën e saj. Një fortifikim tjetër të cilin e përdori Skënderbeu gjatë luftës së madhe Shqiptaro-turke, është Stelushi në rrethin e Matit, që shërbeu si një hallkë e sistemit të tij mbrojtës. Stelushi është nga ato kështjella ku mbrojtja natyrale luante rolin kryesor. Stelushi i njohur sot me emrin «Kalaja e Varoshit» ndodhet mbi një majë shkëmbore 1225 m mbi nivelin e detit. Po të shprehemi me fjalët e Barletit «vetë qafa e këtij mali e rrethuar për bukuri me mure formon këtë qytezë». Dhe me të vërtetë nga ana perëndimore e shkëmbit ndodhet një shesh i vogël që thirret varosh, i cili, është mbrojtur nga një mur 120 m i gjatë. Muri lidhet në dy skajet e tij me shkëbinjt masivë. Krejt anët e tjera të thepisura dhe praktikisht të pangjitshme si dhe maja e shkëmbit e mbrojtur nga natyra janë lënë të pafortifikuar. Hyrja e vetme ndodhej nga veriu dhe mbrohej nga një kullë e brendshme rrethore. Mënyra e mbrojtjes së kësaj hyrje të kujton atë të kepit të Rodonit. Ndërtimet mbrojtëse veneciane ndryshe nga ato të Skënderbeut u përqëndruan kryesisht në bregdet, qëllimi i tyre ishte të ruanin monopolin e tregëtisë, të mbroheshin nga synimet e feudalëve vendas dhe sidomos nga kryengritjet kundër sundimit venecian që patën shpërthyer sidomos në rrethet e Shkodrës në fillim të shek. XV.

Të tilla ndërtime janë ndërtimi i oborrit në kalanë e Shkodrës në vitet 1407-16, i një kulle në Drisht, rindërtimin i kështjellës së poshtëme në Durrës etj. Një prej këtyre kështjellave (fig. 48) është ajo e Bashtovës. Kështjella është ndërtuar mbi një teren fushor rreth 400 m në veri të lumit Shkumbin, 3-4 km larg derdhjes së tij në det. Ajo ka një planimetri drejtkëndëshe me përmasa 60 x 90 m. Në të katër qoshet dhe në mesin e çdo muri ka nga një kullë, me përjashtim të murit perëndimor që i takon një periudhe të dytë ndërtimi. Muret kanë një gjerësi prej 1 m. dhe gjymtyrëzohen në anën e brendshme nga një sistem pilastrash të vendosura në çdo 3 m largësi (fig. 49). Në pjesën e sipërme pilastrat lidhen me harqe tullash dhe krijojnë mbi harqet shtegun e rojeve. Lartësia e plotë e mureve me gjithë bedenat të cilët përshkohen nga fregji shigjete arrinte 9 m. Me dy rradhë frengjish janë paisur edhe kamaret që krijohen midis pilastrave. Në këtë mënyrë gjatë gjithë mureve ndodhen tri nivele luftimi. Frengjtë e nivelit të poshtëm të kamareve janë më të mëdha nga frengjitë e tjera dhe kanë shërbyer për topa të vegjël. Nivelet e luftimit në kamare ndaheshin nga platforma druri, prej të cilave ruhen gjurmët e mbështetjes së trarëve në faqet anësore të pilastrave (fig. 49).

Kullat kanë forma rrethore (fig. 50) ose katërkëndëshe me trashësi muresh 1,25 – 1,40 m dhe lartësi 12 m. Ato janë të hapura nga ana e brendëshme e kështjellës, të pajisura me frengji të shumta, dhe ndaheshin me dysheme druri në pesë kate. Sejcili kat krijonte një ambient të vetëm. Këto ambiente mjaft të ulta rreth 1.70 m nuk banoheshin por shërbenin vetëm në raste lufte. Të gjitha kullat në anët më pak të mbrojtura kanë patur erkerë (mashikula) me konstruksion druri, për të kontrolluar pjesën e poshtëme të tyre. Mbulesat e tyre kanë qenë sipas rastit, çati konike apo prizmatike me konstruksion druri të mbuluara, me tjegulla ose të veshura me plumb. Frengjitë për topa janë vendosur zakonisht në dy katet e poshtëm, ndërsa katet e sipërm përfundonin me një parapet të dhëmbëzuar nga bedenat, të cilat si dhe ato mbi mure përshkohen nga frengji. Mbi bedenat mbështetej çatia, kjo mënyrë ndërtimi të bën të mendosh se çatitë ishin të çmontueshme në rast nevoje.

Kështjella nga sa mund të gjykohet prej gjurmëve të ruajtura ka patur tri hyrje. Hyrja kryesore ndodhej në mesin e murit verior dhe përshkonte një kullë katërkëndëshe (fig.48): Një hyrje ndodhet në mesin e murit perëndimor të rindërtuar, por nuk dihet me siguri në se ka patur edhe më parë një hyrje nga kjo anë. Ndërsa hyrja e tretë ndodhej në pjesën veriore të murit lindor dhe përshkon njerën nga niket midis dy pilastrash. Kjo e fundit mbrohej nga një kullë e rrumbullakët e qoshes. Kështjella është paisur edhe me disa shkallë nëpërmjet të cilave realizohej ngjitja në shtegun e rojeve të mbështetura në faqen e brendëshme të mureve, jashtë

trashësisë së tyre. Shpesh herë në të thelluarat nën harqet e shkallëve janë hapur frengji shigjete. Në përgjithësi në vendosjen e shkallëve pranë mureve është ndjekur parimi, që nëpërmjet tyre ë furnizohet në radhë të parë shtegu i rojeve dhe jo katet e sipërme të kullave, nga ana tjetër lëvizja e mbrojtësve nëpër shtigje duhej të kryhej në një drejtim. Për këtë qëllim shkallët ndodhen pranë kullave të mesit dhe drejtohen në të kundërtë të tyre. Vijushmërija e shtegut të rojeve nuk ndërpritet veçse në kullën e hyrjes, por këtu në të dy anët e kullës janë ndërtuar nga një palë shkallë me anën e të cilave mund të kaloje nga shtegu i njerës anë të murit në tjetrin pa humbur kohë.

Kështjella e Bashtovës nuk përmendet në burimet historike të fundit të shek. XIV, kur venecianët kërkojnë dhe zënë pothuaj gjithë kështjellat bregdetare të Shqipërisë. Ajo nuk përmëndet gjithashtu as gjatë krejt shek. XV por vetëm në fillim të shek, XVI. Megjithatë si kohë më e mundëshme e ndërtimit të kësaj kështjelle janë dekadat e fundit të shek. XV. sidomos pas rindërtimit nga turqit të kalasë së Elbasanit më 1466, e cila e ultë thuajse krejt vlerën strategjike të kështjellave të tjera bregdetare të cilat ishin mjaft larg për mbrojtjen e Durrësit. Një diçka tjetër që i shqetësonte Venecianët në këtë kohë ishte, mundësija e çfrytëzimit nga turqit e derdhjes së Shkumbinit dhe e lëndës së pasur të drurit që ndodhej aty për ndërtimin e anijeve. Bashtova ishte gjithashtu një skelë e rëndësishme për tregëtimin e drithit.

Arkitektura dhe teknika e ndërtimit të kësaj kështjele, tregojnë për një ndërtim të ngutshëm duke patur parasysh dhe një kursim sa më të madh të materialit. Këtë e dëshmojnë muret e hollë por të kombinuar nga ana e brendëshme me pilastra dhe harqe, kullat me kurriz të hapur që ishin më pak rezistente, si dhe katet e ulët të kullave të destinuara vetëm për luftim. Por nga ana tjetër është menduar që një kështjellë e vogël të ketë një fuqi sa më të madhe zjarri, duke krijuar tre nivele luftimi në muret dhe pesë tek kullat.

Në shekullin XV u rindëtua edhe kështjella e poshtëme në Durrës. Në vend të kullave të rrumbullakta në qoshe, u ndërtuan kulla tetëkëndëshe, të cilat ndaheshin me dysheme druri në tre kate dhe mbuloheshin me çati prizmatike druri të veshur me tjegulla ose me plumb (fig. 2). Katet e dyta ishin paisur me frengji për topa, ndërsa katet e treta që shërbenin edhe për qëndrimin e rojeve kishin frengji shigjete dhe nga një mashikul druri që dilte në formë konsoli mbi faqet e pakontrollueshme prej kullave fqinjë. Muret e këtyre kullave mbështeten mbi një bazament poligonal që del jashtë tyre në formë xokoli. Me përdorimin gjithnjë e më tepër të artilerisë dhe perfeksionimin e saj, filluan të lindin kulla të posaçme për topa, të cilat kishin planimetri rrethore, ishin të ulta, me mure të trashë dhe perimetër sa më të madh, për të patur mundësi të krijonin vend për vendosjen e sa më shumë topave të kalibrit të rëndë. Shembullin e një kulle të tillë e kem igjithashtu në kalanë e Durrësit. Ajo ndodhet në skajin jugperëndimor të kalasë pranë bregut të detit (fig. 51). Kulla ka planimetri rrethore me diametër të jashtëm 9m: dhe lartësi 9.60 m. Ajo ngrihet mbi një bazament në trajtën e një trungu koni, i cili kufizohet në pjesën e sipërme prej një kornize gurësh të punuar me prerje gjysëm rrethore. Bazamenti është, i mbushur me dhe në pjesën e brendëshme ndërsa nga sipër është shtruar me pllaka guri duke krijur kështu dyshemenë e të vetmit kat të kullës, i cili përfundon në pjesën e sipërme me një platformë të rrethuar nga një parapet i dhëmbëzuar. Salla e vetme e kullës ndriçohet nga pesë frengji të mëdha topash dhe mbulohet me një kupo sferike të ndërtuar me tulla. Muret kanë një trashësi prej 3.70m dhe përforcohen me breza druri. Nga ana e brendëshme e fortifikimit trashësija e murit është çfrytëzuar, për ndërtimin e një palë shkallëve të mbuluara me qemer cilindrik që të çojnë në taracë si dhe një sërë ambientesh të vogla që shërbenin si depo municioni. Kulla për artileri të këtij tipi që kishin nga një herë edhe diametër më të madh janë quajtur «Rondele». Ato u çfaqen në një periudhë të hershme në bregun lindor të Adriatikut, e cila ishte një zonë që e ndjente më afër kërcënimin turk.

*

* *

Duke pasur parasysh mjetet dhe mënyrat e sulmit e të mbrojtjes deri në shek. XV do të shohim se cilat kanë qënë kërkesat për një vënd të fortifikuar në mesjetë, në çfarë mase janë realizuar ato dhe së fundi evolucionin, tipet e fortifikimeve si dhe vëndin që ato zënë në fortifikimet bashkëkohëse.

Mbrojtja e një kalaje nuk varej nga fortësija e mureve dhe e kullave, por në një masë të madhe edhe nga pozicioni i saj si dhe nga konfiguracioni i terenit që sipas rastit përcaktonin shumë nga mënyrat, armët dhe mjetet e tjera të mbrojtjes. Prandaj si vend ideal për ndërtimin e një kështjelle përsa i përket mbrojtjes natyrale konsiderohej një kodër e lartë shkëmbore në shumë anë e pa ngjitëshme ose ndërtimi i saj në një kodër të rrethuar në sa më shumë anë me sipërfaqe ujore veç tyre bëheshin punime plotësuese që kishin të bënin me transformimin e terrenit për qëllimin e dëshi-

ruar si hapja e hendeqeve të gjerë e të thellë, të mbushur me ujë ose të thatë. Në zgjedhjen e terenit duhej pasur parasysh që fortesa të kishte dhe ujë të bollshëm për ti rezistuar rethimeve të gjata dhe meqënëse ajo shpesh herë ishte edhe qendër administrative e krahinës duhet të zinte një vend qendor në të.

Fortifikimet mesjetare mund t'i ndajmë në qytete të fortifikuara, kështjella të ngritura si seli e feudalit, për qëllime thjesht ushtarake, si pika vrojtimi e kontrolli të rrugëve, apo për vendosje garnizonesh. Ndër qytetet dallojmë dy kategori: ato të trashëguara nga antikiteti, dhe ato të lindura rishmas në mesjetë. Ndër qytetet e trashëguara nga antikiteti ato që nuk plotësonin kushtet e mbrojtjes natyrale nuk patën jetë të gjatë, ndërsa të tjerat u çfrytëzuan edhe në mesjetë, si p.sh. Berati dhe Shkodra që janë ndërtuar mbi kodra të larta shkëmbore të vështira për tu ngjitur dhe Durrësi e Butrinti që mbroheshin nga sipërfaqe ujore.

Qytetet që lindën në mesjetë e kanë shpesh herë origjinën tek kështjella e feudalit, prandaj ato kanë një sipërfaqe më të vogël të rrethuar me mure dhe mbrojtje natyrale më të fuqishme. Të tilla janë Petrela, Gjirokastra e deri diku Kruja.

Faktor tjetër mbrojtës ishin muret dhe kullat deri në çfaqjen e artilerisë ato duhet të ishin sa më të larta për të vështirësuar ngjitjen në to me shkallë dhe me mure sa më të trasha për ti rezistuar goditjes së maqinave gurëhedhëse dhe desheve. Nga ana tjetër sa më pak mundësi mbrojtëse ofronte tereni aq më të fuqishëm duhej të ishin muret dhe pengesat e tjera artificiale, prandaj në sistemin feudal u hoq dorë nga fortifikimet e mëdha fushore siç ndodhte në kohën e perandorisë romake apo bizantine të hershme, pasi fuqija ekonomike e një feudali s'mund të krahasohej kurësesi me atë të një shteti të çentralizuar. Vetëm ndonjë kështjellë e vogël garnizoni si ajo e Vivarit dhe e Bashtovës është ndërtuar në teren të sheshtë. Në këto raste kështjellat rrethoheshin në të gjitha anët me një hendek të mbushur me ujë.

Duke kombinuar terenin e aksidentuar me ndërtimin e mureve mbrojtës, ndodhte shpesh që vetëm një anë më pak e mbrojtur e një maje të thepisur shkëmbore nga ndodhej zakonisht edhe hyrja për në kështjellë, të mbyllej me një mur të thjeshtë, kështu ndodh p.sh. me «Qytezën e Dakajve» në Breglumë (Rrethi i Shkodrës) apo me Stelushin, në Mat.

Ka qenë një karakteristikë e shqiptarëve në mesjetë, që të çfrytëzonin me mjeshtëri cilësitë mbrojtëse të terenit, duke kursyer në këtë mënyrë materalin dhe fuqinë puntore dhe duke i bërë njëkohësisht kështjellat e tyre të pazaptueshme. Këtë e dëshmojnë kronistë të kohëve të ndryshme si dhe gjurmët materiale të ruajtura në vend. Skutarioti një kronist bizantin i shek. XIII. kur përshkruan dështimin e fushatës bizantine kundër shqiptarëve më 1269 thotë se «ata banonin nëpër male të pashkelshme ku as kali nuk mund të hipte». Ndërsa më vonë Kritobuli nga Imbri, në përshkrimin e fushtës së Mehmetit II kundër shqiptarëve më 1459, thotë për këta të fundit se ... «banojnë në male të mëdha e shumë të larta që kalohen me vështirësi, ku kanë kështjella të shumta e të fuqishme «dhe me poshtë shënon se shqiptarët «kishin për strehim dhe mburojë malet dhe natyrën e paafrushme të vendit» dhe se shtigjet që të çonin drejt tyre nëpërmjet maleve «i ruanin me roje të fuqishme».

Kjo mjeshtëri u vazhdua dhe u përsos më tej nga Skënderbeu gjatë luftës 25 vjeçare shqiptaro-turke Edhe feudalët e tjerë shqiptarë para se të bëheshin aq të fuqishëm sa të zotëronin qytete të mëdha të fortifikuara dhe një numur të konsiderueshëm kështjellash i kanë patur selitë e tyre të fortifikuara në vende të thella malore, e të pa kalueshme kështu kalaja e Ballecit (Balesio) e njohur dhe si Balëz të kujton emrin e Balshajve të fuqishëm. Kalaja e Ballecit ndodhet në vend të thellë malor, dhe shumë të mbrojtur nga natyra. Ajo rrethohet nga një mur pa kulla që ndjek formën vezake të terenit.

Krahas këtyre formave të thjeshta të fortikikimeve mesjetarë që u përdorën kur e kërkonte nevoja, konstatojmë edhe forma më të ndërlikuara sidomos në qytetet mesjetare kryesore.

Në disa qytete si Shkodra dhe Kanina dallojmë tre pjesë të fortifikuara që lidhen me porta midis tyre. Qyteti i poshtëm, i mesëm dhe kështjella. Kjo e fundit shërbente për qëndrimin e parisë së qytetit apo feudalit, për qëndrimin e garnizonit dhe si vend i rezistencës së fundit në rast se do të mereshin nga armiku dy pjesët e tjera. Kështjella ndodhej në vendin më të lartë dhe më të mbrojtur të kodrës. Disa qytete përbëhen vetëm nga kështjella dhe qyteti i fortifikuar, si Kruja, Drishti dhe Danja, ku kështjella në përmasa mjaft të vogla shërbente si seli e fortifikuar e feudalit apo e parisë së qytetit. Një skemë tjetër na paraqet Shurdhahu. Ai ndahet nga muret mbrojtës në dy pjesë, në qytetin e poshtëm dhe të sipërm, ku ky i fundit kryente edhe funksionin e kështjellës, por kryesisht shërbente si vend i rezistencës së fundit në qoftë se kalohej nga armiku muri i parë rrethues. Në raste të tjera takojmë kështjellën të ndërtuar në majën e një kodre dhe qytetin e pa fortifikuar në shpatin e saj apo në rrëzë të kodrës si në Lezhë, Mborje, Podgorije. Një skemë më të ndërlikuar na paraqesin Be-

rati dhe Butrinti. Në të dy rastet akropoli apo kështjella që ze pjesën më të lartë dhe të mbrojtur të qytetit përmban brenda saj dhe një ndarje më të vogël e cila shërbente si seli e fortifikuar në këtë mënyrë ajo veçohej nga pjesa tjetër e kështjellës ku qëndronte garnizoni. Madje në Butrint ndodhet edhe një kështjellë tjetër jashtë mureve dhe mbrojtjeve natyrore të qytetit. Ndryshe nga këto dy qendra Durrësi brenda mureve rrethues të qytetit, përmban dy kështjella të veçuara nga njera tjetra. E para në pjesën më të lartë të kodrës, shërbente si seli e Dukës së Durrësit dhe më vonë e feudalëve Shqiptarë Topias, ndërsa tjetra më poshtë e mbështetur tek muri jugperëndimor shërbente si vend qëndrimi i rojeve apo garnizonit të qytetit. Në një periudhë të vonë sidomos gjatë gjysmës së dytë të shek. XIV fillojnë të fortifikohen edhe Varoshet (lagjet e jashme). Kështu Shkodra kishte një Varosh të fortifikuar, ndërsa rrethimi i jashtëm: i Beratit i shërbente më tepër furnizimit me ujë të qytetit të sipërm, pasi shpati i kodrës në këtë anë është shumë i aksidentuar. Rrethimi i shpatit jugor të kodrës së Beratit evoluon në tri faza. Deri në vitin 1280, ky rrethim ishte realizuar me ledhe dheu, në shekullin e XIV u zëvendësua me mure guri, ndërsa në periudhën turke me një tynel të jashtëm të ndërtuar me mure që përfundonte në skaj me një kullë.

Një pjesë e kështjellave sidomos ato të destinuara për qëndrimin e garnizoneve kanë zakonisht forma të rregullta gjeometrike, katërkëndëshe (Bashtova kështjella e poshtëme e Durrësit), trekëndëshe (Vivari) shumëkëndëshe (Kardhiqi).

Muret në fortifikmet mesjetare kanë një gjerësi prej 1-4 m por shumica prej tyre variojnë në diapazonin 1,50-2,50 m. Pothuaj se në të gjitha rastet me përjashtim të mureve me trashësi rreth 1 m, ato përforcohen me breza druri, të futura brenda trashësisë së murit dhe të vendosura në intervale të barabarta lartësije. Brezat e drurit luanin rolin e një brezi sizmik e bënin murin më elastik kundrejt goditjeve dhe lokalizonin deri diku prishjet. Që një mur të ishte më rezistent kundrejt goditjeve preferohej që tereni brenda tij të ishte në një lartës sa më të madhe, me një fjalë që ai ti vishej sa më tepër të qe e mundur shpateve të kodrës. Por një parim i tillë nuk është zbatuar kudo, si në kalanë e Shkodrës. Në mure janë përdorur edhe breza tullash sidomos rreth fillimit të shek. XIII. Por këto breza nuk përshkonin gjithë trashësinë e murit si në periudhën e vonë antike por futeshin vetëm në faqen e jashtëme të tij duke shërbyer si mjet dekorativ. Në Berat në ndërtimet e periudhës së Mihal Komnenit, është zbatuar «Teknika e tullës së mbuluar» ku një rresht tullash midis dy të tjerëve, qëndron i futur më brenda dhe mbulohet me një shtresë llaçi. Kjo teknikë ka qenë e përhapur gjerësisht në ndërtimet e Kostandinopolit, ku datohet në shek. XI-XII. Është përdorur gjithashtu krahas mureve të ndërtuar vetëm me gurë edhe teknika bizantine «kluazonazh» sidomos në ndërtimet e shek. XIV. Në këtë rast gurët të punuar në forma të rregullta katërkëndëshe rrethoheshin me tulla në formë kornize ku tullat që kufizonin pjesët e sipërme dhe të poshtëme të gurëve formonin breza paralele të panderprerë. Fugat e llaçit midis gurëve dhe tullave ishin të trasha dhe arrinin nga njëherë trashësinë e tullës. Gjatë shekullit XV kjo teknikë fillon të degjenerojë, fugat e llaçit nuk ishin më të gjera, rreshtat horizontale të tullave nuk kishin lartësi të barabartë, dhe shpesh herë këto të fundit ndërpriteshin. Teknikën e mësipërme e takojnë si në ndërtimet mbrojtëse të Skënderbeut në Kepin e Rodonit, ashtu edhe në një kullë Veneciane në Durrës. Në rastin e fundit mund të shihet ndikimi vendas që ushtrohej në nëpërmjet mjeshtraveo të ndërtimit edhe në arkitekturën ushtarake venecjane. Shpesh muret kombinoheshin në pjesën e brendëshme me pilastra drejtkëndëshe të mbuluara me harqe si në Bashtovë e Butrint ose me ambiente tërthore të mbuluara me qemere cilindrikë. Në këto raste muret ishin më të hollë, por kjo mënyrë ndërtimi, ndërsa i bënte ato më rezistente kundrejt goditjeve, kufizonte çarjet midis dy pilastrave dhe kursente materialin, nga ana tjetër krijonte mundësinë për të patur më shumë nivele luftimi në muret e kështjellës pasi shpesh herë muret midis pilastrave përshkoheshin nga frengji. Me frengji shigjete përshkoheshin nga një herë edhe mure të një trashësije të vogël si në Shurdhah ndërsa në një rast frengjitë i gjejmë në mure me trashësi rreth 2,50 m (Kalaja e Vivarit).

Zakonisht muret kishin një lartësi nga 6-10 m. Në pjesën e sipërme ndodhej shtegu i kalimit të rojeve dhe parapeti me bedena. Hapësirat midis bedenave shërbenin si vende luftimi. Më vonë edhe vetë bedenat u përshkuan nga frengji shigjete, por rastet e njohura nuk shkojnë më herët nga shek. XV.

Parapeti i dhëmbëzuar me bedena pëson dhe një ndryshim tjetër, hapësirat midis këtyre të fundit mbyllen me mur duke krijuar një parapet të vazhduar, i cili përshkohet nga një brez i pa ndërprerë frengjish. Rastin më të hershëm ndoshta të shek. XIV e kemi në kalanë e Vivarit, ndërsa të tjerat i hasim pas periudhës në shqyrtim.

Për të kontrolluar rrëzën e murit dhe për të lëshuar objekte të rënda, apo ujë të vluar mbi armikun, sipër kreshtës së mureve ndërtoheshin erkerë

prej druri që dilnin në formë konsoli, ato mund të ishin të vazhduar (gardhe) apo në trajtën e ballkoneve të shkëputur (mashikula). Rastin e parë e kemi hasur në kalanë e Durrësit qysh në shekullin XI, ndërsa të dytin e njohim nga kështjella e Vivarit në Butrint si dhe nga një dokument i vitit 1280 i cili përmban një urdhër të Karlit I Anzhu për paisjen e murit të Akropolit të Durrësit më 24 mashikula të tilla. Por më shpesh ato ndërtoheshin përmbi portat apo nëpër kulla. Mashikula guri që zëvendësuan të drunjtat, në vendin tonë nuk ruhen para shek XV.

Shtegu i kalimit të rojeve ose rruga mbi mur krjohej nga vetë trashësija e murit, mbi një sistem harqesh mbi pilastra apo me platforma druri të dala konsol, kur muret ishin të hollë (Drisht, Shurdhah), në rastin e fundit edhe shkallët që të çojnë në shtegun e rojeve janë prej druri, por në të shumtën e rasteve ato janë prej murature guri, ato ndërtohen brenda trashësisë së mureve, ose i mbështeten këtyre të fundit.

Me daljen e artilerisë trashësija e mureve fillon të rritet ndërsa lartësija e tyre të paksohet. Për tu rritur qëndrueshmërija ato fillojnë të ndërtohen në pjesën e poshtëme në formë skarpati ose të kenë një pjerësi të lehtë në anën e jashtëme duke filluar që nga pjesa e sipërme. Bazamente të pjerura tek muret dhe kullat hasen shpesh si modifikime në fortifikime më të hershme. Por ka dhe mure e kulla kështjellash të projektuara që në fillim si të tilla. Këto të fundit nuk i gjejmë në ndërtime më të hershme se të shek. XV apo fundi i shek. XIV.

Kullat në fortifikimet tona mesjetare i hasim në forma të ndryshme planimetrike, katërkëndëshe, trekëndëshë, në formë të shkonjës U, gjysëm rrethore, të rrumbullakta dhe poligonale. Kullat katërkëndëshe janë përdorur gjatë gjithë kohës pasi ishin më të lehta për tu ndërtuar. Në fortifikimet më të hershme shek. XI-XII gjejnë përdorim të gjerë kullat trekëndëshe dhe më pak ato në formë U-je. Këto dy tipe kullash përsërsin forma të njohura dhe të përhapura gjerësisht në kohën e vonë antike. Kullat trekëndëshe vazhdojnë të përdoren edhe më vonë deri në shek. XIII-XIV, por ato më të hershmet (Butrint, Shurdhah) kanë mure të hollë dhe një linjë të çrregullt, dhe në shumë pikpamje nuk arrinjë akoma nivelin e kullave pararendëse të shek. VI. Kjo tregon se gjatë shekujve të parë të mesjetës nuk pati ndonjë zhvillim të dukshëm të artit të fortfikimit. Por nga fundi i shek. XII e sidomos gjatë shek. XIII preferohen më tepër kullat katërkëndëshe dhe rrethore. Që lartësija e tyre filloi të shtohet, këtë e dëshmojnë kullat e larta katërkëndëshe të ndërtuara në Berat në kohën e Mihal Komnenit, si dhe veprimtaria ndërtuese e Karlit, I në Durrës (1280), i cili lartësoi të gjitha kullat dhe muret e Akropolit, dhe për më tepër theksoi diferencën në lartësi që duhej të kishin kullat nga muret. Në shek. XV lartësija e kullave filloi përsëri të pakësohej por tani muret bëheshin më të trashë dhe të pjerur ose me skarpat në pjesën e poshtëme. Shumë, kuptimplotë është një pasazh i Barletit, për kullat që ndërtoi Skënderbeu në Krujë, rreth viteve 1451-52, ku thuhet se Skënderbeu i bëri ato më të bukura dhe më të forta se ishin më parë por nuk i ngriti përmbi mure për të mos ju ekspozuar artilerisë së armikut, ndërsa muret e tyre në anën e jashtëme i pruri në formë skarpati. Me çfaqjen e artilerisë fillojnë të gjejnë gjithënjë e më tepër përdorim kullat rrethore të cilat nuk i ekspozonin predhave të topave një faqe të gjerë të sheshtë ndërsa disa kullave katërkëndëshe, si në Drisht, ju dha formë e rrumbullakët duke ju veshur një mur në anën e jashtëme. Me të rralla ishin kullat poligonale por këto siç duket fillojnë të përdoren kryesisht në këtë periudhë. Kullat ndaheshin në disa kate me dysheme druri apo me qemere, Por ka edhe raste kur njeri nga katet mbulohej me qemer ndërsa të tjerët me dysheme druri, në këto raste mbulesa me qemer zakonisht i takonte katit të sipërm në të cilin ndodhej taraca. Pjesa e sipërme e kullës përfundonte me një parapet të dhëmbëzuar me bedena që rrethonin një taracë ose mbulohesh me çati druri. Çatija mund të mbështetej mbi një mur të plotë apo mbi një mur të dhëmbëzuar me bedena si në Bashtovë. Në faqet e pa kontrollushme prej kullave fqinjë dalin shpesh herë në formë konsoli mashikula prej druri që kontrollonin rrëzën e murit të kullës (Bashtovë, Durrës) ose dilte në këtë mënyrë mbi murin perimetral krej kati i sipërm i kullës i ndërtuar prej druri (Petrelë). Në disa raste në katin e poshtëm të kullës ndërtohej një sterë e cila mbulohej me qemer apo me kupol ose kjo pjesë e kullës e pa ndriçuar nga frengji apo dritare shërbente si depo. Kullat mund të ishin edhe krejt të hapura nga ana e brendëshme (Bashtovë, Petrelë), por këto ishin më pak rezistente dhe nuk siguronin një mbrojtje të pavarur. Ato ndërtoheshin për të kursyer materialin ose për të mos shërbyer si qëndra rezistente kundrejt pjesës së brendëshme të fortifikimit në rast se një pjesë e garnizonit do të ngrinte krye apo në qytete në rast revolte të shtresave të çfrytzuara qytetare.

Kullat paiseshin me frengji për armë të bardha dhe më vonë për topa. Në shkallën fillestare të zhvillimit të artilerisë, frengjitë për topa hapeshin në katet e poshtëm apo të mesëm të kullave. Frengjitë më të zhvilluara deri në shekulin e XV,

kishin në planimetri formën e një trapezi me bazën e vogël të drejtuar nga jashtë dhe mbuloheshin me qemere prej tullash apo guri në një kullë të Durrësit frengjitë për topa kanë edhe një zgjerim të lehtë në anën e jashtëme. Tipat më të hershëm të frengjive të destinuar për topa të kalibrave të vegjël janë ato që në anën e brendëshme kanë formën e një kamareje e cila përshkohet. nga një vrimë e rrumbullakët për nxjerjen e grykës së topit. Mbi këtë vrimë mund të kishte dhe një të çarë të ngushtë vertikale për vrojtim. Për të siguruar bazën e mureve të kullave kundër hapjes së tuneleve dhe minimit ndërtoheshin nga një herë bazamente të veçantë me mure guri që risnin mjaft trashësinë e mureve të themelit (kështjella e poshtme, Durrës). Përveç kullave të zakonshme, në Kala apo kështjella ndërtoheshin edhe kryekulla (donzhone), ato mund të ishin të shkëputura nga muret rrethuese dhe zinin një vend qëndror në kështjellë të lidhur me to apo krejt të veçuara. Kryekulla ishte pjesa e fortfikuar më me kujdes e një kështjellë dhe ishte e aftë t'i rezistonte një rrethimi të gjatë. Prej saj drejtoheshin luftimet mbrojtëse në raste rethimi tërhiqej garnizoni apo një pjesë e tij në rast se binte kështjella. Shembul i një kryekulle në funksion të një kalaje është kulla e Teodor Komnenit në Durrës, ajo ishte fortifikuar dhe në anën e brendëshme me një mur rrethues dhe ishte vendosur në linjën e jashtëme të mbrojtjeve të qytetit, që ndërsa shihte dhe kontrollonte veprimet në kala, kontrollonte nga ana tjetër fushën e luftimit para saj, si dhe hyrjen për në kështjellën e sipërme.

Një tip kulle i veçuar është kulla e Pirgut në Myzeqe, ajo ka formë pesëkëndëshe me dy brinjët më të gjata nga 17 m. ndërsa të tjerat 14 m. Të parat duke krijuar një kënd më të mprehtë drejtoheshin nga lumi, nga ishte dhe drejtimi kryesor i mbrojtjes. Në dokumentat mesjetare kulla e Pirgut përmendet herë si kullë dhe herë si fortesë e vogël. Megjithëse sot ruhen fare pak gjurmë për të gjykuar në faqet e brendëshme të kullës ka patur natyrisht ambiente tërthore dhe një oborr të vogël të brendëshëm. Ambientet anësore që shërbenin për banim, si depo dhe si ambiente luftimi e shtonin fortësinë e mureve të kullës dhe ekonomizonin hapësirën e brendëshme.

Një interes të veçantë paraqesin mbrojtjet e hyrjeve. Mbrojtjet më të thjeshta që përsërisin skema të vjera janë ato kur hyrja mbrohet nga një kullë anësore e jashtme (Kanina) apo e brendëshme (Stelush) ose prej dy kullash anësore që projektohen plotësisht jasht mureve (Shurdhahu). Në disa raste hyrjet përshkojnë faqen anësore të një kulle katërkëndëshe (Drisht, Kardhiq) ose faqen ballore të saj (Bashtorvë), në rastin e fundit kulla mund të gjendet edhe brenda fortifikimit si në Berat. Hyrjet më të mbrojtura mesjetare ishin ato që përshkonin një koridor të gjatë të mbuluar me një ose disa kthesa këndrejtë. Hyrja për në kalanë e Petrelës formohet nga një koridor i mbuluar me qemer me dy kthesa këndrejtë Me një kthesë dhe me një koridor të mbuluar anash të cilit ka vende të thelluara për vendosjen e rojeve është pajishur edhe hyrja kryesore e Krujës dhe e Shkodrës. E para ka një portë rrëshqitëse në ballë dhe dy porta të thjeshta gjatë koridorit. Një koridor të harkuar por të pa mbuluar me qemer përshkon dhe hyrja në Kepin e Rodonit. Hyrjet që përshkonin koridore të mbuluar kanë pasur dy ose më tepër porta. P.sh. njera nga hyrjet e kalasë së Gjirokastrës kishte tri porta të forta hekuri të vendosura njëra pas tjetrës. Mbi qemeret e koridoreve para portave hapeshin vrima për hedhje lëngjesh të nxehtë mbi armikun si në kalanë e Shkodrës. Vrima katërkëndëshe me prag të pjerur nga jashtë hapeshin dhe mbi murin që ngrihej mbi portën e parë të cilat përveç qëllimit të përmendur më lart shërbenin dhe për të hedhur ujë mbi zjarrin që mund të vinte armiku për djegien e portës (Shkodër). Portat e mbrojtura nga një mashikull të ndërtuar mbi to, i hasim vetëm në kështjella të vogla ganizonesh. Një «Mashikul» druri mbështetej në dy konsola gurësh të punuar mbi portën kryesore të kalasë së Vivarit. Mashikula të tila mbi porta kanë patur me siguri dhe kështjella e Bashtovës dhe kështjella e poshtëme e Durrësit.

Për një mbrojtje më të mirë të portave kryesore, në disa qytete të fortifikuara u ndërtuan oborre të fortifikuar (barbakane). Oborri ishte një ndërtim plotësues para portës kryesore që e bënte atë të dyfishtë. Nga periudha mesjetare na janë ruajtur barbakani në hyrje të kalasë së Beratit dhe në atë të Shkodrës të cilët janë përshkruar me hollësi më sipër. Portat ishin prej kanatash druri të trashë nga një herë të veshura dhe me pllaka hekuri. Kanatet rrotulloheshin në boshte metalike vertikale të fiksuar në gurët e pragut të portës dhe në pjesën e e sipërme dhe sigurohesh nga një tra i fortë fortë (katarah) që fiksohej në dy vrima të thella të hapura në shpatullat e portës. Përveç portave dy kanatëshe janë përdorur dhe porta rrëshqitëse (Krujë) që lëshoheshin nga kati II i kompleksit të hyrjes, ato përdoreshin ose për të dubluar portën dy kanatëshe ose për të krijuar një kurth për armikun që sulmonte hyrjen

Në qoftë se do të përpiqemi të përcaktojmë se ç'vend zinin fortifikimet mesjetare në Shqipëri deri nga mesi i shek. XV duhet të hedhim një sy mbi

zhvillimin e artit mesjetar të fortifikimit në vendet fqinjë dhe ato të Evropës perëndimore.

Fiset sllave që u vendosën në Gadishullin Ballkanik njihnin vetëm fortifikimet në formë rrethi me ledhe dheu e drunj, por gjatë kontaktit që ata patën me Bizantin filluan të ndërtojnë fortesat e para me mure guri.

Në tërë Europën, feudale të shek. IX, X dhe deri në shek. XI, fortifikimet në pjesën më të madhe ishin prej druri. Keshtjellat prej druri u rindërtuan me gurë në Francë gjatë viteve 1170-1220. Ndikimi të madh në zhvillimin e fortifikimeve Europiane ka patur Lindja. Kryqtarët e parë që u kthyen prej andej sollën në Europë një përvojë të çmueshme dhe modele të vlefshme të fortesave. Ndryshe qëndron puna me Perandorinë Bizantine, në të cilën përfshihej prej kohësh dhe teritori i vendit tonë. Këtu ndërtimi i fortifikimeve me mure guri mbështetej mbi një traditë të vazhdueshme e të fuqishme. Po të përmendim disa elemente të fortifikimeve që u përhapën nga kryqtarët në Europë gjatë shek. XII-XIII siç janë mashikulat, apo erkerët e vazhduar në muret e kullat, hyrjet me kthesa etj. Këto elemente i hasim në fortifikimet tona në një periudhë më të hershme siç është rasti i erkereve prej druri mbi muret e Durrësit. Pra duhet menduar që edhe fortifikimet tona, veçanërisht Durrësi, kanë ndikuar jo vetëm në arkitekturën ushtarake të popujve fqinjë por edhe në atë të Europës Perëndimore. Por duke filluar që nga koha e çfaqjes së artilerisë e sidomos gjatë shek. XV qendra e gravitetit kalon në Itali, si dhe në bregdetin Dalmat që kërcënohej drejtpërdrejt prej Perandorisë otomane, dhe ku lindin mjaft herët bastionet rrethore për artileri. Fortifkimet Italiane janë të parat që mbajnë një vulë të re kur në shumë vende vazhdohej të ndërtohej me metodat e vjetra.

Një nga autorët e parë të teorisë moderne të fortifikimit Françesko Sforca (mesi i shek. XV) filloi të vishte kullat kuadratike të qosheve me një këmishë të rrumbullakët me trashësi 7 m, dhe të sistemojë gjithashtu kullat, në nivelin e bedenave, Por ne kemi për të njëjtën periudhë dëshminë shumë të çmueshme të Barletit mbi parimet e njëjta që e udhëhoqën Skënderbeun në ndërtimin e kullës së hyerjes në kalanë e Krujës dhe po nga kjo kohë na ruhet bastioni i harkuar në Kepin e Rodonit me mure 6 m të gjerë. Së fundi mund të përmëndet dhe ndonjë kullë katërkëndëshe në keshtjellën e Drishtit e veshur me këmishë rrethore, e cila smund të jetë më e vonë nga shek. XV, pasi më 1478 kalaja u pushtua nga turqit dhe u braktis nga popullsia.

Pra fortifikimet tona në parimet e tyre themelore kanë ndjekur gjatë mesjetës hap pas hapi përparimet e artit të fortifikimit, i cili kushtëzohej nga zhvillimi i mjeteve dhe i metodave të sulmit.

Fig. 1 + 2


KALAJA E DURRËSIT
V
rrethimi i tretë
kulla
e Teodor Komnenit
EXO-BAZARI
rrethimi i dytë
kështjella e sipërme
AKROPOLI
porta e madhe
kështjella e poshtëme
porta e Jallisë
D E T I A D R I A T I K

Fig. 3


E
F
1
2
3
4
5
6
7
8
A
B
L
K
G
FAZA I SHEK. VI
FAZA II SHEK. VII - X
FAZA III SHEK. XIV - XV
FAZA V SHEK. XV
FAZA VI MBAS SHEK XV
V
PLANIMETRIA E KESHTJELLES
TE PETRELES
0
5
10 M.

Fig. 8









FIG. 14
KALAJA E BERATIT
V
?
Osumi
0
50
100m



Fig. 33

Fig. 34


R R U G E
V
KULLA 2
KULLA 3
KULLA 1
KULLA 7
TASLLOI (BURIMI)
KULLA 6
TUNELI
Pus
HAMAMI
TEQE
0 5 10 15 m

Fig. 36

KESHTJELLA PRANE KANALIT TE VIVARIT
"Butrint"








FAZA FILLESTARE SHEK. XIII - XIV



GJENDJA NE SHEK XVIII ( RIKONSTRUKSION )

## KESHTJELLA E KARDHIQIT




FIG. 40



FIG. 41

## KALAJA E KEPIT TE RODONIT




Fig. 42




Fig. 48

Fig. 49

RIKONSTRUKSION I NJE KULLE

KALAJA E BASHTOVES
DURRES






Fig. 51

KULLË NË KALANË
E DURRËSIT

Shek. XV



Fig. 51



KAPITULLI III

## ARKITEKTURA NË SHEK. I p.e.s. — VI e.s.

Fuqizimi dhe dalja e shtetit ilir në arenën ndërkombëtare i shkonte ndeshas interesave hegjemoniste të Romës. Këto kontradikta shkaktuan dhe shpërthimin e konfliktit të armatosur, të luftës së Iliro-romake (229-228 p.e.s), së II dhe të III që përfundoi në vitin 168 p.e.s. me pushtimin e Ilirisë. Fillimisht Roma u njohu disa qyteteve dhe krahinave që nuk kishin marrë pjesë në luftë ose paria e të cilëve kishte mbajtur krahun e Romës një farë autonomie. Si pasojë deri në shekullin e I p.e.s., me gjithë frenimin e madh që pësoi ekomia dhe jeta kulturale e Ilirisë, e cila nga mesi i shek. të II p.e.s. kishte arritur një zhvillim të veçantë, zhvillimi urban dhe arkitektura në një sërë qendrash vazhdoi linjat e para ndonëse e dobësuar. Por shtrirja e tij e plotë në shek. I p.e.s. me humbjen dhe të asaj autonomie të pakët, lufta civile, operacionet ushtarake kundër kryengritjeve ilire, të shoqëruara me plaçkitje dhe shkatërrime masive, sollën një rënie të fortë në shek. e I p.e.s. Krahinat në jug të Matit dhe Dardania u përfshinë në provin-Ilirikut. Ndarjet e mëtejshme në një sërë provincash të tjera, kufijt e të cilave puqeshin diku nga Mati, sollën një copëzim të mëtejshëm të territorit duke e cënuar unitetin e tij ekonomik e kultural. Riorganizimi ekonomik e politik shkaktoi ndryshime të rëndësishme në jetën urbane. Disa qendra u braktisën tërësisht ose pjesërisht prej popullsisë, duke u përqëndruar në disa qendra të seleksionuara në kushtet e reja. Këto qytete gjëndeshin në qendër të krahinave të veçanta administrative, në vënde të përshtatshme për bujqësi ose në nyjë tregtare. Por duhet vënë në dukje se romakët, më pak përjashtime dhe ato të vona, nuk ndërtuan qytete të reja, në ndryshim nga krahinat e tjera më pak të zhvilluara. Kjo u bë e mundur në saje të numrit të madh të qyteteve në territorin tonë dhe jetës së tyre të zhvilluar. Por nga ana tjetër pushtimi me pasojat e tij negative ekonomiko-shoqërore e pengoi zhvillimin e mëtejshëm të impulseve origjinale që vëreheshin në arkitekturë .

Nga fundi i shek. I e.s., me stabilizimin relativ politik, nisi një periudhë e re zhvillimi. Në krahinat, të cilat kishin pasur një nivel të lartë ekonomik e politik. Ky zhvillim nuk solli nivelin e dikurshëm, por shtrirja e sistemit skllavopronar me forma klasike dhe në krahinat periferike me rend më të fortë fisnor, solli një ngritje të mëtejshme. Ky proces nivelues u pasqyrua qartë dhe në zhvillimin urban dhe arkitekturë. Përjashtuar Apoloninë, Dyrrahun dhe Buthrotin, qytetet e tjerë Dimali, skodra, Bylisi etj. e humbën shkëlqimin e dikurshëm, në të kundërt në zonën periferike të Drinit të Zi, pa jetë të zhvilluar qytetare, lindi e u fuqizua qyteti në Grazhdan (Doberi?).

Në këto shekuj vihet re se arkitektura vazhdon të ruajë tërë tiparet e mëparshme. Kjo duket mjaft qartë në qytetin e Lisit ku fortifikimi i qytetit në mesin e shek. I p.e.s. ndjek jo vetëm të njëjtat parime fortifikimi, por dhe të njëjtën teknikë ndërtimi. Po kështu tipare të trashëguara tregon dhe theatri në Orik i ndërtuar me gurë të gdhendur, në një kohë kur në Romë ndërtoheshin vetëm theatro të përkohshëm prej druri.

Romakët mbajtën një qëndrim të diferencuar ndaj qytetit ilir. Apolonia, Amantia, Foinika e ruajtën në një farë mase statusin e parë. Një sërë qytetesh të tjerë Dyrrahu, Buthroti, Bylisi, Skodra kthehen në koloni ku nguliten një numër i madh veteranësh dhe tregtarësh italikë, prej tyre Dyrrahu, kolonia më e madhe e Ilirisë jugore, ndërmjet funksionarëve të qytetit ka pasur edilë, nëpunës të ngarkuar për mbikqyrjen e ndërtimeve. Një sërë qendrash të tjera, në rangun e municipit, me banorë autoktonë kishin një vetqeverisje të caktuar. Krahas tyre një sërë qendrash më të vogla, opida, shërbenin si qendra të civatateve. Por mjaft prej qendrave të vje-

tra si Dimali, Antigonea etj., dikur qendra të mëdha qytetare ose u shkatërruan gjatë fushatave të pushtimit ose ranë gradualisht duke u kthyer në vendbanime të parëndësishme. Në këtë drejtim ndikuan dhe ndryshimet politiko-administrative pas pushtimit romak që sollën përqëndrimin e jetës në kolonitë e municipet.

Influenca romake në këto qendra në drejtim të arkitekturës paraqitet mjaft e kufizuar. Përjashtim bëjnë ato pak qytete të ndërtuara rishmë si Skampini, Grazhdani (Doberri ?) dhe kështjellat e vogla si ato në Vig dhe Paleokastër të cilat ndjekin rregullat e urbanistikës dhe arkitekturës romake. Në të kundërt në qendrat e tjera romakët gjetën një arkitekturë që ndiqte linjat e arkitekturës së përparuar bashkëkohëse, në lidhje organike me të. Por nga ana tjetër duhet vënë në dukje se e mbështetur në një shfrytëzim më të thellë të punës së skllevërve, në taksat dhe angaritë, teknika arriti një nivel mjaft më të lartë. Por në aspektin arkitektonik, në ndryshim nga provincat e tjera romake me nivel më të ulët zhvillimi kultural, ndërtimet vazhduan të ruajnë trajtimin e jashtëm të mëparshëm.

Arkitektura si element përbërës i kulturës ndikoi nga ana e saj në ruajtjen e vazhdimësisë kulturor edhe mosromanizimin e popullsisë vendase. Pa qëndruar pasive ndaj proceseve të kohës dhe novacioneve, ajo dha kontributin e saj në përhapjen e arkitekturës së përparuar linjat e së cilës ndiqte. Nuk është i rastit në këtë drejtim fakti që orientimi më i plotë i arkitekturës romake ndaj asaj helenistike, mesdhetare, ndodhi pikërisht në periudhën e sundimit të Augustit dhe nën ndikimin e tij, kur dihet se ai që një nga perandorët që thuajse nuk u largua nga Roma dhe studimet e tij i kreu në Apoloni.

Kriza e shoqërisë skllavopronare në të cilën hyri perandorija romake në shek. III nuk pati në provincat ilire atë intensitet që pati në perëndim. Kjo krizë solli tendencën e autonomizimit të provincave, provincializmit të perandorisë dhe fuqizimin e rolit të ushtrisë në të cilën elementi ilir kishte një vend të dorës së parë. Kështu, në shek. III-IV në krye janë një varg perandorësh ilirë.

Me ndarjen e perandorisë në shek. IV krahinat e Ilirisë mbetën me perandorinë e lindjes. Një nga qytetet me rëndësi më të madhe në këtë periudhë ishte Dyrrahu, skela më e madhe e Adriatikut. Nga fillimi i shek. VI në periudhën e sundimit të perandorit Anastas (491-518) me origjinë prej këtij qyteti Dyrrahu paiset me një rrethim të trefishtë, ndërtohet një hipodrom, banesa dhe përsoset rrjeti i kanalizimit. Fuqizimi i tij nuk mund të shihet në prizmin sentimental si dëshirë e një perandori, por në një kontekst të gjerë ekonomiko-shoqëror. Kështu, ndonëse qyteti u shemb dy herë nga tërmeti (345 dhe 518) u rimëkëmb nga fillimi pasi në të ndodheshin punishtet e arsenalet perandorake dhe ai qe një qendër e rëndësishme zejtaro-tregtare.

Shekujt pas shek. të IV shoqërohen në fushën e arkitekturës me një veprimtari të dendur fortifikuese dhe me kthimin e kristianizmit në fe zyrtare. Ideologjia e re e klasave shfrytëzuese u shpreh qartë dhe në arkitekturë me prishjen dhe përshtatjen e ndërtimeve të kultit të vjetër si në Foinikë ku një nga tempujt shndërrohet në baptister dhe ndërtimin e kishave të reja.

# ARKITEKTURA E FORTIFIKIMEVE

Gjatë luftrave për nënshtrimin e Ilirisë dhe Epirit romakët dogjën dhe shkatërruan nj numër të madh qytetesh të fortifikuar dhe keshtjellash. Vetë historianët e tyre, Polibi, Livi, etj., na njoftojnë për «rrënimin e mureve» të 70 qyteteve dhe kështjellave në Epir si dhe të një numri të madh në Iliri, veçanërisht në Dasareti. Për qëndrimin e garnizoneve, romakët seleksionuan një numër të vogël qendrash bregdetare, si Buthroti, Oriku, Dyrrahu, dhe të prapatokës së afërt. Fillimisht në to duket se nuk u ndërmorën punime të rëndësishme fortifikimi, për shkak të ruajtjes së mirë. Veprimtaria ndërtimore nis rreth mesit të shek. I p.e. re, me rifortifikimet që lidhen me kryengritjet e ilirëve dhe luftën civile romake. Kështu Cezari bën të ditur për fortifikimin e Lisit nga bashkësia qytetare, sipas urdhërit të tij. Kjo e dhënë mbështetet nga tre mbishkrime të gdhendura në gur, ku bëhet fjalë për rindërtimin e mureve, të një kulle dhe një porte. Mbishkrimet, të murosura në pika të ndryshme të fortifikimit, përkujtojnë bashkësinë qytetare me shpenzimet e së cilës u kryen punimet dhe magjistratët që u kujsi pasojë e dëmtimit të mureve rrethues dhe frikës së romakëve nga lëvizja kryengritëse e Pirustëve (v. 54 p.e.s.). Prej kësaj periudhe ruhet muri i brendshëm që e ndan qytetin e sipërm nga i poshtmi dhe trakte të tjerë të veçuar. Pjesët e ruajtura të murit të brendshëm, me trashësi më të vogël se muri i përparshëm (1,75 ndaj 3,50 m) paraqesin vetëm xokolin mbi të cilin ngrihej muri me tulla të lidhura me llaç balte (fig. 2). Xokoli që shkallëzohet sipas terrenit është punuar me blloqe të mëdhenj guri (rreth 1 x 0.5 x 0.5 m) të latuar në formë trapezi si blloqet e murit ilir, por në ndryshim prej tyre balli është i rrafshët dhe jo i bymyer. Muri i mësipërm ka pasur një lartësi të jashtme 8,50 — 9 m në funksjon të pjerësisë së terrenit dhe qe i paisur me shtegun e rojes për ku të çonin shkallë të jashtme dhe parapet të dhëmbëzuar (fig. 3). Nga brënda mureve i mbështeten ambiente me përmasa 4.80 x 7.20 m të ndërtuar me mure të fuqishëm. Ambientet e mësipërm duket se shërbenin për qëndrimin e garnizonit ose magazina. Paisja e murit me një hyrje skematikisht të njëjtë me ato të rrethimit të mëparshëm tregon se në këtë periudhë u ndoq pa nonjë shmangie jo vetëm teknika, por edhe elementet arkitektonike të fortifikimit.

Në shekujt e parë të erës sonë vihet re një ndërprerje e veprimtarisë fortifikuese që përkon me të ashtuquajturën «paqe romake», por më tej për të përballuar dyndjet e «barbarëve» dhe lëvizjet e brendshme ajo rinis sërishmi. Veprimtarija e ndërtimit të fortifikimeve në periudhën e vonë antike fillon nga fundi i shekullit III fillimi i shekullit IV, duke kapur pikat kyçe, qytetet dhe nyjet rrugore. Këto ndërtime përbëjnë atë embrion, rreth të cilit në shekujt në vazhdim u ngritën një sërë kështjellash të tjera, deri sa u kristalizua një sistem i ri mbrojtës, që përkon mjaft mirë me kërkesat që parashtron arkitektura ushtarake dhe strategjia bashkëkohëse.

Nga gjurmimet e derimësotme janë zbuluar dhe përcaktuar në periudhën e vonë antike 114 qendra të fortifikuara (fig. 4) të vendosura me një dendësi më të madhe se në shumicën e provincave bashkëkohëse romake e bizantine. Të paktën 19 prej këtyre qendrave qenë qytete dhe një numër edhe më i madh qendra me karakter fshataro-qytetar. Shpeshtësia, madhësia dhe vetë karakteri i tyre dëshmon për një jetë të zhvilluar qytetare, e cila pasqyrohet mjaft qartë dhe në arkitekturën e fortifikimeve. Ky zhvillim shpjegon dhe fragmentin e Malkut, ku Teodorikut, pushtuesit të mëvonshëm të Romës, i thuhet nga perandori i Bizantit që të lërë Epirin e ri e të shkojë në Dardani, «pasi askush nuk do të duronte që të mbante qytete kaq të mëdhenj».

Gjetjet dhe burimet dëshmojnë për një veprimtari ndërtuese në kohën e sundimit të perandorëve Licin Kostandin, Valentinian, Theodos, Anastas I dhe Justinian. Kjo veprimtari siç e ve në dukje kodeksi i Theodosit bazohej në punën angari «pa asnjë përjashtim» të popullatës. Por krahas saj ndërtimi i fortifikimeve të tilla si i Dyrrahut, Doberit (Grazhdani i rrethit Dibrës?) dhe qendrave të tjera të mëdha, kërkonte detyrimisht pjesëmarrjen e gjerë të mjeshtrave vendas dhe arkitektëve ushtarakë. Mbishkrimet e gjetura në tullat e mureve rrethues të Dyrrahut «Anastasi punëdhënës», tregojnë përgatitjen e tyre në punishtet perandorake dhe dëshmojnë se fortifikimi i këtij qyteti u krye nën përkujdesjen e pushtetit qëndror. Nga ana tjetër një mbishkrim votiv i gjetur në Paleokastër, me anën e të cilit kështjella i blatohet perandorit Licin nga presidi i Epirit të vjetër, tregon se fortifikimi i kështjellave kryhej nën drejtimin e pushtetit të provincave.

Qendrat e mësipërme, ashtu si në antikitet, ndahen në qytete, kështjella, mure barjerë dhe kulla. Burimet dhe historianët bashkëkohës na bëjnë të

ditur për një numër të konsiderueshëm qytetesh, shumica të identifikuar: Justinianopolin, Adrianopolin (Melani i rrethit të Gjirokastrës), Foiniken Onhezmin (Saranda), Buthrotin Amantien, Bylisin, Antipatrean, Apoloninë, Aulonën, Skampinin (Elbasanin), Skodrën, Lisin dhe Grazhdanin. Interes ndër këto emra paraqet Justinianopoli fillimisht i quajtur Adrianopol, pasi qyteti mbart emrat e dy perandorëve të dëgjuar për ndërtimet e tyre si dhe i Polyheriupolisit, qytetit të Pulheries, motrës së Theodosit. Këto emërtime dëshmojnë rëndësinë e ndërtimeve në këto qytete, pasi vetkuptohet se ndryshe ata s'do të mbanin emrat e perandorëve.

Të vendosur në qendër njësish me kufizim pak a shumë të qartë teritorial këta qytete pararendin vendosjen e qytetit mesjetar duke u ralluar, por dhe duke u shpërndarë më njëtrajtësisht se në periudhën qytetare ilire. Kështu në trevën e mesme të Drinit të Zi, dikur me jetë të zbehtë qytetare, lind Grazhdani (Doberi ?) 34 hektarësh, në po atë kohë kur qytetet dikur të zhvilluar si Apolonia e Dyrrahu zvogëlohen në sipërfaqe.

Shumica e qyteteve të kësaj periudhe, 16 ndaj 19 qyteteve të njohur, janë qytete ilire të seleksionuar në drejtim të pozitës qëndrore ushtarake dhe administrative (fig. 4). Prej tyre 9 gjënden në afërsi të bregdetit, që ka ardhur si pasojë e seleksionimit mbi një bazë më të shpeshtë të qyteteve ilire në fushat anëdetare. Sipërfaqja e këtyre qyteteve zakonisht luhatet nga 3,5 — 10 ha. Tregues në këtë drejtim është rasti i Bylisit, rrethimi i ri të clt nuk i përmbahet më tërësisht konturit të thepisur të pllajës shkëmbore si qyteti antik. Ndërsa në anët jugore dhe perëndimore ai ripërdor muret e rrethimit të vjetër, në lindje tërhiqet në thellësi duke e zvogluar sipërfaqen e rrethuar nga 30 hektarë që i takonin qytetit antik në 11 ha (fig. 16 tek fortifikimet e shek. V—I p.e.s.). Veçanti e murit të ri, tashmë të lidhur me llaç gëlqereje, është ndjekja e linjave të drejta dhe paisja me një varg kullash kuadratike të cilat në fortifikimin antik qenë më të pakta. Rrethimi i ri, ndonse përfshin brenda ndërtimet shoqërore le para vetes një zonë të rrafshët, ku fare lehtë mund të vendoseshin makina të rënda rrethimi.

Me përjashtime të pakta fortifikimi i qyteteve në periudhën e vonë antike nuk sjell ndonjë ndryshim në sistemin e tyre mbrojtës, pasi ndërtimet e reja ndjekin me besnikëri gjurmët e fortifikimeve ilire, jo vetëm në drejtim të planimetrisë por dhe në trajtimin e elementeve të veçantë mbrojtës: dhëmbëzimeve, kullave, hyrjeve duke qenë shpesh vetëm superstruktura të bazamenteve të vjetër. Kështu në Amantie prania e mureve me llaç gjasisht të periudhës së Justinianit, kapet me mjaft vështirësi. Ndryshimet qëndrojnë vetëm në mbylljen e disa hyrjeve dhe meremetimin pjesor të mureve (nënkap. fort. e shek. V-I p.e.s .fig. 17). Nga ana tjetër qytetet e mësipërm përfaqsojnë dhe hallkat ndërmjetëse për kalimin e traditës së fortifikimeve ilire në fortifikimet mesjetare.

Në një pjesë të mirë qytetet përkojnë me kryeqendrat e periudhës qytetare ilire, por në disa raste vendosen dhe në qendra dikur të dorës së dytë, siç është rasti i qytetit të Kioninës (Kaninës), i diktuar nga nevoja për një qendër të mbrojtur në mes të rajonit të rëndësishëm bregdetar të Vlorës. Traktet e periudhës antike që e mbyllin tërë konturin e rrethimit tregojnë se edhe në Kaninë muret e periudhës së vonë antike, të ndërtuara me teknikën e muraturës së përzier, ndjekin me besnikëri konturin antik.

Qytetet e fortifikuar rishmas janë më të pakët: Skampini, Grazhdani (Doberi), Sarda (Shurdhahu rrethi i Shkodrës). Po ndër ta mund të futen dhe Dyrrahu dhe Onhesmi ku rrethimet e reja nuk mbështeten mbi substruksionet e vjetra. Prej tyre dy të parët shtrihen në terrene të rrafshët, kurse Dyrrahu dhe Grazhdani njëkohësisht në terrene fushorë dhe kodrinorë. Në të kundërt Sarda e themeluar në shek. e VI, ze një pozitë që rekomandohet dhe nga autorët bashkëkohës. Ajo ngrihet mbi një kodër shkëmbore 90 m të lartë nga niveli i Drinit, i cili e qarkonte atë nga tre anë të horizontit, duke e kthyer në një gadishull (fig. 5). Lumi le të lirë vetëm anën jugore drejt së cilës kodra zbret relativisht butë, duke u bashkuar me një qafë me terrenin përreth ku kalon rruga. Në të kundërt në anët e tjera kodra bie me mjaft pjerrësi mbi lumë. Qyteti me sipërfaqe 4,7 ha mbrohej prej një muri 690 m të gjatë dhe 1.20-1,60 m të gjerë, i cili e qarkonte kodrën nga jugu, veriu dhe perëndimi. Në lindje ku kodra bie thikë, mbrojtja i është besuar terrenit. Muri përforcohej prej një sërë kullash, disa prej të cilave në formë trekëndëshi. Terreni në brendi të rrethimit lartësohet drejt veriut ku gjendet kështjella.

Grazhdani (Doberi ?), qyteti i dytë në madhësi pas Dyrrahut, ze një sipërfaqe prej 34 hektarësh. Ai gjëndet në qendër të pellgut më të madh të Drinit të Zi, e atij të Dibrës, duke shërbyer si qendër ekonomiko-administrative e zonës. Terreni në të cilin ngrihet qyteti i fortifikuar bie me një farë pjerësie në drejtim të dy përrenjve të vegjël malorë, me përjashtim të lindjes, ku vijon një fushë e rrafshtë (fig. 6). Muret rrethues, të ndërtuar me teknikën e muraturës së përzier i përshtaten terrenit. Si pasojë planimetria paraqitet e lakuar dhe

jo e rregullt si e qyteteve të tjerë të ndërtuar rishmë në këtë periudhë. Muret 2760 m të gjatë, përforcohen prej 44 kullash në formë patkoi të vendosura, sipas pjerrësisë së terrenit, 40-80 m larg njera tjetrës. Prej hyrjeve të qytetit njohim tre të vendosura ndërmjet kullash ansore. Mënyra e vendosjes së tyre të jep të kuptosh për një rrugë ndërmjet hyrjes veriore e jugore, me të cilën bashkohej me kënd të drejtë rruga prej hyrjes lindore. Siç kuptohet nga këto të dhëna sistemi rrethues, dhe si pasojë urbanistik, i shmanget rregullsisë karakteristike për ndërtimet romake dhe shfrytëzon mundësitë e pakta mbrojtëse që ofron terreni duke fituar një planimetri të parregullt. Në të kundërt, në Skampin (Elbasan) gjejmë Kastron klasike, e cila i përmbahet me rreptësi rregullave ndërtimore romake. Ndonse ky tip fortifikimi është tipik për periudhën romake, vetë romakët e huazuan atë nga ndërtimet Epirote. Kështu Frontini, strateg i shek. I shkruan se «qëmoti romakët e ngrinin kampin thuajse të shpërndarë... si shtinë në dorë kampin e Pirros panë vendosjen e tij dhe pak nga pak arritën në atë që është sot në përdorim». Kjo e thënë vërtetohet dhe nga Livi, sipas të cilit, Piroja «ish i pari që mësoi të tjerët si të vendosin kampin». Në fakt formën kuadratike të Kastros me kulla skaji, të dala nga muret, formë që romakët e përvetësuan veç vonë pas shek. III, e gjejmë në kështjellën e Mallathresë që daton pikërisht në kohën e Pirros.

Skampini gjëndet në një nyje me rëndësi strategjike, para se Via Egnatia të kalonte nga ultësira bregdetare në luginën e Shkumbinit ku puqeshin një sërë rrugësh të tjera. Krahas kësaj terreni përreth është mjaft i përshtatur për zhvillimin ekonomik. Si pasojë në shek. e IV Skampini shndrrohet nga një lokalitet vikus, në një qendër qytetare në të cilën stacionohet legjioni i vetëm i Epirit të ri që mbante emrin e qytetit. Legjioni strehohej në Kastron me përmasa 308x348 m të rrethuar prej muresh të fuqishëm 3 m të gjerë, dhe 12 m të lartë (fig. 7). Muret qarkoheshin prej një hendeku të thellë të mbushur me ujë dhe përforcoheshin prej 26 kullash të dala nga muri, karakteristikë kjo e ndërtimeve pas fundit të shek. III. Kullat e anës, në formë freskoreje, duket se kanë qenë trekatëshe, ndërsa kullat e tjera kanë formë patkoi, përjashtuar këtu dy kulla në mes të anëve veriore dhe jugore. Në Kastron e orientuar sipas pikave kardinale të horizontit, të fusnin katër hyrje, nga një në secilin mes të brinjëve. Ndërmjet hyrjeve lindore dhe perëndimore të mbrojtura anash nga dy kulla dhe të paisura me oborr të fortifikuar kalonte dekumana 4 m e gjerë që përputhej me rrugën Egnatia, kurse përmes kullave kuadratike të hyrjeve veriore dhe jugore kalonte kardoja. Në këtë mënyrë syprina e Kastros ndahej në katër çerekë (kuartalle), ku gjëndeshin ndërtesat e ndryshme të legjionit. Gjurmë brezash me tulla me stampa të repertorit paleokristian, kryqe, zogj, delfinë, etj. (fig. 8) tregojnë për një rindërtim serioz të sajin, në shekullin e V ose të VI, pas braktisjes së saj në fillim të shek. V.

Dyrrahu dhe Onhezmi janë qytete anëdetarë, prej tyre Dyrrahu paraqet në të njëjtën kohë dhe fortifikimin më të fuqishëm që trashëgojmë prej kësaj periudhe. Fortifikimi i Dyrrahut gjëndet në skajin jugor të gadishullit të dikurshëm. Qyteti i paisur me një skelë të klasit të parë, kishte një pozitë mjaft të rëndësishme strategjike duke qenë kreu i rrugës Egnatia që lidhte Romën me Kostandinopolin. Për më tepër pozita natyrale, për të cilën Lukiani shkruan se «atë që e forcon këtë vënd, natyrën dhe pozitën e tij, asnjë hekur s'e shkatrron dot», i siguronte atij një mbrojtje të mirë. Dyrrahu që merr pjesë në luftën civile kuptohet se e ruajti fortifikimin që prej periudhës helenistike. Një rifortifikim serioz ai pat në shek. e IV, fundi i të cilit e gjen atë kryeqendër të provincës së Epirit të Ri, të mbrojtur prej një garnizoni 2000 vetësh. Por ndërtimet më të fuqishme, që e bënë atë një nga qytetet më të fortë të Bizantit, qenë ato që u ndërmorën me urdhër të perandorit Anastas i I, me origjinë po prej Dyrrahut (fig. 9). Krahas burimeve bashkëkohëse që bëjnë fjalë për paisjen e këtij qyteti me tre rrethime kjo veprimtari dëshmohet prej vulave të tullave me të cilat janë ndërtuar muret. Fortifikimi që ze tërë skajin jugor të vargut kodrinor që zgjatet në tërë gadishullin, prej veriut në jugë, ka një sipërfaqe prej 85 hektarësh. Syprina e tij ka trajtën e një trapezi të çrregulltë, anën perëndimore e të cilit e ze lartësia e fundit dhe shpatet e vargut, ndërsa pjesën tjetër një terren i rrafshtë. Në veri të kësaj syprine, sipas dëshmive të akreologëve të shekullit të kaluar, bashkëngjitej një rrethim kuadratik prej 25 hektarësh, duke arritur në këtë mënyrë sipërfaqja e rrethuar në 110 ha. Për më tepër në veri të gadishullit gjëndej dhe një fortifikim tjetër, ai i Portës, që veçonte gadishullin dhe mbronte qytetin nga kjo anë.

Sot në gjëndje të mirë ruhet vetëm një pjesë e traktit jugperëndimor së bashku me kullat që e përforconin atë (fig. 11). Trakti i cili nis buzës së detit i ngjitet gradualisht shpatit të kodrës, deri sa përfundon në lartësinë 98 m duke zotëruar tërë zonën. Muri i mësipërm në pjesën e rrafshtë përforcohet çdo 60-65 m prej kullash të fuqishme tre katëshe me planimetri 5 këndëshe, Pjesa e sipërme e

traktit, së bashku me gjurmët e kështjellës, mbrojtjes së fundit kur merrej qyteti ose strehimit të parisë në rast revolte të brendshme, sot është zhdukur. Por ajo së bashku me pjesët e tjera të rrethimit, sipas dëshmisë së arkeologëve, ekzistonte ende në shekullin e kaluar Sipas këtyre dëshmive trakti i mësipërm, 1100 m i gjatë, ndalonte në lartësinë 98, ku dhe gjëndej kështjella, duke u kthyer në këtë pikë me një kënd të drejtë. Më tej ai zbriste përsëri për 700 m drejt verilindjes. Po 700 m ishte dhe ana veriore, e cila shtrihej në fushë në një terren të rrafshët. Më tej në jug-lindje muri ndiqte lakoren e lehtë të bregut, duke lënë jashtë veç një rrip të ngushtë rane të mjaftueshëm për shmangien e sulmeve të drejtpërdrejta nga anijet. Për më tepër hyrja e rripit zihej me mure të tërthortë. Pas një kulle të madhe në trajtë bastioni (fig. 12), duket për vendosje baterish me armë të rënda kundër anijeve, muri lindor puqej me atë jugperëndimor, duke arritur kështu i tërë rrethimi 3300 m gjatësi. Prej hyrjeve të qytetit sot trashëgohen vetëm dy. (fig. 13). Por Ana Komnena dhe Qiriaku i Ankonës na bëjnë të ditur për një portë në anën verilindore të trajtuar me monumentalitet.

Fortifikimi i Dyrrahut i ndërtuar i tëri me tulla në shek. e VI, paraqet një rast mjaft të rallë për këtë kohë në tërë perandorinë bizantine. Muri 4400 m i gjatë, 3,50 m i gjerë dhe 12 m i lartë tregon për një lulëzim të padyshimtë të qytetit.

Qytet bregdetar, ndonse jo i kësaj rëndësie qe dhe Onhezmi (Saranda). Në ndryshim prej Dyrrahut, muret rrethues e qarkonin pjesën e ulët bregdetare vetëm nga ana e tokës duke kapur të dy anët e bregut, pa lënë para vetes ndonjë rrip toke (fig. 14). Muret rrethues të qytetit të punuar me gurë të lidhur me llaç gëlqereje 8-9 m të lartë dhe 2.30 m të gjerë përforcoheshin prej 20 kullash drejtkëndshe të vendosura çdo 25 m larg njera tjetrës (fig. 15).

Në drejtim të vendosjes ndanë detit Onhezmi dhe Dyrrahu paraqesin qytetet skelë që dallojnë nga qyteti si Himera (Himara) Borshi (fig. 16), Kanina, të cilët gjënden majë kodrash të rëpirta, pa qënë në kontakt të drejtpërdrejtë me detin, por pak të tërhequr në brendi.

*Kështjellat* e kësaj periudhe gjenden së pari të vargëzuara gjatë luginave të lumenjëve, të cilat njëkohësisht paraqesin dhe rrugët më të rëndësishme (fig. 4). Vendosja e tyre jo vetëm në nyjet kryesore. por dhe në hyrjet e daljes e rrugëve të dorës së dytë tregon kujdesin për kontrollin e vijave të qarkullimit, ndërsa shpeshtësia dhe shikimi reciprok për një sistem lajmërimi. Grupimi i tyre tregon dhe për një sistem mbrojtës — lajmërues të rajoneve dhe qyteteve, i cili më qartë kapet në fortifikimet rreth kryeqendrës së provincës së Epirit të ri, Dyrrahut (fig. 17).

Krahas t'yre një grup më vete përbëjnë kështjellat e veçuara të ndërtuara prej vetë banorëve të qendrave për t'u mbrojtur nga dyndjet. Tipike ndër to është kështjella në malin e Vilës, ku krahas mureve mbrojtës të periudhës antike ruhen dhe gjurmët e një fortifikimi të antikitetit të vonë. Muri i kësaj periudhe 1.40 m gjerë, i ndërtuar me gurë të vegjël si dhe blloqe të ripërdorur të rrethimit antik të lidhur në të thatë, nuk përforcohet në tërë gjatësinë e tij prej asnjë kulle.

Në të kundërt me qytetet shumica e kështjellave janë ndërtime të reja. Prej tyre vetëm një pjesë e vogël ze fortifikimet e vjetra si në Matohasanaj, ku rifortifikimi qëndron vetëm në pak meremetime të mureve të rrethimit antik. Për më tepër në rastet kur sipërfaqja e fortifikimit antik është e madhe ajo zvoglohet së tepërmi (kështjella në Gurzezë). Këtu prej qytetit antik, që zinte shpatin jugor të malit të njëemërt, u ruajt vetëm një pjesë e akropolit, i cili zgjatej si rrip i ngushtë në majë të kreshtës së tij (fig. 18), Muret e kështjellës të ndërtuar me gurë të vegjël dhe blloqe antikë të ripërdorur, ndjekin konturin e vjetër. Ana nga shpati ka mure 2 m të gjerë, të përforcuar me kulla rrethore, ndërsa në anën e kundërt që bie thikë, ashtu si dhe në antikitet, muri mungon. Siç shihet këtu kemi një reduktim të fortë jo më të sipërfaqes 12 hektarëshe të qytetit, por dhe të vetë akropolit i cili rudhet në 1/3 e tij. Sipërfaqja e saj prej 0,6 hektarësh e tregon atë si një kështjellë të vogël, qëllimi kryesor i së cilës ishtë sinjalizimi i fortifikimeve të tjera përreth.

Sipërfaqja e kështjellave luhatet nga 0,15 deri në 2 hektarë. Prej tyre ato me sipërfaqe të vogël kryejnë vetëm funksion ushtarak. Kjo kuptohet nga shkëmbimi i vështrimit me fortifikimet përreth dhe pozita mjaft e mbrojtur, por pak e volitshme për komunikim. Për hir të kësaj pozite këto kështjella, ndonse me garnizon të pakët, mund t'i qëndronin një armiku të shumtë në numër. Një kështjellë të tillë, atë në Lalm (rrethi i Tiranës) (fig. 19), Malku e cilëson «të vendosur në një kodër të lartë, në përgjithësi të papushtueshme, nën të cilën gjëndet një humnerë dhe kalon një lumë i thellë».

Kështjellat me sipërfaqe rreth 1 ha e lart, përveç anës ushtarake kanë pasur dhe funksion ekonomik. Veçori është se në to merret parasysh komunikimi, kështu që zakonisht i gjejmë në terrene të rrafshët (Vig, Paleokastër) ose me lartësi të vogël (Peshtan fig. 20), Boder, Mbjeshovë etj.).

Në sajë të pozitës kështjellat mund të ndahen në

fushore (Paleokastra, Vigu, Vranishti, Iballa) dhe malore. Ndër to kështjella e Vigut me sipërfaqe 0,6 ha, dhe formë trapezi të çrregullt (fig. 21), ka mure 2,20 m të gjerë të punuar me teknikën e muraturës së përzier. Kështjella përforcohet prej 12 kullash të fuqishme: drejtkëndshe në meset, me ballë të lakuar në hyrjet dhe në formë freskoreje në anët, të njëjta këto të fundit me kullat e Skampinit. Për më tepër me këtë të fundit ajo ka të përbashkët dhe tipin e hyrjes me dy kulla dhe oborr të fortifikuar. Kështjella në Paleokastër e cila shërbente për qëndrimin e një kohorte ka sipërfaqe rreth një hektari. Kështjella ngrihet në mes të një rripi të rrafshtë toke të mbrojtur nga dy anët prej shtretërve të Drinos e Kardhiqit (fig. 22), Në planimeri ajo ka formën e një trapezi të rregullt brinja e gjatë e të cilit gjëndet 4-7 m larg shtratiit të thikët të lumit Drino, që e bënte të panevojshëm përforcimin e kësaj ane me kulla dhe siguronte furnizimin me ujë në rast rrethimi. Zgjatja pikërisht e kësaj brinje më tepër se brinjët e tjera, që sjell dhe shmangien nga forma tradicionale kuadratike, shpjegohet vetëm me mbrojtjen mjaft të mirë të kësaj ane. Vendosja dhe rritja në këtë mënyrë e sipërfaqes së kështjellës tregon dhe për zbatimin krijues të rregullave të fortifikimit në përputhje me terrenin (fig. 23),

Muret e kështjellës, 1,90 m të gjerë në anën e mbrojtur nga lumi dhe 2,30 m në anët e tjera, fillimisht janë punuar me blloqe të mëdhenj të gdhendur prej gurësh ranorë dhe konglomerati. Muret 7 m të lartë përforcohen prej 14 kullash dykatëshe në formë patkoi në skajet dhe kuadratike në meset. Në kështjellë vërehet mungesa e shkallëve për në shtigjet e kalimit të kurtinës. ngjitja për tek të cilat kryhej vetëm nëpërmej kullave. Si pasojë sulmuesit që arrinin të ngjiteshin në kurtinë nuk zbrisnin dot prej saj dhe ndodheshin nën goditjen e kullave. Brenda në kështjellë të fusnin 3 hyrje, kryesorja rreth 3 m e gjerë, e mbrojtur nga dy kulla, dy të tjerat të thjeshta Një karakeristikë e veçantë e saja janë varret e shumtë të fëmijëve përreth mureve, që dëshmojnë për një rrit ndërtimor vendas, sipas të cilit shpirtërat e tyre ndihmonin në mbrojtjen e kështjellës.

Keshjellat malore për nga trajtimi planimetrik mund t'i ndajmë në dy grupe. Tek i pari vihet re se kullat mungojnë ose janë të pakta, se ashtu si në periudhën antike ndiqen vijat rrushkulluese dhe se shpesh, në pjesën më të lartë, gjëndet një mur ndarës që krijon një farë akropoli (fig. 24), Nga tiparet dhe shpërndarja e kështjellave të këtij grupi kuptohet se ato ndonëse u ndërtuan nga vendasit, janë në funksion të një sistemi të përgjithshëm mbrojtës. Si shembull të këtij tipi, që më shpesh haset gjatë rrugës Egnatia dhe në pellgun e Korçës, mund të marrim kështjellën e Kakaçit, që ngrihet në një kodër rreth 8 km në veri të Maliqit (fig 24). Muret rrethues 2 m të gjerë, janë ndërtuar me një muraturë të çrregullt prej gurësh të vegjël e blloqesh antikë të ripërdorur të lidhur me llaç. Muret ndjekin vijën rrushkulluese në trajtë elipsi të pjesës së sipërme të kodrës duke vijuar mbi linjën e një fortifikimi të lashtë, të trashëguar që prej periudhës së parë të hekurit. Në veri të fortifikimit gjendet një mur ndarës, i cili veçon nga sipërfaqja 0,45 hektarëshe e kështjellës 1/5 e saj, Kulla e vetme 7x8 m në formë drejtkëndëshe ,gjëndet në pikën më të dobët të fortifikimit, ku kodra e kalasë lidhet me një qafë të ngushtë me kodrën fqinje.

Grupi tjetër dallon prej të parit nga synimi për kurtina të dreja që sjellin planimetri në formë trekëndshi ose katërkëndshi, shpeshtësia më e madhe e kullave dhe mungesa e akropolit (fig. 25). Tek ato vërehet një punë më e studjuar që parakupton drejtimin prej specialistëve të njohur me artin e fortifikimit. Por dhe në to, si për shkak të terrenit, ashtu dhe nga presioni i traditës, forma nuk është rigoroze gjeometrike por e deformuar. Tipi i këtyre kështjellave përfaqsohet mjaft mirë prej kështjellës në Mbjeshove (fig. 26) me sipërfaqe 1,1 hektarë, e cila ngrihet mbi një kurriz shumë të lartë shkëmbor. Kurrizi përgjysmohet në pikën më të lartë, prej një muri të tërthortë, të përforcuar prej 3 kullash. Prej tyre kulla e mesit, kuadratike, përçohet nga hyrja kryesore, ndërsa dy të tjerat me planimetri rrethore, janë vendosur përgjatë brinjës duke i lënë skajet të lirë. Muri 1,6 — 2 m i gjerë, në pjesën ballore vijon i drejtë ndërsa më tej lakohet duke ndjekur brinjët e ngushta të pjerrta të kodrës pa u paisur me ndonjë kullë. Muri vijon sërishmi i drejtë. në anën veriore. ku gjëndet dhe një hyrje e dytë. e mbrojtur prej një kulle. Në shtegun e kalimit të kurtinës 6 m të lartë, para të cilit gjëndej gjoksmbroja e dhëmbëzuar, të çonin shkallë të shumta të vendosura jashtë trashësisë së murit. Në anën jugore kështjella pararendet prej një muri me gurë të vegjël, të puqur në të thatë rreth 1 m të gjerë, i cili krijon një parafortifikim prej 2 hektarësh që e zgjeron më tej territorin e banuar të kështjellës. veçanti kjo që e gjejmë dhe në një sërë fortifikimesh të tjera si në Sopot, Laç etj.

*Kullat* (turres, pyrgos) i hasim në Marshej e Daul (fig. 27) të rrethuara nga fortifikime të vogla, ndërsa në Lumë. Humelicë e Petrelë, në trajtën e kullave të veçuara. Kulla e Petrelës, (fig. 28) ndodhet majë një kodre shkëmbore që kurorëzohet me një platformë të vogël, prej ku shihet i tërë sistemi i for-

ifikimit të vonë antik përreth Durrësit (Dorzi, Ndroqi, Lalmi, Dajti, Tujani, Sebastja). Kulla cilindrike me diametër 9,60 m ka mure 2,70 m të gjerë të ndërtuar me parete tulle, midis të cilëve është derdhur përzierja me gurë e llaç. Ajo ka pasur 3 kate dhe një lartësi prej 19 metrash. Katin e parë e zë stera e cila furnizohej me anën e një sistemi tubacionesh me ujin e shiut që grumbullohej në tarracë. Mbi kupolën e sterës, mbi një mbushje gurësh e llaçi gjëndej dyshemeja e katit të II. Ky i fundit ka diametër 4,15 m dhe lartësi 5 m. Në muret e ambientit gjënden 3 frengji të mëdha për armë të rënda, 2 m të larta, të orientuara nga anët e sulmeve të mundshëm. Në shpatullën e njerës prej frengjive që ka gjatësi më të madhe se të tjerat, gjëndet një ambient i vogël sanitar. Po këto veçanti ka pasur dhe kati i III i kullës. Mungesa e rampave të shkallëve tregon se ngjitja në kullë dhe komunikimi mes kateve kryhej me anë shkallësh të lëvizshme, që e shtonte qëndresën e kullës. Muret e fuqishëm e të lartë, armët e rënda dhe rezerva e ujit prej 30.000 litrash, praktikisht e pashtershme, e bënin të mundshëm qëndrimin ndaj rrethimeve të gjata. Sipërfaqja e vogël e ambienteve tregon se truproja e pakët, e paaftë për veprime aktive ndaj një armiku të madh në numër, ka qenë e destinuar për sinjalizimin e kalimit në nyjen e rëndësishme rrugore të Krrabës.

*Muret barierë* përfaqsohen prej numrit të Portës dhe atij në Demë. Muri i Portës, në veri të gadishullit të dikurshëm të Dyrrahut mbyllte kalimin nga veriu, duke arritur kështu izolimin e tij (fig. 29). Në jug gadishulli mbrohej prej fortifikimeve të Dyrrahut, nga perëndimi prej detit dhe rënia e thikët e kreshtës ndërsa lindja prej lagunës së Dyrrahut kalimi në të cilën qe i kontrolluar. Muri që niste në lindje buzë lagunës dhe vijonte përreth 200 m gjatësi në vijë të drejtë, në një terren të sheshtë, përforcohej prej kullash kuadratike 6 x 6 m, të vendosura në largësi të barabartë, Në këtë anë gjëndej dhe porta e hyrjes, prej së cilës e mori emrin më vonë dhe fortifikimi, 3,80 m e gjerë, e mbuluar me hark tulle. Më tej muri i punuar me teknikën e muraturës së përzier i ngjitej kodrës, ku në kuotën më të lartë gjëndej një akropol në formë trekëndshe. Prej tij muri vazhdonte në jug drejt rënieve të thikta të kreshtës duke ia lënë më tej mbrojtjen vetë terrenit. Muri i Demës ndjek linjën e murit antik, duke bashkuar detin me lagunën e Butrintit. Muri i punuar me gurë të vegjël të lidhur me llaç përforcohej gjatë gjatësisë së tij prej 650 m me një sërë kullash drejtkëndëshe.

*Kurtinat.* Muret e fortifikimeve të mësipërmë janë ndërtuar me gurë, muraturë të përzier dhe me tulla. Me përjashtim të murit të fortifikimit të shek. IV në Apoloni, ku tullat janë të ripërdorura të marra nga fortifikimi antik, muraturën vetëm me tulla e gjejmë vetëm në Dyrrah dhe kullën në Petrelë.

Muri i Dyrrahut është ndërtuar me tulla të pjekura mjaft mirë, me përmasa që i përgjigjen këmbës romake. Lidhja e tyre kryhet me llaç mjaft të fortë gëlqeror me zhavor të imët dhe grimca të mëdha tullash., me fuga horizontale më të gjera se vetë tulla. Ndryshe prej Dyrrahut muret e kullës në Petrelë përbëhen prej dy paretesh anësorë tek tullë, midis të cilëve është hedhur një përzierje me gurë të vegjël e llaç, e niveluar çdo 1,30 m me breza dy rreshtësh prej tulle. Tullat në formë sektoriale, që i përshtaten ndërtimit rrethor lidhen me llaç të fortë të hirtë. (fig. 30).

Me teknikën e muraturës së përzier, e cila në saje të brezit të tullës i shpërndan goditjet dhe lidhet më mirë, duke u paraqitur më e qëndrueshme se muri me gurë, janë ndërtuar fortifikimet fushore dhe muret e disa qyteteve të trashëguar nga antikiteti (fig. 31). Në qendrat kryesore (Grazhdan-Dober ? Skampin, Kaninë) brezi i tullës e përshkon tej për tej murin në tërë gjerësinë e tij. Në të kundërt në rifortifikimin e shek. V-VI të një qendre të vogël si Paleokastra ose në kështjellën në Vig vihet re se brezi, i cili në sipërfaqe ka 4-5 rreshta tulle, në bërthamë vijon vetëm me një rresht. Veçori që ashtu si dhe me kullën e Petrelës, shpjegohet me ekonomizimin e tullës. Në vija të përgjithshme në këtë muraturë vihet re një rritje me kohë e trashësisë së fugës, e kapur më qartë në dy fazat ndërtimore të Skampinit, atë të shek. IV dhe VI, si dhe një rritje e numrit të rreshtave. Në ndërtimet me muraturë të përzier shihet se brinjët e kullave, takimet e tyre me kurtinat, harqet dhe vëndet e tjera të ngarkuara punohen me tulla (fig. 32). Së fundi në qendrat e mëdha në Dyrrah, Skampin, Kaninë, në syprinën e tullave shihen të stampuara monograme të ndryshme dhe shenja të simbolikës paleokristiane: kryqe, degë palme, delfinë, etj. (fig. 33).

Muraturën me gurë të lidhur me llaç gëlqereje e gjejmë në tërë kështjellat malore si dhe në disa qytete të fortifikuara, por të dobësuar si Bylisi. Tipari kryesor që dallon muret e kësaj kohe nga muret mesjetarë është mungesa e rrjetit të trarëve, veçanërisht e atyre tërthorë. Në ndërtimet e para të kësaj kohe, si në fazën e I në Paleokastër (fillimi i shek. IV), shihet përdorimi i blloqeve të mëdhenj të latuar në formë kuadratike, të njejtë me ata të fortifikimeve antike, prej formacioni ranor në kurtinat dhe brekçeje në kullat (fig. 34). Rregullsi në vendosjen e tyre, dhe shtresëzim në bërthamë shi-

het dhe në muraturën me gurë të qendrave të tjera në shek. IV. Karakteristikë për këtë shekull është dhe kualiteti relativisht i dobët i llaçit me përmbajtje të madhe mbushësi.

Muret e fortifikimeve ngrihen mbi shkëmbin e gjallë, kur terreni është i gurtë, ose mbi themele guri të lidhur me llaç në terrenet e butë. Themelet kanë trashësi të njëjtë me murin dhe nuk e kalojnë thellësinë 1,5 m. Këtu nuk bën përjashtim as muri prej tulle i Dyrrahut, që ngrihet mbi një themel guri pak më të gjerë se muri, të shkallëzuar sipas terrenit (fig. 35). Një thellësi më e madhe vërehet vetëm në Skampin, ku themeli 3 m i thellë pëson 3 shkallëzime (fig. 36), veçori kjo që shpjegohet me praninë e hendekut me ujë që i vinte përqark Kastros.

Lartësitë e kurtinave në terrenet fushore luhaten zakonisht ndërmjet 7 (Paleokastër) dhe 12 m (Dyrrah, Skampin), ndërsa gjerësia nga 2,30 (Vig — Paleokastër) në 3,30 m (Dyrrah), që tregojnë se përmasat e kurtinës varen nga madhësia e qendrës (fig. 36). Faktori i mësipërm lot rol dhe në fortifikimet malore, por në to përcaktuese është pjerrësia e terrenit. Kështu në kështjellën në Laç në anët e rrëpirta gjerësia është 1,20 m, ndërsa në ato ku pjerësia zbutet, arrin në 2 m (fig. 25). Madje dhe në Paleokastër në anën e mbrojtur nga shtrati i thikët i lumit gjerësia është 1,90 m, ndryshe nga gjerësia 2,30 m e anëve të tjera. Për më tepër në disa raste, kur terreni është krejt i pangjitshëm dhe i lartë si në kështjellën në Shëngjin (fig. 24) muri mungon, duke ia lënë mbrojtjen terrenit. Ndryshimi i gjerësisë së mureve shpjegohet me nevojën për t'u bërë ballë makinave të rrethimit, të cilat vetkuptohet se nuk vendoseshin dot në anët e thikta të mbrojtura nga natyra.

Në pjesën e sipërme kurtinat zakonisht ndahen në shtegun e rojes dhe gjoksmbrojtësen e dhëmbëzuar, rreth 2 m të lartë dhe 0,50 m të gjerë. Në murin e Dyrrahut, gjokmbrojtësja një tullë e gjerë, 0,35m, përforcohet çdo 1,90 m nga pilastra të vogla (fig. 36). Një zgjidhje tjetër, racionale, shohim në fortifikimin e Rubikut ku trashësia e kurtinës prej 0,90 m, nuk lejonte krijimin e shtegut. Ky i fundit formohej me anë të një platforme dërrase mbi trarë të inkastruar në mur në çdo 1 m largësi (fig. 36). Zgjidhje kjo që trashëgohet dhe në mesjetë, në qytetet e fortifikuar të Shurdhahut dhe Drishtit.

Në shtigjet të çonin shkallë të ngushta, të cilat nuk lejonin kalimin e më tepër se një luftëtari. Zakonisht shkallët gjënden në afërsi të kullave dhe dalin jashtë kurtinës, pa e dobësuar atë. Në Skampin shkallët që mbështeten mbi harqe tulle me 16 m diametër (fig. 36) janë të dyfishta dhe largohen prej kullave për të dalë në mes të shtegut të kurtinës. Vetëm në pak qendra si në Onhezëm shkallët vijojnë brenda trashësisë së murit (fig. 36). Një zgjidhje tjetër shohim në Paleokastër, ku mungojnë tërësisht shkallët e jashtme dhe ngjitja për në shtegun e rojës kryhej nëpërmjet shkallësh të vendosura në katin e parë të kullës (fig. 38).

*Kullat.* Kullat e kësaj periudhe gjënden në largësi të ndryshme nga njera tjetra, kryesisht në funksion të pjerrësisë së terrenit. Kështu në Dyrrah në pjesën e rrafshtë ato gjënden 60 — 65 m larg njera tjetrës, ndërsa në pjesën ku muri ndjek shpatet e kodrës mungojnë (fig. 11). Edhe në fortifikimet e tjera. si në kështjellat në Laç, Mbjeshovë, Zharës (fig. 24, 25, 26) etj. kullat gjënden në anët me pjerësi të pakët dhe mungojnë në vendet me pjerrësi të fortë. Rregullsi në vendosjen e tyre vërejmë vetëm tek fortifikimet fushore ku largësia midis tyre varet nga lartësia e kullës, e cila sa më e madhe të jetë, aq më të plotë e kryen mbulimin ansor të kurtinës.

Kullat e kësaj periudhe kanë formë planimetrike drejtkëndshe, kuadratike, patkoji, rrethore dhe tre ose pesëkëndëshe. Në krahasim me kullat e tjera, të lakuara ose me kënd të mbrehët, kullat drejtkëndshe janë më të thjeshta në ndërtim dhe shfrytëzohen më mirë si ambiente. Por nga ana tjetër ato i epen më lehtë goditjeve ballore, pasi predhat nuk rikoshetohen dot prej tyre. Në fillim të shek. IV, ashtu si në antikitet, ky tip kulle ka një farë parapëlqimi, meqënënse teknika e rrethimit ende nuk kish arritur ndonjë shkallë të lartë zhvillimi. Këtë tip e gjejmë në fortifikimet malore (fig. 24, 25) dhe në fortifikimet e vogla fushore, në meset e brinjëve. Përveç tyre formë drejtkëndëshe kanë dhe kullat — hyrje, balli i të cilave përshkohet nga hapësira e portës (Skampin, kështjella në Mbjeshovë, Qafë; etj.). Ndër to kullat ndërmjetëse në kështjellën në Paleokastër kanë formë kuadratike me përmasa të jashtëme 3,50 x 3,50 m dhe mure rreth katër herë më të ngushtë se kurtina (fig. 38). Kullat e Paleokastrës i mbështeten kurtinës pa dalë prej saj, kështu që kjo e fundit e parë nga brenda, shëmbëllen me një ndërtim monolit me gjatësi sa brinja, e përçuar vetëm nga hyrjet e vogla të kullave. Këto të fundit që të çonin në një ambient të vogël, rreth 2,3 x 3 m, gjënden të ç'vendosura nga boshti i kullës duke lënë vend për rampën e shkallës që të çonte në katin e dytë. Ky kat që ndahet me dysheme druri prej të parit niste në nivelin e shtegut të rojës me të cilin komunikonte me anën e një dere anësore. Mbi të gjëndej tarraca me parapetin e dhëmbëzuar, duke arritur kështu e tërë lartësia e kullës në rreth 12 m.

Në qendrat e fortifikuara fushore shihet kombinimi i anëve pozitive të kullave drejtkëndëshe, mbulimi më i mirë i anëve dhe thjeshtësia e ndërtimit, me anën pozitive të kullave rrethore, rikoshetimin e goditjeve. Ky kombinim arrihet duke krijuar planimetri në formë të shkronjës U, kullat patkua, dhe në formë sektori rrethi, kullat freskore. Prej tyre forma patkua, që njihet që nga fortifikimet antike (Buthrot), në Skampin është tipi kryesor. Kullat patkua në Skampin, që paraqesin bashkimin e një drejtkëndshi me një gjysëm rrethi, kanë gjerësi rreth 9,50 m, gjatësi 8 m dhe mure 2 metërsh (fig. 39). Kullë patkua me ngushtim në bazë gjejmë dhe skajet e keshtjellës në Paleokastër (fig. 40).

Një formë të ndërmjetme midis kullave drejtkëndëshe dhe atyre në formë patkoi kanë kullat e hyrjes së kështjellës në Vig, ballį i të cilave nuk paraqet një gjysëm rrethi, por një segment rrethor, që ndërpritet me shpatullat e drejta.

Kullat freskore i gjejmë në skajet e kastros së Skampinit dhe krejt të njëllojta në kështjellën në Vig (fig. 41). Faqet e tyre anësore puqen me kënd të drejtë me kurtinat, ndërsa balli krijohet prej rakordimit të tyre me një hark rrethor. Për anallogji me fortifikimet e tjera këto kulla do të kenë qenë tre katëshe.

Kullat në trajtë rrethore, përveç kullave të veçuara si ajo e Petrelës dhe Daulës (fig. 27, 28), ku ato kanë trajtën e një rrethi të plotë, i gjejmë dhe në një sërë fortifikimesh të vogla malore (Mbjeshovë, Dajt fig. 48, Cakran; etj.), me tipare dhe madhësi thuajse të njëjta. Karakteristikë e këtij tipi është vendosja e tyre jo në skajet, por pak në brendit të tyre. Kështu në kështjellën në Mbjeshovë kulla që ka një perimetër më të madh se gjysma e rrethit (fig. 42), ndodhet 1 m larg skajit.

Kullat me majë të mprehët, për rikoshetimin e goditjeve ballore, janë më të rralla. Të tilla gjejmë në Kalanë e Qafës në formën e një trekëndshi me kulm të prerë (fig. 43) dhe në Antipatrea e Dyrrah, në trajtë 5 këndshe. Kullat e Dyrrahut qenë trekatëshe, duke arritur një lartësi 18 m (fig. 11; 44), Kullat të ndërtuara me mure të fuqishëm 3 m të gjerë, projektohen 10 m prej kurtinës dhe kanë një gjerësi prej 15 m. Kati i tyre i I dy herë më i lartë se katet e tjerë, shërbente si depo.

Ambienti i katit II ka qenë paisur me 7 frengji me qemer që përçajnë tërë trashësinë e murit pa e ndryshuar seksionin (fig. 45). Frengjitë, të cilat në anën e jashtme mbyllen pjesërisht me mur duke lënë një çarje të vogël, përdoreshin për armë të mesme, duke i lënë armët e rënda në tarracë. I njëjtë me këtë ambient ka qenë dhe ai i katit të III, por ky i fundit mbulohej me qemer cilindrik në pjesën e pasme dhe konik në pjesën e parme. Mbi qemerin mbështetej platforma e kullës e paisur me parapetin e dhëmbëzuar.

Një kujdes i veçantë në këtë periudhë i kushtohej trajtimit të hyrjeve. Prej tyre porta verilindore e fortifikimit të Dyrrahut për të cilën na bëjnë të ditur Ana Komnena dhe Qiriako i Ankonës zbukurohej prej përmendores së bronxët të një kalorësi. Vendi ku gjëndej porta përkon me daljen ose hyrjen kryesore për në qytet dhe fillimin e rrugës Egnatia, kështu që trajtimi i saj monumental në se marrim parasysh forcën dhe rëndësinë ushtarake e ekonomike të Dyrrahut është më se i kuptueshëm. Në të kundërt hyrjet e tjera, qofshin ato dhe në qendra të mëdha si Skampini. kanë karakter thjesht mbrojtës. Hyrjet kryesore të këtij qyteti, që përkojnë me kalimin e rrugës Egnatia, kanë një hapësirë 4 metërshe, të mbuluar me qemer tulle. Hapësira e portës, që përçan tejpërtej kurtinën, mbrohet anash prej dy kullave në formë patkoi, të cilat nisin veç 3 m larg saj (fig. 46). Në ndryshim prej kullave të tjera, kullat e portës, 12 m të gjata nuk përfundojnë me kurtinën por vazhdojnë në brendësi. Nga prapa kullat lidhen me mur, i cili paraqet vazhdimin e mureve të tyre të pasëm. Muri ashtu si dhe muri i përparshëm i hyrjes përçohet prej një porte të mbuluar me qemer, 4 m të gjerë. Në këtë mënyrë krijohet një oborr i fortifikuar 10 x 3 m i paisur me dy porta dyflegërshe, komandimi i kataraheve të të cilave kryhej nga brenda kullave. Oborri shërbente për një mbrojtje më të fuqishme të hyrjes, duke zvogluar numrin e sulmuesve të mundshëm dhe duke krijuar një barierë dyfishe që mbrohej mjaft mirë prej kullave anësore. Një hyrje e tillë gjëndet dhe në kështjellën e Vigut. Parimin e mbrojtjes së hyrjes me dy kulla e shohim dhe në Dober dhe kështjellën në Paleokastër, por në rastin e fundit oborri i fortifikuar mungon.

Ndryshe prej fortifikimeve fushore, në kështjellat malore hyrjet mbrohen prej një kulle të vetme, në të djathtë të saj, në mënyrë që sulmuesit të goditen nga kjo anë, pa mundur të mbulohen me mburojën. Kështu në kështjellën e Mbjeshovës dhe në Dajt hyrjet e dyta mbrohen nga ana e djathtë prej kullash (fig. 48). Një zgjidhje tjetër shohim në kështjellën e Zharës, ku hyrja 2,90 m e gjerë dhe 6 m e gjatë, trajtohet si në fortifikimet antike në Amantie dhe Nikae në trajtën e një korridori të krijuar nga çvendosja e murit (fig. 49).

Vazhdimi i formës së hyrjes nga periudha antike në atë antike të vonë e më tej në mesjetë, kapet qartë dhe në hyrjen e Antipatreas.


Legjenda
QYTET Urbs - Castra
KESHTJELLE - Castella
KULLE - Pyrgos, turres
MUR BARIERE
RRUGET ANTIKE TE VONA
J U G O S L A V I A
G R E Q I A
DETI ADRIATIK
DETI JON
ZONE E PAEKSPLORUAR
SCODRA
SARDA
LISI
DOBERI
DYRRAHU
SKAMPINI
APOLONIA
ANTIPATREA
DEABOLI
Zaradisht
BYLISI
KIONINA
AMANTIA
ORIKU
JUSTINIANOPULI
ONHEZMI
FOINIKIA
BUTHROTI
LIQ. SHKODRES
LIQ. OHRIT
LIQ. PRESPES
L. Buna
L. Drin
L. Drini Zi
L. Mat
L. Shkumbin
L. Devoll
L. Seman
L. Vjose
L. Osumit
L. Drino
10 0 10 20 30 Km
1 Kam
2 Shoshan
3 Rosuje
4 Selimaj
5 Kulla ne Marshej
6 Iballe
7 Hisarë
8 Dalmacë
9 Vau i Dejes
10 Vig
11 Pukë
12 Shemri
13 Bardhoc
14 Perbreq
15 Lakmeçi
16 Suraj
17 Bushat
18 Vilë
19 Mliskë
20 Vleshë
21 Dypjakë
22 Suhadoll
23 Bellove
24 Peshkopi
25 Hotesh
26 Lumë
27 Rubik
28 Sebastje
29 Daule
30 Stelush
31 Rrype
32 Tujan
33 Dajt
34 Shkëmbi Kavajes
35 Ndroq
36 Lalm
37 Petrele
38 Shengjin
39 Vilë
40 Dorz
41 Turrë
42 Kaziaj
43 Bodin
44 Gracen
45 Shenlli
46 Mengel
47 Shkëmbi Mbret
48 Dardhe
49 Xhyre
50 Skroske
51 Manastirec
52 Selca e Poshtme
53 Sllabinje
54 Shpella e Mokres
55 Tervol
56 Galigat
57 Valesh
58 Llixhë
59 Qafë
60 Belsh
61 Portë
62 Prrenjas
63 Bresnik
64 Moglicë
65 Pogradec
66 Bllace
67 Symizë
68 Klocë
69 Dishnicë
70 Trojan
71 Gjonomadhi
72 Mengulas
73 Bellovodë
74 Qinam
75 Gradeo
76 Peshtan
77 Tomorice
78 Mbjeshovë
79 Margëlliç
80 Cakran
81 Kalivaç
82 Qescrat
83 Matohasanaj
84 Zhares
85 Kelcyrë
86 Qilarishte
87 Boder
88 Cerie
89 Orik
90 Vranisht
91 Himare
92 Sopot
93 Paleokaster
94 Humelice
95 Mavropull (GREQI)
96 Çuka e Ajtojit
97 Demë
98 SCODRA Shkodra
99 SARDA Shurdhahu
100 LISI Lezha
101 DOBERI Grazhdani
102 DYRRAHU Durresi
103 SKAMPINI Elbasani
104 APOLONIA
105 ANTIPATREA Berati
106 DEABOLI Selasfori - Zvezda
107 — Zaradishta
108 BYLISI Hekali
109 KIONINA Kanina
110 AMANTIA Plloça
111 ORIKU
112 JUSTINIANOPOLI Melani
113 ONHEZMI Saranda
114 FOINIKIA Finiqi
115 BUTHROTI Butrinti

Fig. 4



Fig. 1



↑ Fig. 2a



→ Fig. 3

Fig. 2b →





Fig. 5 ↓




DOBERI • GRAZHDANI
SIPERFAQE 34 Ha.
P. = 2760 ml.
600.0
525.0
575.0
625.0
500.0
0 20 40 60 80 100 200 m

Fig. 6



Fig. 9



Fig. 8



Fig. 13



Fig. 14 ↑



← Fig. 12



Fig. 21 ↑


V
0
10
20

↓ Fig. 17


KULLA PETRELES
DORZI
NDROQI
LALMI
KRUJA
TUJANI
DAITI















Fig. 19

Fig. 24
















Fig. 25

KESHTJELLA NË Mbjeshovë








Fig. 28



Fig. 29







Fig. 27



Fig. 31



Fig. 30



Fig. 32


DYRRAH (Durrësi)
ONHEZEM (Sarandë)
RUBIKU
PALEOKASTER
SKAMPINI (Elbasani)
0 1 2 3 4 5m

Fig. 36

# URBANISTIKA DHE BANESAT

*Urbanistika.* Në drejtimin urbanistik qytetet e kësaj periudhe i përmbahen kryesisht skemave të trashëguara. Kështu në Apoloni urbanistika e qytetit paracaktohet prej rrjetit të mëparshëm rrugor, i cili nuk pëson asnjë ndryshim si dhe shpërndarjes së ndërtimeve kryesore theatrit, tempullit të Artemisit dhe shetitores të cilat ruajnë vëndet e mëparshme (nën-kap. ark. V fig. 9). Ndryshimet qëndrojnë vetëm në shtimin e disa elementeve të rinj të cilët i japin një farë pamje tjetër qendrës, në riparimin pjesor të rrugëve ekzistuese dhe ngritjen mbi konturet e kuartalleve të vjetër e banesave të reja. Kështu në formulimin e qendrës shtohen një sërë monumentesh të reja: odeoni, biblioteka (?), buleuterioni (monumenti i Agonotetëve) si dhe një ndërtim i paisur me kollonadë. Ndërtimet e mësipërme janë trajtuar me koncepte të ndryshëm arkitektonikë. Prej tyre shetitorja e ruan transparencën e saj të parë, ndërsa odeoni që e ndërpret atë ka vëllime të mbyllur masivë (nënkap. urb. dhe ban. shek. V-II p.e.s. fig. 5). Një pozitë të ndërmjetme zë monumenti i Agonotetëve me portik në ballë dhe vëllime të mbyllur në anët e tjera. Nëpërmjet këtij trajtimi, dhe vendosjes së shpeshtë sheshi fiton një farë ngurtësie ndaj trajtimit më të lirë të mëparshëm. Në të kundërt në Bylis duket se qendra vazhdon ti ruajë tiparet e para pa u prekur.

Rrugët e Apolonisë i nënshtrohen një riparimi të lehtë rreth fillimit të shek. I p.e.s. Kryesisht në to janë prekur kunetat. Si material për ndërtimin e tyre janë përdorur rrasat e kunetave të para trapezoidale, por seksjoni i tyre tashmë mer formën e një trekëndëshi me gjerësi 1 m dhe thellësi 0,15 m (fig. 2). Më tej në shek. e III-IV e.s , kur traseja e rrugës qe mbuluar dhe kunetat kishin dalë nga përdorimi, sistemi i kanalizimit zëvendësohet me një kanal me tulla 0,30 m të thellë, si taban i të cilit shërbenin kunetat e trashëguara (fig. 3).

Në Buthrot elementet kryesorë që e përcaktojnë qendrën: theatri, dy tempujt dhe sheshi anash tyre, trashëgohen nga periudha e mëparshme por dhe këtë vihet re një përpunimi i elementeve të saj përbërës (fig. 4). Skena e theatrit dhe tempulli i poshtëm u ringritën nga fillimi i shek. II. Megjithkëtë ruajtja e plotë e kontureve dhe vëllimit të mëparshëm nuk solli ndonjë ndryshim thelbësor në perceptimin hapsinor. Po kështu u ruajt dhe sheshi në perëndim të tyre, veçse në këtë anë përgjatë murit rrethues si dhe në pjesën përballë, në vazhdim të tempullit u ngritën portikë me kollona drejtkëndëshe. Ngritja e tyre duket se u bë e nevojshme nga që shetitorja në anën lindore, e gjysmuar prej kohësh nga ndërtimi i theatrit, pushoj së funksionuari pas ndërtimit të një banese të madhe para saj. Në këtë mënyrë kemi një kufizim të qendrës vetëm në pjesën perëndimore që shoqërohet me një ngushtim të sheshit nga ndërtimi i portikut. Në vetë elementët përbërës të qendrës vihet re lidhja organike e theatrit me tempullin që tashmë kthehen në dy pjesë të veçanta të një së tëre.

Megjithëse mungojnë gjurmët e rrjetit rrugor vendosja e ndërtimeve të ndryshme paralel me vijat rrushkulluese të shpatit ose me vijën e bregut, tregon për një sistem rrugësh kurbëvizore të cilat ndjekin terrenin (nënkap. ark. fort. V—II fig. 7). Shpërndarja e ndërtimeve në këtë periudhë nuk është e rregullt. Kështu një banesë gjëndet në qendër të qytetit, të tre termat e zbuluara në ekstreme krejt të ndryshme, madje dhe prej magazinave vetëm njera gjëndet në skaj, kurse tjetra ndodhet në mes të ndërtimeve monumentale. Kjo shpërndarje e lirë dhe numri i madh i ndërtimeve shoqërore, veçanërisht termave, të cilat përbëjnë 1/4 e tërë monumenteve të zbuluar të kësaj kohe, si dhe nymfeve, tregon se Buthroti në këtë periudhë pati marë karakterin e një kurorti bregdetar si Pompeu ose Herkulana. Në sajë të këtij karakteri Buthroti shtrihet më gjërë se në periudhën e mëparshme, duke i kapërcyer caqet e murit rrethues dhe duke pasur si kufi bregun e kanalit. Në këtë mënyrë sipërfaqja e tij ritet nga 4,5 ha në rreth 12 ha.

Në Foinike vërehet po ashtu si në Buthrot vendosja e ndërtimeve në funksion të terrenit (nënkap. ark. fort. V-II p.e.s. fig. 12). Por këtu në ndryshim nga Buthroti shihet se ndërtimet kryesore grupohen në akropol i cili përbënte qendrën shoqërore dhe mbrojtjen e fundit. Si pasojë në të krahas tempujve ose kishës paleokristiane grupohen dhe sterat e ujit, të domosdoshme për përballimin e rrethimit. Në pjesën tjetër të qytetit janë grupuar banesat që ndjekin me përpikmëri valzimet e vijave rrushkulluese. Si pasojë dhe rrugët e qytetit si në akropol ashtu dhe në qytetin e poshtëm ndiqnin po me valzim luhatjet e terrenit. Ndonse të tërë rënojat e banesave i përkasin periudhës në shqyrtim, konfiguracioni i mureve të tarracimit tregon se këto tipare plani urbanistik i trashëgoj prej periudhës së mëparshme. Por duhet vënë në dukje se në këtë periudhë në anën jugore zhvillohet qyteti i jashtëm i cili ende nuk është dëshmuar për shekujt e mëparshëm..

Një rregullsi më e madhe në zhvillimin e rrjetit rrugor vihet re në qytet fushorë si Skampini ose në ata që shtrihen pjesërisht në fushë si qyteti në Grazhdan (Doberi) dhe Dyrrahu. Sistemi i kanalizimeve nëntoksore të zbuluara në këtë qytet tregon se kanalet kryesorë vazhdonin në linja të drejta përreth 700 m gjatësi, që tregon se rrugët kryesore vijonin po kaq të drejta dhe të gjata (nënkap. ndërt. inxhinjerike I-VI fig. 29). Megjithkëtë kthimi i emisarit me një kënd rreth 120°, normal me vijat rrushkulluese, tregon se përcaktuese në orientimin e rrugëve ka qenë pjerrësija e terrenit, nëpërmjet së cilës sigurohej një rrjet i përsosur kanalizimi. Shpërndarja e tempujve në ekstremet e rrethimit, prania e njerës prej termave në qendër të qytetit, amfitheatri në anën jugperëndimore, biblioteka në verilindje dhe pretorjumi në veri, tregojnë se Dyrrahu nuk ka pasur një qendër të vetme administrativo shoqërore.

Trajtim sipas rregullave të urbanistikës romake duket të ketë pasur Skampini, ku rrugët kryesore, dekumana dhe kardoja, ndërpriten në kënd të drejtë duke e ndarë sipërfaqen në 4 kuartalle me qendrën në mes. Këtë trajtim më mirë e njohim prej keshtjellës në Paleokastër (nënkap. ark. fort. I-VI fig. 23). Në të kapanonet e ushtarëve me përmasa 40 x 8 m vijojnë paralel me muret lindorë dhe perëndimorë, të vendosur 7 m larg njeri tjetrit. Kapanonet që ruajnë një largësi 4 m nga muret rrethues (intervalum), përçahen në mes prej rrugës që bashkon hyrjen perëndimore me atë lindore.

*Banesat.* Prej banesave qytetare të periudhës në shqyrtim njohim ato në Apoloni dhe Buthrot.

Banesa në Buthrot, e shek. II, gjëndet në qendrën shoqërore të qytetit përbri theatrit, duke e mbyllur shetitoren e mëparshme. Rrjedhimisht banesa duket se i përkiste nonjerit prej magjistratëve të qytetit. Bërthamën e saj qëndrore e përbën oborri i hapur në të cilin kalohej nga rruga nëpërmjet një vestibuli (fig. 5). Oborri (7.3 x 7.3 m) ka pasur një dysheme prej pllakash guri në skajin e së cilës gjëndej vaska e mbuluar (impluvium) dhe kanali për largimin e ujit të shiut. Përreth tij mbi një xokol të ulët gjëndeshin 12 kollona guri, të cilat e përcaktojnë banesën të tipit me atrium korinthik ose me peristil. Oborri qarkohej prej koridorit të mbuluar, çatija e të cilit mbështetej nga njera anë në kollonat e oborrit. Përreth korridorit grupoheshin 8 dhoma (kubikula) dhe salla e ngrënies dhe e qëndrimit (tablinum) e cila gjendej në skajin e banesës. Shmangia nga simetria karakteristike për ndërtimet romake, vihet re dhe në vendosjen e ambienteve. Po kështu, ndryshe prej tyre, ana e sipërme e banesës lihet e lirë. Këto karakteristika e afrojnë së tepërmi banesën e Buthrotit me banesat e tjera të periudhës së mëparshme me oborr peristil, me ato të Apolonisë dhe Antigonesë, se sa me banesën tipike romake me atrium.

Po e tipit me atrium korinthik duket se ka qënë një banesë që i përkiste shtresave të pasura në Apoloni. Në qendër të saj gjëndej oborri me peristil. (8 x 8 m) i qarkuar prej një stilobati për vendosjen e kollonave. Përreth korridorit të tij grupoheshin ambientet, shumica prej të cilëve ka qenë shtruar me mozaik.

Tipare më të qarta atriumi ka në një banesë, të zbuluar pjesërisht, në Apoloni (fig. 6). Në qendër të saj gjëndet oborri (8 x 8 m) me pllaka guri. Afër skajeve të tija gjënden 4 vaska guri që lidhen me kanal sipërfaqsor njera me tjetrën i cili siguronte mbushjen e vazhduar me ujë. Në mesin e tij veçohet prej një bordure një sipërfaqe tetëkëndëshe, e cila duket se shërbente si kopsht për banesën Obori qarkohet prej një korridori 2 m të gjerë, të shtruar me mozaik shumëngjyrësh me motive gjeometrikë, në të cilin hapeshin ambjentet e banesës. Në një nga skajet e tija gjënden një palë shkallë të cilat duket se të shpinin në një kat të dytë që nuk zgjerohej në tërë banesën.

*Mozaiku.* Përgjatë kësaj periudhe banesat e shtresave të pasura i kanë pasur në një pjesë të mirë dyshemetë të shtruara me mozaikë. Prej tyre më të hershëm janë mozaikët bardh e zi që paraqesin kryesisht motive gjeometrike ndërsa ata shumëngjyrësh i përkasin një periudhe më të vonë, pas shek. të II. Mozaikët më të shumë janë zbuluar në qytetin e Apolonisë (fig. 8). Mozaikët paraqesin të gërshetuara motive gjeometrike, florealë dhe mitologjikë. Kështu në shtëpinë me atrium korinthik në mesin e mozaikut të njerës prej dhomave, brenda një katërkëndëshi, gjëndet figura e një Nereide hipur mbi një delfin dhe rreth saj, brenda figurash gjeometrike, hipokampë dhe peshq. I tërë mozaiku qarkohet me bordura me katrore, gërsheta dyfishe dhe trekëndësha. Midis mozaikëve të Apolonisë vlera më të mëdha artistike ka mozaiku që paraqet luftën me amazonat, i cili i përket një ndërtese termale. Në të paraqitet një kompozim prej katër figurash mbi një sfond të bardhë. Më shprehëse ndër to është skena që paraqet Pentensilean, mbretëreshën e Amazonave, duke dhënë shpirt në duart e Akilit. Në këtë skenë të marë nga mitologjia, artisti ka arritur të shprehë dhimbjen dhe dashurinë që ndjen Akili për Pentensilean të cilën e vrau. Mozaikët me amazonat tregojnë për shijen e hollë artistike dhe mjeshtërinë e lartë të mozaicistëve Apoloniatë.




FIG. 1

LEGJENDA :

1 SHETITORJA

2 TEMPULLI

3 ODEONI

4 BIBLIOTEKA ?

5 ARKU I TRIUMFIT

6 MONUMENTI AGONOTETEVE



Fig. 3



Fig. 2




FIG. 4




FIG. 5

*Legjendë*

1,2 TEMPUJ
3 THEATERI
4,10 TERMA
5,8 BANESA
6 MAGAZINA
7 GJIMNAZI
9.12 KISHA PALEOKRISTIANE
11 NYMFEU

# ARKITEKTURA E NDËRTIMEVE SHOQËRORE

Në arkitekturën e ndërtimeve shoqërore ndihet më mirë se në gjinitë e tjera, influenca e arkitekturës së mëparshme. Gjatë kësaj periudhe krahas vazhdimsisë së një sërë monumentesh të trashëguar nga përpara, si theatrot, shetitoret dhe një pjesë e tempujve, vihet re se monumentet e ndërtuar rishmë paraqesin një vazhdimësi në trajtimin e jashtëm arkitektonik, në pajtim me skemat e reja funksionale. Krahas faktit se roma ndoqi traditat e arkitekturës mesdhetare, helenistike, kjo vazhdimësi u miratua prej traditës së fortë arkitekturore në vendin tonë. Si pasojë monumentet e kësaj periudhe në vendin tonë kanë tipare të ndryshme prej monumenteve të provincave të tjera romake, veçanërisht atyre ku arkitektura u zhvillua në terrene të virgjër. Rrjedhimisht arkitektura e tyre mund të shihet si zhvillim i mëtejshëm, në kushte të reja, i arkitekturës së mëparshme.

*Tempujt.* Gjatë pushtimit romak, feja si përligjëse e këtij pushtimi dhe diferencimit shoqëror në thellim gjeti përkrahjen e plotë të pushtuesve dhe klasave shfrytëzuese. Njësimi prej kohe i panteonit grek me atë romak e thjeshtoj këtë proces. Por dhe në këtë kohë vazhdojnë të ruhen gjurmët e besimit të vjetër. Kjo kuptohet dhe nga fakti se perënditë, krahas emërtimit të panteonit romak, ruajnë emërtimin lokal. Kështu në tabula peutingerianën, në zonën mbi Shkodër, tej kufirti, përmendet stacioni Ad Dianam, në afërsinë e të cilit është gjetur një mbishkrim votiv kushtuar Dianës Auguste të Kandavisë, pranjë hyjneshe lokale nga Kandavia, krahinë që përkon me territorin që zë sot rrethi i Librazhdit. Nga ana tjetër qarkimi i mureve rrethues të kështjellës në Paleokastër (rrethi i Gjirokastrës me varre fëmijësh paraqet një vazhdim të bestytnisë së hasur në Gajtan, mbrojtjes së fortifikimit nga shpirtërat e fëmijëve. Po kështu në Apoloni, siç e tregojnë monedhat ku paraqitet flaka e nymfeut, vazhdon të ruhet kulti i zjarrit.

Duke qënë rituali i politeizmit romak i njëjtë me ritualin grek, të përqafuar nga shoqëria skllavopronare ilire, në fillim për kryerjen e ceremonialit u përdorën tempujt e trashëguar, duke ju bërë atyre përshtatje të vogla. Një prej tyre është tempulli mbi theatrin e Buthrotit (nënkap. ark. ndërt. shoq. fig. 11) dyshemeja e të cilit në shek. e I të erës sonë mbulohet me mozaikë bardh e zi, me dekoracione linearë gjeometrikë. Ndryshe prej tij tempulli poshtë theatrit pësoj një rindërtim rrënjësor, që lidhet dhe me rindërtimet në theatër. Tempulli i kësaj periudhe i përmbahet afërsisht kontureve të tempullit të shekullit III p.e.s. Ai ka një planimetri drejtkëndëshe me përmasa 6.20 x 8.60 m. dhe mbulohet me qemer cilindrik. (fig.1) Tempulli përbëhet prej ambjentit të shenjtë (celës), 4.40 x 5.10 m; dhe paraambientit (anticelës) 2.70 x 5.10 m. Në shpinë të celës ashtu si dhe në tempullin e shek III p.e.s. gjendet shpella e shenjtë, ndërsa në ballë hyrja e paisur me portë dy flegërshe dhe anash saj dy dritare të mbuluara me harqe të njëjta me harqet e skenës së theatrit. Në murin që i ndan të dy ambientet e mësipërm nga njeri tjetri gjëndet vetëm dera. Si pasojë cela nuk ka pasur ndriçim të drejtëpërdrejtë si anticela, por gjendej në gjysëmersirë. Në brendi të saj gjendej një sofat për vendosjen e blatimeve, tryeza e shenjtë (mensa sakra) dhe shkallët për tu ngjitur tek shpella e shenjtë.

Muret e tempullit, ashtu si dhe muret e skenës së theatrit, janë ndërtuar me gurë plloçakë me fuga të vizuara me mistri, dyshemeja me pllaka të gdhendura mirë prej guri, kryesisht të trashëguara nga tempulli i mëparshëm, ndërsa harqet dhe qemeret me tulla. Muret e të dy ambienteve kanë qenë të suvatuar dhe të pikturuar me afreska, prej të cilëve ruhen fragmente në ngjyrë të kuqe. Tempulli bashkëlidhet me theatrin duke përdorur po atë teknikë dhe po ato zgjidhje konstruktive. Në këtë rast synimi i ndërtuesve ka qenë mjaft i qartë: lidhja organike e theatrit me tempullin, si dy pjesë të veçanta të një të tëre. Në këtë drejtim kemi një thellim të mëtejshëm të idesë së ndërtuesve fillestarë: të bashkërendimit të theatrit me tempullin, ku secila pjesë kishte jetën dhe rolin e saj. Si pasojë dhe arkitektura e jashtme, paraqitet specifike pa asnjë shëmbëlltyrë tjetër.

Megjithse burimet dhe gjurmët tregojnë për një veprimtari të dëndur në ndërtimin e tempujve të rinj dhe një përhapje më të gjerë, përveç tempullit të mësipërm dhe elementeve të veçantë ende nuk e njohim fizionominë e tyre të plotë. Në këtë periudhë krahas qendrave të mëparshme qytetare ata i gjejmë dhe në zona të thella si në Grazhdan (rrethi i Peshkopisë). ndërsa nga Lukiani kuptojmë për një numër të madh tempujsh në qytetin e Dyrrahut, Katuli na bën të ditur për tempullin e hyjneshës së dashurisë, Venusit, në këtë qytet, ndërsa Apiani për një tempull të Artemisit, e cila ende nga fundi i shek. të p.e.s. e ruante emrin e saj të parë, pa u njësuar me Dianën. Krahas tyre një mbishkrim i gjetur brënda rajonit verior, i cili ju

bashkëngjit më vonë rrethimit kryesor të qytetit, dëshmon për një tempull të Minervës, hyjneshës së zejtarëve. Mbishkrimi që i përket shek. I-II bën fjalë për ngritjen e tempullit, me fondet e investuara prej një liberti në truallin e bashkësisë. Nga ana tjetër gjurmët materiale të gjetura në Dyrrah, në anën veriore të rrethimit kryesor të qytetit tregojnë praninë e një tempulli të madh rreth 8 m të lartë me kollona me faqe të lëmuara dhe kapitele midis stilit kompozitë dhe korintik (fig. 2).

Ndryshe prej tyre tempulli i Kryegjatës, i cili gjëndet në fushë rreth 800 m. në juglindje të mureve të Apolonisë, ka tipare të pastra korinthike. Tempulli i cili ndodhej në afërsi të nekropolit të shekujve të parë të erës sonë, ndoshta në funksion të tij, u dëmtua rëndë nga fundi i shek. XVIII. Por në fillim të shekullit pasues, ndonse planimetrija nuk kapej dot, ende ishte i mundur rikonstruksjoni hipotetik i ballit (fig. 3). Tempulli, i shek. I-II, ka qënë ndërtuar sipas orderit korinthik. Kollonat e tija përbëhen prej bazës atike, trupit 4,30 m të lartë dhe kapitelit me trajta klasike të orderit korinthik. Mbi kapitele vijon epistili i thjeshtë (0.30 m) me tre fashio dhe një kornizë të vogël, i cili mbartëte një mbishkrim. ndërsa më lart gjëndej frizi (0,35 m) i zbukuruar me një drethkë sinusoidale prej së cilës dalin petale lulesh. Geizoni mbi të, si në pjesën e poshtme të frontonit ashtu dhe në pjesët e pjerrta, nga sipër ka një kornizë të vogël kurse poshtë dhëmbëzime. Sima që e kurorëzon nga lart zbukurohej me një varg paimetash.

Mbi të ruhet dhe bazamenti i akroterëve me dekoracjone floreale. Tavani i tempullit, në pjesën midis kollonave dhe celës, ka qënë me kuti të zbukuruara në pjesën e thelluar me lule në reliev dhe në nervaturat me astragalë dhe gërsheta (fig. 4). Parapetat e tempullit, të njëta me ato që ju shtuan më vonë shetitores së Apolonisë si dhe ato që gjenden në banesat e kësaj kohe. e kanë fushën me relieve rombesh me ndërfutje mermeri shumëngjyrësh. Të gjithë detajet e mësipërme shquhen për punimin e hollë dhe të kujdesshëm. Ky kujdes vihet re dhe në vetë tjegullat të punuara prej guri. me një përputhje të përsosur (fig. 5).

Në arkitekturën e tempullit që shquhet për format elegante, ndjehet vazhdimi i traditave të shkollës Apoloniate, të pa rënduar nga arkitektura bashkëkohëse. Elementët plastikë në të profiloheshin nga dritë-hija e cila nxirte lehtë në pah, pa kontraste të rënda, palmetat, lulet, drethkat. Ky kontrast bëhej më i fuqishëm në kornizat e frontonit dhe në kanelyrat duke përvijuar kështu vetëm linjat kryesore të tempullit.

*Theatrot.* Në shekujt e parë të kësaj periudhe, kur romakët ndërtonin vetëm theatro privozore prej druri, vazhdoj pa nonjë ndryshim përdorimi i theatrove të trashëguara nga shek. IV-III p.e.s., i atyre të Apolonisë. Bylisit, Nikaes. Buthrotit dhe Orikut. Më tej, nga fillimi i shekullit të dytë, u rikonstruktua skena e theatrove të Apolonisë dhe Buthrotit, u ringrit theatri i Orikut dhe u ndërtua krejt i ri theatri në Sofratikë (rrethi i Gjirokastrës).

Rindërtimet e mësipërme lidhen me ndryshimet e theatrit romak nga ai helenistik: kryesisht me uljen e lartësisë së palkoskenës. ndryshimin e funksjoneve të ambienteve të prapaskenës, kthimin e orkestrës në plate dhe mbulimin e koridoreve ansore.

Rindërtimi i theatrit të Buthrotit është kryer me dy faza, njera nga fillimi i shek. të II, ndërsa tjetra rreth fundit të këtij shekulli. Gjatë rindërtimit shkallarja u la në gjendjen e parë dhe u prek vetëm orkestra dhe skena. Prej tyre orkestra ka diametër 10.50 m dhe një syprinë pak më të madhe se gjysma e rrethit, të shtruar me pllaka kuadratike guri (fig. 6). Në afri të shkallares ajo qarkohet prej një kanali unazor i cili mblidhte ujin e shiut dhe e përcillte jashtë theatrit me anë të një sistemi kanalesh nëntokësore. Të dy kalimet ansorë për në orkestër, të trashëguar nga theatri i mëparshëm, në këtë periudhë mbulohen me qemer. Përpara orkestrës, e kufizuar anash nga ambientet e paraskenës dhe nga pas nga balli i skenës, gjëndet palku skenik (pulpitum) (19 x 5 m) ku zhvillohej çfaqja. Balli i saj, 1 m i lartë, është i paisur me 9 nike të vogla të veshura me mermer. Paralel me murin e ballit, 0.50 m më pas vijon një mur tjetër, duke krijuar një kanal për lëvizjen e perdes së theatrit. Skena në planimetri ka trajtën e shkronjës «U» (nënkap. ark. ndër. shoq: V-II p.e.s. fig, 28): Në fillim gjenden dy ambientet e paraskenës. ndërsa mbrapa koridori që shërbente për përgatitjen e aktorëve dhe efektet e ndryshme skenike. Ambientet e paraskenës përshkohen në të dy anët nga dy hyrje, e jashtmja të fuste në paraskenë, kurse tjetra në palkoskenë.

Në ballin e skenës, si zakonisht. gjënden tre hyrje të mbuluara me harqe rrethore, 1,80 m. të gjera dhe 4,50 m të larta, të cilat të çojnë për në prapaskenë. Në të gjenden dhe 6 nike akbsidale për shtatore, nga një në anët dhe nga dy në meset, që pararenden prej bazamentesh po për shtatore të veshur me mermer. Shtatoret të punuara prej mermeri që shquhen për kalimet harmonike të planeve dhe kontureve, i përkasin modeleve klasike dhe janë marrë nga ndërtimet e mëparshme. Por krahas tyre gjenden dhe shtatore si ajo e Agripës, Livias. etj. që i përkasin periudhës së hershme perandorake (fig. 7). Muret e skenës janë masive dhe të përforcuar me pilastra e kontraforte. Për më tepër në periu-

dhën e dytë atyre u mvishen mure të tjerë duke arritur mbi 2 m gjerësi, që tregon se skena ka qenë mjaft e lartë duke arritur si zakonisht lartësinë e shkallëve, rreth 10 m. Muri i skenës ndjek pa ndryshi konturin e skenës së theatrit të parë duke ruajtur të paprekur formën volumetrike. Këtij efekti synon ti afrohet dhe muratura me blloqe të vendosur në rreshta me faqen e jashtëme të papunuar, por në ndryshim nga muratura e shek. IV p.e.s. blloqet janë shumë më të vegjël dhe të lidhur me llaç (fig.8).

Në theatrin e Buthrotit vihet re një farë kontrasti midis elementeve të ruajtur prej theatrit të shek. III p.es. dhe elementeve të rinj të shek. II. Në trajtimin e vëllimit të jashtëm të theatrit mbizotërojnë proporcionet dhe reptësia e trajtimit të parë, e cila ruhet dhe në shkallaren e paprekur nga rindërtimi, ndërsa skena, pikërisht pjesa që vërehet nga spektatorët gjatë çfaqjes, i është përshtatur rregullave dhe kërkesave të reja estetike. Proporcionet, dekori shumëngjyrësh dhe shtatoret e shumta i jepnin skenës një bukuri të rrënduar, por që i përshtatej kërkesave të kohës.

Theatri tjetër, ai i Orikut, ndodhet në anën lindore të qytetit, në një pjesë relativisht të rrafshët (fig. 9). Prej theatrit është zbuluar vetëm orkestra dhe një pjesë e shkallares. Orkestra në formë gjysmë rrethi ka diametër 9,40 m. Tabani i saj i shtruar me pllaka kuadratike guri, qarkohej prej kanalit për largimin e ujrave. Anash orkestrës, ndërmjet shkallares dhe skenës vijonin dy korridoret e hapur, të pa mbuluar me qemer si korridoret e theatrove romakë. Orkestra ka pasur diametër 34 m që i përgjigjet një numëri prej 600 spektatorësh. Ajo ndahej prej shkallares së theatrit (kaveas) nga një xokol 1.60 m i lartë, i cili në skajet mbaronte me pilastra dorike. Shkallarja ndahej në dy pjesë (meniana), të poshtmen dhe të sipërmen. Prej tyre e para është gdhëndur në shkëmb, ndërsa e dyta mbështetet mbi një konstruksion mbajtës. Rreshtat e parë mbështeten mbi një bazament masiv, prej ku shpërndahen në formë tufe rezesh mure mbajtës të ndërprerë nga mure perimetralë, duke krijuar sektorë të mbushur me dhe për mbajtjen e rreshtave të tjerë. Pjesa e pare e shkallares, prej katër shkallësh. ka qënë e caktuar për parinë. Shkallarja përbëhet prej shkallzimeve në shkëmb të cilat shërbenin për mbështetjen e këmbëve dhe vendosjen ë ndenjëseve prej guri të punuara veçmas (fig. 10). Ndenjëset kanë proil të lakuar, të përshtatur për ulje, dhe mbështetse të pjerrët shpine. Për kalimin e spektatorëve në vëndet e ndejtjes shërbenin dy korridorë, njeri në fillim të shkallares dhe tjetri në kufirin midis dy merianeve, dhe tre shkallë, 1 m të gjera. Fillimet e tyre dhe të mbështetseve të dorës së ndenjsve që kufizonin me shkallët, ashtu si në Buthrot. qenë zbukuruar me putra luani.

Theatri i mësipërm është ndërtuar rreth shek. I p.e.s. Për nga formulimi arkitektonik, ndërtimi i shkallares së mbështetur në shpat, trajtimi pa qemer i korridoreve anësore si dhe teknika e ndërtimit të mureve pa përdorim llaçi ai afrohet me theatrin helenistik dhe jo atë romak. Për më tepër ai është ndërtuar në një periudhë kur romakët nuk ndërtonin theatro të përhershëm. Kjo dukuri tregon pa dyshim për traditën e fortë kulturale dhe ndërtimore në këtë fushë. Nga ana tjetër theatri i mësipërm duket se është ndërtuar mbi një theatër më të vjetër, të shek. III p.e:s::: Kjo kuptohet nga gdhendja në trajtë radiale e shkëmbit e cila nuk përkon me konturin e theatrit si dhe nga ripërdorimi i një sërë blloqesh. si dhe ndenjëseve të zbukuruara me putra grifoni.

Në të kundërt me theatrot e mësipërm, theatri në Sofratikë (rrethi i Gjirokastrës) paraqet një ndërtim krejt të ri. Theatri gjendet në fushë të hapët, në buzë të rrugës Aulonë-Larisë që kalonte përmes trevës së Gjirokastrës. Theatri është orientuar me skenën nga verilindja në mënyrë që dielli të lëvizë pas shpinës së spektatorëve, pa jua penguar shikimin. Ai përbëhet prej shkallares, orkestrës dhe skenës (fig. 11). Shkallarja me diametër të jashtëm 58 m mbështetet në një strukturë mbajtëse. Shkallarja kufizohet dhe mbahet prej murit të jashtëm në formë gjysëm rrethi, dikur 15 m i lartë. Në brendi struktura mbajtëse përbëhet prej 5 muresh në formë harku, koncentrikë me murin e jashtëm, dhe 11 muresh të tërthortë që vijojnë në formë tufe rezesh. Muret e tërthortë pasqyrohen dhe në murin e jashtëm në trajtë kontrafortesh të fuqishëm që e përforconin këtë të fundit. Në mesin e shkallares vijonte në formë harku korridori i kalimit 1,5 m i gjerë, i cili njëkohësisht kufizonte menianën e poshtme, prej 12 rreshtash, nga meniana e sipërme, prej 12 rreshtash. Rreshtat e ndejtseve janë punuar me blloqe prej guri gëlqeror 1-2 m të gjatë dhe kanë lartësi 0,40 — 0,45 m dhe gjerësi 0,60 m. Ndejtëset paraqiten të profiluara për të lejuar mbledhjen e gjurit. Për kalimin e spektatorëve në të shërbenin 5 palë shkallë (kunikula) që vijonin në formë tufe rrezesh. Shkallët 1 m të gjera janë punuar prej blloqesh ranori, të llogaritura për çdo rresht ndejtësesh dy këmbë shkallë. Për kalim shërbenin dhe dy palë shkallë, në meset e anës së jashtme. si dhe dy korridore me shkallë, 3 m të gjerë (fig. 12). Këto të fundit të çonin nga hyrjet ansore në lloxhat e parisë (tribunalja), që ndodheshin në skajet e shkallares, mbi galeritë e hyrjes. Sipas të dhënave të mësipërme duke e llogaritur gjersinë e ndjetjes

0,50 m për çdo person, del se theatri zinte rreth 3000 spektatorë.

Para shkallares gjëndej orkestra gjysëm rrethore me diametër 25 m, e cila kufizon me ballin e palkoskenës. Anash saj, ndërmjet shkallares dhe palkoskenës, gjënden dy galeri me qemer, të hyrjeve ansore Kalimi për tek galeritë kryhej nëpërmjet korridoreve të paisur me hyrje ballore, të cilët komunikonin si me to ashtu dhe me shkallët e lloxhës.

Skena e theatrit përbëhej prej dy ambienteve të paraskenës, palkoskenës (pulpitum), ballit të skenës dhe prapaskenës. Palkoskena me përmasa 25 x 6 m kufizohej anash me ambientet e paraskenës, ndërsa nga pas me ballin e skenës. Në këtë të fundit gjenden 3 hyrjet për në passkenë, midis të cilave gjëndeshin bazamentet e shtatoreve.

Theatri duket se i përkiste qytetit të Adrianopolit të cilin itinerarët rrugorë e lokalizojnë në këtë zonë. Gjurmë muresh në një hapsirë të madhe, nën një shtresë të fuqishme aluvjonesh, nekropoli i gjerë dhe vetë theatri dëshmojnë në të mirë të këtij mendimi.

Trajtimi planimetrik i theatrit në Sofratikë përputhet mjaft mirë me diagramën e Vitruvit. Në fakt në se e plotësojmë rrethin e orkestrës dhe bashkëshkruajmë me të një trekëndësh me bazën paralele me diametrin e orkestrës do vërejmë se kjo bazë përkon plotësisht me ballin e skenës. ndërsa diametri i rrethit shënjon kufirin midis orkestrës e shkallares dhe paraskenës e palkut skenik.

*Amfiteatrot.* Monumenti më i madh i periudhës antike është amfiteatri i Dyrrahut. i ndërtuar nga fillimi i shek. II në skajin perëndimor të rrethimit të qytetit (fig. 13). Në ndryshim nga amfiteatrot e tjerë bashkëkohës që ngrihen të lirë, në terrene të rrafshët, ai mbështetet pjesërisht në një shpat kodre duke shfrytëzuar terrenin për mbështetjen e njerës anë të shkallares. Ana tjetër, e detyruar prej formës së mbyllur të amfiteatrit, lartësohej në terren të sheshtë. Amfiteatri, në formën e një elipsi, ka përmasa që kalojnë të 150 m gjatësi dhe 20 m lartësi. Ai përbëhej prej arenës dhe shkallares (kaveas). Arena e ndërtuar në një terren të ulët, ka formë eliptike. Rreth e qark saj e ndarë prej një xokoli mbi 2,5 m të lartë dhe një parapeti, që nuk lejonin kalimin e kafshëve të egra, vijonte shkallarja. Xokoli përshkohej në disa vende prej kalimesh me qemer për daljen e gladiatorëve dhe kafshëve (fig. 14). Mbi të vijonte rrugina e parë (precinktio) rreth 1,5 m e gjerë e cila shërbente për kalimin e spektatorëve të 4 rradhëve të para. Mbi to gjëndej një rruginë tjetër në të cilën hapeshin daljet nga galeritë (vomitoriet fig. 15) për në menianën e parë të shkallares. Kjo përbëhej prej strukturës me gurë e llaç shumë të fortë, mbi të cilën vendoseshin ndenjëset prej guri të cilat sot janë grabitur. Në largësi të caktuara meniana përshkohej prej shkallësh të cilat e lidhnin atë me menianën e dytë (fig. 13). Shkallët shërbenin për kalimin e spektatorëve nga rruginat tek rreshtat e ndejseve. Një strukturë të tillë ka pasur dhe meniana e dytë, e ndarë prej menianës së parë nga një rruginë po aq e gjerë sa rrugina e parë. Përveç tyre një rruginë tjetër në pjesën e sipërme të amfiteatrit duket se shërbente për manovrimin për lëshimin e velës, një tendë prej cohe të hollë që i mbronte spektatorët nga dielli. Shkallarja përshkohej prej galerish të mbuluara me qemer dhe të përforcuara me nervatura, mbi 2 m të gjera dhe 4 m të larta (fig. 16). Prej tyre galeritë perimetrale gjëndeshin në nivelin e rruginave dhe komunikonin me njera tjetrën me anë shkallësh (fig. 17). Galeritë e tjera, të tërthorta (vomitoritet), komunikonin me galeritë perimetrale dhe me daljet në shkallare. Galeritë e mësipërme siguronin hyrjen dhe daljen e shpejtë të numrit të madh të spektatorëve. Galeritë kanë qenë të erta, kështu që për ndriçimin e tyre përdoreshin kandilë, të gjetur me shumicë, ose pishtarë. Përveç galerive në brendi të amfiteatrit gjëndeshin ambiente të ndryshme për gladiatorët, kafshët e egra etj.

Përmasat e amfiteatrit, dhe ndërtimi i tij me njohuri të plota arkitektonike dhe ndërtimore, kërkonte një pjesmarrje masive të specialistëve dhe arkitektëve vendas. Nga ana tjetër numri i madh i vendeve dëshmon për fuqinë ekonomike të Dyrrahut, qytetit më të madh të Adriatikut.

*Odeonët.* Karakteristika e këtyre ndërtimeve që paraqesin në vetvete salla kryesisht për çfaqje muzikore dhe recitime, është brendashkrimi në një perimetër drejtkëndësh dhe mbulimi me çati (theatër tektum), që siguronte si akustikën e duhur, ashtu dhe mbrojtjen nga moti i keq. Prej tyre ruhet odeoni i Apolonisë, i cili përbëhet prej skenës. orkestrës dhe shkallares së mbështetur në shpatin e kodrës (fig. 18). Skena e cila vijon në tërë gjatësinë e brendëshme të ndërtesës për 14.40 m, ka një gjerësi prej 2,90 m. Dyshemeja e saj prej dërrase mbështetej nga një anë në kolloneta tulle, ndërsa nga ana tjetër në murin ballor të palkoskenës, 0.50 m të lartë. ku gjenden 5 niqe të vogla për shtatore.

Para skenës gjendet orkestra në trajtën e një segmenti rrethor, e shtruar me mermer shumë ngjyrësh. Në qendër të saj gjëndet dhe tryeza e mermertë e altarit.

Shkallarja përbëhet prej 13 rreshtash 0,32 m të lartë dhe 0.55 m të gjerë, të cilat vijonë në formë segmenti rrethi (fig. 19). Duke marë parasysh gjerësinë mesatare prej 0.5 m për një vend, del se në

odeon mund të zinin vend rreth 400 spektatorë. Për kalimin në vendet e ndejtjes shërbenin dy shkallë anësore. Shkallarja dhe shkallët, të ndërtuara me gur dhe llaç kanë qënë veshur me pllaka mermeri.

Odeoni mbulohej me një çati druri, e cila në pjesën mbi shkallare mbështetej tek muret anësore dhe në një sërë kollonash druri që gjëndeshin në mes të saj. Në pjesën e skenës dhe orkestrës çatija nga një anë mbështetej tek frontoni i monumentit, ndërsa nga ana tjetër tek kapriata ose ferma e fundit. Në brendi të ndërtimit të fusnin 3 hyrje, një ballore dhe dy anësore përballë njera tjetrës. Të tre hyrjet të nxirnin në skenë. në lartësinë e fillimit të shkallëve.

Në brendi Odeoni ka pasur një dekor të pasur. Shkallët e tija qenë veshur me mermer të bardhë, ndërsa xokoli i skenës dhe tabani i orkestrës me mermer shumë ngjyrësh, të kuq, të gjelbër, gri, blu. Mbi xokolin që përfundonte me një kornizë mermeri, muri vijonte i pikturuar me afreska. Krahas tyre. muret zbukuroheshin me pllaka të gdhendura mermeri me dekore floreale. Në anën e jashtme, i ndarë prej xokolit të mermertë me një kornizë, vijonte muri i suvatuar. Balli i tij i rrafshët kurorëzohej prej frontonit, nga i cili ruhet vetëm arkitrau. i profiluar thjeshtë. Kjo sipërfaqe thyhej vetëm nga hapësira e portës qëndrore me shkallën e saj monumentale dhe duket dhe prej dritareve ose kollonadës që i jepte dritë sallës.

Në ndryshim me monumentin e Agonotetëve, të njëkohshëm me të, trajtimi i jashtëm i odeonit është i thjeshtë pa lëvizje vëllimesh. Në këtë drejtim ndërsa në zgjidhjen e shkallares shihet vazhdimi i traditës, mbështetja në teren të pjerrët, në trajtimin e jashtëm duket se kemi një shkëputje nga trajtimi arkitektural i ndërtimeve më të hershme.

*Buleutorionet*. Në trajtimin urbanistik të qendrës së qytetit ndërtimet zyrtare luanin një rol të rëndësishëm. Ndërmjet këtyre ndërtimeve bën pjesë dhe monumenti i Agonotetëve, i ndërtuar në shek. e II, gjasisht ndërtesa ku mblidhej Këshilli i qytetit.

Monumenti i agonoteteve gjendet në anën jugore të sheshit të qendrës së qytetit, me ballin e orjentuar nga veriu (fig. 20). Monumenti, me planimetri drejtkëndëshe me përmasa 14.4 x 19,2 m, përbëhet prej portikut dhe sallës në të cilën veçohen vestibuli, orkestra dhe shkallarja (fig. 21). Shkallarja e ndërtuar me tulla dhe e veshur me mermer, ka pasur 10 rreshta, 0,40 m të lartë dhe 0,40 m të gjerë, që i përshtateshin në formë patkoi konturit drejtkëndësh të sallës. Në anën e pasme ajo përshkohej prej një galerije të mbuluar me qemer rrethor. Galerija e veshur me pllaka të holla mermeri rozë dhe të gjelbër të çonte te kafazet e shkallëve. Prej këtej shkallë druri të ngjisin sipër, në sheshin që krijohej ndërmjet rradhës së fundit të shkallares dhe konturit të brendshëm. Para shkallares gjëndet orkestra po në formë patkoi (6 x 6 m). Afër buzës së saj gjendej një banko paralele me rreshtat e shkallares dhe me lartësi e gjerësi të njëjtë me to, që duket se shërbente për qëndrimin e personave më në zë të Këshillit. Vestibuli që vijon para shkallares dhe orkestrës, në tërë gjerësinë e sallës, e ka pasur dyshemenë të shtruar me pllaka drejtkëndëshe guri.

Muret e ndërtesës. 0,8 - 1 m të gjerë ngrihen mbi themele guri dhe janë punuar me muraturë të derdhur ndërmjet dy pareteve me tulla trekëndëshe. Përjashtim bëjnë antet dhe muret anësorë të fasadës të punuar me blloqe të mëdhenj guri. Në pjesën e brendëshme xokoli ka qenë vëshur me mermer shumëngjyrësh, ndërsa më lart muret kanë qënë suvatuar dhe pikturuar me afreska. Muret kanë qënë të suvatuar dhe nga jashtë. Monumenti që arinte rreth 10 m lartësi ka qënë mbuluar me çati druri dhe i paisur me fronton nga ballët e ngushtë.

Portiku, është trajtuar me ante të cilët vazhdojnë me kthesë dhe në skajet e ballit. Në hapësirën ndërmjet tyre mbi stereobatin gjenden dy pilastra. të mbështetura tek muret e mësipërm, dhe katër kollona mermeri mbi 7 m të larta (fig. 22). Mbi bazamentet atike vijon trupi i kollonës, i lëmuar në 1/3 e poshtme dhe me kanelyra lart. Kapitelet e tyrë me dy sërë gjethesh akanthi mbi të cilët vijojnë dy bisqe, për nga proporcionet dhe dekori i përkasin ekzemplarëve të stilit korintik. Arkitrau i punuar me një bllok me frizin. në ballë ka tre breza, të ndara nga shiritë perlash dhe ovalësh, mbi të cilët është gdhëndur mbishkrimi votiv. Poshtë arkitraut është gdhendur një shirit me meandra, degë dafine ose gërsheta.

Frontoni i monumentit e ka fushën të thjeshtë pa zbukurime. Në të kundërt korniza ka profil të theksuar dhe është dekoruar pasur. Në pjesën e poshtëme ajo ka një shirit të dhëmbëzuar mbi të cilin vijojnë ritmikisht konsolat (fig .23). Sima e ka ballin të rrafshët, të zbukuruar me dy shirita me astragalë dhe dafina, ndërsa në pjesën e poshtëme janë gdhendur lule, zogj dhe kafshë. Në anët e pjerta të frontonit, mbi simën, vijon gejzoni i zbukuruar me varg palmetash, mbi të cilin gjenden bazamentet e akroterëve anësore dhe një akroteri qëndror. Mbishkrimi votiv në arktitraun dhe kornizën e monumentit na bën të ditur se monumenti u ngrit prej Kuint Prokulit pretor, agonotet dhe kryeprift në kujtim të vëllajt të tij po agonotet. Mbishkrimi bën fjalë dhe për luftimin e 25 çifteve gladiatorësh

për hir të inaugurimit të monumentit. Një numër kaq i madh çiftesh, i pazakontë dhe për vetë Romën, dëshmon për rëndësinë e monumentit si dhe lulëmin e qytetit.

Siç shihet pjesa e ballit të monumentit ka një formulim të pasur arkitektonik sipas orderit korintik. Në këtë drejtim, pa dalë jashtë kuadrit të arkitekturës së periudhës së hershme perandorake romake, ndërtimi i mësipërm harmonizon mjaft mirë me arkitekturën e ndërtimeve monumentalë të periudhës së përparshme, me të cilën ajo ka linja të njëjtë.

*Bibliotekat.* Praninë e ndërtimeve të tilla e kupnga një mbishkrim i gjetur në Dyrrah, sipas të cilit Luc Flavi, dumvir pjesëveçar, prift dhe patron i Kolonisë së Dyrrahut «financoj ... blerjen e një terreni nga kolonia për ngritjen e një biblioteke». Për hir të kësaj ai organizoj dhe luftimin e 12 çifteve gladiatorësh. Ashtu si dhe në rastin e monumentit të Agonotetëve kemi të bëjmë me një shpezë të konsiderueshme, e cila dëshmon për një ndërtim me mjaft rëndësi. Nga mbishkrimi i mësipërm kuptojmë gjithashtu rolin dhe detyrat e dumvirëve dhe patronatit në ndërtimet shoqërore.

Po kështu mjaft gjasë ka që dhe rënojat në skajin lindor të sheshit kryesor të Apolonis ti përkasin një biblioteke (nënkap. urb. ban. I-VI fig. 1). Ndërtimi i mësipërm ka një planimetri drejtkëndëshe (10 x 11,5 m). Në ballë të tij gjëndet hyrja, ndërsa në brendi anash mureve një sofat guri që mund të ketë shërbyer për mbajtjen e pergamenëve.

*Harqet e triufmit.* Prej këtyre monumenteve, që zakonisht shërbenin për kujtimin e ceremonive të triumfeve, në vendin tonë ruhet harku i triumfit në qendër të Apolonisë. Harku që gjendet në ekstremin lindor të qendrës, ndërmjet odeonit dhe monumentit të Agonoteteve, ka qënë më i hershëm se këto ndërtime. Harku 14 m i gjatë dhe 2,20 m i gjatë përbëhet prej 4 pilastrash prej tulle të veshura me mermer. Prej tyre dy të mesit në formë kryqi, ndërsa anësorët në formë të shkronjës T (fig. 24). Pilastrat si zakonisht bashkoheshin lart me anë qemeresh duke krijuar tre hyrje, e mesit 3,10 m e gjerë, ndërsa anësoret nga 2 m. Harku i triumfit i ndërtuar në shek. e I ka shumë mundësi ti kushtohej Augustit, i cili studimet e larta i pati kryer në qytet dhe qe një nga përkrahësit e tij.

*Palestrat.* Një ndërtim i tillë ruhet në Buthrot. Në qendër të tij gjendet një sallë e hapur drejtkëndëshe me përmasa 12 x 6 m (fig. 25). Në murin lindor të sallës gjendet një absidë rrethore ndërsa në qendër një nymfe i vogël. Nga tre anët e tjera salla qarkohet prej një sërë ambientesh. Dyshemeja e saj është shtruar me pllaka kuadratike ndërsa xokoli ka qënë veshur me mermer.

Nymfeu ka planimetri drejtkëndëshe me përmasa 4.80 x 2.50 m me një basen të shkallëzuar në mesin e saj (fig. 25). Në murin e anës lindore, nga brënda, gjënden 3 niqe absidale për shtatore. Niqet kanë qënë mbuluar me mermer deri tek pjesa e kupolës, ndërsa këto të fundit qenë të veshura me mozaikë që paraqesin kantare ose vazo të tjera (fig. 27). Nga pas në pjesën e poshtme niqet komunikonin me një kanal. Pasi derdhej në niqet uji mbushte basenin. Në anët e gjata të jashtme nymfeu përçahej nga dy hapsira përballë njera tjetrës, anash të cilave gjëndeshin niqe të tjera për shtatore. Muret e nymfeut të punuara me muraturë tulle kanë qenë veshur me mermer.

Nymfeu i palestrës si nga ana funksjonale ashtu dhe strukturale afron me nymfeun tjetër dhe i përket së njëjtës kohë ndërtimi.

*Termat.* (Banjat). Ndërtimet termale në këtë periudhë gjënden në një numër të madh. Përhapja e e gjerë lidhet me kthimin e tyre në ndërtime me karakter shoqëror ku mblidheshin qytetarët dhe me paisjen me terma të stacioneve rrugorë. Të tilla janë termat e stacionit Ad — Kuintum (Bradasheshi i Elbasanit), në Burizanë (rrethi i Krujës), në Darzezë (rrethi i Gramshit), Spatharë (rrethi i Librazhdit) etj. Prej termave të kësaj periudhe funksionimi i plotë i tyre mund të ndiqet në termat e stacionit Ad — Kuintum.

Termat e stacionit Ad Kuintum kanë një planimetri afërsisht drejtkëndëshe me sipërfaqe 130 m$^2$ (fig. 28). Ato përbëhen prej dhomës së çveshies (apodyteri), ambientit të ngrohët (tepidari), ambientit të nxehtë (kaldari) dhe ambientit me ujë të ftohët (frigidari). Në brendi të termave kalohej prej dhomës së çveshies, e cila shërbente si nyje qëndrore për lidhjen e ambienteve. Prej këtej shkallë të vogla të çonin tek dy ambientet e ngrohtë, të paisur me sofate për qëndrimin gjatë proçesit të përshtatjes së organizmit para kalimit për në ambientet e nxehta si dhe kryerjen e proçedurave të ndryshmë.

Më tej kalohej në ambientin e nxehët ku kryhej banja me avull dhe djersitja. Në këtë ambient gjëndej dhe vaska e larjes me ujë të ngrohët. Vaska në formë patkoi ka dy këmbë shkallë dhe faqe të suvatuara me llaç shamot. Në një periudhë të dytë ambienti u nda në dy pjesë dhe u shtua një vaskë e dytë.

Ambienti me ujë të ftohët, ngjitur me atë të shveshies paraqet një basen të suvatuar me llaç me pluhur tulle, 1.20 m të lartë. Ambienti mbulohej me kupol me pendentiva.

Së fundi furra për ngrohjen e ujit dhe krijimin

e gazrave të nxehët gjëndej në skaj të ambientit të nxehët, nën të, gryka e saj hapej në ambientin e shërbimit të furrës.

Muret e termave janë ndërtuar me muraturë të përzier, ndërsa për mbulimin e hapsirave janë përdorur qemerët rrethorë e sektorjalë dhe kupolat.

Termat furnizoheshin me ujë me anë kanalesh nga një depozitë mbi murin e nymfeut, ndërsa një sistem tjetër kanalizimi shërbente për largimin e tyre.

Ngrohja e ujit dhe e ambienteve kryhej më anën e furrës dhe një sistemi hypokausti. Kështu gazrat e nxehtë të krijuar nga djegia e druve së pari qarkullonin nën dyshemenë dhe muret e ambientit të nxehtë dhe vaskës së tij, më tej nën dyshemenë e ambientit të ngrohët dhe prej këtej dilnin në atmosferë. Për t'ja arritur kësaj dyshemeja e këtyre ambienteve mbështetej mbi kolloneta prej tullash (fig. 29). Përveç qarkullimit në dysheme. gazet në ambientin e nxehët dhe në vaskë qarkullonin dhe në paretet e mureve. Për këtë qëllim në muret qenë mbërthyer me gozhdë rrodhanë balte (tubuli), mbi të cilët vijonte pareti i brendshëm dhe suvatimi (fig. 30). Në këtë mënyrë gazet kalonin nga dyshemeja në hapsirë midis paretit dhe murit. duke i dhënë kështu ambientit të nxehët një temperaturë më të lartë se ambientit të ngrohët.

Siç shihet banjat e stacionit Ad — kuintum paraqesin një sistem kompakt me zgjidhje racjonale planimetrike, pa pretendime arkitektonike. Mëgjithkëtë në trajtimin e brendshëm ana estetike nuk është lënë pas dore. Kështu tek dhoma e ç'veshjes shihen gjurmët e një pikturimi shumëngjyrësh në të thatë (aseko) Ai paraqet një sërë panelesh drejtkëndësh në ngjyrë të kuqe, blu, manushaqe, të qarkuar prej brezash në të cilët vërehen dhe motive florealë.

Në qytetet termat si ndërtime me karakter shoqëror në të cilat mblidheshin qytetarët kanë një trajtim më të rregullt estetik dhe arkitektonik, se termat e stacioneve rrugore, kështu në Apoloni dyshemetë e ndërtesës termale janë shtruar me mozaikë me vlera të rralla artistike. Me mozaikë, ndonse më të thjeshtë, është shtruar dhe dyshemeja e njërës prej termave të Buthrotit. Në Dyrrah në termën e zbuluar dyshemeja e dy ambienteve të nxehët (nga 6x7 m) është e veshur me pllaka mermeri të bardhë dhe blu të kombinuara në formë fushe shahu (fig. 31). Në ndryshim nga termat e stacionit Ad — Kuintum, hipokausti vertikal në të përbëhet prej një pareti me tuba vertikalë me seksion drejtkëndësh (fig. 32).

Numri më i madh i termave është gjetur në Buthrot, prej tyre terma në afërsi të kanalit të Vivarit, ndonse e vogël shquhet për nga kompaktësia dhe trajtimi arkitektonik. Terma në ndryshim prej asaj të Ad-Kuintum-it ka një kompozim qëndror (fig. 33) Bërthamën e saj e përbën një sallë 8 këndëshe e veshur me mermer dhe e paisur me absida në anët. Salla, që kishte funksionin e ambientit të ngrohët, ko munikonte nga njëra anë me ambientin dhe vaskat për ujë të nxehtë, ndërsa nga ana tjetër me basenin e ujit të ftohët. Në të kalohej prej një vestibuli të gjerë që luante rolin e ambientit të çveshies.

Ndërtimet spulkrale. Forma mbizotëruese e ndërtimeve sepulkrale në këtë periudhë për shtresat e varfëra është ajo me tjegulla të vendosura në trajtë çatije, ndërsa për shtresat e mesme dhe të pasura me varre me mur në formë drejtkëndëshi, me qemer dhe me sarkofagë (fig. 34). Krahas tyre çfaqet dhe një tip i ri me bazament kubik dhe mbistrukturë të shkallzuar.

Varret me qemer, ndonse i përkasin një periudhe relativisht të vonë, shek. IV-VI, lidhen tipollogjikisht me varret me qemer të shek. IV-II p.e.s., duke treguar një parapëlqim të këtij tipi. Kështu varret me qemer i gjejmë në Paleokastër (rrethi i Gjirokastrës), në Peshtan (rrethi i Beratit), Llixhë të Elbasanit, në bazilikën e Tepes po në Elbasan dhe në Suç (rrethi i Matit). Varet e mësipërm i përkasin tre varjanteve brënda të njëtit tip. Prej tyre më i thjeshtë me një ambient të vetëm, paraqitet ai në kështjellën e Paleokastrës (fig. 35). Varri i punuar i tëri me gurë të lidhur me llaç, ka planimetri drejtkëndëshe. Anash muret e tij anësorë kalojnë në qemerin rilindrik, ndërsa në ballë gjëndej një hyrje e vogël e mbuluar me arkitra guri. Ambienti i varrimit ka qënë i suvatuar vetëm nga brënda dhe jo nga jashtë. pasi i gjithë konstruksioni ndodhej nën tabanin e dheut. Një konstrukt të afërt ka dhe varri i Peshtanit (3,7 x 5,5 m) (fig. 36), por në të përveç dhomës së varrimit ka dhe një paradhomë për ku prej hyrjes së jashtme të çojnë dy këmbë shkallë. Varri është suvatuar përbrënda me një shtresë të parë me gelqere dhe mbi të me një shtresë, ndoshta intonakoje, të përzier me pluhur tullash.

Një zhvillim të mëtejshëm varret me qemer pësojnë tek varret e ashtuquajtur me pusetë. Varre të tillë që i takojnë shek. V-VI gjënden në bazilikën në Tepe të Elbasanit dhe Suç të Burelit. Ky i fundit paraqet një ndërtim drejtkëndësh me përmasa 5.90 x 4,10m, të mbuluar me qemer tulle (fig. 37). Varri paraprihet prej një kanali të gjatë me mur, të ngushtë e të cekët (0,60 x 1 m), në fundin e të cilit gjënden hyrja. Vetë dhoma e varrimit 1,6x2,6x1,65m e ndërtuar me muraturë guri, shërbente për varrosje të disahershme.

Tipi tjetër, i varreve monumentalë përfaqësohet me varret në nekropolin e Dyrrahut, në Buthrot dhe

në Lis. Varri në Buthrot përbëhet prej një bazamenti kubik (3 x 3 x 2,90 m), mbi të cilin gjendet mbistruktura që ngushtohet me dy shkallë (fig. 38). Në anallogji me ndërtimet e tjera të këtij tipi, konstruksioni i varrit kulmëzohej në majë, duke arritur një lartësi rreth 6 m. Në bazament gjëndet dhoma e varrimit (1,80 x 1,10 x 1,30 m) e mbyllur nga jashtë me mur dhe e mbuluar me qemer, në muret e së cilës gjënden 5 nike të vogla për vendosjen e vazove me hirin e të vdekurve dhe objekteve të ceremonisë së varrimit. Muret e varrit të punuar me gurë të shkëmbyer me rreshta tek tulle, kanë qënë suvatuar si jashtë ashtu dhe brënda. Një konceptim afërsisht të njëjtë kanë dhe dy varre që gjënden në rëzë të qytetit të fortifikuar të Lisit. Varri verior, i ruajtur më mirë, përbëhet prej bazamentit kubik (3,5 x 3,5 m) i cili kalonte me shkallëzime në pjesën e sipërme cilindrike (fig. 39). Mesin e saj dhe të bazamentit e zinte dhoma po cilindrike e varrimit mbuluar me kupol me diametër 1 m. Në të gjëndeshin një sërë urnash pa inventar që e datojnë varrin pas shek. IV. Efekti arkitektonik i këtij tipi varresh është i rëndë, statik me vëllime masive të palëvizshëm. Si tip ai nuk lidhet me ndërtimet e tjera sepulkrale dhe paraqet një koncept të ndryshëm, të huaj për arkitekturën tradicionale të ndërtimeve sepulkrale që lidhet me arkitekturën sepulkrale të gadishullit Italik.




Fig. 3



Fig. 2



Fig. 4



Fig. 5



THEATRI ORIKUT



Fig. 10

Fig. 9



# MONUMENTI AGONOTETEVE



← Fig. 20



Fig. 21

0 1 2 3 4 5









Fig. 24

0 1 2


MONUMENTI I AGONOTETEVE
APOLONI
PHC
HЄ ЄNCYPIA
Є ΤΗCΑΡΧΙЄΡΕΥCΔΙΑΒΙΟΥ ΚΑΤЄCΚЄΥΑCЄΝ
0 25 50

Fig. 22

## STACIONI AD-QUINTUM

*BRADASHESH · ELBASAN*






**Fig. 28**



FIG. 36

## VARRI NE PESHTAN








## VARRI NE LIS *RIKONSTRUKSION*



Fig. 28



FIG. 39

## NDËRTIMET INXHINJERIKE

Ndërtimet inxhinjerike gjatë shekujve të I p.e.s V pësojnë një zhvillim të mëtejshëm, veçanërisht në gjysmën e parë të kësaj periudhe. Ky zhvillim u bë i mundshëm në sajë të futjes masive të materialeve ndërtimore: tullave, llaçit të gëlqeres, betonit me pucolanë, dhe llaçit hidroizolues me pluhur tulle.

*Rrugët.* Një hob të veçantë në këtë periudhë merr ndërtimi i rrjetit rrugor (nënkap. ark. fort. I-VI fig. 1). Në të vërtetë trasetë e këtyre rrugëve paraqesin përmirësime të rrjetit të trashëguar nga koha e mëparshme, por përfshirja e tyre në një suazë më të gjerë bëri që një pjesë e tyre të fitojë rëndësi të veçantë. Në këtë drejtim ndikoi dhe pozita e vendit tonë, e cila në sajë të afrisë me gadishullin Italik dhe çarjes së masiveve malorë prej luginash të tërthorta lejonte lidhjen e shpejtë të perëndimit me lindjen. Prania e një sërë rrugësh të tilla me karakter ushtarak dhe ekonomik dëshmohet prej Itinerarit të Antoninit (viti 212-218) dhe atij të Burdigalës (viti 333), Sipas tyre më të rëndësishme ishin rruga Egnatia e cila lidhte Romën me Kostandinopolin, rruga përgjatë Aosit (Vjosës) dhe Drinos, prej Apolonisë në Larisë, rruga e tërthortë prej Skodre në Danub si dhe ajo përgjatë bregut të Adriatikut, Krahas këtyre rrugëve një sërë rrugësh të tjera si ajo përgjatë rrjedhjes së sipërme të Drinit të Zi, rruga Antipatrea — Skampin, rruga përmes qafës së Krrabës, ajo përgjatë luginës së Eordait (Devollit) etj,, lidhnin me njëra tjetrën krahinat dhe qytetet duke i dhënë hov zhvillimit të tyre të mëtejshëm.

Rrugët paisen që në gjysmën e II të shek. I p.es. me gurë miliarë, kollona të latuara të rrumbullakta prej guri me diametër 0.30 — 0.50 m dhe 1.5 — 2.5 m të larta. Gurët shërbenin për tu treguar udhëtarëve largësinë në mile passum (mijë këmbë = 1481.5 m) prej një qyteti ose stacioni rrugor në tjetrin (fig. 1). Krahas mbishkrimeve dhe të dhënave burimore, gurët miliarë na bëjnë të ditur për rindërtime të tilla në gjysmën e II të shek. I p.e.s., në periudhat e sundimit të Adrianit (v. 117 — 134), Elegabalit (në v. 306), dhe Julianit (v. 361 — 363). Rindërtimet va zhduan dhe pas shek. të IV por në këtë periudhë gurët miliarë mungojnë. Prej gurëve miliarë dhe burimeve kuptohet gjithashtu se rindërtimi i rrugëve kryesore kryhej nën përkujdesjen e pushtetit qendror. Në të kundërt një mbishkrim i gdhendur, në një shkëmb në Bylis (fig. 2) tregon për veprimtarinë lokale në ndërtimin e tyre. Sipas mbishkrimit Loliani, qytetar i këtij qyteti, «ndërtoj me shpezat e tija rrugën publike nga Bylisi për Astacie, pasi rruga ishte e ngushtë e shkatruar dhe e rrezikshme, e bëri të kalueshme për karro dhe ndërtoi urat mbi lumin Argyas (Gjanicë) dhe përrenjt e tjerë». Po ashtu prej një mbishkrimi të gjetur në Lyhnid (Ohër), mësojmë praninë e kujdestarëve të ngarkuar për mirëmbajtjen e rrugës Egnatia. Kjo rrugë e cila ndiqte me mjaft besnikëri trasenë e rrugës së vjetër «të Kandavisë» niste në Dyrrah ose Apoloni dhe më vonë në Aulonë. Dega kryesore, ajo e Dyrrahut, vazhdonte anës së detit, kalonte nën shkëmbin e Kavajës për tu takuar në Klodianë (Peqin) me degët e saja jugore, dhe vijonte për në Skampin (fig. 3). Më tej deri në Xibrakë rruga kalonte nga ana e djathtë e Shkumbinit, prej ku ndiqte një tarracë të sheshtë, 600 m të lartë, në malet e Kandavisë (mali i Polisit), për të zbritur përsëri në Qukës në Shkumbin. (fig. 4). Më tej rruga kalonte Qafën e Thanës dhe dilte në Lyhnid (Ohër). Përgjatë këtij itinerari me të bashkoheshin një sërë rrugësh të tjera si ajo nga veriu nëpërmjet Qafës së Krrabës, nga Antipatrea (Berati), nga malsia e Mokrës etj. Për lehtësimin e udhëtimit rruga Egnatia, si dhe rrugët e tjera kryesore qe paisur me një sërë stacjonesh për këmbimin e kuajve (mutacjo) dhe shlodhjen e udhëtarëve (mansio). Pas Dyrrahut gjëndej mansio Clodiana (Peqini) dhe vijonin mansio dhe më vonë civita, Skampis; mutatio Trejekto ose Genezis flumen, lumi i Shkumbinit (ura e Haxhi Beqarit); mansio Ad dianam ose Grandavia (rrafiet e Spatharit); mutatio Tres Tabernas — tre tavernat, ose In Candabia — në Kandavi (Quksi); mutatio Pons Servili — Ura e shërbimit (Uraka); mansio Claudanion (Qafa e Thanës) dhe më tej civita Lignido (Ohri).

Konstruksioni i rrugëve të kësaj periudhe. siç dëshmohet nga gjurmët materiale, ka pësuar një përmirësim të vazhdueshëm që ndihet më mirë në rrugët kryesore si në Egnatien me degët e saja, rrugën bregdetare ose atë gjatë Vjosës. Në fakt edhe pse Straboni na bën të ditur për paisjen e rrugës së Kandavisë me gurë miliarë që në gjysmën e II të shek. të I p.e.s., rrugët në këtë kohë nuk e kishin marrë ende fizionominë e tyre të plotë. Kështu Cezari në operacjonet e tija detyrohet të përdorë më tepër kafshët e ngarkesës se kuajt, ndërsa nga mbishkrimi i Lolianit në Bylis, kuptohet se edhe në mesin e shek. II të p.e.s, një pjesë e rrugëve qenë të ngushta, të rrezikshme dhe pa ura. Ky është njëkohësisht dhe shekulli gjatë të cilit rrugët fillojnë të marin trajtën e tyre përfundimtare.

Ndër rrugët e kësaj kohe me konstrukt më të

përkryer është rruga Egnatia. Rruga kalonte me trase të drejtë në terrenet e sheshtë dhe lakohej me serpentina me reze të madhe në terrenet e pjertë. Në fazën e saj më të zhvilluar ajo kishte një gjerësi prej 4,5 hapash romakë (6.75m). Në terren të zakonshëm rruga përbëhet prej tabanit të ngjeshur prej dheu mbi të cilin gjëndej një substruksjon prej guresh të mëdhenj plloçakë, 5,75 m të gjerë (fig. 5). Mbi këtë shtresë, që linte anash dy bankina gjysëm metërshe, vijonte kalldrëmi me gurë lumi, i cili mbulohej me zall ose çakëll (fig. 6). Në vendet e ulta, si në Muriqan, rruga kalonte mbi penda dheu, të cilat, në anallogji me traktet e ruajtur mirë të rrugës Skodër — Salonë (fig. 7), duket se përshkoheshin prej tombinash të shpeshta. Duke u nisur nga gjerësija standarte prej 1,60 metrash ndërmjet rrotave të karrove, del se rruga Egnatia ka pasur 3 breza kalimi, që lejonin parakalimin dhe në rastet kur shkëmbeheshin dy karro me drejtim të kundërt.

Rrugët e tjera kanë pasur një gjerësi më të vogël se rruga Egnatia, të përshtatur për një ose dy breza kalimi. Kështu në disa trakte të ruajtur të rrugës Skodër-Salonë, në afërsi të kufirit me Jugosllavinë, rruga ka një gjerësi 2.70-3.60 m. Në këto trakte rruga është hapur në shkëmb, ose në të janë gdhendur dy kanale 0,10-0,15 m të thellë, që shërbenin për kalimin e rrotave të karrove (fig. 8). Gjerësi të tillë ka pasur dhe rruga Egnatia në një fazë të mëhershme. Gjurmët e kësaj periudhe që ruhen në Gurët e zeza të Dardhës (rrethi i Librazhdit) e tregojnë atë si një rrugë 4.30 m të gjerë, të përbërë prej guresh të mëdhenj plloçakë të vendosur drejt e mbi dhe. Po këtë konstruksion kanë pasur dhe rrugët për lëvizje kalorësish në afërsi të kalasë së Balecit (rrethi i Shkodrës), në Gurët e zeza të Dardhës (fig. 9), Gralisht, Iballë (rrethi i Pukës). Në këtë të fundit, rruga 1.20 m e gjerë, krijohet prej pllakash të mëdha guri që ngrihen 0.25 m mbi terrenin, të plotësuara në boshllëket me gurë të vegjël.

*Urat.* Në shekullin e I p.e.s, ndonset burimet përmendin një sërë urash në rrugën Apoloni-Epidamn ato ishin ende të mangëta, kështu Cezarit gjatë operacioneve të luftës civile ju desh ta kalojë Apsin në Vah, pranë Kuçit, në një vend ku gjënden gjurmët e një ure antike. Sistemi i tyre kthehet në një sistem të plotë vetëm në shekujt e erës sonë. Urat e kësaj periudhe kanë qënë me harqe (urat e Çobanajt, Muriqanit, Kushës (rrethi Elbasanit), Kuçit, Fierit, Darçit (rrethi i Durrësit) ose me shtresë drasash mbi këmbët (pilat) e gurta si ura e Bashtovës (rrethi i Durrësit), Topçiasit, Keçit (rrethi Elbasanit). Prej tyre më të hershme janë urat me shtrojë drasash. Sipas gjerësisë së lumenjve ose prejve mbi të cilët kalojnë, urat kanë një numër të ndryshëm hapsirash. Ato që ngrihen mbi përrenj, si në Çobanaj afër Peqinit, Muriqan dhe mbi përroin e Kushës, në afërsi të Elbasanit, kanë pasur vetëm një hapsirë. Po me një hark ka qënë dhe ura në Kandavi (rrethi i Librazhdit) që përshkruan Malku, e cila «ngrihej në një humnerë të thellë». Urat mbi lumejt e vegjël dhe mesatarë, si dhe ato të ndërtuara në pikat ku ngushtohet shtrati i lumit, kishin 2-3 hapësira. Në to bënin pjesë dy urat mbi Argyas Gjanicë), ura e Kuçit mbi Aps (Seman), ura mbi lumin e Darçit (fig. 10) si dhe ura e Bashtovës (rrethi Durrësit) mbi Genus (Shkumbin) (fig. 11). Ndryshe prej tyre në vendet ku shtrati i lumit ishte mjaft i gjerë, ato kishin një numër të madh hapësirash si urat e Keçit dhe Topçiasit mbi Genus.

Ura më e madhe e ruajtur, ajo e Topçiasit, ka pasur mbi 16 hapsira. Ura që i shërbente rrugëve që vinin për tu bashkuar me Egnatien nga jugu, gjëndet afër Skampinit, në një vënd ku shtrati i Genusit ngushtohet pak prej një kodre shkëmbore (fig. 12). Ura nis në bregun e majtë të rëpirtë ku rruga të çonte tek mbështetja e kreut. Më tej vijojnë 4 pila me një hapsirë drite prej 12 metrash, të pasuara prej një këmbe të dyfishtë e cila e kthen trasenë e urës në një kënd të gjerë, 30°. Nëpërmjet kësaj kthese këmbët qëndrojnë perpendikular me të dy krahët e lumit që rrjedhin me një farë këndi ndaj njëri tjetrit.

Këmbët, përbëhen prej trungut, shporit dhe shuarsit, të lidhur organikisht me njëri tjetrin (fig. 13). Trungu i cili ka formë drejtkëndëshe, në drejtim të rrjedhjes përfundon me shporin në trajtë trekëndëshi i cili shërbente për çarjen e ujit. Për evitimin e shtjellimeve në pjesën e pasme, pak më lart se niveli i ujit, vijon shuarsi në formë poligonale. Këmba e dyfishtë përbëhet prej një këmbe të thjeshtë e cila lidhet me një bllok drejtkëndësh. Në muraturën e urës dallohen duar të ndryshme. Më e hershmja, që i përket shekujve I-II të erës sonë, është ndërtuar me blloqe të mëdhenj prej guri ranor të gdhendur në mënyrë të përsosur. Blloqet në trajtë paralelopipedi me faqe të rrafshta, mbi sipërfaqen e ujit janë paisur me fashaturë anësore. Ata janë vendosur në rreshta të rregullt me lartësi të njëjtë dhe lidhen me llaç harasan shumë të fortë; në brendi, blloqet ndonse të papunuar, janë vendosur me rregullsi dhe lidhen ashtu si dhe blloqet e jashtëm me ganxha hekuri të petëzuar të kapura me plumb (fig. 14).

Prej urave me hark, tipike është ura e Keçit e ndërtuar mbi Genus në shek. IV. Prej urës që i përket kompleksit të rrugës Egnatia sot ruhen 7 këmbë të fuqishme drejtkëndëshe, me brinjën më të gjerë në drejtim të rrjedhjes (fig. 15). Këmbët lidheshin

midis tyre me harqe mbi të cilët gjëndej mbushja ku vijonte traseja e rrugës Egnatia. Muratura e urës përbëhet prej bërthamës me gurë lumi dhe llaç me pluhur tulle të derdhur midis faqeve me gurë të punuar, që përshkohet prej brezave të tullës, dy rreshtësh në bërthamë dhe pesë në fasadë.

*Ujësjellësit.* Ndërtimi i qendrave të banimit në shekujt e parë të erës sonë, në terrene të rrafshtë, si dhe përdorimi i rëndomtë i tullave dhe llaçit hidroizolues i dha një shtytje ndërtimit të ujësjellsave të cilët tashmë gjënden dhe në qendra të dorës së dytë (Sultë, Domgjon, rrethi i Kukësit; Vilë etj.). Nga mënyra e ndërtimit ujësjellësit ndahen në nëntokësorë dhe ajrorë-akuedukte. Prej të parëve më të thjeshtë janë ata me tubacjone si ai i Vilës (fshati Petrelë rrethi i Tiranës), ku rëzë shpatit të malit vijojnë dy kanale (0.13 x 0.14 m), të hidroizoluar nga brenda me llaç me pluhur tulle. Në pjesën e tij më të madhe me këtë mënyrë është ndërtuar dhe ujësjellësi i Justinianopolit (Melani i rrethit Gjirokastrës). Ujësjellësi kalon për rreth 2 km në një pllajë të sheshtë. Deri tek qafa që lidh pllajën me qytetin ai vijon me një sistem të thjeshtë tubash të futur në dhe. Por më tej, në qafë, tubat kalojnë mbi një mur 180 m të gjatë që arin në 2,5 m në pikën e tij më të lartë (fig. 16). Në pjesën e sipërme të murit që ka një gjerësi prej 0,80 m gjëndet një kanal i vogël i mbuluar me pllaka, brendinë e të cilit e zënë tubacjonet e lyera me vernik të gjelbër.

Një tip më të përparuar paraqet ujësjellësi i Qytezës së Domgjonit (rrethi i Kukësit). Ujësjellësi nis në malin e Munellës ku uji pasi mblidhet prej një prite të vogël përcillet në një kanal nëntokësor. Në mesin e ujësjellësit gjëndej pusi i kontrollit, në të cilin të fut nga sipër një portë e vogël (fig. 17). Pusi cilindrik, 12 m i thellë dhe 2.50 m i gjerë, është punuar me muraturë guri. Një palë shkallë helikoidale të shpien në pusetën në taban, nëpërmjet së cilës kalohej në brendi të kanalit të ujësjellësit të punuar po me muraturë guri. Ndonse ujësjellësi nuk ishte në funksion të ndonjë qendre të rëndësishme ai është ndërtuar me njohuri të plota teknike. Kalimi i tij nëpërmjet tunelesh të hapur në shkëmb si dhe vetë konstrukti i pusit të kontrollit dëshmojnë qartë përvojën e punimeve në terrene shkëmbore, për të cilën popullsia vendase piruste, çmohej në tërë botën antike.

Me ujësjellës me ura, akuedukte, qenë paisur Oriku, Dyrrahu dhe Buthroti. Rëndësia që kishte ujësjellësi i Buthrotit për qytetin kuptohet prej monedhave të prera në këtë qytet në periudhën e sundimit të Augustit dhe Neronit, në shpinën e të cilave paraqiten tre këmbë të akuaduktit dhe kanali mbi to (fig. 18). Ujësjellësi i cili niste në fshatin Xarë ku gjënden burime të shumta me ujë të pastër, vijonte gjatë fushës së sheshtë të kestrinës (Vrina) për rreth 3 km dhe futej në qytet duke e hedhur me urë kanalin e Vivarit. Këmbët e ujësjellësit, me seksjon 1.30 x 1.30 m dhe 1.50 m të larta janë punuar me rrasa guri (fig. 19). Mbi to nisin harqet me diametër 3,30 m që mbartnin kanalin e ujit. Në këtë mënyrë e tërë lartësija e ujësjellësit ka qënë rreth 6 m. Ashtu si dhe në ujësjellësin e Dyrrahut kjo pjesë është punuar me dy faqe prej tullash midis të cilave është derdhur mbushja me gurë dhe llaç. Vetë kanali siç kuptohet nga monedhat ka qënë përforcuar me një sërë pilastrash. Përmendja në monedhat e dumvirëve pesvjeçarë të qytetit, dëshmon tërthorazi rolin e tyre për ndërtimet urbane dhe njëkohësisht e daton ujësjellësin në shek. I të e.s.

Më kompleks prej ujësjellsave të kësaj periudhe është ai i Dyrrahut, në të cilin kombinohen akuedukti me kanalet dhe tunelet. Në periudhën e parë burimet natyrale në brendi ose afërsi të qytetit arrinin ti plotësonin kërkesat e tij, aq sa në këtë qytet furnizoheshin me ujë dhe anijet e huaja. Por rritja e popullsisë së qytetit dhe ndërtimi rëndom i termave, si private ashtu dhe publike, solli mungesën e ujit. Si pasojë në vitet 117-134, në Dyrah u ndërtua një nga ujësjellësit më të mëdhenj të kësaj kohe. Ndërtimi i tij dëshmohet nga një mbishkrim i gjetur në fshatin Arapaj që tregon se ujësjellësi i ndërtuar prej perandorit Adrian (117-134) u rindërtua prej Aleksandër Severit (222-234). Kjo dëshmi mbështetet dhe nga Vibius Sekuestri i cili na bën të ditur për ujësjellësin që furnizonte Dyrrahun me ujin e Ululeusit (Erzenit).

Mënyra e ndërtimit të ujësjellësit i përshtatet natyrës së terrenit e cila ndryshon përgjatë trasesë së tij. Në kilometrat e para, prej Romanatit deri në Kodrën e Rashbullit, uji rrjedh në një kanal nëntokësor. Më tej uji vijon brënda një tuneli, ndërsa prej kodrës së Rashbullit e deri në Durrës uji kalon mbi një akuedukt (fig. 20). Së fundi shpërndarja brënda në qytet kryhej me anë tubacjonesh prej plumbi.

Gjurmët në pjesën e tij të parë tregojnë se ujësjellësi kalonte në vijë të drejtë duke ruajtur një pendencë të njëtrajtshme. Ujësjellësi i cili niste në Romanat, buzë Erzenit, ka qënë i paisur gjatë rrugës me basene të ndërmjetme dekantimi, ku bashkoheshin dhe ujrat e burimeve të tjerë, si ai i Arapajt. Thellësia e tij zakonisht nuk i kalon të 2-3 metrat por në trakte të veçantë ajo është më e madhe. Si pasojë në të, krahas hendekut, janë përdorur edhe tunelet e shkurtër. Në anën e brëndëshme kanali i

ujësjellësit është ndërtuar me tulla trekëndëshe të lidhura me llaç hidroizoluese me pluhur tulle, kurse nga jashtë me gurë dhe llaç të zakonshëm. Kanali me përmasa të brëndëshme 0.60 x 1.20 mbulohet me qemer cilindrik (fig. 21). Dysh.emeja e tij përbëhet prej tjegullash të vendosura rrafsh mbi një shtresë llaçi hidroizolues me grimca tulle të hedhur mbi një shtresë guri e zhavori.

Në pjesën e dytë ujësjellësi shpon mespërmes për një gjatësi prej 2600 metrash kodrën e Rrashbullit me një drejtim afërsisht paralel me tunelin e hekurudhës. Kjo zgjidhje është racjonale, pasi lartësia e kodrës nga niveli i detit është 25-42 m ndërsa niveli i kanalit të ujësjellësit në dalje 12 m. Rrjedhimisht hapja e tuneleve paraqitet më e leverdishme se hapja e një hendeku 30 m të thellë. Linja e tunelit nuk është rigorozisht e drejtë, por pëson dy herë shmangje nga 10$^0$, me sa duket për shkak të natyrës së shkëmbit. Për kontrollin pastrimin dhe ventilimin e tunelit, përgjatë trasesë së tij janë hapur rreth 36 puse, të vendosur 70 m larg njëri tjetrit, masë kjo që përkon me atë që rekomandon Vitruvi. Puset kanë formë cilindrike me diametër të brëndëshëm 0,90 m dhe faqe të punuara me tulla. Thellësija e tyre, në funksjon të lartësisë së kodrës, luhatet nga 13 në 25 metër.

Pjesa e tretë, akuedukti, në pjesën e fillimit lidhet me tunelin me mur të plotë. Më tej ajo vijon me një sistem harqesh mbi pilastra, të cilët mbartnin kanalin e ujësjellësit. Traseja e tij vijonte në brendi të lagunës së Dyrrahut dhe hynte në qytet nga veriu pas një kthese prej 110$^0$. Një shmangie e tillë zvogëlonte kalimin në lagunë të shoqëruar me një sërë vështirësish teknike. Njëkohësisht duke qënë se ana e veriut ka kuotë më të madhe, ajo jepte mundësi për depozitimin në rezervoarë të lartë, prej ku shpërndahej me vetrrjedhje.

Këmbët e akueduktit që kanë përmasa 2.40x1.80 m gjënden 3.90 m larg njëra tjetrës. Duke marrë parasysh këtë përmasë dhe se lartësia e ujësjellësit ka qënë rreth 10 m, mund të paramendohet se akuadukti ka pasur dy sërë harqesh mbi njëri tjetrin (fig. 22). Muratura e akueduktit ashtu si në Buthrot, përbëhet prej bërthamës me gurë dhe llaç të derdhur brenda faqeve të punuara me tulla trekëndëshe ndërsa themelet janë ndërtuar me muraturë të derdhur midis kallëpeve prej dërrase.

Uji i prurë prej ujësjellësit shpërndahej në rrjetin e qytetit me anë tubacjonesh prej plumbi, në të cilat është stampuar emri i perandorit Adrian dhe i kuratorëve për mirëmbajtjen e rrjetit. Tubacjonet e kalonin ujin në banesat e të pasurve, banjat si dhe në pikat e përbashkëta të marjes së ujit, fontanat.

Fontana të tilla gjënden jo vetëm në Dyrrah e qendrat kryesore por edhe në qendra të dorës së dytë si Vila, madje dhe në stacjonet rrugore si në Ad-Quintum, ndërsa në Buthrot fontana trajtohet në mënyrë monumentale si nymfe.

Nymfeu i Butrotit (fig. 23) përbëhet prej rezervuarit të ujit që furnizohej nëpërmjet një akuadukti të vogël, një ambienti për marrje uji dhe nymfeut të mirëfilltë të ndërtuar me bërthamë prej gurësh e llaçi të veshur me parete tullash. Rezervuari që gjëndet në anën e pasme të fontanës (4.20x2,50x 3.10 m) mbulohet me qemer cilindrik. Furnizimi, i tij me ujë kryhej prej akueduktit i cili kalonte me harqe, mbi një sërë pilastrash të vendosura 1.30 m larg njëra tjetrës. Nymfeu i mirëfilltë përbëhet prej basenit dhe murit me niket për shtatoret. Baseni në ballë kufizohet prej një muri të drejtë, 1 m të lartë dhe 5.75 m të gjatë, ndërsa nga pas harkohet në trajtë gjysmërrethi. Mbi të, paksa i tërhequr në thellësi, vijon muri me tre nike 2.50 m të larta, prej të cilave dy ansoret mbulohen me qemer cilindrik, ndërsa ballorja me qemer sferik. Niket lidhen nga pas me njëra tjetrën me anë të një kanali, i cili komunikon me rezervuarin. Në ballë dhe në dy anët e nymfeu qarkohet prej një kunete të kufizuar prej një parapeti të gurtë. Në sajë të këtij konstrukti uji i ardhur nga akuadukti mbasi mbushte rezervuarin deri në nivelin e kanalit pas nikeve, rridhte nëpërmjet tyre në basen prej ku pjesërisht derdhej në ambientin e pasëm, ndërsa në masën më të madhe shkapërderdhej nga muri ballor. Më tej uji rridhte në kunetë deri sa derdhej në kanal.

Në anën e jashtme nymfeu ka qënë i veshur me pllaka të holla mermeri të bardhë, që shkëmbeheshin me ripa të hollë po mermeri. Pllakat që kapeshin me ganxha bronxi me një shtresë të trashë llaçi me coprina tulle, nisnin mbi një xokol të ulët të profilizuar. Në të kundërt me ngjyrën e bardhë të mermerit të përdorur për veshjen e jashtme, pllakat e përdorura për veshjen e pjesës së brëndëshme të basenit qenë shumë ngjyrëshe. Brendinë e nikeve të nymfeut e zinin shtatore të mermerta kushtuar perëndive, me madhësi afërsisht natyrale (fig. 24). Prej tyre në mes gjëndej shtatorja e Dionisit, në të majtë e Apollonit.

I parë në tërësi monumenti paraqitet kompakt, në unitet funksjonal dhe estetik (fig. 25). Nëpërmjet veshjes me mermer të bardhë ai fitonte një farë transparence e cila theksohej më tepër prej vibrimit të rrafsheve nga cipa e ujit që rridhte mbi to. Pjesa e tij kryesore baseni dhe muri me shtatoret, e theksuar nëpërmjet efektit të veshjes shumëngjyrëshe, harmonizonte në vetvete lëvizjen e ujit me qëndrimin statik të shtatoreve që zhdërvjelltësoheshin prej rrjedhjes së ujit.

*Sterat.* Krahas ujësjellësave gjatë kësaj periudhe nuk e humbën rëndësinë dhe sterat e ujit, veçanërisht në qytetet e trashëguar, në të cilët terreni i thepisur nuk lejonte ndërtimin e ujësjellsave. Në ndërtimin e sterave u shfrytëzua eksperienca e fituar në periudhën antike. Ato i gjejmë të ndërtuara kryesisht nën nivelin e dheut, i cili përballonte presjonin e ujit, ndërsa muret e tyre, ashtu si në antikitet suvatoheshin me llaç me pluhur e grimca tulle. Në Foinike krahas rindërtimit të sterës së vjetër në shek. III-IV ndërtohet një sterë e re me përmasa dhe formë të njëjtë me ato të sterës së trashëguar (fig. 26). Muret e saja të ndërtuar me muraturë të përzier, me 5 rreshta tulle në brez, në tre anë gjënden nën nivelin e terrenit si stera e vjetër. Të dy sterat kanë formë afërsisht kuadratike, lartësi minimale muresh 5 m. dhe një vëllim për rreth 2000 $m^3$. Sterat mbuloheshin me një sistem qemeresh, të cilët shkarkoheshin mbi kollona tulle.

Ndërtimi i sterave mori rëndësi sidomos në ndërtimet mbrojtëse të shek. IV-VI, ku uji kushtëzonte qëndresën ndaj rrethimeve të gjata. Zgjidhja e tyre nuk është stereotipe. Kështu stera në kështjellën e Zharës ka planimetri drejtkëndëshe (6 x 3.40 x 5 m) dhe një vëllim për 80 $m^3$ ujë (fig. 27). Në Symizë stera që ka formën e shkronjës «T» me seksjon tërthor 1.20 x 2.50 m mbulohej me qemer fig. 28). Marja e ujit prej saj kryhej nëpërmjet një pusete në fund të pjesës gjatësore, ndërsa uji i tepërt shkarkohej nëpërmjet një kanali të vendosur në nivelin e fillimit të qemerit. Sterat i gjejmë edhe në fortifikimet e vogla si në kullën e vrojtimit në Petrelë (nënkap. ark. fort. shek. I-VI fig. 28) e cila strehonte veç një truproje të vogël prej 10-15 vetësh. Stera me diametër 3 m, zë tërë katin e saj të parë. Stera mbulohej me kupol sferike e cila nivelohej nga sipër për të krijuar dyshemenë e katit të II ku gjëndej puseta për marrjen e ujit. Furnizimi i saj kryhej me ujin e shiut, i cili kalonte në të prej taracës së kullës me anë të një sistemi tubash qeramikë që përshkonin paretin e brëndëshëm të mureve. Rezerva e ujit që grumbullohej në sterë, rreth 30 $m^3$, ishte praktikisht e pashtershme pasi konsumi i tij prej garnizonit ishte më i vogël se prurja.

*Kanalizimet.* Fuqizimi i rrjetit të furnizimit me ujë, kërkonte përsosjen e mëtejshme të rrjetit të kanalizimeve. Më i përsosur është ai i Dyrrahut, i cili zhvillimin e plotë e fitoj nga fundi i shek. V ose fillimi i shek. VI, kur qyteti pasurohet me një sërë ndërtimesh të reja. Rrjeti niste në rëzë të kodrave, ku një sërë kanalesh sekondarë mblidhnin ujrat e kuartalleve dhe vijonin në vartësi të pendencës së terrenit (fig. 29). Shtrirja e tyre tej rrethimit të parë, tregon qartë se në këtë sistem përfshihej dhe rajoni në veri të qytetit. Kanalet e mësipërm bashkoheshin me kolektorë, të cilët zbrisnin prej veriut në jug për tu shkarkuar në det. Disniveli i pakët si dhe drejtimet e pjerrësisë nuk lejonin që ujrat të mblidheshin në një emisar të vetëm (kloaka maksima), por në disa kolektorë seksjoni i të cilëve nuk paraqitej i njëjtë.

Nga funksjoni kanalet e këtij rrjeti ndahen në kanale terciarë, sekondarë dhe kolektorë (fig. 30). Kanalet terciarë (0.30-0.50x0.30-0.15 m) kishin për funksjon përcjelljen e ujit nga banesat, ndërtimet e ndryshme ose kunetat e anëve të rrugëve tek kanalet sekondarë me kënd të gjërë, në drejtim të rrjedhjes. Kanalet sekondarë të ndërtuar tërësisht me tulla, përbëhen prej qemerit cilindrik, mureve anësorë dhe shtrojes, tip ky që gjëndet dhe në kastron e Skampinit. Kanalet kontrolloheshin, si edhe kolektorët, me anë të një sistemi pusetash kuadratike të cilat gjënden në pjesën e sipërme të qemerit (fig. 31). Meqenëse kanalet vijonin në akset e rrugëve të qytetit me hapjen e kapakëve, pusetat shërbenin njëkohësisht edhe për largimin e shpejtë të ujrave të rrebesheve. Sistemi kryesor i shkarkimit përbëhej prej 5 kolektorësh. Fillimet e kolektorëve shpesh përkojnë me fundet e kanaleve sekondarë, të cilët pasi kthehen me kënd të drejtë vazhdojnë drejt jugut. Seksjoni i tyre në njërin prej kolektorëve të mesit arrin deri në 2.20 x 1.80 m. Duke u nisur nga seksjon i përgjithshëm i shkarkimit në det prej 10 $m^2$, Dyrrahu bënte pjesë ndër qytetet me sistem të fuqishëm kanalizimi, që dëshmon dhe për intensitetin e madh të jetës në këtë qytet.

*Ndërtimet vaditëse.* Prej ndërtimeve të kësaj gjinije ruhen gjurmët e dy digave në lumin Argyas (Gjanica), 3 km larg qytetit antik në Cakran (rrethi i Fierit). Prej tyre në gjëndje më të mirë është diga e parë e cila ndodhet në afërsi të fshatit Krapës në një vend ku shtrati i lumit gjarpëron në formë të shkronjës S, i ngushtuar së tepërmi prej një hunde shkëmbore. Ndërtimi i saj është miratuar dhe prej ngushtësisë së shtratit dhe bazamentit të fortë. Diga me rreth 6 m lartësi nis në anën e majtë të lumit, duke ju veshur për rreth 100 m gjatësi bregut të tij të rëpirtë. Pas një lakimi të lehtë në ndjekje të hundës shkëmbore ajo vijon për 25 metra me një kënd $40^0$ ndaj shtratit të lumit, duke i lidhur të dy brigjet e tija me njëri tjetrin. Më tej ajo i përmbahet për 30 m gjatësi bregut të djathtë të lumit. Po në këtë krah në pjesën e fillimit duken dhe gjurmë të një muri ballor i cili i kundërvihej rrjedhjes së ujit (fig. 32).

Muri i digës përbëhet prej mbushjes së mesit me gurë lumi të zhytur në llaç dhe veshjes së jashtme. Veshja përbëhej prej blloqesh të mëdhenj paralelo-

pipedë, rreth 0.60 x 0.40 m, të latuar mjaft mirë rrjedhimisht dhe fugat e bashkimit janë mjaft të sakta dhe të ngushta (0.5 cm). Blloqet janë prej formacjoni ranor të nxjerrë në kodrën përbri, por midis tyre shihen dhe blloqe gëlqerorë të ripërdorur. Bashkimi i tyre me njeri tjetrin është kryer me llaç shumë të fortë me gëlqere hidraulike, ndërsa për një lidhje edhe më të mirë të tyren, janë përdorur ganxha prej hekuri të petëzuar, të fiksuara me plumb. Në pjesën ku diga kalonte mes për mes lumit, mbushja është derdhur ndërmjet dy faqesh të tilla, ndërsa në pjesët ku ajo i vishet bregut derdhja është kryer ndërmjet një faqeje të jashtme dhe vetë bregut, duke arritur 2-4.5 m gjerësi. Muri në këto pjesë nuk vijon me faqe të drejtë, por pjerët lehtë brënda dhe shkallëzohet në lartësi. Diga e mirfilltë ka lartësi rreth 5 m dhe gjerësi 2.45 m në bazë e cila pas dy shkallëzimeve, nga ana e kundërt e rrjedhjes, arrin në 1.15 m. Në lartësi rreth 1.5 m ajo përshkohej prej kanaleve të drenazhimit të cilët shërbenin për uljen e presjonit mbi murin e digës dhe paksimin e shkapërderdhjes.

I tërë sistemi, i zgjidhur në mënyrë të përkryer nga ana teknike, së bashku me digën tjetër, vinte nën ujë një sipërfaqe mjaft të madhe toke. Ndërtimi që i përket një periudhe rreth shek. III-IV dëshmon për një bujqësi intensive nga më të përparuarat.











Fig. 2




Fig. 3



Fig. 4



Fig. 5

STERAT FOINIKE




FIG. 26




Fig. 26






STERA SYMIZE

0 1 2



Fig. 28

Fig. 27

STERA ZHARRES



PUSI KONTROLLIT · DOMGJON



Fig. 15





Fig. 17




Fig. 20

UJESJELLSI DYRRAHUT




Fig. 21




KANALET E DYRRAHUT




Fig. 32


Fig. 31

Fig. 32



# NDËRTIMET E HERSHME TË KULTIT KRISTIAN

Me lejimin nga ana e perandorit romak Kostandin të fesë së krishtere, e cila kthehet në fe zyrtare për t'u shërbyer interesave të klasave në fuqi, fillon ndërtimi i një sërë kishash që në këtë periudhë ndjekin në vija të përgjithshme skemat arkitekturale të shekujve të fundit të arkitekturës romake: bazilikat dhe ndërtimet me planimetri qendrore.

Duke shqyrtuar këto ndërtime, që i takojnë shekujve IV-VI, vërejmë se në vendin tonë arkitektura paleokristiane që nuk mbetet prapa rajoneve fqinje është e inkuadruar brënda një territori më të gjërë, në të cilin hyjnë trevat e tjera të Ilirisë (veri e lindje) dhe ato të Epirit (jug). Në Ilirinë e jugut, qëndra kryesore ishte Durrësi nga e cila vareshin peshkopatat e Skodrës, Sardës (Shurdhahu), Lisit, Skampinit, Amanties, Bylisit, Aulonës, ndërsa peshkopatat e Buthrotit, Onhesmit Adrianopojës vareshin nga Nikopoli. Në shekujt e parë, ato lidheshin nëpërmjet Selanikut drejtpërdrejtë me Romën, ndërsa më vonë pa ndërmjetësinë e tij.

Në vëndin tonë janë gërmuar mjaft monumente të kësaj periudhe si në Amantia, Butrint, Elbasan, Lin (Pogradec), Tiranë, Paleokastër e Jermë (Gjirokastër) të cilët hedhin dritë të mjaftueshme mbi arkitekturën e kohës. Krahas tyre, janë gjetur gjurmë në mjaft vende të tjera si në Suç (Burrel), ku është zbuluar narteksi i një bazilike, Bixëllojë (Elbasan) ku dyshemeja e bazilikës ishte shtruar me tulla me delfin si të kalasë së Elbasanit (sh. VI), Prush (Tiranë), Goricë (Gjirokastër) ku ruhen rrënojat e një bazilike të vogël ndërtuar me material antik, Zgërdhesh (Krujë). Veç tyre janë gjetur pjesë dyshemesh të shtruara me mozaik si në Tushemisht (Pogradec), Polenë (Korçë), Karbunarë (Vlorë) ose pjesë arkitekturale Risili (Vlorë), Pluk (Fier), e gjetkë. Mjaft me vlerë janë elementët e skulpturës arkitekturale të Durrësit si kapitele, kolona, pllaka ikonostasi që tërthorazi flasin për numrin e madh të monumenteve dhe madhësinë e tyre. Vlera është akoma më e madhe po të kemi parasysh vendin e Durrësit në organizimin kishtar dhe rolin e tij ekonomik e kultural si qendra më e madhe e Adriatikut, si edhe faktin se nëpërmjet tij duhet të mereshin si tipat ashtu edhe mjeshtrat kryesorë në mjaft prej ndërtimeve të këtij lloji.

Ndërtimet e hershme të kultit kristian të fillimit të sh. IV e. sonë morën për modele dy ndër tipat më të përdorshëm në arkitekturën romake, bazilikat dhe ndërtesat me planimetri qëndrore. Ndryshimet që ju bënë atyre për qëllimet funksionale të kultit prunë krijimin e koncepteve të reja për hapsirën e brënshme dhe ndërtime planimetriko-vëllimore të ndryshme.

*Bazilikat.* Bazilikat ishin ndërtime me karakter shoqëror më të përshtatshme për qëllimet e kultit për kohën. Karakteristikë e tyre është ndërtimi me nefa, ndër të cilët qëndrori, më i madh dhe më i lartë, dy absida në anët më të shkurtëra, ku hyrja bëhej nga ana më e gjatë. Ato mbuloheshin me çati mbi kapriata druri (i quajtur variant helenistik sepse u përdor më tepër në botën helenistike) dhe me qemere (varianti oriental).

Ndryshimet që bënë ndërtuesit e këtyre bazilikave, të cilat u kristalizuan gjatë mezit të sh. IV, ishin ndërtimi i një abside të vetme në anën lindore ku vendosej altari, hyrja nga ana perëndimore nëpërmjet një narteksi (parasalle), i paraprirë ky në bazilikat e mëdha nga një oborr i hapur me kolona (atrium), si dhe një sërë ambientesh ndihmëse të nevojshme për kultin (diakonikon, protezis, katekumene, baptister).

Bazilikat përbëjnë numrin më të madh të ndërtimeve sepse janë të lehta në ndërtim dhe mund tu jepen përmasa sado të mëdha.

Ndryshimet që i'u bënë bazilikave të antikitetit prunë në një perceptim të ri të hapësirës së brendshme. Brendësia ka tashma një aks gjatësor dinamik, që përputhet me drejtimin e lëvizjes nga perëndimi në lindje, nga hyrja drejt altarit dhe që nënvizohet nga ritmi i arkadave mbi kolona ose pilastra.

Bazilika që u ndërtuan në vëndin tonë janë kryesisht të variantit me çati me kapriata druri, rezultat i traditës antike dhe i lidhjeve me Romën. Ka shumë mundësi që përjashtim në to të bëjë bazilika në akropolin e Butrintit.

Bazilika në Tepe të Elbasanit, ndodhet në ullishtet në kodrën e Tepes mbi urën e Zaranikës, Për një kohë të gjatë gjatë punimeve bujqësore në atë kodër patën dalë varre të antikitetit të vonë, çka tregon se bazilika i takon varrezës së Skampinit. Bazilika është orientuar me absidë nga lindja. Ajo u gjet me mure që ruhen pak mbi tokë ose vetëm si themele. Bazilika i përkiste disa fazave ndërtimore. Faza e parë e ndërtimit (fig. 1) paraqet një bazilikë me tre nefe të formuar nga dy arkada mbi pilastra, me nefin qendror më të gjerë se anësoret. Muret mbi të cilat ngrihen arkadat kanë qënë ndërtuar me gurë dhe breza 3-4 rradhësh me tulla. Lartësia e plotë e murit ka qënë rreth 5,5 m. Duke gjykuar

nga kapitelet dhe kolonat e dritareve dyshe, mbi arkadë, kuptohet se kemi të bëjmë me një bazilikë ku nefi qendror është më i lartë se anësorët. Në anën lindore është ambienti i altarit me absidën gjysëm rrethore. Ambienti i altarit kishte një këmbë shkalle më lart se naosi. Faza e parë ishte një ndërtim i varfër, shtruar me dhe të ngjeshur. Në secilin nef hyej me nga një derë prej narteksit të ngushtë dhe të gjatë, në anët jugore dhe veriore të të cilit janë dy dhoma të vogla të njëkohshme me vetë godinën. Dy dhoma të tjera pak më të vogla gjënden në fund të nefave jugor dhe verior. Varfëria e teknikës dhe materialeve të kishës e daton këtë fazë në shek. e IV kur Skampini s'e kishte fituar akoma fizionominë qytetare.

Në një kohë të dytë në kishë u bënë një serë transformimesh për t'ia përshtatur më mirë përdorimit si kishë varrezash (fig. 2), funksion që mund të ketë patur që në fillim. Në këtë kohë murosen arkadat ndërmjet nefave duke krijuar një sallë qendrore, e cila shtrohet me mozaik dhe krijohet ndarja e rregullt e ambientit të altarit nga naosi me një ikonostas të gurtë. Ai përbëhej prej 4 kolonash me katër kapitele, ndërmjet të cilave kishte një parapet prej pllakash guri të gdhendura tej për tej. Parapeti vazhdonte anash, deri në hapësirën që lidhte ambientin e altarit me nefat anësor, tashmë të izoluar. Ky ndryshim në organizimin funksional e arkitektural të kishës lidhet me futjen brenda saj, në nefin verior, të dy varreve me qemere tullash të dinjitareve të komunitetit fetar të Skampinit. Ky ndryshim duket se bëhet në një kohë kur Skampini pati një zhvillim të mirë ekonomik dhe një nivel të lartë ndërtimor e artistik për çka dëshmon brendësia e sallës qëndrore. Dyshemeja e kishës në këtë kohë ndahet nga rrugët me pllaka guri shtuf në 4 panele mozaiku, dy nga dy simetrikë kryesisht me motive bimore e gjeometrike (fig. 3). Dy panelet më afër hyrjes janë më të mëdhenj. Ata kanë një bordurë me gërshet brenda së cilës gjënden rrathë, që ndërthuren dhe formojnë rrathë dhe rombe me ngjyra të ndryshme. Në pjesën e sipërme në drejtim të qendrës së sallës kishte një dekor më gjethe e vesh rrushi. Dy panelet e tjera më të vegjël janë me motive gjeometrike. Në panelin nga veriu ruhet një fragment mbishkrimi, në atë nga jugu pjesë të pakta të skenës së eukaristisë, me enën në mes e dy palloj anash Mozaikët janë ndërtuar me kubik mermeri të bardhë, gëlqerori ngjyrë vjollcë, të bardhë e të zezë dhe tullash të kuqe. Ata shquhen për nivel të mirë ekzekutimi.

Kolonat e ikonostasit janë prej mermeri gri me kanëlyra elikoidale, të prura nga ndonjë vend tjetër. Kapitelet përkundrazi janë punuar në vend dhe me baza të ndryshme sipas kolonave. Në pllakat e ikonostasit me përmasa 102x92 cm, janë gdhendur kafshë si luan, kaprollë, drerë e shpendë të ndryshëm krahas ornamentit bimor (fig. 4). Ato shquhen për vlerat artistike që spikatin qartë në disa prej tyre. Duke gjykuar nga kapitelet korintike të stilizura me gjethe ankanthi, me majë të mprehët, ky rindërtim mund të datohet i sh. V e sonë. Më vonë akoma në anën perëndimore shtohet një ekzonarteks i hapur me arkada mbi pilastra, shtruar me pllaka gëlqerore, nën të cilat ka tre varre dyshe, mbuluar me qemer. Muret e ekzonarteksit janë me gurë dhe tulla me kryq, të njëjta me ato të një rindërtimi të sh. VI në kalanë e Elbasanit.

Me rrënimin nga tërmeti, mundet që në vitin 518, kisha nuk rindërtohet më, sepse Skampini kishte katedralen e Shën Pjetrit që përmendet ndër dokumenta dhe sepse në këtë kohë lejohej varrimi brenda kalave. Nga ky monument i fundit ndërtuar brenda kalasë janë gjetur kapitele dhe kollona dritaresh.

Kisha e Tiranës paraqet një ndërtesë me aks gjatësor të orientuar nga veri-lindja që përbëhet prej një salle qendrore (naos) dhe parasallës (pronaos). Salla (8 x 11.5m) e shtruar me mozaikë përfundonte me absidën gjysëm rrethore në një nivel më të lartë se salla (fig. 5) me mozaikë ka qenë shtruar dhe parasalla (12.9 x 5 m). Ambiente të tjera u gjetën në anën veriore dhe anët e tjera të ndërtesës. Kemi të bëjmë me një ndërtesë të kthyer në një kohë të dytë në kishë, që kuptohet nga krijimi i parasallës, në mozaikun e të cilës ka simbole të kultit si kryqe, peshq e shpendë (fig. 6), ndërsa mozaiku i sallës ka më tepër dekor gjeometrik. Gjatë këtij shndrimi të ndërtesës janë përdorur tulla me kryqe, të datuara si të kohës së perandorit Kostandin. Pra kisha mund të datohet si e gjysmës I të shek. IV, kur akoma nuk ishte formuar qartë tipologjia arkitekturale përkatëse, dhe kur mjaft ndërtesa ekzistuese, në qëndra të vogla, ktheheshin në faltore.

Bazilika e Akropolit në Butrint gjendet në pjesën më të lartë të Akropolit, në anën lindore të tij. Ajo është e ndërtuar me gurë të mëdhenj dhe mesatarë dhe llaç gëlqereje dhe i takon disa fazave të ndërtimit. Në të mund të dallohet bazilika e parë e cila me sa kuptohet ka qenë tre nefshe, me narteks dhe një ambient anësor në krahun perëndimor. Ajo është një bazilikë trenefshe me arkadë mbi pilastra (fig. 7). Në lindje muri ballor kufizon naosin dhe duket se është ndërtuar kur ndërtesa ka ndëruar destinacionin. Gjatë kësaj kohe është prishur absida, nga e cila dallohen fillimet pranë murit lindor. Në anën perëndimore ndodhet narteksi i gjatë dhe i ngushtë prej nga me tre dyer kalohet në naos. Në anën jugore, në

pjesën që i takon naosit, ndodhet një ambient ndihmës i vendosur këtu për të lejuar hyrjen në të për shkak të terrenit të aksidentuar në anën perëndimore. Më vonë ndërtesa ka humbur funksionin e saj të kultit dhe në brendësi janë bërë ndarje të tjera.

Gjatë gërmimit, janë zbuluar edhe fragmente mozaiku të bordurës anësore me motive arkitekturale, harqe mbi kolona brenda të cilave ishte një peshk. Duke u nisur nga trashësia e mureve, pilastrat e përbëra mendohet se kisha ka qënë e mbuluar me qemer cilindrik, duke patur në nefin e mezit një hark si brinjë rigjiditeti. Përsa i përket datimit, nga forma planimetrike, dekori i mozaikut, dhe vend ndodhja mendohet se i takon fundit të sh. IV.

Bazilika e Amanties, ndodhet pranë rrënojave të një tempulli dorik, brënda «sheshit të shënjtë» të qytetit antik. Bazilika trenefshe (fig. 8) është ndërtuar tërësisht nga blloqe antikë paralelopipedë nga të cilët ruhet vetëm një radhë (fig. 9) .Ajo përbëhet nga naosi, narteksi dhe ambienti i altarit. Narteksi i ngushtë dhe i gjatë kanë anët veriore dhe jugore dy ambiente ndihmëse, destinimi i të cilëve në aspektin funksional është e vështirë të përcaktohet. Nga narteksi me tre dyer, nga një për secilin nef, hyet në naos. Dera e nefit qendror është e gjerë dhe me tre hapësira të ndara me kolona. Nefi qendror është i shtruar me pllaka të çrregullta të mara nga tempulli antik dhe të vendosura drejtpërdrejt mbi dhe. Në të dallohen bazamentet e kolonave të arkadave, që ndanin nefet si dhe pjesa e poshtme e amvonit, pranë arkadës jugore. Duke pasur parasysh trashësinë e vogël të mureve, kisha do ketë qënë mbuluar me kapriata druri, duke patur më të lartë nefin qendror se ansorët. Për këtë dëshmon dhe një kapitel në formë trung piramide të përmbysur dhe një fragment kolone dritareje. Nëpër qoshet e ikonostasit ka pasur kolona ose pilastra drejtkëndëshe, përsa gjykohet nga fragmentet që ruhen edhe sot. Ndërmjet tyre gjëndeshin pllaka të gdhëndura të cilat lozin rolin e parapetit ndarës. Ato janë të punuara jo thellë, me dekor bimor dhe gjeometrik, ku mbizotëron simetria. Si kolonat ashtu edhe pllakat kanë forma tradicionale për fundin e sh. V dhe fillimin e shek. VI, të tilla hasen dhe në Durrës e Butrint. Brënda ambientit të altarit ndodhet pllaka, ku ngrihej tryeza e altarit. Ka mjaft të ngjarë që nefat anësorë të jenë transformuar më vonë, duke u ndërtuar brënda tyre varre. Po kështu varre janë ndërtuar dhe nën dyshemenë e narteksit.

Gjurmët që ruan kisha sot janë të mjaftueshme për të gjykuar për volumetrinë e saj dhe vlerat arkitekturale. Bazilika si për nga planimetria ashtu edhe dekori është në nivel të njëjtë me ndërtimet bashkëkohëse dhe dëshmon për shkallën e zhvillimit të qytetit në shekujt e fundit të antikitetit, gjatë të cilëve Amantia përmendet si qendër peshkopate

Më e madhe dhe më e përkryer se bazilikat e mësipërme është bazilika e madhe e Butrintit që ndodhet në anën juglindore të qytetit pranë portës me kulla. Bazilika ka qënë ndërtuar mbi ndërtime më të hershme, që i takojnë shekujve të parë të erës sonë. Nga përmasat ky monument është ndër më të rëndësishmit e arkitekturës paleokristiane që ruhet në vendin tonë dhe i vetmi që ka ardhur deri në ditët tona me muret gati në tërë lartësinë e tyre (fig. 10). Kemi të bëjmë me një bazilikë trenefshe me transeptin të vendosur tërthor naosit që del jashtë mureve të nefeve anësor, duke i dhënë bazilikës formën e shkronjës T (fig. 11). Ndërsa nefi qëndror hapet tërësisht ndaj transeptit, nefat anësore ndahen nga një arkadë dyshe, me një kollonë në mes. Nga to sot ruhen gjurmët e fillimit të harqeve dhe bazamenti i kolonës në nefin jugor. Po me arkadë, por mbi pilastra, ndahej dikur pjesa qëndrore e tran septit dhe ambienti i altarit, nga krahët jugor e verior të transeptit. Naosi ndahej në tre nefa me dy arkada secila prej 6 pilastrash drejtkëndëshe në plan. Këto arkada kanë në pjesën e sipërme dritare të mbuluara me harqe të cilat dëshmojnë se nefi qendror ka qënë në nivel më të lartë se ata anësorë. Pilastrat e ndërmjetme i takojnë një rindërtimi. Nga vrojtimi i monumentit del se ato janë ndërtuar mbi themelet e vjetrave, me konfiguraiionin e tyre dhe lidhen me pilastrin e vjetër në murin perëndimor dhe pilastrin tjetër në vend takimin me transeptin, i cili ruan dhe pjesë të dukshme të harqeve të dyfisht të arkadës dhe dritareve mbi të. Pjesa qendrore e transeptit ka qënë vazhdim i nefit qendror duke qenë nën të njëjtën çati, mbështetur në muret mbi arkadën që ngrihej nga absida në murin perëndimor të transeptit. Dy pjesët anësore, jugoria dhe verioria kanë qenë mbuluar me çati dyujse, tërthor çatisë qendrore dhe në nivel më të ulët (fig. 12). anët veriore e jugore të transeptit kanë nga një dritare dyshe. Në bazilikë kalohet nëpërmjet disa dyerve tre në anën perëndimore, nga një në nefin verior një në nefin jugor dhe një në lindje në ambientin jugor të transeptit. Prej tyre hyrja për në nefin qendror, më e madhja, mbulohej nga një hark i dyfishtë me tulla. Ambienti i altarit përfundon me një absidë të madhe gjysëm rrethore në të cilën gjëndet një dritare treshe. Dyshemeja më e vjetër e ambientit ka qënë e shtruar me mozaik. Nga ai ruhen në qoshet pranë absidës pjesë të vogla me dekor gjeometrik të ndërtuara me gurë të vegjël. Dikur ambienti i altarit ndahej nga nefi qendror me një ikonostas. Ka mjaft të ngjarë që në zonën e al-

tarit të ketë pasur ndonjë kriptë. Dyshemeja e bazilikës është e shtruar gjithashtu me pllaka të mëdha drejtkëndëshe prej guri gëlqeror. Në mes të nefit janë dy bazamente drejtkëndëshe të vendosu përgjatë aksit të nefit dhe që i takojnë amvonit të dikurshëm, që haset në këtë formë në këtë pjesë të naosit dhe në bazilika të tjera.

Muret e bazilikës janë ndërtuar kryesisht me gurë. Me tulla janë mbulesat me harqe të dyerve, dritareve dhe arkadave, si dhe një brez prej 4-5 rreshtash në pjesën e poshtme. Në muraturë tullat janë mjaft të rralla. Me interes është dhe mënyra e punimit të fugave të rrafshuara, në të cilat nëpërmjet gërvishtjesh janë vizatuar figura gjeometrike dhe kryqe.

Në pikpamje të arkitekturës bazilika, si gjithë ndërtimet e kohës ka mure të thjeshta dhe të varfëra në anën e jashtëme dhe punim të saktë dhe të pasur në brendësi, për çka flasin dyshemeja me mozaik, pllakat e rregullta dhe ikonostasi. Në brendësi mbizotëron vëllimi i nefit qendror me ndjenjën e aksit gjatësor dhe lëvizjes së dhënë nga ritmi i arkadave. Si në gjithë bazilikat e kohës nefat anësorë, që janë më të ngushtë, lozin një rol të dorës së dytë. Në aspektin e ndërtimit planimetrik e vëllimor bazilika e madhe e Butrintit ka paralele dhe ngjashmëri me mjaft ndërtime të tjera të kohës; të Ballkanit dhe Romës, në drejtim të transeptit, ndërtimit vëllimor, ikonostasit, amvonit etj.

E njëjtë me bazilikën e Butrintit por në përmasa pak më të vogla është kisha në akropolin e Finiqit, megjithëse sot asaj i mungon nefi jugor. Planimetria e kishës tregon për një ndërtim sipas tipit bazilikal me tre nefa të ngjashëm me bazilikën e Butrintit (fig. 13). Elementet e përbashkët janë transepti me ambientin e altarit, dy ambientet anësor të lidhur drejtpërdrejt me të, lidhja e ambientit në veri me

Ndryshe nga bazilika e mëparshme, ajo i është nënshtruar një shkatërimi shumë më të madh, duke u rindërtuar më vonë brenda saj një kapele me narteks dhe ambient anësor, që mund të shpjegojë disi dhe humbpjen e pjesëve të tjera të bazilikës. Përsa i përket datimit duke u nisur nga gjatsia planimetria dhe përmasat e afërta me atë të Butrintit ajo i takon shek. VI. Si në Butrint, pranë saj, ndërtohet një baptister, në rënojat e thesaurosit antik, i përbërë prej në ambient me vaskën në mes me planimetri në formë kryqi, ku dy nga krahët kanë të futura të harkuara.

Vitet e fundit janë zbuluar dy kisha paleokristiane në rrënojat e kalasë së Paleokastrës në rrethin e Gjirokastrës. Nga to njera e tipit bazilikal gjëndet brenda teritorit të kalasë, ndërsa tjetra një nefshe jasht mureve të saj. Pavarësisht nga vlerat arkitekturale dhe shkalla e rujtjes së rrënojave, ato paraqesin një rëndësi të veçantë për shtrirjen e këtyre ndërtimeve në territorin e vendit tonë. Bazilika brënda mureve është një bazilikë trenefshe. Nefi qendruor më i gjeri; 5,3x12,7 m përfundon me një absidë gjysëmrrethore. Nefi anësor jugor, me përmasa 2,40x14,0 m, përfundon dhe ai me një absidë gjysëmrrethore. Narteksi i gjatë dhe i ngushtë që zë tërë ballin perëndimor të kishës ka në anën jugore një ambient ndihmës. Gjatë gërmimit u gjetën gjithashtu dhe fragmente të pakta arkitektonike që ndihmojnë për vlerësimin e ndërtesës.

Kisha tjetër që ndodhet jashtë mureve të kalasë është një ambient një nefësh me narteks. Përpara absidës në dysheme ndodhet një pllakë mbi të cilën ngrihej tryeza e altarit. Dyshemeja, e cila ruhet në pjesën më të madhe, është me tulla të mëdha, mbi të cilat në tërë sipërfaqen janë vizatuar dekore gjeometrike me kryqe dhe gjarpërinj, të cilët e gjallërojnë mjaft dyshemenë e varfër të kishës. Këto monumente i takojnë shek. V. e. sonë.

*Ndërtimet me planimetri qëndrtre.* Këto ndërtime përbëjnë një grup më të vogël, por jo më pak të rëndësishëm, të ndërtimeve paleokristiane. Karakteristikë e tyre është ndërtimi rreth një ambienti kryesor me planimetri me simetri qëndrore, rethore, katrore, poligonale ose një bashkim të tyren. Këto ndërtime janë përdorur kryesisht për mauzoleume, baptistere dhe më pak si faltore. Si rezultat i ndërtimit planimetrik në to, ndryshe nga bazilikat, aksi vertikal mbizotëron ndaj atij gjatësor. Në këtë mënyrë duke qënë ambienti kryesor, qëndra e hapsirës së brendëshme, në ndërtimet me kolona në brëndësi, përftohet një hapsirë karakteristike që hapet nga qendra tek muret anësorë që është veçoria themelore e arkitekturës bizantine duke filluar nga shek. V. e. sonë. Këto ndërtime në më të shumtën e rasteve mbulohen me kupola në të cilën përfytyrohet kupola e gjithësisë.

Në vëndin tonë ruhen dy ndërtime të mirfillta me planimetri qëndrore; kisha e Linit (Pogradec) dhe Baptisteri i Butrintit, të cilët kanë një rëndësi të veçantë për arkitekturën e shekujve V-VI si dhe për artet figurative, për vlerat e mëdha të mozaikëve të dyshemeve.

Kisha trekonkëshe e Linit përbëhet nga naosi, narteksi, dy kapela me abisidë në jug dhe veri të tij, baptisteri dhe atriumi (fig. 14). Monumenti është mjaft i zhvilluar në planimetri, megjithëse i ndërtuar larg ndonjë qendre të rëndësishme. Naosi përbëhet nga ambienti i qëndror që përfundon me absidën gjysëmrrethore, në të cilin mbizotëron aksi gjatësor dhe dy galeri anësore në jug e veri të tij, që i takojnë dy konkave dhe ndahen nga pjesa qen-

drore po me konka por më të vogla. Këto mure ndasëse janë gati rrafsh me dyshemenë kështu që forma e tyre e parë mund të rikrijohet për anallogji me ndërtime të njëllojta, si ajo shumëkonkshe e Lihnidit (Ohëri i sotëm), Stoa e Adrianit në Athinë, e Perushticës (Bulgari) dhe e Rozafes (Siri). Ndër to ngjashmëria më e madhe, më saktë lidhja e drejtpërdrejt vërehet me atë të Ohrit, skemën planimetrike të të cilit, me disa thjeshtime e ndonjë dallim, e riprodhon kisha me përmasa më të vogla e Linit. Nga krahasimet kuptohet se muret janë arkada për të krijuar galeritë anësore të cilat duhet të ngriheshin mbi një xokol.

Naosi lidhet me narteksin nëpërmjet tre dyerve, një e madhe për ambientin qëndror dhe dy më të vogla për galeritë anësore. Narteksi relativisht i ngushtë zë tërë ballin perëndimor të naosit. Në të dy anët e ngushta të narteksit ndodhen dy kapele kuadratike dhe me absidë në anën lindore ajo nga veriu, ndërsa e zgjatur dhe me absidë në anën jugore tjetra. Në veri të kësaj dhome ndodhet baptisteri (salla e pagëzimit), me planimetri katrore dhe me mure të veçanta nga naosi dhe pse pranë tij. Në mes të baptisterit ndodhet vaska, me planimetri katër konkshe. Përpara narteksit ndodhet atriumi, me mure të mbyllura dhe dy kontraforte përpara hyrjes. Në mes të tij ngrihej mbi pilastra arkada që krijonte oborrin e rrethuar në galeri, në mes të të cilit zakonisht ndodhej fontana. Në anën veriore të naosit, nëpërmjet një dere dhe disa këmbë shkallësh zbritet në një kapelë të vogël katër konkshe, e shtruar dhe kjo bashkë me shkallët me mozaikë.

Gjithë kompleksi është i shtruar me mozaik. Gjurmë të tij ka deri tek hyrja për në atrium çka flet qartë për vlerat artistike të monumentit. Mozaiku (fig. 15) shumëngjyrësh ka dekor zoomorf, bimor, e gjeometrik, ku mbizotërojnë simbolet e kultit. Secili nga ambientet përbëhet nga skena të veçanta. Kështu ambienti në veri të narteksit ka si motiv qendror brenda një katrori një kantar me vile rrushi e zogj dhe në këndet e tij katër skena të eukaristisë. Narteksi ka dekor gjeometrik brënda një brezi dekorativ të dyfishtë gërshetash. Ambienti në jug të narteksit përbëhet prej dy panelash: ai i absidës që paraqet eukaristinë, i pjesës tjetër me dekor gjeometrik dhe paraqitje shpendësh. Përsa i përket noasit, mozaikët e të cilëve janë mjaft të dëmtuara, mbizotëron dekori zoomorf e bimor.

Krahas dekorit me mozaik janë zbuluar dhe pjesë të ikonostasit, kollona dhe pllaka të parapetit prej mermeri, në të cilat janë gdhëndur kryqe. Ikonostasi dhe ambienti i altarit, duket se zinte pjesën e fundit të ambientit qëndror, përpara absidës duke qenë i rrethuar nga tre anët. Duke gjykuar nga trashësia e vogël e mureve (0,7 m) kisha duhet të mbulohej me çati druri. Në aspektin e arkitekturës së brëndëshme ambienti qendror i afrohej nefit qendror të një bazilike.

Në aspektin tipologjik, lidhjet më të mëdha shihen me kishën katërkonkëshe të Ohrit brënda grupit të monumenteve që përmendëm më lart. Duke patur parasysh si afërsinë planimetrike, vendndodhjen e tyre dhe ngjajshmërinë në skenat me mozaik të dyshemeve të ndryshme mund të mendohet se kisha tre konkshe e Linit duhet të jetë ndërtuar pak kohë pas asaj të Ohrit, në fund të shek. V fillimit të shek. VI. Kisha e Linit ka ngjashmëri me monumente të tjerë të këtij rajoni, sidomos me bazilikën e Studenices. Në dritën e këtyre afërsive mund të mendohet se ndërtimi i kishës së Linit është vepër e së njëjtës atelje ndërtimore, që vepronte në zonat e liqenit të Ohrit rreth qytetit të rëndësishëm Ilir, Lyhnid. E njejta gjë mund të thuhet edhe për mozaicistët.

Kisha trekonkshe në qytetin antik në Jermë të Gjirokastrës, ndodhet në skajin jugor, pranë mureve rrethues. Është një kishë me tre konkat pranë njera tjetrës në anët veriore, lindore dhe jugore. Konkat i takojnë ambientit të altarit të ndarë prej naosit me një inkonostas nga i cili ruhen vetëm gjurmët në dysheme (fig. 16). Kisha është e vogël për nga përmasat, me naosin 5x8 m, por paraqet interes të veçantë për formën planimetrike dhe sidomos mozaikët që zënë pjesën nga absida veriore në atë jugore. Në absidën lindore shihen gjurmët e një tryeze altari ndërsa copa suvaje të ngjyrosura dëshmojnë për dekorin e brendshëm me pikturë murale të kishës. Po kështu janë gjetur gurë të punuar sipas formës për mbulesat me qemere, por nuk është e qartë në se ato i takonin konkave apo mbulesës me qemere të vetë kishës, muret e trasha të së cilës edhe mund të mbanin mbulesë të tillë. Përsa i përket mozaikut ai ndahet në tresh brenda një bordure kufizuese duke patur në konken veriore një kantar nga e cila dalin degë pemësh, në të parën një skenë me peshq, ndërsa në mes krahas mbishkrimeve një figurë enigmatike me trup njeriu dhe kokë zogu, që nuk është hasur në ndonjë vend tjetër. Duke u nisur nga forma planimetrike; dekori i mozaikut; ai arkitektural si dhe gjetjet arkeologjike, kisha deton nga fundi i shek. V fillimit të shek. VI e. sonë.

Baptisteri i Butrintit përbën një nga dëshmitë më me vlerë të arkitekturës dhe artit të shekujve V-VI në vendin tonë, rëndësia e të cilit kalon kuadrin lokal, duke qenë më i madhi me planimetri qendrore në botën mesdhetare.

Baptisteri (fig. 17) përbëhet prej dy ambientesh: prej vetë sallës së pagëzimit dhe një salle tjetër në anën veriore. Salla e pagëzimit që ka planimetri rrethore me diametër rreth 13.5 m, brendashkruhet në një katror duke formuar katër ambiente të vegjël ndihmës në këndet. Brënda sallës së pagëzimit ka dy radhë prej tetë kolonash, të vendosura simetrikisht dhe rethorazi sipas rezeve që dalin nga qendra e sallës ku është vaska e pagëzimit. Në këtë mënyrë salla ndahet në tre unaza koncentrike me gjerësi afërsisht të njejtë. Pllakat e bazamenteve të kollonave, sa mund të kuptohet nga ulja e dyshemesë, janë ngritur mbi një themel të vazhduar për secilën rradhë kolonash. Si kolonat prej graniti ashtu edhe shumë nga bazat e tyre janë me materiale të mara nga ndërtesa antike.

Muri rrethues i ndërtesës i brëndashkruhet një katrori duke pasur të përbashkët me të pjesët e kontaktit. Muri rrethor ka 24 pilastra me seksion gjysëm rrethor. Në sallë hyet nga një derë në anën perëndimore dhe një derë tjetër që e lidh me sallën veriore. Në anën lindore ka tre dritare në nivele të ndryshme dhe një nike me një rezervuar të vogël uji nën dritaren e mezit.

Muri i jashtëm, sipas katrorit dhe ai rrethor janë ndërtuar në të njëjtën kohë duke çfrytëzuar edhe pjesë muresh të vjetra siç vrojtohet në anën verilindore dhe atë jugore. Po kështu; me kohë; ambiente të tjera i lidhen godinës.

Për ndërtimin volumetrik të brendshëm ka pak të dhëna. Nga gërmimet arkeologjike dihet vetëm se janë gjetur fragmente të vegjël murature me tulla, në formë harku dhe të suvatuara me llaç gëlqereje të ngjyrosura në blu e të kuqe të errët. Krahas tyre janë gjetur disa arkitrarë prej graniti me anën e brendshme të harkuar, ndërsa të jashtmen të drejtë. Arkitrarët kanë qenë mbi kolonat duke patur nga një kryq të gdhendur në pjesët e poshtme. Kjo tregon se mbi këtë unazë do të ketë pasur një tambur rrethor mbuluar me kupol. Në fakt mbulesa e tamburit nuk do ishte e pranueshme të ndryshonte nga ajo e pjesës tjetër të baptisterit mbi kolona, e cila ka qenë me qemere të kryqëzuara në dy unaza koncentrike në të kundërt rradha e jashtme e kolonave nuk kishte pse të përdorej (fig. 18). Një zgjidhje e tillë justifikon dhe nevojën e murit, sipas katrorit, i cili duke qenë më i ulët në qoshet kontraforconte pjesën rrethore.

Dyshemeja me mozaik është në harmoni me ndërtimin arkitektonik të sallës (fig. 19). Ajo përbëhet prej shtatë unazash koncentrike të ndara me një rrip të hollë nga njeri tjetri. Nga këto unaza me vizatime krejt të ndryshme nga njera tjetra dhe në harmoni me të tërën, dy janë të zbukuruara me motiv bimor, tre me motive gjeometrike dhe dy me motive zoomorfe. Unaza e parë, duke filluar nga muret perimetral ka degë të valëzuara me gjethe myshku, unaza e dytë medalione të formuara prej rrathësh të gërshetuara që kanë në brendësi kryesisht figura kafshësh, unaza e tretë, dy palë rrathë që gërshetohen në mënyrë të vazhdueshme dhe që ndërpriten vetëm nga bazamentet e kolonave të jashtme. Unaza e katërt është e ngjajshme me të dytën si gjeometri dhe natyrë dekori, madje edhe jashtë medalioneve. Unaza e peste përsërit të parën ndërsa e gjashta të tretën, duke u ndërprerë po nga kolonat. Unaza e shtatë zë tërësisht zonën rreth vaskës dhe përbëhet nga tre rradhë rrathësh të gërshetuara të zbukuruara me dekor gjeometrik.

Dy skena zoomorfe me vlerë të dorës së parë janë pranë hyrjes nga perëndimi. E para është në untzat 4 dhe 5, ajo paraqet eukaristin (fig. 20), e dyta në unazën e shtatë paraqet pagëzimin. Nga analiza e mënyrës së ndërtimit figurativ dhe lidhja me arkitekturën rezulton se mozaiku është ndërtuar njëherësh dhe se është bërë mbas ndërtesës.

Përsa i përket kohës së ndërtimit, duke u nisur nga forma planimetrike, mozaiku në tërësi dhe forma e kapiteleve të tipit impostkapitel jonik, baptisteri i takon fundit të sh. V fillimit të sh. VI. Duke u nisur nga teknika e ndërtimit të mureve kryesisht me gurë dhe përpunimi karakteristik i figurave rezulton gjithashtu se baptisteri është ndërtuar në të njejtën kohë me bazilikën e Madhe dhe nga të njejtët ndërtues.

Salla ndihmëse në veri të baptisterit ka planimetri që shmanget pak nga katërkëndëshi kënddrejtë. Ajo lidhet me portën veriore të baptisterit dhe ka hyrjen tjetër në murin e tij verior nën kishën bizantine. Ndërsa muri i tij perëndimor vijon atë të baptisterit, ai nga lindja është më brënda. Të dy këta kanë nga një pilastër, që ndajnë nëpërmjet një bordure dyshemenë e mozaikut në dy pjesë. Në të katër anët e dhomës kalon një bordurë e njejtë me atë të sallës së pagëzimit. Paneli verior ka një brez me rrathë që ndërthuren me motive në formë sopate dhe fushën me figura gjeometrike e ndonjë simbol kulti. Paneli tjetër e ka brezin kufizues me palloj me enë në mes, në çifte që vijojnë gjatë gjithë brezit (fig. 27). Fusha brenda këtij brezi është e ndarë në mes. Pjesa perëndimore ka dekor gjeometrik me shpendë në mes të kuadrateve, ndërsa pjesa lindore me dekor sopatash kundruall njëra tjetrës në rreshta që alternohen. Duke vlerësuar këtë mozaik vërehet se ai është në nivel më të ulët artistik dhe ekzekutimi. Për datimin e tij, duke jenë se arkitek-

tura mungon nga që muret janë mjaft të ulët dhe nuk mund të vihen në relacion me muret e sallës së pagëzimit, mendohet për një ndërtim të shtuar për qëllime ndihmëse ndaj sallës së pagëzimit.

Në aspektin tipologjik salla e pagëzimit është e një skeme të ndërmjetme. Ajo afron me salat me planimetri rrethore ose poligonale si baptisteri i Noçerës, Lateranit dhe Torçelos (Itali) dhe ato poligonale brenda një katrori me nike në qoshet, Novara, Ravenë; Breshia; Akuilea (Itali); Marsej; Frejus (Francë). Kostandinopojë, ishullin Kos (Greqi) etj. Baptisteri i Butriuntit dallohet nga to si për përmasat ashtu edhe ndërtimin e brendshëm me dy radhë kolonash.

*

* *

Ecuria e kësaj arkitekture nga tipat më të thjeshtë e më primitivë në ata më të zhvilluar e më të përbërë, në se do ti referohemi qendrave kryesore, përkon në anën krosnologjike me zhvillimin ekonomik të vendit, ndërsa në anën shoqërore me kthimin e kultit në një fe sunduese, jashtë së cilës nuk ekzistonte pushteti qendror.

Vendin kryesor ndër ndërtimet e kohës e zënë bazilikat, qofshin me arkada mbi kolona (Amantie), mbi pilastra (Skampin, Butrinti), apo me alternim të tyre (Ballsh). Ato i përmbahen në ndërtimin vëllimor e planimetrik tipit helenistik me mbulesë çatie druri dhe nefin qendror më të lartë. Bazilikat e kanë më të gjërë nefin qendror dhe janë më të gjata se të gjera. Ndër to nuk ka narteks vetëm bazilika e madhe e Butrintit, çka duket se është kushtëzuar nga vendodhja pranë mureve antike, që do të shmangte hyrjen monumentale nga perëndimi. Pranë narteksit ndodhen ambientet të cilat me sa duket kishin karakter ndihmës për liturgjinë dhe procesionet që zhvilloheshin në kishë, të cilat për këto shekuj të parë kishin karakter të përcaktuar qartë. Një vend më vete zë këtu bazilika qimiteriale e Skampinit, me dy ambientet në anën lindore, të cilët në aspektin funksional do kishin të bënin me shërbyesit e fesë për deri sa lidheshin lirshëm me ambientin e altarit.

Si gjithë ndërtimet e kohës, ku në përputhje si me kërkesat e dogmës, ashtu dhe me trashigiminë arkitekturale të shekujve të fundit të antikitetit kemi mbivlerësimin e brendësisë ndaj anës së jashtme, monumentet e vendit tonë në anën e jashtme kanë mure të thjeshtë dhe të rrafshtë, me gurë të pa punuar, dhe me një numër të kufizuar tullash,

Në anën arkitekturale bazilikat tona kanë hapësirën e brendëshme tipike paleokristiane me theksimin e aksit gjatësor dhe ndjenjën e lëvizjes përgjatë tij. Nuk njohim deri më sot ndërtime bazilikale të mezit të sh. VI tek të cilat të jenë formuar qartë karakteristikat e arkitekturës bizantine.

Ndërtimet me planimetri qëndrore, që janë dhe të pakta ndjekin gjithashtu skemat tradicionale, duke u inkuadruar në ndërtimet bashkëkohore të zonës së Ohrit. Kisha e Linit, dhe në ato të baptistereve (Butrint) Në këtë grup mund të përfshihet dhe një ndërtim akoma i pagërmuar pranë Vivarit në Butrint. Në të dy këto, mundet dhe për vetë planimetrinë qendrore, ndihet pak ndërtimi i një hapsire të brendshme e cila bëhet e gjerë nëpërmjet hapjes drejt mureve anësore, sidomos në baptisterin e Butrintit.

Për krijimin e një brendësie karakteristike për arkitekturën e kësaj periudhe një rol të dorës së parë luante dekori. Në gjëndjen e sotme të monumenteve mund të gjykohet tërësisht vetëm për skulpturën arkitekturale dhe për mozaikun e dyshemeve. Skluptura arkitekturale e ndërtime paleokristiane i takon kapiteleve dhe ikonostaseve. Numëri i kapiteleve që janë gjetur në vendin tonë është i madh. Ndër to ka të atillë që paraqesin punime me vlera të dorës së parë dhe që nuk mbeten prapa nga kapitelet më të mirë të kohës, të tillë janë një numër i mirë i kapiteleve të Durrësit. Për nga forma dhe dekori, kapitelet mund të grupohen në disa grupe kryesore. Në të parin hyjnë kapitelet me prejardhje nga ato të stilit korintik, ku gjethet e akanthit janë të stilizuara dhe me maja të mprehta (fig.21). Stilizimi prek jo vetëm gjethet në veçanti, por edhe ndërtimin e tyre në sipërfaqe të kapitelit, duke u gdhendur konturet e tyre kryesisht me trapan, ka dhe të tjerë ku vëllimi i afrohet më tepër kapiteleve tip shportë. Të parët janë të mesit të gjysmës së dytë të sh. V, të dytët shkojnë deri në mezin e sh. VI e sonë. Në një grup të dytë hyjnë kapitelet mbi pilastra (fig. 22) që i takojmë vetëm në Durrës, ku me sa duket bazilikat me arkada mbi pilastra përmbanin vlera të tilla që kërkonin trajtimin artistik edhe të pjesës së kalimit nga pilastri në harqet mbi to. Në një grup të tretë hyjnë kapitelet e tipit të përbërë (kompozit). Ata janë njëcopësh prej dy pjesësh, kapitelit dhe jastekut mbi të për mbështetjen e harkut, më të gjerë se kolona (fig. 23). Kapitelet janë të stilit jonik të stilizuar, ndërsa jastëket trung piramide të përmbysur, e cila në shembujt më të mirë i ka faqet të zbukuruara me kryqe dhe dekor bimor. Këta kapitele i takojnë gjysmës së dytë të shek. V e sh. VI. Si tip këta hasen dhe më vonë, si në forma pri-

BAZILIKA NE TEPE - ELBASAN
(Skampin)

RIKONSTRUKSION



FIG. 1

*SHPJEGIM*

- NDERTIMI FILLESTAR FUNDI I SHEK. IV
- FAZA II MEZI I SHEK. V
- FAZA III
- FAZA IV

FIG. 2

mitive (Perondi) ashtu dhe në të zhvilluara (Mesopotam).

Në strukturën arkitekturale një vend të veçantë zenë ikonostaset që shërbejnë për të ndarë presbiterin, vendin përpara absidës ku kryheshin shërbimet fetare, nga naosi, nga publiku. Ikonostaset përbëheshin nga një radhë kolonash, mbi kapitelet e të cilave kalonte një arkitra i zbukuruar, ndërsa në pjesën e jashtëme kishte pllaka të gdhendura. Pjesa ndërmjet tyre dhe arkitrarëve në periudhën e parë zihej nga perde, ndërsa më vonë nga ikona. Nga gërmimet e zbulimet e deritanishme njohim ikonostaset e bazilikave të Skampinit, Amanties, Linit si dhe fragmente nga bazilika e madhe e Butrintit dhe gjetje të rastit në Dyrrah.

Ikonostasi i bazilikës së varrezës së Skampinit, që ruhet mjaft i fragmentuar përbëhej prej dy pjesësh me hyrje në qendër. Secila pjesë ishte në planimetri në formën e shkronjës L, duke patur në qoshet e naosit kolonat me kanelura spirale, si dhe një bazament në anën nga absida. Ndërmjet tyre kishte pllaka të gdhëndura me figura të nxjerra në reliev të plotë, nëpërmjet çpimit tej për tej të pllakës. Figurat janë të vendosura duke patur në qendër një medaljon me kryq në mes (fig. 24). Si dekori me figura nga bota shtazore (kaproj, pëllumba, luanë etj.) ashtu dhe dekori bimor (gjethe dhe vile rrushi) janë punuar më mirë në anën e jashtme, me gdhendje të plotë të figurës. Në ornamentin bimor të stilizuar përdoret edhe trapani për të nënvizuar dritëhijen. Mjaft prej figurave, sidomos ato të bazamentit në anën e absidës, shquhen për nivelin e mirë artistik.

Ikonostasi i bazilikës së Amanties është më i thjeshtë, me pllaka të punuara vetëm në sipërfaqe, ku janë gdhëndur monograme të kultit dhe dekor i pakët bimor rreth tyre. Pllakat janë të vendosura ndërmjet shtyllave që janë bazamente paralelopipedikë në pjesën ku mbërthehen pllakat. Faqet e lira të bazamengit janë të profilizuara sipas një mënyre tradicionale, që haset jo vetëm në Amantie e Durrës por dhe në vënde të tjera të pellgut mesdhetar.

Në trajtimin e hapsirës së brendshme të këtyre ndrtimeve dyshmetë me mozaik loznin një rol të dorës së parë për shtrirjen dhe srumëngjyrshmërinë e tyre.

Struktura dekorative e sallave dhe ambienteve të shtruar me mozaik në të tëra rastet i është nënrenduar arkitekturës. Kudo panelat me mozaik, që përthuara me bordura pak a shumë të gjera që shkojnë bëjnë në aspektin dekorativ një unitet, janë të rregjatë mureve. Përgjithësisht në mënyrë të tillë ndahen edhe panelet nga njeri tjetri kur janë brenda së njejtës sallë. Dekori i përdorur është ai gjeometrik, bimor dhe shtazor. Bën përjashtim mozaiku i kishës trekonkshe të Jermës (fig. 25), në të cilën gjëndet një figurë antropomorfe. Motivi gjeometrik haset si në bordurет ashtu edhe në panele të tëra. Ka rethe që ndërthuren, gërsheta e mjaft motive të tjera. Motivet bimore, për vetë natyrën e tyre janë të shumëllojshme. Takohen si dredhëza, kryesisht në bordurë (Butrint), ashtu edhe degë rrushi me gjethe e vile që bëjnë pjesë në simbolikën e kultit. Këto mund të jenë të veçanta ose në skena me zogj apo kafshë të tjera. Në mënyrë të arritur janë skenat e eukaristisë (Butrint, Elbasan). Përveç shpendëve në baptisterin e Butrintit takojmë dhe kafshë të tjera nga më të ndryshmet (fig. 27). Në se do të shqyrtohej prejardhja e motiveve të përdorura do të vërenim një vazhdimësi të atyre në përdorim në antikitet, të cilat i takojmë sidomos në qytetet e bregdetit (Dyrrah, Apoloni, Butrint, Onkesm). Pasurimi i tyre, skenat e reja janë më tepër rezultat i vënies në përdorim të tyre nga arti i ri sipas simbolikës së kultit dhe me elemente të tyre të përafërt dhe të domosdoshëm për krijimin e një ikonografie shëm për krijimin e një ikonografie në përputhje me tematikën dhe kërkesat e artit paleokristian. Në aspektin estetik kemi një stilizim të mëtejshëm, skena të parafiksuara me karakter simbolik dhe përdorimin e gurëve prej paste xhami. Janë pikërisht qytetet e bregdetit ato që kanë edhe në këtë periudhë përdorimin më të madh të mozaikëve, nivelin më të lartë artistik të tyre, e cila flet për një vazhdimësi të traditës. Shqyrtimi stilisik dhe i vlerave të mozaikëve tregon qënien e një sërë ateljesh të cila veprojnë në kohë të caktuara dhe në zona të caktuara siç vërehet në zonën e Ohrit, atë të Durrësit dhe të Epirit. Gjithashtu janë vërejtur lidhjet me Selanikun dhe me sa duket dhe Durrësin, si dy ndër qendrat më të mëdha me të cilat lidheshin administrativisht si dhe në aspektin e organizimit të kultit.

Përsa i përket pikturës murale për vetë shkallën e ruajtjes së rrënojave nuk ka të dhëna të plota por në Skampin, Jermë, Paleokastër dhe baptisterin e Butrintit janë gjetur fragmente suvaje të ngjyrosura që dëshmon praninë e afreskut.

Arkitektura e ndërtimeve të hershme të kultit të krishterë në tërësinë e saj krahas ndërtimeve të tjera bashkëkohore, tregon qartë zhvillimin e pandrprerë të filluar që me shekujt e parë të erës sonë. Ato tregojnë për një jetë artistike e kulturale deri në një masë të pavarur, e favorizuar kjo nga zhvillimi i mirë dhe traditat e mëparshme.

tura mungon nga që muret janë mjaft të ulët dhe nuk mund të vihen në relacion me muret e sallës së pagëzimit, mendohet për një ndërtim të shtuar për qëllime ndihmëse ndaj sallës së pagëzimit.

Në aspektin tipologjik salla e pagëzimit është e një skeme të ndërmjetme. Ajo afron me salat me planimetri rrethore ose poligonale si baptisteri i Noçerës, Lateranit dhe Torçelos (Itali) dhe ato poligonale brenda një katrori me nike në qoshet, Novara, Ravenë; Breshia; Akuilea (Itali); Marsej; Frejus (Francë). Kostandinopojë, ishullin Kos (Greqi) etj. Baptisteri i Butriuntit dallohet nga to si për përmasat ashtu edhe ndërtimin e brendshëm me dy radhë kolonash.

*

* *

Ecuria e kësaj arkitekture nga tipat më të thjeshtë e më primitivë në ata më të zhvilluar e më të përbërë, në se do ti referohemi qendrave kryesore, përkon në anën krosnologjike me zhvillimin ekonomik të vendit, ndërsa në anën shoqërore me kthimin e kultit në një fe sunduese, jashtë së cilës nuk ekzistonte pushteti qendror.

Vendin kryesor ndër ndërtimet e kohës e zënë bazilikat, qofshin me arkada mbi kolona (Amantie), mbi pilastra (Skampin, Butrinti), apo me alternim të tyre (Ballsh). Ato i përmbahen në ndërtimin vëllimor e planimetrik tipit helenistik me mbulesë çatie druri dhe nefin qendror më të lartë. Bazilikat e kanë më të gjërë nefin qendror dhe janë më të gjata se të gjera. Ndër to nuk ka narteks vetëm bazilika e madhe e Butrintit, çka duket se është kushtëzuar nga vendodhja pranë mureve antike, që do të shmangte hyrjen monumentale nga perëndimi. Pranë narteksit ndodhen ambientet të cilat me sa duket kishin karakter ndihmës për liturgjinë dhe procesionet që zhvilloheshin në kishë, të cilat për këto shekuj të parë kishin karakter të përcaktuar qartë. Një vend më vete zë këtu bazilika qimiteriale e Skampinit, me dy ambientet në anën lindore, të cilët në aspektin funksional do kishin të bënin me shërbyesit e fesë për deri sa lidheshin lirshëm me ambientin e altarit.

Si gjithë ndërtimet e kohës, ku në përputhje si me kërkesat e dogmës, ashtu dhe me trashigiminë arkitekturale të shekujve të fundit të antikitetit kemi mbivlerësimin e brendësisë ndaj anës së jashtme, monumentet e vendit tonë në anën e jashtme kanë mure të thjeshtë dhe të rrafshtë, me gurë të pa punuar, dhe me një numër të kufizuar tullash,

Në anën arkitekturale bazilikat tona kanë hapësirën e brendëshme tipike paleokristiane me theksimin e aksit gjatësor dhe ndjenjën e lëvizjes përgjatë tij. Nuk njohim deri më sot ndërtime bazilikale të mezit të sh. VI tek të cilat të jenë formuar qartë karakteristikat e arkitekturës bizantine.

Ndërtimet me planimetri qëndrore, që janë dhe të pakta ndjekin gjithashtu skemat tradicionale, duke u inkuadruar në ndërtimet bashkëkohore të zonës së Ohrit. Kisha e Linit, dhe në ato të baptistereve (Butrint) Në këtë grup mund të përfshihet dhe një ndërtim akoma i pagërmuar pranë Vivarit në Butrint. Në të dy këto, mundet dhe për vetë planimetrinë qendrore, ndihet pak ndërtimi i një hapsire të brendshme e cila bëhet e gjerë nëpërmjet hapjes drejt mureve anësore, sidomos në baptisterin e Butrintit.

Për krijimin e një brendësie karakteristike për arkitekturën e kësaj periudhe një rol të dorës së parë luante dekori. Në gjëndjen e sotme të monumenteve mund të gjykohet tërësisht vetëm për skulpturën arkitekturale dhe për mozaikun e dyshemeve. Skluptura arkitekturale e ndërtime paleokristiane i takon kapiteleve dhe ikonostaseve. Numëri i kapiteleve që janë gjetur në vendin tonë është i madh. Ndër to ka të atillë që paraqesin punime me vlera të dorës së parë dhe që nuk mbeten prapa nga kapitelet më të mirë të kohës, të tillë janë një numër i mirë i kapiteleve të Durrësit. Për nga forma dhe dekori, kapitelet mund të grupohen në disa grupe kryesore. Në të parin hyjnë kapitelet me prejardhje nga ato të stilit korintik, ku gjethet e akanthit janë të stilizuara dhe me maja të mprehta (fig.21). Stilizimi prek jo vetëm gjethet në veçanti, por edhe ndërtimin e tyre në sipërfaqe të kapitelit, duke u gdhendur konturet e tyre kryesisht me trapan, ka dhe të tjerë ku vëllimi i afrohet më tepër kapiteleve tip shportë. Të parët janë të mesit të gjysmës së dytë të sh. V, të dytët shkojnë deri në mezin e sh. VI e sonë. Në një grup të dytë hyjnë kapitelet mbi pilastra (fig. 22) që i takojmë vetëm në Durrës, ku me sa duket bazilikat me arkada mbi pilastra përmbanin vlera të tilla që kërkonin trajtimin artistik edhe të pjesës së kalimit nga pilastri në harqet mbi to. Në një grup të tretë hyjnë kapitelet e tipit të përbërë (kompozit). Ata janë njëcopësh prej dy pjesësh, kapitelit dhe jastekut mbi të për mbështetjen e harkut, më të gjerë se kolona (fig. 23). Kapitelet janë të stilit jonik të stilizuar, ndërsa jastëket trung piramide të përmbysur, e cila në shembujt më të mirë i ka faqet të zbukuruara me kryqe dhe dekor bimor. Këta kapitele i takojnë gjysmës së dytë të shek. V e sh. VI. Si tip këta hasen dhe më vonë, si në forma pri-

BAZILIKA NE AKROPOLIN E *Butrintit* - SARANDE




BAZILIKA NE *Amantia* - PLLOÇE VLORE



Fig. 8.






Fig. 9.

## BAZILIKA E MADHE E BUTRINTIT

*Sarandë*



Fig. 10.



FIG. 11

PLANIMETRIA

BAZILIKA E MADHE E BUTRINTIT
*Sarandë*



FIG. 12

AKSONOMETRIA (RIKONSTRUKSION)

BAZILIKA NE AKROPOLIN E FINIQIT
*Sarandë*



FIG. 13

PLANIMETRIA

**KISHA NË FSHATIN LIN**
*Pogradec*






Fig. 15.



Fig. 15.








PAMJE E KISHËS



Fig. 16.

**BAPTISTERI — BUTRINT**
*Sarandë*






Fig. 18

**RIKONSTRUKSION** (Brëndësi)


BAPTISTERI - Butrint
PLANIMETRIA - RIKONSTRUKSION


PRERJE · RIKONSTRUKSION

Fig. 18



**KISHA NË FSHATIN JERMË**
**ANTIGONE** - *Gjirokastër*

**Fig. 26**



**Fig. 24**



**Fig. 27**

# URBANISTIKA DHE ARKITEKTURA E BANESËS

*Urbanistika.* Në zgjidhjen e planeve urbanistikë të qyteteve krahas zhvillimit ekonomiko-shoqëror një rol të rëndësishëm lot terreni në të cilin shtrihen qytetet si dhe kufizimi i tij prej mureve rrethues. Kështu trajtimi urbanistik i qyteteve të shtrirë në terrene pak a shumë të rrafshët, i qyteteve të pllajës, ndryshon nga ai i qyteteve të shtrirë në terrene të pjerrët, qyteteve të shpatit. Nga ana tjetër vendosja e akropolit në anë ose mes krijon po ashtu tipa të ndryshëm urbanistikë.

Ndonse gjurmët që ruhen nga planet urbanistikë të qyteteve janë të pakta, ato dëshmojnë për një sistem të rregullt e të përparuar. Ky sistem nuk është karakteristik vetëm për qëndrat e krijuara rishmë si Antigonea, por dhe për qendrat e themeluara prej kohësh si Apolonia dhe Oriku. Në fakt në këto dy të fundit rjeti rrugor është mjaft i rregullt, i paraplanizuar, në ndryshim prej një sërë qytetesh kryesorë të botës antike tek të cilët ky rrjet paraqitet mjaft i ç'rregullt. Kjo dukuri dëshmon ose për një urbanistikë pararojë, mjaft të përparuar në kohë, pasi themelimi i tyre përkon me fillimet e urbanistikës së rregullt, ose për një heqje dorë në mënyrë të guximshme nga rrjeti i përparshëm, për të krijuar një rrjet të ri të rregullt. Ky problem në qendrat e tjera, me terrene të virgjër, u zgjidh mbarë që në fillim duke u bazuar në arritjet e urbanistikës së përparuar bashkëkohëse.

Prej tipave të ndryshëm të trajtimit urbanistik, tipin radiocentrik e hasim vetëm në Orik, por nuk përjashtohet mundësia që këtij tipi ti jenë përmbajtur dhe qytete të tjerë të ngritur në kupola kodrinore si Skodra ose Antipatrea. Në Orik pjesën qëndrore të kodrës eliptike të qytetit e ze akropoli prej rreth 1 hektari, ku gjëndej tempulli i qytetit (fig. 1). Prej tij rrezatoheshin rrugët me shkallë të gdhendura në shkëmb (fig. 2), që ndërpriteshin me rrugët e tjera perimetrale, të cilat vijonin në formë elipsesh koncentrike me qendrën e akropolit. Këto të fundit mbështeteshin në një sistem taracimi të krijuar prej muresh mbajtës që nivelonin pjerrësinë e kodrës dhe shërbenin në të njëjtën kohë si bazament për banesat. Theatri në këtë qytet nuk bën pjesë në qendrën e qytetit por gjëndet në mes të njerit prej shpateve. Nëpërmjet një vendosje të tillë shfrytëzohej shpati i kodrës për ndërtimin e shkallares, dhe mbetej i lirë akropoli si mbrojtje e fundit dhe qendër e qytetit.

Ndonse dhe Buthroti e ka akropolin në mes, veçoritë e terrenit në të kanë krijuar një skemë tjetër. Shpati i kodrës së akropolit ndonse bie me pjerrësi nga ana e veriut, i lejonte ndërtimet midis akropolit dhe qytetit i cili në këtë anë shtrihet në terren të rrafshët. Në hapësirën e krijuar këtu ndërmjet shkëmbit të thikët dhe murit rrethues, zhvillohet qendra kulturale e qytetit, ndërsa në shpatet veriore e lindorë duket se përqëndrohen banesat. Qendra fillimisht përbëhej prej shtetitores dhe tempullit të Asklepit. Më tej ndërmjet tyre, duke e shkurtuar shëtitoren, u ngrit theatri dhe u ndërtua një tempull i ri, në nivelin e sipërm të shkallares së theatrit. Në anën e majtë të theatrit, në vazhdim të tempullit të Asklepit gjëndet një shesh i shtruar me pllaka kuadratike që krijon rrethimin e shenjtë të qytetit (temenos). Hyrja për në qytet gjëndet në një bosht me tempullin. Vendosja e saj në këtë vend kushtëzohet nga synimi që shikimit ti hapet që në momentin e hyrjes në qytet perspektiva e qendrës (fig. 4). Në trajtimin e saj është marë në rradhë të parë parasysh sfondi. Monumentet që e përbëjnë qendrën: shëtitorja, tempujt, theatri janë trajtuar me vëllime të mbyllura, me muraturë prej blloqesh masive guri, në jehonë të shkëmbit të lartë e të ashpër të akropolit. Syri në të nuk tërhiqet nga kompozime të veçanta aksjale por nga kompozime asimetrike që shkrihen me sfondin natyral në një shpërndarje të studjuar të vëllimeve. Shkëputje të qartë të akropolit nga qyteti i poshtëm kanë dhe qytetet skela të Dyrrahut dhe Aulonës. Kjo shkëputje në Dyrrah ka qënë kaq e qartë sa që disa nga historianët e gjeografët bashkëkohës i quanin dy qytete të ndryshëm Epidamnin dhe Dyrrahun, akropolin dhe qytetin e poshtëm me skelën (nënkap. ark. fort. shek. V-II p.e.s. (fig. 8).

Po kështu në Aulonë në kodrën që ngrihet mbi terrenin e sheshtë buzë detit zhvillohet akropoli ku gjëndeshin dhe banesat, ndërsa në terrenin e sheshtë, ku gjendeshin dhe ndërtime shoqërore, u zhvillua skela dhe qyteti i poshtëm, i cili duket se ka qënë i parrethuar (nënkap. ark. fort. shek. V-II p.es fig. 2).

Sistemi urbanistik ortogonal dëshmohet në Apoloni, Antigone dhe gjasisht në Bylis e Dimal. Kushtet më të favorshme për trajtimin e tij i paraqet Antigonea e cila shtrihet në një pllajë të gjerë trekëndëshe me pjerrësi të pakët. Pllaja ndahet prej një qafe nga një kodrinë e vogël e cila mbart akropolin (nënkap. ark. fort. shek. V-II p.e.s. fig. 18). Rrjedhimisht megjithëse akropoli lidhet me mure me qytetin, ai nuk influencon në thurjen e rrjetit

rrugor dhe planit urbanistik të vetë qytetit. Deri më sot në qytet janë zbuluar tre sektorë në të cilët shihet se rrugët kryesore ndërpriten me kënd të drejtë me rrugët e tjera, duke formuar parcela drejtkëndëshe 50 m të gjata. Fakti se rrugët kryesore në secilin prej sektorëve të zbuluar, ndonse mbi 300 m. larg njëra tjetrës, ruajnë rigorozisht të njëjtin orientim, dëshmon se e tërë pllaja përfshihej në një rrjet të rregullt kuadratik. Drejtimi i rrugëve kryesore nga jugu në veri, tregon nga ana tjetër për orientimin e tyre në drejtim të diellit të mëngjezit. Orientimi është kryer gjithashtu paralel me brinjën më të gjatë të trekëndëshit dhe vijat rrushkulluese duke arritur në këtë mënyrë një gjatësi maksimale dhe një pjerrësi minimale. Në trajtimin e sipërfaqes së brendshme të kuartalleve, vihet re dhe përdorimi i tarracave, të cilt shmangnin dhe atë pjerrësi të pakët që kishte terreni.

Apolonia ka një terren më të gjerë (110 ha) se Antigonea, por njëkohësisht dhe më të pjerrët (nënkap. ark. fort. shk. V-II p.e.s. fig. 9). Kështu qyteti në perëndim shtrihet në fushë, kurse në lindje vijon në një kupol kodrinore 104 m të lartë, e cila paraqet dhe akropolin e qytetit. Rrugët kryesore të Apolonisë, në të kundërt me Antigonenë, vijojnë tërthor vijave rrushkulluese dhe brinjës më të gjatë duke pasur një drejtim veriperëndim-juglindje. Ky drejtim kushtëzohet nga terreni, pasi ato duhet të ndërlidhnin hyrjet kryesore që gjëndeshin në pjesën e ultë me pjesën e sipërme të qytetit, duke kaluar përmes shpatit të tij. Siç e tregojnë pjesët e zbuluara deri më sot i gjithë qyteti përshkohej prej një sistemi të rregullt rrugor, (fig. 5). orientimi i të cilit përkon me orientimin e mureve të tërthortë të rrethimit. Ndërprerja e rrugëve kryesore me ato të dorës së dytë kryhej me kënd të drejtë duke formuar parcela drejtkëndëshe 60 m të gjera. Rrugët kryesore nuk i bien ndeshas pjerrësisë së terrenit, por kalojnë me një farë këndi duke e zbutur atë, Kurse rrjeti i rrugëve të tërthorta është horizontal, ose nuk e kalon pjerrësinë e rrugëve gjatësore.

Nga orientimi i rrugëve gjatsore dhe orientimi i blloqeve të banesave dhe ndërtesave të veçanta, kuptohet se rrjeti rrugor në tërë qytetin ka qenë ortogonal. Për më tepër ky rrjet u ndoq dhe në shekujt e mëtejshëm pa sjellë asnjë ndryshim në të.

Rruga kryesore e këtij rrjeti kalonte përbri anës jugore të kodrës me kuotë më të lartë, 30-70 m larg saj duke lënë vend për zhvillimin e qendrës së qytetit (fig. 5). Në majën e kodrës gjëndej tempulli kryesor, ai i Artemisit, i cili duket se kishte njëkohësisht dhe rolin e thesaurosit, vendit të ruajtjes së thesarit të qytetit. Duke qenë në pikën më të lartë prej këtej vështrimit i hapej tërë pejsazhi përreth.

Në anën jugore kodra qarkohej prej një muri mbajtës me synim të qartë estetik. Muratura izodomike e tija përbëhet prej blloqesh të rregullt kuadratikë. Para murit gjëndet dhe obelisku, simbol i hyut emrin e të cilit mbante qyteti dhe që e gjejmë në shumicën e monedhave të Apolonisë. Muri përshkohej prej një hyrje të thjeshtë, por mjaft të goditur nga ana estetike, me qemer të remë, të mbrehët, e cila të çonte nëpërmjet shkallëve në pjesën e sipërme të kodrës (fig. 6). Në anën e majtë të hyrjes, në rrëzë të murit të tarracimit gjëndet shëtitorja e qytetit, e orientuar nga ana më e bukur e pejsazhit, drejt valzimeve të lehta të kodrave, fushës së Gylakut (Myzeqesë) dhe Adriatikut. Një orientim të tillë, në rrëzë të kodrës së akropolit, me shikim nga peizazhi më i zgjedhur, ka dhe shëtitorja e Dimalit, e cila për më tepër ngjason mjaft me atë të Apolonisë. Një shpërndarje e elementeve të qendrës shoqërore vërehet dhe në Amantie (nënkap. ark. fort. shek. V-II p.e.s. fig. 8). Por në këtë rast shtrirja e qytetit të fortifikuar në një kreshtë të ngushtë e të gjatë solli lindjen e qytetit të jashtëm. Krahas banesave jashtë gjenden dhe ndërtimet shoqërore: stadiumi, ndoshta gjimnazi dhe tempulli. Por këta elementë ashtu si në Apoloni nuk gjenden të përqëndruar në një vend por të shpërndarë: në lindje gjëndet stadiumi dhe gjimnazi, ndërsa në skajin tjetër të qytetit, në perëndim, gjëndet tempulli. ,

Në Bylis, qendra e qytetit ze pikën më të lartë nënkap. ark. fort. shek. V-II p.e.s. (fig. 16). Në të përqëndrohen theatri, tempulli dhe shëtitorja, të bashkëlidhura me njëra tjetrën dhe të orientuara nga perëndimi. Ky orientim, ashtu si në Apoloni e Dimal është zgjedhur duke u nisur nga kërkesat estetike, nga pejsazhi. Prej kësaj lartësie, më mirë se kudo, shikimit i hapet një horizont i gjërë mbi gjarpërimet e Aosit (Vjosës) deri në det. Nga ana tjetër nëpërmjet këtij orientimi dielli lëviz mbas shpinës ose brinjazi spektatorëve të theatrit pa jua penguar vështrimin. Ruajtja e linjave paralele tek ndërtimet e qendrës tregon gjithashtu për një orientim të rregullt të rrjetit rrugor të qytetit. ,

Zhvillim tjetër urbanistik patën qytetet e shpatit, tek të cilët tarracat janë një element kryesor për trajtimin urbanistik të qytetit. Qyteti në Zgërdhesh zhvillohet mbi një pllajë trekëndëshe me rënie uniforme prej $25^0$ (nënkap. ark. fort. fig. 10). Rrjeti rrugor në të përbëhej prej rrugëve të tërthorta, paralele me vijat rrushkulluese, dhe rrugëve gjatsore perpendikulare me to. Rrugët gjatsore ashtu si dhe në Orik vende-vende trajtohen me shkallë të gdhendura në shkëmb, (fig. 7), ndërsa rrugët e tërthorta duket se vijonin mbi një sistem muresh taracimi që krijonin nivelimin e terrenit, si për vendosjen e

banesave, ashtu dhe kalimin e rrugëve. Këtij qëllimi tërthorazi i ka shërbyer dhe muri që ndan akropolin nga pjesa tjetër e qytetit. Rrugët e tërthorta kanë qënë më të orientuara se gjatësoret. Këto të fundit e lidhnin qytetin e poshtëm me akropolin si dhe hyrjet e ndryshme me njëra tjetrën. Rrjedhimisht ato shmangen nga drejtimi i përpiktë, duke krijuar dhe parcela me forma trekëndëshe, por në orientimin e vetë banesave, të cilat qëndrojnë perpendikular me vijat rrushkulluese, kjo shmangie pasqyrohet dobët.

Këtij tipi, me rrugë të thërthorta paralel me vijat rrushkulluese duket se i është përmbajtur dhe qyteti i Lisit (nënkap. ark. fort. shek. V-II p.e.s. fig. 5) Por në të, duke u nisur nga numri i madh i hyrjeve për në qytetin e sipërm dhe nga lakimi i terrenit, rrjeti rrugor duket të ketë qenë mjaft më i komplikuar. Një rregullsi më të madhe duhet të ketë pasur trajtimi i qytetit të poshtëm, ku vijat rrushkulluese janë paralele midis tyre dhe rrënia e terrenit është uniforme dhe e orientuar. Qyteti i poshtëm ndahej prej një muri të tërthortë në dy pjesë, prej të cilave ajo në breg të lumit shërbente si skelë dhe ka mjaft mundësi dhe si treg.

Rrjeti rrugor i qyteteve të kësaj periudhe njihet më mirë nga Apolonia dhe Antigonea.

Prej rrugëve të zbuluara në Apoloni më e rëndësishme duket të ketë qenë njëra nga rrugët e shek. III p.e.s. që duke nisur në ndonjë nga hyrjet që përshkonin murin rrethues në pjesën fushore vazhdon drejt shëtitores (fig. 5). Rruga është zbuluar në dy trakte që ruajnë rigorozisht të njëjtin drejtim duke qënë në vazhdimësi të njëri tjetrit për rreth 450 m gjatësi. Gjerësija e saj dhe e rrugëve të tjera kryesore është 20-21 këmbë Apoloniate (6-6,20 m). Trakti i saj i parë i cili ruhet për 90 m gjatësi (fig. 8), ngrihet mbi tabanin e qëndrueshëm natyror prej dheu subargjilor. Në të dy anët e saja vijojnë dy kuneta prej pllakash guri me seksjon trapezoidal, ndërsa në mes traseja prej një shtrese të ngjeshur zhavori të imët (0,60m). Duke qënë se ajo kalon në një terren të pjerrët për evitimin e shpëlarjes së saj nga shiu, traseja përshkohet tërthorazi prej një sërë pragjesh me blloqe guri të futur në tokë, që formojnë një sërë rampash për eliminimin e pjersisë (fig. 8). Largësia midis pragjeve, në funksjon të pjerrësisë së terrenit luhatet nga 2,60 në 3,60 m. Për kalimin e kunetave në kohë me shi shërbenin urëza prej guri, të vendosura përballë hyrjeve të banesave. Urëzat 1,10 m të gjata dhe 0,50 m të larta janë punuar prej blloqesh të cilët e kalojnë me qemer pjesën e kunetës (fig. 9). Buzë kunetës gjënden banesat. Xokoli i tyre i punuar zakonisht me pllaka të gdhendura shtufi, të qarkuara prej një fashature, vijonte horizontalisht duke u ngushtuar në drejtim të pjerësisë së terrenit (fig. 8). Mbi xokolin vijonte muri me tulla të plota (0,46 x 0.08m) i cili nga ana e jashtme ka qenë i verbër. Krahas rrugëve kryesore dhe atyre të dorës së dytë, rrugica të ngushta 1-1,5 m i përshkonin mespërmes kuartallet e gjatë, duke ndarë banesat nga njëra tjetra dhe duke lidhur rrugët.

Në Antigone njëra prej rrugëve kryesore, të paktën 6 m e gjerë, e ka trasenë të shtruar me gurë të vegjël dhe mesatarë. Anash saj në tërë gjatsinë ruhen gjurmët e një farë trotuari 1,50 m të gjerë (fig. 10). Rruga kryqëzohet me kënd të drejtë me një rrugë tjetër, 5,50m. Në mesin e kësaj të fundit, nën nivelin e rrugës, vijon një kanal i mbuluar me pllaka me të cilin bashkohen kanalet që dalin nga banesat. Një sistem i tillë kanalizimi haset dhe në një nga rrugët e Dimalit. Së fundi një rrugë 2 m e gjerë, e dorës së tretë, na jep dhe gjersinë e rrugëve më të vogla të qytetit. Banesat në Antigone, ashtu si dhe në Apoloni, ngrihen drejtpërsëdrejti buzë rrugëve. Xokoli i tyre është punuar me blloqe të mëdhenj të gdhendur guri (fig. 10), ndërsa muri mbi ta duket se vijonte me gurë të vegjël të lidhur me baltë.

Përsa i përket rrugëve të shkallzuara ato përfaqsohen më mirë prej rrugës në Orik, të ruajtur në 17 m gjatësi (fig. 2). Rruga 2,40 m e gjerë është gdhendur në shkëmb, duke e paisur anash dhe me dy kanale. Në këtë largësi të ruajtur numrohen 27 këmbë shkallë me lartësi të ndryshme.

*Banesat.* Banesat që njohim deri më sot janë të tipeve mesdhetare: pastas, me korridorin si berthamë ndërlidhëse, dhe me peristil me oborr qendror të rrethuar me kolonadë. Banesën e tipit të parë e gjejmë në Apoloni, Nikae, Antigone.

Banesa e Apolonisë (fig. 11) që i përket shek. III-II p.e.s., ngrihet mbi themele të vjetra që kanë influencuar në trajtimin e saj planimetrik. Banesa me planimetri drejtkëndëshe (30 x 12,5 m), inkuadrohet me ballet e ngushtë ndërmjet dy rrugëve paralele (fig. 12). Në lindje ndërmjet saj dhe një banese tjetër gjëndet një rrugicë e ngushtë për kullimin e ujrave të pullazeve dhe kalim, ndërsa nga ana tjetër shihen rënoja, ndoshta të një oborri të vogël. Hyrja e banesës që ndodhet nga ana e rrugës, të çon në një hajat në fundin e të cilit gjëndet porta. Më tej nis korridori në formë të shkronjës «L», i cili komunikon me tërë ambjentet kryesorë duke formuar bërthamën ndërlidhëse të banesës. Ambientet janë grupuar në dy njësi, ambentet e familjes dhe ambientet e shërbimit, të ndara qartë prej njëra tjetrës. Në ngjasi me banesat bashkëkohëse ambientet e familjes përbëheshin prej dhomës bashkëshortore, asaj

të fëmijëve dhe dhomës së qëndrimit të familjes pastasit, me dysheme të mbuluar me mozaik. Ambientet e shërbimit nuk komunikojnë midis tyre nëpërmjet koridorit të mësipërm, por nëpërmjet një koridori sekondar, në qendër të tyre. Sipas gjetjeve guzhina dhe depoja e ushqimeve gjëndeshin afër ambienteve familjarë, duket në komunikim me ta me dyer të dyta. Po këtij parimi i përmbahet dhe banesa e shek. III p.e.s. e zbuluar në Nikae (fig. 13), ndonse përmasat e saja janë më të vogla (13 x 20 m). Dhe këtu ambientet e familjes veçohen nëpërmjet një koridori gjatsor nga dy ambientet e shërbimit Prej tyre guzhina, para së cilës gjëndet stera, nuk komunikon me korridorin por me ambientin e jashtëm, ndërsa depoja e ushqimeve gjendet në brendi të korridorit. Banesa ka qënë paisur me një oborr të vogël, i cili qarkohej prej një muri avllie.

Banesën me peristil e hasim në Antigone dhe Apoloni. Banesa e Antigonesë, e fillimit shek. III p.e.s., ka planimetri kënddrejtë gjerësi 27 m dhe një gjatësi rreth 30 m (fig. 14). Bërthamën qendrore të banesës e përbën oborri i hapur, me përmasa 9,5 x 9,5 m, i konturuar prej stilobatit me kollona. Përreth tij gjëndet korridori 2,5 m i gjerë i mbuluar prej çatisë, që nga një anë mbështet në muret e ambienteve, kurse nga ana tjetër në kollonat e oborrit (fig. 15). Nëpërmjet një hyrje në anën nga rruga, të ndarë prej dy antesh në dy pjesë, parahyrjen dhe hyrjen, korridori komunikonte me ambientin e jashtëm. Një hyrje e dytë në murin jugperëndimor e lidhte atë me punishten dhe dyqanin. Ambientet e zbuluar deri më sot ndahen në dy grupe të qartë. Prej tyre grupi i 3 ambienteve që gjënden nga ana e rrugës kryesore shërbente për shërbim, si depo ushqimesh dhe guzhinë. Në qendër të grupit tjetër gjëndet një hajat (prostasi) në ballin e të cilit gjënden dy kollona dhe dy pilastra, 2,70 m të larta (fig. 16). Hajati komunikon me anë dyersh me dy dhoma që gjënden anash tij, duke krijuar një farë megaroni, i cili nëpërmjet trajtimit të tij arkitektonik i jepte brendisë së banesës një notë monumentaliteti (fig. 15). Gjetja në këto ambiente e qeramikës së lluksit, në ndryshim nga qeramika e përdorimit të përditshëm e zbuluar në tre ambientet e tjerë tregon se kjo pjesë i përkiste ambienteve të familjes. Në mes gjëndej dhoma e ndejtjes (eksedra), ndërsa anash dhoma bashkëshortore dhe e fëmijëve. Në vazhdim nga jugperëndimi, banesës i bashkëngjitet oborri dhe punishtja e dyqani. Këto dy të fundit komunikojnë me rrugën dhe banesën me peristil me anën e një korridori në formë të shkronjës «L». Prej tyre duket se ambienti i sipërm, ku u gjetën objekte të ndryshme metalike, kryesisht vegla bujqësore, pythosa dhe forma për derdhje metali, shërbente si punishte, ndërsa ambienti tjetër ku mungonin këto gjetje si dyqan.

Objektet metalikë dhe zgjyra të zbuluara dhe në ndërtesën në vazhdim atë të «Pirros» dhe atë përkundruall, në anën tjetër të rrugës, dëshmojnë se karakter të tillë kishin dhe ndërtesat e tjera të kësaj rruge. Nga ana tjetër prania vetëm e objekteve metalike tregon për një ndarje të zejeve sipas kuartalleve. Kjo dëshmohet dhe nga qënia e një punishteje për punimin e lëkurës në një kuartall tjetër të largët.

Në anën e jashtme të banesës xokoli është punuar me blloqe të mëdhenj të latuar ndërsa në brendi me gurë të vegjël të lidhur me baltë (fig. 10). Mbi të vijonte muratura prej qerpiçi e suvatuar me llaç gëlqereje. Po të stukuara kanë qënë dhe kollonat e kapitelet e punuar prej brekçeje (fig. 16). Kolonada i përket një stili të përzier midis dorikut dhe jonikut. Kështu kollonat e kaneluara nuk ngrihen drejt përsëdrejti mbi stilobatin por mbi bazamente atike. Po kështu tek kapitelet abaku i punuar bashkë me ekinin nuk është i drejtë por në katër cepat trajtohet në një formë që të kujton volutën e kapiteleve jonikë. Së fundi banesa ka pasur çati druri të mbuluar me tjegulla.

Të njëjtit tip me peristil i përket dhe një banesë e zbuluar në Apoloni. Dhe në të si bërthamë qëndrore shërben oborri i hapur i cili qarkohet prej një korridori të mbuluar (fig. 17). Në skaj të oborrit gjëndet stilobati me kollonat që mbanin çatinë e korridorit. Në këtë të fundit që komunikonte me tërë ambientet kryesorë kalohej nga rruga nëpërmjet hajatit të paisur me portë dyflegërshe druri. Ambienti kryesor i banesës (eksedra) është vendosur në mënyrë asimetrike ndaj oborrit dhe komunikon me dy ambiente të vendosur njeri pas tjetrit. Prej ambienteve të tjerë ata që gjënden nga balli i rrugës mund të kenë shërbyer si dyqane.

Deri në xokol banesa ka qënë ndërtuar me blloqe të latuar guri, ndërsa më lart me muraturë tulle e cila nga brënda ishte suvatuar dhe lyer me ngjyrë të fortë të kuqe. Portiku i banesës i përket orderit jonik me kollona me kanelyra dhe kapitele të thjeshtë. Në të kundërt kapitelet e pilastrave kanë pasur të gdhendur një figurë njeriu, e cila delte nga një tufë ankanthi dhe qarkoheshin prej një bordure astragalësh (fig. 18). Po kështu dhe çatija me tjegulla zbukurohej me antefiksa qeramike me palmeta.

Përsa i përket dekorit të brendshëm. veç gjurmëve të dyshemesë me mozaik në banesën e Apolonisë, në Dyrrah ruhet në gjendje mjaft të mirë një mozaik dyshemeje i shek. IV-III p.e.s. një nga më të vjetrit e antikitetit (fig: 19). Mozaiku është punuar me zaje të vegjël lumi në ngjyrë të zezë-gri, të, bardhë,

të verdhë dhe ngjyrë tjegulle. Sfondi i zi i mozaikut është i mbushur me bisqe, fletë gonxhe e lule të bardha të verdha e të kuqe që qarkojnë duke u përdredhur një kokë gruaje. Më pak se një metër e lartë, ajo është punuar me një elegancë të tillë që e shkëput cilësisht nga modeli i marur, vazot apule. Gruaja ka flokë të verdha që ndahen nga sfondi nëpërmjet një vije konturi të bardhë. Efekti plastik i fytyrës arrihet nëpërmjet nuancave të gurëve të bardhë të modeluar me një zotësi të rrallë. Me linja të zeza jepen vetëm tiparet e fytyrës. Nga një gur i verdhë dhe i kuq në bebet e syve i japin vështrimit një vërtetësi të çuditëshme. Nëpërmjet modelimit të saj me tipare klasike, lëvizjes së lehtë tërë hijeshi të kokës, buzëve paksa të hapura dhe vështrimit ëndrimtar, artisti ka arritur ti japë figurës një shprehje të tillë qetësie dhe ëmbëlsie që e bëjnë mozaikun e Dyrrakut, një nga mozaikët më shprehës e artistikë të botës.




Fig. 1




Fig. 3

QENDRA E BUTHROTIT



Fig. 4

*Legjenda*

1,2 TEMPUJ
3 THEATRI
4 SHETITORJA




Fig. 8



Fig. 9



Fig. 7



Fig. 10




Fig. 12, 17

BANESE NE APOLONI




Fig. 15



Fig. 19





Fig. 11





Fig. 17



Fig. 2





Fig. 18

# ARKITEKTURA E NDËRTIMEVE SHOQËRORE

Në shekujt e V-II p.e.s. me kalimin e shoqërisë ilire në shoqëri skllavopronare, kultura në vendin tonë ariti një zhvillim të veçantë. Në përputhje me rendin e ri ekonomiko shoqëror, në botën shpirtërore të kësaj kohe, në konceptet idetë dhe në kërkesat, futen elementë të rinj, thelbësorë. Si pasojë krahas arkitekturës me funksjone thjesht utilitare, banesave e fortifikimeve, lind dhe zhvillohet arkitektura e ndërtimeve shoqërore (fig.1). Së pari zhvillohet arkitektura e tempujve si mjete të nënshtrimit ideologjik të shoqërisë me klasa dhe më tej ajo e theatrove, stadjumeve dhe shetitoreve, të cilat përmbushin kërkesat e një popullsie të ngritur nga ana kulturale. Arkitektura e këtyre ndërtimeve që shquhet për nga trajtimi dhe vlerat artistike ndaj tërë ndërtimeve të tjera qytetare, dëshmon për nivelin e lartë të arkitekturës së kësaj kohe dhe njëkohësisht për shkallën e lartë të zhvillimit kultural.

*Tempujt.* Fillimisht ilirët ritet fetare i kryenin në natyrë. Kështu sipas Homerit Selët falltorë këto rite i kryenin pranë lisit të shenjtë të Dodonës. Bestytnia e mëparshme i la gjurmët e saja dhe në kohët e më vona. Adhurimin e hyut qëndror, diellit, nuk e gjejmë vetëm në fortifikimin prehistorik të Gajtanit, ku muret «mbroheshin» prej rrathësh koncentrikë që simbolizonin diellin, por dhe në Apoloni, ku atij i qenë kushtuar grigja të mëdha bagëtije. Krahasi gjurmët e kryerjes së riteve fetare në natyrë vazhduan të ruhen dhe në një sërë qendrash qytetare: Në Bylis, jashtë mureve rrethuese, në një faqe shkëmbi të prerë drejt gjëndet një nike e vogël me mbishkrimin «Dionisit» e cila dikur mbante statuetën e hyut (fig.2), ndërsa një nga elementet kryesorë që ndikoj në urbanistikën e Buthrotit është shpella e shënjtë e Asklepit, prej së cilës në kohët e vjetra buronte ujë, të cilit i mvisheshin veti kuruese. Shpella u pais më tej me një qemer (fig. 3), ndërsa në shek, e IV p.e.s., para saj, në vijim të boshtit të shpellës, u ndërtua një tempull rreth të cilit u shtjellua qendra e qytetit.

Dora dorës me thellimin e diferencimit shoqëror panteoni Ilir filloi të njësohet me atë të botës greke për të krijuar bazën e nevojshme ideologjike për përligjien e këtij diferencimi. Në këtë kohë, sipas prototipeve të njohur, filloi dhe ndërtimi i tempujve të cilët si pasqyrues të ideologjisë së klasave shfrytëzuese zenë një vend qendror ndërmjet ndërtimeve të tjerë shoqërorë, si në trajtimin arkitektonik ashtu dhe në atë urbanistik.

Në Apoloni, Orik Buthrot dhe Foinike tempujt zenë pikat më të larta dhe dominuese, prej ku shikimit i hapej një horizont i gjerë duke luajtur një rol me mjaft rëndësi në trajtimin urbanistik të qytetit. Në sajë të pozitës së mbrojtur, tempujt shërbenin dhe si vende ruajtje për thesarin e qytetit ose lidhjes. Por përveç tempullit kryesor, si ai i Artemisit në Apoloni dhe Asklepit në Buthrot, kishte dhe tempuj të tjerë, disa prej të cilëve gjëndeshin jashtë qytetit. Kështu krahas tempullit të Shtyllasit në Apoloni dhe atij në Amantie, që të dy jashtë mureve rrethues, Apiani na bën të ditur për një tempull të Artemisit në afërsi të njerës nga hyrjet e Dyrrahut. Përveç tyre tempuj të tjerë që gjëndeshin të veçuar larg qyteteve, si në Dobër, Krane, Gravë, Panaja (rrethi i Sarandës), shërbenin si për popullatën fshatare ashtu dhe atë të qytetit, kryesisht në ditët e festave të hyut përkatës.

Tempujt e zbuluar deri më sot i përkasin dy tipave: me portik me 4-6 kollona në anët e ngushta (peripter, të ndërtuar sipas orderit dorik (Apoloni, Amantie) dhe me kolona vetëm në ballë, me zgjatje të krahëve gjatësore të mureve (me ante).

Tempulli më i hershëm që njohim ai i Artemisit gjëndet në Apoloni, në pikën më të lartë të qytetit. Prej tij ruhet një pjesë e mureve perimetralë dhe antablmenti. Tempulli i orderit dorik qarkohej prej një frizi nga i cili ruhet një fragment që paraqet tre luftëtarë duke u pregatitur për tu ndeshur me një amazonë (fig.4.). Punimi i tyre me konture të thatë, me bustin ballazi dhe kokën anash, e daton frizin dhe tempullin në periudhën arkaike në shek. e VI-V p.e.s. Gjurmët tregojnë se frizi, antefikset dhe simat prej terrakote kanë qënë të ngjyrosura. Kjo e fundit ka të pikturuar një rrip të purpurt, mbas tij një shirit me astragale dhe së fundi një brez me palmeta të shkëmbyera me lule lotusi (fig.5).

Tempulli i Shtyllasit gjëndet në një bregore të ulët, në jug të mureve rrethuese të Apolonisë. Sot prej tij ruhet në këmbë vetëm një kollonë, (fig. 6), e cila i ka dhënë dhe emrin fshatit të afërt. Por nga mesi i shek. XIX ai lexohej më qartë, duke ju dhënë mundësi studjuesve për një rikonstruksjon ideal, sipas të cilit tempulli ngrihej mbi një platformë (stilobat) të qarkuar prej 3 shkallësh (stereobatit) (fig. 7). Në mesin e tij gjëndej ambjenti kryesor me alltarin dhe naosi me planimetri drejtkëndëshe me përmasa 22 x 10,5 m. Në ballë ku gjëndej hyrja naosi pararendej prej një hajati (pronaosit). Ky i fun-

dit anash kufizohej nga dy krahët anësorë (antet) ndërsa në ballë të tij gjëndeshin 4 kollona. Naosi dhe pronaosi qarkoheshin prej një portiku me kollona që e përcakton tempullin të tipit peripter. Në anët e gjata gjëndeshin 11 kollona, ndërsa në të ngushtat 6 (heksastil). Kollona e ruajtur, e paisur me 24 kanelyra, kapiteli i së cilës përbëhet prej ekinit me profil mjaft të lakuar dhe abakut të sheshtë, tregon se tempulli i orderit dorik është ndërtuar në shek. e IV p.e.s. Nga ana tjetër përmasat e kollonës mbi 6,60 e lartë dhe rreth 1,40 m e gjerë, si dhe përmasat e vetë tempullit, 27 x 44 m në anën e jashtme të stilobatit, e rendisin atë ndër tempujt e mëdhenj të antikitetit.

I të njëjtit tip është dhe tempulli i Amanties, i cili gjëndet rreth 300 m në juglindje të mureve rrethues të qytetit. Tempulli ngrihet në një pllajëzë të vogël, të zgjeruar artificialisht me anë të një muri mbajtës, e cila lidhet me një qafë me akropolin (fig. 8). Në buzë të platformës (stilobatit) gjëndej portiku me kollona dorike. Në anën e ngushtë portiku ka pasur 4 kollona. Në qendër të tij gjëndet naosi drejtkëndor (4,75 x 5.76 m) i ndërtuar me blloqe të latuar gëlqerori, në anën e pasme një ambient (4,75 x 2.30 m) për depozitimin e blatimeve të zakonshme (epistodomi), ndërsa para pronaosi i kufizuar në anë nga antet dhe në ballë nga 4 kollona. Siç shihet kemi të bëjmë me një tempull të orderit dorik, peripter me madhësi mesatare, por proporcjonet e goditura dhe teknika e mirë e punimit e vënë krahas shembujve të mirë të kësaj gjinije, e cila shquhet për bukurinë e bazuar në thjeshtësinë e elementeve, harmoninë dhe proporcjonet e goditura. Tempulli i mësipërm i ndërtuar nga shek. IV-III p.e.s. ka gjasë ti kushtohej Afërditës. Pikërisht për tempullin e kësaj hyjneshe bën fjalë dhe një mbishkrim i shek. I të e.s. sipas të cilit «në kohë të Prytanit Menem.. u krye restaurimi i tempullit të Afër ditës dhe për punimet u kujdesua vetë Menemi». Mbishkrimi dëshmon gjithashtu rëndësinë e këtyre ndërtimeve, për të cilat kujdesej vetë funksjonari më i lartë i qytetit.

Tempujt e tipit prostil, me ante, përfaqsohen më mirë prej tempullit mbi theatrin e Buthrotit. Tempulli që gjëndet në anën perëndimore të theatrit, në të njëjtën lartësi me fundin e shkallares, është ndërtuar njëkohësisht me theatrin dhe lidhet organikisht me të (fig. 10). Në anën e pasme, 1-2 m larg, ngrihet shkëmbi i thikët i akropolit, ndërsa nga para shpati i pjerrët shkëmbor është rrafshuar me anë blloqesh të mëdhenj, por pikërisht kjo anë është rrëzuar duke e marë me vete ballin e faltores. Mbi këtë bazament gjënden tre shkallët e stereobatit (fig. 11) të latuara imët pas vendosjes në vënd, rreshti i parë i të cilit zbukurohet me të dala në trajtën e shkronjës △ (fig. 12). Ky zbukurim që haset dhe në disa nga rreshtat e theatrit gjëndet dhe në rreshtin e parë të stilobatit të tempullit në Dobër. Mbi platformë, paksa të tërhequr në thellësi, vijojnë muret e naosit dhe pronaosit të punuar me blloqe porozë guri ranor, të lidhur si blloqet e sterobatit me ganxha metalike. Naosi drejtkëndor paraprihej anash prej anteve dhe në ballë prej kollonave me trung rrethor pa kanelyra, që krijonin pronaosin. Në brendi të naosit gjëndet bazamenti mbi të cilin ngrihej tryeza e shënjtë, këmbët e së cilës, ashtu si shkallinat e rradhës së parë të theatrit përfundojnë me putra grifoni. Gjurmët tregojnë se naosi, pronasi dhe kollonat kanë qënë të suvatuara me një shtresë baze (grunti) me gëlqere me kashtë, mbi të cilën gjëndej një cipë me gëlqere të pastër (intonako).

Mbishkrimi ndërtimor i theatrit sipas të cilit ky «u ndërtua me të ardhurat e hyut...» dëshmon praninë e një tempulli tjetër që para ndërtimit të theatrit dhe tempullit të mësipërm. Në fakt në brendi të tempullit romak të Eskulapit, në ballë të shpellës së shënjtë, ruhen gjurmët e një faltoreje më të vjetër (fig. 13). Sipas gjurmëve kemi të bëjmë sërishmi me një tempull prostil me ante, naosi i të cilit ka përmasa 4,60 x 4.25, pronaosi 4,60 x 1,55 m ndërsa në ballë gjëndeshin kollona rrethore me diametër 0,45 m. Prej këtij tempulli ruhet dhe dyshemeja me pllaka kuadratike të mëdha të lëmuara prej gëlqerori (fig. 14). Të dy tempujt që bëjnë pjesë në kompleksin arkitektonik të qendrës së qytetit, thuajse identikë me njëri tjetrin, kanë orientim të njëjtë astronomik, që dëshmon se ata i kushtoheshin së njëjtës hyjni. Blatimet e shumta për Asklepin, tregojnë se tempujt i përkisnin pikërisht hyut të mjeksisë. Siç kuptohet dhe nga mbishkrimet e shumta sipas të cilëve prifti i tij ishte figura e tretë e lidhjes së Prasaibëve, ai qe dhe hyu mbrojtës i qytetit. Po këtij tipi i përket dhe tempulli i Dobrës (rrethi i Sarandës), prej të cilit ruhet stilobati dhe një faqe ansore. Me ante duket se ka qënë dhe tempulli i Foinikës i ruajtur fragmentarisht (fig. 15). Në gjëndje më të mirë prej tij ruhet një ambient ansor me parete prej pllakash guri të gdhendura rafsh, të qarkuara prej një kornize të lehtë. Në faqet e tyre ashtu si në Buthrot e Dobër shihen zbukurime në trajtë të shkronjës delta, Prania e këtyre shembujve në teritorin e kaonëve, kryesisht të Prasaibëve, dëshmon për parapëlqimin e tipit me ante në këtë trevë

*Shëtitoret* (stoa). Gjatë periudhës antike shëtitoret qenë një pjesë e pandarë e formulimit urbanistik të qendrës së qytetit. Shëtitoret paraqesin galeri të mbuluara me truall prej dheu të ngjeshur ose pllakash, me fasadë me kollona, të hapur ndaj am-

tore. Mbi kollonat mbështetej antablementi i cili mbante çatinë e zbukuruar me akrotere me palma. Çatija, dyujse, nga ana tjetër mbështetej në murin mbajtës, ndërsa në mes në rradhën tjetër të kollonave. Shetitorja e Nikaes ka qënë e thjeshtë, e bazuar në elementet racionale dhe rigoroze të orderit dorik. Pikërisht në saje të këtyre vetive ajo krijonte një efekt të goditur arkitektonik.

Shetitorja e Buthrotit përbën një tip më vete të panjohur për ndërtimet bashkëkohëse (fig. 23). Shetitorja e ndërtuar në shek. e IV p.e.s. gjendet në anën e djathtë të theatrit, e ndërprerë prej tij. Në shpinë të saj vijon shkëmbi i thikët i akropolit, i rrafshuar vertikalisht, ndërsa 4,30 m. para gjendet muri ballor prej blloqesh të latuar guri, i përçarë çdo 3,80 m. nga hapësira 4,20 m, të gjera. Hapsirat janë me hark të remë, në trajtën e një trekëndëshi barabrinjës këndrejtë, ndërsa muret ndërmjet tyre kanë trajtë pilastrash në formë kryqi (3,8 x 2 m) (fig. 24). Shetitorja mbulohej me çati një ujse e cila nga ana e më e lartë mbështetej në shkëmbin e gdhendur, ndërsa nga ana tjetër në murin e mësipërm. Siç shihet elementët e shetitores janë më se të thjeshtë, disi arkaikë, të përngjashëm për nga ashpërsia me muret e fortifikimeve. Por në të kemi të bëjmë me një zgjidhje të studjuar arkitektonike ku ana estetike përputhet më së miri me anën funksionale dhe statike. Monotonia e rrafshit të gjatë pa jetë të murit thyhet prej pilastrave kryq të cilat krahas anës statike e gjymtyrizonin atë nëpërmjet efektit dritë hije në një varg seksionesh. Zvogëlimi i tyre në perspektivë, rritmi i krijuar prej shkëmbimit të hapsirave të zbrazta me ato të plota, sipërfaqeve me dritë dhe atyre me hije si dhe kombinimi i linjave vertikale me ato të pjerrëta e horizontale, krijonte një lëvizje që e humbiste palëvizshmërinë e vëllimeve dhe monotoninë që do sillte një sipërfaqe e gjatë e rrafshët.

Së fundi në Dimal përveç shetitores së mirfilltë është zbuluar dhe një portik i shek. II p.e.s. i cili është i lidhur me tregun (fig. 25). Portiku rreth 50 m i gjatë, nga pas dhe anash kufizohej prej në muri tarracimi me blloqe drejtkëndësh. Në ballë gjëndeshin dy rradhë shtyllash druri të mbështetura në bazamente të gurtë kuadratikë. Rradha e parë e shtyllave gjëndet 4,5 m larg murit të taracimit ndërsa e dyta 4 m larg së parës. Vetë shtyllat të cilat mbanin konstruksjonin e çatisë së mbuluar me tjegulla solene, qenë rreth 3 m larg njera tjetrës. Dyqanet dhe punishtet, gjithsejt 16, zinin pjesën e pasme, ndërmjet murit të tarracimit dhe rradhës së parë të kollonave, ndërsa pjesa midis dy rradhëve krijonte një sofat të mbuluar, të shtruar me solenë të përmbysur. Në pjesën e mesit portiku për çahet prej një rruge 3 m të gjerë, e cila kalon tërthor me të. Siç shihet në Dimal kemi një shkëputje të qartë të portikut të tregut si vend shitje dhe portikut të mirfilltë që përdorej vetëm për shëtitje.

*Theatrot.* Prej theatrove të kësaj periudhe njohim atë të Apolonisë, Buthrotit, Bylisit, Nikaes. Prania e tyre si në Bylis ashtu dhe në Nikae, qytete të mirëfilltë Ilire të cilët kanë pasur një jetë të përbashkët qytetare, tregon përhapjen e tyre të gjerë, dëshmi kjo e një niveli të lartë kultural. Të tëra këto theatro kanë të përbashkët ndërtimin e shkallares (Koilon) në trajtë gjysëm rrethi, në gjij ose shpate kodrinorë të përshtatur nga natyra ose dora e njeriut. Ajo që ndryshon midis tyre është madhësia, që varet nga fuqia e vetë qendrës qytetare: Kështu theatri i Bylisit, është më i madh se theatri i Nikaes, pikërisht në saje të rëndësisë dhe fuqisë më të madhe të Bylisit.

Theatri më i madh është ai i Apolonisë, i cili gjëndet në shpatin verior të kodrës së qytetit. Prej tij janë zbuluar një pjesë e skenës, e cila e ka pasur ballin të punuar sipas stilit dorik me kollona me kanelyra dhe një friz me triglifë dhe metope (fig. 26). Ndenjëset e tija, të punuara në formë rrombi janë 0,40 m të larta, 0,75 — 0,85 m të gjera.

Në gjendje mjaft të mirë ruhet shkallarja e theatrit të Buthrotit, ndërsa prej skenës, së rindërtuar në shek. e I, ka vetëm pak gjurmë. Theatri gjëndet në mes të shpatit jugor të akropolit (fig. 27). Rënia thikë e saj, i ka detyruar ndërtuesit që shkallaren ta mbështesin në anët mbi një mbushje, në të kundërt me pjesën e mesit që mbështetet mbi shkëmbin e gdhendur për vendosjen e blloqeve. Mbushja që përshkohet prej një sërë muresh të tërthortë, mbahet prej dy muresh anësorë të paisur me kontrafortë (fig. 28) të njëjtë me muret rrethues të qytetit. Muret i japin theatrit një formë planimetrike katër këndëshe, të pazakontë për theatrin bashkëkohës. Respektimi i kontureve të tempullit poshtë theatrit, ka bërë që muri mbajtës i kësaj ane në ndryshim nga muri tjetër, të vijojë me kënd ndaj boshtit të theatrit. Brenda kësaj kuadrature futen 10 rreshta të plotë në formë gjysëm rrethi të pasuar nga 9 rreshta sektoriale. Më lart vijojnë dhe 3-4 shkallë të tjera por fragmentare, të shkëmbyera herë pas here nga shkëmbinjtë. Ndenjëset e rradhës së parë, të parisë, kanë një profil me elegant, të harkuar në ballë, që lejon përkuljen e gjurit, dhe janë më të larta (0,48 m) se ato të rradhëve të tjera (0,42 m). Syprina e ndenjëses (0,72 m.) ndahet nëpërmjet një shkallëzimi të lehtë në vendin e uljes dhe vendin për mbështetjen e këmbëve të spektatorëve të rradhës së sipërme. Po këtë strukturë kanë dhe ndenjëset e rreshtave të parë, ndërsa më lart

blloqet janë të rrafshët. Për kalimin e spektatorëve në vendet e ndejtjes shërbenin 6 palë shkallë 0,65 m të gjera (krepide) të cilat vijonin në formë tufe rrezesh. Në fillimin e tyre shkallët hijeshohen me dy putra grifoni (fig. 29), motiv që e gjejmë si në alltarët e dy tempujve ashtu dhe në platformën pas tempullit në anën e majtë të theatrit. Në ballë të shkallares, nga të dy anët vijonin dy korridoret e hyrjes (parodos), prej të cilëve i majti mbart një sërë mbishkrimesh për lirim skllevërish, si dhe 3 nike për mbajtje dekretesh (fig. 29). Në mesin e shkallares, e ndarë prej saj nga një kanal i vogël, gjëndet orkestra në formë treçerek rrethi, e shtruar me pllaka kuadratike prej guri gëlqeror Prej skenës ruhen vetëm gjurmët e konturit që tregojnë se kjo ka pasur formë drejtkëndëshe me gjatësi të njëjtë me shkallaren.

Theatri i Buthrotit megjithëse me përmasa të vogla, për rreth 1500 spektatorë, paraqiste një ndërtim kompakt i cili inkuadrohej mirë ndërmjet shkëmbit të akropolit dhe murit rrethues. Madje me këtë të fundit ai njësohej dhe për nga mënyra e punimit të blloqeve, me faqe të gufuara të latuara vrazhët. Në këtë mënyrë arrihej një unitet me sfondin e ashpër e të lartë të shkëmbit të akropolit dhe muret e fuqishëm të rrethimit. Në këtë raport rigoroz hynin dhe tempujt e trajtuar me vëllime të mbyllur, sheshi dhe shetitorja. Theatri paraqet një tërësi me ndërtimet e mësipërme, veçanërisht me tempujt, të ardhurat prej të cilëve e financuan dhe ndërtimin e tij. Vendosja asimetrike e këtyre ndërtimeve krijonte një tërësi lëvizje vëllimesh duke e thyer uniformitetin e sipërfaqeve të rafshta.

Më i vogli i theatrove është ai i Nikaes, i llogaritur për 1000 spektatorë (fig. 30). Theatri i ndërtuar në shek. III p.e.s përbëhet prej shkallares, korridoreve anësore, orkestrës në trajtë patkoi dhe skenës me paraskenën. Formën rrethore shkallarja e ka marë nëpërmjet heqjes së blloqeve të gurit për ndërtim dhe vetëm një anë e vogël mbështetet në mbushje. Shkallarje ka pasur 15 rreshta, blloqet e të cilëve vendoseshin në gdhendjet e shkallëzuara të shkëmbit. Ndejtëset e rradhës së parë, për spektatorët e shtresave të larta, qenë të paisura me mbështetëse shpine. Mbi to vijonte koridori për kalimin e spektatorëve për në shkallët e kalimit dhe ndenjëset e rradhëve të tjera. Në qendër të theatrit gjëndej orkestra në formë patkoi me diametër 11.60 m, ndërsa midis saj dhe paraskenës korridori i vetëm i hyrjes i cili kalonte përbri një muri taracimi. Në këtë mur, ashtu si dhe në theatrin e Buthrotit janë gdhendur dekrete për dhënie qytetarie personave të ndryshëm. Vetë skena në formë drejtkëndëshe me gjatësi të përafërt me orkestrën, përbëhej prej paraskenës dhe passkenës 1,70 m larg njera tjetrës, dhe një ambienti kuadratik në ballë (proskenës).

*Stadjumet.* Gjatë shekujve të III-II p.e.s. kultura fizike pati një zhvillim të veçantë. Krahas pranisë së funksionarëve shtetërorë, gjymnaziarkëve, të caktuar për edukimin fizik të rinisë, si dhe statujave të shumta që paraqesin atletë të ndryshëm, kjo dëshmohet dhe nga mbishkrimet. Prej tyre njeri i kushtohet fituesit të çmimit të parë të vrapimit të armatosur në Amfiaraia të Greqisë, një atleti Bylinas të Nikaias. Ky zhvillim dëshmohet qartë dhe nga zbulimi i një stadiumi të shek. III p.e.s. në qytetin ilir të Amanties. Për shkak të sipërfaqes së kufizuar stadiumi i Amanties është ndërtuar jashtë mureve rrethues të qytetit, në anën e tij lindore (nënkap. ark. fort. V-II p.e.s fig. 8) Stadiumi nuk ka ndonjë veçori thelbësore që ta dallojë prej shembujve të tjerë të kësaj gjinije, por nga ana tjetër ndërtimi i tij është kryer duke i marë parasysh mjaft mirë veçoritë e terrenit (fig. 31). Krahu i tij kryesor, perëndimori, mbështetet në shpatin shtufor të kodrës, i cili vjen e rrafshohet në tabanin e fushës së stadjumit, ndërsa krahu lindor ngrihet mbi një kodrinë më të vogël të plotësuar nga një mbushje me dhe. Stadjumi është orientuar me boshtin e gjatë jug-veri në mënyrë që dielli të lëvizte pas shpinës së spektatorëve. pa j'ua penguar atyre shikimin. Planimetria e tij thuajse drejtkëndëshe, krijohet prej dy krahëve rreth 55 m të gjatë, në lindje dhe perëndim, dhe një segmenti me kurbaturë të lehtë në jug, i cili rakordohet me të dy krahët. Në këta krahë dhe në segmentin gjënden shkallët për qëndrimin e spektatorëve. Në mesin e krahëve gjëndet pista (dromos) 12,25 m e gjerë, e cila vijonte tej anës veriore që është lënë e hapur. Në këtë anë terreni vijon i sheshtë për rreth 150 m duke krijuar mundësi për vrapimin tradicional prej 600 këmbësh ose 6 plethrash (184,8 m). Markimi i zakonshëm i largësive në pjesën ku vijon shkallarja kryhej nëpërmjet shkallëve të kalimit të vendosura gjysëm plethre (15,4 m) larg njera tjetrës.

Në krahun perëndimor gjënden 17 rreshta shkallësh (fig. 32) ndërsa në lindorin 8. Ky paksim kryhej në mënyrë graduale në segmentin jugor, i cili në takimin me krahun perëndimor ka 17 rreshta, ndërsa në lindorin 8. Duke marë parasysh përmasat dhe rreshtat del se stadjumi ka pasur rreth 3000 vende ndejtje, pa llogaritur spektatorët që mund të qëndronin në këmbë tej pjesës së zgjatur të pistës, dhe në shpatin e kodrës. Shkallarja nis me një rradhë blloqesh të ngushtë, të futur në dhe, që shërbenin për mbështetjen e këmbëve të spektatorëve të rradhës së parë dhe shënjonin njëkohësisht

ndarjen e saj nga pista. Më lart vijonin rreshtat e shkallares 0,35 x 0,42 m të lartë dhe 0,60 m të gjerë që shërbenin si për ndejtje ashtu dhe vendosjen e këmbëve të spektatorëve të rreshtit të sipërm. Shkallarja përbëhet prej blloqesh të punuar në trajtë paralelopipedi, deri 2 m të gjatë, të cilët nga një anë shkelin në blloqet e rreshtave të poshtëm (fig. 33), ndërsa në anën tjetër qëndrojnë mbi mbushjen me dhe të niveluar me gurë shtufi. Por shpesh rreshtat vijojnë dhe në brendi, duke arritur në pjesën e poshtme të krahut lindor deri në 4 sërë blloqesh që krijonin një bazament të sigurt. Në disa prej blloqeve janë gdhendur dhe emra, duket të personave të cilët kanë kontribuar në ndërtimin e stadiumit ose financimin e lojrave. Për këtë të fundit bën fjalë dhe një mbishkrim i gjetur po në Amantie sipas të cilit «Lysani... dhuroi me bujari mjetet për gara».

Spektatorët të cilët hynin në stadjum nga ana e hapur veriore, kalonin për në vëndet e ndejtjes nëpërmjet 3 shkallëve në anën lindore dhe 2 në atë perëndimore të cilat ngushtoheshin drejt rreshtave të sipërm. Por në këtë të fundit ata mund të zbrisnin dhe nga shpati i kodrës. Largimin e atletëve nga pista për tek ambjentet ndihmëse e siguronte një korridor i ngushtë në mes të segmentit jugor. Një kanal i ngushtë në rreshtin e sipërm evitonte kalimin e ujit nga kodra në shkallare, ndërsa tabani i vetë pistës, prej dheu argjilor ka një pjerrësi të lehtë në drejtim të veriut për kullimin e ujrave.

Duke u nisur nga përmasat dhe forma, stadiumi shërbente për zhvillimin e garave të ndryshme sportive: vrapimit, pentatlonit, mundjes, si dhe për shfaqje baleti.

Stadiumi i Amanties e vazhdoj jetën e tij deri nga shek. III e.s. duke ju nënshtruar riparimeve të ndryshme.

*Ndërtimet sepulkrale.* Lidhur me besytninë e kësaj periudhe për praninë e jetës pas vdekjes, varret si banesa të mëtejshme në jetën «tejvarrit» pasqyrojnë mjaft qartë pozitën shoqërore të personit të varrosur dhe diferencimin e theksuar shoqëror. Sipas këtij mentaliteti skllavi i varrosur së gjalli së bashku me prangat në varret monumentalë të prijsave në qytetin në Selcën e poshtme (Pelioni?), i duhej ti shërbente zotërve të tij dhe në botën e përtejme.

Popullsia fshatare në këtë periudhë e vazhdoj traditën e vjetër të varrimit me tuma, por krahas tyre si në fshat ashtu dhe tek shtresat e varfëra të qytetit fillojnë të gjejnë një përdorim gjithënjë e më të gjerë dhe varret me tjegulla solene me konstruksion në formë çatije (fig. 34), ndërsa më rrallë haset varrimi në qypa të mëdhenj (pytosa) nganjëherë të gdhëndur në shkëmb. Shtresave të mesme dhe të pasura qytetare u përkasin varret me sarkofagë (fig. 35) me konstruksion në formë arke (fig. 36) dhe me qemer. Në këto varre shihet qartë imitimi i formës drejtkëndëshe të banesës, veçanërisht tek sarkofagët, kapaku i të cilëve zakonisht punohet në trajtë çatije dy ujse me fronton, në të cilën nga ndonjëherë gdhenden dhe tjegullat.

Konstruksione të mirfillta arkitektonike paraqesin varret me qemer dhe ato të punuara në shkëmb. Varret me qemer në vendin tonë kanë një sërë karakteristikash si mosmbulimi me tuma dhe përdorimi i tyre rëndom për klasat e mesme qytetare që sjell dhe përmasa më të vogla e trajtim më të thjeshtë arkitektonik. Varret e këtij tipi, të punuar me blloqe guri të latuar rrafsh dhe mjaft rrallë me tulla, gjënden nën tabanin e dheut. Varret ndahen nga mënyra e punimit të qemerit në varre me qemer të rremë (fig. 37), me çati (fig. 38) dhe me qemer të vërtetë ndërsa nga trajtimi planimetrik në varre me paradhomë (fig. 39) dhe varre me një ambient (fig. 40). Një tip tjetër specifik paraqet një varr në Amantie, i trajtuar mbi tokë në formë ambienti katërkëndësh (fig. 41). Në varrin e mbuluar me pllaka, të vendosur brenda një platforme shihet përvizimi i formave nëpërmjet efekteve dritë-hije të krijuara nga thellimet dhe kornizat.

Ndërtimet sepulkrale me karakter më monumental janë varret e gdhendur në shkëmb në qytetin Ilir në Selcë të Poshtme (Pelion). Varret gjënden në anën juglindore të akropolit ku shtresa të fuqishme prej formacioni shtufor zbresin nga jugu në veri, në dy grupe prej 3 varresh 100 m. larg njeri tjetrit.

Varri qëndror i këtij grupi (fig. 42) pararendet prej një oborri të vogël drejtkëndësh (3,80 x 3.50 m) të krijuar nëpërmjet sheshimit të shpatit të pjerrët të shkëmbit. Mesin e ballit të dhomës së varrimit e zë hyrja e qarkuar prej një kornize të vogël që ngushtohet lehtë në pjesën e sipërme duke risjellë trajta arkaike. Anash saj gjënden dy pilastra rrethore me kapitele jonikë, ndërsa në skajet dy të tjerë me seksion dhe kapitele drejtkëndësh. Mbi arkitraun e thjeshtë, i cili mbështetet mbi kapitelet vijon korniza me profil të lakuar dhe mbi të frontoni i punuar veçmas.

Varri jugor përbëhet prej ambientit të varrit të vërtetë dhe ambientit të varrit të rremë (ekinotafit) (fig. 43). Para tij gjëndet një oborr i vogël, i krijuar nëpërmjet rrafshimit të shkëmbit, sipërfaqja e të cilit mbulohej prej një mozaiku shumëngjyrësh me zaje lumi, të vendosur në mënyrë të ç'rregullt. Balli i varrit të rremë rreth 6,5 m i gjatë dhe 3 m.

i lartë është punuar i harkuar në mes dhe i drejtë nga dy anët. Në sipërfaqen e tij janë gdhendur 8 pilastra me kanelyra mbi të cilat janë montuar kapitele jonike. Mbi ta vijon arkitrau me tre breza dhe më tej korniza në formë strehe. Më lart gjëndet frontoni, mesin e të cilit e zinte një nike e vogël kuadratike për vendosjen e nonjë mbishkrimi ose hermeje. Hyrja për në këtë ambient gjëndet në qendër e qarkuar prej një kornize të rrafshët. Sipërfaqja e shkëmbit në hapësirat ndërmjet pilastrave ka qënë veshur me afreska, ndërsa në të dy krahët e drejtë gjënden dy relieve të lartë (altorelieve). Në anën e djathtë një mburojë ilire me dy rrathë koncentrikë, të qarkuar prej gjysëm elipsesh me svastika ndërsa në të majtën një kokë demi, brenda një kamareje, dhe mbi të një përkrenare. Ambienti i varrit të vërtetë (2,7 x 2,7 m) i mbuluar me qemer sektorial është i hapur në shkëmb nën oborr, duke qënë i fshehur nga syri i vizitorit. Në të gjënden dy sarkofagë, anët e të cilëve të punuara me mjaft mjeshtëri imitojnë pamjen anësore të shtretërve (fig. 44). Pjesa e dukëshme e monumentit, balli dhe oborri synojnë të krijojnë përshtypjen e një portiku të hapur prej të cilit në pah dilnin pilastrat, ndërsa rrafshet ndërmjet tyre fitonin transparencë prej afreskave shumëngjyrësh të aplikuara në to. Nga ana tjetër refleksi i kësaj polikromie gjëndej dhe në oborrin përpara, të mbuluar dikur me mozaik shumëngjyrësh.

Varri verior i këtij grupi ka trajtën e një theatri të vogël (fig. 45). Në pjesën e poshtëme gjëndet ambienti drejtkëndësh i varrimit (1,8 x 1,7 m) në trajtë drejtëkëndëshe me pllaka guri. Duke u nisur nga gjasimi me theatrin, ajo krijonte dyshemenë e orkestrës. Përreth saj, nga ana e pasme, gjëndej shkallarja me dy rreshta e mbuluar me një konstruksion të lehtë druri. që lejonte kryerjen e ceremonisë përkujtimore.

Grupi verior përbëhet po prej tre varresh. (fig. 46). Prej tyre varri i parë përbëhet prej paradhomës së mbuluar me elemente të lehtë dhe dhomës së varrimit me hyrje në mes dhe kollona e kapitele të aplikuara anash.

Dhoma e varrimit e varrit të fundit të këtij grupi (3,5 x 3,1 m), e mbuluar me qemer sektorjal. 2,10 m të lartë (fig. 47) ka qënë e veshur me afreska mbi një shtresë llaçi gëlqeror të përzier me pluhur mermeri. Pikturimi i afreskut ka qenë kryer me ngjyrë të kaltërt, të verdhë, të zezë e të kuqe.

Shkëmbinjt ku gjëndet ky grup janë punuar me faqe të sheshtë për rreth 40 m gjatësi, duke e prishur monotoninë e krijuar me një sërë kamaresh, shumica e të cilave me edikula që duket se shërbenin për vendosje urnash, mbishkrimesh dhe skulpturash (fig. 46).

Varret e mësipërm janë specifikë si për vendin tonë ashtu dhe për Ballkanin. Një paralele të largët ata kanë në disa varre monumentale në Azinë e vogël me të cilët i lidh gjendja në shkëmb dhe përdorimi i stileve dhe elementeve të arkitekturës helenistike. Por zhvillimi i tyre arkitektonik ndjek rrugë të veçanta specifike, si nga trajtimi vëllimor ashtu dhe përdorimi i elementeve dekorativë. Arkitektura e varreve të mësipërm paraqet një zhvillim të mëtejshëm të varreve me qemer, me paradhomë dhe dhomë varrimi. Por në zhvillimin e mëtejshëm paradhoma kthehet në oborr të hapur dhe fasada trajtohet në mënyrë monumentale si portik, duke ju shmangur rikujtimit të formave të thjeshta të banesës së varreve me qemer. Ky zhvillim ndiqet dhe në elementet arkitektonikë. Ndërsa në varrin jugor të grupit të parë kemi një trajtim të thjeshtë, disi të ashpër, në varrin qëndror format trajtohen të lehta dhe të zhdërvjellta me volume të harkuar që i shkojnë për shtat arkitekturës jonike. por specifike në trajtimin e varreve monumentale. Në këtë të fundit me sa duket në ndryshim nga i pari, vërehet përdorimi i afreskut me efekte polikrome, dhe mozaikut të oborrit që krijon një farë transparence. Po kështu për herë të parë vihen re dhe aplikimet e elementeve të rinj dekorativë: bukranionit, përkrenares dhe mburojës, kjo e fundit e marë nga repertori i armëve ilire. Po kështu zgjidhja e varrit verior paraqitet kompakte dhe racionale. Në të struktura e një gjinije tjetër, theatrit është vënë në një funksion të ri, si vend varrimi duke ju përshtatur më së miri kërkesave të reja.

Arkitektura e varreve në qytetin Ilir në Selcë të poshtëme paraqet një zhvillim krijues të formave dhe elementeve të arkitekturës helenistike në tipa të veçantë origjinale.




10 0 10 20 30 km

*Legjenda*

PORT
TEMPULL
THEATR
SHETITORE
GJIMNAZ
STADIUM
AMFITHEATR
BIBLIOTEK






Fig. 16



Fig. 15





Fig. 16



Fig. 20



Fig. 18



Fig. 22



Fig. 22.



Fig. 19




Fig. 21




Fig. 24



Fig. 25



Fig. 23






Fig. 28




Fig 30

Fig. 30





Fig. 29






Fig. 31

Fig. 33.



## NDËRTIMET INXHINJERIKE

*Rrjeti rrugor dhe urat.* Rritja e nivelit të prodhimit dhe shtimi i mardhënieve tregtare në Iliri nga fundi i shek. IV fillimi i shek. III p.e.s., u shoqërua me fuqizimin e rrjetit rrugor. Por ndonse prej burimeve të shikuara kuptohet prania e një rrjeti të zhvilluar, i cili lidhte me njeri tjetrin qytetet, skelat dhe krahinat, gjurmët materjale të trasesë mungojnë. Prej urave të kësaj periudhe njohim dy: në Kuç dhe në Cerje, të dyja në luginën e lumit të Vlorës. Por qënia e urës së fundit në një lumë të cekët në funksjon të një kështjelle të vogël, tregon se urat në këtë periudhë ishin një çfaqje e rëndomtë. Kështu Polibi. në ngjarjet e viteve 231 — 216 p.e.s. na bën të ditur për një urë mbi Aos (Vjosë) në afri të Tepelenës, dhe një tjetër në lumin pranë Foinikes. Në rastin e fundit kuptohet dhe se ura ka pasur një mbistrukturë druri, një shtroje dërrasash mbi pila të gurta, e cila mund të hiqej dhe vihej lehtë. Praninë e një sërë urash me mbistrukturë të tillë në shekullin e I e kuptojmë dhe nga Apiani i cili na bën të ditur se Cezari gjatë marshimit në degën jugore të rrugës Egnatia, nga Apollonia në Dyrrah, «i shkatrroi të tëra urat». Vetkuptohet se në një lëvizje kaq të shpejtë mund të shkatërroheshin vetëm urat me shtroje druri.

Konstruksion me mbistrukturë dërrase ka pasur dhe ura e Cerjes. Ura gjëndet në rrëzë të një kodre të kurorëzuar prej një kështjelle të vogël, në një vah 30 m të gjerë, me brigje me lartësi të pakët. Ura përbëhej prej 5 këmbësh (pilash) 4 m të larta, të vendosura me 5 m hapësirë drite nga njera tjetra (fig. 1) dhe mbistrukturës së drunjtë. Dy këmbët e brigjeve kanë formë katërkëndëshe, ndërsa ato të mesit. përjashtuar të katërtën, rolin e së cilës e luan një shkëmb i gdhendur sipër, kanë pasur formë peskëndëshe (fig. 2). Këto të fundit, 7.50 m të gjata dhe 3.20 m të gjera, kanë majë të mbrehët në drejtim të rrjedhjes dhe fund të sheshtë në anën e pasme. Duke përjashtuar majën, del se pjesa drejtkëndëshe, dhe si pasojë shtresa e urës, ka pasur një gjerësi prej 4 m, përmasë kjo që pasqyron dhe gjerësinë e rrugës. Këmbët janë punuar me blloqe drejtkëndësh të latuar (0.50-1.50 x 0,50 m) të lidhur me ganxha hekuri dhe të vendosur në rreshta të rregullt (fig. 3). Lartësija e njëjtë e tyre, që tregon se kemi të bëjmë me një muraturë izodomike, dhe mënyra e punimit të faqeve, dëshmon se ura është ndërtuar në një kohë me kështjellën e Cerjes dhe se ajo ishte në shërbim të rrugës për në të.

*Skelat.* Gjatë shek. VII-V p.e.s., skelat që gjëndeshin vetëm në qytetet koloni, shërbenin kryesisht për lidhjen e tyre me metropolet. Por zhvillimi ekonomik i qyteteve në Iliri nga fundi i shek. IV-III p.e.s. solli domosdoshmërinë e tregëtisë së jashtëme dhe si pasojë nevojën e ndërtimit të skelave. Kështu krahas skelave të dikurshme të Dyrrahut, Apolonisë dhe Orikut burimet përmendin skelën e madhe Panorm (Borshi ?) midis maleve keraune, Nymfeun (Shën Gjinin) rreth 3000 hapa larg Lisit, si dhe Aulonën (Vlorën). Me skela qenë paisur edhe Buthroti, Skodra dhe një sërë qytetesh të tjerë. Gjurmët, ndonse të zbehta, lejojnë një rikonstruksion të skelës së Bylinëve ,Aulonës, të ndërtuar rreth fillimit të shek. III p.e.s. Skela gjëndet në skajin verior të gjirit të Vlorës, në Treport, ku një varg i ulët kodrinor shtyhet deri në buzë të detit. Në kodrën më jugore të vargut gjëndej qyteti i fortifikuar, ndërsa poshtë tij skela (fig. 4). Bankina e saj nis në rëzë të kodrës ku një gjuhë e ngushte shkëmbore, vazhdon për 200-300 m në thellësi të detit, duke luajtur rolin e një valëthyesi natyral që krijonte një zonë të mbrojtur prej dallgëve. Bankina vazhdon në vijë të drejtë për 650 m duke qenë kështu një nga më të mëdhatë e kësaj kohe (fig. 5). Kjo gjatësi jepte mundësi që të akostoheshin me bord 25-30 anije të rënda transporti ose një numër dy herë më i madh anijesh lufte. Në pjesën e fillimit që i mbështetej shpatit të kodrës muri i bankinës ka qenë punuar me muraturë izodomike, me blloqe kuadratike me faqe të jashtme të rrafshët, me përmasa rreth 1,00 x 0.45 m. Muri i saj 13.5 m i gjatë përbëhej prej blloqeve gjatësore dhe blloqeve të lidhjes tërthore. Më tej bankina vijonte me një mur 3 m të gjerë, të punuar me blloqe paralelopidë të latuar ashpër. Bankina luante njëkohësisht dhe rolin e rrugës për ngarkimin dhe shkarkimin e anijeve. Po këtij qëllimi i shërbenin dhe traktet e punuar me po këtë teknikë dhe gjerësi të njëjtë që vijojnë tërthor me bankinën.

Porti tjetër ai i Orikut, i përmendur shpesh në luftimet e Cezarit me Pompeun, gjëndet në lagunën 2.2 km të gjatë dhe 1.2 km të gjerë e cila ndahet prej detit nga një rrip i ngushtë rane (nënkap. ark. fort. shek. V-II p.e.s. fig. 2). Në skajin e perëndimor. ku gjëndej qyteti i fortifikuar, laguna lidhej me detin me anë të një kanali të thellë, nëpërmjet të cilit anijet hynin në portin e brendshëm të përmendur prej Cezarit, emërtim që parakupton praninë e një porti të jashtëm. Në brendësi të lagunës, nën ujë, shihen gjurmët e një muri mbi 2 m të gjerë që lidhte të dy brigjet e saja. Muri i përket bankinës. e cila duke u nisur nga gjerësia në këtë vend arinte rreth 200 m. gjatësi. Nga Cezari mësojmë gjithashtu se në portin e brendshëm mund

të qëndronin mbi 30 anije transporti, ndërsa thellësija lejonte manovrimin e anijeve me dy serë lopatash.

Krahas skelave detare burimet na njoftojnë për lundrimin e anijeve në Aos (Vjosë), Aps (Seman), Barbana (Bunë) si dhe për skelën lumore të Apolonisë. Kjo e fundit gjëndej 60 stade (10.7 km) larg detit dhe 10 stade larg qytetit (1.8 km), në jugperëndim të tij. në fshatin Sop, ku buzë shtratit të dikurshëm të Aosit gjënden dhe blloqe të shumtë drejtkëndësh të cilët i përkisnin skelës.

*Furnizimi me ujë dhe kanalizimet.* Zhvillimi i qyteteve Ilire në shek. IV-III p.e.s.. bashkësolli nevojën për një furnizim me të rregullt dhe më të madh me ujë. Për shkak të pozitës së qyteteve majë kodrash të larta dhe të thepisura shkëmbore, kjo kërkesë sillte një varg vështirësish që në shumicën e rasteve e bënin të pamundur ndërtimin e ujësjellësave. Rrjedhimisht problemi i furnizimit me ujë zgjidhej kryesisht nëpërmjet grumbullimit të ujit në stera, me të cilat paiseshin jo vetëm qytetet dhe kështjellat, por edhe banesat. Krahas tyre shfrytëzohej dhe uji i puseve dhe burimeve të cilat sistemoheshin në çesma ose në fontana si në Apoloni. Në këtë mënyrë arrihej që qytetet të kishin një furnizim të rregullt, madje Polibi na bën të ditur dhe për furnizimin e anijeve të huaja me ujë në Epidamn.

Sterat e qyteteve të mëdhenj kishin përmasa të konsiderushme. Kështu dy stera të shek. IV-III p.e.s. të zbuluara në anën jug-lindore të akropolit të Foinikes (fig. 6) kanë një syprinë prej 200 $m^2$ secila. Sterat. me planimetri kuadratike, gjënden në brendi të terrenit shkëmbor, i cili i kundërvihet presionit të brendshëm të ujit duke krijuar mundësi që muret e tyre anësore të kenë një gjërësi të pakët prej 0,80 m. Muret janë ndërtuar me blloqe të latuar të vendosura në rreshta horizontale, të suvatuar nga brenda me llaç me pluhur tulle, i cili e hidroizolonte mjaft mirë sterën.

Sterat e banesave private që gjënden në një sërë qendrash antike (Orik. Nikae fortifikimet në Gurzezë, Margëlliç Armen etj.) paraqesin një farë standartizimi në drejtim të zgjidhjes funksionale, ...ve dhe materialit. Sterat, që gjenden në hajatet e banesave ose në skain e tyre, kanë formë cilindrike (Margëlliç fig. 7, Gurzezë) ose gjysëm elipsoidale (Nikae, fig. 8). Diametri i tyre luhatet nga 1.50 - 1.80 m, lartësia prej 2.5 — 3.5 m ndërsa kapaciteti 1.5 — 2.5 $m^3$. Paretet e sterave janë ndërtuar me muraturë guri të lidhur me baltë (Nikae) ose me tulla sektorjale të lidhura me llaç gëlqereje (Margëlliç; Gurzezë). Për të arritur hidroizolimin sterat janë veshur nga jashtë me një këmishë argjile; ndërsa nga brenda janë suvatuar me llaç gëlqereje me pluhur tulle. Për më tepër në sterën e banesës në Nikae pareti i brendshëm është lyer edhe me serë. Mbyllja e tyre nga sipër kryhej me dy pllaka guri në mesin e të cilave gjëndet vrima e marrjes së ujit, ndërsa anash saj kanali i furnizimit (fig. 9). Kjo zgjidhje paraqitet racionale; pasi me heqjen e pllakeve hyrja në to, për pastrim ose meremetim, ishte mjaft e lehtë. Sterat mbusheshin me ujin e shiut i cili binte në sipërfaqen e çatisë së banesës, prej ku pëcillesh me anën e një sistemi ullukësh e tubacionesh. Në disa prej tyre kanalet kalonin në brendësi të mureve, ndërsa në Nikae shihet një zgjidhje tjetër mjaft e goditur. Stera gjëndet në pikën më të ulët të pullazit që mbështetet mbi një kollonë guri të zgavruar përbrenda, e cila e përcillte ujin prej pullazit në brendi të sterës.

Në krahasim me sterat burimet dhe puset janë më të pakët. Puset i njohim nga Apolonia dhe Buthroti, ndërsa burimet nga Apolonia, Dimali dhe Bylisi. Në këtë të fundit burimet janë sistemuar në çesma, ndërsa në Apoloni në një fontanë, e cila paraqet njëkohësisht ndërtimin më kompleks të kësaj periudhe për marrje uji.

Fontana e Apolonisë gjendet brenda mureve rrethues të qytetit, në veriperëndim të akropolit, ku prej një shpati të rrëpirtë shpërthenin burime të shumtë, të vegjël. Në shek. IV p.e.s. burimet u sistemuan në një fontanë monumentale, e cila krahas shfrytëzimit racjonal siguronte një rezervë të përhershme uji, eliminonte ndotjen dhe i jepte një pamje më të hijshme zonës (fig. 10). Fontana përbëhet prej katër pjesësh kryesore: një muri-pende që mblidhte ujin e burimeve, pesë kanalesh të tërthortë, një kanali gjatësor të ngritur mbi mur. dhe së fundi prej baseneve. Fontana është ndërtuar me blloqe të mëdhenj prej formacioni ranor të latuar me faqe të sheshta drejtkëndëshe. Blloqet të vendosur në reshta të rregullt horizontalë, me lartësi jo gjithënjë të barabartë e kanë faqen e tyre të jashtëme të thadruar lehtë brenda një kornize të vogël, e cila krijon një ndjesim të rregullt estetik. Muri pendë gjendet në pjesën e sipërme të shpatit ku shpërthejnë burimet, 17 m lart nga tabani i baseneve. Muri 70 m i gjatë dhe 1.60 m i lartë shërbente si pritë për ujin dhe përcjelljen e tij në grykat e pesë kanaleve të tërthortë. Këta të fundit që gjenden rreth 11 m larg tjetrit, pas një trakti të shkurtër horizontal zbresin me një pjerrësi $35^0$. Kanalet që gjenden mbi tokë, mbi mure të ulët, krijohen prej një sërë seksjonesh, të përbërë prej bllokut horizontal të bazamentit të harkuar lehtë në mes, dhe blloqeve anësore të vendosur mbi të (fig. 12). Në këtë mënyrë kanalet janë shkallëzuar në përshtatje

me pjerrësinë e terrenit duke e shmangur njëkohësisht rrjedhjen e vrullshme të ujit. Për ruajtjen e pastërtisë, si kanalet e tërthorta, ashtu dhe kanali gjatësor, mbuloheshin me rrasa guri. Kanali gjatësor, në të cilin uji vinte prej kanaleve të tërthortë, vijon mbi një mur 40 m të gjatë. Në pjesën e tij qendrore muri shërben dhe si faqe e basenit, ndërsa në anët si mur tarracimi për shpatin e pjerrët të kodrës. Vetë kanali përbëhej prej blloqeve të bazës dhe blloqeve anësorë, të vendosur mbi të (fig. 12). Në këtë mënyrë kanalet janë shkallëzuar në përshtatje me pjerrësinë e terrenit duke e shmangur njëkohësisht rrjedhjen e vrullshme të ujit. Për ruajtjen e pastërtisë, si kanalet e tërthorta, ashtu dhe kanali gjatësor, mbuloheshin me rrasa guri. Kanali gjatësor, në të cilin uji vinte prej kanaleve të tërthortë, vijon mbi një mur 40 m të gjatë. Në pjesën e tij qendrore muri shërben dhe si faqe e basenit, ndërsa në anët si mur taracimi për shpatin e pjerrët të kodrës. Vetë kanali përbëhej prej blloqeve të bazës dhe blloqeve anësorë, të cilët në pjesën mbi basen janë vendosur të shkëputur, duke lënë hapësira për derdhjen e ujit në basen. (fig. 13). Ky i fundit në ballin e fontanës kufizohet prej një muri 1 m të lartë, prej rasash guri të lidhura me kllapa hekuri, i cili së bashku me muret e kanaleve të tërthortë dhe murin gjatësor krijon një basen me planimetri të çrregullt në formë trapezi me përmasa 7 x 3,5 m dhe vëllim 27 m$^3$ (fig.14). Në një fazë të dytë baseni u nda në dy pjesë. Uji pasi e linte llumin në tabanin e pjesës së pasme, derdhej mbi murin ndarës, duke mbushur pjesën e përparme të basenit. Më tej uji vijonte me kanale në dy kollonat e mesit të ballit të nymfeut prej ku ridhte në formë çurke. Para basenit gjendet një hajat 1,70 m i gjerë, në të cilin të ngjisin tre palë shkallë, në ballin e të cilit gjënden dy pilastra dhe pesë kollona të orderit dorik me diametër 0,30 m dhe lartësi 2,40 m (fig 15). Raporti diametër-lartësi kollone 1:7 dhe diametër—interkolumn 1:3,5 i jep ballit të fontanës proporcione elegante. Hajati dhe vetë baseni mbuloheshin me ;ati njëflegërshe, e cila ujin e shkarkonte në pjesën e pasme të basenit.

Fontana e Apolonisë paraqitet homogjene me tipare harmonike e të thjeshtë. Kështu muret e tërthortë të ballit të fontanës kanë të njëjtën gjerësi, shkallëzim dhe pjerrësi. Linja të gjata paralele midis tyre ndjekin dhe muret gjatsore. Të vetmit elemente që spikasin në vertikalitet janë kollonat dhe pilastrat e orderit dorik që nëpërmjet raportit të gjetur, reptësisë dhe lakonizmit të tyre harmonizojnë me linjat e thjeshta të fontanës.

*Sistemi kanalizimit.* Rrjeti i kanalizimit për largimin e ujrave në qytetet e kësaj periudhe tregon një nivel të ngritur higjeno-sanitar dhe njëkohësisht dëshmon për një urbanistikë të planizuar dhe parastudiuar. Kanalet që i përkisnin këtij rrjeti janë zbuluar në një sërë qytetesh. Në Antigone dhe Dimal kanalet që dalin prej banesave ndjekin mesin e rrugës dhe përbëhen prej shtroje tjegullash dhe pareteve anësore me rasa guri (fig. 16). Në të kundërt në Apoloni kunetat ndjekin anët e rrugës.

Nga ana tjetër largimi i këtyre ujrave tëj mureve rrethues paraqiste një domosdoshmëri pasi vërshimi dhe grumbullimi i ujit të shiut do të dëmtonte muret, veçanërisht në rastet kur ata qenë prej tullash të lidhura me baltë. Për ta shmangur këtë shërbenin kanale të hapur në muret mbrojtës, të cilët përfundonin jashtë me lugje të gurtë. Kështu në anën e jashtme të mureve të Amanties, Lisit, qytetit në Zgërdhesh, në nivelin e tabanit të brendshëm shihen lugje të tillë, të cilët nxirnin jashtë ujin e mbledhur në brendi të fortifikimit (fig. 17). Një zgjidhje më të studjuar, në të cilin është marë parasysh dhe ana estetike, shohim në Apoloni në anën jugore dhe veriore të mureve rrethues. Në anën jugore sistemi largimit të ujrave të shiut përbëhet prej kanalit pusetës dhe një muri pendë që gjendet 6.20 m larg murit rrethues (fig. 18). Funksioni i murit pendë është parapritja e ujit të shiut në mënyrë që ai të mos arrinte murin me tulla të lidhura me baltë. Më tej ujrat kalonin në një pusetë të mbuluar me qemer në fundin e së cilës niste kanali nëntoksor (1,50 x 0,45 m), i cili vijonte me një pjerrësi 10$^0$ deri në anën e jashtme të murit. Afërsisht këto tipare ka dhe një kanal 50 m i gjatë (1.40 x 0.60 — 0.80 m), i cili niste tek shetitorja. Kanali i murit rrethues, i ndërtuar me blloqe të mëdhenj prej guri përshkon mespërmes murin dhe përfundon me grykën e derdhjes. Gryka prj blloqesh të latuar guri, nis mbi xokolin e gurtë dhe vijon mbi pjesën me tulla të murit (fig. 19). Poshtë asaj i është dhënë trajtë lugu, prej të cilit uji derdhej në një shtroje me rasa guri duke evituar gryerjen e dheut. Në pjesën e sipërme gryka është punuar në trajtë harku të mbrehët, të njëjtë në formulim me harkun e hyrjes në afërsi të obeliskut.

TRAKT NGA SKELA AULONES

STERE · NIKAE




Fig. 4 ↑




FIG. 8



Fig. 5




Fig. 7



Fig. 6



has kësaj rreth viteve 2000 p. e sonë lindin kodërvarret (tumat) karakteristike për popullsitë ilire dhe më vonë muret e fuqishëm prej gurësh të pa latuar të fortifikimeve. Këto të fundit u përhapën sidomos gjatë periudhës së parë të hekurit (1200-500 p. e. r.), kur rendi i bashkësisë primitive ishte në çthurje të vazhdueshme dhe kish lindur shoqëria me klasa. Lindja e pronës private solli diferencimin klasor. Si pasojë, ashpërsimi i kontradiktave në shoqëri shpejtoi nevojën e masave mbrojtëse.

## VENDBANIMET

*Ndërtimet palafite.* Në vendin tonë deri sot janë zbuluar nga gërmimet arkeologjike dy vendbanime buzëujore, në Dunavec (rrethi i Korçës) (neolit i mesëm) dhe në Maliq (neoliti i vonë (fig. 1). Banesat në këto vendbanime ndërtoheshin mbi ujë në platforma druri që mbështeteshin mbi hunj të ngulur vertikalisht në taban. Në Dunavec janë gjetur 87 hunj të tillë të shpërndarë në mënyrë të çrregullt. Në të njëjtën mënyrë qe ndërtuar dhe vendbanimi palafit i Maliqit. Mbeturinat e banesave të rrëzuara tregojnë se ato ishin ndërtuar me mure të thurur me degë që lyheshin në pjesën e brendëshme me baltë.

Vendbanime të këtij tipi të zbuluara në krahina të tjera të banuara nga ilirët jashtë teritorit të vendit tonë, si në Bosnje dhe Dalmaci, kanë sjellë të dhëna plotësuese mbi arkitekturën e banesave, të cilat ndërtoheshin mbi platforma që zbrisnin në formë taracash në drejtim të bregut. Banesat e vendosura në rradhë paralele, të ndara nga rrugina. kishin formë katërkëndëshe dhe muret e tyre ndërtoheshin me trarë të vendosur horizontalisht. Faqet e mureve si dhe dyshemetë ishin të veshura me argjil. Ato kishin zakonisht tre dhoma. Në të parën ku ndodhej dhe vatra zhvillohej gjithë aktiviteti i jetës familjare, dy dhomat e tjera shërbenin për fjetje, ndërsa hapsira nën çati si depo.

Ndërtimet e tipit Palafit, janë përdorur nga ilirët për një kohë të gjatë që përfshin dhe tërë periudhën e parë të hekurit. Një vendbanim të tillë e përshkruan gjeografi grek i shek. V p. e. s. Herodoti. Shprehimisht ai thotë: «Shtëpitë e tyre janë ndërtuar në këtë mënyrë: Në mes të liqenit mbi trarë të vënë kryq janë vendosur shtroje dërrasash. Ato lidhen me tokën me anën e një ure. Trarët, mbi të cilën qëndrojnë shtrojet, në kohë të vjetra i vendosnin bashkarisht të gjithë banorët. Më vonë i vendosnin kështu: secili nga ata që martohej sillte për çdo grua nga tre trarë nga mali që quhej Orbel dhe i vendoste aty... Atje ronin në këtë mënyrë: Sejcili mbi këto shtroje kishte një kasolle në të cilën banonte dhe kishte një qepen të lidhur mirë, i cili të çonte poshtë në liqen... në qoftë se ndonjëri e hap qepenin, lëshon me litar koshin e zbrazët dhe pas pak e tërheq, koshi mbushet plot me peshk».

*Banesat.* Tek banesat prehistorike mund të dallojmë tre tipe kryesore: Banesa të futura krejtësisht në tokë, gjysëm nën tokësore dhe banesa të ndërtuara mbi tokë. Zakonisht banesat kanë qenë një kthinëshe por ka edhe raste kur ato përbëheshin nga dy ambjente (Maliq). Nga të dhënat e deri tanishme rezulton se forma mbizotëruese e banesave apo kasolleve prehistorike si edhe kthinave që përmbajnë ato ka qenë drejtkëndëshe. Vetëm në një rast në Belsh (Rrethi i Elbasanit) është hasur një formë planimetrike e lakuar që përfaqësonte njerën anë të një kasolleje, forma e plotë planimetrike e së cilës mund të ketë qenë e rrumbullakët, elipsoidale ose apsidoidale. Por duke u nisur nga zbulimet e bëra në teritoret përreth dhe nga format planimetrike të kasolleve që ndërtoheshin në fshatra deri në ditët tona si ambjente ndihmëse, të cilat mund të konsiderohen si trashëgime të ndërtimeve më të lashta, mund të mendohet që edhe format planimetrike rrethore, elipsoidale dhe aspidoidale të kenë egzistuar tek banesat prehistorike në territorin e vendit tonë. Nga ana tjetër banesat me planimetri të lakuara paraqesin variantet më primitive dhe që mund të ndëtoheshin më lehtë me materialet rrethanore.

*Banesa të futura krejtësisht në tokë,* janë zbuluar në stacionin prehistorik të Cakranit (neoliti i mesëm) prej tyre njëra e ruajtur më mirë kishte një sipërfaqe prej rreth 21 m², por forma e saj planimetrike nuk mund të përcaktohej. Dyshemeja ishte shtruar me argjil të ngjeshur mirë ndërsa në qendër ndodhej vatra me formë të çrregullt që tregon se vendi i ndezjes së zjarrit nuk ishte i qëndrueshëm. Banesat e futura krejtësisht në tokë kanë vazhduar të ndërtohen për një kohë të gjatë. Nga historiani antik Straboni mësojmë se ato ishin të rëndomta në teritorin e fisit ilir të Dardanëve. Është interesant fakti që banesa nën tokë ishte tipike për krahinën e Pukës, e afërt me teritorin e Dardanëve deri në gjysmën e

parë të shek. XVII, siç kuptohet nga një relacjon i Frang Bardhit i vitit 1637. Nga fillimi i shekullit XX në krahinën e Hotit, ndërtime të tilla kanë qenë përdorur si banesa të përkohshme ose si ambiente ndihmës, më shumë për strehimin e bagëtive. Për ndërtimin e tyre hapej një gropë drejtëkëndëshe faqet e së cilës visheshin me mure të thatë, të cilët në anët e ngushta ngrihen 2 m. ndërsa në anët e gjata mbeten 0,30-0,40 mbi tokë. Çatija në formë samari mbulohej me kashtë, ndërsa mureve nga jashtë u ngjishej baltë deri në lartësinë e pullazit. Hyrja pa derë ndodhej në një nga anët e ngushta.

*Banesat gjysëm nëntoksore* i njohim gjithashtu nga stacjoni prehistorik i Cakranit. Ato i përkisnin një faze pak më të vonë nga të parat. Planimetritë e banesave mendohet të ketë qenë drejtkëndëshe. Këto banesa kanë qenë njëkthinëshe, me një hyrje tek e cila të çonte një rrugicë e shtruar me kalldrëm gurësh të vegjël dhe fragmente qeramike. Në disa prej tyre u zbuluan vatra të shtruara me gurë të vegjël lumi dhe fragmente qeramike, që tregon se në to vendi i ndezjes së zjarrit ishte i përcaktuar. Banesat e futura përgjysëm në tokë të ndërtuara në kohët e vona kushtëzohen zakonisht nga kushtet e terenit, siç është mungesa e sheshevë të rafshta. Në këtë rast muret ndërtoheshin shpesh herë në ballë duke shërbyer si mur i mbrapëm vetë shpati i punuar i kodrës.

*Banesat e ndërtuara mbi tokë,* janë më të shumtat dhe më të përhapurat në periudhën prehistorike. Ato janë zakonisht një kthinëshe dhe disa herë dy kthinëshe. Muret ndërtoheshin me drunj të ngulur në tokë të cilët thureshin me thupra apo kallama dhe lyheshin me baltë në pjesën e brëndëshme ose nga të dy anët.

Dyshemetë shtroheshin me argjil të ngjeshur mirë nga një herë të pjekur pjesërisht apo në gjithë sipërfaqen, si në një banesë të periudhës së Bronxit në Maliq. Në tokë me lagështi vendoseshin më parë trarë të vendosur bri njëri tjetrit mbi të cilët shtrohej baltë për të krijuar një dysheme të rafshtë. Zakonisht kjo mënyrë ndërtimi e dyshemeve është përdorur pranë vendbanimeve palafite në Dunavec dhe Maliq, ku pas largimit të ujit që kish bërë të nevojshëm ndërtimin e palafitit toka mbante akoma lagështirë. Trarët e përdorur si shtresë kishin zakonisht një diametër prej 0,10-0,14 m, ndërsa balta që shtrohej mbi to kishte një trashësi 0,10-0,20 m që nga një herë përzihej me byk (Dunavec). Në Kamnik (Neoliti i vonë) dyshemeja e një banese drejtkëndëshe ishte shtruar me baltë argjilore të ngjeshur të përzjerë me mbeturina qymyri. Çdo banesë kishte një ose më shumë vatra të cilat zakonisht ishin në qendër të ambjentit. Në disa banesa vendi i ndezjes së zjarrit nuk ishte i përcaktuar për këtë dhe vatrat ishin pa konstruksion. Kur vendi i ndezjes së zjarrit ishte i përcaktuar, vatrat ndërtoheshin nga një shtresë kalldrëmi gurësh të vegjël lumi mbi të cilën vendosej një shtresë argjili e lëmuar me trashësi 0,03-0,05 m. Nga njëherë argjili i përzjerë dhe me byk shtrohej mbi një rradhë drunjsh të vendosur horizontalisht bri njëri tjetrit. Çatitë mbuloheshin me kashtë, ndriçimi realizohej nëpërmjet derës së hapur ndërsa tymi delte nëpërmjet të çarave të çatisë të lëna për këtë qëllim.

Një nga banesat që ofron të dhëna me interes është zbuluar në Maliq të Korçës. Ajo i përkiste periudhës së neolitit të vonë. Banesa kishte planimetri drejtkëndëshe me përmasa 6 x 12m dhe ndahej në dy ambjente ku sejcili ishte paisur me nga një furrë në afërsi të njerit nga muret anësorë. Dyshemeja mbështetej mbi një shtresë të ndërtuar me trupa pemësh të vendosur horizontalisht në rradhë të bashkuara. Mbi ta ishte shtruar një shtresë dheu e ngjeshur mirë e lyer me baltë dhe e pjekur në të gjithë sipërfaqen që zinte dyshemeja. Muret ansorë dhe ndarës kanë qënë ndërtuar me një skelet druri të thurur me kallama dhe të lyer me baltë në anën e brendëshme.

*Furrat* për pjekjen e qeramikës, janë një nga elementët më të rëndomtë dhe që paraqesin interes në arkitekturën prehistorike të vendit tonë. Ato janë zbuluar në vendbanimin prehistorik të Cakranit (neolit i mesëm) në Kamnik dhe Maliq (neoliti i vonë) si edhe në Qytezën e Gajtanit (rrethi i Shkodrës) (periudha e hershme e hekurit). Me interes është zbulimi i një kompleksi prej 5 furrash në Kamnik (rrethi i Kolonjës) (fig. 2). Ato janë vendosur në dy rradhë paralele. Tre nga furrat kanë patur planimetri katërkëndëshe me qoshe të rrumbullakosura dhe sipërfaqe rreth 1 m$^2$, ndërsa dy të tjerat planimetri gati gjysëm rrethore, i gjithë ky kompleks ka qënë rrethuar me një bordurë balte të pjekur. Për ndërtimin e furrave është përdorur kjo mënyrë: është ndërtuar së pari skeleti prej thuprash me mbulesë në formë qemeri në pjesën e sipërme, pastaj mbi të është vendosur argjilë e përzjerë me byk. Mbas ndezjes së furrës në kontakt me zjarrin lënda e drunjtë e çveshur nga brënda digjej, duke mbetur kështu qemeri dhe paretet e furrës të fortësuar nga pjekja, furrat kanë qënë paisur edhe me vrima për nxjerrjen e tymit. Të njëjtin funksion dhe ndërtim kanë patur edhe furrat e zbuluara në Maliq, veçse tek këto të fundit në vend të thuprave është përdorur gjerësisht kallami, i cili gjëndej në vend. Niveli i lartë i punimit të qeramikës dhe kompleksi i furrave të zbuluara në Kamnik tregon se prodhimi i qeramikës i kalonte kufijt e prodhimit primitiv shtëpiak dhe presupozon ekzistencën e punishteve të veçanta.

# KODËRVARRET

Kodërvarret përfaqësojnë përmendore varrimi, ose më mirë mund të thuhet përmendoret e para. Prandaj gjithmonë ato janë vendosur bri rrugëve të komunikacionit ose në vënde që bien në sy. Ato paraqesin interes edhe për mënyrën e ndërtimit të tyre. Në pamjen e jashtme tumat paraqiten si kodra të vogla (fig. 3) që thirren nga banorët e sotëm sipas krahinave me emra të ndryshëm «Tumë» «Komare» (Kukës), «Xhungëza» «tumba» (Korçë), sukëza etj. Kodërvarret shërbenin si varr kolektiv ose për një njeri. Por zakonisht ato në fillim përdoreshin për një të varrosur i cili vendosej në qendër të tumës dhe përbënte varrin qendror. Në të shumtën e rasteve rreth varrit qendror shtoheshin më vonë varre të tjerë që i përkisnin të afërmëve të të vdekurit. Varret kanë patur forma të ndryshme: të rrumbullakta, (fig.4) ovale dhe drejtkëndëshe. Paretet e varreve qëndrore me gropë visheshin me gurë në formën e një muri të thatë, me dërrasa ose thureshin me purteka dhe shtroheshin me kalldrëm, dërrasa, degë apo liheshin të pa shtruar. Me të njejtët materiale realizohej dhe mbulesa e varrit. Përmbi mbulesën me dërrasa, degë apo drurë hidhej dheu ose kjo realizohej krejtësisht me gurë që vendoseshin në formën e një grumbulli (murane). Në disa raste janë takuar varre me arkë druri ose me ciste (arka guri), këto të fundit në tumat e Shqipërisë Jugore.

Ndërtimi i një tume kalonte zakonisht nëpërmjet dy fazave. Faza e parë i përkiste varrit qendror ose edhe i disa varreve anësore mbi të cilin ngrihej tuma fillestare e cila kufizohej nga një rreth gurësh dhe mbulohej në formën e një kupole me gurë e dhe ose vetëm me gurë. Unaza rrethuese përbëhej nga një ose më tepër rreshta gurësh dhe nga një herë mirte trajtën e një muri të thatë, në lartësinë e dy, tri rradhëve. Ka raste kur unaza e brendëshme formohej nga rrasa të vendosura në këmbë si në Pazhok. Në tipin e tumave të zmadhuara, egziston edhe një rreth tjetër gurësh veç atij të varrit qëndror. Ai kishte diametër më të madh se i pari ose të njëjtë me të si në tumën e Barçit ku unaza e rritjes së tumës ishte. ngritur 1,40 m mbi unazën fillestare. Zmadhimi i tumës kryhej për të varrosur pjestarë të tjerë të familjes apo të fisit të varrosurit fillestar. Me vendosjen e unazës së zmadhimit përfundonte procesi i formimit të tumës nga pikpamja arkitektonike megjithëse varrimet me hapje gropash vazhdonin më tej. Kështu në një tumë gjejmë nga 1 deri në 183 varre (Kuçi i Zi) ndërsa diametri i tyre arrin nga 5 m deri 43 m dhe lartësia nga 0,5m - 5 m. Zakonisht zmadhimi i tumës realizohej me dhe, me gurë e dhe ose krejtësisht me gurë. Tumat e ndërtuara krejtësisht me gurë për vendin tonë janë karakterikstikë për zonën rreth liqenit të Shkodrës, si janë tumat e Marshejt. Shpesh herë pjesa e sipërme e tumës së zmadhuar si dhe ajo e tumës fillestare visheshin me një shtresë gurësh të paputhitur njeri me tjetrin ose me kalldrëm të rregullt. Tumat mund të përfundojnë në pjesën e sipërme me majë të ngritur ose të prerë. Gjatë gërmimeve arkeologjike janë zbuluar elemente të veçantë të konstruksionit të tumave të cilat na lejojnë të arrijmë në përfunmet e mësipërme, por një tabllo të ndërtimit të tyre ne mund ta fitojmë nga rezultatet e arritura gjatë gërmimit të një tumë që ka shërbyer për një të varrosur në fshatin Çinamak të rrethit të Kukësit. Ajo ka patur një diametër prej 30 m. dhe lartësi 3 m. Ndërtimi i saj përshkohej nga një ide shumë e qartë, që e paraqet tumën si një monument varrimi të ngritur përnjëherësh. Varri qendror kishte trajtën e një grope katërkëndëshe të veshur në anët me gurë. Pas vendosjes së trupit në pozicion fjetje e gjithë gropa e varrit ishte mbushur me dhe të përzier me kashtë dhe ishte ngjeshur. Mbi të ka qënë shtruar një shtresë argjili i pastër me trashësi 2-4 cm që zinte një sipërfaqe me diametër 10-15m. dhe pastaj qenë vendosur shtresa dheu të ngjeshur të ndërprerë me breza argjili, në këtë mënyrë është ndërtuar tuma deri në kulmin e saj. Së fundi mbi dheun është vendosur një shtresë gurësh. Nga vetë mënyra e ndërtimit dhe objektet që vendoseshin në tuma bashkë me të vdekurin, kuptohet se ajo konsiderohej si banesë e të vdekurit. Për më tepër në disa tuma të Çinamakut është hetuar një element tjetër arkitekturor që e vërteton më së miri këtë tezë. Është fjala për disa rrugë të shtruara me kalldrëm që lidhin dy nga dy tumat me njëra tjetrën. Ky element është i njohur, por në një formë tjetër koridori të brendëshëm me qemer, me emrin «Dromos» (rrugë) edhe në arkitekturën sepulkrale Greke. Dromoset tumulare në Çinamak zenë fill nga mesi i rrezes së njerës tumë deri në periferinë e tumës fqinjë, dhe janë ndërtuar në etapën e zmadhimit të tumës. Në këto dromose pa dyshim, pasqyrohet ideja e komunikimit të njerëzve edhe pas vdekjes. Por nuk duhet lidhur me banesën forma arkitektonike e tumës në përgjithësi, por vetëm konstruksioni i varreve e sidomos i varrit qëndror. Janë pikërisht këto gropa varresh që na çfaqen në një lar-

mi formash si rrethore, ovale dhe katërkëndëshe dhe po t'u shtojmë atyre edhe një gropë varri qendror në formë patkoi, të zbuluar jashtë territorit të vendit tonë, do të na përfaqësohen të gjitha format planimetrike të kasolleve të përmendura më sipër. Përsa u përket unazave qoftë fillestare apo të fazës së zmadhimit të tumës, që janë një element arkitektural i përbashkët për tumat e vendit tonë, ato janë të lidhura me kultin e Diellit.

Në të njëjtat përfundime të çojnë dhe materialet e përdorura për ndërtimin e varreve të cilat janë po ato të përdorura edhe në banesat prehistorike. Akoma më kuptimplotë është mënyra e ndërtimit të një varri në një tumë në Krumë (rrethi i Kukësit) i cili ishte mbuluar me gurë në formë çatije dyujse. Kështu tumat paraqesin interes për mënyrën e ndërtimit të tyre, jo vetëm si monumente sepulkrale por tërthorazi na japin të dhëna dhe për format planimetrike të banesave prehistorike të përdorura nga fiset ilire që nga koha e vendosjes së tyre në Gadishullin Ballkanik. Nga ana arkitektonike tumat megjithë veçoritë lokale paraqesin tipare të përbashkëta. Siç janë varri qendror, unazat rrethuese riti varrimit etj. Ato çfaqen në Gadishullin ballkanik qysh në fillim të epokës së metaleve, dhe takohen në rradhë të parë në pjesën perëndimore të Gadishullit d.m.th. në krahina të populluara nga ilirët. Këto fakte tregojnë për një unitet shpirtëror në konceptin e kultit të të vdekurve dhe për pasojë për një vazhdimësi etnike.

## FORTIFIKIMET

Qysh në kohët më të hershme të shoqërisë njerzore, sulmet e vazhdueshme për grabitje, për zgjerimin e teritorit të një fisi apo grupi njerzish, i kanë detyruar banorët e lashtë të kujdeseshin për mbrojtjen e vendbanimeve të tyre. Sipas teknikës së ndërtimit fortifikimet prehistorike mund ti ndajmë në dy grupe të mëdha. Në fortifikime me ledhe dhe me mure guri.

*Fortifikimet me ledhe.* Fortifikimet më të hershme me ledhe në vendin tonë i përkasin periudhës së neolitit, prej të cilave njohim deri sot tre tipe; me ledhe gurësh, dheu dhe druri. Të parin e ndeshim mbi kodra me formacjon shkëmbor, ndërsa të dytin në terrene fushore të pasur me pyje, ku mungonte guri për ndërtim. Fortifikimin me ledhe dheu e ndeshim gjithashtu në terrene të ulta, por më tepër se nga materjalet rrethanore mënyra e ndërtimit të tyre kushtëzohet nga përvoja dhe shprehit e fiseve të veçanta.

Fortifikimi më i hershëm me ledhe guri, i datuar në neolitin e vonë, në vitet 2800-2700 p. e. s. është zbuluar nga gërmimet arkeologjike në fshatin Kamnik të rrethit të Kolonjës. Ai rrethonte një vendbanim të vogël mbi një kodër shkëmbore në të hyrë të fshatit, të cilën vendasit e quajnë «Shkëmbi i Kamnikut». Ledhi mbrojtës ishte ndërtuar me gurë të thyer të vendosur grumbull mbi njëri tjetrin, pa kurfarë lidhje midis tyre dhe pa krijuar faqe ansore të rregullt. Gjerësia e tij më e madhe arrinte 1,70 m ndërsa lartësia e ruajtur 0,40m. Fortifikimet me ledhe guri vazhduan edhe gjatë periudhës së Bronxit. Nga sondazhet në Symizë (rrethi i Korçës) në kërkim të murit rrethues, gjatë konturit natyral të kodrës, u çfaq kudo një linjë gurësh mesatarë e të vegjël të hedhur pa rregull që nuk krijonin ndonjë faqe anësore. Ledhi nuk e kalonte gjerësinë 1,5 m dhe lidhej me shtresën më të hershme të vendbanimit që datohet në periudhën e vonë të bronxit (1500-1200 p.e.s.). Të njëjtën teknikë e takojmë edhe në fazën më të hershme të kalasë së Marshejt (Rrethi i Shkodrës) (fig. 5). Kjo e fundit ndodhet mbi një kodër shkëmbore me faqe të pjerta pranë fshatit Marshej (fig. 6). Nga veriu kodra lidhet nëpërmjet një qafe të lartë me vargun e kodrave fqinjë ndërsa nga jugu dhe lindja rrëzë kodrës kalon një prrua i thellë më brigje të thepisura që përbën një pengesë të rëndësishme natyrore për afrimin në kala nga këto drejtime. Mbi majën e kodrës ndodhet një shesh i vogël me përmasa 50 x 60 m. i cili rrethohet nga një ledh gurësh duke krijuar një planimetri në trajtë eliptike. Ledhi nuk është ndërtuar mbi konturet e platformës së kodrës por disa metra më poshtë në shpatet e pjerrta të saj. Ai ndjek një linjë të valëzuar që ndiqet gjatë gjithë gjatësisë, të ndërtuar me gurë të vegjël mesatarë të vendosur pa rregull njëri mbi tjetrin (fig. 7). Vende-vende midis shkëmbijve janë hedhur gurë për të plotësuar boshllëqet, ndërsa hyrja formohet nga faqja e një shkëmbi dhe skaji i ledhit. Qafa që lidh këtë kodër me kodrat fqinjë mbyllet në anën ku ngjitja është më e lehtë nga një mur i drejtë me gjatësi 90 m i ndërtuar me një teknikë më të përparuar (fig. 8), që i përket një periudhe më të vo-

në. Më pak të përhapura kanë qenë fortifikimet me ledhe drurësh. Prej tyre shembullin më të hershëm e njohim nga vendbanimi prehistorik i Maliqit. Vendbanimi i tipit palafit, i zbuluar në Maliq që i përkiste viteve 2600 p.e.r. rrethohej nga një ledh i ndërtuar me dy rradhë trarësh të çarë në mes të ngulur në tokë bri njëri tjetrit. Hapësira e krijuar midis këtyre radhëve qe mbushur me dhe të ngjeshur. Në këtë mënyrë ledhi arrinte një gjerësi prej 0,70-0,80 m dhe rrethonte një sipërfaqe në formë eliptike. Ky tip fortifikimi i njohur me emrin «Pahi» ka një përhapje të gjerë. Atë e ndeshim pothuaj në të gjitha vendet e globit dhe është përdorur nga shumë popuj deri në mesjetën e vonë.

Fortifikimi me ledhe dheu na përfaqsohet deri sot nga një ekzemplar i vetëm që ndodhet buzë liqenit të Prespës së Vogël (Rrethi i Korçës), i njohur me emrin «Gradishta e Shuecit» (fig. 9). Ky fortifikim është i një natyre të ndryshme nga të parat, dhe i përket një periudhe më të vonë, fundit të bronxit, fillimit të periudhës së hekurit. Gradishta e Shuecit është ndërtuar mbi një kodër të vogël shkëmbore që shkëputet në formën e një gjuhe prej terenit kodrinor pranë saj, dhe laget pjesërisht nga liqeni i Prespës së Vogël. Vetëm faqja që sheh nga liqeni që zë një pjesë të sipërfaqes së gjithë kodrës është rrethuar nga një ledh me gjatësi 600 m. Ledhi është ndërtuar nga një përzierje dheu, gurësh të thyer të dimensioneve të vogla dhe çakëlli. Këto shtresa janë formuar nga gërmimi i terenit jashtë rrethimit, kështu që ledhi nga jashtë ka një lartësi më të madhe, por gjurmë të një kanali të rregullt nuk konstatohen. Në prerje ledhi ka formën e një trapezi, me bazën e poshtëme 10-11 m të sipërmen 3 m dhe lartësi 2 m. Hyrja 2,5 m e gjerë, është e thjeshtë, e formuar nga ndërprerja e ledhit, por ajo është vendosur në një pozicion të mbrojtur nga natyra. Për të shkuar deri tek ajo do të kalosh në një rrip toke të ngushtë që kufizohet nga njëra anë prej rënies shkëmbore mbi liqenin dhe nga ana tjetër prej vetë ledhit të Gradishtës. Lartësija e vogël e ledhit, presupozon egzistencën e një gardhi druri (palisadë) mbi të, për të garantuar mbrojtjen. Gradishta e Shuecit ka shërbyer si vend strehimi, në raste rreziku për banorët e vendosur në fushë rrëzë kodrës së kalasë ku gjurmimet kanë vërtetuar praninë e një vendbanimi të hapur të periudhës së vonë të bronxit dhe të fillimit të hekurit. Megjithëse është i vetmi ekzemplar i këtij tipi, që njohim deri sot në vendin tonë, Gradishta e Shuecit si nga teknika e ndërtimit të ledhit ashtu edhe nga paisja me palisadë, ka shembuj të shumtë në teritoret qendrore dhe veriore të Ilirisë. Në këto të fundit kjo traditë u ruajt për një kohë të gjatë deri në pushtimin romak, gjë që mund të kuptohet lehtë nga një pasazh i Appianit kur përshkruan betejën e Augustit, për të marrë Qytetin Metul, kryeqytet i Japodëve, ku thuhet midis të tjerave se «Romakët zunë murin e braktisur dhe e dogjën».

*Fortifikimet me mure guri.* Fortifikimet me mure guri, duke u nisur nga zbulimet që janë kryer në afërsi të teritorit tonë duhet të kenë filluar të ndërtohen qysh në periudhën e Bronxit. Sidoqoftë fortifikimet në periudhën e bronxit kanë qënë të pakta në numur. Në periudhën e parë të hekurit (1200-500 p.e.r.) diferencimi shoqëror kishte bërë hapa përpara në krahasim me epokat e mëparshme, që solli si pasojë shtimin e konflikteve dhe pëpjekjen gjithënjë më të madhe të një grupi njerzish për tu pasuruar në kurriz të të tjerëve. Në këtë periudhë konsolidohen federatat fisnore dhe lufta për grabitje midis fiseve apo federatave bëhet një fenomen i zakonshëm. Nuk është e rastit që pikërisht në këtë periudhë kemi një intensifikim të fortifikimeve dhe një përparim në teknikën e ndërtimit të tyre. Si pasojë vendbanimi i fortifikuar bëhet vendbanimi më karakteristik. Tipari më dallues i ndërtimeve mbrojtëse të kësaj periudhe nga ato paraardhëset janë muret e fuqishme prej gurësh të mëdhej të palatuar që rrethonin krejt vendbanimin ose pjesët e tija më pak të mbrojtura nga natyra. Ndërsa në ndërtimet më të hershme me ledhe, gurët janë të dimensioneve të vogla dhe vetë ledhi nuk arin një gjerësi më të madhe se 1,70 m. Fortifikimet me mure guri fillojnë të përhapen në Shqipëri që në periudhën e hershme të hekurit (1200-800 p.e.r.). Vihet re një rritje e konsiderueshme e trashësisë së mureve dhe e vetë gurëve të përdorur për ndërtimin e faqeve të tyre. Kjo teknikë e re u jepte një qëndrueshmëri mjaft të madhe mureve mbrojtëse. Përmasat mesatare të gurëve të përdorur për ndërtimin e faqeve të mureve janë rreth 1 m gjatësi dhe 50-60 cm lartësi, por në raste të veçanta gjatësija e tyre i kalon 2 m. Shumica e fortifikimeve ka një gjerësi muresh prej 3-3.5 m. dhe në ndonjë rast deri në 4 m.

Fortifikimet e periudhës së parë të hekurit janë vendosur gadi gjithmonë në pika strategjike, pranë rrugëve natyrale dhe luginave që përshkojnë teritorin e vendit tonë apo të krahinave të tjera të banuara dikur nga Ilirët. Ato janë ndërtuar mbi kodra me formacjone shkëmbore, ku sigurohet guri në vënd dhe kërkoheshin sa më pak punime për të siguruar mbrojtjen. Nga ana funksionale ato mund ti ndajmë në: vendbanime të fortifikuara, ku përfshihen shumica e fortifikimeve të vendit tonë, vendstrehime ose rifuxhio të cilat përdoreshin vetëm në raste rreziku dhe ndërtime thjesht strategjike (Zvezdë). Përsa i përket formulimit planimetrik fortifikimet varen shumë nga tereni; rëndësija dhe madhësija e ty-

re si dhe nga përvoja e vetë ndërtuesve. Kështu nga format më të thjeshta deri tek më të komplikuarat mund të dallojmë fortifikime ku muri mbrojtës rrethon vetëm pjesën më pak të mbrojtur të kodrës; duke lënë pa fortifikuar pjesët e tjera të saja me mbrojtje natyrale të mjaftueshme (Kalaja e Trenit rrethi Korçës; Ganjolla Rrethi Shkodrës; Maja e Shën Mërisë; Kalaja e Bodinit rrethi Elbasanit; etj.). Në raste të tjera një mur i drejtë mbyll në trajtën e një dige pjesën më pak të mbrojtur të qafës midis dy kodrave ku ndodhet një shesh i gjerë e i përshtatshëm për banim i mbrojtur nga anët e tjera prej pengesash natyrale (Marshej).

Fortifikimet, që rrethojnë plotësisht konturin e sipërm të kodrës ose platformën që ndodhet mbi të, i hasim zakonisht mbi kodra me shpate të baraspjerrët. Shembulli më tipik është Kalaja e Bilishtit (Rrethi Korçës) (fig. 10), të ngjashme me të janë Kalaja e Gajtanit (Rrethi Shkodrës) (fig. 11) e Kakaçit, Gjonomadhit (Rrethi Korçës) Hollmit (Rrethi i Kolonjës) etj.

Shembulli më tipik i ndërtimeve mbrojtëse më të thjeshta është fortifikimi mbi shpellën e Trenit (Rrethi i Korçës) i datuar në fillimin e periudhës së parë të hekurit (fig. 13). Ky i fundit është ndërtuar mbi një kodër që ngrihet vetëm 6-8 m mbi nivelin e fushës. Një mur 90 m i gjatë dhe 3,50 m i gjerë rrethon anën më pak të mbrojtur të kësaj kodre, ndërsa pjesa tjetër e kodrës, më e lartë, përfundon me një faqe të pjerrët shkëmbore që bije mbi kanalin e Ventrokut. Shembullin më tipik të një fortifikimi që rrethon plotësisht majën e një kodre e përfaqson kalaja e Bilishtit që formon me murin rrethues një elips me gjatësi 120 m dhe gjerësi 60 m. Por më e ruajtur dhe më e studjuar është kalaja e Gajtanit, që daton në fillim të periudhës së parë të hekurit. Ajo ndodhet 5 km. në lindje të qytetit të Shkodrës, mbi një kodër shkëmbore që paraqet në vetvehte një fortesë natyrale të mbrojtur në shumë anë nga shkrepa të thepisura. Muri rrethues është ruajtur në anën më pak të mbrojtur nga natyra me një gjatësi prej 90 m. lartësia maksimale e ruajtur është 2,40 m. ndërsa trashësija 3,50 m. Muri formohet nga dy faqet dhe mbushja midis tyre. Faqet janë ndërtuar me gurë të mëdhenj e mesatarë të pa punuar të cilët krijojnë boshllëqe të konsiderueshme në bashkimin midis tyre. Përmasat maksimale të një blloku arrijnë deri në 1,5 m. gjatësi dhe 1 m lartësi. Hapësira midis faqeve është mbushur me gurë mesatarë e të vegjël të pa punuar, të hedhur pa ndonjë rregull. Në këtë fortifikim ruhet dhe një hyrje e thjeshtë që krijohet nga ndërprerja e murit. Ajo ka një gjerësi prej 1,80 m dhe një koridor sa gjerësia e murit. Këtu janë përdorur blloqet më të mëdhenj dhe me faqe natyrale më të rrafshët. Fortifikimi i Gajtanit me muret e tij të fuqishëm tregon për një hap të rëndësishëm përpara në raport me ndërtimet pararendëse.

Fortifikimet me akropol i takojmë në dy variante, kur pjesa më e lartë e platformës së një kodre të qarkuar nga një mur mbrojtës ndahet prej një muri tërthor (Bellovoda, Podgorija) (rrethi Korçës) ose kur akropoli ze pjesën më të lartë të kodrës dhe muret e tjerë rrethues formojnë rathë koncentikë me të (Hadëraj) (rrethi i Vlorës), Lumalas (Rrethi Korçës), Bllacë (Rrethi Pogradecit).

Në fortifikimet me akropol ku pjesa më e lartë veçohet nga një mur tërthor shembulli më përfaqësues është kalaja e Bellovodës. Kjo kala ze një pozicion të rëndësishëm strategjik. Ajo ndodhet mbi një kodër shkëmbore e cila ngrihet në skajin më jugor të fushës së Korçës, dhe kontrollon daljen e rrugës natyrale nëpër qafën e Qarit, që është vendkalimi më i përshtatëshëm nga pllaja e Kolonjës për në Pellgun e Korçës. Kodra përfundon në pjesën e sipërme me një sipërfaqe të rafshtë, të përshtatëshme për banim e cila ka një gjatësi prej 250 m dhe gjerësi 100 m. Muret rrethojnë konturet natyrale të platformës, ndërsa pjesa më e lartë e saj ndahet nga një mur tërthor që kufizon një sipërfaqe me përmasa afërsisht 50 x 30 m. Ato kanë një gjerësi prej 3.20-3.40 m dhe ruhen në lartësi 1 m. Nga fortifikimet me akropol në qendër siç janë kalaja e Haderajt (Rrethi i Vlorës dhe e Lumalasit (Rrethi i Korçës), Kalaja e Bllacës (Rrethi i Pogradecit) paraqet një variant të kombinuar midis fortifikimeve me «akropol në qendër» dhe «fortifikimeve binjake». Kalaja e Bllacës ngrihet mbi një kodër me dy maja ku sejcila mbrohet nga një mur më vete ndërsa i gjithë ky sistem fortifikimi përfshihet në një rrethim të madh të përbashkët. Fortifikimet e quajtura «Binjake» ku maja të së njëjtës kodër fortifikohen më vehte, janë të përhapura në krahinat veriore të Ilirëve sidomos në territorin e Japodëve ku parapëlqehesh një zgjedhje e tillë e terenit.

Së fundi kemi fortifikime të ndërtuar në shpatin e një kodre. Kjo ndodh atëhere kur njëra faqe e kodrës bije me pjerrësi të butë, ku krijohen taraca të përshtatshme për banim, ndërsa ana e kundërt e thepisur, shpesh i besohet mbrojtjes natyrale Qyteza e Karros (Rrethi i Vlorës), Kalaja e Trajanit (Rrethi i Korçës). Këto lloj fortifikimesh i takojmë gjithmonë me dy ose më shumë rrethime. Muret krijojnë harqe që pasojnë njëri tjetrin mbi një bazë të përbashkët ose formojnë ndarje të ndryshme në përshtatje me terenin dhe nevojat.

Sistemin e fortifikimit më të madh dhe më të ndërlikuar, të ndërtuar në shpatin e një kodre e hasim në kalanë e Trajanit (Rrethi i Korçës) (Fig. 15).

Kalaja e Trajanit ndodhet në afërsi të fortifikimit mbi shpellën e Trenit mbi një kodër të lartë një faqe e së cilës, krejt shkëmbore, bijë thikë mbi liqenin e Prespës së vogël. Me pjerrësi të madhe zbresin dhe faqet e tjera, me përjashtim të anës jugperëndimore, ku ka mjaft taraca të gjëra natyrale të përshtatëshme për banim. Një sipërfaqe e sheshtë ndodhet edhe në pjesën më të lartë të Kodrës, e cila është rrethuar me mure të lidhur me llaç që ndjekin trasenë e mureve të vjetra. Ashtu si në kalanë e Bellovodës dhe Podgorijes pjesa më e lartë e platformës nga veriperëndimi është ndarë nga një mur tërthor që veçon një sipërfaqe mjaft të vogël. Tri rradhë të tjera muresh, prej të cilëve njeri ka mbetur i papërfunduar, përshkojnë faqen jugperëndimore të kodrës. Vetëm buza veriperëndimore e saj krejt shkëmbore dhe e pa ngjitshme është lënë e pa fortifikuar. Muret kanë një trashësi prej 3.20-3.50 m, dhe janë ndërtuar me gurë të papunuar të lidhur në të thatë. Nuk ka asnjë gjurmë kulle apo kthesash me kënde të drejtë të mureve. Ato gjarpërojnë lehtë në përshtatje me terenin. Këto përkulje shërbejnë njëkohësisht edhe për të siguruar një farë mbrojtje anësore. Kalaja e Trajanit, është një nga vendbanimet e fortifikuara prehistorike më të mëdha në teritorin e Ilirisë. Ajo përfshin brenda mureve që kanë gjatësi të përgjithshme prej 3 km. një sipërfaqe prej 22 ha. Megjithatë mbrojtja e këtij vendbanimi nuk përfundon me kaq. Në anën Jugore të kalasë ngrihet një kodër që lidhet me të parën me një qafë, që shërben si rrugë kalimi për tu ngjitur në kala nga ana Juglindore. Pikërisht në këtë vend ruhet një mur i cili kalon nëpër qafë dhe nëpër lartësinë e kodrës, duke e përshkuar atë mespërmes, që njihet me emrin «Muri i Mokut» (fig. 14). Ai ka një gjatësi prej 500 m dhe gjerësi 1.60-2.10m. Faqet anësore janë ndërtuar me blloqe të mëdhenj gurësh të papunuar që arrijnë një gjatësi deri në 2,30 m dhe lartësi më tepër se 1 m. Me sa duket ky mur ka shërbyer si pritë për banorët që jetonin jashtë mureve të kalasë, në raste të ndonjë sulmi të befasishëm, për tu dhënë kohë atyre të strehoheshin në kala.

Vendbanimet e mbrojtura me shumë mure rrethuese janë një tipar karakteristik për fortifikimet ilire të një periudhe të hershme. Shëmbujt janë të shumtë dhe i gjejmë kudo si në Ilirinë e Jugut, krahinat qendrore dhe ato veriore, ku ato i takojmë me dy deri në pesë rrethime. Midis tyre të tërheq vëmendjen fortifikimi i Stiçnas (teritori i Japodëve) i cili ze një sipërfaqe të njëjtë me atë të Trajanit (22 ha) dhe që përbëhet prej tri rradhë muresh. Fortifikimi është konceptuar dhe projektuar qysh në fillim në gjithë madhësinë e tij në periudhën e fundit të bronxit ose fillimin e hekurit të hershëm.

Një tip tjetër fortifikimi është ai «me tumula kufizuese» të cilin në vendin tonë e takojmë në një rast të vetëm në Ventrok (Rrethi i Korçës) (fig. 16). Ajo që tërheq vëmendjen më tepër në këtë fortifikim janë dy pirgje artificjalë të ndërtuar me gurë të vegjël; të cilët në bazën e tyre rrethohen nga një mur guri i thatë në lartësinë e dy-tre rradhëve. Njeri prej tyre ndodhet në ekstremin verior të kodrës; ku nëpërmjet një qafe lidhet me kodrën fqinjë. Pirgu tjetër ndodhet në mesin e kalasë, duke e ndarë atë në dy pjesë që komunikojnë me vështirësi me njëra tjetrën; ky i fundit kontrollon gjithashtu dhe të vetmin shteg nga mund të hyhet në gjysmën veriore të kalasë prej anës lindore; mbasi gjithë pjesa tjetër është shkëmbore dhe e pa ngjitshme. Ky element mbrojtës që takohet për herë të parë në vendin tonë është mjaft i përhapur dhe i njohur në fortifikimet e krahinave veriore dhe qendrore të Ilirisë të quajtura me emëra të ndryshëm; sipas rolit që ata i atribuonin, si «tumula mbrojtëse» për rolin e tyre fortifikues ose «tumula kufizuese» duke patur parasysh funksionin e tyre ndarës të kodrës së fortifikuar nga mali apo kodra mëmë. Ekziston edhe mendimi që këto «tumula» të kenë patur një karakter të theksuar kulti. Në rajonin qëndror të fisit ilir të Japodëve (Kroaci) karakteri i tyre mbrojtës është krejtësisht i dokumentuar. Ato vendoseshin në hyrjet e gradinave, shpesh në çifte, dhe lidheshin me skajet e ledheve mbrojtëse, ose vendoseshin në pjesët më pak të mbrojtura nga tereni duke zëvendësuar një mur apo një digë mbrojtëse që takohet në raste të tjera. Në një prerje që i është bërë një «tumule» është konstatuar që ajo qe ndërtuar nga dy shtresa. E brendëshmja prej dheu kishte një trashësi prej 2 m. ndërsa mbi të qe hedhur një shtresë gurësh 0,50 e trashë.

Disa elementë që tregojnë për një zhvillim të mëtejshëm të sistemeve mbrojtës prehistorikë i takojmë në Akrolis dhe në fortifikimin më të hershëm të Butrintit. Këtu ndeshemi për herë të parë në kthesa pak a shumë me kënde të drejtë të linjës së mureve, që kishin për qëllim të siguronin një mbrojtje anësore. Në Akrolis i cili ngrihet mbi majën e një kodre të lartë shkëmbore në jugëlindje të qytetit të Lezhës, ndeshemi me dy kthesa të tilla muresh, ndërsa në akropolin e Butrintit ato pak gjurmë që janë ruajtur nga muri prehistorik i përkasin pikërisht një kthesë kënddrejtë që bën linja e këtij muri. Në rastin e fundit përveç ngjashmërisë që vërejmë me Akrolisin, konstatojmë edhe një përparim në teknikën e ndërtimit. Tek gurët që formojnë faqen e jashtëme vërehet një përpunim i lehtë, primitiv për të arritur një përputhje më të mirë të tyre nga ajo e

gurëve natyralë gjë që nuk e takojmë në fortifikimet e përshkruara deri tani. Në Greqi kthesat e mureve u çfaqën për herë të parë në shek. VIII-VII. p.er. dhe u përdorën gjerësisht gjatë shek. V. Në shek. VII-VI është datuar edhe fortifikimi më i hershëm i Butrintit. Një periudhë më të vonë i përkasin edhe fortifikimet e Mbolanit (Rrethi i Beratit) dhe Kalivosë (Rrethi i Sarandës) (fig. 17) të dy këto fortifikime i takojnë një faze tranzitore midis periudhës së parë dhe të dytë të hekurit. Me fortifikimet e periudhës së parë të hekurit kalanë e Mbolanit e afrojnë teknika e ndërtimit dhe mungesa e kullave, ndërsa me periudhën e dytë, kthesat me kënde të drejtë për të mbrojtur hyrjet ose për të ndryshuar drejtimin e murit, ndjekja e linjave të drejta të mureve dhe së fundi një përpunim i trashë i faqeve të jashtëme të gurëve. Kalaja e Kalivosë përfaqëson një stad më të lartë në raport me fortifikimet e tjera prehistorike pararendëse, jo vetëm nga teknika e ndërtimit me gurë gjysëm të punuar por edhe nga mënyra e mbrojtjes së hyrjeve dhe prania e shkallëve në to. Kalaja ndodhet mbi një kodër të lartë, e cila laget në tre anë nga liqeni i Butrintit. Nga Veriu dhe Perëndimi ajo bije thikë mbi liqen prandaj nuk është parë e nevojshme të ndërtohen mure mbrojtëse. Muri mbrojtës që rrethon pjesët e tjera të kodrës është ndërtuar me blloqe të mëdhenj gurësh pak të përpunuar por që nuk puthiten mirë me njëri tjetrin ashtu si dhe muret më të hershme të Butrintit. Blloqet e gurëve kanë një gjatësi që lëviz nga 0,60-1,80 m dhe lartësi 0,40-1,00 m. Muret ruhen në një lartësi maksimale prej 4 m. dhe po kaq është trashësija e tyre. Në këtë fortifikim janë zbuluar dy hyrje. Njëra ka një gjerësi prej 2.50 m dhe mbrohet nga një koridor i brëndëshëm me gjatësi 7 m i krijuar nga dy mure paralele, në të cilin të çojnë një palë shkallë. Hyrja tjetër është paisur gjithashtu me shkallë dhe ka një gjerësi prej 1.80 m.

Një tip fortifikimi të një destinacioni të veçantë përfaqëson muri pengues në Zvezdë (fig. 18), i cili kishte një karakter thjesht strategjik. Ai mbyll qafën e Zvezdës e cila krijon një rrugë komunikimi midis fushës së Korçës dhe teritoreve që shtrihen pranë liqenit të Prespës së Madhe dhe Maqedonisë. Muri zbret nga të dy shpatet e kodrave përbri rrugës duke bllokuar dhe këtë të fundit. Muri me gjatësi prej 550 m dhe gjerësi 2.20-3m., është ndërtuar me gurë të papunuar të dimensioneve të vogla dhe mesatare të vendosur në të thatë. Që muri ishte i destinuar të pengonte kalimin nga pellgu i Prespës në drejtim të fushës së Korçës, kjo kuptohet lehtë po të vërehet që dy skajet e tij përkulen në drejtim të liqenit duke i pasur nga kjo anë shpatet më të pjerrta.

Thuajse në mesin e murit nga ana e brëndëshme dallohet një zgjerim me gurë më të mëdhenj që e përshkon atë në drejtim gjatësor. Kjo tregon që ky mur ka qënë i nevojshëm për një periudhë të gjatë kohe dhe i është nënshtruar riparimeve të herëpashershme. Fundi i kësaj periudhe ndërtimi mund të konsiderohet mesi i shek. IV p.e.s. kur midis «dy liqejve» kalonte kufir me Maqedoninë dhe kjo e fundit nën Filipin II ishte kthyer në një fuqi agresore. Mure pengues me destinacione të ngjashëm me atë të Zvezdës, të ndërtuar me gurë të papunuar, i takojmë edhe në Greqinë kontinentale. Ata datohen zakonisht nga shek. VIII-VI p.e.s. Nuk ka dyshim se muri i Zvezdës përfaqëson shembullin më të hershëm të këtij lloj ndërtimi në vendin tonë ndoshta edhe në teritoret e tjera të Ilirisë. Me ndërtimin e tij plotësohet sistemi i fortifikimit për gjithë krahinën në Pellgun e Korçës. Ai vetë është dëshmi e egzistencës së këtij sistemi, që u formua gradualisht dhe u përfundua në një etapë të caktuar të zhvillimit ekonomiko-shoqëror. Kjo etapë i përgjigjet më tepër periudhës së krijimit të federatave fisnore, të cilat nga fiset e Enkelejve dhe Taulantëve u krijuan që në shek. VII. p.e.s. Në këtë sistem qëllimi kryesor nuk ishte mbrojtja e një vendbanimi nga fqinji më i afërt, por krijimi i një grupi vendbanimesh duke krijuar një rezistencë të organizuar, kundrejt një armiku të jashtëm. Kjo vërtetohet edhe nga egzistenca e vendbanimeve të pa fortifikuara brenda këtij rrethi fortifikimesh.

Një nga elementet përbërës kryesor të fortifikimeve prehistorike janë hyrjet. Në shumicën e rasteve, çdo fortifikim ka vetëm një hyrje, ose nga një hyrje për çdo ndarje kur ai përbëhet nga dy ose më shumë rrethime. Numri i pakët i hyrjeve tregon se ato paraqisnin edhe probleme për mbrojtësit, por edhe vështirësi teknike veçanërisht për mbulimin e tyre. Shumica e hyrjeve janë të ngushta 1,2-1,80 m. të pakta janë rastet kur gjerësija e hyrjeve arrin në 2,50 m e më tepër si në Kalivo e Mbolan. Një përjashtim bën Gradishta e Shuecit (2.50) e cila është ndërtuar me një teknikë tjetër. Brenda diapazonit të parë 1,20-1.80 m ndryshimet e gjerësive të hyrjeve mvareshin kryesisht nga nevojat dhe mjetet e komunikimit. Ndërsa për grupin e dytë edhe nga mundësitë teknike për zgjidhjen e mbulesës së tyre. Nuk dihet me saktësi se sa ka qenë lartësija e mureve prehistorike por po të gjykojmë nga traktet më të larta të ruajtura deri sot në Kalivo 4 m dhe Dorës mbi 3 m mund të mendojmë që hyrjet kanë qënë të mbuluara dhe të paisura me portа të forta druri. Për fortifikimet prehistorike me mure guri nuk egziston sot asnjë e dhënë për të na treguar se në çfarë

mënyre kanë qënë mbuluar hyrjet e tyre. Nuk përjashtohet mundësia që të ketë patur dhe hyrje pa konstruksion mbulese sidomos kur muret kanë qenë të ulët, kjo mund të thuhet më me siguri për fortifikimet me ledhe ku konstatohen hyrje mjaft të gjera.

Një preokupim tjetër për ndërtuesit prehistorikë ishte dhe mënyra e mbrojtjes së hyrjeve. Për këtë çfrytëzohej tereni ose kjo arrihej nëpërmjet vetë mënyrës së ndërtimit.

Shumica e hyrjeve i përket grupit të parë. Ato ndërtoheshin në pjesët më të rrëpirta të terenit ku sulmuesit detyroheshin të bënin një pjesë së rrugës bri murit rrethues si në Gajtan, Shuec dhe Qytezën e Karos. Në dy raste hyrjet janë të mbrojtura nga një koridor i brendëshëm që kufizohet nga dy mure paralele në të dy anët e portës, të cilët mund të krijojnë kënde të drejtë me murin rrethues (Kalivo) ose të kenë formë të harkuar (Akropoli i Zgërdheshi). Së fundi mund të përmendim hyrjen e Akropolit të kalasë së Mbolanit e cila mbrohet nga një dalje kënddrejtë e murit që bije në krahun e djathtë të pa mbrojtur me mburojë të sulmuesve. Tipi i fundit i portave gjen një përhapje të gjerë dhe prefeksionohet në fortifikimet e kohëve më të vona.

Një larmi formash dhe mënyrash të mbrojtjeve të portave i hasim në fortifikimet prehistorike të krahinave qendrore dhe veriore të Ilirisë ku predominojnë fortifikimet me ledhe. Ajo që të bije në sy më tepër në këto ndërtime mbrojtëse janë përmasat e mëdha të hyrjeve që arrijnë deri në 5 m. Është e kuptueshme që në raste të tilla ato nuk kishin ndonjë konstruksion mbulese ose ajo ka qenë prej druri.

Përsa i përket mënyrave kryesore të mbrojtjes, ato mund ti gruponim si vijon: 1) Hyrje të thjeshta që krijohen nga ndërprerje vertikale e ledhit apo e murit rrethues. Këto mund ti takojmë nga një deri në tri rradhë hyrjesh që pasojnë njëra tjetrën në të njëjtin drejtim. Për këtë qëllim ndërtoheshin ledhe ndihmëse përpara ledhit kryesor. 2) Hyrje të pjerrta ku ledhi ndërpritet pjerrtas për të krijuar një korridor të mbrojtur sa më të gjatë.

3) Hyrje anësore që krijohen nga çvendosja paralele e dy skajeve të murit apo ledhit, midis të cilave krijohet një koridor.

4) Një tip tjetër përbëjnë hyrjet e mbrojtura nga tumula kufizuese ose me nga një zgjerim (trashje) të dy skajeve të ledhit që kufizojnë ato. Në këtë rast tumulat kufizuese luajnë deri diku rolin e kullave dhe të kujtojnë hyrjet e mbrojtura nga dy kulla anësore të përdorura gjerësisht në antikitet dhe mesjetë.

Në përgjithësi për fortifikimet me mure guri mund të thuhet se kanë qenë vendosur gjithmonë mbi kodra me formacione shkëmbore dhe pranë rrugëve të komunikacionit. Muret ndjekin format natyrale të terenit dhe nuk kanë qenë paisur me parapete (gjoks mbroje). Mbrojtësit qëndronin mbi to duke çfrytëzuar lartësinë mbi kundërshtarin që sulmonte. Gjithashtu mungojnë kullat për mbrojtje anësore të mureve. Evolucjonin e këtyre fortifikimeve mund ta shohim në teknikën e ndërtimit në formulimin planimetrik dhe në konstruksjonin e hyrjeve. Përsa i përket teknikës së ndërtimit vërehet përdorimi në një kohë më të vonë i gurëve pak të punuar, për të krijuar një puthitje më të mirë dhe për tu dhënë një qëndrueshmëri më të madhe mureve. Në formulimin planimetrik vihet re krijimi i kthesave në kënde të drejtë të mureve për të siguruar një mbrojtje ansore. Me kohë vihen në përdorim hyrje më të gjëra, gjë që lidhet dhe me perfeksionimin e mënyrave të mbulimit të tyre, krijohen koridore të brendëshme dhe dalje ansore kënddrejtë në formën e një kulle për mbrojtjen ansore të hyrjeve.

Megjithse fillimi i përpunimit të gurëve tregon për një zhvillim të mëtejshëm të teknikës së ndërtimit kushtet ekonomike të vendbanimeve të veçanta bëjnë që kjo teknikë jo vetëm të bashkëjetojë me teknikën me gurë të papunuar, por nga një herë kjo e fundit të përdoret dhe në kohë më të vona. Sidoqoftë kombinimi i një sërë elementesh që i përkasin një stadi më të lartë zhvillimi, i datojnë disa fortifikime si Butrinti, Mbolani dhe Kalivoja në shekujt e fundit të periudhës së parë të hekurit.



*Rikonstruksioni i një vëndbanimi palafit*



VENDBANIMI PALAFIT I MALIQIT




FIG. 2 FURRAT E KAMNIKUT




FIG. 4 PLANIMETRIA E NJE TUME NE MAT



Fig. 3 NJË KODËRVARRI (TUME) NË POZHAK (ELBASAN)

Fig. 9


GRADISHTA SHUECIT
Liqeni i Prespës së Vogel.
SHPELLA
KALAJA E VENTROKUT
TRENI
MURI I MOKUT
0
500
1000 m


GRADISHTA E SHUECIT · KORÇE ·
LIQENI I PRESPES VOGEL
0 20 40 60 m


3 m
PROFILI I LEDHIT








Fig. 11

KALAJA E *Bilishtit*





Fig. 10

KALAJA E PODGORIES
• KORÇE •




KALAJA E BELLOVODES
" KORÇE "




Fig. 12

KALAJA E TRENIT · KORÇE






Fig 13

MURI I MOKUT
KORÇE



Fig. 14

Fig. 15

# KALAJA E TRAJANIT
KORÇË








FRAGMENT MURI

Fig. 16



PAMJE E KALASË SË VENTROKUT






TUHUL KUFIZUES NË KALANË E VENTROKUT



FRAGMENT MURI




△ Vënd-banime te hekurit te hershme
1 Mur i periudhes se parë te hekurit
2 Fortifikim i periudhes së vonë antike



MURI I ZVEZDES
KORÇE

KAPITULLI II

# ARKITEKTURA NË SHEK. V - I p.e.s.

Si një nga popujt kryesorë të botës mesdhetare Ilirët morën pjesë aktive në ngjarjet politike, ushtarake dhe kulturale të kësaj enklave. Sipas dëshmive të kulturës materiale dhe burimeve historike, trualli i tyre kryesor shtrihej prej Vjosës deri në lumin Sava dhe nga Morava e Vardari deri në Adriatik. Në këtë truall të gjerë veçohej teritori ku banonin «Ilirët e mirfilltë», i cili në një pjesë të mirë përkon me territorin e Republikës Popullore Socialiste të Shqipërisë. Në të gjetën zhvillim më të plotë diferencimi shoqëror dhe përparimi ekonomik që shpunë në proceset e urbanizmit masiv dhe lindjes së shtetit skallvopronar. Si pasojë në këtë truall, më tepër se kudo, lulëzuan dhe shfaqjet kulturale, ndërmjet tyre dhe arkitektura. Ky zhvillim në fillim jo i njëtrajtshëm; në periudhën e fuqizimit të shtetit u kompaktësua duke u kthyer këtë teritor në qendrën e qytetërimit ilir e cila rezatoj në tërë zonat veriore dhe lindore të Ilirisë.

Ndonëse teritori në jug të Vjosës përkon me një formacion tjetër shtetëror, me atë të Epirit, fenomenet kulturale: arti, urbanistika dhe artitektura, përputhen me ato të qyteteve të Ilirisë së mirëfilltë. Në formulimin arkitektonik dhe urbanistik të qendrave të kësaj zone, në mënyrë të veçantë në arkitekturën e fortifikimeve, shihen koncepte të njëjtë, që herë herë shpien në një ngjasi më të madhe të një vepre arkitekturale ose plani urbanistik të një qendre Epirote me atë të një qendre Ilire. Ky fenomen shpjegohet me bazën e përbashkët etniko-kulturale, me kushtet e ngjashëm ekonomikë, shoqërorë, gjeografikë dhe topografikë dhe me afrinë dhe përfshirjen në të njëjtën sferë shkëmbimi dhe ngjarjesh politike. Rrjedhimisht dhe arkitektura e qendrave Epirote që gjënden në teritorin tonë do trajtohet e pa ndarë prej arkitekturës së qendrave të Ilirisë.

Në truallin tonë si pasojë e zhvillimit ekonomik të prapatokës Ilire dhe lëvizjes kolonizuese u themeluan qytetet koloni të bregdetit: Dyrrahu (Durrësi) në v. 627 p.e.s.,; Apolonia në v. 588 p.e.s. dhe afërsisht po në këtë kohë Oriku. Në shekullin e V këto qendra u kthyen në njësi ekonomike të pavarura nga qytetet mëmë, duke u lidhur gjithnjë e mëtepër me mjedisin ilir. Kjo lidhje që u fuqizua pas luftës civile në Dyrrah, përfundoj me shtrirjen e sovranitetit të shtetit Ilir mbi to kur në v. 312 p.e.s. «Apolonia dhe Dyrrahu ju dorëzuan Glaukisë, mbretit të Ilirëve» Monedhat e Dyrrahut të shek. II p.e.s., që bartin emrat e mbretërve Monun dhe Mytil, dëshmojnë bashkësimin e mëtejshëm politik e ekonomik të këtyre qyteteve me shtetin Ilir. Ngjarjet e mësipërme lidhen me një përshpejtim të fuqizimit të elementit vendas që kuptohet nga zgjedhja e tij në postet më të larta zyrtare dhe mbishkrimet sepulkrale të nekropolit të Dyrahut, të cilat vërtetojnë se përbërja etnike e kolonive me kohë ndryshoi në të mirë të elementit ilir. Gjatë kësaj periudhe Apolonia dhe Dyrahu jetojnë një periudhë lulzimi. Pikërisht kësaj periudhe i përkasin dhe ndërtimet më të rëndësishme në këto dy qytete. Rrjedhimisht arkitektura dhe urbanistika e tyre nuk mund të shihet e shkëputur nga realiteti ilir, nga arkitektura dhe urbanistika e qyteteve ilire. Por nga ana tjetër nuk mund të mohohet roli i qyteteve koloni si bartës të arritjeve të arkitekturës dhe urbanistikës së përparuar bashkëkohëse dhe huazimin e këtyre arritjeve qytetit ilir. Arkitektura e kolonive u bashkësoll në fillim nga qytet mëmë të Greqisë, duke ju përmbajtur skemave klasike. Zhvillimi i shpejtë në sajë të kushteve të përshtatëshme ekonomike, shkëputja nga metropolet dhe bashkëjetesa me mjedisin ilir solli një farë largimi gradual nga skemat klasike dhe një trajtim më të lirë të arkitekturës dhe në një farë mase dhe të elementeve të saj përbërës.

Duke e pranuar fenomenin e huazimit dhe përve-

tësimit të arritjeve të arkitekturës së përparuar bashkëkohëse, duhet vënë në dukje se faktori kryesor i cili lindi qytetin ilir dhe e çoj përpara arkitekturën dhe urbanistikën e tij ishte procesi dialektik i zhvillimit të brendshëm që krijoi bazën e duhur ekonomike dhe shpirtërore dhe jo ndikimi i jashtëm nëpërmjet kolonive ose afërsisë me botën helene.

Këtë e tregon qartë qëndrimi i Apolonisë, e cila në shek. e V p.e.s., kur ende nuk ishte shkrirë me mjedisin ilir, sulmoi dhe shkatërroi Thronin, fuqizimi i të cilit i binte ndeshas interesave të saja ekonomike.

Ky proçes që u përshpejtua nga fundi i periudhës së parë të hekurit u arrit në sajë të kushteve të përshtatëshme për zhvillimin e bujqësisë dhe blegtorisë, pranisë së mineralit të hekurit dhe futjes së tij të gjerë në përdorim. Rritja pasuese e rendimentit në sferat e ndryshme të prodhimit bashkësolli ndryshime në marëdhëniet në prodhim dhe krijimin e federatave fisnore, pararendëse të formacioneve shtetërore. Zhvillimi i mëtejshëm krijoj kushtet për lindjen e qytetit të mirëfilltë Ilir, ndërsa kontradiktat e ashpëra dhe luftrat e shpeshta e bënë të domosdoshëm fortifikimin e tij.

Njoftimi i parë për qytetin Ilir i përket Hekateut, i cili nga fundi i shek. VI p.e.s. përmend një qytet të taulantëve Sesarethin. Pak më vonë, në gjysmën e I të shek. V p.e.s. Pausania na bën të ditur për qytetin Ilir të Thronit. prania e të cilit vërtetohet dhe nga një mbishkrim i gjetur në Olymp. Preja e madhe e grabitur nga ky qytet si dhe ngritja e një monumenti skulptural prej Apoloniatëve për hir të fitores mbi këtë qytet, dëshmon mjaft mirë qënien e qyteteve ilire që në fillim të atij shekulli. Këto të dhëna mbështeten nga rezultatet e gërmimeve në Nikaie (Klosi i Fierit), si dhe nga arkitektura e sistemit të tij mbrojtës.

Shpërndarja e këtyre qëndrave urbane, në kohë dhe hapësirë, nuk është e njëjtë për shkak të zhvillimit të diferencuar fillestar të krahinave. Në shek. e V p.e.s. qytetet gjënden në krahinat e jugut, veçanërisht në bregdet dhe prapatokën e afërt që patën një zhvillim më të vrullshëm. Më tej, në shek. e IV p.e.s., si pasojë e zhvillimit ekonomik dhe konsolidimit të formacioneve shtetërore qytetet shtrihen më në veri e brendi. Ndërmjet tyre Ariani përmend Pelionin (Selca e poshtëme e Pogradecit?) «qytetin më të fortë ndërmjet qyteteve të Dasaretisë» ndërsa të dhënat numizmatike flasin për një qytet tjetër të brendëshëm, Damastionin. Nga ana tjetër krahas qyteteve (polis), prej Diodorit mësojmë praninë e një sërë qytetesh të vegjël (polisma).

Fuqizimi i shtetit ilir dhe Epirot dhe periudha e gjatë pa luftra të jashtme solli shpeshtimin e kësaj veprimtarie në shek. e III p.e.s. Krahas ndërtimit në rajonet e mëparshme vërehet një shtrirje e gjerë në zonat që bënin pjesë në shtetin Ilir, por që kishin mbetur jashtë këtij proçesi, në Shqipërinë e mesme dhe atë të veriut. Po në këtë periudhë lindin dhe një varg keshtjellash në ndërtimin e të cilave shihet qartë veprimtaria e centralizuar e lidhjeve dhe shtetit Ilir e Epirot.

Qytetet, si qëndra të prodhimit zejtar e shkëmbimit mall-para dhe përçues të këtyre marëdhënieve, e thelluan diferencimin shoqëror, duke u kthyer në hallka kryesore për krijimin e shtetit, mjetit të klasave sunduese për mbrojtjen e interesave të tyre Qyteti, si kryeqendër e një sistemi ekonomik dhe ushtarak, me qytetet e tjerë të varur prej tij, keshtjellat dhe fshatrat, të para këto si tërësi shoqërore dhe ndërtimore, krijoj bërthamën materiale, ekonomike. politike dhe ushtarake të shtetit, rreth së cilës më tej u polarizuan qendrat e reja. Nga ana tjetër shteti me fuqinë e tij të centralizuar luajti një rol të dorës së parë në drejtim të urbanizimit. urbanistikës dhe arkitekturës. Zhvillimi i diferencuar urban midis krahinave që vihej re në shek. e V p.e.s. u shmang pikërisht në shek. IV-III p.e.s. që përkojnë me fuqizimin e shtetit. Nga ana tjetër nëpërmjet mundësive ekonomike e teknike dhe përdorimit të gjerë të punës së skllavit, u arrit që brenda periudhave të shkurtëra të ngrihen vepra të tilla arkitektonike si muret rrethues të Lisit nga Shteti ilir, ose Antigonea nga shteti Epirot.

Përparimi ekonomik, shtresëzimi i qartë shoqëror dhe niveli i lartë kultural i shoqërisë ilire lindi nevojën për një arkitekturë që ti përgjigjej kërkesave ekonomike. politike dhe kulturale. Në këtë arkitekturë që u arrit në sajë të mundësive të gjera ekonomike, përparimit të dukshëm teknik dhe aftësive krijuese, rol të dorës së parë luajti arkitektura helene e cila tashmë i kishte humbur marëdhëniet e vartësisë formë-etnos, duke marrë karakter mesdhetar.

Baza e përbashkët etnike, kushtet e njëjtë ekonomikë, politikë e natyrorë dhe proçesi konvergjent i ushtruar nga shteti Ilir dhe i Epirit, të ndërfutur në marëdhënie ekonomike dhe shpesh politike me njeri tjetrin, krijuan tipare bashkësore urbanistike dhe arkitekturore të përparuara. Këto tipare e radhisin urbanistikën dhe arkitekturën që u zhvillua në truallin tonë, krahas urbanistikës dhe arkitekturës së përparuar të botës mesdhetare.

# ARKITEKTURA E FORTIFIKIMEVE

Rrugët e lindjes së qytetit Ilir kanë qenë dy: Krijime të reja dhe qytete që lindin nga hopi cilësor që pësojnë disa prej qendrave paraurbane të periudhës së parë të hekurit (fig. 1). Gjetjet dhe traktet e ruajtura të mureve, tregojnë se shumica e qendrave të studjuara janë ndërtuar mbi një substrat të vjetër paraurban. Kjo vazhdimësi ndikoj drejtpërsëdrejti në arkitekturën e fortifikimeve, veçanërisht në trajtimin planimetrik, ndërsa zhvillimi i tyre i mëtejshëm, punimi i mureve me teknikë më të qëndrueshme dhe estetike si dhe paisja me elementë të rinj, kulla, hyrje etj., në përshtatje me kërkesat e kohës, ka një karakter evolutiv që mund të ndiqet etapë pas etape.

Pa dyshim që në qytete nuk u kthyen tërë qendrat e vjetra paraurbane, një pjesë e të cilave vazhdoj të mbijetojë krahas qendrave qytetare. Në qytete u kthyen vetëm ato qëndra të cilat i plotësonin kushtet për këtë zhvillim.

Qytetet veçanërisht kryeqendrat, gjënden në zona të zhvilluara ekonomikisht, në mes njësish të pasura bujqësore e blegtorale, në afërsi të rrugëve të rëndësishme. Kjo vendosje jepte mundësi për një tregëti të volitshme, dërgimin e ndihmave ushtarake në tërë zonën, moskapjen në befasi si dhe një administrim të mirë të teritorit të varur. Kërkesë tjetër me rëndësi ishte ngulimi në zona të shëndetëshme, që kuptohet nga fakti se asnjë prej qyteteve nuk gjëndet në zona të papërshtatëshme higjenike, moçalore ose që nuk kapen nga dielli.

Fortifikimet e periudhës antike karakterizohen nga zgjedhja e terreneve me mbrojtje të fuqishme natyrale, kërkesë e cila më qartë spikat në fortifikimet e ndërtuara rishmas. Fortifikimet gjënden kryesisht në kodra shkëmbore rreth 100 m të larta, shpatet e të cilave ulen me pjerësi të madhe ose bien thikë (fig. 6). Kjo zgjidhje jepte mundësi për një shfrytëzim të plotë të vetive mbrojtëse të terrenit që përbën një tipar dallues të fortifikimeve në vëndin tonë. Nëpërmjet saj shmangej ose paksohej së tepërmi mundësia e vendosjes së makinave të rrethimit dhe vështirësohej sulmi. Për më tepër në disa prej fortifikimeve, veçanërisht në kështjellat, kjo jepte mundësi që të mos rrethohej i tërë perimetri, por në vëndet e thikta mbrojtja ti lihej vetë terrenit (kështjellat e Saragut-Rrethi i Elbasanit; Ceries Rrethi i Vlorës, qyteti në Matohasanaj Rrethi i Tepelenës etj.). Të dy komponentet, terreni i paafrueshëm dhe ndërtimet mbrojtëse të lidhura me mjeshtri me njëra tjetrën, krijuan një sërë fortifikimesh të fuqishme. Kështu historianët romakë e përmendin Dimalin si «qytet që s'mendohej se e merte dora e njeriut», Shkodrën «qytet të fortë prej natyre», Foiniken «si qytetin më të fuqishëm e të fortifikuar të Epirit» dhe Antipatrean (Beratin) si qytet që nuk pranoi të dorzohet nga besimi që kishin mbrojtësit «tek muret dhe pozita e tij». Duke shfrytëzuar një pozitë e tillë mbrojtësit e qytetit ilir të Dalmacisë, Delminiumit, sipas Dion Kasit «qëllonin kundër romakëve me gurë të shumtë, një pjesë i hidhnin me hobe, një pjesë i rrokullisnin, të tjerët lëshonin rrota e karoca plot me gurë, të tjerët kosha të rrumbullakët të bërë në vënd. Të gjitha këto lëshoheshin me shpejtësi të madhe dhe i përçanë në mes romakët duke i dëmtuar». Kjo mënyrë mbrojtjeje aktive, e trashëguar në shekuj, më vonë u njoh me emrin «Ledhi Shqiptar».

*Klasifikimi i qendrave të fortifikuara.* Sipas funksionit qendrat e fortifikuara ndahen në qytete (polis, polisma), kështjella (frurion, peripolie), Kulla (pyrgos) dhe mure barjerë.

Pa dyshim që qytete nuk janë tërë qendrat e rrethuara me mure, por qendrat me një bashkësi të organizuar dhe diferencuar, që dallohen nga fshati kryesisht prej pranisë së qendrës së përhershme të prodhimit dhe shkëmbimit dhe institucjoneve shoqërore. Kuptohet se sipërfaqja nuk është përcaktuese për qënien ose jo të një qendre të banuar qytet, ndonse ajo e pasqyron mirë këtë realitet.

Burimet, gërmimet arkeologjike dhe studimet përkatëse tregojnë se në territorin tonë ka pasur rreth 27 qendra qytetare (fig. 1), sipërfaqja e të cilave luhatet nga 3.5 ha (Kanina) e deri në 110 hektarë (Apolonia). Duke u nisur nga madhësia këta qytete mund të ndahen në të mëdhenj, të mesëm e të vegjël (polisma), megjithse sipërfaqja nuk është gjithnjë treguese e rëndësisë së qytetit. Kështu Buthroti me 4.5 ha ka një jetë mjaft më intensive se mjaft prej qyteteve me sipërfaqe më të madhe. Në grupin e parë krahas dy qyteteve koloni Apolonisë dhe Epidamnit, hyjnë dhe kryeqendrat. Prej këtij grupi veçohen Apolonia me 110 ha, sipërfaqe kjo jo më e vogël se e mjaft qyteteve kryesorë të botës antike, Epidamni, Foinikia (55 ha) dhe Antigonea. Qendrat e tjera kanë një sipërfaqe më të vogël, por ndër to Bylisi (Hekali i rrethit të Fierit) 28 hektarësh paraqet një dyqytetësh me Nikaien (Klosi i rrethit të Fierit) duke arritur së bashku një sipërfaqe prej 46 hektarësh.

Vijojnë Lisi me 20 ha, Dimali (Krotina e rrethit të Fierit) me 16 ha dhe Amantia, e cila krahas akropolit 13 hektarësh ka dhe një qytet të jashtëm të parrethuar.

Një e treta e qyteteve të kësaj periudhe kanë lidhje të drejtpërdrejtë me detin. Prej tyre Epidamni, Aulona (fig. 2) dhe Oriku (fig. 3) gjënden në buzë të detit. Prej tyre dy të parët përbëhen prej akropolit që zotëron mbi qytetin e poshtëm dhe skelën, ndërsa i treti zë një kodër të ulët. Himara, qytetet në Kaninë (fig. 4) dhe Borshi (rrethi i Sarandës) zënë kodra të, larta 1-2 km larg buzës së detit. Së fundi të tjerët kanë lidhje të tërthortë me detin nëpërmjet lumejve (Apolonia, Lisi fig. 5) ose liqejve (Skodra, fig. 6, Buthroti fig. 8).

Nga shek. III p.es. shihet prirja për lindjen e qytetit të jashtëm të parrethuar me mur. Kështu zhvillimi ekonomiko-shoqëror i Amanties (fig. 8) solli domosdoshmërinë e rritjes së tij, por këtë rritje nuk e lejonte sipërfaqja e kufizuar e pllajës së qytetit. Si pasojë e kësaj kërkese dhe qetësisë relative që vërehet në këtë kohë, jashtë mureve ndërtohen stadjumi, gjimnazi, një tempull, si dhe një sërë banesash. Po kështu dhe në Apoloni, Zgërdhesh e Selcë dhe qendra të tjera, jashtë mureve, janë gjetur tempuj dhe varre monumentalë. Por kjo shtrirje, përjashtuar Amantien, nuk mund të shihet si e mirfilltë, pasi jashtë mureve gjënden pikërisht ato ndërtime që nuk kanë karakter jetësor në situata luftarake.

*Tipat planimetrikë.* Sipas terrenit që zënë qytetet dhe trajtës së tyre planimetrike, dallohen dy tipe kryesorë qytetesh, me shtrirje në terrene të pjerrët, qytetet e shpatit dhe me shtrirje në terrene të rrafshët ose afërsisht të rrafshët, majë kodrash ose pllajash shkëmbore, qytetet e pllajës. Krahas shembujve të pastër të këtyre dy tipave që përbëjnë shumicën e qyteteve, në disa raste të pakët qyteti shtrihet si në pjesën e rrafshët ashtu dhe në shpatet e kodrave (Apoloni fig. 9a qyteti në Margëlliç fig. 9b). Përjashtuar Epidamnin dhe ndoshta Aulonën (fig. 2) qytete-skela, ku akropoli zotëron mbi qytetin e poshtëm dhe skelën, në territorin tonë mungon qyteti me shtrirje në terrene të ulët, karakteristik për një sërë qytetesh grekë. Nevoja për zgjerim në këto qytete është zgjidhur në mënyrë të guximshme, si në rastin e Nikaes dhe Bylisit ose Akrolisit dhe Lisit, duke kapur krahas qendrave të vjetra terrene të reja, pa sprovuar për tu shtrirë në fushë, fenomen ky që dëshmon për mbështetjen në cilësitë mbrojtëse të terrenit.

Një nga tiparet kryesorë që e dallon qytetin e ngritur mbi qendrat paraurbane nga qytetet e lindur rishmë është akropoli. Me akropol janë paisur qendrat që kanë vazhdimsi (Apolonia, Dyrahu, Buthroti, Foinikia, Lisi, Dimali, Qyteti në Zgërdhesh (rrethi i Krujës). Në të kundërt në qendrat e reja, veçanërisht në qytetet e pllajës, karakteristikë për ndërtimet pa vazhdimësi, me përjashtime mjaft të rralla (Borshi) akropoli mungon. Në fakt terreni i sheshtë i këtyre të fundit krijon kushte më të përshtatshme për zhvillimin urbanistik, por shmang ndërtimin e akropolit. Tërthorazi kjo dëshmon dhe për një demokraci skllavopronare në këto qytete. Në qytetet me vazhdimësi, si akropol shërben rrethimi i trashëguar në të cilin shtohen elementë të rinj mbrojtës (qyteti në Zgërdhesh) (fig. 10). Akropoli në këtë rast nuk është i mirëfilltë për veçimin e parisë, por një mbrojtje rezervë, e nevojshme kjo pasi shpesh vetitë mbrojtëse të qendrave me vazhdimësi nuk janë të përkryera si ato të qendrave të reja.

Brënda tipit të qytetit të shpatit dallojmë nëntipin pa akropol që i përket vetëm qyteteve të ndërtuara rishmë (Çuka e Ajtojt rrethi i Sarandës fig. 11, Persqopi), me akropol në mes dhe akropol në anë. Në rastet kur qendra e vjetër zinte majën e një kodre me rënie të njëtrajtshme në çdo anë, qyteti u shtri dhe u fortifikua duke e pasur akropolin në mes, ndërsa në rastet kur qendra e vjetër zinte majën e një shpati malor, qyteti u shtri poshtë shpatit, duke e pasur akropolin në anë.

Karakteristik për nëntipin e parë (Orik, Buthrot qyteti në Borsh), më i rrallë se i dyti, është Buthroti, i cili gjëndet në skajin jugperëndimor të gadishullit të Heksamilit, në një platformë të kufizuar prej ujrave të liqenit dhe kanalit të Vivarit (fig. 7). Mesin e saj e zë një kodër e veçuar prej guri gëlqeror e cila bie me pjerësi të madhe drejt platformës, me përjashtim të një qafe të butë në anën perëndimore. Në shek. e VII-VI p.e.s, jeta përqëndrohet në pjesën e sipërme të kodrës ku një mur me gurë të mëdhenj të pa latuar rrethon një syprinë prej 0,4 ha. Më tej në shekujt e V-IV p.e.s,, me zgjerimin e mëtejshëm të qytetit, kodra qarkohet në rrëzën e saj me një trase dhëmbë sharre, duke arritur një sipërfaqe prej 4.5 ha. Në këtë mënyrë, ashtu si dhe në Orik, krijohet një sistem mbrojtës me akropolin në mes, i cili haset edhe në fortifikimet e periudhës tranzitore (fortifikimi në Mbolan).

Nëntipi i dytë (Foinike, Lis, qytetet në Cakran rrethi i Fierit, Zgërdhesh, Sarag-rrethi i Elbasanit, Limar-rrethi i Përmetit Persqop-rrethi i Tiranës, Çuka e Ajtojt) përfaqësohet mirë prej qytetit në Zgërdhesh dhe Foinikës. Shpati i kodrës në të cilën shtrihet qyteti i Zgërdheshit ka trajtën e një

trekëndëshi dybrinjënjëshëm që ulet me pjerrësi të pakët drejt fushës (fig. 10). Kulmi i saj ndodhet në pikën më të lartë, ku gjendet dhe një qafë që e lidh me kodrat përreth, ndërsa dy brinjët e gjata rrëzohen me shkëmbinj të thepisur duke siguruar një mbrojtje të mirë anësore. Në periudhën e parë të hekurit majën e kodrës e zë një fortifikim i vogël 1 hektarësh në trajtë trekëndëshe. Më tej në kapërcyellin e shek. IV-III p.e.s., kjo qendër zgjerohet duke arritur një sipërfaqe prej 10 ha. Në këtë periudhë rrethohet deri poshtë dhe paiset me kulla i tërë perimetri i shpatit të kodrës, ndërsa muri i rrethimit të trashëguar,, i cili tashmë lot rolin e akropolit, çahet për tu bërë vend një vargu kullash të tjera. Lind kështu një sistem i ri mbrojtës me shtrirje në shpatin e kodrës, akropoli i të cilit gjëndet në anë, në pikën më të lartë. Afërsisht këtë zhvillim ka dhe Lisi (fig. 5), por në të krahas akropolit, gjënden dhe mure të tjerë të tërthortë që krijonin zona të njëpasnjëshme mbrojtjeje, koncept ky që njihet dhe në fortifikimet e periudhës së I të hekurit (kalaja e Trajanit).

Foinikia e cilësuar prej Polibit si qyteti më i pasur, më i fortifikuar dhe më i fuqishëm i tërë Epirit ndodhet para fushës pjellore të Kestrinës (Vurgut). Kodra në të cilën ngrihet qyteti ka trajtë trungu piramide të përzgjatur (fg. 12). Shpatet e kodrës nga ana perëndimore kanë një pjerësi më të butë se ana e kundërt. Si pasojë qyteti shtrihet në këtë anë, më të përshtatur për banim, duke zënë një sipërfaqe prej 55 hektarësh. Rrethimi kryesor ndjek anën lindore të kreshtës duke shërbyer njëkohësisht dhe si mur i akropolit. Psa një kthese në veri muri që vijon përgjatë shpatit perëndimor i përmbahet vijës rrushkulluese duke shënuar kuotën më të ulët të rrethimit, por kjo kuotë nuk shënjon fundin e kodrës i cili gjëndet 115 m më poshtë. Në këtë rast gjërësija e madhe e shpatit lejon që muri të qarkojë mesin e kodrës pa u shtrirë në rëzë të saj, duke e vështirësuar kështu sulmin dhe vendosjen e makinave të rrethimit. Më tej, në jugë muri vijon me një trase dhëmbë share, duke e mbyllur qarkun. Brënda fortifikimit veçohet akropoli (120x60 m). Një mur tjetër e ndan pjesën veriore, ndërsa një mur i tretë paralel me atë të akropolit, krijon si në Lis një sistem mbrojtës me zona të njëpasnjëshme.

Qytetin e shpatit e hasim dhe në fortifikimet e ndërtuara rishmë, në Persqop dhe Çukën e Ajtojt. Ky i fundit i ndërtuar në shek. e V p. e. s. ka një sipërfaqe prej 5 ha (fig.11). Nga ana veriore ai shfrytëzon rënien e thikët e të paafrueshme të shkëmbit, duke e lënë këtë anë të parrethuar, ndërsa në jug ai ndjek vijën rrushkulluese të mesit të shpatit, duke rrethuar një syprinë mjaft të pjerrët, 500 m të gjatë dhe 100 m të gjërë. Rrethimi karakterizohet nga mungesa e kullave dhe, si në Buthrot e Nikae, nga prania e linjave të dhëmbëzuara.

Në qytetin e shpatit vihet re se linja e poshtme e mbrojtjes kalon shpesh në terren të rrafshët. Por me përjashtim të Orikut të planizuar që në fillim si i tillë, kjo ndodh vetëm në qendrat me vazhdimësi . dhe kushtëzohet nga kufizimi i terrenit (Apoloni, fig. 9; Buthrot fig.7; qyteti në Zgërdhesh, fig. 10). Në të kundërt në fortifikimet e ndërtuar rishmë (qytetet në Çukën e Ajtojt fig. 11, Persqop; Sarag — rrethi i Elbasanit) si dhe në fortifikimet e trashëguara, ku terreni është i gjerë (Foinike, fig.12), kjo linjë kalon në mes të shpatit, duke shfrytëzuar vetitë mbrojtëse të terrenit të pjerrët.

Tipi i dytë, ai i qytetit të pllajës, është më karakteristik për qendrat e ndërtuara rishmë. Dhe në këtë tip dallohen disa nëntipa: qytete që zenë kupola kodrash të pjerrta (Antipatrea. fig. 14; Skodra, fig. 6; Himara; qytetet në Matohasanaj, fig. 13; Kardhiq), qytete që zënë pllaja të sheshta buzët e të cilave bien me pjerrësi të madhe (Nikaia, fig.15 b; Bylisi, 16; Amantia fig. 8; Antigonea, fig. 18; qytetet në Melan; Belsh; Malçan; Kaninë; Selcë e poshtme - rrethi i Pogradecit; Peshtan). Nëntipi i parë është më karakteristik për qytetet e ngritur mbi qendrat paraurbane. Tipik ndër ta është Skodra, e cila gjatë mijravjetëve e deri në ditët tona nuk e humbi rëndësinë e saj si kyç i tërë zonës përreth liqenit. Fortifikimi, i cili kurorëzon një kodër të thepisur shkëmbore (fig. 6), përshkruhet prej Livit si «vendi më i fortë i Labeatëve, i vështirë për tu afruar që Genti i kish zgjedhur fortesë të tërë mbretërisë». Muret e saja, ashtu si në Antipatrea ndiqnin vijën rrushkulluese të pjesës së sipërme të kodrës, ndërsa hyrja kryesore gjëndej nga perëndimi, ku një qafë e butë e lidhte me terrenin përreth.

Matohasanaj përfaqëson qytetin e ndërtuar rishmë. Ai kap kupolën e një kodre shkëmbore me sipërfaqe 3 ha brinjët e së cilës rrëzohen me pjerësi të madhe ose thikë (fig. 14). Vetitë mbrojtëse të terrenit janë shfrytëzuar duke rrethuar me mur vetëm anët ku kalimi është i mundshëm. Kështu nga 900 metrat e perimetrit të fortifikimit janë rrethuar vetëm 360.

Nëntipi tjetër është karakteristik për qendrat e ndërtuara rishmë. (Nikaia, Bylisi, Antigonea, Amantia, qytetet në Melan, Selcë, Malçan, Belsh, Kaninë; Peshtan). Në qytetin në Melan, për këtë qëllim, është shfrytëzuar një pllajë e sheshtë trekëndëshe anët e së cilës bien thikë, e cila lidhet me formacjonin mëmë vetëm në një pikë (fig.19). Në rastet e tjera janë kapur platforma shkëmbore që ngrihen të shkëputura nga terreni përreth. Megjithë tiparet e përbashkëta vihet re se brënda tipit ata i nënshtrohen

zhvillimit në kohë. Karakteristik për qytetet e hershme, të shek. V p.e.s. është Nikaia, e cila gjëndet në një kodër gëlqerore, me lartësi relative 80 m (fig. 15). Nga tre anë ajo bie me pjerrësi të madhe mbi luginat e dy prrejve të vegjël dhe vetëm nga perëndimi lidhet me një qafë me terrenin përreth. Qyteti, i cili shtrihej në pjesën e sipërme të kodrës, në një sipërfaqe prej 18 ha, rrethohej i tëri me mure, të cilët i përshtaten terrenit, duke e ndjekur me mjaft besnikëri vijën rrushkulluese. Muret në anët e pjerrta vijojnë të drejtë deri në 400 m gjatësi, ose përforcohen me dhëmbëzime të rrallë. Tre kulla shihen vetëm në anën nga qafa ku sulmi është më i lehtë, po në këtë anë gjëndet dhe hyrja e vetme. Zhvillimi i vrullshëm i këtij qyteti në shek. e IV — III p.e.s. solli domosdoshmërinë e zgjerimit të tij. Në këtë rast, për shkak të një sigurie më të mirë, nuk lindi qyteti i hapur, por në kodrën fqinjë, veç 1400 m më larg, lind një qytet i ri, Bylisi (fig.15/1). Ndërtimi në shek. e III p.e.s. i një theatri dhe shetitorje në Nikaje, në të njejtën kohë me theatrin e Bylisit, tregon se ajo vazhdon të jetojë në simbiozë me të parën duke krijuar kështu rastin e dyqytetshit. Bylisi nga ana tjetër paraqet dhe shembullin e qytetit të fillimit të shek. III p.e.s., të paraplanizuar dhe të pakushtëzuar nga ndërtimet e vjetra. Bylisi, zë rrafshin e një pllaje 28 hektarëshe të një kodre të veçuar shkëmbore, e cila bie me pjerrësi të madhe, ose rrëzohet me shkëmbinj të thikët. Muret rrethuese ndjekin vijën rrushkulluese duke i dhënë fortifikimit një trajtë trekëndëshe, por në ndryshim me muret e Nikaes, ata përforcohen nga kulla dhe dhëmbëzime të shpeshta. Rruga për në hyrjen e qytetit që gjëndet në mesin e brinjës së gjatë kalon në një damar të pjerrët shkëmbor që kontrollohet mirë nga lart.

Në drejtim të simbiozës midis dy qendrave rasti i mësipërm nuk është i vetmi. Kështu është shëmbulli i Lisit me Akrolisin dhe i Antipatreas me kështjellën në Goricë. Por në se në rastin e parë kështjella, Akrolisi, është më e vjetër se qyteti, Lisi, në rastin e dytë ata janë të njëkohshëm. Lisi dhe Akrolisi gjënden në një pikë ku mali i Velës shtyhet deri në Drin me një gjuhë shkëmbore, në të cilën spikasin maja e Shelbuemit, 410 m e lartë, e cila mbart Akrolisin, Lisin e epërm; dhe tjetra 1100 m larg saj, 172 m e lartë, që mbart vetë Lisin (fig. 20). Kemi të bëjmë me dy fortifikime mëmë e bijë prej të cilëve Akrolisi më i hershëm në kohë e lindi dhe e bashkëjetoj Lisin. Akrolisi paraqet një brinjë të ngushtë që bie thikë, ose me pjerrësi të madhe. Në pjesën e saj të sipërme gjëndet një fortifikim prej 1.5 hektarësh, muret e të cilit e qarkullojnë pjesërisht brinjën duke ja lënë afro gjysmën mbrojtjes natyrale. Fortifikimi i përket periudhës së I të hekurit, por ai rindërtohet dhe një herë njëkohësisht me ndërtimet kryesore të Lisit (fig. 5/1). Fortifikimet e Lisit e mahnitën që në shek. e XV Qiriakun e Ankonës i cili e përshkruan si një «fortifikim me mure të pamasë, të ndërtuar me gurë të mëdhenj, ku spikasin ndërtime arkitektonike të ndryshme». Muret mbrojtëse të Lisit rrethonin shpatin perëndimor prej 20 ha të kodrës duke zbritur me dy krahë në lumë (fig. 5). Më tej dy mure të tërthortë krijonin sisteme të njëpasnjëshme mbrojtëse. Qyteti i sipërm që ka trajtë shumëkëndëshe siguronte nëpërmjet mureve, 16 kullave dhe dhëmbëzimeve një mbrojtje mjaft të mirë. Në pjesën e tij të sipërme gjëndet akropoli i rindërtuar mbi një fortifikim të periudhës së I të hekurit. Përshkrimi i Polibit për rrethimin e Lisit, ku del se qyteti nuk mund të merej dot pa u marrë Akrolisi dhe se «një sy të vetëm të hidhte njeriu mbi të e do ta kuptonte menjëherë se pushtimi i tij ish një gjë e pamundur» tregon qartë për simbiozën e këtyre dy qendrave ku Lisi kryente funksjonin kryesor, ndërsa Akrolisi i shërbente atij si akropol dhe mbrojtje e sigurt..

*Kështjellat* (fig. 1). Një mbishkrim i gjetur në fortifikimin e Rabijes në rrethin e Tepelenës i emërton kështjellat peripolje dhe e bën të qartë funksjonin e tyre për mbrojtjen e qafave dhe rrugëve të kalimit për në teritorin e fisit. Këto fortifikime që përbëjnë sisteme kompleksë për mbrojtjen e vijave të komunikimit ose mbrojtjen rrethore të territoreve, vihen re jo vetëm tek njësitë e mëdha si Amantët ose Bylinët, por dhe në nënnjësitë si Prasaibët (fig. 21) ose Argyrinët. Kështu në trevën e Gjirokastrës kryeqendra qarkohet prej një sistemi qytetesh dhe kështjellash të vogla, shtojca të mbrojtjes natyrale prej maleve, të cilat kontrollojnë rrugët e kalimit në luginë (Lekli, Kardhiqi, Labova e Kryqit, Seloja, Pepeli. Arinishta) (fig. 22). Krahas mbrojtjes periferike në të vërehet dhe një linjë e brendshme për kontrollin e rrugës (Lekël, Antigone, Melan, Arinishtë).

Krahas kësaj një sërë fortifikimesh të cilat kontrollojnë rrugët dhe krahinat në njësi më të mëdha se ato fisnore duhen parë si ndërtime të shtetit ilir. Ndër to futen fortifikimet përgjatë rrugëve në luginën e Shkumbinit (Gracen, Bixellenjë, Sarag, Kodra e Malit, Shënlli, Valsh), ose rifortifikimi me gurë të latuar i kështjellës së Rosujës (Rr. Tropojës), e cila kontrollon një rrugë kalimi në një nga zonat më të thella të vendit. Ky rifortifikim që nuk mund të përballohej dot nga banorët e një qendre të vogël, dëshmon për shtrirjen e formacjoneve shtetërore deri në këto anë dhe ndërtimin prej tij të një sistemi fortifikimesh kontrolli.

Kështjellat e reja të kësaj periudhe kanë një si-

përfaqe 0.5-1.5 hektarë. Prej tyre më të voglat janë të destinuara kryesisht për qëndrime garnizonesh (Hadëraj, rrethi i Vlorës; Karoq; Malathre rrethi i Sarandës; Dorz rrethi i Tiranës) etj., ndërsa të mëdhatë kanë dhe funksjon ekonomik (Borshi, Ceria. rrethi i Vlorës; Lekli, rrethi i Tepelenës etj.). Me përjashtime shumë të rralla (Dorzi), keshtjellat nuk paraqesin vazhdimësi si qytetet, por janë ndërtime të reja. Tipike për këto të fundit është keshtjella 1.7 hektarëshe e Ceries, Keshtjella gjëndet në një kodër piramidale shkëmbore, në vendin ku takohet lumi i Kuçit me prroin e Smokthinës (fig. 23). Ajo gjëndet në qendër të një trualli të kufizuar prej malesh të lartë, të cilin e zotëron si nga ana ushtarake ashtu dhe ekonomike. Muret e saja vazhdojnë Kreshtës së kodrës, për tu kthyer në kënde të drejtë ndaj jugut. Pasi vijojnë për 170 m gjatë shpatit muret i mbështeten një gremine të paafrueshme, duke e lënë atë të parrethuar. Hyrjet për në keshtjellë gjënden në dy skajet e kundërt: Kryesorja në juglindje, ndërsa tjetra bri kullës veriperëndimore. Pjesët më pak të mbrojtura përforcohen me mure dhe kulla. ato të afrueshme me vështirësi vetëm me mur, ndërsa greminat lihen të lira. Fortifikimi është ndërtuar duke u bazuar në njohjen mjaft të mirë të terrenit, duke kombinuar pozitën strategjike dhe kontrollin e nyjes rrugore me pozitën e mbrojtur.

Një tip tjetër, të përfaqësuar dobët në këtë periudhë, por që gjen përhapje të madhe në antikitetin e vonë, paraqet fortifikimi i Malathresë. Fortifikimi me sipërfaqe 0.42 ha ka trajtë kuadratike me skajet të mbrojtur prej kullash drejtkëndëshe. Në brendi fortifikimi ndahet në 3 pjesë prej dy muresh të brendshëm që lidhen me porta me njera tjetrën (fig. 24).

Roli i kështjellave si pjesë plotësuese të qyteteve të fortifikuar del i qartë në rastin e simbiozës së Antipatreas me kështjellën përballë, atë të Goricës. Të dy fortifikimet gjënden në të dy anët e grykës së fundit e të ngushtë që kalon Osumi para se të dalë në fushën e Gylakut (Myzeqe) (fig. 13). Në të djathtë gjëndet qyteti i Antipatreas që kurorëzon një kodër 187 m të lartë e cila bie thikë në lumë, ndërsa në të majtë, në një kodër po kaq të lartë, gjëndet kështjella e Goricës. Kështjella ka një sipërfaqe rreth 1 hektarëshe dhe trajtë trapezoidale, nga që muret i përshtaten terrenit me brinjë të drejta. Në anën veriore dhe lindore ata i mbështetën shkëmbit duke ja lënë mbrojtjen terrenit të thikët. Në anët e tjera muret të punuar me teknikë të njëjtë me atë të Antipatreas, me muraturë pseudoizodomike, kanë një gjerësi të njëjtë 3-3.30 m. Muret përforcohen dhe prej dy kullash kuadratike, po të njëjta me ato të Antipatreas. Siç shihet të dy fortifikimet janë të njëkohshëm dhe i përkasin një sistemi të dyfishtë të paraplanizuar, i cili e mbyll plotësisht hyrjen dhe daljen nga lugina për në fushë.

Muret barjerë. Muret barjerë të njohur që në prehistori (Zvezdë) pëfaqësohen vetëm prej murit të Demës (fig. 25). Muri e ndërpret gadishullin e Heksamilit në fillim të tij, në vendin më të ngushtë (fig. 21). Në këtë mënyrë veçohej një sipërfaqe prej 13 $km^2$ e cila në veri mbrohej prej murit, ndërsa në anët e tjera qarkohej prej ujrave të detit, liqenit dhe kanalit të Vivarit. Kjo sipërfaqe i përkiste teritorit bujqësor në varsi të drejtpërdrejtë nga qyteti. Muri rreth 650 m i gjatë niste buzë liqenit dhe përfundonte në anën tjetër rreth 20 m larg buzës së detit duke e shmangur goditjen e drejtpërdrejtë nga anijet. Muri përbëhet prej dy këmishësh 2.80 m të gjëra dhe mbushjes së mesit me dhe e gurë të vegjël 5 m të gjerë, që ç'do 3-4 m përshkohet nga lidhjet e tërthorta. Në këtë mënyrë ai arinte një gjërësi prej 9.50 metrash që lejonte si kalimin e shpejtë të reparteve ashtu dhe vendosjen e baterive me makina gurhedhëse. Muri është ndërtuar me blloqe kënddrejtë të punuar me faqe të rrafshta që arrinë deri në 2, 70x1,50 m të vendosura me një farë shkallzimi. Muri paraqet një ndërtim mjaft solid i cili ja kalon për nga forca mjaft ndërtimeve të tjera bashkëkohëse.

*Kullat t veçuara.* Prej kullave të veçuara njihet Kulla e Vagalatit (rrethi i Sarandës) (fig. 26). Kulla përbëhet prej një muri 24 m të gjatë dhe 3.5 m të gjerë që përfundon me një kullë drejtkëndëshe 9.50x6.50 m. Kulla ka mure 1.20 m të gjerë, të përshkuar në katin e saj të parë prej 3 frëngjish për hark. Në të të fut nga pas një hyrje 1.30 m e gjerë 5 m larg saj në mur gjëndet një shkallë 6 m e gjatë e cila të shpinte në shtegun e kalimit të murit dhe në katin e dytë të kullës. Kulla e mësipërme shërbente për vrojtimin e luginës së Pavllës duke qenë në funksjon të sistemit mbrojtës të Prasaibëve.

*Tipoligjia e elementeve përbërës të fortifikimit.* Në se format planimetrike dhe zgjedhja e terrenit të fortifikimeve antike ka një farë uniformiteti, elementet mbrojtës kurtinat, kullat, hyrjet. i nënshtrohen një evolucjoni të vazhduar në përshtatje me kërkesat e kohës. Kështu krahas tipologjisë në to mund të ndiqet dhe evolucjoni.

*Teknika e ndërtimit.* Muratura me gurë të bashkuar në të thatë mund të ndahet në tre grupe kryesore: me gurë të thyer, me blloqe të latuar në vend dlhe me blloqe të parapregatitur. Prej kalimeve nga një grup në tjetrin pa dyshim që rëndësi më të madhe ka kalimi prej muraturës me gurë të thyer në atë me blloqe të latuar. Ky kalim që paraqitet evo-

lutiv dhe jo i prerë dëshmon se faktori i brendëshëm, zhvillimi ekonomiko-shoqëror i pasqyruar në zhvillimin teknik, është faktori kryesor në këtë proces. Më qartë ai kapet në fortifikimet e periudhës tranzitore. Kështu tek muret e fortifikimet të Pepelit shihet synimi për një lidhje më të mirë të gurëve, që shprehet nëpërmjet këmbimit të rreshtave me gurë të lartë e të ngushtë me rreshta pllakash të holla e të gjera (1,5x4,5 m) si dhe synimi për një rreshtim horizontal (fig. 27). Në Labovën e Kryqit muret janë ndërtuar me pllaka të mëdha guri gëlqeror (rreth 3x2x0,3 m) të thyera drejt në anën e jashtëme (fig. 28). Në sajë të shtresëzimit dhe pjerrësisë së terrenit rrasat janë nxjerrë dhe rrëshqitur lehtë në trasenë e murit, që përbëhet vetëm prej paretit të jashtëm të niveluar nga brenda me dhe (fig. 28).

Veç rritjes së stabilitetit mbushja e mësipërme lejonte rrëshqitjen e rrasave drejt e në lartësinë e kërkuar, si dhe krijimin e një tarace të gjerë në vend të shtegut të kalimit. Në Kalivo muret përbëhen prej pareteve prej gurësh të mëdhenj ku vihet re synimi për një lidhje më të mirë të gurit dhe bërthamës me gurë më të vegjël (fig. 30). Në periudhën e dytë të hekurit në sajë të zhvillimit teknik u bë e mundur heqja dorë nga teknika me gurë të thyer e cila nuk siguronte një qëndrueshmëri të mirë dhe paraqitje estetike. Si pasojë dhe fortifikimet në zona mjaft të thella si në Rosujë (rrethi Tropojës) dhe Symizë (rrethi i Korçës) si dhe shtesat e reja sado të vogla në fortifikimet ekzistuese, si një kullë në fortifikimn e periudhës së I të hekurit në Ganjollë (rrethi Shkodrës) dhe faza e III e fortifikimit në Dorz (rrethi i Tiranës), kryhen me blloqe të latuar. Por kjo nuk përjashton mundësinë që në zonat që mbeten jashtë formacioneve shtetërore, si ajo në rrjedhjen e sipërme të Drinit të Zi, të ketë vazhduar ndërtimi i fortifikimeve me gurë të thyer.

Në grupin e dytë. atë me blloqe të latuar në vend. nxjerrja e blloqeve nga kavoja kryhej duke i thyer shkëmbinjtë në masa të çrregullta, pa i kushtuar nonjë vëmendje të veçantë formës. Nxjerrja e tyre kryhej në pikat më të larta të rrethimit që ndihmonte në rrafshimin e truallit dhe njëkohësisht lejonte transportin në drejtim të pjersisë. Kjo teknikë jepte mundësinë e përdorimit të blloqeve me përmasa mjaft të mëdha deri në 3x2.60 m (Foinike fig. 31). Në këtë grup dallohen muret me fuga gjatsore horizontale, me blloqe katërkëndësh. drejtkëndësh ose trapezë. Tipike në to janë muret e fortifikimit të Borshit (rrethi i Sarandës) ku shihet përdorimi i pykave, dhëmbëzimi i fugave horizontale dhe mos shoqërimi me teknikë poligonale edhe në vendet ku terreni është mjaft i thyer (fig. 32). Më tej vinë muret me fuga gjatsore të çrregullta, me blloqe me trajta të ndryshme: rombike, trapezoidale dhe shumëkëndëshe (fortifikimet në Çukën e Ajtoit, Selo. Lis etj.). (fig. 33). Ndërsa nëngrupi i parë ka një kufizim në kohë, i dyti ka një jetë më të gjatë. Madje kjo muraturë bashkëjeton ndonëse në formë rudimentare, me teknikën izodomike, duke shërbyer për kalimin e terreneve të thyer. Muratura e këtij nëngrupi nuk paraqitet e njëjtë në çdo qendër dhe ndryshon së tepërmi për nga rregullsia dhe mbizotërimi në fasadë i njerës ose tjetrës formë gjeometrike.

Një nëngrup tjetër ndonse të përfaqësuar dobët, vetëm në Amantie, përbën muratura e quajtur lesbike (fig. 34). Muret e mësipërm janë punuar me blloqe shumëkëndësh që në ndryshim prej të tjerëve i kanë faqet të rrafshta. Karakteristike e kësaj murature që i jep mjaft bukuri ndërtimit, por njëkohësisht kërkon përpikmëri dhe mund më të madh, është punimi i fugave të bashkimit në trajtë të lakuar.,

Muratura izodomike paraqet një koncept mjaft më të përparuar parapregatitjen e plotë dhe standartizimin e proçesit të përpunimit të gurit, proçes që kërkon dhe profilizimin e ngushtë të specialistëve. Muret e punuar me teknikën izodomike (Antigone, fortifikimet në Lekël, Melan, Kaninë, Persqop etj.) (fig. 35) kanë lartësi rreth 0,5 m, dhe gjatësi 1-1,5 m. Në sajë të këtyre përmasave dhe peshës së kufizuar, 0,5-1 Ton, transporti i tyre është i mundëshëm dhe kundër pjerësisë së terrenit, kështu që gurroret e tyre gjënden dhe në vende larg fortifikimeve. Gurore të tilla janë ajo në Shkallë të Konispolit, 3 Km larg fortifikimit të Mallathresë dhe e Selcës. Në këtë të fundit nxjerja kryhej duke hapur kanale 0,15x015 m në të cilët biroheshin një serë vrimash të rrumbullakta, për futjen e pykave të drunjta (fig. 36). Bymimi i tyre prej lagies me ujë sillte dhe shkëputjen e blloqeve.

Latimi i faqes së jashtëme të blloqeve kryhej me mënyra të ndryshme që në kombinim me formën e tyre gjeometrike krijon një numër të madh varjacionesh. Së pari vjen trajtimi i bymuer i sipërfaqes së jashtëme, i cili krijon një kontrast nëpërmjet efektit dritë-hije dhe të ngjall ndjenjën e ashpërsisë e të forcës (fig. 37) (Antipatrea, Lis, fortifikimet në Selo Borsh etj.). Në të kundërt në muraturën izodomike si regull hasen faqet e rrafshta, punim ky që të krijon më tepër ndjenjën e qetësisë dhe ekuilibrit (fig.37) (Antigone, qytetet në Melan, Persqop, Kaninë etj.). Punimi i mësipërm nganjëherë shoqërohet me një shirit anësor, fillimisht teknollogjik, por që më tej kthehet në element zbu-

kurimi. Në rastet kur ky shoqëron muraturën me faqe të rrafshta, pjesa e mesit çukitet duke krijuar një kontrast estetik (Apoloni fig. 38, qyteti në Kaninë).

*Themelet.* Muret e kullave dhe kurtinave në terrenet shkëmbore mbështeten mbi shkëmb, i cili në se gjëndet mbi sipërfaqe rrafshohet në pjesën e sipërme (fig.39). Në rastet kur shkëmbi gjëndet nën nivelin e tabanit ose tabani është i butë, për mbështetjen e pareteve anësore të mureve ndërtohen themele, ndërsa bërthama lihet e lirë. Themelet kanë thellësi 0,90 - 1,30 m. dhe zakonisht janë 0,10 - 0,30 m më të gjërë se muri (Lis, fig. 40; Apoloni; qyteti në Kaninë, fig.41). Rregullisht mbi themelin vazhdon muri por ka dhe raste kur muri vijon mbi xokolin e tërhequr pak më në thellësi (fig. 42) (fortifikimet në Kaninë, Mallathre etj.).

Në drejtim të materialit të përdorur muret e fortikimeve ndahen në mure guri dhe mure tulle mbi xokol guri. Gurët e përdorur janë kryesisht gëlqerorë të Paleogjenit (fig. 30,31,32), ranorë të triasit (fig. 42) dhe brekçe shpati (fig. 35). Prej tyre së pari parapëlqehen gurët gëlqerorë të cilët në sajë të shtresëzimit mund të nxiren lehtë dhe kanë rezistencë të madhe si ndaj goditjeve ashtu dhe agjenteve atmosferikë dhe më tej ata prej formacioni ranor, të cilët nxiren dhe punohen lehtë. Ruajtja në lartësi të pakët e mureve, dhe në vendet ku nuk ka në afërsi nonjë qendër të banuar, ruajtja e shpeshtë e linjës së drejtë të murit në pjesën e sipërme, si dhe përdorimi i qerpiçit në muret e Apolonisë e bën mjaft të mundur praninë e mureve prej qerpiçi mbi xokola guri. Murin me tulla e gjejmë në Apoloni dhe në ndërtimet e shek. I p.e.s. në Lis. Muri i Apolonisë përbëhet prej xokolit të gurtë 1,90-3,20 m të lartë, i cili vijon me shkallëzime sipas terenit, dhe mbistrukturës prej tullash (fig. 43). Muri 2,35 metra i gjerë ka qënë rreth 10 m i lartë. Tullat e përdorura me përmasa 0,46x0,46x0,08 dhe 0,38x0,38x0,08 m janë pjekur mjaft mirë. Lidhja e tyre kryhet me llaç prej argjili të verdhë dhe në vendosjen e tyre vihet re ndjekja me rigorozitet e linjave horizontale dhe shkëmbimi i rregullt i fugave vertikale. Ndonse në fortifikimet greke qerpiçi pati një përdorim të gjerë, në të kundërt përdorimi i tullës njihet vetëm në një qytet, në Olynth, për më tepër i kombinuar me mure qerpiçi. Në këtë drejtim përdorimi masiv i tullës në ndërtimet mbrojtëse në Apoloni, në një perimetër prej më se 4300 metrash përbën një rast unik për tërë botën antike. Kjo tregon pa dyshim për një potencjal të lartë ekonomik dhe teknik të Apollonisë dhe se Apollonia e futi në mënyrë masive tullën në ndërtimet mbrojtëse, koncept ky që gjeti përdorim të gjerë në ndërtimet e mëvonshme në perandorinë romake.

*Kurtinat (muret midis kullave).* Në shumicën e fortifikimeve kurtinat kanë një gjerësi prej 3,20-3,00 m, si në fortifikimet e shek. V. p.e.s: (Nikajia); ashtu dhe në fortifikimet e kapërcyellit shek. IV-III p.e.s. (Antigone, Lis etj.). Rrallë herë kjo gjerësi zbret deri në 2,40 m. (Apoloni, Irmaj, Karoq). Në rastet kur muret vijojnë mbi shkëmb shpesh ky i fundit pritet drejt ose me një pjerrësi të lehtë. Në këtë mënyrë shkëmbi luan njëkohësisht rolin e bazamentit dhe të kurtinës duke arritur si në Amantie deri në 6 m. lartësi (fig. 39). Vetë muret vijojnë me faqe vertikale, por si përjashtim, në raste të rralla, ata mund të pjeren lehtë ose të shkallëzohen përbrenda (Demë fig. 25, Amantie).

Mbushja midis dy pareteve (emplekton) në muraturën izodomike ku blloqet vinë të parapregatitur që më parë përbëhet kryesisht prej dheu (Antigone, Persqop, faza e II e Amanties, Zgërdhesh, fig. 44) ndërsa në muraturat e tjera në të cilat përpunimi i blloqeve kryhet në vend, ajo përbëhet prej gurësh të thyer të madhësive të ndryshme, të dalë nga përpunimi i blloqeve (Irmaj, Lis, fig. 45, Antipatrea etj.). Mbushja zakonisht përshkohet prej lidhjeve të tërthorta që i bashkojnë paretet me njeri tjetrin. Synimi për një lidhje të tillë vihet re që në fortifikimet e hershme (Nikae, Çukë e Ajtojt) por ajo është më e qartë në ndërtimet me muraturë izodomike ku krijohen ndarje të zbrazta kuadratike (Zgërdhesh, Antigone fig. 46, Lekël, Persqop). Kjo strukturë ka një moment inercie dhe rezistence mjaft të madh duke u paraqitur mjaft e qëndrueshme ndaj lëkundjeve sizmike dhe goditjeve të makinave. Në një sërë fortifikimesh për arritjen e një qëndrueshmërie dhe më të mirë, ndarjet e tërthorta vazhdojnë jashtë në formë pilastrash (Amantie II, Buthrot II, Persqop, fig. 47). Për më tepër në disa fortifikime të punuar me muraturë izidomike muret janë të plotë, me sërë blloqesh.

Muret e fortifikimeve nuk ruhen të plotë, kështu që përcaktimi i lartësisë së tyre është i vështirë. Të vetmet raste ku dhe mund të nxirren lartësitë janë Buthroti, Lisi dhe fortifikimi në Vagalat. Në Buthrot ruhet shtegu i kalimit 7 m. mbi nivelin e tabanit (fig. 48) duke i shtuar atij dhe 2 metrat e parapetit rezulton se muri në këtë qendër ka pasur 9 m lartësi. Po kështu duke u nisur nga gjatësija e shkallëve dhe fakti se ato vijojnë me një kënd prej $45^0$, muret e Vagalatit rezultojnë rreth 8 m të lartë. Së fundi për peshimin me plumb muret paiseshin me vija dhe kanale peshimi (fig. 49).

*Kullat.* Në kapërcyellin e periudhës së parë dhe të dytë të hekurit, për t'ju kundërpërgjigjur teknikës më të përparuar të rrethimit muret mbrojtës fillojnë të paisen me kulla. Ky element i ri paraqet

një përfundim llogjik, zbatimi i të cilit kushtëzohej nga teknika e punimit të mureve. Kështu kullat, të cilat mungojnë në fortifikimet e periudhës tranzitore (kështjellat në Pepel fig. 50; në Labovën e Kryqit fig. 51, fazën e parë të qytetit në Zgërdhesh; fazën e II e të Dorzit në Bllacë). Muret e tyre janë punuar me gurë të mëdhenj dhe një teknikë që jep mundësi për kthesa kënddrejtë dhe qëndrueshmëri më të madhe se muret e periudhës së parë të hekurit. Por megjithëkëtë kjo teknikë nuk siguronte ende qëndrueshmërinë e duhur vertikale. Si pasojë kullat duhet të kenë pasur lartësi të njëjtë me kurtinat duke mos qënë elementë të mirëfilltë mbrojtës, të paramenduar për mbrojtjen anësore të kurtinave. Funksioninin e vërtetë mbrojtës kullat nuk e fituan as në shekullin e V p.e.s. Kështu në Nikae në tërë perimetrin prej 1800 metrash të murit rrethues gjënden vetëm 3 kulla, mbi 200 m. larg njera tjetrës (fig. 15). Këto tipare vihen re dhe në Foinike (fig. 12), Çukën e Ajtoit (fig. 11) ku kullat mungojnë tërësisht, dhe në fazën e I të Amanties (fig. 17).

Elemente më me rëndësi se kullat për mbrojtjen anësore të kurtinave në këto fortifikime janë thyerja e linjës së murit dhe traseja dhëmbë-share. Nëpërmjet thyerjes linja e murit coptohet në gjij të futur dhe thepa të dalë, veçori këto që kapen mirë në Foinike (fig. 12) dhe në kështjellën e Labovës se Kryqit (fig. 52). Traseja dhëmbë share ndiqet mjaft qartë në fortifikimin e shek. të V p.e.s, në Nikae, Buthrot, Foinike dhe në atë në Çukën e Ajtojt (fig. 15, fig. 7. fig. 12, fig. 11.). Ky element mbijeton dhe në fortifikimet e fundit shek. IV fillimit të shek. III p.e.s. (Bylis, Lis, kështjella në Cërie) (fig. 16; fig: 5, fig. 23) ku përdoret krahas kullave, por tashmë me një rol të dorës së dytë. Në fortifikimet e mëhershme, traseja dhëmbëshare ka përdorim më të gjerë, madje në Buthrot ajo haset dhe në terren të rrafshët, ku luan rolin kryesor për mbrojtjen anësore të kurtinave (fig. 7). Në Nikae traseja dhëmbëshare, kalon buzë rrëpirës duke lënë para vetes një shteg të ngushtë. Dhëmbëzimet e saja vijojnë çdo 120 metra duke i kundërvënë kalimit të mundëshëm gjatë shtegut ballin e tyre. Rregullsi vihet re dhe në Foinike, ku traseja i kundërvihet pjerësisë duke krijuar çdo 20-30 m. balle rreth 4 m të gjerë (fig. 12).

Kthimi i kullave në elemente organikë të fortifikimit vihet re në ndërtimet mbrojtëse të shek. IV p.e.s. Kështu në Antipatrea vërehen. si në skajet, ashtu dhe gjatë linjës së murit, kulla të zhvilluara drejtkëndëshe Zhvillim edhe më të plotë fortifikimi me kulla fiton në ndërtimet mbrojtëse të kapërcyellit shek. IV — shek. III. p.e.s. Në Zgërdhesh kullat janë të rreshtuara në dy linja të drejta që ndjekin vijën rrushkulluese në akropol dhe në qytetin e poshtëm (fig. 10). Në linjën e fundit, që shtrihet në terren të rrafshët, kullat gjënden 29,5 m larg njera tjetrës (fig. 53), distancë kjo që lejon mbulimin e dyanshëm me goditje anësore, ndërsa në akropol mbrojtja paraqitet më kompakte dhe kullat gjënden veç 20 m larg njera tjetrës. Në Lis rrethimi i qytetit të sipërm përforcohet të paktën prej 16 kullash, pa llogaritur kullat e akropolit dhe mbrojtjen prej trasesë dhëmbëshare (fig. 5). Karakteristike në Lis është mbrojtja e hyrjeve nëpërmjet kullash të jashtëme, të shpërndara në mënyrë që këto të fundit përveç mbrojtjes së hyrjeve të mbulonin nga anët dhe kurtinat. Kullat gjënden në thepat e dalë dhe në meset e kurtinave të gjata, 45-70 m. larg njera tjetrës. Kjo largësi që nuk lejon mbulimin e dyanshëm të kurtinës si në Zgërdhesh, shpjegohet me pjerësinë e terrenit që nuk lejon përdorimin e lirë të makinave të rrethimit. Një tipar që nuk haset shpesh në fortifikimet e tjera është mbrojtja me kulla edhe e gjijve të futur, që tregon se mbrojtja e kurtinave i besohej kullave dhe jo më thepave të vetë kurtinave, koncept ky mjaft i avancuar.

Kullat e fortifikimeve antike në vendin tonë kanë planimetri katërkëndëshe, rrethore, dhe në formë patkoi. Prej tyre shumica ka formë drejtkëndëshe. Por në se në fortifikimet e hershme ato nuk janë krejtësisht funksionale dhe të cekta, të pazhvilluara mirë, (në Nikae 7,5x2,5 m.) (fig. 54), në Apoloni ato kanë një dalje më të madhe (6,10x3,50 m) (fig. 55), ndërsa në fortifikimet e fundit shek. IV, fillimit të shek. III p.e:s: ato marin trajta afërsisht katrore (Lis, qyteti në Zgërdhesh etj.) (fig. 53) dhe zhvillohen në dy ose më shumë kate lartësi. Ballet e këtyre kullave në fortifikimet e vogla kanë një gjerësi prej 5 metrash (Malathre) (fig. 56), kurse në qendrat e tjera arrinë deri në 10,5 (Lis, qyteti në Zgërdhesh) (fig. 57). Dalja nga kurtina në to luhatet në funksjon të pjerësisë së terrenit nga 5 në 7 m duke krijuar në brendi ambiente kuadratike rreth 5x5 m. Ambientet e katit të parë janë ose të mbushur, për të rritur qëndueshmërinë ndaj goditjeve (Apoloni, Lis) ose të zbrazët për të shërbyer si lokale roje ose magazina (Antipatrea, kështjellat në Hadëraj, Vagalat fig. 26, Mallathre). Në kullat me ambient në katin e I, muret e tija përshkohen prej frengjish (Buthrot, Vagalat fig. 20, Matonasaj) ose janë të verbër ndaj anës së jashtme (Malathre, fig. 56). Tipike për kullat me ambient të zbrazët të katit I, janë kullat e qytetit të poshtëm në Zgërdhesh. Kullat lidhen organikisht me kurtinën e cila shërben dhe si mur i pasëm. Ato kanë balle rreth 9-10 m të gjërë, faqe anësore 7 m të gjata dhe mure 1,80 metërsh, ndërsa ambienti i zbrazët i katit të I të kullës ka përmasa

rreth 5x5 m.

Në krahasim me kullat drejtkëndëshe, ato me planimetri rrethore kanë një pëdrorim më të pakët. Këtë tip e gjejmë në Apoloni, Lis, Matohasanaj, Zgërdhesh (fig. 58) dhe Cerie. Karakteristikë e tyre është se ato gjënden në terrene të rrafshët (Apoloni), ose thyerjen e linjës së murit, duke paraprirë thepa të ngushtë. Kështu në Apoloni dhe fortifikimin në Matohasanaj, në vendet ku thyerja e vijës së murit krijon kënde nën ose rreth 90 gradëve, kullat kanë kryesisht planimetri rrethore, ndërsa në meset e kurtinave ose në vendet ku thyerjet kanë kënd të gjerë, planimetri kënddrejtë (fig. 9,14).

Tipin e kullës në trajtë patkoi e gjejmë në Buthrot në portën me kulla. Kulla 15.50 m e gjatë dhe 8.20 m e gjërë ndahet prej një muri të tërthortë në pjesën e pasme kuadratike dhe në të përparshmen me ballë në formë gjysëm rrethi (fig. 59). Muret e kullës, 1 m të gjerë, përshkohen në katin e I prej 5 frengjish nga dy në çdo anë dhe një në ballë. Këtë kat e përshkojnë dhe dy hyrje të mbuluara me arkitrarë. e para në murin e pasëm, ndërsa tjetra në murin e tërthortë. Një trajtim i tillë kombinon anët pozitive të kullës drejtkëndëshe dhe rrethore: siguron një mbrojtje anësore të mirë të kullës dhe njëkohësisht, nëpërmjet ballit të lakuar, rikosheton goditjet nga makinat gurhedhëse. Këtë tip kulle, thuajse me të njëjtat përmasa e gjejmë dhe në antikitetin e vonë, në kastron fushore të Skampinit.

Shembujt e mësipërm tregojnë se kulla rrethore dhe ajo patkua në teritorin tonë nuk u kthye në tip mbizotërues si në mjaft fortifikime bashkëkohore. Kjo dukuri shpjegohet se avantazhet e kullës rrethore janë më të mëdha në thepat e dalë dhe terrenet fushore ku mund të afrohen lehtë makinat rrethuese, ndërsa në terenet e pjerët, karakteristikë për fortifikimet antike në vendin tonë, më të përshtatëshme janë kullat drejtkëndëshe. Në fakt kullat rrethore rikoshetojnë mirë goditjet e predhave dhe krijojnë mbrojtje të plotë rrethore pa kënde të vdekur. Nga ana tjetër, duke pasur të njëjtën gjerësi me kullat drejtkëndëshe, kanë perimetër më të vogël dhe sipërfaqe mjaft më të vogël se to, gjë që e kufizon intensitetin e zjarrit. Si pasojë e këtyre vetive kullat rrethore i gjejmë kryesisht në vendet që kërkojnë mbrojtje rrethore, pa lejuar zona të vdekura, vende që zakonisht dhe goditen më lehtë nga predhat ose makinat.

Si raste të rrallë, hasen kullat në formë trapezi, të krijuara nga deformimi i kullave drejtkëndëshe (Kështjella në Cerje) (fig. 23) dhe kullat trekëndëshe të krijuara nga dhëmbëzimi i pjerët i trasesë dhëmbëshare (Buthrot, Foinike) (fig. 7, 12).

Së fundi bastionet përfaqësohen mirë prej atij në fortifikimin në Persqop (fig. 60). Gjatësia e tij prej 58 metrash dhe gjerësija prej 12 metrash lejonte vendosjen në pjesën e tij të sipërme të një baterie të fuqishme makinash gurhedhëse për mbrojtjen e anës jugore e cila paraqitet dhe më e përshtatshme për sulm. I tërë bastioni mbi 7 m. i lartë projektohet 15m nga kurtina, ndërsa në anën e tij lindore gjëndet hyrja (fig. 61). Bastioni përbëhet prej 2 pareteve 6 m larg njeri tjetrit, të lidhur tërthor duke formuar boshllëke prej 5-6.25 m të gjërë, mbushur me dhe e gurë. Për rritjen e qëndrueshmërisë dhe shpërndarjes më të mirë të ngarkesave dinamike të baterisë ndarjet tërthore përfundojnë me pilastra.

Kullat punohen me muraturë të njëjtë ose pak më të kujdesshme se kurtinat. Gjerësia e tyre që luhatet ndërmjet 1,20 m dhe 1,90 metrave, në raport me gjerësinë prej 2,7-3,50 m të kurtinës, është më pak se gjysma e saj, Nga ana tjetër, në shumicën e rasteve, muret e kullave i mbivihen murit të kurtinës. Këto tregojnë se ndërtuesit janë nisur nga fakti se rrëzimi i kurtinës do të qe mjaft më i rrezikshëm, pasi armiku do arrinte të futej brenda fortifikimit, ndërsa rrëzimi i mureve të kullës nuk do ta sillte kërë rrezik, pasi hyrja e saj e ngushtë mund të mbyllej lehtë. Në këtë mënyrë kullat luajnë dhe rolin e amortizatorëve duke marë mbi vete goditjet dhe duke u shembur kur kalon kufiri i rezistencës. por pa e dëmtuar kurtinën. Nga ana tjetër seksjoni kornizë i kullave siguron një moment rezistence dhe inercie mjaft më të madh se seksjoni drejtvizor i kurtinave. Ndryshe prej kullave të mësipërme me blloqe guri, ato të Apolonisë janë ndërtuar me tulla mbi xokole të gurtë (fig. 55). Paretet e murit me tulla, 1 m të gjerë, lidhen me dy mure tek tullë, që kalojnë të kryqëzuar me njeri tjetrin, përmes mbushjes me dhe të katit I (fig. 62).

Në rastet kur terreni përpara kullave vijon me pjerësi, kullat lartësohen mbi bazamente, të cilët në Antipatrea përbëhen prej blloqesh të punuar ashpër, të vendosur me shkallëzime ndaj terrenit, duke arritur 1,5-2,5 m lartësi (fig. 63).

Frengjitë e kullave kanë formë pyke me përmasa të jashtme rreth 0,10x1-1,5 m të brendshme 1x1-1,5 m dhe faqe vertikale (fig. 64).

Kullat qenë 2-3 katëshe me taraca dheu të ngjeshur ose çati me tjegulla (fig. 65). Ndarja e kateve në to kryhej me dysheme të mbështetura në trarë. Në Buthrot ku hapsira e dritës është e madhe, trau gjatsor i dyshemesë mbështetej në një kollonë guri (fig. 66). Në katin e II të kullave kalohej si nga shtegu i rojes, shkallët për tek i cili gjënden afër kullave (fig. 67. 67, 26) si dhe nga ambienti i katit I.

*Hyrjet.* Hyrjet e kësaj periudhe trajtohen me kuj-

des mjaft më të madh se në periudhën e parë të hekurit. Si pasojë e zhvillimit ekonomik, veçanërisht të qyteteve, ato kanë përmasa më të mëdha për të lejuar kalimin e mjeteve me rrota. Njëkohësisht për shkak të shtrirjes në sipërfaqe të gjerë dhe jetës intensive hyrjet shtohen gjithënjë e më tepër në numër.

Në qytetet hyrjet kryesore gjënden në vendet më të përshtatëshme për kalim, por pikërisht për këtë arsye dhe më të përshtatshëm për tu goditur Rrjedhimisht për shkak të kësaj vendosje, rritjes në madhësi dhe prefeksionimit gjithënjë e më të madh të makinave të rrethimit, hyrjet në cilësinë e pikave më delikate të fortifikimit. ju nënshtruan një zhvillimi të vazhduar në të mirë të mbrojtjes së tyre. Brenda këtij zhvillimi vërehet se hyrjet paisen thuajse gjithënjë me një korridor të brendëshëm dhe i përmbahen kryesisht dy tipave, hyrje ballore dhe hyrje anësore, të cilët paisen më tej me kulla të jashme. Prej tyre tipin e hyrjes ballore mund ta ndjekim në zhvillimin e tij që prej fortifikimeve prehistorike, kurse atë me hyrje anësore të paktën që prej fortifikimeve të periudhës tranzitore. Veçanti në zgjidhjen e hyrjeve është shfrytëzimi mjaft i mirë i veçorive mbrojtëse të terrenit dhe zbatimi krijues i parimeve bazë, zgjidhje kjo që shpie në krijimin e varianteve origjinale. Nga ana tjetër hyrjet dallohen për racionalitetin e tyre pa kaluar në zgjidhje të stërholluara, nganjëherë në dëm të mbrojtjes, si në disa fortifikime helenistike të kohës së polierketëve.

Fillimisht, në fortifikimet e periudhës së bronxit dhe periudhës së parë të hekurit (Marshej, Gajtan. Ventrok etj.) hyrjet krijoheshin nga ndërprerja e linjës së murit për 1-1,50 m, duke pasur për thellësi gjerësinë e vetë murit. Në fortifikimet tranzitore, ato të kalimit nga periudha e parë e hekurit në të dytën, hyrjet zhvillohen më tej. Kështu në Kalivo hyrjet po ballore por tashmë 2,50 m. të gjëra, paisen me mure që vijojnë në trajtë korridori të brëndëshëm për 7 m gjatësi (fig. 68). Shkallët në afërsi të tyre tregojnë se këto mure shërbenin për goditjen nga lart të sulmuesve. Këtë tip, krahas hyrjeve të tjera më të zhvilluara, e shohim dhe në Foinike (fig. 69). Blloqet e pragjeve të vendosur rreth 3 m. larg ballit, tregojnë se portat në to gjëndeshin diku nga mezi i korridorit, duke e lënë fillimin të hapur.

Varjantet më të zhvilluar të hyrjes ballore i gjejmë në fortifikimet e shekullit IV, në fazën e dytë të Amanties (fig. 70) dhe në Antipatrea ku ajo mer formën e përkryer. Hyrja kryesore e Antipatras gjëndet në një qafë me pjerrësi të butë e cila e lidh kodrën që mbart qytetin me terrenin përreth (fig. 71). Ky është vendi i vetëm ku mund të kalojnë karrot, por në të njëjtën kohë dhe vendi më i përshtatëshëm për tu sulmuar. Balli i hyrjes gjëndet i tërhequr në thellësi duke krijuar përpara një obor të hapur. Kjo thyerje e pakushtëzuar nga terreni, më e theksuar në krahun e djathtë të pambrojtur të sulmuesve, e mbulonte ballin e hyrjes nga makinat gurhedhëse dhe jepte mundësi për goditjen nga lart të armikut. Hyrja me përmasa 10x10 m. dhe planimetri kuadratike, përshkohet në mes prej një korridori (fig. 72). Pjesa e tij e parë, 3,80 m. e gjerë, kufizonte numrin e sulmuesve dhe shmangte goditjen e portës nga makinat, ndërsa në pjesën e dytë gjëndeshin dy porta dy flegërshe. Paisja e mëvonëshme e ballit të hyrjes me një portë të tretë tregon heqjen dorë nga parimi i korridorit të hapur dhe futjen e një koncepti të ri, sipas të cilit armikut i duhej të çante tre porta të vendosura njëra pas tjetrës, duke qënë vazhdimisht i goditur nga lart.

Krahas hyrjeve ballore një përhapje të gjerë në antikitet gjejnë hyrjet anësore, që duke filluar nga shek V. p.e.s. (Nikae) fitojnë një përdorim gjithënjë e më të madh. Hyrja e Çukës së Ajtojt paraqet një nga shëmbujt më të thjeshtë të këtij tipi (fig. 73). Ajo krijohet duke mos e mbyllur qarkun e mureve, po duke i lënë anët që të vijojnë për rreth 5 m. paralel me njëra tjetrën. Në këtë mënyrë lind një korridor i hapur nga lart, që zvogëlonte numrin e sulmuesve dhe gjëndej nën kontrollin e kurtinës së brendëshme. Për më tepër korridori dhe porta mbuloheshin prej krahut të murit të jashtëm nga goditjet e armikut. Po këtë tip por me përmasa më të vogla dhe të mbuluar nga lart, ka pasur fillimisht dhe Porta e Luanit në Buthrot (fig. 74)..

Më të zhvilluara paraqiten hyrja jugperëndimore e Foinikës (fig. 75) dhe ajo e Nikaes (fig. 76), të ngjashme me njëra tjetrën. Kjo e fundit, 4 m e gjërë i kundërvihej sulmuesve me ballin e krahut të jashtëm të zgjeruar në përmasat e një kulle dhe me një dhëmbëzim të kurtinës së mbrendëshme. Prania e pragut në mes (Çukë e Ajtojt) (fig. 77), tregon se dhe ky tip e ka pasur korridorin të ndarë në dy pjesë, prej të cilave e para shërbente për kufizimin e sulmuesve dhe mbrojtjen e portës nga goditjet.

Hyrjet anësore vendosen në shpate të pjerët, në vazhdim të vijave rrushkulluese (Foinike, Nikae, fortifikimet në Çukën e Ajtoit, Melan dhe Persqop) (fig. 12, 15,) ose si në Buthrot, në rripin e ngushtë midis mureve rrethues dhe ujrave të liqenit (fig. 7).

Hyrjet e këtij tipi gjënden në mese kurtinash të gjata (Nikae, Foinike, Buthrot) fig. 15, 12, 7), ku makinat gurhedhëse dhe sulmuesit duhet të gjëndeshin afër kurtinës nën goditjet nga sipër. Përcaktuese për orientimin e tyre është vendosja, në vijim të rrugës, që shpesh sjell kalimin me anën e majtë

nga kurtina. Karakteristikë e këtij tipi, veçanërisht në fortifikimet e fundit të shek. IV p.e.s. është shfrytëzimi i mirë i vetive mbrojtëse të terrenit. Në Kështjellën e Cerjes hyrja anësore gjëndet në skajin e bashkimit të kurtinës me greminën (fig. 23), e cila e bën të pamundëshme afrimin nga ana e majtë. Po kështu hyrja jugore e fazës së II të Amanties kombinon në mënyrë të përsosur ndërtimet përforcuese me mbrojtjen natyrale (fig. 78). Në të një mur 50 m. i gjatë e mbyll ngjitjen nga poshtë duke krijuar një kalim të detyruar ndërmjet shkëmbijve, i cili kontrollohet prej ballit të një bastioni, Më tej kalohet në korridorin e mirëfilltë të hyrjes të kufizuar nga kurtina dhe rënia shkëmbore. Në këtë mënyrë sulmuesit që e kanë të vështirë orientimin në këtë sistem të ndërlikuar, gjënden nën goditjet prej kurtinës dhe bastionit, pa mundur që të afrojnë makinat e rrethimit.

Të dy tipat e mësipërm të hyrjeve i shohim të bashkëjetojnë në simbiozë me njeri tjetrin, madje ato trashëgohen dhe në fortifikimet e periudhës së vonë antike, si ballori (Antipatrea) ashtu dhe anësori (Kështjella në Zharës). Prej tyre tipi ballor parapëlqehet në terrenet relativisht të sheshtë, ndërsa anësori në terrene ku sulmuesi duhet të kalojë gjatë përbri kurtinës. Por nga të dy tipat e mësipërm, për shkak të tereneve të pjerët që zenë fortifikimet antike në vendin tonë, përhapje më të madhe gjeti tipi i hyrjes anësore.

Në shekujt në vazhdim, vihet re se hyrjet, si ato ballore, ashtu dhe anësore përforcohen me kulla të jashtëme duke krijuar kështu një tip të ri. Elementë të zhvilluar mirë të këtij parimi vihen re që në Buthrot, ku hyrja verilindore, ballore, mbrohet anash prej dhëmbëzimit të murit. Më qartë kjo duket në një hyrje të fazës së II në Çukën e Ajtoit ku krahas dhëmbëzimit, hyrja mbrohet prej një kulle të cekët (fig. 79). Mbrojtja e hyrjeve me kulla fiton qartësi dhe kthehet në një element organik, tek fortifikimet e fillimit të shek. III p.e.s., si në kështjellat e vogla ashtu dhe në qytetet, veçanërisht në Lis. Madje në kështjellën në Matohasanaj hyrjes së vjetër i shtohet një kullë e paisur në faqen anësore me portë (fig. 80). Në tipat e zhvilluar, me përjashtime të rralla të diktuara nga terreni, kullat vendosen në krahun e djathtë të pambrojtur të sulmuesit dhe faqja e tyre shërben njëkohësisht si faqe anësore e korridorit. Në Lis hyrjet nuk janë steriotipe, por duke ruajtur kërkesën themelore, kalimin nëpërmjet korridoresh to kontrolluar prej kullash, ato zgjidhen në përshtatje me terrenin. Si pasojë hyrjet janë si anësore ashtu dhe ballore. Tipike për hyrjet anësore është Porta nga perëndimi (fig. 81) e njëjtë me hyrjen verilindore të Bylisit (fig. 82). Në të, krahu i dalë i kurtinës pararendet prej një kulle kuadratike e cila kontrollon afrimin tek hyrja, koridorin e hyrjes dhe njëkohësisht krahun e jashtëm të kurtinës. Përsëritja e saj dhe në portën e brendëshme që i përket shek. I p.e.s. (nënk. ark. for. I-VI) (fig. 5), tregon vazhdimësinë tipologjike dhe në këtë shekull.

Një tip të veçantë ndërmjet hyrjeve të mbrojtura prej kullash paraqet Porta me Kulla e Buthrotit e vendosur në një terren të sheshtë (fig. 65). Kompleksi përbëhet prej një kulle në formë patkoi, një kulle kuadratike, dhe koridorit ndërmjet tyre të paisur me dy porta (fig. 83). Afrimi tek hyrja kontrollohej prej dy kullave, veçanërisht asaj në formë patkoi, që vijon 9 m. tej ballit të kullës tjetër. Korridori i hyrjes 3 m. i gjerë, ka gjatësi 7 m, sa faqja anësore e kullës më të shkurtër, asaj kuadratike. Në ballin e tij gjëndet një portë e cila rrëshqiste nga lart në një kanal (portë-kulisë). duke siguruar mbylljen e menjëhershme për të ndaluar hyrjen e shpejtë të sulmuesve, dhe për ti kapur në kurthin e krijuar ndërmjet saj dhe portës së dytë. Porta e dytë që gjëndej në pjesën e pasme të korridorit sigurohej nga brenda me katarahun që komandohej nga kulla patua. Korridori kontrollohej si nga lart ashtu dhe nëpërmjet frengjive të katit të parë të kullave.

Përveç tipave kryesore të mësipërm hasen dhe një serë zgjidhjesh të tjera si hyrjet me ballë të dhembëzuara (Irmaj) (fig. 84) dhe ato me korridore të harkuar (Zgërdhesh) (fig. 85).

Gjurmë të një muri ballor tek hyrja jugperëndimore e Butrintit, në zonën e rrafshët të qytetit, tregojnë se në shek. II p.e.s. qyteti u pais me një obor të fortifikuar. Oborri krijohej prej murit të mësipërm, me hyrjen në skajin e tij dhe mureve të tjerë që krijonin një rrethim i cili mbetej i hapur ndaj goditjeve nga kurtina.

Krahas hyrjeve të mëdha në fortifikimet hasen dhe hyrjet e vogla që shërbenin për daljen dhe sulmin e befasishëm gjatë luftimit mbrojtës. Dy të tilla gjënden në kështjellën e vogël në Pepel, që i përket fazës tranzitore. mjaft afër njera tjetrës. Hyrjet 0,60 m të gjera, të mbuluara me arkitra guri, e përshkojnë gjerësinë e murit në trajtë korridori të përthyer në formën e shkronjës «Z» (fig. 86). Kjo zgjidhje specifike, paraqitet racjonale, pasi në to mund të kalonte vetëm një rresht luftëtarësh, të cilëve për më tepër u duhej të lëviznin në një korridor të ngushtë, dhe porta të mos u ekspozohej goditjeve. Po këtë tip, por me përmasa më të mëdha e hasim dhe në fortifikimin në Çukën e Ajtoit (fig. 87). Hyrjet e thjeshta si në qytetin në Zgërdhesh (fig. 88) i gjejmë dhe në Nikae, ku ato përshkojnë kurtinën në formë korridori të drejtë, të paisur me shkallë. Më tej në fortifikimet e shek. IV-VI shihet

se dhe hyrjet e vogla mbrohen prej kullash (Lis, Antipatrea). Hyrjet e vogla zakonisht mbuloheshin me një arkitra të thjeshtë masiv prej guri (Antipatrea). Një mbulim më të studjuar kanë dy hyrjet veriore të Buthrotit. Prej tyre hyrja verilindore, 1,50 m, e gjerë dhe 5 m. e lartë, mbulohet me arkitarë prej guri që mbështeten në konsola të harkuara (fig. 75). Për të evituar shembjen arkitrarët janë më të gjerë se hapësira e dritës së korridorit. Në mesin e korridorit tavani i hyrjes lartësohet 0,20 m. duke krijuar një dhëmbëzim i cili siguronte derën nga hapja jashtë. Në hyrjen tjetër, Portën e Luanit, detaj i mbulimit kapet dhe më qartë (fig. 74). Për shpërndarjen uniforme të ngarkesës në skajet e arkitrarëve vendosen tërthorazi dy trarë gjatësorë mbi të cilët gjëndet rreshti tjetër i trarëve tërthorë. Në këtë mënyrë në mes krijohet një hapësirë e zbrazët e cila shmangte mbingarkesën e tavanit.

Duke u nisur nga gjerësija e madhe e korridoreve të hyrjeve kryesore, nga gjurmët si dhe nga fakti se avantazhi i tyre kryesor ishte goditja nga lart e armikut të zvogëluar në numër nga përmasat e korridorit, kuptohet se shumica e hyrjeve qenë të zbuluara (fig. 72). Në to mbuloheshin vetëm ballet e portave. Një mbulim të tillë, me hark të remë, të punuar me kënd $45^0$, shohim në një nga hyrjet e Çukës Ajtoit (fig. 89), në Mallathre dhe në Irmaj (fig. 84). Në fortifikimet e fundit shek. IV dhe shek. III. p.e.s. (Bylisit fazën e II të Foinikës, Amanties dhe fazën e III të Buthrotit) vemë re se harku i remë zëvendësohet preh harkut të vërtetë rethor (fig. 90). Në këtë periudhë vihet re dhe synimi ndaj efekteve estetikë. Kështu mbi ballin e Portës së Luanit në Buthrot vendoset një arkitra i gjerë i cili i ka dhënë dhe emrin hyrjes (fig. 74). Ai paraqet një luan i cili po shqyen një ka, duket i frymëzuar nga nonjë reliev arkaik. Relievi është punuar vetëm në dy plane pa kalime ndërmjetëse. Por megjithë skematizmin, nëpërmjet efektit dritë-hijë, ai fiton në volum dhe shprehje pa u humbur masivitetin dhe qetësinë që i shkon për shtat funksionit luftarak të portës. Arkitrau mbështetet mbi dy pilastra në formë paturash që e ngushtojnë korridorin. Brenda tij gjënden dy vrima për ganxhat e boshteve të sipërm të rrotullimit të portave. Siç kuptohet kjo ka qënë dhe mënyra e fiksimit të kanatave në hyrjet e vogla. Hyrjet e mëdha e mëdha janë paisur pa përjashtim me kasa masive druri të cilat nguleshin me kllapë në pragjet e gurtë. Në një sërë portash të tjera në Lis e Buthrot kasa përbëhej nga dy pjesë. Ngjitur me të gjënden foletë në të cilat rrotulloheshin boshtet e flegrave të portës (fig. 91). Sigurimi i portës në pozicion të mbyllur nga jashtë arrihej ose nga muri i harkëzuar në ballë si në Amantie, ose nëpërmjet një blloku masiv të ngulur mes të portës (fig. 92), ndërsa brenda me anën e kataraheve të cilët rrëshqisnin në kanale anësore. Së fundi dyshemetë e hyrjeve zakonisht mbuloheshin me dysheme rasash guri.


Legjenda:
QYTET
KESHTJELLE
Ndertime te periudhës I te hekurit (me gurë te pa latuar)
Ndërtime me vazhdimësi në antikitet (me gure të pa latuar dhe latuar)
Ndërtime antike (me gurë të latuar)
1 Marshej
2 Dakaj
3 Shoshaj
4 Rosuja
5 Shkodra (SCODRA)
6 Gajtani
7 Ganjolla
8 Beltoja
9 Bicaj
10 Lezha (LISI)
11 Akrolisi
12 Laçi
13 Zgerdheshi (ALBANI ?)
14 Xibri
15 Durresi (DYRRAHU)
16 Zig Xhafaj
17 Dorzi
18 Vila
19 Bodini
20 Graceni
21 Shenlliu
22 Bixellenja
23 Saragu
24 Xibraka
25 Dardha
26 Xherija
27 Babinja
28 Lleshani
29 Valëshi
30 Selca (PELIONI ?)
31 Tërvol
32 Bresnik
33 Pogradec
34 Bllacë
35 APOLONI
36 Margelliç
37 Gurzezë
38 Hekal (BYLIS)
39 Klos (NIKAE)
40 Kratinë (DIMAL)
41 Mbalani
42 Goricë
43 Peshtan
44 Berat (ANTIPATREA)
45 Tomor
46 Komunak
47 Irmaj
48 Prishtë
49 Bellovodë
50 Symizë
51 Klocë
52 Zvezdë
53 Dishnicë
54 Trajan
55 Këlcyrë
56 Treporti (AULONA)
57 Konina (KIONINA)
58 ORIKU
59 Armeni
60 Mavrova (OLYMPE)
61 Ploça (AMANTIA)
62 Matohasanaj
63 Cerja
64 Nivica
65 Kardhiqi (FANOTE ?)
66 Lekli
67 Limari
68 Jerma (ANTIGONEA)
69 Labova
70 Melani
71 Shtepeza
72 Himara (NIMERA)
73 Hundëcova
74 Saranda (ONHEZMI)
75 Çuka
76 Finiqi (FOINIKE)
77 Vergoi
78 Mallçan
79 Karalibej
80 Muri Demës
81 Vagalati
82 Butrinti (BUTHROTI)
83 Çenurio
84 Malathre
85 Çuka Ajtoit
86 Zminec
87 Çeparoi
88 Borshi (PANORMI ?)
89 Seloja
J U G O S L A V I J A
G R E Q I A
D E T I A D R I A T I K
D E T I J O N
LIQ. SHKODRES
LIQ. OHRIT
LIQ. PRESPES
10 0 10 20 30 Km

FIG. 4




FIG. 2




KIONINA



Fig. 4



Fig. 5,20






FIG. 5



FIG. 5b

BUTHROTI

V

LIQENI I BUTRINTIT

PORTA LUANIT

PORTA SKEA

AKROPOLI

PORTA VERIORE

PORTA PERENDIMORE

PORTA ME KULLA

*Tempulli*

*Teatri*

KANALI I VIVARIT

Fig. 7






Fig. 8,17


ZGERDHESHI
140
145
150
155
160
165
170
175
180
190
195
200
205
210
215
225
230
235
240
245
V
0
50



Fig. 10


ANTIPATREA
Berati
V
OSUMI
Legjenda
MURE ANTIKE
MURE ME BLLOQE TE RIPERDORUR
MURE MESJETAR
KESHTJELLA NE GORICE
0 50 100m

Fig. 13


6
BYLIS
NIKAE
0 250 500
FIG. 15b



FORTIFIKIMET E PRASAIBEVE
0 1 2 3 Km
MURI I DEMES
Kalasa
Bistrica
KARA - ALIBEJ
QENURIO
LIQENI BUTRINTIT
QYTET
KESHTJELLE
KULLE
DETI JON
KALIVO
BUTRINTI
Lumi Pavllo
VAGALAT
MALATHRE
KATAITO
ÇUKA E AJTOIT


Fig. 21


LEKLI
ZAGORIA
KARDHIQI
JON
KODRA E KALASE
GJIROKASTRA
JERMA
KOLLORCA
LABOVA E KRYQIT
POGONI
FINIQI
DETI
SOFRATIKE
MELANI
Qafa e Muzinës
LEGJENDA
FORTIFIKIM PARAQYTETAR
KESHTJELLE ANTIKE
QYTET I ANTIK
QYTET I HAPUR
KESHTJELLE E PERIUDHES ROMAKE
QYTET I PERIUDHES ROMAKE
KESHTJELLE MESJETARE
QYTET MESJETAR
PEPELI
KTISMATA
SELO
LUVINA

Fig. 22





FIG. 25



FIG. 26





Fig. 26



Fig. 42



Fig. 41



Fig. 44



Fig. 43



Fig. 45





Fig. 59



Fig. 67



Fig. 66




Fig. 65







Fig. 68




Fig. 69




Fig. 70















Fig. 73




Fig. 85, 86




Fig. 76




Fig. 74





**HYRJA ANTIPATREAS** (*BERAT*)




**HYRJE AMANTIE**




**Fig. 78**




← **Fig. 81**






**Fig. 82**




← **Fig. 83**

